Alfred FRASHËRI

# MENDIMET DHE SHQETËSIMET, QË NUK I MBYLLA NË SIRTAR

Tiranë. 1968 - 2015

**PUBLICISTIKA:**

## ARTIKUJ PROBLEMORE DHE SHKENCORO-POPULLORE NË SHTYP DHE PERIODIKUN JO SHKENCOR, PËRKUJTESA DREJTUAR INSTITUCIONEVE SHTETËRORE.

.

# PARATHENIE

Brezi im ka lindur në vitet e mbretërisë, ka jetuar në vitet e luftës, ka mësuar dhe punuar në periudhën e gjatë kur punohej dhe ndërtohej me sakrifica, me mund, djersë, por me dëshirë të madhe për të tharë kënetat dhe ngritur industrinë, përjetoi vështirësitë, mungesa e mundime dhe sot, në ditët e të ashtuquajturit tranzicion, përpiqet të bëjë që ecë prpara Shqipëria.

Edhe unë, si pjesë e këtij brezi, ndër vite duke mësuar, punuar dhe përparuar kisha mendime e shqetësime, të cilat nuk i mbylla në sirtar. I shpreha dhe i bëra publike në artikuj në gazeta dhe në emisione televizive, krahas edhe studimeve dhe botimeve shkencore, për të kontribuar në ecjen përpara të atdheut tonë.

Sot po i mbledh artikujt dhe shkrimet e botuar në gazeta dhe si përkujtesa drejtuar institucioneve shtetërore për probleme të ndryshme që më kanë shqetsuar ndër vite, së toku me mendimet e mija për zgjidhjen e problemeve.
Artikujt janë vendosur në liber pa asnjë ndryshim me ata të botuarit. Në treguesin e lëndës kam preferuar të vendos titujt e mij origjinalë, ndwrsa ne tekstet e artikujve kam lënë titullin që ka vendosur redaksia e gazetës. Zakonisht, këto lloj shkrimesh, por veçanërisht këtë çerek shekullin e fundit, kanë rënë në vesh të shurdhër, prandaj edhe i quaj “monologë”. Por unë e dij, se shekujt kanë vërtetuar dobinë e monologëve. Njerëzit i dëgjojnë, ndonjëherë me inat, pastaj më qetë mendohen dhe i japing zgjidhje problemit. Për të mos u bërë i mërzitshëm libri, disa nga të njëjtit artikuj të botuar në disa gazeta, për të shtuar sensibilizimin e opinionit publik dhe të institucioneve shtetërore, nuk janë vendosur në liber. Ata, në treguesin e lëndës janë pa numur faqesh.

Vitet e shekullit të kaluar dhe ato të fillimit të shekullit të 21-të, me arritjet dhe mangësitë, të mirat dhe të këqijat, bëjnë historinë e vendit. Pjesë e kësaj historije janë edhe problemet e shqetësimet e ngritura nëpër artikuj e shkrime të ndryshme, midis tyre kanë një vend sado modest edhe shkrimet e paraqitura në këtë libër. Do të jem i lumtur, nëse lexuesit, veçanërisht ata të brezit të ri, do të plotësojnë njohuritë e tyre për historinë e vendin tonë, histori luftërash, pune dhe përpjekjeje për përparim, me mundime, sakrifica dhe vetmohim.

# Ç'DUHET DHE SI DUHET BËRĒ QË NAFTA SHQIPTARE TË RILINDË

*Botuar në Gazetën TEMA, 1 gusht 2013. Po e rivendos këtë shkrim të parin në këtë libër se i përkushtohet naftës, gjakut të ekonomisë shqiptare!*

Miku im, Ahmet Çollaku, më kërkoi personalisht mendimin tim se ç'duhet dhe si duhet bërë që nafta shqiptare të rilindë?

Meqë nafta është një çështje tejet jo personale, ajo është një problem kombëtar, po i përgjigjem publikisht, për të nisur një diskutim e debat, për të kontribuar bë rilindjen e naftës shqiptare dhe jo vetëm të saj.

Për këtë duhet ti përgjigjesh fillimisht disa pyetjeve:

1. A ka naftë tjetër në Shqipëri që pret të zbulohet?

Përgjigja ime është PO, ka!

2. A do ta gjejnë vetëm kompanitë e huaja të pajisura me teknikë të fundit dhe me specialist të diplomuar në universitete me zë?

Përgjigja ime është: JO!

Këtë e kam thënë edhe në një takim ndërkombëtar në fillimet e viteve '90 kur më pyetën, sapo kishte zënë të hapej Shqipëria.

Dhe u thashë a e dini pse? Ju ngartërroni gjeologjinë dhe kërkimet gjeologjike me ndërtimet e një godine a të një rruge. Gjeologjia është si gjuha e mëmës! Kemi në Shqipëri minoritarë. Gjyshi ka lindur në Shqipëri, po kështu babai, edhe djali që kam shok klase, por ne menjëherë e gjejmë se janë grekë.

Alfabeti i tyre nuk është si ai i gjuhës shqipe dhe kordat e zërit nuk i shqiptojnë fjalët si shqiptarët.

Edhe gjeologjia kështu është. Do vite vrojtimesh në terren që të njohësh e zbërthesh gjeolgjinë e një vendi.

Nga përvoja e jonë me specialist shumë të mirë rusë, kinezë, gjermanë, polakë e rumunë, na ka rezultuar se afër fundit të afatit kontraktual të tyre dyvjeçar kanë filluar të njohin mirë gjeologjinë e Albanideve, të një brezi të rrudhosur alpin. Kështu që, po të vazhdojnë siç kanë filluar kompanitë e huaja që nuk shfrytëzojnë njohuritë dhe eksperiencën e gjallë të inxhinierëve dhe shkencëtarëve shqiptarë, nuk do të gjejnë gjë.

Dhe koha e vërtetoi katërcipërisht këtë kontradiktë.

Kanë kaluar mbi njëzet vjet punë të kompanive të huaja në Shqipëri dhe nuk kanë njoftuar se kanë gjetur ndonjë vendburim nafte, bakri apo kromi. Shfrytëzojnë vetëm ato rezerva të zbuluara nga Shërbimi Gjeeologjik Shqiptar.

Edhe në këtë shfrytëzim, nuk ka asnjë njoftim publik si në botën mbarë se sa mineral nxirret dhe sa përfiton realisht buxheti i shtetit, pra ekonomia shqiptare.

Ndonjëri mund të thotë se nuk janë shumë 20 vjet që punojnë, do të gjejnë dhe fundja paratë e tyre kanë investuar.

Jo more zotëri! Vërtet paratë e tyre kanë investuar, por koha është e shqiptarëve dhe nuk na kanë thënë se sa kanë fituar në Shqipëri.

Në njëzet vite, për shembul nga viti 1960 deri 1980, gjeologët, gjeofizikët shqiptarë, teknikët dhe inxhinierët, minatorët dhe shpuesit e puseve, i dhanë ekonomisë shqiptare dhjetëra vendburime nafte, bakri, kromi, hekur-nikeli, qymyri, etj.

Ja t'I numëroj kryesorët::

**Vendburime nafte**: Visokë, Ballash, Gorisht-Kocul, Finiq, Cakran, Mollaj, Karbunarë-Hekal, Delvinë, Amonicë.

**Vendburime gazi**: Divjakë, Ballaj, Currila Durrës-det, Povelçë, Panaja.

**Vendburime bakri**: Gjegjan, Tuç, Lak Roshi, Palucë, Qafë Bari, Munellë, Perlat, Kaçinar, Derven, Golaj, Palaj-Karmë, Rehovë, etj.

**Vendburime kromi**: U zgjerua në krahë dhe në thellësi Bulqizë-Batra, Thekna, Lugu i Gjatë-10 Korrik, Tërnova, Shkalla, Cërruja, Kalimashi, Kepeneku, Vlahna, Ragami, Pojska, etj.

Këta vendburime i kanë dhënë ekonomisë shqiptare para viteve '90: 50 milion tonë naftë, rreth 12 miliardë meter kub gaz natyror, 21 milion tonë kromite, 20 milion tonë mineral bakri, 18 milion tonë mineral hekur-nikeli, 47 milion tonë qymyre, milionë tonë lëndë industrial, ujë, etj.

Vetëm mineralet e bakrit dhe të kromit i kanë dhënë ekonomisë shqiptare 2,28 miliardë USD.

Industria minerare dhe e naftës i kanë dhënë ekonomisë shqiptare 450 milion USD/vit.

Brigadat shqiptare të shpimit arritën të shpojnë me sukses puse 6700 metra të thellë për kërkimin e naftës dhe të gazit dhe deri në 600 mijë metra linear/vit shpime për kërkim-zbulimin e vendburimeve të mineraleve të ngurta.

Këto zbulime madhore janë rezultat i punës këmbëngulëse, me përkushtim dhe vetmohuese e naftëtarëve dhe minatorëve, midis tyre edhe i tw dënuarve politikë që punuan në minierat e vendit, teknikëve, inxhinierëve dhe shkencëtarëve.

Janë rezultat i veprimtarisë së gjeologjisë shqiptare dhe teknikës dhe shkencës minerare dhe të naftës e gazit.

Por më kryesorja e arritjeve është formimi i komunitetit të mjeshtrave, teknikëve, inxhinierëve, shkencëtarëve të aftë për të realizuar kërkim-zbuimin e vendburimeve, për të projektuar dhe ndërtuar minierat dhe kantieret e naftës.

Prandaj gjeoshkencat shqiptare kanë qenë një nga degët e shkencës dhe teknikës ndër më të përparuarat në vend, të mirënjohura dhe të mirëvlerësuara edhe në vendet e përparuara të Evropës, SHBA, Kanadasë, etj.

Këta 22 vitet e tranzicionit, nën thirrjen e "terapisë së shokut" rrafshuam edhe arritjet në fushën e naftës dhe të minierave.

Të ashtuquajturat reforma shkatërruan jo vetëm minierat dhe kantieret, por institucionet shkencore të një rëndësije kombëtare, si Institutin e Gjeologjisë të Naftës dhe Gazit, Institutin e Teknologjisë së Naftës dhe të Gazit, Institutin e Kërkimeve dhe Projektimeve Gjeologjike dhe Institutin e Minierave, që ishin instrumentat jetësorë në duart e shtetit shqiptar për të kërkuar, vlerësuar dhe zhvilluar nxjerrjen e pasurive minerale.

Sot, për fat të keq, edhe disa puse të thellë nafte e gazi të shpuar nga ekipe të huajsh nuk kanë përfndar me shumë sukses.

I bëjmë sërisht, mund të thotë ndonjëri, një vendim duhet!

Jo zotëri, nuk është aq kollaj sa mendon. Mos harro se shkencën e zhvillojnë kërkesat e prodhimit dhe shkenca shpie përpara zhvillimin e qëndrueshëm të prodhimit dhe të ekonomisë.

Dhe duke mos patur për 22 vjet prodhim në fushën që po diskutojmë, është minimizuar edhe përvpja dhe dijet e fituara, janë pothuajse zhdukur kërkimet shkencre të mirëfillta të gjeoshkencave të lidhura me prodhimin, me kërkimin-zhvillimin e vendburimeve të mineraleve të dobishme.

Dhjetra e dhjetra specailistë më në zë kanë emigruar jashtë shtetit, në Evropë, SHBA, Kanada, etj. dhe shumca e tyre punon në profesionin e vet.

Shumë kanë dalë në pension, ose janë në prag të pensionit dhe nuk janë të aftë për punë intensive gjeologjike në terren.

Akoma më kq, këto 22 vite, të vetëquajturit politikanë i kanë abandonuar tërësisht specialistët dhe shkencëtarët dhe nuk i kanë pyetur ndonjëherë se ç'duhet dhe si duhet bërë një punë. I kanë shkëputur nga jeta ekonomike e vendit, nën devizën e vendimeve "politike" edhe për problemet tekniko-shkencore, si edhe që të mos dëgjonin fjalën "jo", por atv "peqe".

Kështuqë, atë të cilën e ke zhbërë për 22 vket, nuk e ngre dot përsëri me një të tundur të shkopit të dirigjentit.

Nëse me tërë mend mendohet të kapërcehet ky handikap, duhet të fillojë urgjent nga hartimi I Strategjisë së Rilindjes së Industrisë së Naftës dhe të Minierave në Shqipëri, të cilën ta hartojë specialistët dhe shkencëtarët më në zë të vendit, që jetën e tyre e kanë pasur të lidhur me naftën dhe minierat, veprat e të cilëve njihen në vend dhe jashtë shtetit, si edhe të mos përzihen në këtë punë militantët dhe politikanët, se nuk është profesioni i tyre.

Kjo strategji do të përcaktojë se çfarë duhet të beëhet dhe si e ku. Ajo do t'u shërbejë institucioneve shtetërore.

Në këtë rrugë do të ketë edhe pengesë. Tashmë është bërë zakon në Shqipëri të thuhet: Do të bëhet një konkurs ndërkombëtar. Po u bë kjo, një vërë në ujë do të bëhet edhe në të ardhmen.

Në të gjithë veprimtarinë, kjo strategji në rradhë të parë duhet të ketë interesin e shtetit shqiptar në qëndër të vëmendjes.

Në ndryshim nga çpo bëhet sot, në vitin 1943 Mehdi Frashëri, të cilin Enver Hoxha e amnistoi në vitin 1949 me rastin e 5 vjetorit të çlirimit të atdheut, shkroi:

"*Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes, ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë një rëndësi kaq të mdhe sa lot një rol kryesor edhe në politikën e jashtme të shteteve. Për këto arsye karburantet në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më njanë, për t'I dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasur nën kontroll, në çdo rasë monopolizimi i karburanteve në duar të huaja, është një vetë vrasje, se në rast nevoje shtetit i mungon faktori kryesor i çdo lëvizjeje"* (Probleme shqiptare, faqe 110, Botim Liria, 2001, Tiranë).

Ky vlerësim, si edhe parrulla e viteve gjashtëdhjetë-tetëdhjetë "Të mendojmë për naftë si edhe për bukën", që nuk ka të bëjë me komunizmin, por me mënçurinë dhe atdhedashurinë, le të shërbejë për strategjinë që duhet të hartohet.

Prof. Dr. Alfred FRASHERI

**GAZETA TEMA**, 1 gusht 2013.

## GRATAÇELAT SHQIPTARE NUK KANË STUDIME GJEOLOGO-GJEOFIZIKE

Ritmi i madh i ndërtimeve tek ne duhet t'i përgjigjet zbatimit të normave teknike - shkencore evropiane, të projektimit dhe zbatimit, të përfshira në Eurokodet.

Zhvillimi urban dhe social i qyteteve të sotme shqiptare është i ballafaquar edhe me dukuri të ndryshme gjeoteknike. Këto dukuri janë më të dukshme në Tiranë, Durrës dhe Vlorë, të cilët gjatë dhjetë vjeçarit të fundit janë rritur 2.5-3 herë dhe vazhdojnë të rriten. Këto dukuri kanë të bëjnë me:

- Zgjerimin e godinave ekzistuese. Në kushtet aktuale të ndërtimeve të shumta në Tiranë, veçanërisht në godinat e larta, disa nga këto ndërtime kanë pësuar dëmtime ose kanë dëmtuar godinat ekzistuese përbri tyre. Këto dëmtime, nga njëherë tej normave të lejuara për banim, lidhen me njohjen e pamjaftueshme të gjendjes gjeoteknike të trojeve, si edhe me projektimin konstruktiv të godinave dhe zbatimin, jo në pajtim me gjendjen e këtyre trojeve.
- Ndërtimin e shumë godinave të reja të larta pa studime komplekse gjeologo-gjeofizike inxhinierike për njohjen e truallit në pajtim me normat.
- Ndërtimin e godinave të banimit me një dendësi jashtë çdo norme e kriteri projektues, duke krijuar një krizë ndërmjet strukturës ekzistuese, sipërfaqeve, banorëve, etj. Kjo do të kërkojë një studim kompleks të zonave të tilla, si bllok, për të parë influencat në bazamente, si në rastet normale ashtu edhe të jashtëzakonshme, për arsye të një studimi e ndërtimi jo korrekt.
- Ndërtimin e godinave të reja në anën e poshtme të digave. Ndryshimet demografike dhe të mjedisit në të gjitha aspektet në Tiranë dhe në qytetet kryesore të vendit, kanë sjellë domosdoshmërinë e kontrollit, të rivlerësimit të gjendjes teknike dhe të monitorimit të objekteve të rëndësisë së veçantë, siç ishte përshembull rasti i digës së liqenit artificial të Tiranës.
- Ndërtimin e godinave në shpate të paqëndrueshme. Zhvillimi i rrëshqitjeve të reja ose aktivizimi i atyre të vjetrave lidhet kryesisht me ndërtimet që po bëhen, si edhe prishjet e ekuilibrit të sistemeve ekologjike me anën e shpyllëzimeve, hedhjet pa kritere të dherave etj.

Në disa godina, që janë ndërtuar në kushte teknike dhe gjeologjike të ndryshme në Tiranë, janë shfaqur probleme konstruktive në vetë godinat e reja, gjatë ndërtimit ose më pas, si edhe në godinat fqinjë. Dukuri tjetër e rrezikshme, si uljet intensive dhe cedimi, janë shoqëruar me deformime mbetëse dhe me çarje të mëdha të themeleve dhe të vetë konstruksioneve të godinave, deri në nivele mbikritike, jashtë normave të lejuara për banim. Ndryshimet litologjike dhe për pasojë edhe të vetive fiziko-mekanike të dherave në truallin ku ndodhen godinat ekzistuese dhe e reja ngjitur me to, kanë sjellë dukurinë e ngjeshjes jo të një trajtëshme të truallit dhe zhvendosjen e masave të truallit nën ngarkesën e godinës ekzistuese. Ky heterogjenitet i vetive fiziko-mekanike do të shkaktojë edhe sjellje të ndryshme të truallit nën godinën e re të lartë. Për pasojë, mund të parashikohen dëmtime edhe të saj, me kalimin e kohës, qoftë edhe për kushtet normale të shfrytëzimit, pavarësisht se godina mund të jetë ndërtuar me skelet beton arme.

Në shumë vende po bëhen ndërtime edhe duke sheshuar terrenin në faqet e kodrave. Skarpatet e krijuara kanë prishur ekuilibrin e shpateve, duke krijuar kushte për rrëshqitjen e tyre. Këto rrëshqitje rrezikojnë si godinat e reja ashtu edhe ato ekzistuese. Regjistrimet sizmike në disa nga këto rrëshqitje treguan se

veprimtaria sizmo-akustike natyrore më e madhe është fiksuar drejtpërsëdrejt mbi skarpatën në faqen e kodrës të zbankuar për ndërtimin e godinave të reja, të cilan në ndonjë rast janë vendosur edhe mbi trupin e rrëshqitjes. Ky fakt tregon qartë se prerja e faqes së kodrave për krijimin e sheshit për godinat e reja, kanë vënë në lëvizje masën e shpatit. Këto procese janë të ngadalësuara në kohë, por ato mund të përshpejtohen, veçanërisht në kushtet tona, ku rregullat kryesisht nuk zbatohen.

Dinamika tepër intensive në Tiranë e përreth tërheq vëmendjen edhe për nevojën e mbajtjes në kontroll të objekteve të rëndësisë së veçantë, siç janë diga e liqenit artificial të Tiranës dhe digat e rezervuarëve të ndryshëm të bonifikimit, për shembull ajo e Kasharit, e Paskuqanit etj. Kjo domosdoshmëri ka rrjedhur si pasojë e ndërtimeve të shumta: shtëpi, rrugë, madje edhe superstrada, në anën e poshme të kërtyre digave në këta dhjetë vjetët e fundit, si edhe në mungesën e një kotrolli rigoroz teknik për gjendjen e tyre, Nuk duam të bëjmë alarm, por të ngrihet puna në nivelin ku duhet. Këto diga, të ndërtuara mbi 20 vjet më paë dhe aktulisht kanë problem të ndryshme teknike, sot paraqesin papajtueshmëri të klasit të tyre, për të cilin janë dimensionuar, me klasën që duhet të kenë sot, në pajtim me mjedisin ku ndodhen dhe në kushtet e ndërtimeve të shumta në afërsi të tyre, veçanërit në anën e poshtme.

Dukuritë e mosnjohjes në masën e duhur të situacionit gjeologjik të sheshit të ndërtimit në këto raste, kanë ardhur për dy arsye: së pari, ende në ditë tona projektimi godinave bëhet në shumë raste sipas kushteve teknike të vjetëruara, si edhe përdorimin e metodologjive statike të proektimit. Kjo edhe për shumë godina të larta, të cilat janë ngritur mbi bazën e të dhënave labotatorike të vetive statike të dherave dhe shkëmbinjve, madje ka raste edhe me të dhëna për analogji, nga zonat fqinjë ose nga librat. Për fat të keq, aktualisht mumërohen me gishtat e dorës ato godina që janë ngritur mbi bazën e studimeve gjeologo-gjeofizike komlese moderne, të dhënat e të cilave bota sot i ka në themel të normativave teknike të projektimit dhe ndërtimit. Kështu, konstruktorët janë kënaqur me ato pak të dhëna që jepen për ato pak godina të larta të projektuara, duke marrë mbi vehte përgjegjësinë e ndërtimeve të pasigurta. Së dyti, në studimet gjeologo-inxhinierike sot, për qëllime fitimi maksimal, përdoet metodika e nxjerrjes së të dhënave vetëm mbi bazën e shpimeve me kosto të lartë, metodikë që i takon viteve 30-40 të shekullit të kaluar.Nga kampionet e nxjerra nga shpimet merren të dhëna statike. Analizat e këtyre provave të veçanta, të cilat i përkasin një mase shumë të vogël të materialit, shpesh herë nuk janë përfaqësuese të vetive fiziko-mekanike të dherave dhe shkëmbinjve dhe për pasojë janë të pasigurta. Prandaj nuk mund të zbatohen metodat modern dinamike të projektimit, bazuar në këto të dhëna. Shpimet e vendosura në mënyrë apriori në sheshin e ndërtimit, nuk japin të dhëna të plota mbi situacionin gjeologjik të sheshit, veçanërisht në kushtet e heterogjeniteteve të truallit dhe të shkëmbinjve. Përbën veprim antiligjor, ndonjë rast i shpimeve fiktive dhe rezultateve të analizave "për analogji", të paguara por jo të kryera.

Është në dinjitetin e punimeve që kryhen sot qoftë në godinat e banimit, qoftë në infrastrukturë, studimi i thelluar kompleks gjeologo-gjeofizik inxhinierik dhe zbatimi i një disipline të thellë shkencore projektuese e zbatuese.

Eliminimi i dukurive të tilla negative, me pasoja shumë të rënda, realizohet me anën e kontrollit in-situ të trojeve të ndërtimit duke përdorur metoda komplekse gjeologo-gjefizike inxhinierike të ditëve tona dhe jo të metodikave të mesit të shekullit të kaluar, siç po ndodh tani tek ne. Domosdoshmëria e studimeve komplekse gjeologo-gjeofizike inxhinierike lidhet me aftësitë e tyre për

të zgjidhur në nivel tekniko-shkencor dhe ekonomik shumë detyra. Kontrollet in-situ gjeofizike kanë marrë rëndësi shumë të madhe, pasi janë metoat e vetme që japing të dhëna për gjendjen në kushte të shtrirjes natyrore të dherave dhe të shkëmbinjve në truallin ku do të bëhet ndërtimi i objektit. Gjatë provave in-situ me metodat gjeofizike inxhinierike komplekse, vetitë fiziko-mekanike dinamike të dherave dhe shkëmbinjve vlerësohen për një vëllim të madh dhe në këtë mënyrë ato janë më përfaqësuese. Për rrjedhojë, edhe vlerësimet bëhen më të sakta e më të besueshme, sesa vetëm me metodat klasike të provë-marrjes në shpime e gropa dhe të analizave laboratorike të vetive fiziko-mekanike statike të dherave. Përveç kësaj, ato janë më ekonomike, sepse e drejtojnë shpimin në mënyrë të diagnostikuar, aty ku problemet janë më të mëdha pasi shpimi është i shtrenjtë. Natyrisht kjo nuk do të thotë që nuk janë të nevojshme shpimet dhe analizat laboratorike të kampioneve të marrë gjatë shpimit. Ato janë janë të domosdoshme vetëm në atë sasi, sa duhen për të përcaktuar parametra që nuk jepen nga nga studimi gjeofizik, varësitë midis vetive fizike dhe atyre mekanike të dherave dhe shkëmbinjve, si edhe prova kontrolli.

Vrojtimet sizmike inxhinierike krijojnë mundësi edhe të vlerësimit të cilësisë së materialeve të ndërtimit, në rradhë të parë të cilësisë së betonit, gjatë procesit të ndërtimit. Studimet komplekse gjeofizike janë unikale në monitorimin e gjendjes teknike të konstruksioneve të veprave ekzistuese, si digat, tunelet, urat, pistat e aeroporteve etj., pa ndërhyrë në konstruksionin e tyre. Në këtë kompleks bëjnë pjesë punimet sizmike inxhinierike të frekuencës së lartë, sondimet dhe profilimet gjeoelekrike, gjeoradari, mikrorilevimet gravimetrike dhe magnetometrike, rilevimet radiometrike dhe sudimet gjeofizike të shpimeve. Natyrisht, përfshihen të mirënjohurat studimet sizmologjike, për rrezikun nga tërmetet, për të vënë në dispozicion të konstruktorëve të dhënat e domosdoshme mbi sjelljen e truallit dhe të godinave gjatë tërmeteve, si edhe parametrat e tjera të tërmeteve. Kontrolli in-situ gjeofizik inxhinierik është ndër kontrollet më të lirë, sepse kryhet me aparatura moderne dhe me rendiment të lartë. Mjafton të përmendim se një sondim elektrik me thellësi studimi 50m kushton aq sa 2 ml shpim, dhe një sondim sizmik ka kosto sa 3 ml shpim. Vendosja e shpimeve mbi bazën e studimeve gjeofizike; lejon orientimin e tyre në vendet më problemore të sheshit të ndërtimit dhe shkurton numrin e shpimeve dhe sasinë e analizave laboratorike të panevojshme. Gjithashtu ka ardhur koha të hiqet dorë vetë nga përdorimi i shpimeve me rrotullim, dhe të përdoren edhe sondat modern që përcaktojnë vetitë fiziko-mekanike të dherave në gjendjen e tyre në shtresë, ashtu siç theksohet në Eurokodet.

Metodikat modern komplekse gjeolgo-gjeofizike nuk janë të reja edhe për vendin tonë. Mjafton të kujtojmë studimet komplkese në sheshin e ndërtimit të Uzinës së Plehrave Azotike në Fier, qysh në fillimine viteve 60-të, në aksin e digës së Hidrocentralit në Vaun e Dejës në vitet 70-të, në trasenë e hekurudhës Milot-Burrel, gjatë rindërtimeve të rezervuarëve në zonat karstike në shumë rreth të vendit, studimin in-situ të gjendje teknike aktuale të digave të hidrocentraleve të vendit tonë në vitet 1995-1999, hartën gjeologo-inxhinierike të Shqipërisë në shkallën 1:200.000 etj. Një vend nderi zënë edhe studimet sizmologjike dhe ato sizmologjike inxhinierike, me rajonizimin sizmologjik të Shqipërisë dhe mirkozonimet sizmike e qyteteve kryesorë të vendit, të realizuara me sudime komplekse në nivel bashkëkohor.

Kufizimi i studimeve gjeologo-inxhinierike vetëm sipas të dhënave të shpimeve ose të gropave në sheshet e ndërtimit që zbatohet edhe sot, veç të tjerave, është një kthim prapa në teknikë, këtu e dyzet vjet edhe për Shqipërinë

dhe ndodhta një nga karakteristika e tranzicionit kaotik që po kalojmë, por që duhet të marrë fund.

Mbështtur në përvojën e fituar në Shqipëri nga zbatimi i metodave gjeofizike për kontrollin in-situ të trojeve dhe të materialeve të ndërtimit, është e domosdoshme që organet kompetente të ndërtimit, të kërkojnë që zbatimi i normave të Eurokodeve, të kryhet mbi bazën e rezultateve të studimeve moderne, të kryera me teknologjitë bashkëkohore. Në këtë drejtim, organet përkatëse të Policisë së Ndërtimit, të Urbanistikës Ligjore në bashki, të Ministrisë së Punëve Publike etj., duhet të përcaktojnë qartë mjedisin ligjor dhe detyrimet e palëve, ç'ka do të shërbente për mënjanimin e pasojave, disa nga të cilat u përmëndën më lart.

Së pari, kontrolli in-situ me metoda gjeofizike inxhinierike në të gjtha fazat e punimeve të ndërtimit: Gjatë projektimit të veprave dhe zgjedhjes së materialeve të ndërtimit për to, gjatë ndërtimit, si edhe për monitorimin e gjendjes teknike të veprave në shfrytëzim.

Së dyti, provat in-situ gjeofizike inxhinierike-gjeoeknike nuk duhen konceptuar ngushtë, vetëm si studime mbi tërmetet dhe efektet e tyre mbi godinat që projektohen e ndërtohen, siç bëhet rëndom sot. Ato duhet të gjejnë zbatim të detyrueshëm me të gjitha metodat që përdoren sot në botë. Kto prova duhet të shtrihen edhe për studimin e truallit të rrugëve të reja apo të atyre që po rikostruktohen, për rivendosjen e strukturës së tyre, për mbishtresat etj. Sot në Tiranë dhe në qytete të tjera të vendit, përveç ndërtimeve të godinave shumëkatëshe në seksion të lire apo të detyruar, ndërmjet godinave ekzistuese, po bëhet edhe zbatimi i disa projekteve si ai i kanalizimeve, i telefonisë, i linjave të tensionit 20 kV etj. Si edhe në një të ardhme të afërt do të bëhet rivendosja e normalitetit në rrugë. Aktualisht, kjo rivendosje normaliteti bëhet teknikisht tërësisht e gabuar, nëse punimeve në rrugë nuk u paraprijnë punimet e treguara më lart. Kjo ka çuar në problem të mëdha për normalitetin e mjedisit dhe për ruajtjen dhe mbrojtjen e tij, në rritje të kostos dhe nevojën e punimeve të përsëritura.

Alfred FRASHËRI,
*Fakulteti i Gjelogjisë dhe Minierave. Universiteti Politeknik i Tiran*ës,

Foto DHIMA,
*Instituti i Studimit dhe Proektimit të Veprave Hidroteknike (ISPVH), Tiranë, M.P. Publike.*

Gazeta **KOHA E JONË**, 17 prill 2001. Ribotuar më **10 shkurt 2015**.

**Tiran**ë, 16 janar, 2015

**Zotit Edi RAMA**

Kryeministēr i Repblikēs sē Shqipērisē

**Zotit Edmond HAXHINASTO**

Ministēr i Transportit dhe Infrastrukturēs

**Zotit Edmond PANARITI**

Ministēr I Bujqēsisē, Zhvillimit Rural dhe Administrimit tē Ujērave

Tē nderuarit Z. Edi Rama, Z. Edmond Haxhinasto dhe Z. Edmond Panariti

Kam nderin tu dērgoj njē pērkujtesē lidhur me shfrytēzimin e energjisē gjeotermale edhe nē Shqipēri. Shkas pēr hartimin dhe dērgimin e kēsaj pērkujtese ēshtē veprimi i lavdērueshēm i Qeverisē pēr zgjidjen e krizēs energjetike nē Shqiperi, si edhe programi i saj pēr nxjerrjen e bujqēsisē nga gjendja e mbijetesēs, midis te tjerave edhe duke ndērtuar sera me ngroje pēr tē patur rendiment tē lartē dhe disa prodhime nē vit.

Fakulteti i Gjeologjisë dhe Minierave (1991-2009), në bashkëpunim me Akademinë e Shkencave e Shqipërisë dhe Fakultetin e Inxhinierisë Mekanke të Universitetit Politeknik të Tiranës, kanë kryer studimet për energjisë gjeotermale në Shqipëri (1991-2009), në Kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim e Zhvillim si edhe Programeve të Komunietit Europian. Rezultatet e këtyre studimeve, janë paraqitur në "Atlas energjisë gjeotermale në Shqipëri" (2004), "Atlas gjeotermale i Shqipërisë dhe platformë për shfrytëzimin e nxehtësië së Tokës" (2013), të cilët janë përfshirë edhe në "Geothermal Atlas of Europe" dhe "Atlas of Geothermal Resources in Europe". Këto studime argumentuan se Shqipëria ka rezerva te energjisë gjeotermale, të cilat mund të shfrytëzohen, si edhe kanë ndërtuar platformën dhe skenarët për shfrytëzimin e kësaj energjie. Për sensibilizimin e opinionit publik dhe institucioneve shtetërore për këtë problem janë botuar dhe referuar artikuj në forume shkencore brenda dhe jashtë vendit, së bashku edhe me kontributin e Shoqatës "Mbrojtja dhe ruajtja e ujërave të ëmbla dhe bregdetare të Shqipërisë" në kuadrin e Programit Global Envrironmental Facility, Small Grant Program (GEF-SGP).

Shpreh bindjen se Institucionet Shtetërore, në zbatim të programit të Rilindjes, do të drejtojnë vëmendjen dhe do të programojnë shfrytëzimin e nxehtësisë së Tokës, të kësaj energjie të rinovueshme, në dobi të ekonomisë shqiptare.

Me respekt

Prof. Dr. Alfred Frashëri
Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave (pensionist, aktualisht pedagog I jashtëm)
Universiteti Politeknik I Tiranës
Adresa: Rruga e Durrësit, Pall. 7, Shkalla 1, Ap. 6
Tel: 04 222 5260 Cel: 068 2380260
E-mail: alfred.frasheri@yahoo.com

## <u>*DIREKTIVA*</u>
## <u>*TË KËSHILLIT EUROPIAN TË ENERGJISË GJEOTERMALE*</u>

*"Ne dëshirojmë të theksojmë se duhet të realizohet qëllimi për dyfishimin e kontributit të energjive të rinovueshme në dhjetë vitet e ardhëshme, duke kërkuar impaktin e plotë të energjisë gjeotermale, si për gjenerimin e energjisë elektrike ashtu edhe për ngrohje. Burimet gjeotermale mund të përbëjnë një kontribut të rëndësishëm për të reduktuar varësinë nga importi i lëndëve djegëse, si edhe ngarkesën e mjedisit në disa vende të Evropës".*

***(Rezolucioni i Reykiavikut, 17 Nëntor1998, Programi i Pestë Kuadër i Bashkimit Europian)***

*"Mjedisi ynë na ofron dy burime për të plotësuar nevojat tona, Diellin dhe Tokën, tërësisht të ndryshëm. Dielli na jep energjinë drejtpërsëdrejti ose tërthorazi: energjinë e erës, të ujit dhe të biomasës. Por Dielli është lozonjar; ai na bën të varur nga koha e ditës dhe e natës, nga moti dhe klima. Toka paraqet vështirësi, por është e sigurt: potenciali i saj është i gjendur në çdo kohë, ai vetëm duhet shfrytëzuar me teknologjinë e përshtatshme."*

***(Deklarata e Ferrarës, Itali, 29-30 Prill 1999, Këshilli Europian i Energjisë Gjeotermale)***

*Paneli për ngrohjen dhe freskimin e rinovueshëm i Platformës (*RHC)- i drejtuar nga "European Geothermal Energy Council" (EGEC), *i mbledhur në 15 prill 2009 formuloi vizionin për vitin 2030 për sektorin e ngrohjes dhe freskimit gjeotermal. Sipas këtij vizioni, prezantohet skenari i kontributit drejt 100% të ngrohjes dhe freskimit me energji të rinovueshme në Europë. Platforma Europiane e Teknologjisë për ngrohjen dhe freskimin e rinovueshëm parashtron interesimin për energjitë e rinovueshme: biomasës, gjeotermale dhe diellore termale.*

***European Geothermal Energy Council" (EGEC),***
**i mbledhur në 15 prill 2009**

**PËRKUJTESË**

**MUNDESI PER KONTRIBUTE NË PËRMIRËSIMIN E BILANCIT ENERGJETIK TË VENDIT DHE PËR HAPJEN E BIZNESEVE TË REJA FITIM PRURËSE: NGROHJA DHE FRESKIMI I GODINAVE DHE I SERAVE TË BUJQËSISË ME ENERGJINË E RINOVUESHME GJEOTERMALE**

Fakulteti i Gjeologjisë dhe Minierave (1991-2009), në bashkëpunim me Akademinë e Shkencave e Shqipërisë dhe Fakultetin e Inxhinierisë Mekanke të Universitetit Politeknik të Tiranës kanë kryer studimet për energjisë gjeotermale në Shqipëri (1991-2009), në Kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim e Zhvillim si edhe të Komunietit Europian. Rezultatet e këtyre studimeve, janë paraqitur në "Atlas energjisë gjeotermale në Shqipëri" (2004), "Atlas gjeotermale i Shqipërisë dhe platformë për shfrytëzimin e nxehtësië së Tokës" (2013), të cilët janë përfshirë edhe në "Geothermal Atlas of Europe" dhe "Atlas of Geothermal Resources in Europe". Këto studime argumentuan se Shqipëria ka rezerva te energjisë gjeotermale, të cilat mund të shfrytëzohen, si edhe kanë ndërtuar platformën dhe skenarët për shfrytëzimin e kësaj energjie. Për sensibilizimin e opinionit publik dhe institucioneve shtetërore për këtë problem janë botuar dhe referuar artikuj në forume shkencore brenda dhe jashtë vendit, si edhe ka kontriuar edhe Shoqata "Mbrojtja dhe ruajtja e ujërave të embla dhe bregdetare të Shqipërisë" në kuadrin e Programit Global Envrironmental Facility, Small Grant Program (GEF-SGP).

***Mbështetur në potencialet e energjisë gjeotermale në Shqipëri, si edhe në përvojën boterore të shfrytëzimit të kësaj energjie me teknologji moderne dhe me efektivitet ekonomik të lartë, tërheqim vëmendjen e institucioneve shtetërore dhe komunitetit të biznesit shqiptar se energjia gjeotermale mund të kontribuojë në përmirësimin e bilancit energjetik të vendit, si edhe ka mundësi të krijojë bisnese të reja fitim prurëse në disa drejtime, midis të cilave ngrohja dhe freskimi i godinave dhe serave është ndër kryesorët.***

Kërkesa për energji për ngrohjen dhe freskimin e banesave është shumë e madhe. Mbi 23.8% të totalit të energjisë elektrike të prodhuar në vendin tonë konsumohet për ngrohjen e banesave, sasi e cila vjen duke u shtuar nga viti në vit. Çështja bëhet edhe më problemore me përdorimin e naftës e gazit për ngrohje, që ka kosto shumë të lartë dhe emetohen sasi të mëdha gazi $CO_2$ në atmosferë. Ky fakt, si edhe shkuarja qoftë edhe gradualisht drejt zbatimit të normave europiane për ngrohjen e banesave, për të lënë mprapa ngrohjen vetëm të një dhome nga shqipëtarët në shekujt e varfërisë së tyre, na nxitën të mendojmë për të kontribuar në zgjidhjen e këtij problemi. Prandaj është e kuptueshme që zhvillimet energjetike bashkohore në shtetet e përparuara karakterizohen sot nga shfrytëzimi gjithënjë e më shumë e energjive të rinovueshme. Toka është një planet i nxehtë. Shfrytëzimi i drejtpërdrejtë i energjisë gjeotermale zë një vend të rëndësishëm në bilancin energjetik pas energjisë hidrike. Energjia gjeotermale është energji alternative, miqësore me mjedisin, me efekte shfrytëzimi kompleks dhe kaskadë. Ajo shfrytëzohet edhe drejt për së drejti në shumë fusha të veprimtarisë jetësore dhe ekonomike. Në nivel botëror, qysh para dhjetë vjetëve, kapaciteti i instaluar dhe energjia gjeotermale e shfrytëzuar drejtpërdrejtë është

27,825 Mega Wat, nga të cilat për ngrohjen dhe freskimin e godinave dhe serave të bujqësisë shfrytëzohen15,723 Mega Wat.

Ngrohja dhe freskimi i godinave dhe i serave bujqësore bëhet duke shfrytëzuar sistemet moderne të ngrohjes "Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Nxehtësie Gjeotermale". Burime nxehtësije mund të jenë shtresat pranësipërfaqësore deri në thellësinë 100-150 m, uji nëntokësor i ngrohur nga nxehtësia e këtyre shtresave, si edhe uji i deteve.

***Aktualisht këto janë sistemet më moderne, me efektivitetin ekonomik më të lartë dhe konsumin më të vogël të energjisë elektrike, me teknologji më të përparuar miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë më popullore.*** Në 26 shtete në Europë dhe në SHBA, sipas te dhenave jo te plota qysh në vitin 2005 janë montuar 900 mijë instalime BHE-HP, më fuqi 12 kW sejcila, për ngrohjen dhe freskimin e shtëpive-vila, por ka edhe mijëra instalime më fuqi deri 500-1500 kW për ngrohjen e institucioneve dhe të blloqeve të banesave komunale. Kapaciteti i instaluar është 15 723 MWt dhe energjia e shfrytëzuar 24.200 GWh. Në Gjermani aktualisht ka mbi 40 mijë instalime. Janë instaluar 6.799 pompa gjeotermale nxehtësie dhe vetëm 1526 kondicionerë me pompa ajër-ajër. Shëmbull tipik është edhe Zvicra, ku ka 25.000 instalime, me fuqi të pompës nga 19-40 kW, të cilët shfrytëzojnë nxehtësinë e shtresave pranësipërfaqësore të tokës me temperaturë 10$^{o}$C. Në Austri ka 23.000 instalime, në Suedi 200.000, në Danimarkë 43.000, në Francë 40.000, në USA 600.000 instalime etj.
Sistemet këmbyes nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie kanë marrë këtë zhvillim megjithesë kanë kosto ndërtimi dy-tre herë më të lartë se e sistemeve ngrohëse konvencionale më boiler nafte. Kosto paraprake mesatare e instalimit për metër katror të sipërfaqes së godinës, përgjithësisht janë:

| | |
|---|---|
| a) Gjeotermal (Pus-këmbyes vertikal nxehtësie.-pompë gjeotermale nxehtësie) (P-KN- PNGj | 112,63 Euro/m$^2$ |
| b) Gjeotermal (Pus-pompë gjeotermale nxehtësie | 71,66 Euro/m$^2$ |
| c) Kaldaje me naftë | 44,26 Euro/m$^2$ |
| d) Kondicionerë ajër-ajër, tip "General" | 26,00 Euro/m$^2$ |

Ka disa arsye për këtë përdorim të gjerë të: sistemeve gjeotermale për ngrohjen dhe freskimin e mjediseve megjithë koston e lartë për ndërtimin e tyre:
**1) *Konsiderata ekonomike*.** Instalimet gjeotermale gjejnë përdorim sepse kosto vjetore e energjisë elektrike për pompën termike dhe pompën e qarkullimit të sistemit (P-KN- PNGj janë në mënyrë të konsiderueshme shumë më të ulta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët. Nga vlerësimet ekonomike për sistemet ngrohës të ndryshme, në disa vende rezulton se sistemi gjeotermal ngrohës ka kosto njësi vjetore 2-5.5 Euro/m$^2$, sistemi me kondicioner rreth 15.5 Euro/m$^2$, sistemi me naftë rreth 19.8 Euro/m$^2$,.

**2) *Konsiderata mjedisore*.** Teknologjitë gjeotermale janë një sisteme mjedisore të pastra, që nuk emetojnë gaze $CO_2$ ("efekti serë"), kështu që evitohet për pronarin e shtëpisë pagesa e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.

**3) Mbështetje qeveritare**. Për instalimin e sistemit KN-P-PGjN, për shembull, qeveria japoneze jep një investim prej 200 USD për çdo kW të pompës gjeotermale të nxehtësisë, duke patur një limit të sipërm 5 200 USD.

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme, veçanërisht më kushtet e krizës energjetike që kalon vendi. Një ndër rrugët e duhura është përdorimi i energjisë gjeotermale. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërore ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me gaz.

Mesa duket, edhe gjashtë instalimet e para gjeotermale të ngrohjes/freskimit të ndërtuara në këta njëzet vitet e fundit: ai i pjesës së biznesit në Pallatin e Kulturës në Sheshin Skënderbej, dy kullave binjake në bulevardin Dëshmorët e Kombit në Tiranë, rezitencave private tek vilat afrër TEG-ut, Shkolla e Mesme Peter Mahringer në Shkodër, Kopshti i fëmijëve Nr. 14 në Korçë dhe shkolla profesionale në Ersekë, nuk kanë arritur të hapin rrugën e përdorimit të sistemeve gjeotermalë të ngrohjes/freskimit në Shqipëri. Futja e sistemeve ngrohëse dhe freskuese me anën e energjive të rinovueshme, midis të cilët atë të nxehtësisë së Tokës, duhet të fillojë të realizohet për të kontribuar në bilancin energjetik të vendit, në hapjen e bizneseve të reja dhe fronteve të punës, si edhe në bërjen më ë lirë të ngrohjes së godinave dhe serave ne Shqipëri.

Për të hapur këtë drejtim të ri të përdorimit të energjisë gjeotermale, që është energji e rinovueshme dhe miqësore me mjedisin, në kuadrin e Projektit "Platformë *p*ër shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë", në kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim (2007-2009) u hartuan edhe dy projekte për ndërtimin e sistemeve gjeotermale për ngrohjen dhe freskimin e mjediseve: Godinës së Universitetit "Fan Noli" Korçë, si edhe për një serë.

Projektet që u propozuan kishin për qëllim t'i bëhet apel administratës shtetërore që mbulon problemet energjetike, komunitetit të biznesit si edhe opinionit tekniko-shkencor, që të krijojnë mundësi për të bërë ngrohjen e banesave sa më ekonomike dhe sa më mirë. Shteti, me levat e veta ekonomike duhet të stimulojë futjen edhe në Shqipëri të këtyre sistemeve moderne dhe shume ekonomike e miqësore me mjedisin. Komuniteti i biznesit duhet ti njohë dhe të investojë për ndërtimin e sistemeve Pus-Këmbyes Nxehtësie- Pompë Gjeotermale Nxehtësie, duke hapur rrugë për biznese të reja, në plan kombëtar. Universitet teknike të shpërndajnë njohuritë për këto sisteme bashkëkohore dhe të bëhen nxitës të zbatimit të tyre në Shqipëri. Institucionet shtetërore është e nevojshme që të miratojnë ligjin për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale, që e kanë të gjitha shtetet Europës, drafti I të cilit është hartuar qysh në vitin 2002 dhe ju është dërguar institucioneve përkatëse nga UNDP dhe në vitin 2009 nga AKBN. Duhet të nxirren normat dhe të programohet edhe zbatimi I direktivave të Komisionit të Energjisë Gjeotermale të Komunitetit Europian **p**ër zgjerimin e përdorimit të sistemeve gjeotermale për ngrojhen/freskimin e mjediseve.

***Ngrohja dhe freskimi i godinave dhe i serave është skenari kryesor, më i rëndësishëm i shrytëzimit të energjisë gjeotermale edhe në Shqipëri.***

## Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse/freskuese gjeotermale të godinave dhe serave

Për vlerësimin e efektivitetit ekonomik të ngrohjes/freskimin me anën e sistemeve gjetermale, po analizohen e krahasohen kostot e instalimit të sistemeve të ndryshme ngrohëse, si edhe shpenzimet për konsumin e energjisë elektrike këtyre sistemeve, krahasuar me shpensimet për sistemet me kaldaj ose për konsumin e naftës që djeg naftë. Sipas kësaj analize është vlerësuar edhe koha për vetshlyerjen e investimit për ndërtimin e sistemit gjeotermal.

1. **Ngrohja/freskimi i godinës së Universitetit "Fan Noli", Korçë**

Për ngrohjen e godinës së Universitetit "Fan Noli" në Korçë, me sipërfaqe të përgjithëshme 1.260 $m^2$ $m^2$. Centrali për ngrohjen duhet të ketë fuqi 134 kW, duke siguruar një ngrohje me fuqi specifike 106,3 $W/m^2$. Sistemi gjeotermal i projektuar ka si burim nxehtësie ujin nëntokësor, uji pasi nxirret nga një pus dhe kalohet nëpër pompën e nxehtësisë, ri-injektohet në tokë përsëri, për të mos dëmtuar rregjimin hidrogjeologjik të pellgut ujor nëntokësor. Në sistemin gjeotermal, si burim nxehtësie mund të jenë shtresat e sipërme të tokës, nxehtësia e tyre nxirret me këmbyes vertikal nxehtësie të vendosur në puse me thellësi 100-150 m. Natyrisht, në këtë rast, kosto e sistemit gjeotermal është më e madhesesa në rastin kur sistemi punon me ujin nëntokësor.

Sipas vleresimeve të projektit (Frashëri A., Çela B., Alushaj R., Pano N., Thodhorjani S., Kodhelaj N., 2008. Projekt për ngrohjen e godinës së Universitetit "Fan Noli", Korçë), invesimet **p**ër ndërtimin e sistemeve ngrohëse gjeotermale duhet të jenë **74.680** Euro, kurse për sistemin me kaldajë me naftë duhen **16.579** Euro. Pra, sistemi gjeotermal kërkoë investim për ndërtim 58.101 Euro më shumë, që është mbi 4 herë më të madh sesa sistemi me kaldajë.

***Por, këto shpenzime më të mëdha të bëra për ndërtimin e sistemin gjeotermal, mbulohen shpejt në kohë nga kursimi i fondeve për lëndën djegëse që do të konsumonte kaldajës, e cila ka rendiment 0,8 deri 0,9 ndërsa sistemet gjeotermale të* projektuar *kanë koeficient performance 3,8.***

Shpenzimet vjetore për naftën që djeg kaldaja për ngrohjen e godinës së Universitetit arrijnë në **38.731** Euro/vit. Impianti gjeotermal konsumon në vit **8.108** Euro/vit energji elektrike. Reulton se sistemi me kaldajë shpenzon **30.623** Euro/vit më shumë se impianti gjeotermal. Kursimi prej **30.623** Euro/vit që sjell përdorimi i ngrojes gjeotermale, brenda **1,9** vjitesh ***shlyen investimin e bërë për instalimin e tij***.

Në fig. 1 paraqiten grafikisht reultatet e analizës së bërë më sipër për periudhën e vetëshlyerjes së investimeve, nëpërmjet vlerësimit të shpenzimeve për pajisjet dhe konsumin e lëndëve djegëse ose energjisë elektrike për sistemin ngrohës me kaldajë dhe gjeotermal.




Fig. 1. Shpenzimet për pajisjet dhe konsumin e lëndëve djegëse ose energjisë elektrike për sistemin ngrohës me kaldajë dhe gjeotermal.

Legjenda: Seria 1- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e sipërme të tokës; Seria 3- Sistemi me kaldajë, çmimi i naftës 155 lekë/litri; 4- Sistemi me kaldajë, çmimi i naftës 100 lekë/litri.

Në fig. 2, jepen grafikisht shpenzimet kumulative vjetore për konsumin e energjisë elektrike ose të naftës për ngrohjen e godinës së Universitetit të Korçës me sistemet e ndryshme. Duket fare qartë se, sistemi ngrohës me kaldajë është sistemi më pak ekonomik dhe jo miqësor me mjedisin.




Fig. 2. Shpenzimet kumulative vjetore për konsumi e energjisë elektrike ose të naftës për ngrohjen e godinës së Universitetit të Korçës me sistemet e ndryshme: Seria 1- Sistemi

gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës; 3- Sistemi me kaldajë.




Fig. 3. Grafikët e diferencës kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuara ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjinë e konsumuar me sistemet e ndryshme: Seria 1- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës; 3- Sistemi me kaldajë.

Nga grafikët e fig. 3, ku paraqitet diferenca kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuar ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjinë e konsumuar me sistemet e ndryshme, duket se, për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor, qysh në vitin e tretë jo vetëm që janë vetshlyer shpenzimet e instalimit të sistemit ngrohës, por fillon fitimi i energjisë ngrohëse të nxjerrë nga nëntoka: për vitin e tretë përftohen 42.260 Euro, shumë që brenda 10 vjetëve arrin deri 389.540 Euro. Në të kundërt, gjatë kësaj periudhe dhjetë vjeçare, për sistemin ngrohës me kaldajë me naftë, duhen të shpenzohen 399.600 Euro.

***Sipas projektit, kilowat/ora e ngrohjes për sistemet gjeotermale rezulton 3.45 lekë dhe 5.81 lekë përkatësisht për sistemin me ujë dhe me këmbyes vertikal nxehtësie, ndërsa për sistemin me kaldajë 16.9 lekë, pra 4,9 – 2.9 herë më shtrenjt (*fig. 4*).***




Fig. 8.4. Kosto e 1 kWt për ngrohjen e godinës së Universitetit, për periudhën vetshlyerjes së investimeve.

1. Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor;
2. Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës:
3. Sistemi me kaldaje me naftë.

Këto të dhëna, që argumentojnë efektivitetin e lartë energjetik dhe ekonomik të përdorimit të sistemeve gjeotermale ngrohëse/freskuese, tregojnë arsyen pse ato po përdoren gjithnjë e më shumë në vendet e përparuara, por gjejnë zbatim edhe në vendet e rajonit, në Greqi, Maqedoni, Mal të Zi, Sërbi, Slloveni, etj. Janë ndërtuar edhe edhe gjashtë instalimet e para në vendin tonë. Kontributi energjetiko-ekonomik i këtyre sistemeve është kompleks dhe qëndron në disa drejtime:

1. Në përmirësimin e bilancit energjetik të vendit. Është kjo arsyeja që në shumë vende, qeveritë stimulojnë instalimin e sistemeve gjeotermale ngrohëse/freskuese, duke dhënë falas mbështetje financiare për këtë qëllim.
2. Në kursimin e lëndëve djegëse dhe të energjisë elektrike, duke realizuar ngrohjen dhe freskimin e godinave me kosto më të ulët. Nga kjo përfitojnë institucionet publike, si spitale, shkolla, konvikte, zyra, ushtria për ngrohjen/freskimin e mjediseve ushtarake, si edhe komuniteti për shtëpitë e banimi dhe godinat e biznesit.
3. Qenia miqësore me mjedisin e sistemeve gjeotermale të ngrohjes/freskimit qëndron në dy drejtime:

   a)Në zvogëlimin në minimum të çlirimit të gazit karbonik ($CO_2$). Në kushtet e zbatimit të normave europiane, paguhen taksa për $CO_2$ e çliruar në atmosferë, në varësi deri 40 Euro/ton $CO_2$. Prandaj duhet stimuluar përdorimi i sistemeve miqësore me mjedisin, si ai gjeotermal etj.

   b) Në mos ndotjen e mjedisit me mbeturinat dhe hirin e qymyreve, dhe

ndotjet e mjedisin nga hidrokarburet, që përdoren në sistemet ngrohës me kaldaja me qymyr ose me naftë.

Mbi këtë bazë, bëhen dy rekomandime për zbatimin e sistemeve gjeotermale ngrohëse/freskuese në Shqipëri:

- *Së pari, duhet të jenë sisteme parësore në ndërtimet e reja publike dhe private, në kushtet kur teknkisht janë të mundëshme,*
- *Së dyti, të jenë me përparësi gjatë rikonstruksioneve të sistemeve ekzistues në godinat publike si shkolla, konvikte, spitale, zyra, kinema, kazerma etj.*

## 2. **Ngrohja/freskimi i serave**

Për ngrohjen dhe freskimin e serave është vlerësuar efektiviteti ekonomik për ngrohjen e një sipërfaqe 1 hektar të serave.

**Parametrat e ser*ës***

- Vendndodhja: fusha e Vurgut, Sarandë
- Sipërfaqja: 1 ha
- Përmasat: 50 x 200 x 3,5 m.
- Mbulesa: plastikë
- Sipërfaqja totale e plastikës (muret dhe çatia): 10.365 $m^2$
- Temperatura minimae e ajrit jashtë serës 2°C; temperature Brenda serës: 17 °C;

$\Delta T = 15\ ^oC$

**Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse/freskuese gjeotermale të seraveve.**

Teknologjitë moderne gjeotermale Pus-Pompë nxehtësie gjeoermale përdoren me sukses edhe për ngrohjen/freskimin e serave për prodhimin e perimeve, luleve dhe algave. Për këtë vlerësim është përllogaritur investimi i nevojshëm për centralin gjeotermal dhe variantin e centralit me kaldaja që djegin naftë. Në këtë analizë nuk janë përfshirë investimet për pajisjet e ngrohejs qe instalohen në serë: tubacione, ventilatorë etj. Se janë të njejtat për të dy variantet. Janë vlerësuar edhe shpenzimet për konsumin e energjisë elektrike nga impianti gjeotermal dhe të naftës nga kaldaja (Frashëri A., Çela B., Alushaj R., Kodhelaj N., Pano N., Haska H., Kumaraku A.., 2008. Projekt I serës geotermale pilot në Shqipëri.

Pas vlerësimit të humbjeve të nxehtësisë në serë, u përcaktua fuqia e centralit termik prej 1.546 kW:

- Humbja e nxehtësisë nëpëmjet mbulesës prej plastike (muret dhe çatia): 1.011 kW
- Humbja e nxehtësisë nëpëmjet filtrimit: 553 kW
- Humbja totale e nxehtësisë **1.564** kW
- Humbja e nxehtësisë në sipërfaqen plastike 150,8 $W/m^2$

**Centrali GJEOTERMAL do t**ë ketë pompa të nxehtësisë gjeotermale ujë-ujë. Janë analizuar dy variante, me pompa te prodhimit të komanisë polake dhe ato të kompanisë kineze. Invesimet **p**ër ndërtimin e sistemeve ngrohëse gjeotermale të prodhimi polak duhet të jenë **283.500** Euro, për sistemin e prodhimit kines duhet të jenë **176.500** Euro, kurse për sistemin me kaldajë me naftë duhen **42.000**Euro.

Pra, sistemi gjeotermal kërkon një investim për ndërtim 243.500 Euro dhe 136.500 Euro, përkatësisht më shumë për impiantin polak ose atë kinez, që është mbi 5,8 deri 4,2 herë më të madh sesa sistemi me kaldajë.

***Këto shpenzime më të mëdha të bëra për ndërtimin e ser*ës *me sistemin ngrohës/freskues, mbulohen shpejt në kohë nga kursimi i fondeve për lëndën djegëse që do të konsumonte kaldaja.***

Shpenzimet e një orë për naftën që djeg kaldaja për ngrohjen e serës arrijnë në **206,64** Euro/orë. Impianti gjeotermal prodhimi kinez konsumon **51,9** Euro/orë energji elektrike. Rezulton se sistemi me kaldajë shpenzon **154,7** Euro/orë më shumë se impianti gjeotermal kinez. Kursimi prej **154,7** Euro/orë që sjell përdorimi i ngrojes gjeotermale, ***shlyen*** brenda **869 or**ë ***investimin e bërë për instalimin e tij***.

Impianti gjeotermal prodhimi polak konsumon në vit **30,24** Euro/orë energji elektrike. Reulton se sistemi me kaldajë shpenzon **176,4** Euro/orë më shumë se impianti gjeotermal. Kursimi prej **176,4** Euro/orë që sjell përdorimi i ngrojes gjeotermale, ***shlyen*** brenda **1369 or**ë ***investimin e bërë për instalimin e tij***.

Për të vlerësuar periudhën në vite për kthimin e investimit të këtyre sistemeve, po analizohet fillimisht periudhaa e nevojshme pvr ngrohjen dhe fresikimin e srerës. Për këtë, më poshtë po jepen disa të dhëna mbi temperaturat në rajone të ndryshme të vendit tonë.

***Temperatura optimale për kultivimin me rendiment të disa perimeve dhe luleve:***

| | | |
|---|---|---|
| Speca | - Gjatë ditës (18 – 30)°C | Gjatë natës (17 – 18) °C |
| Domate | - Gjatë ditës (21 – 24)°C | Gjatë natës (17 – 18) °C |
| Tranguj | - Gjatë ditës (24 – 25)°C | Gjatë natës 21 °C |
| Trendafile | - Gjatë ditës (16 – 18)°C | Gjatë natës 17 °C |

***Standardet për vlerësimin e etresit të nxehtësisë brënda serës:***

- Stresi i poshtëm: 7 °C
- Stresi i sipërm > (30 – 33) °C

- Temperatura minimale e nevojshme brenda serës 10 °C
- Temperatura optimale brenda serës: Gjatë ditës (18 – 28)°C ; gjatë natës (14 – 18) °C

**Dipas parametra të regjimi klimatik në disa treva të Shqipërisë:**

***Fusha e Tiranës:***

| | |
|---|---|
| - Temperatura mesatare vjetore | 15,2 °C |
| - Temperatura minimale e ajrit | -10,2 °C |
| -Temperatura maksimale e ajrit | 40,3 °C |
| - Ditët me temperaturë t<10 °C | 82 ditë/vit (dhjetor-mars) |
| - Ditët me temperaturë t>30 °C | 25 ditë/vit |

mesatarisht:

| | | |
|---|---|---|
| -4,9 - 0,0 °C | 1,2 | ditë/vit |
| 0,1 - 5 °C | 14,7 | |
| 5,1-10 °C | 75,4 | |
| 10,1- 15 °C | 25,1 | |

15,1- 20 °C 72,4
20,1- 25 °C 151,3
25,1- 30 °C 24,3
>30,1 °C 0,5

- Shpejtësi e erës 1,4 – 1,9 m/sek
- Lagështia rekative 61 – 76 %, mesatarisht 70%
- Orët vjetore me diellë 2530 orë/vit
- Energjia dielore 297,78 W/m²
- Sasia mesatare e rreshjeve 1247 mm/vit
- Ditët mesatare me shi 126 ditë/vit
- Maksimumi I rreshjeve 237 mm

**LUHATJA DITORE E TEMPERATURËS**
**SHESHI SKENDERBEJ, TIRANË**

| Ora | Temperatura, në oC | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| | 26 dhjetor 2014 | 27 dhjetor 2014 | 28 dhjetor 2014 | 29 dhjetor 2014 | 30 dhjetor 2014 |
| | Ditë me diellë | Ditë me shi | Ditë me shi | Ditë me Diellë (pas orës 7.00) | Ditë me diellë |
| 1 | | | | | |
| 2 | | | | | |
| 3 | | | | | |
| 4 | | | 6 | 4.5 | |
| 5 | | | 6 | | |
| 6 | | | 8 | | |
| 7 | 8 | 2 | 8 | 4.5 | -2 |
| 8 | 8 | 2 | 8 | 4.5 | |
| 9 | 9 | 3 | 8 | 4 | |
| 10 | 9 | 4 | 7 | 4 | |
| 11 | 10 | 6 | 7 | | 1 |
| 12 | 8 | 7 | 5 | | |
| 13 | | 7,5 | 4 | | |
| 14 | | 7 | 4 | 6 | |
| 15 | 6 | 6 | 6 | 4 | |
| 16 | 8 | 5.5 | 6.5 | 3.5 | |
| 17 | 8 | 5.5 | 7 | 3.5 | |
| 18 | 8 | 5.5 | 8 | 3.5 | |
| 19 | 6 | 4 | 7.5 | 3.5 | |
| 20 | 6 | 4 | 7.5 | | |
| 21 | 7 | 4 | 8 | 2 | |
| 22 | 8 | 4 | | 2 | |
| 23 | 7 | 3 | | | |
| 24 | 7 | | | | |




Fig. 1. Grafiku i luhatjës ditore të temperaturës, Sheshi Skënderbej, Tiranë.
*1- Grafiku i serisë së temperaturës cdo orë; 2- Limiti i temperaturës për stresin e poshtëm termik (7°C);*

- Shpejtësi e erës 1,4 – 1,9 m/sek
- Lagështia rekative 61 – 76 %, mesatarisht 70%
- Orët vjetore me diellë 520 orë/vit
- Energjia dielore 297,78 W/m$^2$
- Sasia mesatare e rreshjeve 1247 mm/vit
- Ditët mesatare me shi 126 ditë/vit
- Maksimumi I rreshjeve 237 mm

***Fusha e Elbasanit***

| | Temperatura mesatare minimale | Temperatura mesatare maksimale |
|---|---|---|
| Janar | 2,9 °C | 18,5 °C |
| Shkurt | 3,6 | 23,2 |
| Mars | 4,7 | 28,0 |
| Prill | 7,8 | 29,1 |
| Maj | 11,7 | 35,0 |
| Qershor | 4,6 | 36,4 |
| Korrik | 16,0 | 40,0 |
| Gusht | 15,9 | 37,1 |
| Shtator | 13,0 | 36,2 |
| Tetor | 9,6 | 32,1 |
| Nëntor | 5,8 | 24,9 |
| Djetor | | 20,0 |




Fig. 2 . Luhatja e temperaturës mesatare mujore në fushën e Elbasanit.
*1- Grafiku i serisë së temperatures mesatare minimale mujore; 2= Grafiku i serisë së temperatures mesatare maksimale mujore 3- Limiti i temperaturës për stresin e poshtëm termik (7°C); 4- Limiti i temperturës minimale optimale në serë (10°C).*

***Fusha e Vurgut, Saranda***

- Temperatura minimale e ajrit 4 °C në dhjetor
  2 °C në janar
  3 °C në shkurt
  4 °C në mars

-Temperatura mesatare ditore e ajrit 13 °C në dhjetor,
  12 °C në janar
  11 °C në shkurt
  11 °C në mars

- Rreshjet mesatare 200 mm gjatë dimrit
  6 – 30 mm gjatë verës

***Temperatura e tokës, fusha e Vlorës***

- Temperatura e tokës në sipërfaqe gjatë periudhës janar-mars 7,8 dhe 11.8 °C, respektiviht

-- Temperatura e tokës në thellësinë 20 cm gjatë periudhës janar 8,3 dhe mars11.3 °C, respektivisht.

***Temperatura e ujit nga basenet pranësipërfaqësorë të depozitimeve zhsvorore të kuaternart*** - 12 – 15 °C

**Siç u tregua mē sipēr, periudha e vetshyerjes sē investimit tē sistemit gjeotermal nē krahasim me sistemin ngrohēs me naftë është 869 orë**

**pune për ngrohjen e serës me impiantin e prodimit kinez dhe 1.369 orë pune me impiantin e prodhimit polak, vetëm nga kursimi I blerjes së naftës.** Duke marrë si shembull një serë në fushën e Tiranës, rezulton se gjatë dimrit, mesatrisht janë 16 ditë/vit që kanë temperaturë 0.1-5 °C, që është nën temperature e stresit termik, dhe sera do të ngrohej vetëm 12 orë gjatë natës, do të mjaftonin 4.5 vjet të shlyhej investimi i bërë për ndërtimin e impiantit të ngrohjes gjeotermale të prodhimit kinez dhe 7,1 vite per prodhimin polak. Nëse sera do të ngrohej 10 orë në ditë edhe gjatë edhe 74 ditëve që mesatarisht kanë temperaturs 5-10 °C , për të patur kultivim normal të bimëve, periudha e vetshkyerjes së investimit do të jetë 1,2 vjet. Po të përllogariten edhe orët që nevojiten për freskimmin e serës gjatë verës, për të shmangur stresin e temperaturave të larta, periudha e vetshkyerjes bëhet më e vogël, 0,93 dhe 1,5 vite për impiantin kinez dhe polak, përkatësisht. Kjo periudhë kohë bëhet më e shkurtër, nvse do të bëhet edhe freskimi I serës gjatë muajve korrik dhe gusht, për të shmangur stresin e temperturave të larta.

Sera me përmasa të mëdha, përshembull një hektar, ngrohje gjeotermale kërkojnë sasi uji me prurje rreth 50 litra/sek . Pellegje ujëmbajtëse pranë sipërfaqësorë të aftë për të dhënë sasi të e mësipërme të ujit në vendin tonë ka në shumë krahina, veçanërisht pranë shtrateve të lumenjve të mëdhenj dhe në bregdet, nga Shkodra deri në Sarandë dhe nga Durrësi deri në Devoll. Natyrsht, për sera më të vogla zgjerohet shumë hapësira ku mund të ndërtohen serat me ngrohje/freskim gjeotermal.

***THIRRJA PËR INVESTIM le tëe fillojë me:***

*a**) Me vizitat në godinat që ngrohen me sistemin gjeotermal ne Tiranë, në Korçë, Shkodër dhe në Ersekë,** për tu mbushur mendjen skeptikëve për efektivitetin ekonomik të ngrohjes gjeoermale, e cila ka koeficient performance COP=3,5 – 5, d.m.th, që duke shfrytvzuar nxehtësinë e Tokës, për të marrë 5 kW nxehtësi për godinën ose serën duhet shpenzuar vetëm 1 kW.orë energji elektrike. Dhe investimet e bëra për ndërtimin e impianteve gjeotermale, mesatarisht shlyhen brenda 1-2 vitesh, vetëm me kursimin e lëndës djegëse ose të energjisë elektrike.*

***b) Me ndertimin e nje instalimi gjeoterml demostrativ në një serë!***

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme për bilancin energjetik të vendit dhe koston e jetesës së qytetarëve. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e bisnesmenëve që tregëtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Qeveria shqiptare ka programuar edhe ndërtimin e shumë sistemeve të serave me ngrohje.

Edhe biznesmenët që realizojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistët që punojnë për ta është e domosdoshme, që pas vlerësimit të përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe

freskuese me kondicionerë ajër-ajër, ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonmisë së tregut dhe të globalizmit, do të ndodhen përpara faktit që sistemet moderne do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga Greqia, Maqedonia, Serbi-Mali i Zi, që kemi fqinjë, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh. Tashme kompani nga Kosova kane instaluar rreth 35 sisteme gjeotermale per ngrohjen e rezidencave private në vilat pranë TEG-ut në Tiranë, ose komani sllovene në Kopshtin e fëmijëve Nr. 14 në Korçë.



**FAKULTETI I GJEOLOGJISË DHE I MINIERAVE**

*Rruga Elbasanit, Tiranë-Albania*
Tel/fax: ++ 355 4 375 246/5
E-mail: *fgeomin2002@yahoo.com*

**FAKULTETI I INXHINJERISË MEKANIKE**
*Sheshi Nene Tereza, Tiranë-Albania*
Tel/fax: ++ 355 4 375 246/5

**PROGRAMI KOMBETAR PER KERKIM DHE ZHVILLIM 2007-2009**
**"Uji dhe Energjia"**
Projekti:
*PLATFORMË PËR SHFRYTËZIMIN INTEGRAL DHE KASKADË TË ENERGJISË GJEOTERMALE TË ENTALPISË SË ULËT NË KUADRIN E BILANCIT ENERGJETIK TË SHQIPËRISË*

Autorë:

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI, Bashkëdrejtues projekti
Prof. Dr. Bashkim ÇELA, Bashkëdrejtues projekti
Dr. Inxh. Ramadan ALUSHAJ
Prof. Dr. Niko PANO
Prof. Dr. Spiro THODHORJANI
M.Sc. Inxh. Nevton KODHELAJ

# PROJEKT IDE
# PËR NGROHJEN E GODINËS SË UNIVERSITETIT "FAN NOLI" KORÇË

Prof. Dr. Përparim HOXHA
DEKAN I FAKULTETIT TE GJEOLOGJISE DHE MINIERAVE

Prof. Dr. Andonaq LONDO
DEKAN I FAKULTETIT TE INXHINJERISE MEKANIKE

Tiranë, 2008

**UNIVERSITETI POLITEKNIK I TIRANËS**
**FAKULTETI I GJEOLOGJISE DHE I MINIERAVE**
**FAKULTETI I INXHINJERISE MEKANIKE**

PROGRAMI KOMBETAR PER KERKIM DHE ZHVILLIM 2007-2009
“**Uji dhe Energjia**”

Projekti:
*PLATFORMË PËR SHFRYTËZIMIN INTEGRAL DHE KASKADË TË ENERGJISË GJEOTERMALE TË ENTALPISË SË ULËT NË KUADRIN E BILANCIT ENERGJETIK TË SHQIPËRISË*

Autorë: Prof. Dr. Alfred FRASHERI
Prof. Dr. Bashkim ÇELA
Dr.. Inxh. Ramadan ALUSHAJ
...Dr. Inxh. Nevton KODHELAJ
Prof. Dr. Niko PANO
Prof. Dr. Hajri HASKA
Dr. Inxh. Alket KUMARAKU

# PROJEKTIMI I SERAVE GJEOTERMALE PILOT NË SHQIPËRI

Miratohet: **Prof. Dr. Përparim HOXHA**
DEKANI I FAKULTETIT TE GJEOLOGJISE DHE MINIERAVE

**Prof. Dr. Andonaq LONDO**
DEKANI I FAKULTETT TE INXHINJERISE MEKANIKE

**Prof. Dr. Alfred FRASHËRI**
BASHKEDREJTUES I PROJEKTIT

**Prof. Dr Bashkim ÇELA**
PËRGJEGJËS I DEPARTAMENTIT
BASHKEDREJTUES I PROJEKTIT
BASHKEDREJTUES I PROJEKTIT

Tiranë, 2009

## *BIBLIOGRAFIA E PUNIMEVE SHKENCORE DHE BOTIMEVE*

## PËR ENERGJINË GJEOTERMALE NË SHQIPËRI
## (1991-2014)

### I. MONOGRAFI TE BOTUARA

1. Frashëri A., etj. 2013. Atlasi gjeotermal i Shqipërisë dhe platformë e shfrytëzimit të nxehtësisv së Tokës. Botim i Akademisë sv Shkencave e Shqipërisë dhe Fakultetit të Gjeologjisë dhe Minierave. Shtypshkronja Kristalina KH, Tiranë.

2. Frashëri A., Kodhelaj N., 2010. Burimet e energjisë gjeotermale në Shqipëri dhe platformë për shfrytëzimin e saj. Botim i Fakultetit të Gjeologjisë dhe të Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës, Shtypshkronja KLEAN, Tiranë.

3. Frashëri A., Londo A., A.Shtjefni, Çela B., Kodhelaj N., Pano N., Alushaj R., Bushati S., Thodhorjani S., 2008. Sistemet gjeotermale të ngrohjes dhe freskimit të godinave. Monografi, Universiteti Politeknik i Tiranës.

4. A. Frashëri, V. Çermak, Rushan Liço, Nazif Kapedani, Fiqiri Bakalli, Burhan Çanga, Enkeleida Jareci, Edlir Vokopola, Hilmi Halimi, Esat Malasi, Jan Safanda, Milan Kresl, Lenka Kucerova, Peter Stulc, 2004. " Atlasi i Burimeve Gjeotermale ne Shqiperi", Botuar nga Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave dhe Akademia e Shkencave.

5. Frashëri A. 2000. Geothermal energy in Europe, State of the Art and necessary actions and measures to accelerate the development.- Albania. IGA & EGEO Questionaire 2000.

6. A. Frashëri, V. Çermak, Rushan Liço, Nazif Kapedani, Fiqiri Bakalli, Burhan Çanga, Enkeleida Jareci, Edlir Vokopola, Hilmi Halimi, Esat Malasi, Jan Safanda, Milan Kresl, Lenka Kucerova, Peter Stulc, 1995. Geothermal resources of Albania. Botuar në " Atlas of Geothermal Resouces in Europe". European Commission, Hanover 2002.

7. Frashëri A. etj. 1992. Greothermal resources of Albania. Botuar në Geothermal Atlas of Europe, ( in English), Germany, International Heat Flow Commission, 1992.

### II. MONOGRAFI TE PABOTUARA

1. Frasheri A., 2000. Geothermal energy in Europe, State of the Art and necessary actions and measures to accelerate the development.- Albania. IGA & EGEO Questionaire 2000.

2. Frasheri A., Cermak V., Liço R., Kapedani N., Bakalli F., Halimi H., Vokopola E., Malasi E. Çanga B., Jareci E., Safanda J., Kresl M., Kucerova L., Stulc P. 1996. Geothermal resources of Albania. Atlas of Geothermal Resources in Europe, ( in English), European Commission.

3. Frasheri A., Çermak V., Kapedani N., Liço R., Çanga B., Jareci E., Kresl M., Safanda J., Kucerova L., Shtulc P. 1995. Atlasi Gjeotermal i Shqiperise.

4. Frasheri A., Çermak V., Kapedani N., Liço R., Çanga B., Jareci E., Kresl M., Çano D.., Kucerova L., Shtulc P. 1994. Geothermal Atlas of External Albanides.

## III. ARTIKUJ SHKENCORE TE BOTUAR NE SHQIPERI

1. Bodri L., Cermak V., Frasheri A. 1999. Thermohydraulic modeling in mountainous and hilly areas: Application to Albania. (In English). Albanian Journal of Natural &Technical Sciences, Nr. 5, 1999. Academy of Sciences of Republic of Albania. Tirana.

2. Frasheri A. Liço R., Kapedani N., 1999. An outlook on the influence of geological structures in geothermal regime in Albania. Albanian Journal of Natural&Technical Sciences, No. VI. Academy of Sciences of Albania.

3. Frasheri A., 2000. Sinjalet e temperatures nga thellesia e Albanideve. 2000 Buletini i Shkencave Gjeologjike. 9, Sherbimi Gjeologjik i Shqiperise.

4. Frashëri A. 2001. Outlook on paleoclimate changes in Albania. Albanian Journal of Natural&Technical Sciences, No. 2001 (2), VI (11). Academy of Sciences of Albania.

5. Frasheri A. 2002. Petroleum presence in the conditions of the geothermal regime of the Albanides. (In English). Bull. of Geol. Sciences, 2, 2002. Geological Survey of Albania. pp.43-55.

6. Frasheri A., 2006. Platform for integrated cascade direct use of Geothermal Energy of low enthalpy in Albania. Bulletin of Geological Sciences, Nr. 2, (42), 2006, Tirana, pp. 45-59.
7. Frasheri A., Bushati S., 2007. Geothermal Energy- An alternative energy in Albania. Albanian Excellence, 2., Academic Journal Published by Albanian Centre of Excellence, Tirana, 42-48.
8. Frashëri A., Pano N., Bushati S., 2009. Geothermal Energy resources in Albania. The Albanian Journal of Natural and Technical Sciences, Academy of Sciences of Albania, No. , 2009.

9. Frashëri A., Qirinxhi A. 2010. Origin and temperature profiles of thermal waters from the depths of the Albanides. (In English). Journal of Natural and Technical Sciences. Academy of Sciences, Vol. 27, No. 1, f.69-78, Tirana.

## IV. ARTIKUJ SHKENCORE TE BOTUAR JASHTE SHTETIT

1 A. Frasheri 1992 "Geothermy of Albanides". Gethermal Atlas of Europe. Published by Geo Forschung Zenhrum Posdam, Germany.

2. A. Frasheri 1993 "Geothermics of the Albanides". Studia Geophysica et Geodaetica, 37(1993), 1-9.

3. Cermak V., Kresl M., Kucerova L., Safanda J., Frasheri A., Kapedani N., Lico R., Cano D., 1996. Heat flow in Albania. Geothermics, Vol.25, No.1, 91-102 ( in English).

4. Frasheri A. 1999. Geothermal energy areas in Albania. International Summer School on Direct Application of Geothermal Energy. University of Bitola, Makedonia, pp.23-35.

5. Frasheri A., 2002. Relations between the hydrocarbon migration chimney and

the electric self-potential field. Journal of the Balkan Geophysical Society, Vol. 5, No 2, May 2002, p. 47-56, 11 figs. © 2002 Balkan Geophysical Society, access http://www.BalkanGeophySoc.org

6. Frasheri A., Pano N. 2003. Impact of the climate change on Adriatic Sea hydrology Elseiver.

7. Frashëri A. 2005. Geothermal regime and hydrocharbon generation in the Albanides. Petroleum Geoscience, Vol. 11, 2005, pp 347-352.

8. Frasheri A. 2007. Geothermal Features of Albanides Foldet Belt. Journal of Alpine Geology, (Mitt. Ges. Geol. Bergbaustud. Österr.), 48, S.71-82, pp. 72-82.

## V. STUDIME TË EMËRTEËËS SË KËSHILLIT TË MINISTRAVE DHE TË PROGRAMIT KOMBETAR PËR KËRKIM DHE ZHVILLIM: GJEOLOGJIA

1. 1993. Atlasi Gjeotermik i zones strukturalo-faciale Jonike dhe i Ultesires Pranadriatike, ku ndodhen vendburimet e naftes dhe te gazit ne Shqiperi. Tirane, dhjetor 1999, ( Drejtues Projekti).

2. 1995 . Atlasi Gjeotermik i Albanideve, Tirane nentor 1995, (Drejtues Poejekti).

3. 1996 Atlas of Geothermal resources of the Republic of Albania. February 1996, (Drejtues Projekti)

4. Frashëri A., Pano N., Bushati S., Malasi E. 2003. Projekt ide mbi shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë së ujërave gjeotermale në Shqipëri", Programi UNDP-GEF SGP, Tirana.

5. Frashëri A., Pano N., Bushati S., ÇELA B., Islami B., Projekt ide mbi përdorimin e energjisë gjeotermale për ngrohjen dhe freskimin e serave, Programi UNDP-GEF SGP, Tirana.

6. Frashëri A., Simaku Gj., Pano N., Bushati S., Frashëri S. 2003. Projekt ide mbi shfrytëzimin energjisë gjeotermale për ngrohjen dhe freskimin e banesave", Programi UNDP-GEF SGP, Tirana.

7. Frasheri A., Liço R., Bakalli F, Frashëri N., Pano N., Bushati S., Çela B., Prenjasi E., Haska H., Çanga B., 2004. Projekt " Atlasi i Burimeve Gjeotermale ne Shqiperi", Programi Kombetar per Kerkim e Zhvillim, Pasurite Natyrore 2003-2005, Akademia e Shkencave, Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave.

8. Frasheri A. 2008. Burimet e energjisë gjeotermale në Shqipëri dhe platformë për përdorimin e tyre. (Pjesa I). Programi Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.

9 Frashëri A., Kodhelaj N., 2009. Platformë për energjinë gjeotermale në Shqipëri, (Pjesa 2), Skenarët e shfrytëzimit të energjisë gjeotermale në të gjithë burimet dhe puset e ujërave termominerale në Shqipëri. Programi Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.

## VI. PROJEKTE

1. 1991 "Projekt per studimet paleomagnetike dhe gjeotermike ne Shqiperi". Programi Kombetar per Kerkim dhe Zhvillim, Gjeologjia. Fondi i Komitetit te Shkences dhe Teknologjise ( drejtues projekti).

2. Frashëri A., Pano N., Bushati S., 2003. Përdorimi i energjisë gjeotermale, miqësore me mjedisin". UNDP-GEF SGP, Tirana, Drejtues i Projektit.
3. Frasheri A. 2004. Atlasi i burimeve te energjise gjeotermale ne Shqiperi. Programi Kombetar per Zhvillim e Kerkim, Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave.
4. Frasheri A., Pano N., Bushati S., 2005. "Promotion of the international best practices in the use of the geothermal energy in the heating and cooling of residential buildings". Project, UNDP, Tirana GEF Office. Agreement number: ALB/05/15.
5. Frasheri A., Cela B., etj. 2007-2009. Platformë për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë. Programi Kombetar per Kerkim dhe Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.
6. Frashëri A., Çela B., Alushaj R., Pano N., Thodhorjani S., Kodhelaj N., 2008. Projekt ide për ngrohjen e godinës së Universitetit "Fan Noli" Korçë, Programi Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.
7. Frashëri A., Çela B., Londo A. , Bushati S., Pano N., Shtjefni A., Thodhorjani S, Liço R., Haxhimihali Dh., Tushe F., Kodhelaj N., Baçova R., Manehasa K., Poro A., Kumaraku A., Kurti A., 2008. Qendra komplekse për shfrytëzimin modern kaskadë të ujërave gjeotermalë të entalpisë së ulët. Programi Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.
8. Frashëri A., 2008. Platformë për energjinë gjeotermale në **S**hqipëri**.** (pjesa I) Projekti: Platformë për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të **S**hqipërisë**.** Programi Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim "Uji dhe Energjia" (2007-2009)

9. Frashëri A., Çela B., Alushaj R., Pano N., Thodhorjani S., Kodhelaj N., 2008. ***Projekt ide për ngrohjen e godinës së Universitetit "Fan Noli" Korçë,*** Programi Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.
10. Frashëri A., Çela B., Alushaj R., Kodhelaj N., Pano N., Haska H., Kumaraku A. 2009. ***Projektimi i serave gjeotermale pilot në Shqipëri***. Programi Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.

11. Frashëri A., Kodhelaj N. 2009. Platformë për energjinë gjeotermale në **S**hqipëri**.** (pjesa II)**:** Skenarët e shfrytëzimit të energjisë gjeotermale në të gjithë burimet dhe puset e ujërave termominerale në Shqipëri. Projekti: Platformë për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të **S**hqipërisë**.** Programi Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim "Uji dhe Energjia" (2007-2009)

## VII. REFERATE DHE KUMTESA NË SESIONE SHKENCORE NË SHQIPËRI

1.A. Frasheri, N. Kapidani, R. Liço, B. Çanga, E. Jareci. Gjeothermia e Albanideve te Jashteme. Simpoziumi ALBPETROL 1995, Fier 23-26 Nentor 1995.

2, Frasheri A. 2002. Integrated and cascade use of the geothermal energy in Albania. International seminar. Energia Rinnovabile e Risparmio Energetico. Technological, Cultural Collaboration", Embassy of Italy in Tirana, Ministry of Education and Sciences of Albania, Shkoder, 18-19.10.2002.

3. Frashëri A. 2002. Drejtimet e shfrytëzimit kompleks dhe kaskadë te energjise gjeotermale në Shqipëri**.** Seminario Internazionale, La strategia nello sviluppo sostenibile, opzioni nella cooperazione, scientifica, tecnologica e culturale: Energia Rinnovabile e risparmio energetico. Ambasada e Italisë, Ministria e Arsimit dhe Shkencës. Shkodër 18-19 Tetor, 2002.

4. Frasheri A., Lico R., Bushati S., Pano N., 2004. Nxehtesia e Tokes eshte energji alternative, miqesore me mjedisin, qe duhet shfrytezuar edhe ne Shqiperi". Universiteti Politeknik i Tiranes, Konferenca " Elektroenergjetika-Tregu-Integrimi". 14 maj 2004.

5. Frasheri A., Pano N., Bushati S., 2006. Platformë për përdorimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale në Shqipëri. Settimane della Scienza e della Technologia Italiana in Albania, 3S-Scienza, Societa, Strategia, Ambasada Italiane ne Shqiperi, Dhjetor 2006.

6. Frasheri A., 2006. Sistemet moderne te ngrohjes dhe freskimi te godinave me energji gjeotermale. Workshopi Energjia gjeotermale si baze per teknologjite moderne gte ngrohjes dhe freskimit te mjediseve. Tirane 2006. Programi i Granteve te Vogla GEF, Tirana.

7. Frasheri A. 2007. Rruget dhe mundesite e shfrytezimit te energjise gjeotermale te entalpise se ulet ne Shqiperi. Konferenca e 4 Kombetare "Energjetika dhe Mjedisi", Shoqata Termoteknike Shqiptare, Tirane, 25 maj 2007.

8. Frashëri A., Çela B., Londo A., Bushati S., Shtjefni A., Pano N., Thodhorjani S., Kodhelaj N. 2008.*Burimet e energjisë gjeotermale në Shqipëri dhe një platformë për përdorimin e tyre.* Workshop „Shfrytëzimi integral dhe kaskadë i energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët, në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë", Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Fakulteti i Inxhinierisë Mekanike, Universiteti Politeknik i Tiranës, Tiranë,14 nëntor 2008.

9. Frashëri A., Shtjefni A., Tushe F., Baçova R., Kodhelaj N., 2008. *Qendrat moderne për shfrytëzim integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale.- objekte me efektivitet të lartë për investime*. Workshop „Shfrytëzimi integral dhe kaskadë i energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët, në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë", Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Fakulteti i Inxhinierisë Mekanike, Universiteti Politeknik i Tiranës, Tiranë,14 nëntor 2008.

10. Frashëri A., Kodhelaj N., 2009. *Kontributi i energjisë gjeotermale lidhur me eficiencën e sistemeve ngrohës së godinave.* Konferenca Ndërkombëtare Energjetike "Shqipëria në performancën energjetike të ndërtesave", Fakulteti i Inxhinierisë Mekanike, Universiteti Politeknik i Tiranës, 15 maj 2009.

11. Frashëri A., 2011. Possibilities of utilisation of renewable energy resources in Albania and the applicability of launching of heat pumps for climatisation (heating and cooling*)* International Seminar: Heat pump installation in the

kindergarten nr. 14 in Korçë for better living conditions of children, Tirana-Korça 11-12 October 2011.

12. Frashëri A., 2011. Shfrytëzimi i energjisë gjeotermale për ngrohjen/freskimin e mjediseve, në pajtim me direktivat e Komisionit Europian të Energjisë G. A031. Konferenca Kombëtare „Teknologjitë e avancuara rruga jone e zhvillimit", Universiteti Politeknik i Tiranës, Tiranë, 31 Tetor 2011

13. Frashëri A., Çela B., Shtjefni A., Bushati S., Pano, Kodhelaj N., 2011. Transferimi i teknologjive moderne për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale në Shqipëri. Konferenca Kombëtare „Teknologjitë e avancuara rruga jone e zhvillimit", Universiteti Politeknik i Tiranës, Tiranë, 31 Tetor 2011

14. Frashëri A., Lono A., Thodhorjani S., 2011. Ujërat termale të Bënjës, Përmet, burim energjetik me vlerë të madhe. A010. Konferenca Kombëtare „Teknologjitë e avancuara rruga jone e zhvillimit", Universiteti Politeknik i Tiranës, Tiranë, 31 Tetor 2011

15. Frashëri A., Çela B., Thodhorjani S., Kodhelaj N. 2011. Burimet e energjisë gjeotermale dhe shfrytëzimi i tyre në Shqipëri. Konferenca Shkencore „Potencialet e burimeve natyrore, bazë për një zhvillim të qëndrueshëm në rajonin Shqipëri-Kosovë, Fakulteti i Gjeologjisë dhe Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës, Universiteti i Prishtinës, Shërbimi Gjeologjik Shqiptar, Axhensia Kombëtarëve Natyrore, Albpetrol Sh.A., Patos, Tiranë 28-29 tetor 2011.

16- Frashëri A., Bushati B. 2012. Geophysical contributions during 90 years of Albanian Geology, and facing of the transition challenges. Jubilee Conference "90 years of the Albanian Geology", Tirana, 26-28 October 2012

17. Frashēri A., Thodhorjani S., Kodhelaj N., Zuna A., 2013. Shfrytēzimi i energjisē gjeotermale pēr ngrohjen dhe freskimin e godinave dhe tē serave - njē kontribut nē bilancin energjetik tē vendit dhe kosto e ulēt pēr konsumatorēt. Conference "Promoting and incentivizing the usage of geothermal energy with low enthalpy (GCHP technologies as Renewable Energy Source). Shkodēr, IPA Adriatic EU Program, LEGEND Project, 26 Nēntor 2013.

## VIII. REFERATE TË PARAQITURA NË KONGRESE DHE SIMPOZIUME SHKENCORE NDËRKOMBËTARE

1. Frasheri A. 1991. Geothermal Atlas of Europe, to be published prior to the IUGG General Assembly in Vienna, August 1991.

2. Frasheri A. 1991. Geothermy of Albanides. International Meeting on Terrestrial Heat Flow and the Structure of Lithosphere, September 1991, Bechyne, Czechoslovakia.

3. Frasheri A. 1993 "Outlook on the influence of Geological structures in the scattering of Geothermal field in Albania". XVIII General Assembly of European Geophysical Society, Wiesbaden, Germany, 3-7 May 1993.

4. Frasheri A. 1993. "Outlook on Geothermal characteristics of the Albanian Sedimentary Basins". The 55th Conference and Technical Exhibition of European Association of Geoscientists.and Engineers Stavanger, Norway, 7-11 June 1993.

5. Frasheri A. 1993. Geothermal Phenomena detected in the thermologs of Albanides. New developments in geothermal measurements in boreholes 1993. International Symposium, Klein Koris, October 18-23, Germany.

6. Frasheri A. 1994. Outlook on the influence Geological structures in the Geothermal Regime in Albania. 7-th Congress of Geological Society of Greece. Thessaloniki, May 25-27, 1994.

7. Frasheri A., Bakalli F., 1995. Geothermal Resources in Albania. World Geothermal Congress 1995, May 1995, Florence, Italy.

8. Frasheri A., 1995. Boreholes temperature and climate changes in Albania. IASPEI Meeting, International Union of Geology and Geophysics , XXI General Assembly , July 2-14,1995, Colorado, USA.

9. Frasheri A., Bakalli F., 1996. Geothermal Energy Sources in Albania. Stanford Geothermal Program, Workshop , January 22-24, 1996, U.S.A.

10. Frasheri A., Bakalli F., Doracaj M., 1996, The sources of Geothermal Energy in Albania, First Congress of the Balkan Geophysical Society, 23-27 September 1996, Athens, Greece.

11. Frasheri A. Bakalli F. Xinxo E., 1996. The sources of Geothermal Energy in Albania. 3rd International HDR Forum, May 13-16,1996, Santa Fe, New Mexico, U.S.A.

12. Frasheri A. 1996, Heat Flow in Albania, 1996. Heat Flow and the Structure of the Lithosphere, June 9-15,1996, Trest Castle, Czech Republic.

13. Frasheri A.,1997, Heat Flow in Albania. 29th General Assembly of the IASPEI, August 18-28, 1997, Thessaloniki, Greece.

14. Frasheri A., Doracaj M., Bakalli F. ,1997, Proposal for the use of geothermal energy in Albania. Workshop: Raising funds for the commercialization of R&D achievements, Sofia, 6-7 November, 1997.

15. Frasheri A., Bakalli F., 1998, Geothermal Areas in Albania. International Conference "The Earth's Thermal Field and Related Research Methods", Moscow 19-21 May, 1998.

16. Frasheri A., 1998. Geothermal Energy Resources in Albania. European Union Thermie B Action. Seminar on transfer of Geothermal Technology and Knowledge, Reykjavik, Iceland, November 15-17, 1998.

17. Frasheri A., Cermak V., Safanda J. 1999. Outlook on paleoclimate changes in Albania Workshop "Past climate changes inferred from the analysis of the underground temperature field. Sinaia, Romania, 14-17 March, 1999.

18. Cermak V., Safanda J., Bodri L., Frasheri A. 1999. Heat Flow in Albania in a broader context of Geothermal mapping in Pancardi region. Dobrogea-the interface between the Carpathians and the Trans-Europian Suture Zone, Joint Meeting Europrobe. Bururesti, 1999.

19. Frasheri A. 1999. Geothermal Energy Areas in Albania. Inernational Geothermal days "OREGON ' 99". Klamath Falls, 10-16 October, 1999. USA.

20. Frasheri A., 2000. The source of Geothermal Energy in Albania. World Geothermal Congress 2000. Kyushu-Tohoku, Japan, May 28-June 10,2000.

21. Frasheri A., 2000, Relation between the Hydrocarbon Migration Chimney and Electric Self-Potential Field. Malta-2000 Meeting: Geology and Petroleum Geology of the Mediterranean and Circum-Mediterranean Basins. October 1-4, 2000, EAGE.

22. Frasheri A., 2000. Outlook on principles for design integrated and cascade use of low enthalpy geothermal energy in Albania. International Symposium on "Heating and Cogenerative Systems in Urban Settlements and industry". Ohrid, October, 2000.

23. Frasheri A. 2001. Outlook on Principles of Integrated and Cascade Use of Geothermal Energy of Low Enthalpy in Albania. 26th Stanford workshop on Geothermal Reservoir Engineering. 29-31 January, 2001, California, USA.

24. Frasheri A., Pano N., 2002. Temperature signals from Albanides depth. International Conference "The Earth's Thermal Field and Related Research Methods". 16-20 june, Moscow.

25. Frasheri A., Pano N., 2002. Paleoclimate changes in Albania. International Conference "The Earth's Thermal Field and Related Research Methods". 16-20 june, Moscow.

26. Frashëri A. 2002. Dicection of integrated and cascade use of geothermal energy inAlbania. International Seminar: Strategy of sustainable development options for scientific, technologic and cultural collaboration: Renewable energy and energy saving. Embassy of Italy in Albania, Ministry of Education and Sciences of Republic of Albania. Shkodër 18-19 October, 2002.

27. Frasheri A., Pano N. 2003. Impact of the climate change on Adriatic Sea hydrology. Workd Climate Change Conference, Moscow, 29 September-3 October 2003.

28. Frasheri A. Pano N., 2003. Evaluation of the transboundary geothermal field Benja Permet-Postenan- Sarandaporo Leskovik- Konitza. Inter-Balkanik Conference, Thessaloniki, October 2003..

29. Frashëri A. Pano N. 2003. Geothermal Energy in Centra/Eastern part of Albania. Geothermal Potential of South-Western part of Macedonia Workshop, Ohrid 29 November 2003. Macedonian Geothermal Association.

30. Frashëri A., Pano N., 2003. Outlook on Platforme for Integrated and Cascade Direct Use of Geothermal Energy in Albania. 65th European Association of Geoscientists and Engineers, 2-5 June 2003, Stavanger, Norway.

31. Frashëri A. 2004. Direct use of the ground geothermal energy for space heating and cooling. MAGA. Energetics 2004, Skopje, Macedonia. 6-10 April 2004.

32. Frasheri A. Pano N., Bushati S., Haska H. Directions of integrated and cascade direct use of geothermal energy in Albania. International Conference Geothermal Energy Applications in Agriculture 3-4 May 2004, Athens, Greece.

33. Frasheri A. 2004. Outlook of Principles for Design and Integrated and Cascade Use of Low Enthalpy Geothermal Projects in Albania. International Geothermal Days, Zakopane, Poland.

34. Frasheri A., Pano N. 2004. Impact of the climate change on Adriatic Sea hydrology. Expert Group Meeting on "Integrated management of coastal areas of the Mediterranean basin and the Black Sea", Trieste 13-15 December 2004.

90. Frashëri A., Frashëri N. 2005. Geothermal energy resources in Albania-country update World Geothermal Congress, Antalya - 2005, Turqi.

35. Frashëri A. 2005. Pecularities of the geothermal field at the depth of Mediterranean Alpine Folded Belt, in Albanides example. European Association of Geoscientists and Engineers Meeting and Exhibition, Madrid 2005.

36. Frasheri A., Pano N. 2005. Outlook on geological setting and seawaters dynamics factors for the Albanian Adriatic coastline developments. Oceans'05 Europe conference. June 20-23 2005.

37. Frasheri A., Bushati S., 2005. Platform for projecting of integrated and cascade use of geothermal energy of low enthalpy in Albania. Renewable Energy Sources and the Possibility pf their application. ENECO, IV Scientificf Conference. Crnogorska Akademija Nauka i Umjetnosti, Budva, 6-7 October 2005.

38. Frasheri A. 2006. Direct use of ground heat for spece heating and cooling in the low enthalpy geothermal energy areas present a contribution in country energy system. Thirtty First Workshop on Geothermal Reservoir Engineering, Stanford University, Stanford, California, January 30-February 1 2006.

39. Frasheri A., Pano N., 2006. Direct use of ground heat for spece heating and cooling, a contribution in country energy system. Energy Performance and Environmental Quality of Building EPEQUB2006, Milos, 6-7-07,2006.

40. Frashëri A. 2006. Platform for Projecting of Integrated and Cascade Use of Geothermal Energy of Low Enthalpy in Albania. *The 2nd Joint International Conference on "Sustainable Energy and Environment (SEE 2006)", B-022 (P) 21-23 November 2006, Bangkok*

41. Frasheri A., 2007. Geothermal energy resources in Albania and platform for its direct use. Heat Transfer in Components and Systems for Sustanable Energy Technologies HEAT-SET 2007, 18-20 April 2007, GRETh., Chambery, France.

42. Frasheri A. 2007. Scenarios for intergrated and cascade use of geothermal energy of low enthalpy in Albania. European Geothermal Congress EGS 2007, May 30-June 1, 2007, Unterhaching, Germany.

43. Pano N., Frasheri A., Abdyli B., 2007. "The climatic change impact in water Potential processe on the Albanian Hydrographic River Network. Geoitalia 2007-PlanetaTerra. 6th Forum Italiano di Science della Terra. Rimini, Italy.

44. Frashëri A., Shtjefni A., Alushaj R., Kodheli N., 2008. Direct use of ground heat for space heatin/cooling present a geothermal energu of low enthalpy in country energy system. International Conference: Production, distribution and related research. Embasy of Italia in Albania & Ministry of Education and Scientific Reseach of Albania, 14 March 2008.

45. Frashëri A., 2009. *Scenarios for Integrated and Cascade Use of Geothermal Energy of Low Enthalpy in Albania*. Proceedings of the 5th Congress of Balkan Geophysical Society *Geophysics at the Cross-Roads,* International Conference and Technical Exhibition, 10-16 May, 2009, Belgrade, Serbia.469. Frashëri A., Shtjefni A., Londo A., Thodhorjani S., 2009. G*eothermal energy systems in*

*Albania*. Proceedings of the 64° Congresso Nazionale ATI, Associazione Termotecnica Italiana, Sezione Abruzzese, L'Aquila, 8 settembre 2009, Montesilvano (PE), 9-11 settembre 2009.

46. Frashëri A., Alushaj R., Çela B., Kodhelaj N., 2009. *Direct use of ground heat for space heating and cooling, in the low enthalpy geothermal energy areas present a contribution in country energy system*. Proceedings of the 64° Congresso Nazionale ATI, Associazione Termotecnica Italiana, Sezione Abruzzese, L'Aquila, 8 settembre 2009, Montesilvano (PE), 9-11 settembre 2009.

47. Frashëri A., Çel B., Thodhorjani S., Kodhelaj N., 2009. "*Integrated and cascade management of geothermal energy resources of low enthalpy in Albania*", Proceedings of the Heliotopos Conferences, Forum GES 2009, Thessaloniki 2-3 October 2009.

48. Frasheri A., Pano N., 2009. Geothermal energy Resources in Albania. 5th Dubrovnik Conference on Sustainable Development of Energy Water and Environment Systems, September 29-October 3 2009, Dubrovnik, Croatia.

49. Frashëri A., Bushati S., Pano N., 2010. *Geothermal energy resources in Albania and their management*. Academy of Sciences of Turkmenistan, International Conference "Problems of use of Alternative Energy Sources in Turkmenistan", Ashgabat, February 24-25, 2010

50. Frashëri A., 2010. *Geothermal Energy Resources in Albania-Country Update Paper*. *World* Geothermal Congress 2010. Bali, Indonesia, 25-29 April 2010.

51. Frashëri A., Pano N., Hoxha F, 2010. Impact of the Climate Change in Albanian Adriatic Littoral. *BALWOIS 2010 Conference on Water Observation and Information Systems for Decision Support, Ohri, 25-29 May 2010.*

52. Pano N., Saraçi R., Frasheri A., Taska E., 2010. *Hydrological regime of Lake Prespa-Lake Ohri-Black Drini River System*. BALWOIS 2010 Conference on Water Observation and Information Systems for Decision Support, Ohri, 25-29 May 2010.

53. Frashëri A., 2010. direct use of ground heat for space heating and cooling, in the low enthalpy geothermal energy areas present a contribution in country energy system. International Scientific Conference «Science, Technique and Innovation Technologies in the Great Revival Epoch», Ashgabat, June 12-14, 2010.

54. Frashëri A., Bushati S., Pano N., 2010. Climate change impact on Buna River Delta in Adriatic Sea. International Conference "Shkodra Lake- actual situation and perspectives". Academy of Sciences of Albania, Academy of Sciences of Montenegro. Podgorica-Shkodra, 19-21 June 2010.

55. Pano N., Frasheri A., Avdyli B, 2010. The Climatic Change Impact in Water Potential Process on the Albanian Hydrographic River Network. International Congress on Environmental Modelling and Software 2010, 5-8 July Ottawa, Canada.

56. Frashëri A., Shtjefni A., Bushati S., Çela B., Kodhelaj N. 2010. Platformë e shfrytëzimit integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale ne Shqipëri. Konferenca Bashkepunimi Shqipëri – Kosovë dhe zhvillimi i sektorit energjetik &

Konferenca V-të e Shoqatës Termoteknike Shqiptare, 22 -23 tetor 2010, Prishtinë, Kosova.

57. Çela B., Frashëri A., Alushaj R., 2010. Nxehtësia e truallit pranësipërfaqësor si burim për ngrohjen/freskimin e godinave në Shqipëri dhe Kosovë. Konferenca Bashkepunimi Shqipëri – Kosovë dhe zhvillimi i sektorit energjetik & Konferenca V-të e Shoqatës Termoteknike Shqiptare, 22 -23 tetor 2010, Prishtinë, Kosova.

58. Londo A., Frashëri A., Pano N., 2010. Skenar për shfrytëzimin e drejtpërdrejtë integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale në nivelin e poshtëm të entalpisë së ulët, (25-30)$^{o}$c, në shembullin e burimeve të Bënjës, Përmet. Konferenca Bashkepunimi Shqipëri – Kosovë dhe zhvillimi i sektorit energjetik & Konferenca V-të e Shoqatës Termoteknike Shqiptare, 22 -23 tetor 2010, Prishtinë, Kosova.

59. Frashëri A., 2010. Temperature signals from Albanides depth. Workshop of the ILP Task Force on Sedimentary Basins: Dynamics and active processes: the Albanian natural laboratory and analogues, November 8- 10, 2010, Tirana, Albania.

60. Frashëri A., Pano N., Bushati S., Frashëri N. 2011. Impakti i ndryshimeve klimatike në hapësirën bregdetare të Detit Adriatik. Konferenca Shkencore Nderkombetare *Hydroclimate resources – important pull for the sustainable development of Albania,* Universiteti Politeknik i Tiranes, Instituti i Energjise, Ujit dhe Mjedisit, Tiranë, 16 qershor 2011.

61. Frashëri A., Qirinxhi A., 2011. Thermal waters origin and Temperatute Signals from Albanides Depth. A6. BGS 6$^{TH}$ CONGRESS, BUDAPEST, 2-6 October 2011.

62. Frashëri A., 2011. Possibilities of utilisation of renewable energy resures in Albania and the applicability of launching of heat pumps for climatisation (heating and cooling) International Seminar: Heat pump installation in the kindergarten nr. 14 in Korçë fbetter living conditions of children, Tirana-Korça 11-12 October 2011.

63. Eftimi R., Frashëri A. 2012. Thermal and mineral waters of Albania and the platform for their integrated and cascade use. 3$^{rd}$ International Conference Geosciences and Environment, 27-29 Belgrade, Serbia.

64. Frashëri A., 2012. Geothermal heating/cooling.The International Autumn School of Energy"Energy in South-East Europe: Status Quo- Technical Solutions- Managing the Future"Tirana, Albania, 01-05 October 2012.

65. Frashëri A., 2013. Geothermal Energy Resources in Albania-Country Update Paper European Geothermal Congress 201, Pisa, Italy, 3-7 June 2013.

66. Pano N., Frashëri A., Avdyli B., Hoxhaj F., 2014. IMPACT OF THE CLIMATE CHANGE ON ADRIATIC SEA HYDROLOGY. XII International IAEG Congress, Torino, September 15th – 19th, 2014

149. Pano N., Frashëri A., Bushati S., Frashëri N., 2014. "CLIMATE CHANGE IMPACT 0N BUNA RIVER DELTA IN ADRIATIC SEA" XII International IAEG Congress, Torino, September 15th – 19th, 2014.

67. Eftimi R., Frashëri A., 2014. THERMAL WATER OF CARBONATE ROCKS AQUIFERS OF ALBANIA. XX Congress of the Carpathian Balkan Geological Association CBGA 2014,24-26 September 2014. Tirana, Albania

68. Zuna A., Thodhorjani S., Frashëri A. 2014. GEOTHERMAL RESOURCES IN KOSOVA AND THEIR USE, IN THE FRAMEWORK OF THE COUNTRY ENERGETIC BALANCE. XX Congress of the Carpathian Balkan Geological Association CBGA 2014,24-26 September 2014. Tirana, Albania.

69. Kodhelaj N., Frashëri A., Çela B., Kamberi Z., Aleti R., Thodhorjani S., Bozgo Sh., Zeqiraj D., 2014. Bënja low temperatures geothermal springs a competitive geothermal resources. XX Congress of the Carpathian Balkan Geological Association CBGA 2014,24-26 September 2014. Tirana, Albania.

## IX. PUBLIKIME: *THIRRJE PËR SHFRYTËZIMIN E ENERGJISË GJEOTERMALE NË SHQIPËRI*

***SHTYPI I PËRDITSHËM:***

1. 2006. Mundesi per hapjen e bizneseve te reja fitimprurese: ngrohja dhe freskimi i godinave. Gazeta Ballkan, 21 Korrik 2006.

2.2006. Energjia gjeotermale, mundesi per biznese te reja, Gazeta Biznesi, 2.08.2006.

3. 2007. Dalja nga kriza energjetike. Gazeta Telegraf, 4.6.2007

4. 2007. Energjetika dhe mjedisi. Gazeta Shekulli, 6.6.2007

5. 2009. Pse nxehtësia e Tokës si energji alternative duhet shfrytëzuar edhe në Shqipëri. Gazeta Integrimi, e martë, 27 tetor, 2009, faqe 13.

6. 2009. Ja një platformë për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale në Shqipëri. Gazeta Integrimi, e mërkurë, 28 tetor, 2009, faqe 13.

7. 2009. Vlerësime të efektivitetit ekonomik të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale. Gazeta Integrimi, e enjte, 29 tetor, 2009, faqe 13.

8. 2009. Edhe në Shqipëri, nisma pozitive të shfrytëzëmit të energjisë gjeotermale. Gazeta Integrimi, e enjte, 20 nëntor, 2009, faqe 9.

9. 2009. Të mos vonohemi në projektimin e shtëpive me energji zero. Gazeta Integrimi, e enjte, 30 nëntor, 2009, faqe 13.

10. 2011. Mrekullia e ujërave termale. Gazeta Përmeti, Nr. 92, Janar 20110

11. 2011. Një udhëtim për në Përmet dhe ju do të riktheheni përsëri. Gazeta Përmeti, Nr. 95, Maj 2011.

12. 2011. Ç'më mësuan Abdyli, Naimi dhe Samiu. Gazeta Përmeti, Nr. 97, Shtator 2011.

13. 2011. Sfidat e mëdha energjetike të BE-së dhe zgjidhja ekonomike e ngrohjes në Shqipëri. Gazeta Telegraf, E martë 29 nëntor 2011.

14. 2013. Si të shfrytëzohet kapaciteti i energjisë gjeotermale në Shqipëri. Gazeta Telegraf, Viti VII i botimit, Nr. 40 (2212), 20 shkurt 2013.

15. 2013. Përmeti, kjo perlë e turizmit shqiptar. Gazeta Përmeti, Nr. 106, shkurt 2013.

16, 2013. Mos shkatërroni monumentet e natyrës dhe të historisë. Gazeta Tema, 1 gusgt 2013.

17. 2015. Ç'mund t ë bëhet në burimet e ujërave termale në Lengaricë, Përmet. GazetaTelegraf, e merkurë 7 janar 2015.

***EMISION TELEVIZIV***: Energjia  e Tokës. T.V. Telenorba Shqiptare, Korrik 2003.

***BROSHURË***:  Nxehtësia e Tokës energji alternative edhe në Shqipëri, Botim i "Shoqata Mbrojtja dhe Ruajtja e Ujërave të Ëmbla dhe Bregdetare të ShqipËrisë ", Shtypshkronja "Edlor", 2002, Tiranë,

Tiranë, më 16 janar 2015

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

## Ç'MUND TË BËHET NË BURIMET E UJËRAVE TERMALE NË LËNGARICË, PËRMET

Burimet tek Ura e Katiut, në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit Bënjë Përmet, të ndodhur në një vend me bukuri të rrallë natyrore, tek kanioni i Lumit të Lëngaricës, pranë luginës së bukur të Vjosës, përkarshi malit shapkëbardhë të Melesinit dhe atij të Nemerçkës, me cirqet e tij të famshme të dëborës shekullore, kjo zonë e këtyre ujërave mund të bëhet një qëndër gjeotermale ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik e historik e niveleve nga më të mirat evropiane. Më në jug-lindje ndodhet burimi i avullit në malin e Postenanit në veri të Leskovikut dhe burimi i ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, pranë kufirit shqiptaro-grek. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo. Këto ujëra vijnë nga thellësia, nëpër tektonikën shkëputëse të vargut të strukturave gjeologjike Bodar-Postenan-Kavasila, me bërthamë gëlqerore. Temperaturat e burimeve të trevës Përmet-Konicë janë më të ulëta, sesa ato të Llixha Elbasan-Ishëm, në pjesën veriore të zonës Gjeotermale Kruja, pasi bërthamat e strukturave gëlqerore janë pranë sipërfaqes së tokës ose madje të zhveshura në jug të Shqipërisë. Nëpër gëlqerorët kavernozë dhe me çarje qarkullojnë ujërat e ftohta nëntokësore, të cilat futen edhe në thellësi të mëdha. Këto ujëra ftohin ujërat termalë dhe zvogëlojnë kripshmërinë e tyre. Kjo hipotezë mbështetet edhe nga prania e burimeve të avullit në antiklinalin e Leskovikut, në malin e Postenanit.

Tek Ura e Katiut pranë Bënjës, në një brez rreth 500 m i gjatë, në të dy anët e lumit burojnë ujërat termale me temperaturë nga 23 deri në 30°C dhe me prurje 8 deri mbi40 l/sek, secili. Katër burime ndodhen në shpatin e djathtë dhe 4 në të majtin. Uji buron në përgjithësi në nivelin e ujit të lumit, nën të ose 1-2.5 më lart tij. Në shpatin e djathtë të lumit Lëngaricë vendosen burimet: Burimet që ndodhen në anën e djathtë të lumit, uji i të cilëve ka temperaturë më të ulët, 23-26 °C, është me mineralizim 1.3 g/l, ndërsa ujërat që burojnë në shpatin e majtë të lumit dhe kanë temperaturë më të lartë, 30°C, janë me mineralizim 1.65 g/l dhe nuk kanë gaz sulfidrik. Mesatarisht, ujërat e Bënjës nuk përmbajnë ose përmbajnë shumë pak gas sulfidrik. Uji përmban gaz karbonik etj. të tretur: Uji i disa burimeve është i pijshëm dhe me efekte kurativë.

Në malin e Postenanit, në veri të Leskovikut, shfaqen burime avulli. Avulli grifon nga një çarje tektonike me amplitudë të madhe. Në mjedisin e çarjes tektonike me pamje zgavre, temperatura është 47-54°C, në varësi të vendit ku matet, dhe avulli kondenson në bulëza uji.

Burimet e ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo ndodhen në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, pranë kufirit shqiptaro-grek. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo. Uji termal buron me temperaturë 27.6°C dhe me mineralizim të ulët, si ai i Bënjës. Ky ujë mineral është i pijshëm dhe ka efekte kurative.

Skenarët për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale në burimet e Urës së

Katiut në Lumin e Lëngaricës, Bënjë

Teknologjitë moderne për përdorimin e energjisë gjeotermale, në vendet e përparura etj. mbështeten në parimin e shfrytëzimit **integral** dhe **kaskadë** të burimeve të ujërave termale. ***Përdorimi integral*** nënkupton shfrytëzimin në kompleks të energjisë gjeotermale së bashku me energji të tjera të rinovueshme, si atë diellore, me sistemin e pompave të nxehtësisë ujë-ujë, si edhe në raste të veçanta edhe me energjinë e erës dhe të biomasave. Skema e përzgjedhur parashikon **përdorimin kaskadë** të energjisë gjeotermale në të gjithë diapazonin e nxehtësisë së burimit, nga temperaturat më të larta deri sa të arrihet në temperaturën e mjedisit, kur uji të mos ketë më nxehtësi të shfrytëzueshme. Skenarët e kësaj teknologjie përcaktohen nga parametrat gjeotermalë: fluksi i nxehtësisë dhe temperatura e burimit të nxehtësisë, prurja dhe kimizmi i fluidit, si edhe faktorët gjeografikë-ekonomikë-socialë, urbanistikë, transportit, ekologjikë dhe të pejsazhit të zonës gjeotermale. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon edhe në varësi të stinës.

Në ditët tona në vendet e përparuara, qendrat gjeotermale janë shndërruar nga klinika vetëm për të sëmurët në qendra në rradhë të parë për rigjenerim të shëndetit, pushim aktiv dhe kënaqësi për njerëzit e shëndoshë, duke u lënë edhe vendin e duhur klinikave për të sëmurët, që gjithësesi janë më pak sesa njerëzit që i frekuentojnë këto qendra për të rigjeneruar shëndetin. Po kështu, sipas teknologjive të vjetra, uji i nxehtë përdorej në klinika zakonisht vetëm me nxehtësinë 36-38 $^{0}$C për banjat e të sëmurëve, Pas kësaj uji, që mbetej përsëri i nxehtë me temperaturë 36$^{0}$C, derdhej duhe humbur shumë energji. Fakteqsisht kjo teknologji përdoret deri tani në llixhat në vendin tonë.

Prandaj, skenarët për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale të ujërave në Shqipëri, përfshirë edhe ata të Bënjës, janë përzgjedhur dhe vendosur mbi kriteret e mëposhtme:

1.Të japë ndihmesë në sistemin energjetik të vendit në kuadrin e shfrytëzimit të energjive alternative dhe ato të rinovueshme, miqësore me mjedisin.

2. Të realizojnë shfrytëzim kompleks dhe kaskadë të energjisë së ujërave termomineralë të vendit.

3. Të japë ndihmesë në zhvillimin e ekoturizmit në Shqipëri.

4. Të krijojnë biznese të reja dhe të hapin vende pune për komunitetin.

Zona e Bënjës deri tek burimet pranë Urës së Katiut mund të bëhet një qëndër gjeotermale ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik e historik e niveleve nga më të mirat evropiane:

1. Banja termale, sera për lule dhe perime, fusha për kultivim asparagus etj. Rritje peshqish.
2. Industrializim i ujit mineral të pijshëm.

Në kushtet e ujërave termomineralë me temperatura të ula, për shfrytëzimin racional të nxehtësisë së tyre duhet të përdoret skema komplekse: energji gjeotermale-energji diellore dhe pompat e nxehtësisë ujë-ujë. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon në varësi të stinës.

- **Në verë**: uji i nxehtë me temperaturë rreth 28°C përdoret për të mbushur pishinat. I ngrohur me energjinë diellore deri në temperaturën 38°C do të përdoret për banjat termale individuale, ndërsa në temperaturë mbi 55°C për sauna. Ujë tjetër i burimeve dërgohet në vaskat e rritjes së peshkut. Në kombinim me panelet diellorë ngrohet uji sanitar për hotel-klinikën, dushe, etj.
- **Në dimër**: ujit termomineral të ngrohtë (t=26-30)°C të burimeve, i merret një sasi nxehtësie në impiante të ndryshme, p.sh. në ara ku kultivohet asparagus për ngrohjen e truallit, në pishinën e mbyllur dhe, pasi uji të arrijë temperaturën rreth 15°C, dërgohet për të furnizuar pompa nxehtësie ujë-ujë nëpërmjet këmbyesit të nxehtësisë . Pompat e nxehtësisë japin ujin e nxehtë në temperaturën (50-75)°C për nevojat e qëndrës gjeotermale. Nga ky sistem kompleks, uji ndahet e dërgohet në disa drejtime:

a) Në sera, për kultivimin e perimeve dhe luleve, për ngrohjen e truallit në ara,
b) Për ngrohjen e godinave të hotel-klinikave dhe ujin sanitar,
c) Për ngrohjen e ujit termomineral të pishinave të mbyllura,
d) Për ngrohjen e ujit të ëmbël të pishinave të mbyllura,
d) Për ngrohjen e ujit termomineral për vaskat e banjave personale, saunat.
e) Për vaskat e rritjes së peshkut, me ujin që del nga serat dhe godina e hotelit.

Edhe gjatë ditëve dimërore me diell, në sistem futen në punë edhe panelet diellorë për ngrohjen e ujit sanitar.

Uji termomineral i pijshëm i burimeve, që ka efekte kuruese për aparatin tretës, mund të industrializohet, duke ngritur impiantin përkatës për ambalazhimin në shishe.

Me sasinë e përgjithshme prej 110 l/s e ujit të ngrohtë me temperaturë 30°C, e tre burimeve Nr. 5, 7, 8 mund të realizohet ngrohja:

- e fushave me sistem tubacionesh të futura disa centimetra në tokë, ku kultivohen asparagus dhe sallata të ndryshme, p.sh. marule, që kërkojnë temperaturë optimale të truallit rreth 14°C,
- Me ujin e ftohur në këto fusha deri në temperaturën 10-15°C furnizohet nëpërmjet këmbyesve të nxehtësisë pompa nxehtësie ujë-ujë pët ta ringrohur uji dhe për ta çuar në sera, ku mund të kultivohen perime dhe lule të ndryshme.

Me sasinë e ujit të burimeve Nr. 3, 4 me rreth 16.5 l/sek, i ngrohur me temperaturë 50-75°C mund të furnizohen pishina të mbuluara dhe të ngrohet hotel me një sipërfaqe rreth 1500 $m^2$.

Në këto burime të ujërave termomineralë mund të ngrihen qendra rekreacioni, mjekesore dhe ekoturistike, si edhe të kultivimit të perimeve dhe akuakulturës, që japin një kontibut me vlerë për zhvillimin ekonomik të krahinës. Por këto qendra gabimisht nuk duhen konceptuar me ndërtimin e godina hotelesh betoni e xhamllëku pranë burimeve, se me këtë shkatërrohet pamja natyrore e ekosistemit dhe vendi bëhet i pa pëlqyer. Vizitorët mund të sistemohen për të banuar në shtëpi të rikonstruktuara të Bënjës, një fshat shumë i bukur dhe panoramik, si edhe në Përmet. Me mikrobus bëhët trsporti i tyre Burimet duhen sistemuar, duke ruajtur pamjen e tyre natyrore. Për banja për të sëmurët, për pushimin pas banjave

si edhe për trajtimet mjekësore mund të ndërtohen në afërsi të burimeve mjedise të lehta, të bukura, të harmonizuara mirë me natyrën. E njejta gjë mund të thuhet edhe për burimin e avullit në Postenan dhe të ujërav në Sarandaporo. Dhe atëhere, me siguri në këto qendra gjeoermale moderne do të vijnë mijera vizitorë në vit nga vendi dhe Evropa, siç ndodh në Burizane të Greqisë, ngjitur me kufirin Shqipëri-Greqi ku është ndërtuar një qendër turistike shumë e bukur në bregun e Vjosës, që frekuentohet nga rreth dhjetë mijë turistë anglezë, gjermanë, hollandezë dhe grekë në vit, megjithëse nuk ka burime termale. Me këtë hapen shumë vende pune duke u rritur niveli ekonomik i komunitetit lokal.

Alfred FRASHERI

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave
Universiteti Politeknik i Tiranës

**Gazeta TELEGRAF**, 7 janar, 2015






Ura e Katiut në Lumin Lëngarica, pranë fshatit Bënjë, Përmet, ku ndodhen burimet e ujërave termale.









Fshati Bënjë,
Burimet e ujërave
termale dhe
Shpella prehistorike.





Burimet 3 4 5 7 8

6

29.3°C

Panel diellor

80°C

Përpunim uji mineral

Asparagus

Pishina të hapura dhe të mbuluara

Sauna

20°C

Hotel Llixhë

Këmbyes dhe Pompa nxehtësie

Panel diellor

50°C

30°C

Serë

Rritje peshku

15°C

Kanioni i Lëngaricës mbi urën e Katiut dhe skema e shfrytëzimit të ujvrave termale të burimeve ne L ëngaricë,

# Naim Frashëri – rron në zemrat dhe mendet tona !

Homazh në 114 vjetorin e vdekjes, në kuadrin e "Natës së bardhë Naimjane" që Shoqata Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Vëllezërit Frashëri", Përmet, organizon në datën 20 tetor 2014.



*"Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr"*
*Naim Frashëri*

Më 20 tetor 1900 Naim Frashëri, Naim Shqipëria siç i këndoj populli, mbylli sytë. Sot ne përkujtojme me respekt 114 vjetorin vdekjes së tij. I pikëlluar, poeti i madh i Lunxherisë, Andon Zako Çajupi, shkroi: "Vdiq Naimi! Vdiq Naimi! /Moj e mjera Shqipëri /Mëndeje-larti, zemër-trimi /Vjershëtori si ai!/. Naimi ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët, ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora më 1909 (AQSh, Fondi 56, dosja 8).

Kujtimit të rilindasve, luftëtarëve të pushkës dhe të penës, që sollën pavarësinë, që shkrinë jetën e tyre dhe pasurinë për të bërë Shqipërinë ne i përulemi me respekt të madh. Ne nderojmë dhe përulemi ndaj atyre që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi, u mësuan gjuhën shqipe sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh që flasim ne sot, përgatitën dhe sollën Pavarësinë e Shqipërisë. Dhe, midis atyre që ishin në ballë të luftës, ishin edhe vëllezërit Frashëri, Abdyli, Naimi dhe Samiu. Ata e ngritën Frashërin në piedestal dhe e bënë Mekën e Shqipërisë, siç e quajti luftëtari Mihal Grameno, i cili i këndoi Frashërit më 1907:"Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë/Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë/Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë/Tek është lindur Naim Beu zemr' e Shqipërisë".Nuk ka patur shqiptar që nuk dinte përmëndësh vjershat e Naimit të Madh, e bilbilit të gjuhës shqipe, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohej nga ato. Bustet e tyre ndodhen në shumë qytete të Shqipërisë. Emrat e tyre i mbajnë shumë shkolla në Shqipëri. Për ta kanë shkrojtur penat më të forta të vendit. Vepra e tyre është përjetësuar në internet, në shqip dhe në anglisht. Jam i bindur se idealet e kolosëve të Rilindjes do të rrojnë në jetë të jetëve. Në këto përpjekje dhe luftë të shqiparëve, përkrah Abdylit, vëllai të tij të madh, u rrjeshtua edhe Naimi. Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve: O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë/të ditur, të dëgjuar o burra luftëtarë/të besësë për kombin e miq për jetë bërë/lispet dhe sot të jemi, si kemi qen' një here/të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë" dhe hodhi kushtrimin: **Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë**.

Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve: O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë,/të ditur, të dëgjuar e burra

luftëtarë,/sikundër të bashkuar, që ndodheshim të tërë,/të besësë për kombin e miq për jetë bërë/lispet dhe sot të jemi, si kemi qen' një herë/të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë....Dhe dashurinë për atdheun e këndoi shqip në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi". Pas rreth tre shekuj harrese, Naimi u mësoi shqiptarëve "Historinë e Skënderbeut", u dha shqiptarëve eposin e tyre kombëtar, nëpërmjet historisë dhe heroit legjendar të tyre Ai i porositi: "hapni sytë dhe punoni/të gjithë për Shqipërinë/tjetërë gjë mos kërkoni/ajo sjell mirësinë". Naimi u tregoi shqiptarëve: " O atdhe, më je i dashur sa më s'ka,/Më je nënë, më je motër, më je vlla,/Nga ç'ka rrotull më i shtenjti ti më je,/e m'i miri nga çdo gjë që ka ky dhe". Dhe më tej: "Njeriu po s'deshi kombin e tija /E mëmëdhënë, /Nuk ka pjesë nga njerëzia /S'do as vethenë"/ e më na mësoi: "Kurrë armiqësi të mos kesh /Gjithënjë njerzit t'i ndjesh, /Njeriu, është e vërtetë, /Kur vdes, e hyn në dhet,/ Edhe në qoftë mbret, /Me vethe gjë s'po merr./ Po, puna, që punon/ Dh'emëri, që fiton. /Mbi dhe për jetë rron/ Gjithënjë i ep nder.

Naim Frasheri u tregoi shqipërarëve dhe rë huajve se pjesë e cilës botë jemi ne shqiptarët kur shkroi:..../jak' o ditë e bekuar/Që lind nga pererëndon!/At'an' e ke ndriçuar/E ne pse na harron?.

Universi i humanizmit shqiptar kishte përfaqësuesin e tij tek Naimi. Ai shkroi në vargje shqip poemën epike "Qerbelaja", për tu dhënë shqiptarëve eposin fetar të bektashizmit, që fillonte me vargun "Zot i madh, për Qerbelanë! ......Në këtë poemë Naimi shkroi: Që të jetë jetëgjatë! / Shqiptari trim me fletë, / si ka qënë le të jetë, / të ketë gjith' urtësinë,/ e ta dojë Shqipërinë, / të vdesë për Mëmëdhenë/...të jetë trim e i mirë, /po të mos jet' egërsirë, /të jet i qytetëruar,/ i ditur e i mësuar, /t'i apë nder Shqipërisë, / U bëftë e Perëndisë! Po me k16 Naimi 1.jpgt16 Naimi 1.jpg pathos, Naimi i këndoi edhe Krishtit. Në vjershën"Perpara Krishtit" ai shkroi: Djalëth, njeriu i Perëndisë,/Fytyra jote mua më tregon,/...... Zot, ti ke vuar/Edhe s'ke pushuar,/Nga njeriu hoqe/,Për të u përpoqe./Ti u përpoqe për njerëzinë/Dhe dashurinë e bëre besë/,/Njeriut i vunë nom miqësinë./Që kur të lindet, gjer sa të vdesë/Për këtë fjalë/Të qofsha falë./Se njerëzia/E Perëndia....

Për ti nderuar Rilindasit e mëdhenj, Abdylin, Naimin dhe Samiun, për t'u përulur me respekt para veprës së tyre, e gjeta të udhës të përsëris vetëm disa nga mëaimet e Naimit për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, që edhe mua frashërlliun m'i mësoi gjyshi, babai, nëna dhe mësuesja e parë, që edhe unë dhe gruaja e ime u a mësuam fëmijëve tanë, nipit dhe mbesës tetë vjeçarë dhe, ashtu si të gjithëve ne, ato shkrime që na kanë frymëzuar në vite dhe do të na jenë fener për gjithënjë në rrugën e jetës sonë

Halit Frashëri, babai i Vëllezërve Frashëri, në një bisedë me bejlerët e Frashërit, midis të tjerave u tha "...ne, po nuk mësuam djemtë tanë në gjuhërat e huaja e nëpër shkolla të larta, do të humbasim, krejt vendi do të varfërohet. Shqipëria nuk do të ketë asnjë rëndësi në Ballkan; prandaj unë vendosa që të shes çiflikun, të vete në Janinë e të gjej mënyrën që të mësoj

djemtë e mi, e gjej të arsyeshme që edhe ju kështu të bëni" ("Demokracia", Gjirokastër, nëntor 1938).
Këtej nis një fenomen unikal për Frashërin, që unë e kam emërtuar "Dukuria Frashëri". Kur Halil Frashëri dhe e shoqja Eminea vdiqën, më i madhi i fëmijëve Abdyli 20 vjeç, dëgjoi mësimin e të atit dhe u këshillua edhe me Baba Alushin, si të vepronte më vëllezërit e motrat. Baba Alushi i tha Abdylit "Gjuha shqipe sot për sot është fshehur si një thesar i mbuluar në truall. Shpjeri vëllezërit në gjimnazin e Janinës, nga do të dalin shumë të mësuar. Dhe kur të dalin nga shkolla, t'u kujtosh të ngjallkin librin e gjuhës thjesht shqip, që kësi mënyre të zgjohet e të ngjallet populli shqiptar" (K. Bezati, 2006). Dhe dolën nga Frashëri rilindasit e mëdhenj, vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, për të ndërgjegjësuar shqiptarët që të ngriheshin në luftë për atdheun e të parëve, për gjuhën shqipe dhe për dashurinë ndaj të bukurës Shqipëri.

Mësimet e ndritura të Vëllezërve Frashëri, që së toku me atdhetarë të shquar të tjerë ishin në ballë të Rilindjes sonë Kombëtare, janë me vlerë edhe sot më tepër se kurdo, janë të ditës thirrjet e tyre:

- "M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun" dhe "Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë" e të madhit Sami Frashëri dhe
- "Feja e shqiptarit është shqiptaria" e të madhit Pashko Vasa.

7 Dhe unë tashmë e kam fare të qartë: duke njohur madhështinë dhe bukurinë dhe pastërtinë e natyrës dhe maleve të Tomorricës dhe të Baba Tomorrit, të Frashërit dhe Bredhit të Hotovës, të Maleve Rodope ku kanë jetuar për dhjetra vjet të parët e Frashërllinjve, si edhe gjaku i trimave Hamza Tomorrica dhe Iljas Mirahori që rridhte dejet e tyre, e mençuria e Eminesë dhe Halit Frashërit, u kanë dhënë Abdylit, Naimit dhe Samiut frymëzimin dhe kanë mbrumosur tek ata, si edhe tek frashërllinjtë e tjerë, dashurinë për Shqipërinë, shqiptarizmin dhe gjuhën shqipe, për ti vënë ato mbi vehten e tyre dhe për të ecur përpara. Veti këto, që frashërllinjtë i ruajnë brez pas brezi.

Po pse i rendita mesimet e Vëllezërve Frashëri, vetëm për ti kujtuar e nderuar? Jo, por për të analizuar ç'po bëjmë sot dhe ku na shpie rruga e nisur. Sot s'po na pëlqeka më gjuha shqipe, gjuhës që Naimi i këndoi "**Pa shihni ç'gjuhë e mirë!/Sa shije ka e hije/ç'e bukur' dhe e lirë,/si gjuhë perëndie**/. Dhe broçkullisin sot politikanë e shtetarë fjalime boshe me më shumë fjalë të huaja , të cilave nuk u dinë as kuptimin, se sa fjalë shqip. Shikoni dhe dëgjoni emisione televizive të stacioneve me emra jo shqip, lexoni gazetat madje dhe librat shkollorë dhe do te gjeni se edhe edhe për "pamjen e fytyrës" përdorin fjalën "luk", që nuk përdorin fjalën e bukur shqip "zgjimi", që përdorin "show" në vend të fjalës shqip "shfaqje", "kurrikula" në vend të "plane mësimore" etj., etj. Shikoni emërat e lokaleve dhe reklamat e tyre në rrugët e qyteteve. Nëpër rrugët e Shqipërisë, madje edhe në murret e shkollave, gjen të shkrojtur thirrjen "Jeta **osh** qejf". Hapet ne Tiranë panairi "Work and Study", se nuk u ka pëlqyer organizatorve shqipja "Punë dhe Studim". Nëse nuk janë dell budallallëku, janë ligësi, për të zhbërë gjuhën shqipe. Dhe pa gjuhë nuk ka komb. Dhe kjo shtrihet edhe

më tej. Cdo ditë e më shumë syte po i drejtomë tek të huajt edhe për gjërat që i bejmë shumë më mirë vetë.  Nuk duam të realizojmë as se gjatë 24 vjetëve, kompanitë e huaja nuk kanë zbuluar asnjë vendburim nafte e gazi, bakri e kromi, etj. Po shfrytëzojnë ato që kemi zbuluar ne, me dije, me përkushtim dhe sakrifica, me dashuri për atdheun.

Pavarësia dhe liria Shqipërisë u realizua nga lufta dhe përpjekjet e popullit shqiptar me në krye Rilindasit e mëdhenj dhe gjaku i dëhmorëve në këtë shekull, nga të gjithë trevat e Shqipërisë. Shqipëria e vitit 2014 nuk është ajo e vitit 1912 as edhe e vitit 1944. është ndryshuar e ka përparuar me gjakun, punën, vullnetin, sakrificat e popullit shqiptar. Është detyra e jonë sot të përparojmë më tej Shqipërinë dhe për këtë le të vëmë në jetë mësimet e Rilindasve!

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

Botuar Gazeta **TELEGRAF**, 20 tetor 2014

**FRASHËRI VATËR E PAVDEKSHME E ATDHETARIZMIT NË SHQIPËRI**

## Konferencë Shkencore, Frashër 25 maj 2014

### Mundësite dhe domosdoshmëria e zhvillimit të Frashërit si një qëndër historike , turistike , dhe shëndetesore, për mbajtjen gjallë të ideve madhore të vëllezërve Frashëri

Prof. Dr. Alfred FRASHERI

*Mjeshtër i madh*

Historia e njerëzimit ka treguar se qytete e fshatra krijohen dhe lulëzojnë në shekuj, por braktisen dhe shndërrohen në gërmadha edhe në më pak kohë. Kështu ka ndodhur edhe me qytetet nga më të lashta në Shqipëri, me Butrintin, Apolloninë, Antigonenë etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve natyrore, kushtet historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj. Kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe njeriut normal nuk i vete mëndja që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz. Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërojnë në qendra turistike, madje më të shquarat në vende peligrinazhi. Kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Në këtë kategori, bëjnë pjesë edhe muzetë e monumentet e tjera të kulturës dhe të natyrës.

Me një histori mbi 500 vjeçare, Frashëri, ky vend lapidar i Shqipërisë, ka nxjerrë si asnjë vend tjetër patriot e burra shteti,si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Frashëri, ku ka lindur Abdyli, Naimi dhe Sami Frashëri, tre kolosët e Rilindjes Kombëtare që e ngritën Frashërin në piedestal, ka nxjerrë njerëz të mëdhenj dhe ka histori të lavdishme për vendin dhe kombin tonë. Dhjetë politikanë, deputetë, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, pesë pashallarë, dhjetra shkencëtarë,specialistë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar. Fatkeqësisht, Frashëri sot po përjeton një gjendje të vështirë.

Luftëtari i lirisë Mihal Grameno, më 1907 shkroi: *“Si ty o Vithlehem e Mek’ e Arabisë/ Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishtërisë/ Për mua është Frashëri vënt i Perëndisë/ Tek është lindur Naim Beu zemr’e Shqipërisë”!*

Gjatë viteve të tranzicionit janë vërejtur dhe po vazhdon të vërehen në Shqipëri, si edhe në Frashër, dukuri negative e me pasoja të rënda kombëtare: prishen e nuk mirëmbahen muzeume, rrugët tek ato, monumente, gjuha shqipe letrare. Për të djegur mësimet e Abdlylit,

Naimit, Samiut dhe punën atdhetare të frashërllinjve ndër vite, që kontribuan për bërjen dhe zhvillimin e shtetit shqiptar, veprimtarinë aktuale të brezave të rinj të frashëlinjve kudo ku janë, ka njerëz që duan të harrohet Frashëri dhe bashkë me të edhe mësimet e rilindasve të mëdhenj Abdylit, Naimit, Samiut, si edhe atdhetarizmi i tyre. Frashëri, kjo vatër e atdhetarizmit dhe mësimet e Rilindasve mbijetuan djegien nga andartët grekë, midis të cilëve për fat të keq kishte edhe disa shqiptarë të djallëzuar. Sot, djajtë antishqiptarë duan të harrohet Frashëri dhe bashkë me të atdhetarizmi dhe mësimet e Rilindasve. Këto dukuri duhet të na japin alarmin: një komb që nuk ruan historinë dhe gjuhën e tij është i paracaktuar të vdesë. Dhe këtë, ne shqiptarët sot e kemi për detyrë ndaj vehtes dhe fëmijëve tanë, që të mos e lejojmë. Frashëri sot po përjeton një gjendje të vështirë, por nuk eshte “RRËNUAR”, se qytetet e fshatrat i bëjnë njerëzit, nuk janë “RRENUAR” mësimet e Abdylit, Naimit dhe të Samiut që e ngritën Frashërin në piedestal, nuk janë rrënuar frashërllinjtë.

Edhe në kushtet e zbrazjes së Frashërit dhe të fshatrave përreth, një punë energjike bën Komuna ndër vite, në bashkëpunim me shoqata dhe intelektualë atdhetarë nga Shqipëria dhe Kosova, për të mbajtur gjallë jetën sot në Frashër dhe në Dangëlli. Veprimtari kryesore e përvitshme kanë qënë Kuvendet e Frashërit në ditën e lindjes së Naimit, çdo 25 maj, duke filluar nga viti 2004 e deri më sot. Eshtë punuar edhe për proje- ktimin e zhvillimit të Frashërit si një qendër histo-riko- turistike, e ripërtitritjes shë-ndetësore, ble-tarisë, kultivi- mit dhe përpu-nimit të bimëve medi-cinale, blegtorisë etj. Komuna ka hartuar dhe pa-raqitur në insta-ncat shtetërore përkatëse edhe një genplan për rregullimin e qendrës së Frashërit, restaurimin e muzeumit dhe riparimin e rru-

gës. Me këtë kontribuohet për mbajtjen gjallë te ideve madhore të Vëllezërve Fra- shëri , por edhe në zhvillimin eko- nomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit.

Më 10 tetor, 2007 ju dërgua drejtuesve kryesorë të shte- tit promemorja: **Frashëri duhet dhe mund të kthehet në një qendër histo- rike-kulturore dhe turistike e rëndësishme për të mbajtur gjallë frymën e atdhedashurisë së Rilindjes Kombëtare Shqiptare.**

Komuna Frashër ka hartuar dhe paraqitur në instancat shtetërore përkatëse edhe një genplan për rregullimin e qendrës së Frashërit, restaurimin e muzeumit dhe riparimin e rrugës. Realizimi i këtyre masave do ta kthejë Frashërin në një qendër për zhvillimin e turizmit historik-kulturor dhe ekologjik, duke kontribuar edhe në zhvillimin ekonomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit. Frashëri dhe zona për rreth janë të pasur jo vetëm me monumentet historike. Atje ka edhe shumë monumente të natyrës,

burime uji të kristaltë, parkun kombëtar të bredhave në Hotovë etj. Në genplan është propozuar edhe shitja e trojeve të vegjël për ndërtime shtëpizash turistike për qytetarë të ndryshëm. Ky genplan është e nevojshme, që krahas institucioneve shtetërore përkatëse t’i bëhet i njohur

publikut dhe komunitetit të biznesit për sensibilizimin e tyre. Dhe në promemorje shprehej besimi se drejtuesit e shtetit do të kontribuonin në ringjalljen e Frashërit. Promemorja është frmosur nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashër, Sabri Godo, Xhemal Dauti- kryetar i Shoqatës Dangëllia, akademikët Eduard Sulstarova, Xhevahir Spahiu, DritëroAgolli, Neki Frashëri, profesorët Xhemil Frashëri, Muharrem Frashëri, Alfred Frashëri, Floran Vila, Rushan Liço, Hilmi Frashëri, Pëllumb Xhufi, Artan Tashko.

Në pranverën e 2008 Komuna Frashërit hartoi dhe paraqiti projekt propozimin

**"Ngritja e qëndrës së ripërtritjes për sëmundjet pulmonare në Frashër".** Duke vlerësuar potencialet natyrore të Frashërit, si edhe mundësitë ekzistuese, u propozua që të ngrihet një qendër e ripërtritjes për sëmundjet pulmonare etj. me karakter mbarë kombëtar. Për hartimin e projektit, Komuna aktivizoi një grup vullnetarësh të përbërë nga: Prof. Dr. Alfred Frashëri- drejtuesi shkencor, Prof. Dr. Niko Pano- për klimatologjinë, Prof. Dr. Jul Bushati- për mjekësinë, Prof. Dr. Hajri Haska- për vegjetacionin. Grupi koordinonte punën me kryetarin e Komunës Tomor Kotorri për pjesën organizative. Për të zvogëluar investimet e nevojshme, për këtë qëllim u propozua të shfrytëzohet godina dykatësh e shkollës së mesme, e cila aktualisht nuk funksionon, duke i bërë asaj ndryshimet dhe rregullimet përkatëse.

Ndërtimi i qendrës shëndetësore në këtë projekt upa i lidhur ngushtë edhe me zhvillimin e Frashërit si një vend turistiko-historik. **Vëmendja e pare u përqëndrua drejt rregullimi i qendrës së Frashërit dhe Muzeut të vëllezërve Frashëri**. Propozohet që qendra të rregullohet sipas një plani urbanistik, duke u rregulluar rruga kryesore dhe ato anësore, si edhe të ndërtohen lulishte, që ajo të marrë pamjen e një vendi të kulturuar e jo të lënë pasdore. Muzeu ka nevojë të rregullohet dhe rinovohet sipas një projekti tashmë të paraqitur në organet shtetërore përkatëse. Për fat të keq, muzeu pësoj shkatërimet e vitit 1997. Më pas, u shkurtua deri sa u hoq fare personeli i Muzeut. Vitet e fundit, i janë bërë disa riparime të vogla të çatisë, dhe vullnetarisht, një nga punonjësit e mëparshëm, bën përpjekje për ndonjë mirëmbajtje të vogël e pastrim. Duke vlerësuar rëndësinë e Muzeut, jo vetëm thjesht si një kujtesë e shquar e historisë së kombit, por edhe për ta kthyer atë në një vatër edukimi për gjithë vendin, si edhe një qendër kulturale turistike, është e domosdoshme të ndërmerret një projekt i cili të ketë si objektiv ringritjen dhe rinovimin e muzeut të vëllezërve Frashëri. Për këtë duhen realizuar detyrat e mëposhtme: Te restaurohet godina dhe mjedisi rrethues i saj, të gjitha sallat dhe të pajisen me dokumentacione të reja, me librat ë vëllezërve Frashëri ose fotokopjet e tyre, me harta e skema të reja etj. Të ngrihet arshiva e Muzeut, të pasurohet periodikisht dhe të pajiset me bazën e duhur kompjuterike. Një nga mjediset e Muzeut të kthehet në sallë konferencash, duke e pajisur edhe teknikën bashkëkohore për projektim të kumtesave, shfaqje dokumentarësh, qendër zëri, etj. Të rihapet organika e personelit, të paktën për dy persona: një guide-arshivist-

mirëmbajtës dhe tjetri roje.

Krahas me miratimin e projekteve dhe fillimin e punimeve duhet të bëhet edhe informimi i komuniteteve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni dhe në vendet e huaja, për mundësitë që do të krijohen në Frashër për rekreacionin e shendetit në kushtet e klimës malore të pastër, si edhe për organizimin e ekoturizmit kulturor dhe historik. Për këtë programohen veprimtari të ndryshmë: Emisione radiofonike dhe televizive, botimi i flet-palosjeve dhe guidave turistike, i broshurave mbi rehabilitimin e shëndetit në vende me klimë malore dhe bukuri natyrore të mëdha, si edhe organizimi i veprimtarive kulturore-patriotike-artistike në Frashër në datat jubilare. Është e domosdoshme organizimi i agencisë turistike në Përmet për të siguruar udhëtimin Përmet-Frashër. Lidhja e saj me agencitë turistike të vendit dhe jashtë tij.

Shumë e rëndësishme është edhe thirrja për sponsorë nga komuniteti i biznesit në Shqipëri dhe jashtë vendit.

Idetë kryesore të këtij projekti, Komuna e Frashërit me anën e një letre ju a bëri të ditura Presidentit të Republikës Z. Bamir Topi, Kryeministrit Z. Sali Berisha dhe Kryetares së Kuvendit Z. Jozefina Topalli bëri apelin: "**Të shpëtojmë Frashërin nga shuarja e kujtesës së historisë**". Letra është mbështetur nga një grup intelektualësh: Alfred Frashëri, Xhevahir Spahiu, Sabri Godo, Dritëro Agolli, Aleksandëe Peçi, Nuri Dragoi, Floresha Dado, Teki Biçoku, Nuri Çuni, Albert Frashëri, Rushani Liço, Panajot Boga, Neki Frashëri, Bahri Myftari, Avni Mula, Kastriot Bezati u botuan në gazetën Republika të datës 1 shkurt 2010.

Më 5 prill 2010 ju drejtua një letër tjetër Prof. Dr. Sali Berisha, Kryeministër i Shqipërisë

**"Për rregullimin e rrugës së Frashërit dhe qendrës së tij"**, ku midis të tjerave shkruhej: "Ne ngremë me shqetësimin më të madh domosdoshmërinë e rregullimit të rrugës së Frashërit, për ta bërë atë në normat e sotme të vendve të qytetëruara, të cilët vlerësojnë të shenjta vendet historike, siç është Frashëri për ne....**Rruga për tek Abdyli, Naimi dhe Samiu është rrugë kombi.** Ne u drejtohemi Ju, Zoti Kryeministër me bindjen se do të ndani shqetsimin tonë dhe do të krijoni kushtet që të zhvillohet Frashëri si një qendër historike muzeale dhe turistike, që të mos humbasë ky vend i shënjtë i kombit shqiptar". Letra u firmos nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashëri dhe intelektualët Alfred Frashëri, Ibrahim Toshkësi, Xhemal Dauti, Muharrem Frashëri, Kastriot Bezati, Neki Frashëri, Rushan Liço, Mit'hat Sanxhaku, Eduard Sulstarova, Muzafer Korkuti, Emin Riza, Salvatore Bushati, Xhevahir Spahiu, Floran Vila, Xhemil Frashëri, Nuri Dragoj, Dritëro Agolli, Stilian Adhami, Gudar Beqiraj.

Në pranverën e vitit 2014 Komuna e Frashërit dhe disa intelektualë ngritën problemin e ruajtjes së Komunës Frashëri në kushtet e reformës administrative të vendit. Së pari, Prof. Dr. Alfred Frashëri botoi artikullin "**Komuna historike e Frashërit nuk duhet fshirë me një të rënë të**

**lapsit, bën krim"** në Gazetën Dita, më 30 Tetor 2013 dhe në Gazetën Telegraf, më *7 Nëntor 2013,* ku midis të tjerave shkruhej: "Reforma për pushtetin vendor dhe ndarjen administrative të vendit që po ndërmerr qeveria është e drejtë dhe në kohën e duhur. Si edhe në vende të tjera, ashtu edhe në Shqipëri janë bërë ndër vite ndryshimet e nevojshme që lidhen me zhvillimet demografike dhe ekonomike të vendit. Por këto ndryshime nuk duhet të bëhen vetëm mbi bazën e disa numrave dhe të fshihen nga harta admini-strative e ve-ndit komuna të ndryshme dhe të krijohen të reja, me një të rënë të lapsit. Komunat ka-në historikun e tyre, ato janë dëshmi e his-torisë së Shqi-përisë dhe ky argument duhët ti vërë në mendim institucionet që janë ngarkuar më hartimin dhe zbatimin e kësa reforme. E tillë është komuna e Frashërit, e cila sipas njoftimeve të gazetës Shqiptarja.com është planifikuar të fshihet nga harta. Është e vërtëtë që Komuna e Frashërit, e përbërë nga 12 fshatra: Frashëri, Gostivisht, Miçan, Verçisht, Soropull, Zavalan, Ogren-Kostrec, Kreshovë, Gostomickë, Selenicë, Koblarë, Vërçisht, ka vetëm 387 banorë, madje në vetë Frashër banojnë vetëm katër familje. ...Në Frashër kishin lindur Abdyli, Naimi dhe Samiu, që ishin në ballë të Rilindjes Kombëtare, luftëtarët e pushkës dhe të penës, që sollën pavarësinë, që shkrinë jetën e tyre dhe pasurinë për të bërë Shqipërinë. Ata e ngritën Frashërin në piedestal dhe e bënë Mekën e Shqipërisë. Po Frashëri u bë edhe vatra dhe rrezatuese e atdhedashurisë dhe e shqiptarizmit në breza, deri në ditët tona. Ne sot nderojmë dhe përulemi me respekt të madh ndaj atyre që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndje- njën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi dhe si duhet të ndërtonin shte- tin shqiptar. U mësuan gjuhën shqipe sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Ma- dh që flasim e shkruajmë ne sot. Komuna e Frashëit nuk është e sotmja. Në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX-të në Frashër ishte vendosur një mydir dhe një kadi qeveritar për gjithë nahijen e Dangëllisë. Më 12 tetor 1908 u hap e para shkollë shqipe në Frashër.

Në 6 majin e vitit 1914 bandat e andartëve grekë dogjën 318 shtëpi të Frashërit dhe lanë pa strehë 1120 banorë, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit dhe veprën e Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit. Por Rilindja Kombëtare doli fitimtare dhe Frashëri u ringjall si Feniksi nga hiri i zjarrit mëkatar të andartëve grekë.

Analiza e gjendjes në Shqipëri më krijon mundësinë të kuptohet edhe një dukuri tjetër: Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri. Kjo, sepse ç'është bërë deri më sot shpesh bien ndesh me porositë e tyre, shkojnë në të kundërt. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër qoftë edhe i kulturës për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. Organet kompetente hoqën edhe rojën e Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, duke e lënë atë pa mbrojtje si shumë monumente kulture të tjera, përfshirë si dihet edhe shtëpinë muze te At Gergj Fishtës, e cila nëpërgjithësi nuk është ngritur, e Vaso Pashës etj. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua Ministria e

Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit.

Frashëri, fshati lapidar, me një pejsazh shumë të bukur, me një klimë të shëndetshme, duhet dhe mund të kthehet në një qendër historike-kulturore dhe turistike e shëndetësore e rëndësishme për të mbajtur gjallë frymën e atdhedashurisë së rilindjes kombëtare shqiptare.

Programet dhe projektet që Komuna ka hartuar ndër vite , e deri më sot nuk kanë marrë përgjigje nga instituci- onet shtetërore përkatëse. Ka zgjidhje problemi: Komuna e Frashërit nuk mund të mbetet kështu siç është. Ajo duhet të bashkohet me komuna të tjera fqinjë.

Më 26 mars 2014, Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të fshatrave të Dangëllisë, të mbështetur nga një grup intelektualësh, më 26 mars 2014 u drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar Zotit Bujar NISHANI - President i Republikës së Shqipërisë, Zotit Ilir META - Kryetar i Kuvendit të Republikës së Shqipërisë, Zotit Edi RAMA - Kyeministër i Republikës së Shqipërisë me letrën "**HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNËS SË FRASHËRIT**" ku theksohet "….Frashëri është vendlindja e vëllezërve Frashëri,Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit, e doktrinerve të mëdhenj të Shqipërisë, është lapidari i lartë i kombit dhe lapidarët nuk shkatërrohen, se shkatërrohet historia. Frashëri ka bërë Shqipëri….. Shkolla shqipe në Frashër u hap më 12 tetor 1908, por shqipja mësohej shumë më parë, qysh në shekullin e XVIII-të. Porosia e Halit Frashërit, babait të vëllezërve Frashëri, për shkollimin e fëmijëve si domosdoshëmëri për të bërë Shqipërinë, u përvehtësua më mirë se kudo nga frashërllinjtë dhe kjo solli dhe bëri dukurinë unikale të Frashërit, e njohur si "Dukuria e Frashërit".

Frashërin nuk e zhbënë as luftërat dhe as masakrat e pushtuesve, ndaj nuk ka asnjë llogjikë t'a zhbëjë liria dhe demokracia.

Frashëri i Vëllezërve Frashëri dhe i shumë ngjarjeve dhe figurave me kontribute të veçanta për lirinë e atdheut, Frashëri i bukurive natyrore, pranë të cilit lartësohet Parku Kombtar "Bredhi i Hotovës", një nga parqet më të bukura të Ballkanit, Frashëri, selia e Kuvendeve Shqiptare Ndrëkrahinore të Vilajetit të Janinës, në pragun dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, është një monument i madh historik, kulturor dhe turistik i Shqipërisë.

Frashëri i ka dhënë shumë dhe e ka nderuar Shqipërinë, ndaj edhe sot Shqipëria duhet ta vlerësojë dhe lartësojë Frashërin e Vëllezërve Frashëri, Frashërin si kryeqendër të Dangëllisë së rrethit të Përmetit. Komuna e Frashërit, në kërkesën që i ka dërguar Kuvendit të Shqipërisë, propozoi që 12 fshatrave të Komunës së sotme të Frashërit, është mirë t'u bashkangjiten edhe 6 fshatra të Kolonjës, duke e bërë kështu me 25 fshatra Komunën e Frashërit, bëhet e mundur mbijetesa e kësaj Komune. Letra është firmosur dhe vulosur nga Komunarët e Frashërit dhe tetë kryetarët e fshatrave të Komunës: Vangjel Prifti, Julian Aliu, Armand Myftaraj, Klodian Myftaraj,Kasem Zyberi, Faslli Aliko, Manol Nakuçi, Faslli Canka, Gramos Aliu, Avdulla Zenuni, si edhe mbështetur nga një grup intelektualësh: Dritëro Agolli, Kastriot Bezati, Alfred Frashëri, Pëllumb Xhufi, Xhevahir Spahiu, Stilian Adhami, Myslim Islam, Emin Riza, Gëzim Voda, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Orhan Frashëri, Tomor Kotorri, Xhemil Frashëri, Lauant Bica, Neki Frashëri, Nuri Dragoi, Albert Frashëri, Floran Vila.

Frashërllinjtë ndër vite kanë dhënë një kontribut me vlerë për kombin shqiptar dhe Shqipërinë, për kulturën dhe shkencën, për emancipimin e shoqërisë shqiptare. Rilindasit e mëdhenj Abdyli, Naimi dhe Samiu kanë kontribute të jashtëzakonshëm, veçanërisht për ndërgjegjësimin e shqiptarëve, ngjalljen e ndjenjës së shqiptarisë, si edhe u treguan dhe u prinë atyre në luftë për larine, pavarësinë e vendit, përparimin e kombit shqiptar dhe ndërtimin e shtetit. U treguan edhe të huajve se cilët ishin shqiptarët dhe të drejtat e tyre për liri e pavarësi.

Në këto gjurma ecën ndër vite shumë frashërllinj, duke nderuar vehten dhe vendin që i Iindi. Kontributet e tyre, të cilat kanë qenë rezultat i punës dhe përpjekjeve të mëdha, frashërllinjtë i kanë botuar në 593 libra dhe i kanë depozituar në bibliotekat e vendit, duke i vënë në shërbim të brezave të djeshëm, të sotëm dhe të atyre që do të vijnë. Tridhjetë e gjashtë frashërllinj kanë qënë të arsimuar në shkolla të larta në periudhën 1912-1944. Nga viti 1944 e deri më sot të paktën janë 69 universitarë, nga të cilët 61 janë gjallë dhe aktivë. Tridhjetë e një janë doktorë shkencash dhe nga ata 16 janë profesorë dhe gjashtë akademikë.

Janë me dhjetra mjekë, inxhinierë, pedagogë, mësues, agronmë, veterinerë dhe profesione të tjera. Këto shifra tregojnë se Frashëri nuk është rrënuar siç thotë ndonjë.

Fshatrat dhe qytetet i bëjnë njerëzit, jo murret dhe frashërllinjtë sot mbajnë me krenari mbiemrin Frashëri dhe punojnë me shpirt për Shqipërinë, si të parët e tyre, kudo ku ndodhen. Shqiptarët janë të bindur se drita e mësimeve të Abdylit, Naimit, Samiut, drita e Frashërit, do të ndriçojë në shekuj rrugën e Shqipërisë.

## KONKLUZIONET E KONFERENCËS

**Prof. Dr. Alfred FRASHËRI**

Të nderuar Zoti Bujar Nishani, Presidenti i Shqipërisë, Zoti Ilir Meta, Kryetari i Kuvendit të Shqipërisë, Baba Dede Edmond Brahimaj, Kryegjysh Botëror i Bektashinjve, inistra, deputetë të Kuvendit të Shqipërisë, përfaqësues të organeve të Qarkut dhe të pushtetit vendor, të Kryegjyshatës Botërore të Bektashinjve, studies dhe frashërllinj dhe jo vetëm, shqiptarë dhe nga Kosova, në emër të Komisionit Organizativ të Konferencës Shkencore ju përshëndes dhe ju uroj mireseëardhjen!



Konferenca Shkencore në ditën e Naimit më 25 maj 2014 u organizua nga Shoqata Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare “Përmeti” dhe Kryegjyshata Botërore Bektashiane, se bashku me shoqatat Atdhetare Kulturore Dangëllia, Dëshnica, Malëshova, Vëllezërit Frashëri”, mbështetur nga komuna Frashër, nën kujdesin e zotit Ilir Meta, Kryetar i Kuvendit të Shqipërisë.

Si pjesa kryesore e veprimtarsë në Ditën e Naimit, Konferenca Shkencore, “U organizua për të *parashtruar idetë se si mund të rimëkëmbet Frashëri* dhe domosdoshmëria e zhvillimit si një qëndër historike, turistike dhe shëndetësore, për mbajtjen gjallë te ideve madhore të vëllezërve frashëri, fshati që lindi dhe rriti pishtarët e mëdhenj të Kombit Shqiptar,

Vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri dhe qendër e Komunës në Dangëlli, që ka vlera kombëtare historike, kulturore, natyrore, turistike, shëndetësore, bujqësore dhe blegtorale, *në kujtesë të njëqind vjetorit të fitores së mësimeve të Rilindasve të mëdhenj Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri dhe ringjalljen e fshatit Frashër si Feniksi nga hiri i zjarrit mëkatar të andartëve grekë*, si edhe *në nderim të 72 vjetorit të çlirimit të Frashërit*, më 11 tetor 1942.

Gjatë takimit para busteve të Vëllezërve Frashëri në Shtëpinë Muze, Presidenti i Republikës s në Shtëpinë Muze të Shqipërisë shpallin “Nderi i Kombit” atdhetarët e shquar At Stath Melani dhe Baba Alushin, në miratim të propozimit të bërë nga Kastriot Bezati, Kryetar i Shoqatës Atdhetare Kulturore “Përmeti”, qysh në vitin 2012.

Konferencën Shkencore e nderuan me pjesëmarrjen e tyre Zoti Bujar Nishani, Presidenti i Shqipërisë, Zoti Ilir Meta, Kryetari i Kuvendit të Shqipërisë, Baba Dede Edmond Brahimaj, Kryegjysh Botëror i Bektasinjve, përfaqësues të organeve të Qarkut dhe të pshtetit vendor, si edhe deputetë. Ne shprehim bindje se prania e tyre është një ndihmë madhore që do ti ape një shtysë përpara zhvillimit të Frashërit, për ta bërë atë një qendër të rëndesishme hstorike, turstike, për ripërtritjen shëndetësore, blegtorale dhe bujqësore.

Frashër erdhën dhjetra e dhjetra frashërllinj dhe jo veëm, shqiptarë dhe nga Kosova, të cilët morrën pjesë ë vepritaritë e Ditës së Naimit: në peliginazhin në Shtëpinë Muze të Vëllezërv e Frashëri, në Konfeencën Shkencore, në vizitën në Teqenë historike atdhetare të Frashërit ku janë mbajtur Kuvendet e Frashërit për të vendosur dhe organizuar luftën për liri e pavarësi në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, si edhe në koncertin e grupit folklorik Vëllezërit Frashëri.

Presidendi i Republikës, Bujar Nishani, në fjalën e tij, midis të tjerave, tha:” *...Ne përulemi para Tre Vëllezërve frashërlinj të mëdhenj, Abdyli, Naimi dhe Sami Frashëri të cilët simbolizojnë Rilindjen Kombëtare Shqiptare... Sot Frashëri ka urgjencë dhe për rikthimin e shkëlqimit të hershëm ...*”. Ndërsa Kreu i Kuevendit, Ilir Meta midis të tjerave theksoi: *“Sot Frashëri ka urgjencë dhe emergjencë për rilindje, për rikthimin e shkëlqimit të hershëm, për të krijuar më shumë mundësi për punë dhe siguri, për të ecur më shpejt në rrugën e progresit dhe të mirëqënies dhe për të vazhduar të jetë sot dhe mot “Meka” e besimit tonë kombëtar*”. U rime dhe fjalë të ngrohta për Frashërin dhe Frashërllinjtë u drejtoi pjes rime dhe fjalë tëmarrj rime dhe fjalë tësve edhe Kryegjyshi Dede Edmond Brahimaj.

Në Konferencën Shkencore u mbajtën njëmbëdhjetë kumtesa nga historianë dhe studiues të mirënjohur në vendin tone nën drejtimin e historianit Kastriot Bezati. Ecuria historike, ngjarjet, figurat dhe familjet e shquara të Frashërit (1431-1944). Kastriot Bezati. Konkluzionet u bënë nga Prof. Dr: Alfred Frashëri. Njëmbëdhjetë kumtesat u mbajtën nga historianë dhe studiues të njohur në vendin tonë në katër drejtime:

1: **Frashëri dhe frashërllinjtë në historinë e Shqipërisë** në periudhën 1431-1944, nga Kastriot Bezati, Paskal Milo, Irakli Koçollari, Marenglen Verli, Laurant Bica dhe Orhan Frashëri. Në këto kumtesa do të vihet theksi në kontributin e vëllezërve Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri për ndërgjegjësimin e shqiptarëve kudo ku ndodheshin për luftën për liri e pavarësi, ndërtimine shtetit shqiptar dhe gjuhën shqipe.

Frashërllinjtë ndër vite kanë dhënë një kontribut me vlerë për kombin shqiptar dhe Shqipërinë, për kulturën dhe shkencën, për emancipimin e shoqërisë shqiptare, përparimin e kombit shqiptar dhe ndërtimin e shtetit. U treguan edhe të huajve se cilët ishin shqiptarët dhe të drejtat e tyre për liri e pavarësi. Në këto gjurma ecën ndër vite shumë frashërllinj, duke nderuar vehten dhe vendin që i Iindi. Kontributet e atyre frashërllinjve dhe veprat e tyre, të cilat kanë qenë rezultat i punës dhe përpjekjeve të mëdha, janë të botuara në 593 libra të cilat i kanë depozituar në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë, si edhe në ato të Insitucioneve Shkencore, duke i vënë në shërbim të brezave të djeshëm, të sotëm dhe të atyre që do të vijnë. Bota akademike e Frshërit përfaqësohet nga të paktën 36 persona te arsimuar në shkolla të larta nga viti 1912-1944, por dyfishi i tyre, 69 persona nga viti 1944 deri në ditët tona. Midis

tyre janë 35 doktorë shkencash, nga të cilët 19 profesorë dhe 6 akademikë. Këto shifra tregojnë se Frashëri nuk është rrënuar. Fshatrat dhe qytetet i bëjnë njerëzit, jo murret dhe frashërllinjtë sot mbajnë me krenari mbiemrin Frashëri dhe punojnë me shpirt për Shqipërinë, si të parët e tyre, kudo ku ndodhen.

**2. Teqeja historike të Frashërit dhe atdhetarizmi i bektashinjve.**

Baba Hekuran Nikollari, Beqir Meta, Syrja Xhela, Nuri Dragoi paraqitën kontributin atdhetar të bektashinjve, veçanërisht të Teqesë historike të Frashërit, që u bë vatër e përpjekjeve të shqiptarëve për pavarësi, si edhe gjatë luftës Nacional Çlirimtare, për mësimin dhe ndërgjegjësimin për të mësuar fëmijët gjuhën dhe dijet.

**3. Rilindja Kombëtare doli fitimtare dhe Frashëri u ringjall si Feniksi nga hiri i zjarrit mëkatar të andartëve grekë,**

Albert Frashëri, Pëllumb Xhufi dhe Nuri Dragoj treguan për zjarrin mëkatar dhe dritën e Frashërit, për lëvizjen vorio epiriote dhe masakrat e shovinistëve grekë në Shqipërinë e Jugut, (1913-1914), si edhe për jehonën ndërkombëtare të këtyre masakrave.

**4. Zhvillimi i Frashërit**

Alfred Frashëri, duke analizuar detyrën atdhetare të brezit të sotëm të frashërllinjve për të kontribuar për rimëkëmbjen e Frashërit parashtroi mundësitë dhe domosdoshmërinë e zhvillimit të Frashërit si një qëndër historike, turistike, shëndetë-sore, blegtorale dhe bujqësore për mbajtjen gjallë te ideve madhore të Vëllezërve Frashëri dhe zhvillimin ekonomik të trevës.

Komuna e Frashërit, e mbështetur edhe nga personalitete me zë të kulturës dhe shkencës shqiptare kanë hartuar gjithashtu projekt për shndërrimin e Frashërit në një qendër historike-kulturore dhe turistike të rëndësishme, si edhe janë hartuar tre promemorie dhe letra dërguar organeve më të larta qeveritare të shtetit në periudhën 10 tetor 2007, 1 shkurt 2009, 5 prill 2010, me propozime konkrete për Frashërin, të cilat për fat të keq kanë rënë në vesh të shurdhër.

Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të fshatrave të Dangëllisë, të mbështetur nga një grup intelektualësh, më 26 mars 2014 u drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar Zotit Bujar NISHANI - President i Republikçs se Shqiperisë, Zotit Ilir META - Kryetar i Kuvendit të Republikës sç Shqipërisë, Zotit Edi RAMA - Kyeministër i Republikës së Shqipërisç me letrën "**HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNES SE FRASHERIT**". Le e të shpresojmë se këtë vit, në vitin Rilindjes do të dëgjohet zëri ynë.

## KRONIKE E VEPRIMTARIVE SHKENCORE E KULTURORE NË "DITËN E NAIMIT"

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI dhe Muharrem KAMANI

***" O atdhe, më je i dashur sa më s'ka, Më je nënë, më je motër, më je vlla, Nga ç'ka rrotull më i shtenjti ti mëje, Je m'i miri nga çdo gjë që ka ky dhe.***

***Naim Frashëri***

Njëzet e pesë maji, ditëlindja e Naim Frashërit, Dita e Naimit, po bëhet njëmbëdhjetë vjet që është kthyer në një ditë feste popullore në Frashër. Veprimtaria atdhetare shkencore dhe kulturoro-muzakale e përvitshme e organizuar nga Komuna e Frashërit, së bashku me Qëndrën Kulturore Përmet, si edhe me bashkëpunimin me dhjetra studiues dhe shkencëtarë nga më në zë nga Shqipëria dhe Kosova, zhvillohet për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut dhe për të mbajtur të gjallë Dritën e Frashërit, idetë madhore të Rilindjes Kombëtare.

Konferenca Shkencore në ditën e Naimit më 25 maj 2014 u organizua nga Shoqata Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Përmeti" dhe Kryegjyshata Botërore Bektashiane, se bashku me shoqatat Atdhetare Kulturore Dangëllia, Dëshnica, Malëshova, Vëllezërit Frashëri", mbështetur nga komuna Frashër, nën kujdesin e zotit Ilir Meta, Kryetar i Kuvendit të Shqipërisë.

Konferenca Shkencore, si pjesa kryesore e veprimtarsë "u organizua për të *parashtruar idetë se si mund të rimëkëmbet Frashëri* dhe domosdoshmëria e zhvillimit si një qëndër historike, turistike dhe shëndetësore, për mbajtjen gjallë te ideve madhore të vëllezërve frashëri, fshati që lindi dhe rriti pishtarët e mëdhenj të Kombit Shqiptar, Vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri dhe qendër e Komunës në Dangëlli, që ka vlera kombëtare historike, kulturore, natyrore, turistike, shëndetësore, bujqësore dhe blegtorale, *në kujtesë të njëqind vjetorit të fitores së mësimeve të Rilindasve të mëdhenj Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri dhe ringjalljen e fshatit Frashër si Feniksi nga hiri i zjarrit mëkatar të andartëve grekë*, si edhe *në nderim të 72 vjetorit të çlirimit të Frashërit*, më 11 tetor 1942.

Vizita ne Shtëpinë Muze Vëllezërit Frashëri" ishte një festë e vërtete. Në këtë dit erdhën në Frashër Presidenti i Republikës, Bujar Nishani, Kreu i Kuevendit, Ilir Meta, Baba Dede Edmond Brahimaj, Kryegjysh Botëror i Bktashinjve, ministri Nasip Naço dhe deputet të Kuvendit Popullor dhe dhjetra e dhjetra qytetarë nga e gjithë Shqipëria dhe Kosova.

Para busteve të vëllezërve Frashëri, pjesëmarrësit e shumtë të ardhur nga treva të ndryshme të Shqipërisë si dhe nga Kosova i përshëndetën Presidenti i Republikës Bujar Nishani dhe kryetari i Kuvendit të Shqipërisë Z. Ilir Meta.

Gjatë takimit para busteve të Vëllezërve Frashëri në Shtëpinë Muze, Presidenti i Republikës s në Shtëpinë Muze të Shqipërisë shpallin "Nderi i Kombit" atdhetarët e shquar At Stath Melani dhe Baba Alushin, në miratim të propozimit të bërë nga Kastriot Bezati, Kryetar i Shoqatës Atdhetare Kulturore "Përmeti", qysh në vitin 2012.

Historiani Kastriot Bezati, projektuesi dhe drejtuesi i ndërtimit të Muzeut, i njohu pjesëmarrësit në takim me historinë e Frashërit dhe të familjes së Vëllezërve Frashëri.

Pas vizitës në Muze u zhvillua Konferenca Shkencore, të cilën e e nderuan me pjesëmarrjen e tyre Zoti Bujar Nishani, Presidenti i Shqipërisë, Zoti Ilir Meta, Kryetari i Kuvendit të Shqipërisë, Baba Dede Edmond Brahimaj, Kryegjysh Botëror i Bektashinjve, përfaqësues të organeve të Qarkut dhe të pushtetit vendor, si edhe deputetë. Në Frashër erdhën dhjetra e dhjetra frashërllinj dhe jo vetëm, shqiptarë dhe nga Kosova, të cilët morrën pjesë në vepritaritë e Ditës së Naimit: në peliginazhin në Shtëpinë Muze të Vëllezërv e Frashëri, në Konferencën Shkencore, në vizitën në

Teqenë historike atdhetare të Frashërit ku janë mbajtur Kuvendet e Frashërit për të vendosur

dhe organizuar luftën për liri e pavarësi në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, si edhe në koncertin e grupit folklorik Vëllezërit Frashëri.

Në Konferencën Shkencore u mbajtën dymbëdhjetë kumtesa nga historianë dhe studiues të mirënjohur në vendin tonë, nën drejtimin e historianit Kastriot Bezati, i cili pas fjalës së hapjes së konferencës kumtoi mbi ecurinë historike, ngjarjet, figurat dhe familjet e shquara të Frashërit (1431-1944). Konferencën e përshëndeti Baba Dede Edmond Brahimaj, Kryegjysh Botëror i Bektashinjve. Prof.dr. Paskal Milo trajtoi temën mbi pavarësinë dhe vëllezërit Frashëri, duke u ndalur edhe në pikpamjet e Sami Frashërit për pavarësinë të shprehura në letrën që ai i kishte dërguar De Radës që ai i kishte dërguar në shkurtin vitit 1881. Për Teqenë e Frashërit, e cila është kryeteqeja e atdhetarismit në Shqipëri kumtoi Baba Hekuran Nikollari. Dhe në këtë drejtim, Akad. Beqir Meta aanalizoi bektashizmin si vlerë e madhe kombëtare. Me shumë interes u ndoqën edhe të dhënat e reja mbi një kryengritje e panjohur të danglliasve kundër Perandorisë Osmane, të paraqitura nga Prof. dr. Irakli Koçollari. Akad. Marenglen Verli paraqiti kumtesën Rilindja Kombëtare, Vëllezërit Frashëri dhe Kosova, kurse Prof. dr. Laurant Bica trajtoi veprimtarë e Vëllezërve Frashëri dhe Çamëria.

Studiuesit në kumtesat e tyre përkujtuan edhe ringjalljen e Frashërit si Feniksi nga hiri i zjarrit të andartëve grekë njëqind vjet më parë, në 6 majin e vitit 1914, të cilët synuan që duke djegur Frashërin, këtë vatër të atdhetarizmit, të digjnin edhe mësimet e Vëllezërve Frashëri, Rilindjen Kobëtare, por që nuk e arritë kurrë. Për këtë zjarri mëkatar dhe dritën e Frashërit kumoti Prof. dr. Albert Frashëri. Dr. Nuri Dragoi foli për lëvizjen vorio-epiriote dhe masakrat e shovinistëve grekë në Shqipërinë e Jugut (1913-1914). Me shumë interes u dëgjua edhe kumtesa e Prof. dr. Pellumb Xhufi mbi jehonën ndërkombëtare e masakrave të shovinistëve grekë më 1914 në Shqipërinë e Jugut.

Konferenca Shkencore në Frashër u zhvillua përkujtoi me veneracion edhe çlirimin e Frashërit dhe 70 vjetorin e fitores mbi barbarët nazi-fashistë. Orhan Frashëri, veteran i orëve të para, pjesëmarrës në Çetën Partizane të Skraparit që çliroi Frashërin më 11 tetor 1942 foli për kontributin e frashërllinjve dhe dangëllojotëve në luftën Nacional-Çlirimtare.

Një nga qëllimet e Konferencës ishte edhe parashtrimi i mundësive dhe domosdoshmërisë së zhvillimit të Frashërit si një qëndër historike, turistike dhe shëndetësore, për mbajtjen gjallë të ideve madhore të Vëllezërve Frashëri, për të cilat kumtoi Prof.dr. Alfred Frashëri. Puna e bërë për projektimin e zhvillimit të Frashërit, për ta bërë Frashërin një qendër Muzealo-turistike, për ripërtritjen e shëndetit dhe zhvillimin e blegtorisë dhe bujqësisë, jo vetëm për të kontribuar për mbajtjen gjallë te ideve madhore të Vëllezërve Frashëri , por edhe në zhvillimin ekonomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit, i janë paraqitur Presidentit dhe Kryeministrit të Shqipërisë me promemorje dhe letra në datat 10 tetor, 2007, në 1 shkurt 2009, më 5 prill 2010, të cilat u mbështetën nga shumë intelektualë. Për fat të keq këto projekte e kërkesa ranë në vesh të shurdhër. Prandaj, gjatë Konferencës Shkencore më 25 maj 2014, këto materiale ju dorëzuar Zotit Ilir Meta, Kryetar i Kuvendit të Shqipërisë të përmbledhura nën titullin "**PROMEMORJE DHE LETRA DERGUAR PRESIDENTIT, KRYETARIT TE KUVENDIT DHE KRYEMINISTRIT TE SHQIPERISE si edhe PROJEKTE PER ZHVILLIMIN E FRASHERIT (2007 – 2014)".** Kjo lidhje u përgatit nga Prof. Dr. Alfred FRASHERI, Kastriot BEZATI- Kryetar i Shoqatës AK "Përmeti", me bindje që në vitin e Rilindjes këto projekte do të dalin nga arshivat, do të shqyrtohen dhe do të nisin rrugën e zbatimit.

Në fund të Konferencës, të drejtuar nga Kryetari i Shoqatës AK Përmeti, Kastriot Bezati, mbasi u referuan kumtesat dhe u dhanë konklizionet, Presidentit iu dha titulli "Nderi i

Frashërit” nga Këshilli i Komunës së Frashërit, të cilën ia dorëzoi Kryetari i Komunës, Vangjel Prifti. Presidenti në fillim falenderoj dhe më tej foli për vlerat e Konferencës.

Në falenderimin që i bëri Këshilit e Kryetarit të Komunës, Presidenti, ndër të tjera tha:

Falenderoj Këshillin e Komunës, edhe shpreh mirënjohjen e veçantë, se ky nder që Këshilli i Komunës dhe Kryetari më bënë nuk i shkon thjesht Bujar Nishanit, por i shkon Kryetarit të Shtetit Shqiptar, ndaj jam i bindur që çdo Kryetar Shteti Shqiptar do të jetë i nderuar të konsiderohet si pjesë e këtij komuniteti kaq të ndershëm, kaq të mirë e kaq kontributor që janë Frashërllinjtë e Përmetarët.

Më tej, presidenti, në vlerësimin që i bëri konferencës, ndër të tjera tha:

Unë do të desha të përfitoja nga rasti që si President i Republikës, së pari të falenderoj organizatorët e kësaj konference, të falenderoj me shumë mirënjohje të gjithë referuesit, të gjithë profesorët dhe studjuesit që prezantuan disa teza shumë të rëndësishme dhe sot ne shqiptaret kemi nevojë për gjëra shumë të rëndësishme, por nga ato gjëra që ne kemi më shumë nevojë, është edhe studimi i mëtejshëm, prezantimi dhe nxjerrja në

pah e historisë. Unë jam dakort me një shqetësim që vazhdimisht e kanë shprehur historianët tanë që ne politikanët duhet të qëndrojmë sa më larg studimit dhe politizimit të historisë, por politikanët dhe natyrisht unë si President dhe Kryetari i Kuvëndit kemi më shumë fjalën sesa mundësinë e vendimarrjes, por ka nevojë për mbështetje, veçanërisht besoj që periudha e para 1912, ka nevojë për studime jashtëzakonisht të thelluara, të gjëra, shkencore, kërkime të cilat mund t’i bëjnë profesionistët edhe duhet t’i bëjnë profesionistët ... Studjues, historianë, nga më seriozët europiane, kanë deklaruar qartazi, që në rajonin e Ballkanit, shqiptarët janë i vetmi komb të cilët kanë prova më të forta të ekzistencës së tyre më të hershme në rajon, duke e nisur me gjuhën, kështu që unë personalisht do të jem jo vetëm përkrahës por edhe një mbështetës i çdo inisiative të çdo pune hulumtuese, kërkimore shkencore studjuese të historianëve ... Kemi një histori që e ka bërë kombin tonë të rezistojë, me së shumti të mbijetojë, një histori e cila ka brënda korifenj kontributorë, ashtu siç u tha edhe këtu, tej kufijëve të Shqipërisë, të asaj kohe kur rilindasit ishin aktiv dhe me vlera të mëdha, që janë pjesë e trashëgimisë kulturore dhe historike e Europës së Madhe ... Dhe njëherë unë ju falenderoj shumë për mundësitë që më dhatë. Ishte jo një sakrificë por një kënaqësieveçantë dhedotëmbetetnjëngakënaqësitë

e veçanta në memorien time udhëtimi në Frashërin e bukur, e mbrekullueshëm, si dhe pjesmarrja në këtë veprimtari. Edhe njëherë ju falenderoj “.

Vizita në Teqenë historike të Frashërit pas konferencës, ku vizitorët i mirëpriti me bujari Babai Hekurani, ishte një ngjarje e kënaqëshme, që të shikonje selinë e shenjtë ku në të gjitha kohërat është valvitur flamuri i kuq me shkabën e zezë në mes, vendin ku afro njëqind e pesedhjetë vite më parë u mblodhën atdhetarët luftëtarë të lirisë, nën drejtimin e Abdyl Frashërit dhe të Baba Alushit, për të marrë vendime të rëndësishme për luftën dhe punën për pavarësinë të Shqipërisë në vitet e stuhishme të Lidhjes Shqiptare të Prizrenin, të shikonje strehën e luftëravëve të lirisë në të gjitha kohërat.

Konkluzionet për punimet e Konferencës i bëri Prof. Dr. Alfred Frashëri.

Dita e Naimit, u mbyll me një koncert shumë të bukur me këngë patriotike popullore nga Grupi Folklorik i Shoqatës Atdhetare Kulturore “Përmeti”, me regjinë e Pandi Dukës dhe

udhëheqës artistik Ylli Muço.

Pjesëmarrësit në këtë ditë të shënuar do të kujtojnë me veneracion Vëllezërit Frashëri dhe Frashërin, drita e të cilit ka ndriçuar ndër dhjetra vjëçarë dhe do tu ndriçojë shqiptarëve rrugën në të ardhmen.

Botuar në **Gazetën PERMETI**, Nr. 111, tetor 2014



## TË MBROJMË PARKUN KOMBËTAR TË HOTOVËS

Parku Kombëtar i Hotovës përfshin edhe zonën e burimeve termale në kanionin e Lumit Lëngarica, pranë fshatit Bënjë të Përmetit.

Kjo zonë është e rrallë për nga **gjeomonumentet natyrore** dhe **monumentet historike** që ka:

1. **Burimet e ujërave termominerale** tek Ura e Katiut, në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit Bënjë Përmet, të ndodhur në një vend me bukuri të rrallë natyrore, tek kanioni i Lumit të Lëngaricës, pranë luginës së bukur të Vjosës, përkarshi malit shapkëbardhë të Melesinit dhe atij të Nemerçkës, me cirqet e tij të famshme të dëborës shekullore, kjo zonë e këtyre ujërave mund të bëhet një qëndër gjeotermale ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik e historik e niveleve nga më të mirat evropiane. Këto burime janë të njohura dhe të shfrytëzuara që në kohën e Perandorisë së Romës, prandaj edhe shati quhet Bënja, nga latinishja "banjë". Më në jug-lindje ndodhet burimi i avullit në malin e Postenanit në veri të Leskovikut dhe burimi i ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, pranë kufirit shqiptaro-grek. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo. Këto ujëra vijnë nga thellësia 10-12 km, nëpër tektonikën shkëputëse të vargut të strukturave gjeologjike Bodar-Postenan-Kavasila, me bërthamë gëlqerore. Temperaturat e burimeve të trevës Përmet-Konicë janë më të ulëta, sesa ato të Llixha Elbasan-Ishëm, në pjesën veriore të zonës Gjeotermale Kruja, pasi bërthamat e strukturave gëlqerore janë pranë sipërfaqes së tokës ose madje të zhveshura në jug të Shqipërisë. Nëpër gëlqerorët kavernozë dhe me çarje qarkullojnë ujërat e ftohta nëntokësore, të cilat futen edhe në thellësi të mëdha. Këto ujëra ftohin ujërat termalë dhe zvogëlojnë kripshmërinë e tyre. Ky interpretim mbështetet edhe nga prania e burimeve të avullit në antiklinalin e Leskovikut, në malin e Postenanit, disa kilometra në jug-lindje të Bënjës.

2. **Kanioni i Lëngaricës,** i cili është një kanion i rrallë për nga ndërtimi i tij gjeomorfologjik, i veshur me bimësi në të dy shpatet e tij, të pasur me kafshë dhe shpendë.

3. **Shpella prehistorike e Bënjës**, që quhet edhe shpella e pëllumbave, e cila ka patur një jetë intensive qysh tremijë vite më parë, e kryesisht në epokën e bakrit, të bronxit, të hekurit e deri në mesjetën e hershme. Kjo shpellë është jë monument shumë i rëndësishëm për historinë e Shqipërisë.

4. **Ura e Katiut**, pranë të cilës janë burimet gjeotermale, si edhe katër ura të tjera, të cilat janë monumente culture.

### Ç'MUND TË BËHET NË BURIMET E UJËRAVE TERMALE NË BËNJË, PËRMET

Tek Ura e Katiut pranë Bënjës, në një brez rreth 500 m i gjatë, në të dy anët e lumit burojnë ujërat termale me temperaturë nga 23 deri në 30$^{o}$C dhe me prurje 8 deri mbi 40 l/sek, secili dhe në tërësi 160 $m^3$/sek. Katēr

burime ndodhen në shpatin e djathtë dhe 4 në të majtin. Uji buron në përgjithësi në nivelin e ujit të lumit, nën të ose 1-2.5 më lart tij. Në shpatin e djathtë të lumit Lëngaricë vendosen burimet: Burimet që ndodhen në anën e djathtë të lumit, uji i të cilëve ka temperaturë më të ulët, 23-26 °C, është me mineralizim 1.3 g/l, ndërsa ujërat që burojnë në shpatin e majtë të lumit dhe kanë temperaturë më të lartë, 30°C, janë me mineralizim 1.65 g/l dhe nuk kanë gaz sulfidrik. Mesatarisht, ujërat e Bënjës nuk përmbajnë ose përmbajnë shumë pak gas sulfidrik. Uji përmban gaz karbonik etj. të tretur: Uji i disa burimeve është i pijshëm dhe me efekte kurativë.

Në malin e Postenanit, në veri të Leskovikut, shfaqen burime avulli. Avulli grifon nga një çarje tektonike me amplitudë të madhe. Në mjedisin e çarjes tektonike me pamje zgavre, temperatura është 47-54°C, në varësi të vendit ku matet, dhe avulli kondenson në bulëza uji.

Burimet e ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo ndodhen në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, pranë kufirit shqiptaro-grek. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo. Uji termal buron me temperaturë 27.6°C dhe me mineralizim të ulët, si ai i Bënjës. Ky ujë mineral është i pijshëm dhe ka efekte kurative.

Skenarët për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale në burimet e Urës së Katiut në Lumin e Lëngaricës, Bënjë

Teknologjitë moderne për përdorimin e energjisë gjeotermale, në vendet e përparura etj. mbështeten në parimin e shfrytëzimit **integral** dhe **kaskadë** të burimeve të ujërave termale. ***Përdorimi integral*** nënkupton shfrytëzimin në kompleks të energjisë gjeotermale së bashku me energji të tjera të rinovueshme, si atë diellore, me sistemin e pompave të nxehtësisë ujë-ujë, si edhe në raste të veçanta edhe me energjinë e erës dhe të biomasave. Skema e përzgjedhur parashikon **përdorimin kaskadë** të energjisë gjeotermale në të gjithë diapazonin e nxehtësisë së burimit, nga temperaturat më të larta deri sa të arrihet në temperaturën e mjedisit, kur uji të mos ketë më nxehtësi të shfrytëzueshme. Skenarët e kësaj teknologjie përcaktohen nga parametrat gjeotermalë: fluksi i nxehtësisë dhe temperatura e burimit të nxehtësisë, prurja dhe kimizmi i fluidit, si edhe faktorët gjeografikë-ekonomikë-socialë, urbanistikë, transportit, ekologjikë dhe të pejsazhit të zonës gjeotermale. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon edhe në varësi të stinës.

Në ditët tona në vendet e përparuara, qendrat gjeotermale janë shndërruar nga klinika vetëm për të sëmurët në qendra në rradhë të parë për rigjenerim të shëndetit, pushim aktiv dhe kënaqësi për njerëzit e shëndoshë, duke u lënë edhe vendin e duhur klinikave për të sëmurët, që gjithësesi janë më pak sesa njerëzit që i frekuentojnë këto qendra për të rigjeneruar shëndetin. Po kështu, sipas teknologjive të vjetra, uji i nxehtë përdorej në klinika zakonisht vetëm me nxehtësinë 36-38 °C për banjat e të sëmurëve, Pas kësaj uji, që mbetej përsëri i nxehtë me temperaturë 36°C, derdhej duhe humbur shumë energji. Fakteqsisht kjo teknologji përdoret deri tani në llixhat në vendin tonë.

Prandaj, skenarët për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale të ujërave në Shqipëri, përfshirë edhe ata të Bënjës, janë përzgjedhur dhe vendosur mbi kriteret e mëposhtme:

1.Të japë ndihmesë në sistemin energjetik të vendit në kuadrin e shfrytëzimit të energjive alternative dhe ato të rinovueshme, miqësore me mjedisin.

2. Të realizojnë shfrytëzim kompleks dhe kaskadë të energjisë së ujërave termomineralë të vendit.

3. Të japë ndihmesë në zhvillimin e ekoturizmit në Shqipëri.

4. Të krijojnë biznese të reja dhe të hapin vende pune për komunitetin.

Zona e Bënjës deri tek burimet pranë Urës së Katiut mund të bëhet një qëndër gjeotermale ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik e historik e niveleve nga më të mirat evropiane:

1. Banja termale, sera për lule dhe perime, fusha për kultivim asparagus etj. Rritje peshqish.
2. Industrializim i ujit mineral të pijshëm.

Në kushtet e ujërave termomineralë me temperatura të ula, për shfrytëzimin racional të nxehtësisë së tyre duhet të përdoret skema komplekse: energji gjeotermale-energji diellore dhe pompat e nxehtësisë ujë-ujë. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon në varësi të stinës.

- **Në verë**: uji i nxehtë me temperaturë rreth 28°C përdoret për të mbushur pishinat. I ngrohur me energjinë diellore deri në temperaturën 38°C do të përdoret për banjat termale individuale, ndërsa në temperaturë mbi 55°C për sauna. Ujë tjetër i burimeve dërgohet në vaskat e rritjes së peshkut. Në kombinim me panelet diellorë ngrohet uji sanitar për hotel-klinikën, dushe, etj.
- **Në dimër**: ujit termomineral të ngrohtë (t=26-30)°C të burimeve, i merret një sasi nxehtësie në impiante të ndryshme, p.sh. në ara ku kultivohet asparagus për ngrohjen e truallit, në pishinën e mbyllur dhe, pasi uji të arrijë temperaturën rreth 15°C, dërgohet për të furnizuar pompa nxehtësie ujë-ujë nëpërmjet këmbyesit të nxehtësisë . Pompat e nxehtësisë japin ujin e nxehtë në temperaturën (50-75)°C për nevojat e qëndrës gjeotermale. Nga ky sistem kompleks, uji ndahet e dërgohet në disa drejtime:

a) Në sera, për kultivimin e perimeve dhe luleve, për ngrohjen e truallit në ara,
b) Për ngrohjen e godinave të hotel-klinikave dhe ujin sanitar,
c) Për ngrohjen e ujit termomineral të pishinave të mbyllura,
d) Për ngrohjen e ujit të ëmbël të pishinave të mbyllura,
d) Për ngrohjen e ujit termomineral për vaskat e banjave personale, saunat.
e) Për vaskat e rritjes së peshkut, me ujin që del nga serat dhe godina e hotelit.

Edhe gjatë ditëve dimërore me diell, në sistem futen në punë edhe panelet diellorë për ngrohjen e ujit sanitar.

Uji termomineral i pijshëm i burimeve, që ka efekte kuruese për aparatin tretës, mund të industrializohet, duke ngritur impiantin përkatës për ambalazhimin në shishe.

Me sasinë e përgjithshme prej 110 l/s e ujit të ngrohtë me temperaturë 30°C, e tre burimeve Nr. 5, 7, 8 mund të realizohet ngrohja:

- e fushave me sistem tubacionesh të futura disa centimetra në tokë, ku kultivohen asparagus dhe sallata të ndryshme, p.sh. marule, që kërkojnë temperaturë optimale të truallit rreth 14°C,
- Me ujin e ftohur në këto fusha deri në temperaturën 10-15°C furnizohet nëpërmjet këmbyesve të nxehtësisë pompa nxehtësie ujë-ujë pët ta ringrohur uji dhe për ta çuar në sera, ku mund të kultivohen perime dhe lule të ndryshme.

Me sasinë e ujit të burimeve Nr. 3, 4 me rreth 16.5 l/sek, i ngrohur me temperaturë 50-75°C mund të furnizohen pishina të mbuluara dhe të ngrohet hotel me një sipërfaqe rreth 1500 $m^2$.

Në këto burime të ujërave termomineralë mund të ngrihen qendra rekreacioni, mjekesore dhe ekoturistike, si edhe të kultivimit të perimeve dhe akuakulturës, që japin një kontibut me vlerë për zhvillimin ekonomik të krahinës. Por këto qendra gabimisht nuk duhen konceptuar me ndërtimin e godina hotelesh betoni e xhamllëku pranë burimeve, se me këtë shkatërrohet pamja natyrore e ekosistemit dhe vendi bëhet i pa pëlqyer. Vizitorët mund të sistemohen për të banuar në shtëpi të rikonstruktuara të Bënjës, një fshat shumë i bukur dhe panoramik, si edhe në Përmet. Me mikrobus bëhët transporti i tyre. Burimet duhen sistemuar, duke ruajtur pamjen e tyre natyrore. Për banja për të sëmurët, për pushimin pas banjave si edhe për trajtimet mjekësore mund të ndërtohen në afërsi të burimeve mjedise të lehta, të bukura, të harmonizuara mirë me natyrën. E njejta gjë mund të thuhet edhe për burimin e avullit në Postenan dhe të ujërave në Sarandaporo. Dhe atëhere, me siguri në këto qendra gjeoermale moderne do të vijnë mijera vizitorë në vit nga vendi dhe Evropa, siç ndodh në Burizane të Greqisë, ngjitur me kufirin Shqipëri-Greqi ku është ndërtuar një qendër turistike shumë e bukur në bregun e Vjosës, që frekuentohet nga rreth dhjetë mijë turistë anglezë, gjermanë, hollandezë dhe grekë në vit, megjithëse nuk ka burime termale. **Me këtë hapen shumë vende pune duke u rritur niveli ekonomik i komunitetit lokal.**

## C'PO NDODH NË LËNGARICË?

Në këtë zonë të begatë që na ka falur mëma natyrë, sot po ndërtohen hidrocentrale. Ndërtimi i hidrocetraleve është një veprimtari ekonomikë shumë e rëndësishme sepse rritet bilanci energjetik i vendit, duke shfrytëzuar energjinë e ripërtritëshme të ujërave. Kjo veprimtari përshëndetet. Ne sot në Shqipëri ndricohemi me energjinë elektrike të hidrocentraleve. **Por, është e paligjëshme të shkatërrohen monumentet e natyrës dhe të historisë së vendit, nuk kontribuohet në hapjen e veprimtarive eko-turistike dhe historike, në ripërtritjes shëndetësore dhe mjekësore, në vepritariyë ekonomike të tjera të ndryshme, duke mos krijuar kushtet për hapjen e vendeve të reja të punës dhe rritjen e nivelit të jetesës së komunitetit të zonës.**

Ndërtimi i hidrocentralit në rastin e Lëngaricës shkakton një kompleks dukurish me pasoja për këtë zonë të mbrojtur të Parkut Kombëtar:

Marrja e ujit të lumit nga shtrati i tij dhe dërgimi i tij më anën e tubacioneve dhe tunelit në Petran ku do të venden turbinat sjell në praktikë tharjen e shtratit të lumit në zonën e kanionit ku ndodhen edhe burimet gjeotermale. Kjo tharje e shtrat të lumit sjelle edhe ndryshimin e regjimit të ujërave nëntokësore në shtratin e lumit. Kjo do të shkaktojë edhe ndryshimet në rrugën që bëjnë ujërat e nxehta termake që vijnë nga thellësija. Të kombinuar edhe me carjet e reja në sistemin e shkëmbinjve nga plasja e minave për ndërtimin e kanalit dhe tunelit, bëhet e pakontrolluar dalja e ujit termal në sipërfaqen e tokës, sese ato do të rrjedhin nëpër rrugë të reja dhe jo në ato mijëravjecare, mund të dalin në sipërfaqe si burime të reja por mund të mos dalin fare, se bashkohen me ujëra te tjera të ftohta nëntokësore dhe u humbet "gjurma", sic ndodhi këto ditët e fundit me "burimin e priftit", një nga më kurativët, që u tha. Kësisoj, **do të humbasë ky vend i begatë, ku mund të ngrihet një qendër termale me rëndësi ndërkombëtare**.

Tharja e shtratit të lumit do të ndryshoje edhe mikroklimën e kanionit dhe së toku me veprimtarinë e shpërthimeve të minave do të ndryshojë errozioni i shpateve të luginës dhe të kanionit, i cili i mbetur pa ujë nuk përfaqëson një kanion të vërtetë, që mund të presë turistë për ta vizituar dhe për të bërë veprimtari sportive. Me degraimin e kanionit do të degradojë edhe shpella e pëllumbave, duke humbur për gjithënjë këtë monument historik të rëndësishëm për Shqipërinë.

Licenza e dhënë për ndërtimin e hidrocentralit ka qenë një veprim në shkelje të ligjit, i cili mbron Parqet Kombëtare, gjeomonumentet dhe monmentet e historisë. **Le ti themi ndal shkatërrimit të atdheut tonë, nuk do na falin fëmijët tanë**!

Alfred FRASHERI

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave
Universiteti Politeknik i Tiranës

Botuar në **Gazetën TELEGRAF,** 9 tetor 2014




Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**Botuar ne gazeten TELEGRAF**, 9 tetor 2014

## DRITA E MESIMEVE TE ABDYLIT, NAIMIT, SAMIUT, DRITA E FRASHËRIT, DO TË NDRIÇOJË NË SHEKUJ RRUGËN E SHQIPËRISË

Frashëri, ky vend lapidar i Shqipërisë, me një histori mbi 500 vjeçare, përmendet për herë të parë me emrin "Fraxhili" në Regjistrin e parë fiskal të vitit 1431-32. Atje shkruhet se në Fraxhili kishte 6 familje. Në Frashër kanë lindur Abdyli, Naimi dhe Sami Frashëri, tre kolosët e Rilindjes Kombëtare që e ngritën Frashërin në piedestalin e historisë, të cilët me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi dhe si duhet të ndërtonin shtetin shqiptar. U mësuan gjuhën shqipe sa të ëmbël e të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh, që flasim e shkruajmë ne sot. Si asnjë vend tjetër ka nxjerrë atdhetarë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Dhjetë politikanë, deputetë, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, pesë pashallarë, nëntëmbëdhjetë profesorë nga të cilët dymbëdhjetë vetëm këto dyzet vitet e fundit, tridhjetë e gjashtë doktorë shkencash, si edhe shumë juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar. Fatkeqësisht, Frashëri sot po përjeton një gjendje të vështirë, si shumë e shumë fshatra të tjerë të Shqipërisë.



Qytetet dhe fshatrat nuk i përfaqësojnë rrugët dhe shtëpitë, por njerëzit që me vullnetin, dijet, punën dhe përpekjet tyre i ngrenë, i zhvillojnë dhe përparojnë atdheun. Historia e njerëzimit ka treguar se qytete e fshatra krijohen dhe lulëzojnë në shekuj, por braktisen dhe shndërrohen në gërmadha edhe në më pak kohë. Kështu ka ndodhur edhe me qytetet nga më të lashta në Shqipëri, me Butrintin, Apolloninë, Antigonenë etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve natyrore, kushtet

historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj. Kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe njeriut normal nuk i vete mëndja që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz. Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërojnë në qendra turistike, madje më të shquarat në vende peligrinazhi. Kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Por mbi të gjitha është verimtaria e shumanëshme atdhetare e qytetarëve që vazhdojnë jetën dhe punën e tyre në dobi të atdheu edhe pasi u prish shtëpia e vjetër dhe ndërtuan një të re. Dhe prandaj, për të djegur mësimet e Abdlylit, Naimit, Samiut dhe punën atdhetare të frashërllinjve ndër vite, që kontribuan për bërjen dhe zhvillimin e shtetit shqiptar, veprimtarinë aktuale të brezave të rinj të frashëlinjve kudo ku janë, ka njerëz që duan të harrohet Frashëri dhe bashkë me të edhe mësimet e rilindasve të mëdhenj Abdylit, Naimit, Samiut, si edhe atdhetarizmi I tyre. Frashëri, kjo vatër e atdhetarizmit dhe mësimet e Rilinasve mbijetuan djegien nga andartët grekë, midis të cilëve për fat të keq kishte edhe disa shqiptarë të djallëzuar. Sot, djajtë antishqiptarë duan të harrohet Frashëri dhe bashkë me të atdhetarizmi dhe mësimet e Rilindasve, ta kthjejnë Frashërin vetëm në një vend pelegrinazhi, jo veprimtarie dhe jete aktive.

Sot Frashëri është qendra e Komunës në Dangëlli. Edhe në kushtet e zbrazjes së Frashërit dhe të fshatrave përreth, një punë energjike për të vazhduar traditën e Frashërit bën kjo Komunë. Dangëllia ka qenë krahinë autonome, me vojvodë në krye, që në kohën e pushtimit otoman dhe në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX; në Frashër ishte vendosur një kadi qeveritar për gjithë krahinën e Dangëllisë. Prandaj është e lavdërueshme puna pasionante që ka bërë ndër vite (2008-2013) Komuna e Frashërit, në bashkëpunim me shoqata dhe intelektualë atdhetarë nga Shqipëria dhe Kosova, për të mbajtur gjallë jetën sot në Frashër dhe në Komunë. Veprimtaria kryesore atdhetare shkencore dhe kulturoro-muzakale e përvitshme kanë qënë Kuvendet e Frashërit në ditën e lindjes së Naimit, çdo 25 maj, duke filluar nga viti 2004 e deri më sot. Këto kuvende u zhvilluan jo vetëm për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut, por për të mbajtur të gjalla mësimet e tyre.

Komuna e Frashërit, e mbështetur edhe nga personalitete me zë të kulturës dhe shkencës shqiptare kanë hartuar gjithashtu projekte për shndërrimin e

Frashërit në një qendër historike-kulturore dhe turistike të rëndësishme, si edhe janë hartuar tre promemorie dërguar organeve më të larta qeveritare të shtetit me propozime konkrete për Frashërin.

Më 10 tetor, 2007 ju dërgua Presidentit të Republikës dhe Kryeministrit të Shqipërisë një promemorje: **Frashëri duhet dhe mund të kthehet në një qendër historike-kulturore dhe turistike e rëndësishme për të mbajtur gjallë frymën e atdhedashurisë së Rilindjes Kombëtare Shqiptare.** Në këtë promemorje, theksohej se kur kombi shqiptar do të përkujtonte 130 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, që përfaqëson një ngjarje madhore në historinë e tij, del më në pah simbioza "Frashëri dhe Lidhja Shqiptare e Prizrenit", si edhe problemet që lidhen sot me Frashërin.

Gjatë viteve të tranzicionit janë vërejtur dhe po vazhdon të vërehen në Shqipëri dukuri negative e me pasoja të rënda kombëtare: prishen e nuk mirëmbahen muzeume, monumente të kulturës dhe të historisë, është e pranishme prirja që, nga shumë medie të shkruara dhe aq më tepër elektronike, e futjes së fjalëve e emrave në gjuhë të huaja midis fjalëve të pakta shqip që thonë, sulmi i pa principtë dhe joshkencor ndaj gjuhës shqipe letrare e drejtëshkrimit shqip, dëmtimi i varreve, lapidarëve. Këto dukuri duhet të na japin alarmin: një komb që nuk ruan historinë dhe gjuhën e tij është i paracaktuar të vdesë. Dhe këtë, ne shqiptarët sot e kemi për detyrë ndaj vehtes dhe fëmijëve tanë, që të mos e lejojmë.

Komuna Frashër ka hartuar dhe paraqitur në instancat shtetërore përkatëse edhe një genplan për rregullimin e qendrës së Frashërit, restaurimin e muzeumit dhe riparimin e rrugës. Realizimi i këtyre masave do ta kthejë Frashërin në një qendër për zhvillimin e turizmit historik-kulturor dhe ekologjik, duke kontribuar edhe në zhvillimin ekonomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit. Frashëri dhe zona për rreth janë të pasur jo vetëm me monumentet historike. Atje ka edhe shumë monumente të natyrës, burime uji të kristaltë, parkun kombëtar të bredhave në Hotovë etj. Në genplan është propozuar edhe shitja e trojeve të vegjël për ndërtime shtëpizash turistike për qytetarë të ndryshëm. Ky genplan është e nevojshme, që krahas institucioneve shtetërore përkatëse t'i bëhet i njohur publikut dhe komunitetit të biznesit për sensibilizimin e tyre. Në promemorje shprehej besimi se drejtuesit e shtetit do të kontribuonin në ringjalljen e Frashërit.

Promemorja është frmosur nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashër, Sabri Godo, Xhemal Dauti- kryetar i Shoqatës Dangëllia, akademikët Eduard Sulstarova, Xhevahir Spahiu, Dritëro Agolli, Neki Frashëri, profesorët Xhemil Frashëri, Muharrem Frashëri, Alfred Frashëri, Floran Vila, Rushan Liço, Hilmi Frashëri, Pëllumb Xhufi, Artan Tashko.

Në pranverën e 2008 Komuna Frashërit hartoi dhe paraqiti projekt propozimin

**”Ngritja e qëndrës së ripërtritjes për sëmundjet pulmonare në Frashër”.** Komuna e Frashërit, me idetë kryesore të këtij projekti, me anën e një letre të dërguar Presidentit të Republikës, Kryeministrit dhe Kryetares së Kuvendit të Shqipërisë, bëri apelin: “**Të shpëtojmë Frashërin nga shuarja e kujtesës së historisë**”. Letra është mbështetur nga një grup intelektualësh. Duke vlerësuar potencialet natyrore të Frashërit, klimën e shëndetëshme malore, midis pyjeve të bredhave e pishave, si edhe mundësitë ekzistuese, propozoi që të ngrihet një qendër e ripërtritjes për sëmundjet pulmonare etj. me karakter mbarë kombëtar. Për hartimin e projektit, Komuna aktivizoi një grup vullnetarësh të përbërë nga: Prof. Dr. Alfred Frashëri- drejtuesi shkencor, Prof. Dr. Niko Pano- për klimatologjinë, Prof. Dr. Jul Bushati- për mjekësinë, Prof. Dr. Hajri Haska- për vegjetacionin. Grupi koordinonte punën me kryetarin e Komunës Tomor Kotorri për pjesën organizative.
Për të zvogëluar investimet e nevojshme, për këtë qëllim u propozua të shfrytëzohet godina dykatësh e shkollës së mesme, e cila aktualisht nuk funksionon, duke i bërë asaj ndryshimet dhe rregullimet përkatëse.

Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Po të ngjitesh deri në Frashër, bukuritë magjepsëse të bëjnë të kuptosh pse Naimi u bë poeti që aq bukur shkroi hymnin:

*“O malet e Shqipërisë! E ju o lisat e gjatë,*
*Fushat e gjera me lule, q’u kam ndërmend dit’ e natë,*
*Ju bregore bukuroshe e ju lumenjt’e kulluar*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pyje të gjelbëruar”.*

Luftëtari i lirisë Mihal Grameno, më 1907 shkroi:

*“Si ty o Vithlehem e Mek’ e Arabisë*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishtërisë*
*Për mua është Frashëri vënt i Perëndisë*
*Tek është lindur Naim Beu zemr’e Shqipërisë”!*

Dangëllinë e përshkon një rrjet i dendur i lumenjve e përrenjve, si edhe malet në këmbët e të cilëve ata rrjedhin vrullshëm jo vetëm në dimër, kanë krijuar panorama shumë të bukura, që të veshura me pyjet e dushkut, të pishave e bredhave të Hotovës e ahut në pyllin e Llopushës së Frashërit, kories me plepa të Suropullit, etj., ndërmjet gërxheve, majave të thepisura e të zhveshura të shkëmbinjve dhe qafat malore të larta, e kanë kthyer Dangëllinë në një fantazi, ku ndihesh lart, lart në qiell. Parku “Bredhi i Hotovës” me një sipërfaqe rreth 12 $km^2$, i rrallë për nga bukuria, një perlë e

vërtetë natyrore jo vetëm për rajonin e Përmetit dhe krahinën e Dangëllisë, por edhe për të gjithë Shqipërinë. Ky park shtrihet në një lartësi mesatre prej 1260m mbi nivelin e detit. Ai është një pyll madhështor me bredh dhe lloje të ndryshme lisi si qarri, bunga, bungebuta, si edhe disa specie dushqesh. Ndër llojet mjekësore barishtore takohen salepi, thundër mushka, gjuhënusja, njëmijë fletëshi, lule basami dhe xhirokulli. Klima është ë shëndetshme: vera është e freskët dhe dimri i ftohtë. Rrezatimi diellor vjetor është më i madh se mesatarja vjetore e vendit. Temperatura mesatare vjetore e ajrit luhatet 7-10 $^{0}$C dhe në gusht arrin 16 – 18 $^{0}$C. Sasia vjetore e rreshjeve luhatet midis 900-1200 mm/vit dhe shtresa e dëborës fillon të shfaqet zakonisht në dekadën e parë të dhjetorit dhe vazhdon deri në fillim të prillit.

Moti dhe klima kanë një ndikim të fortë në veprimtarinë turistike dhe të ripërtritjes shëndetësore. Faktorë klimatike shërbejnë si ndihmues në prevenimin dhe mjekimin farmakologjik të sëmundjeve obstruktive kronike të mushkërive dhe të sëmundjeve të tjera. Gjithashtu, ambjenti i zonës së Frashërit ndikon në relaksim dhe qetësim neuropsikik.

Ndërtimi i qendrës shëndetësore në këtë project u pa i lidhur ngushtë edhe me zhvillimin e Frashërit si një vend turistiko-historik. **Vëmendja e pare u përqëndrua drejt rregullimi i qendrës së Frashërit dhe Muzeut të vëllezërve Frashëri**. Propozohet që qendra të rregullohet sipas një plani urbanistik, duke u rregulluar rruga kryesore dhe ato anësore, si edhe të ndërtohen lulishte, që ajo të marrë pamjen e një vendi të kulturuar e jo të lënë pasdore.

Muzeu ka nevojë të rregullohet dhe rinovohet sipas një projekti tashmë të paraqitur në organet shtetërore përkatëse. Për fat të keq, muzeu pësoj shkatërimet e vitit 1997. Më pas, u shkurtua deri sa u hoq fare personeli i Muzeut. Vitet e fundit, i janë bërë disa riparime të vogla të çatisë, dhe vullnetarisht, një nga punonjësit e mëparshëm, bën përpjekje për ndonjë mirëmbajtje të vogël e pastrim. Duke vlerësuar rëndësinë e Muzeut, jo vetëm thjesht si një kujtesë e shquar e historisë së kombit, por edhe për ta kthyer atë në një vatër edukimi për gjithë vendin, si edhe një qendër kulturale turistike, është e domosdoshme të ndërmerret një projekt i cili të ketë si objektiv ringritjen dhe rinovimin e muzeut të vëllezërve Frashëri. Për këtë në projekt parashtrohen proceset që duhen realizuar.

***Promovimi dhe popullarizimi i ndërtimeve në Frashër***

Krahas me miratimin e projekteve dhe fillimin e punimeve duhet të bëhet edhe informimi i komuniteteve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni dhe në vendet e huaja, për mundësitë që do të krijohen në Frashër për ripërtritjen e

shendetit në kushtet e klimës malore të pastër, si edhe për organizimin e ekoturizmit kulturor dhe historik. Për këtë janë programuar edhe veprimtaritë e nevojshme. E rëndësishme është edhe thirrja për sponsorë nga komuniteti i biznesit në Shqipëri dhe jashtë vendit.

Kjo letër, e firmosur nga Tomor Kotorri, Kryetari i Komunës u mbështet edhe nga intelektualët e më poshtëm: Alfred Frashëri, Xhevahir Spahiu, Sabri Godo, Dritëro Agolli, Aleksandëe Peçi, Nuri Dragoi, Floresha Dado, Teki Biçoku, Nuri Çuni, Albert Frashëri, Rushani Liço, Panajot Boga, Neki Frashëri, Bahri Myftari, Avni Mula, Kastriot Bezati. Letra u botua në gazetën Republika të datës 1 shkurt 2010.

Më 5 prill 2010 ju drejtua një letër Kryeministrit të Shqipërisë: **"Për rregullimin e rrugës së Frashërit dhe qendrës së tij"**, ku midis të tjerave shkruhej: Ndërtimin dhe rregullimin e rrugëve rurale, të programuara nga Qeveria, e vlerësojmë dhe e përshëndesim si një kontribut me vlerë për zhvillimin europian të Shqipërisë. Ne, një grup intelektualësh, e pamë të arsyeshme t'u drejtohemi Ju sepse na befasoi mospërmëndja në masmedia e rrugës nga Piskova (në rrugën nacionale Këlcyrë-Përmet) deri në Qëndrën e Frashërit, midis listës së rrugëve rurale të tjera.
Ne ngremë me shqetësimin më të madh domosdoshmërinë e rregullimit të rrugës së Frashërit, për ta bërë atë në normat e sotme të vendve të qytetëruara, të cilët vlerësojnë të shenjta vendet historike, siç është Frashëri për ne. **Rruga për tek Abdyli, Naimi dhe Samiu është rrugë kombi.** Letra u firmos nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashëri dhe intelektualët Alfred Frashëri, Ibrahim Toshkësi, Xhemal Dauti, Muharrem Frashëri, Kastriot Bezati, Neki Frashëri, Rushan Liço, Mit'hat Sanxhaku, Eduard Sulstarova, Muzafer Korkuti, Emin Riza, Salvatore Bushati, Xhevahir Spahiu, Floran Vila, Xhemil Frashëri, Nuri Dragoj, Dritëro Agolli, Stilian Adhami, Gudar Beqiraj.

Në pranverën e vitit Komuna e Frashërit dhe disa intelektualë ngritën problemin e ruajtjes së Komunës Frashëri në kushtet e reformës administrative të vendit. Së pari, Prof. Dr. Alfred Frashëri botoi artikullin "**Komuna historike e Frashërit nuk duhet fshirë me një të rënë të lapsit, bën krim"** në Gazetën Dita, më 30 Tetor 2013 dhe në Gazetën Telegraf, më *7 Nëntor 2013, në Gazetën Dita, më 30 Tetor 2013 dhe në Gazetën Telegraf, më 7 Nëntor 2013,* ku midis të tjerave shkruhej: "Reforma për pushtetin vendor dhe ndarjen administrative të vendit që po ndërmerr qeveria është e drejtë dhe në kohën e duhur. Si edhe në vende të tjera, ashtu edhe në Shqipëri janë bërë ndër vite ndryshimet e nevojshme që lidhen me zhvillimet demografike dhe ekonomike të vendit. Por këto ndryshime nuk duhet të bëhen vetëm mbi bazën e disa numrave dhe të fshihen nga harta

administrative e vendit komuna të ndryshme dhe të krijohen të reja, me një të rënë të lapsit. Komunat kanë historikun e tyre, ato janë dëshmi e historisë së Shqipërisë dhe ky argument duhet ti vërë në mendim institucionet që janë ngarkuar më hartimin dhe zbatimin e kësa reforme. ….Në 6 majin e vitit 1914 bandat e andartëve grekë dogjën 318 shtëpi të Frashërit dhe lanë pa strehë 1120 banorë, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit dhe veprën e Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit. Por ky zjarr dogji shtëpitë por nuk arriti të djegë dritën e Rilindjes Kombëtare, mësimet e Abdylit, Naimit dhe Samiut. Mbi jetoi edhe shpirti atdhetar i frashërllinjve. …Analiza e gjendjes në Shqipëri më krijon mundësinë të kuptoj edhe një dukuri tjetër: Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri. Kjo, sepse ç'është bërë deri më sot shpesh bien ndesh me porositë e tyre, shkojnë në të kundërt. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër qoftë edhe i kulturës për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua Ministria e Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit. …..Ka zgjidhje problemi: Komuna e Frashërit nuk mund të mbetet kështu siç është. Ajo duhet të bashkohet me komuna të tjera fqinjë.

Disa ditë më pas, Zoti Vangjel Prifti, Kryetar i Komunës Frashër botoi në Gazetën Telegraf një artikull tjetër.

Më 26 mars 2014 Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të fshatrave të Dangëllisë, të mbështetur nga një grup intelektualësh, ju drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar - President i Republikës së Shqipërisë, Kryetarit të Kuvendit t□ Republik□s s□ Shqip□ris□, Kyeministrit të Republikës së Shqipërisë, me letrën "**HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNËS SË FRASHËRIT**" ku theksohet "….Frashëri është vendlindja e vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit, e doktrinerve të mëdhenj të Shqipërisë, është lapidari i lartë i kombit dhe lapidarët nuk shkatërrohen, se shkatërrohet historia. Frash□ri ka bërë Shqipëri…..Frashërin nuk e zhbënë as luftërat dhe as masakrat e pushtuesve, ndaj nuk ka asnjë llogjikë t'a zhbëjë liria dhe demokracia. Frashëri i Vëllezërve Frashëri dhe i shumë ngjarjeve dhe figurave me kontribute të veçanta për lirinë e atdheut, Frashëri i bukurive natyrore, pranë të cilit lartësohet Parku Kombtar "Bredhi i Hotovës", nj□ nga parqet më të bukura të Ballkanit, Frashëri, selia e Kuvendeve Shqiptare Ndrëkrahinore të Vilajetit të Janinës, në pragun dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, është një monument i madh historik, kulturor dhe turistik i

Shqipërisë. Frashëri i ka dhënë shumë dhe e ka nderuar Shqipërinë, ndaj edhe sot Shqipëria duhet ta vlerësojë dhe lartësojë Frashërin e Vëllezërve Frashëri, Frashërin si kryeqendër të Dangëllisë së rrethit të Përmetit…. Komuna e Frashërit, në kërkesën që i ka dërguar Kuvendit të Shqipëris, propozoi që 12 fshatrave të Komunës së sotme të Frashërit, është mirë t'u bashkangjiten edhe 6 fshatra të komunave për rreth duke bërë të mundur mbijetesën e kësaj Komune.

Letra është firmosur dhe vulosur nga Komunarët e Frashërit dhe tetë kryetarët e fshatrave të Komunës: Vangjel Prifti, Julian Aliu, Armand Myftaraj, Klodian Myftaraj,Kasem Zyberi, Faslli Aliko, Manol Nakuçi, Faslli Canka, Gramos Aliu, Avdulla Zenuni, si edhe mbështetur nga një grup intelektualësh: Dritëro Agolli, Kastriot Bezati, Alfred Frashëri, Pëllumb Xhufi, Xhevahir Spahiu, Stilian Adhami, Myslim Islam, Emin Riza, Gëzim Voda, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Orhan Frashëri, Tomor Kotorri, Xhemil Frashëri, Lauant Bica, Neki Frashëri, Nuri Dragoi, Albert Frashëri, Floran Vila.

Shqiptarët janë të bindur se drita e mësimeve të Abdylit, Naimit, Samiut, drita e Frashërit, do të ndriçojë në shekuj rrugën e Shqipërisë

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI
Tirane 20 prill 2014

GazetA **TELEGRAF**, date 24 prill 2014, me titull:*Komuna e Frashërit nuk duhet të zhbëhet, duhet ruajtur amaneti i vëllezërve Frashëri.* Me disa shkurtime.






Botuar ne Gazeten TELEGRAF, date 24 prill 2014, me titull:*Komuna e Frashërit nuk duhet të zhbëhet, duhet ruajtur amaneti i vëllezërve Frashëri*. Me disa shkurtime.

## FRASHËRI NË DITËT TONA

*" O atdhe, më je i dashur sa më s'ka,*
*Më je nënë, më je motër, më je vlla,*
*Nga ç'ka rrotull më i shtenjti ti më je,*
*Je m'i miri nga çdo gjë që ka ky dhe.*
*Naim Frashëri*

Sot Frashëri është qendra e Komunës në Dangëlli. Edhe në kushtet e zbrazjes së Frashërit dhe të fshatrave përreth, një punë energjike për të vazhduar traditën e Frashërit bën kjo Komunë. Dangëllia ka qenë krahinë autonome, me vojvodë në krye, që në kohën e shthurjes së regjimit feudal-ushtarak otoman dhe në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX; në Frashër ishte vendosur një kadi qeveritar për gjithë krahinën e Dangëllisë. Prandaj është e lavdërueshme puna pasionante që ka bërë ndër vite Komuna dhe Kryesia e Këshillit për të mbajtur gjallë jetën sot në Frashër dhe në Komunë.

Veprimtaria kryesore atdhetare shkencore dhe kulturoro-muzakale e përvitshme kanë qënë Kuvendet e Frashërit në ditën e Naimit çdo 25 maj, duke filluar nga viti 2004 e deri më sot, që Komuna e Frashërit, së bashku me Qëndrën Kulturore Përmet e drejtuar nga historiani Kastriot Bezati, i cili qysh në vitin 2004 ideoi këtë aktivitet, me mbështetjen e disa institucioneve dhe shoqatave, si edhe përgjigjes që thirrjes së Komunës i bënë dhjetra studiues dhe shkencëtarë nga më në zë nga Shqipëria dhe Kosova. Këto kuvende u zhvilluan për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut, sipas tematikës:

Viti 2004: Sami Frashëri, emblema e diturisë.

Viti 2005: Vepra e Naim Frashërit e gjallë, udhërrëfyese, emblematike.

Viti 2006: Abdyl Frashëri dhe Lidhja Shqiptare e Prizrenit.

Viti 2007: Mit'hat Frashëri, erudit, publicist, punëtor i palodhur i kulturës shqiptare.

Viti 2008: Frashëri dhe Prizreni, vatra madhore të historisë kombëtare.

Viti 2009: Shqipja dhe Frashërillinjtë një vepër madhore për kombin.

Viti 2010: Naim Frashëri, emblema e identitetit dhe krenarisë kombëtare. Drejtuesi Kuvendit Kastriot Bezati.

Viti2011: Abdyl Frashëri dhe Baba Alushi në vitet e stuhishme të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Të gjitha kumtesat e mbajtura në të shtatë Kuvendet e Frashërit janë përmbledhur në librin “Kuvendet Shkencore në Frashër, 2004-2010”, të botuar nga Komuna e Frashërit në vitin 2010.

Viti 2012: u organizua një peligrinazh në Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri

dhe në Teqenë historike të Frashërit, si edhe një montazh muziko-letrar nga nxënësit.

Viti 2013, Shoqata “Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare Vëllezërit Frashëri” organizoi në Frashër Konferencën Shkencore “Kontributi madhor i vëllezërve Frashëri në krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”.

Në ditën e Naimit më 25 maj 2014, , në Frashër do të mbahet Konferenca Shkencore me temë:

**FRASHËRI VATËR E PAVDEKSHME E ATDHETARIZMIT NË SHQIPËRI**

Konferenca organizohet nga Shoqata Atdhetare Kulturore “Përmeti” dhe Kryegjyshata Botërore Bektashiane, së bashku me Shoqatat “Atdhetare Kulturore Dangëllia, Dëshnica, Malëshova, Vëllezërit Frashëri” mbështetur nga Komuna Frashër. nën kujdesin e Zotit Ilir META, Kryetar i Parlamentit të Shqipërisë. Drejtuesi Konferencës Kastriot Bezati, Kryetar i Shoqatës Atdhetare Kulturore “Përmeti”.

“Dita e Naimit”, me veprimtarinë shkencore dhe kulturore këtë vit organizohet për të parashtruar idetë se si mund të rimëkëmbet Frashëri, fshati që lindi dhe rriti pishtarët e mëdhenj të Kombit Shqiptar, Vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri dhe qendër e Komunës në Dangëlli, që ka vlera kombëtare historike, kulturore, natyrore, turistike, shëndetësore, bujqësore dhe blegtorale, në kujtesë të njëqind vjetorit të fitores së mësimeve të Rilindasve të mëdhenj Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri dhe ringjalljen e fshatit Frashër si Feniksi nga hiri i zjarrit mëkatar të andartëve grekë, si edhe në nderim të 72 vjetorit të çlirimit të Frashërit, më 11 tetor 1942.

Dymbëdhjetë kumtesat do të mbahen nga historianë dhe studiues të njohur në vendin tonë në katër drejtime:

1: **Frashëri dhe frashërllinjtë në historinë e Shqipërisë** në periudhën 1431-1944, nga Kastriot Bezati, Paskal Milo, Marenglen Verli, Laurant Bica, Nuri Dragoj dhe Orhan Frashëri. Në këto kumtesa do të vihet theksi në kontributin e vëllezërve Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri për ndërgjegjësimin

e shqiptarëve kudo ku ndodheshin për luftën për liri e pavarësi, ndërtimine shtetit shqiptar dhe gjuhën shqipe.

Frashërllinjtë ndër vite kanë dhënë një kontribut me vlerë për kombin shqiptar dhe Shqipërinë, për kulturën dhe shkencën, për emancipimin e shoqërisë shqiptare, përparimin e kombit shqiptar dhe ndërtimin e shtetit. U treguan edhe të huajve se cilët ishin shqiptarët dhe të drejtat e tyre për liri e pavarësi. Në këto gjurma ecën ndër vite shumë frashërllinj, duke nderuar vehten dhe vendin që i Iindi. Kontributet e atyre frashërllinjve dhe veprat e tyre, të cilat kanë qenë rezultat i punës dhe përpjekjeve të mëdha, janë të botuara në 593 libra të cilat i kanë depozituar në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë, si edhe në ato të Insitucioneve Shkencore, duke i vënë në shërbim të brezave të djeshëm, të sotëm dhe të atyre që do të vijnë. Bota akademike e Frshërit përfaqësohet nga të paktën 36 persona te arsimuar në shkolla të larta nga viti 1912-1944, por dyfishi i tyre, 69 persona nga viti 1944 deri në ditët tona. Midis tyre janë 35 doktorë shkencash, nga të cilët 19 profesorë dhe 6 akademikë.

Këto shifra tregojnë se Frashëri nuk është rrënuar siç thotë ndonjë. Fshatrat dhe qytetet i bëjnë njerëzit, jo murret dhe frashërllinjtë sot mbajnë me krenari mbiemrin Frashëri dhe punojnë me shpirt për Shqipërinë, si të parët e tyre, kudo ku ndodhen.

**2. Teqeja historike të Frashërit dhe atdhetarizmi i bektashinjve.**

Baba Hekuran Nikollari, Beqir Meta paraqitën kontributin atdhetar të bektashinjve, veçanërisht të Teqesë historike të Frashërit, që u bë vatër e përpjekjeve të shqiptarëve për pavarësi, si edhe gjatë luftës Nacional Çlirimtare, për mësimin dhe ndërgjegjësimin për të mësuar fëmijët gjuhën dhe dijet.

**3. Rilindja Kombëtare doli fitimtare dhe Frashëri u ringjall si Feniksi nga hiri i zjarrit mëkatar të andartëve grekë,**

Albert Frasheri, Irakli Koçollari dhe Pëllumb Xhufi treguan për zjarrin mëkatar dhe drita e Frashërit, për lëvizja vorio epiriote dhe masakra e shovinistëve grekë në Shqipërinë e Jugut, (1913-1914), si edhe për jehonën ndërkombëtare të këtyre masakrave.

**4. Zhvillimi i Frashërit**

Alfred Frashëri, duke analizuar detyrën atdhetare të brezit të sotëm të frashërllinjve për të kontribuar për rimëkëmbjen e Frashërit parashtroi mundësitë dhe domosdoshmërinë e zhvillimit të Frashërit si një qëndër historike, turistike, shëndetësore, blegtorale dhe bujqësore për mbajtjen

gjallë te ideve madhore të Vëllezërve Frashëri dhe zhvillimin ekonomik të trevës.

Komuna e Frashërit, e mbështetur edhe nga personalitete me zë të kulturës dhe shkencës shqiptare kanë hartuar gjithashtu projekt për shndërrimin e Frashërit në një qendër historike-kulturore dhe turistike të rëndësishme, si edhe janë hartuar tre promemorie dhe letra dërguar organeve më të larta qeveritare të shtetit në periudhën 10 tetor 2007, 1 shkurt 2009, 5 prill 2010, me propozime konkrete për Frashërin, të cilat për fat të keq kanë rënë në vesh të shurdhër.

Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të fshatrave të Dangëllisë, të mbështetur nga një grup intelektualësh, më 26 mars 2014 u drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar Zotit Bujar NISHANI - President i Republikës së Shqipërisë, Zotit Ilir META - Kryetar i Kuvenditë Republikës së Shqipërisë, Zotit Edi RAMA - Kyeministër i Republikës së Shqipërisë me letrën "**HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNËS SË FRASHËRIT**". Le e të shpresojmë se këtë vit, në vitin e Rilindjes do të dëgjohet zëri ynë.

Prof. Dr. Alfred Frashëri

**Gazeta TELEGRAF**, 24 maj 2014

## “HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR KA RUAJTUR NĒ SHEKUJ KOMUNĒN E FRASHĒRIT”

*“Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr”*
Naim Frashëri

Frashëri, ky vend lapidar i Shqipërisë, me një histori mbi 500 vjeçare, përmendet për herë të parë me emrin “Fraxhili” në regjistrat e vitit 1431-1432. Frashërin, ku kanë lindur, rilindasit Abdyli, Naimi dhe Sami Frashëri, e ngritën në piedestalin e historisë, se me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi dhe si duhet të ndërtonin shtetin shqiptar. U mësuan gjuhën shqipe sa të ëmbël e të dlirë, gjuhën e që flasim e shkruajmë ne sot. Si asnjë vend tjetër, Frashëri ka nxjerrë atdhetarë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Fatkeqësisht, Frashëri sot po përjeton një gjendje të vështirë, si shumë e shumë fshatra të tjerë të Shqipërisë.

Qytetet dhe fshatrat nuk i përfaqësojnë rrugët dhe shtëpitë, por njerëzit që me vullnetin, dijet, punën dhe përpekjet tyre i ngrenë, i zhvillojnë dhe përparojnë atdheun. Historia e njerëzimit ka treguar se qytete e fshatra krijohen dhe lulëzojnë në shekuj, por braktisen dhe shndërrohen në gërmadha edhe në më pak kohë. Kështu ka ndodhur edhe me qytetet nga më të lashta në Shqipëri, me Butrintin, Apolloninë, Antigonenë etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve natyrore, kushtet historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj. Kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe njeriut normal nuk i vete mëndja që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz. Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërojnë në qendra historiko-turistike. Kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Por mbi të gjitha, është verimtaria e shumanëshme atdhetare e qytetarëve që vazhdojnë jetën dhe punën e tyre në dobi të atdheu edhe pasi u prish shtëpia e vjetër dhe ndërtuan një të re.

Edhe sot Frashëri është qendra e Komunës në Dangëlli, e cila ka qenë krahinë autonome, me vojvodë në krye, që në kohën e pushtimit otoman dhe në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të 19-të për gjithë krahinën e Dangëllisë. Prandaj është e lavdërueshme puna pasionante, një punë energjike për të vazhduar traditën e Frashërit që bën kjo Komunë ndër vite,

duke filluar nga viti 2004 e deri më sot. Edhe në kushtet e zbrazjes së tij dhe të fshatrave përreth, Komuna e Frashërit, në bashkëpunim me shoqata dhe intelektualë atdhetarë nga Shqipëria dhe Kosova, për të mbajtur gjallë jetën sot në Frashër dhe në Komunë. Veprimtaria kryesore atdhetare shkencore dhe kulturoro-muzakale e përvitshme kanë qënë Kuvendet e Frashërit në ditën e lindjes së Naimit, çdo 25 maj. Këto kuvende u zhvilluan jo vetëm për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut, por për të mbajtur të gjalla mësimet e tyre.

Komuna e Frashërit, e mbështetur edhe nga personalitete me zë të kulturës dhe shkencës shqiptare kanë hartuar gjithashtu projekte për shndërrimin e Frashërit në një qendër historike-kulturore dhe turistike të rëndësishme, si edhe janë hartuar tre promemorie dërguar organeve më të larta qeveritare të shtetit me propozime konkrete për Frashërin.

Më 10 tetor, 2007 ju dërgua Presidentit të Republikës dhe Kryeministrit të Shqipërisë një promemorje: **Frashëri duhet dhe mund të kthehet në një qendër historike-kulturore dhe turistike e rëndësishme për të mbajtur gjallë frymën e atdhedashurisë së Rilindjes Kombëtare Shqiptare,** duke parashtruar problemet që lidhen sot me Frashërin dhe propozimet për zgjidhjen e tyre. Është hartuar dhe paraqitur në instancat shtetërore përkatëse edhe një genplan për rregullimin e qendrës së Frashërit, restaurimin e muzeumit dhe riparimin e rrugës. Realizimi i këtyre masave do ta kthejë Frashërin në një qendër për zhvillimin e turizmit historik-kulturor dhe ekologjik, duke kontribuar edhe në zhvillimin ekonomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit. Në promemorje shprehej besimi se drejtuesit e shtetit do të kontribuonin në ringjalljen e Frashërit. Promemorja është firmosur nga Tomor Kotorri, Kryetar i Komunës Frashër, Sabri Godo, Xhemal Dauti- kryetar i Shoqatës Dangëllia, akademikët Eduard Sulstarova, Xhevahir Spahiu, Dritëro Agolli, Neki Frashëri, profesorët Xhemil Frashëri, Muharrem Frashëri, Alfred Frashëri, Floran Vila, Rushan Liço, Hilmi Frashëri, Pëllumb Xhufi, Artan Tashko.

Në pranverën e 2008 Komuna Frashërit hartoi dhe paraqiti projekt propozimin

**"Ngritja e qëndrës së ripërtritjes për sëmundjet pulmonare në Frashër".** Komuna e Frashërit, me idetë kryesore të këtij projekti, me anën e një letre të dërguar Presidentit të Republikës, Kryeministrit dhe Kryetares së Kuvendit të Shqipërisë, bëri apelin: "**Të shpëtojmë Frashërin nga shuarja e kujtesës së historisë**". Letra është mbështetur nga një grup intelektualësh. Duke vlerësuar potencialet natyrore të Frashërit, klimën e shëndetëshme malore, midis pyjeve të bredhave e pishave, si edhe mundësitë ekzistuese,

propozoi që të ngrihet një qendër e ripërtritjes për sëmundjet pulmonare etj. me karakter mbarë kombëtar. Ndërtimi i qendrës shëndetësore në këtë project u pa i lidhur ngushtë edhe me zhvillimin e Frashërit si një vend turistiko-historik. Krahas me miratimin e projekteve dhe fillimin e punimeve duhet të bëhet edhe informimi i komuniteteve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni dhe në diasporë, për mundësitë që do të krijohen në Frashër për ripërtritjen e shëndetit në kushtet e klimës malore të pastër, si edhe për organizimin e ekoturizmit kulturor dhe historik. E rëndësishme është vlerësuaar edhe thirrja për sponsorë nga komuniteti i biznesit në Shqipëri dhe jashtë vendit. Kjo letër, e firmosur nga Tomor Kotorri, Kryetari i Komunës u mbështet edhe nga intelektualët e më poshtëm: Alfred Frashëri, Xhevahir Spahiu, Sabri Godo, Dritëro Agolli, Aleksandëe Peçi, Nuri Dragoi, Floresha Dado, Teki Biçoku, Nuri Çuni, Albert Frashëri, Rushani Liço, Panajot Boga, Neki Frashëri, Bahri Myftari, Avni Mula, Kastriot Bezati. Letra u botua në gazëtën Republika të datës 1 shkurt 2010.

Më 5 prill 2010 ju drejtua një letër tjetër Kryeministrit të Shqipërisë: **"Për rregullimin e rrugës së Frashërit dhe qendrës së tij"**, ku midis të tjerave shkruhej:" ...Ne ngremë me shqetësimin më të madh domosdoshmërinë e rregullimit të rrugës së Frashërit, për ta bërë atë në normat e sotme të vendve të qytetëruara, të cilët vlerësojnë të shenjta vendet historike, siç është Frashëri për ne. **Rruga për tek Abdyli, Naimi dhe Samiu është rrugë kombi".**

Por, fatkeqësdisht, gjatë viteve të tranzicionit janë vërejtur dhe po vazhdon të vërehen në Shqipëri dukuri negative e me pasoja të rënda kombëtare: prishen e nuk mirëmbahen muzeume, monumente të kulturës dhe të historisë, në shumë medie të shkruara dhe aq më tepër elektronike, është e pranishme prirja e futjes së fjalëve e emrave në gjuhë të huaja midis fjalëve të pakta shqip që thonë, sulmi i pa principtë dhe joshkencor ndaj gjuhës shqipe letrare e drejtëshkrimit shqip, dëmtimi i varreve, lapidarëve. Këto dukuri duhet të na japin alarmin pasi është e mirënjohur se një komb që nuk ruan historinë dhe gjuhën e tij është i paracaktuar të vdesë. Dhe këtë, ne shqiptarët sot e kemi për detyrë ndaj vehtes dhe fëmijëve tanë, që të mos e lejojmë. Për të djegur mësimet e Abdlylit, Naimit, Samiut dhe punën atdhetare të frashërllinjve ndër vite, që kontribuan për bërjen dhe zhvillimin e shtetit shqiptar, veprimtarinë aktuale të brezave të rinj të frashëlinjve kudo ku janë, ka njerëz që duan të harrohet Frashëri dhe bashkë me të edhe mësimet e rilindasve, si edhe atdhetarizmi i tyre. Frashëri, kjo vatër e atdhetarizmit, si edhe mësimet e Rilinasve mbijetuan djegien nga andartët grekë, midis të cilëve për fat të keq kishte edhe disa shqiptarë të djallëzuar. Sot, djajtë antishqiptarë duan të harrohet Frashëri dhe bashkë me të atdhetarizmi dhe mësimet e Rilindasve, ta kthjejnë Frashërin vetëm në një vend pelegrinazhi, jo veprimtarie dhe jete aktive. Tëkundërt me atë që shqiptarëve ju mesoi Gjergj Fishta I madh:

*"….a thue m'kto vorre sod ndo 'i kunorë Atdheu ka per t'u a çuem*
*Si peng çmimit e bindijet e nderjet*
*Per shka ata psuene per Liri t'bekueme?"*

Në pranverën e vitit Komuna e Frashërit dhe disa intelektualë ngritën problemin e ruajtjes së Komunës Frashëri në kushtet e reformës administrative të vendit. Së pari, Prof. Dr. Alfred Frashëri botoi artikullin "**Komuna historike e Frashērit nuk duhet fshirē me një të rēnē të lapsit, bēn krim"** në Gazetën Dita, më 30 Tetor 2013 dhe në Gazetën Telegraf, më *7 Nëntor 2013, në Gazetën Dita, më 30 Tetor 2013 dhe në Gazetën Telegraf, më 7 Nëntor 2013,* ku midis të tjerave shkruhej: "Reforma pēr pushtetin vendor dhe ndarjen administrative tē vendit qē po ndērmerr qeveria ēshtē e drejtē dhe nē kohēn e duhur. Si edhe nē vende tē tjera, ashtu edhe nē Shqipēri janē bērē ndēr vite ndryshimet e nevojshme qē lidhen me zhvillimet demografike dhe ekonomike tē vendit. Por kēto ndryshime nuk duhet tē bēhen vetēm mbi bazēn e disa numrave dhe tē fshihen nga harta administrative e vendit komuna tē ndryshme dhe tē krijohen tē reja, me njē tē rēnē tē lapsit. Komunat kanē historikun e tyre, ato janē dēshmi e historisē sē Shqipērisē dhe ky argument duhēt ti vērē nē mendim institucionet qē janē ngarkuar mē hartimin dhe zbatimin e kēsa reforme. …. Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri. Kjo, sepse ç'është bërë deri më sot shpesh bien ndesh me porositë e tyre, shkojnë në të kundërt. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë minister, qoftë edhe i cultures, për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u rregulluan 20 km e rrugës së Frashërit".

Disa ditë më pas, Zoti Vangjel Prifti, Kryetar i Komunës Frashër botoi në Gazetën Telegraf një artikull tjetër.

Më 26 mars 2014 Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të fshatrave të Dangëllisë, ju drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar - President i Republikēs sē Shqipērisē, Kryetarit të Kuvendit tē Republikēs sē Shqipērisē, Kyeministrit të Republikēs sē Shqipērisē, me letrën "**HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNĒS SĒ FRASHĒRIT**" ku theksohet "….Frashēri ēshtē vendlindja e vēllezērve Frashēri, Abdylit, Naimit dhe Sami Frashērit, e doktrinerve tē mēdhenj tē Shqipērisē, ēshtē lapidari i lartē i kombit dhe lapidarēt nuk shkatērrohen, se shkatērrohet historia. Frashēri ka bērē Shqipēri…..Frashērin nuk e zhbēnē as luftērat dhe as masakrat e pushtuesve, ndaj nuk ka asnjē llogjikē t'a zhbējē liria dhe demokracia. Frashēri i Vēllezērve Frashēri dhe i shumē ngjarjeve dhe figurave me

kontribute të veçanta për lirinë e atdheut, Frashëri i bukurive natyrore, pranë të cilit lartësohet Parku Kombtar "Bredhi i Hotovës", një nga parqet më të bukura të Ballkanit, Frashëri, selia e Kuvendeve Shqiptare Ndërëkrahinore të Vilajetit të Janinës, në pragun dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, është një monument i madh historik, kulturor dhe turistik i Shqipërisë. Frashëri i ka dhënë shumë dhe e ka nderuar Shqipërinë, ndaj edhe sot Shqipëria duhet ta vlerësojë dhe lartësojë Frashërin e Vëllezërve Frashëri, Frashërin si kryeqendër të Dangëllisë së rrethit të Përmetit.... Komuna e Frashërit, në kërkesën që i ka dërguar Kuvendit të Shqipërisë, propozoi që 12 fshatrave të Komunës së sotme të Frashërit, është mirë t'u bashkangjiten edhe 6 fshatra të komunave për rreth duke bërë të mundur mbijetesën e kësaj Komune". Letra është firmosur dhe vulosur nga Komunarët e Frashërit dhe tetë kryetarët e fshatrave të Komunës: Vangjel Prifti, Julian Aliu, Armand Myftaraj, Klodian Myftaraj,Kasem Zyberi, Faslli Aliko, Manol Nakuçi, Faslli Canka, Gramos Aliu, Avdulla Zenuni, si edhe mbështetur nga një grup intelektualësh: Dritëro Agolli, Kastriot Bezati, Alfred Frashëri, Pëllumb Xhufi, Xhevahir Spahiu, Stilian Adhami, Myslim Islam, Emin Riza, Gëzim Voda, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Orhan Frashëri, Tomor Kotorri, Xhemil Frashëri, Lauant Bica, Neki Frashëri, Nuri Dragoi, Albert Frashëri, Floran Vila.

Shqiptarët janë të bindur se drita e mësimeve të Abdylit, Naimit, Samiut, drita e Frashërit, do të ndriçojë në shekuj rrugën e Shqipërisë.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

Gazeta **TIRANA OBSERVER**, 4 maj 2014





## KOMUNA FRASHËR

## PROMEMORJE DHE LETRA DËRGUAR PRESIDENTIT, KRYETARIT TË KUVENDIT DHE KRYEMINISTRIT TE SHQIPËRISË, si edhe PROJEKTE PËR ZHVILLIMIN E FRASHËRIT(2007 – 2014)

14 Maj, 2014

Përpiluan këte lidhje: Prof. Dr. Alfred FRASHËRI, Kastrot BEZATI- Kryetar I Shoqatës AK "Përmeti".

## TREGUESI I LENDËS

## FRASHËRI DUHET DHE MUND TË KTHEHET NË NJË QENDËR HISTORIKE-KULTURORE DHE TURISTIKE E RËNDËSISHME PËR TË MBAJTUR GJALLË FRYMËN E ATDHEDASHURISË SË RILINDJES KOMBËTARE SHQIPTARE

**PROMEMORJE**

Tiranë, më 10.10.2007

Prof. Dr. Bamir TOPI
Presidentit të Republikës

Prof. Dr. Sali BERISHA
Kryeministër

Qershori i vitit 2008 do të jetë muaji kur kombi shqiptar do të përkujtojë 130 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, që përfaqëson një ngjarje madhore në historinë e tij. Në këtë kuadër është e lavdërueshme përpjekja e Komunës së Frashërit për të programuar organizimin e një veprimtarie përkujtimore me dy sesione, njërin në Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri në Frashër dhe tjetri në Prishtinë, me temë "**Frashëri dhe Lidhja Shqiptare e Prizrenit**".

Ne e vlerësojmë jashtëzakonisht të rëndësishme këtë veprimtari dhe bëjmë thirrje që të përkrahet nga institucionet shtetërore përkatëse dhe nga komuniteti shkencor dhe i biznesit. Personalisht, ne shprehim gadishmërinë tonë në ndihmesën për organizimin e veprimtarisë dhe zhvillimin e saj.

Frashëri, ky vend lapidar i Shqipërisë, që ka nxjerrë njerëz të mëdhenj dhe ka histori të lavdishme për vendin dhe kombin tonë, sot po përjeton një gjendje të vështirë, që na shtyn të parashtrojmë edhe sa më poshtë vijon:
Gjatë viteve të tranzicionit janë vërejtur dhe po vazhdon të vërehen në Shqipëri dukuri negative e me pasoja të rënda kombëtare: prishen e nuk mirëmbahen muzeume, monumente të kulturës dhe të historisë, është e pranishme prirja që, nga shumë medie të shkruara dhe aq më tepër elektronike, biznezi e politikanët, të futen fjalë e emra në gjuhë të huaja midis fjalëve të pakta shqip që thonë, sulmi i pa principtë dhe joshkencor ndaj gjuhës shqipe letrare e dretëshkrimit shqip, dëmtimi i varreve. Këto dukuri duhet të na japin alarmin: një komb që nuk ruan historinë dhe gjuhën e tij është i caktuar të vdesë. Dhe këtë, ne shqiptarët sot e kemi për detyrë, ndaj vehtes dhe fëmijëve tanë, që të mos e lejojmë.

E shkatërroi muzeumin viti i mallkuar 1997, më pas Ministria e gjeti që heqja e të vetmit roje të tij "do të përmirësonte buxhetin e shtetit". Për fat të keq, deri më sot asnjë ministër kulture nuk ka patur nderin të vizitojë Frashërin, fshatin lapidar, të Shqipërisë, megjithëse krenohen kur vënë në gjoks urdhërin "Naim Frashëri".

Historia e njerëzimit ka treguar se qytetet, fshatrat krijohen, lulëzojnë dhe në shekuj, madje edhe në më pak kohë, braktisen dhe shndërrohen në rrënoja. Kështu ka ndodhur me qytetet nga më të lashtët edhe në Shqipëri, me Butrintin, Apoloninë, Antigonenë, etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve natyrore, kushtet historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj.

Dhe kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Dhe qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe nuk i vete njeriut normal në mëndje që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz.

Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërrojnë në qendra turistike, madje më të shquarat i bëjnë vende peligrinazhi. Dhe kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Dhe në këtë sërë, bëjnë pjesë edhe muzeumet dhe monumentet e tjera të kulturës dhe të natyrës, të cilët duhen restauruar, mirëmbajtur dhe kthyer edhe në qendra të rëndësishme kulturore.

Komuna Frashër ka hartuar dhe paraqitur në instancat shtetërore përkatëse edhe një genplan për rregullimin e qendrës së Frashërit, restaurimin e muzeumit dhe riparimin e rrugës. Realizimi i këtyre masave do ta kthejë Frashërin në një qendër për zhvillimin e turizmit historik-kulturor dhe ekologjik, duke kontribuar edhe në zhvillimin ekonomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit. Frashëri dhe zona për rreth janë të pasur jo vetëm me monumentet historike. Atje ka edhe shumë monumente të natyrës, burime uji të kristaltë, parkun kombëtar të bredhave në Hotovë etj. Në genplan është propozuar edhe shitja e trojeve të vegjël për ndërtime shtëpizash turistike për qytetarë të ndryshëm. Ky gen plan është e nevojshme, që krahas institucioneve shtetërore përkatëse t'i bëhet i njohur publikut dhe komunitetit të biznesit për sensibilizimin e tyre.
Ne shprehim besimin tonë se ju do të kontribuoni në ringjalljen e Frashërit.
Me respekt

Akademik Prof. Dr. Eduard Sulstarova
Poeti Xhevahir Spahiu
Prof. Dr. Xhemil Frashëri
Prof. Dr. Muharrem Frashëri
Prof. Dr. Alfred Frashëri
Prof. Dr. Floran Vila
Dritëro Agolli,

Prof. Dr. Rushan Liço
Prof. Dr. Neki Frashëri
Doc. Dr. Hilmi Frashëri
Prof. Dr. Pëllumb Xhufi
Xhemal Dauti, Kryetari Shoqatës Dangëllia
Prof. Dr. Artan Tashko
Sabri Godo.

## "NGRITJA E QËNDRËS SË REKREACIONIT PËR SËMUNDJET PULMONARE NË FRASHËR"

## PROJEKT PROPOZIM

Vendi: FRASHËR

### Qëllimi dhe parashtrimi i propozimit

Komuna e Frashërit duke vlerësuar potencialet natyrore të Frashërit, klimën e shëndetëshme malore, midis pyjeve të bredhave e pishave, mundësitë ekzistuese, propozon që të ngrihet një qendrër rekreacioni për sëmundjet pulmonare, etj. me karakter mbarë kombëtar. Për hartimin e projektit Komuna aktivizoi një grup vullnetarësh të përbërë nga: Prof. Dr. Alfred Frashëri- drejtuesi shkencor, Prof. Dr. Niko Pano- për klimatologjinë, Prof. Dr. Jul Bushati- për mjekësinë, Prof. Dr. Hajri Haska- për

vegjetacionin. Grupi koordinonte punën me kryetarin e Komunës Tomor Kotorri për pjesën organizative dhe të investimeve të nevojshme për të realizuar projektin.

Ky propozim mbështetet jo vetëm në kushtet natyrore të vendit, por edhe në ato historike, të këtij fshati lapidar që nxorri tre kolosët e Rilindjes Kombëtare dhe shumë personalitete të mëdhenj të atdhedashurisë, të kulturës dhe artit, me kontribute të shquara për Shqipërinë. Si pasojë e migracionit, aktualisht në Frashër banojnë vetëm disa familje.

Komuna e Frashërit dhe komuniteti i Dangëllisë, bota akademike dhe e kulturës, vlerësojnë dhe kanë për qëllim që Frashëri të ringjallet dhe transformohet në një qendër të ekoturizmit kulturor e patriotik, siç bëjnë të gjithë kombet e shtetet e kulturuar. E kombinuar me këtë do të ishte me shumë vlerë dhe e dobishme ngritja e qendrës kombëtare për rekreacionin e njerëzve të sëmurëve.

Për të zvogëluar investimet e nevojshme, për këtë qëllim mund të shfrytëzohet godina dykatësh e shkollës së mesme, e cila aktualisht nuk funksionon, duke i bërë asaj ndryshimet dhe rregullimet përkatëse.

Më poshtë po parashtrohen të dhënat e duhura natyrore dhe ekonomike.

**Frashëri dhe kushtet fiziko-gjeografike**

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Me një histori mbi 500 vjeçare, Frashëri ka nxjerrë si asnjë vend tjetër patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme.

Nga Frashëri kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri. Dhjetë politikanë, deputetë, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, pesë pashallarë, tetëmbëdhjetë profesorë nga të cilët njëmbëdhjetë vetëm këto dyzet vitet e fundit, tridhjetë e pesë doktorë shkencash, si edhe shumë juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar.

Frashëri është një nga fshatrat e krahinës malore të Dangëllisë. Ai ndodhet në rrethin e Përmetit, me qytet të parë Përmetin e luleve, Përmetin e njerëzve trima e luftëtarë, fisnikë në shpirt, të kulturuar, punëtorë, të urtë e të dashur, Përmetin e këngëve që nuk harrohen kurrë. Po të vizitosh këtë qytet, këtë krahinë, dhe të ngjitesh deri në Frashër, bukuritë magjepsëse të bëjnë të kuptosh pse Naimi u bë poeti që aq bukur shkroi hymnin:

*"O malet e Shqipërisë! E ju o lisat e gjatë,*
*Fushat e gjera me lule, q'u kam ndërmend dit' e natë,*
*Ju bregore bukuroshe e ju lumenjt'e kulluar*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pyje të gjelbëruar".*

Dhe do të doni përsëri të riktheheni në Përmet e në Dangëlli, të kaloni nëpër bredhin e Hotovës dhe të ngjiteni deri në Frashër.

Dangëlli, do të thotë Malësi, shkruan Sami Frashëri. Fqinjë ka Kolonjën në lindje, Skraparin në veri, krahinën përmetare të Dëshnicës në perëndim dhe në jug kufizohet me Cerjen. Rrethohet nga kurora e maleve

madhështorë me lartësi nga 1242-1579,8 m, si Kokojka e Frashërit nga jugu, mali i Qarrishtës në perëndim, maja e Menkulasit në Skrapar dhe maja e Miçanit në veri, maja e Qelqëzës dhe më larg e Rodomit në lindje dhe maja e Grabovës në juglindje. Frashëri është qendra e krahinës. Rreth Frashërit ka fshatra fqinjë të dëgjuar, nga të cilët kanë dalë njerëz të shquar, si Zavalani, Selenica, Ogreni, Kostreci, Borocka, Pagria, Kreshova, Suropulli, Miçani, Vërçishti, Gostomicka dhe Koblara. Luftëtari i lirisë Mihal Grameno, më 1907 shkroi:

"Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë
Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishtërisë
Për mua është Frashëri vënt i Perëndisë
Tek është lindur Naim Beu zemr'e Shqipërisë"!

Fshati Frashër përmendet për herë të parë me emrin "Fraxhili" në Regjistrin e parë fiskal të vitit 1431-32. Atje shkruhet se në fshatrat e Dangëllisë ka 58 familje dhe në Fraxhili 6 familje.

Dangëllinë e përshkon një rrjet i dendur i lumenjve e përrenjve, si edhe malet në këmbët e të cilëve ata rrjedhin vrullshëm jo vetëm në dimër, kanë krijuar panorama shumë të bukura, që të veshura me pyjet e dushkut, të pishave e bredhave të Hotovës e ahut në pyllin e Llopushës së Frashërit, kories me plepa të Suropullit, etj., ndërmjet gërxheve, majave të thepisura e të zhveshura të shkëmbinjve dhe qafat malore të larta, e kanë kthyer Dangëllinë në një fantazi, ku ndihesh lart, lart në qiell. Qukapikët janë të kudo ndodhur në pyje, ku takohen edhe gjela të egër dhe gjeraqinët. Tufa pëllumbash të egër bëjnë foletë në guva. Në skalitjen e kësaj natyre ka luajtur rol me rëndësi edhe ndërtimi gjeologjik i krahinës. Shkëmbinjtë flishorë kanë formuar rrëpira, përrenj të zhveshur dhe një reliev tipik mjaft i thyer. Shtresat shumë të holla të ranorëve dhe argjilave që shtrihen njëra mbi tjetrën si faqet e një libri janë të rrudhosura nga lëvizjet tektonike të malformimit, duke formuar rrudha si fizarmonikë, shumë të bukura e mahnitëse. Në lindje të Frashërit, atje ku shtrihen strukturat gjeologjike të shkëmbinjve gëlqerorë, malet ngrihen më të lartë. Sa të bukur këto male në pranverë, ku çdo gjë lulëzon dhe kundërmon trëndelina, e po aq madhështorë janë në dimër, të ngarkuar me dëborë. Në këmbë të tyre rrjedh lumi i Vjosës, si edhe lumenj më të vegjël që derdhen në të nga shpatet. Në këtë natyrë kaq të bukur, e piktoreske deri në mahnitje, krahina ka edhe shumë monumente të veçanta të natyrës, monumente të rralla për nga pamja e vlera shkencore, por edhe tërheqës për vizitorët: Cirqet akullnajorë të Nemërçkës, kanionet, Brezi i burimeve të ujërave termale Bënjë-Postenan-Sarandaporo, "Guri i Përmetit", Burimet në grykën e Këlcyrës, Shpellat karstike.

Vendet e begata e me bukuri të rralla të krahinës së Përmetit dhe klima e saj e butë në luginë kanë bërë që ajo të banohej qysh në kohët parahistorike dhe në mijë vjeçarë e në shekujt që pasuan të zhvillohesh, kulturohesh, fisnikërohesh dhe të lindte e forcohej ndjenja e atdhedashurisë në popullin e krahinës . Këtë e dëshmojnë vendbanimet parahistorike të fshatit Bënjë, rrënojat e mureve parahistorike në fshatin Draçovë, qyteza ilire keshtjellë e Limarit pranë Këlcyrës, e deri në monumentet e ditëve tona.

**Klima**

Frashëri ndodhet në nënzonën klimatike mesdhetare juglindore, që shtrihet në malësinë nga lugina e Vjosës deri në atë të Shkumbinit. Klima është ë shëndetshme: vera është e freskët dhe dimri i ftohtë, por jo sa në nënzonën lindore të Shqipërisë.

Rrezatimi diellor vjetor që bie arrin në 194.4 k.kal/cm2 dhe luhatet nga 8,57 në janar deri në 23,49 k.kal/cm2, ndërkohë që mesatarisht në nivel vendor është 130-140 k.kal/cm2. Tejdukshmëria e atmosferës, pastërtia e saj është më e madhe në dhjetor dhe më e vogël në muajt e verës qershor-gusht. Si një vend malor, sasia e orëve më ndriçim diellor arrin rreth 2487 orë/vit, ku sasia më e vogël është në dhjetor rreth 100 orë me diellë dhe më e madhja në korrik deri 352 orë me diellë në muaj.

Temperatura mesatare vjetore e ajrit luhatet 7-10 0C. Në lartësitë më të mëdha mbi Frashër temperatura mesatare është më e ulët, deri në 3-6 0C dhe në majat e maleve edhe më e ulët. Nga mesi i muajit prill e deri në fund të tetorit temperaturat mesatare rriten mbi 7 0C. Pas datës 10-13 maj, temperaturat mesatare janë mbi 10 0C, të ciklat vazhdojnë deri nga 10 tetori. Temperaturat mesatare të gushtit luhaten 16 – 18 0C, kurse në majat mbi Frashër arrijnë 12 – 14 0C. Në janar, temperatura mesatare zbret deri –1 - -2 0C ndërsa drejt majave të maleve zbret akoma më shumë –3 - -6 0C. Në ditë më të ftohta temperatura zbret edhe deri –10 - -13 0C. Ka patur edhe dimra të ftohtë me temperatura minimale deri –15 - -18 0C dhe rrallë shumë të ftohtë –22 - -26 0C. Ditët e akullta janë të shumta, në pjesët nën Frashër 110-140 ditë dhe në ato mbi Frashër 150-200 ditë në vit. Sipas të dhënave të stacionit meteorologjik të Ersekës, maksimumet dhe minimumet absolute të temperaturave të ajrit është si më poshtë:

| Muaji | Minimumi | Maksimumi | Numri ditëve me temperaturë nën 0°C | |
|---|---|---|---|---|
| | | | Minimale | Maksimale |
| Janar | -19.5°C | 15.8°C | 4.6 | 24.6 |
| Shkurt | -17.2°C | 17.5°C | 3.3 | 19.6 |
| Mars | -13.6°C | 25.2°C | 1.1 | 16.7 |
| Prill | 6.8°C | 23.4°C | 3 | |
| Maj | 1.0°C | 28.9°C | | |
| Qershor | 1.5°C | 33.2°C | | |
| Korrik | 4.4°C | 34.7°C | | |
| Gusht | 4.2°C | 34.9°C | | |
| Shtator | 0.9°C | 32.0°C | | |
| Tetor | -3.0°C | 27.2°C | 2 | |
| Nëntor | -8.1°C | 22.8°C | 0.1 | 8.6 |
| Dhjetor | -17.4°C | 16.4°C | 1.8 | 17.6 |

Sasia vjetore e rreshjeve luhatet midis 900-1200 mm/vit, duke qenë nënzona klimatike që merr më pak rreshje në vend. Zakonisht korriku është muaji me sasinë më të pakët të rreshjeve, rreth 21 mm, ndërsa nëntori muaji më shirat më të shumta, deri 140 mm. Numri i ditëve me sasi rreshjesh më të madhe se 1,0 mm/ditë luhatet 100-110 ditë. Shtresa e dëborës fillon të shfaqet zakonisht në dekadën e parë të dhjetorit dhe vazhdon deri në fillim të prillit. Megjithatë, numri i ditëve me shtresë dëbore është më i vogël se në nënzonat e tjera malore të vendit. Lartësia maksimale e shtresës së dëborës arrin 30-40 cm, kurse në lartësi më të mëdha e në

vende të mbrojtura, dëbora arrin trashësi deri 1,5-2 m. Si zonë malore, në shtator fillon të shfaqet bryma në orët natës, si edhe ditën kur temperatura është nën 0 0C, ajo vazhdon deri në maj, duke patur numër ditësh me brymë mesatarisht nga 0,2 ditë në shtator deri 8.6 ditë në janar. Mesatarisht gjatë rreth 95 ditëve të vitit shfaqet edhe vesa e mëngjezit.

Presioni atmosferik është një nga elementët më të rëndësishëm të motit. Në nënzonën malore jug-lindore ka shpëndarje mestare vjetore 762,25 mm. Të presionit të reduktuar në nivelin e detit; në verë mesatarisht rreth 761 mm dhe në dimër 763,5 mm. Në vjeshtë presioni i reduktuar në nivelin e detit arrin vflerat më të larta, rreth 764 mm. Në vlerë absolute, sipas të dhënave të stacioneve meteorologjikë ekzistues, në Korçë maksimumi i presionit atmosferik është 699,6 mm në janar dhe 693.9 mm në maj; kurse presioni minimal absolut 661,2 mm në janar dhe 672,1 mm në qershor. Natyrisht, në Frashër që ndodhet rreth 200 m më lart se Korça, presioni është më i ulët.

Erërat më të shpeshta janë ato jug-lindore, lindore, jugore dhe veriore. Në periudhën e verës mbizotëron drejtimi veri-perëndimor i erërave, por shpejtësitë më të mëdha të erërave i përkasin atyre jugore dhe jug-lindore, që arrijnë deri në 5.2 m/sek. Shpejtësia mesatare e erës në zonën jug-lindore është 2.2 m/sek, në verë është më e vogël deri 1.5 m/sek ndërsa në dimër rritet deri 2.5 m/sek. Zakonisht, në kohën e mesditës erërat janë dy herë më të shpejta sesa në mëngjez dhe në mbrëmje. Murlani, me drejtim lindje ose veri-lindje, është karakteristike në periudhën e dimrit dhe ka shpejtësi më të madhe se drejtimet e tjera.

Lagështia relative e ajrit ndryshon çdo muaj, e kushtëzuar nga qarkullimi karakteristik për çdo stinë dhe nga relievi. Vlerat më të larta vërehen në periudhën e fundit të vjeshtës dhe të dimrit, që arrijnë deri në 89%, kurse më të ultat në verë deri rreth 54%. Gjatë verës lagështia relative e ajrit në Frashër është më e pakët sesa në zonat fushore të vendit. Në orët e mëngjezit ajri është më i lagësht sesa në mesditë dhe mbasdite.

**Vegjetacioni**

Përmeti, një rreth me një sipërfaqe të vogël, për vetë kushtet e vendosjes gjeografike me lumin e Vjosës dhe luginën e saj si dhe malet perreth, si dhe klimën mjaft të përshtatëshme, ka një pasuri relativisht të konsiderueshme pyjore, ku vegjetojnë mjaft lloje drusore, shkurrore por dhe barishtore. Pyjet shtrihen në rreth 38 8 km2. Bredhi mbulon 17,0 km2, pisha mesdhetare shtrihet në 17,6 km2 ha dhe pisha e zezë në 6,0 km2. Në 0,5 km2 vegjeton edhe bliri. Me dushqe janë mbuluar rreth 126,3 km2 dhe me ah rreth 6,6 km2. Sipërfaqja me e madhe, me rreth 186,3 km2, mbulohet me shkurrre, si mare (91,9 km2), shkozë (58,0 km2), lajthi (6,3 km2) etj.Sipëerfaqet me mare ngjiten deri në lartësinë 800m.

Në perëndim të Frashërit gjendet Parku Kombëtar “Bredhit të Hotovës” me një sipërfaqe rreth 12,0 km2, i rrallë për nga bukuria. Ky park shtrihet nga 950 m mbi nivelin e detit deri në 1572m (Maja e Taborit) dhe ka nje lartësi mesatre prej 1260m mbi ninelin e detit dhe ka një kundrejtim Veri-Perendim dhe Lindje.

Ai është një pyll madhështor me bredh, që identifikohet si bredhi i Maqedonisë (Abies Borisi Regia) dhe lloje të ndryshme lisi si qarri, bunga,

bungebuta etj. Bredhi formon pyje të thjeshtë, por edhe të përzier kryesisht me dushqe. Ai perbën jo vetëm llojin kryesor pasi mbulon rreth 57 % të sipërfaqes por zë edhe peshën kryesore të volumit, me rreth 76 % të atij total. Dushqet janë lloj tjetër kryesor të cilët kanë përhapje më të madhe në pjesën e poshtme të Parkut, ku formojnë massive kryesisht të thjeshta. Në pjesën e mesme dushqet janë të përzierë me bredhin.

Edhe në këtë park vegjetojnë disa specie dushqesh, por pjesën më kryesore të tyre e zë Qarri (Quercus cerris) dhe më rrallë takohen Bunga (Quercus perea), Shparthi (Quercus frainetto) dhe Bulgëri. Dushqet zenë rreth 14 % të sipërfaqes dhe rreth 11% të volumit total. Lloje të tjera të cilat vegjetojnë në këtë Park janë panja dhe shkoza e bardhë, të cilat janë të përhapura pothuajse në të gjithë sipërfaqen. Përhapje dhe pjesmarje të rrallë në këtë zonë ka dhe plepi i egër, pisha e zezë, ahu, qershia e egër, dardha e egër, të cilat paraqiten në gjëndje të mirë vegjetative. Shkuret zënë një sipërfaqe prej 44ha dhe kryesisht përbëhen nga shkoza, lajthia, dëllinja e kuqe dhe e zezë, shelgu, murrizi, trendafili i egër, shtogu, kulumbria etj. Ndërsa nga llojet mjekësore barishtore takohen salepi, thundër mushka, gjuhënusja, njëmijë fletëshi, lule basami dhe xhirokulli, i cili është me pakicë.

Padyshim që Parku Kombëtar “Bredhi i Hotoves” është një perlë e vërtetë natyrore jo vetëm për rajonin e Përmetit dhe veçanërisht për krahinën e Dangëllisë, por edhe për të gjithë Shqipërinë. Për të shijuar këtë bukuri përrallore duhet të udhëtosh rreth 27 km nga qyteti i Përmetit dhe nëpërmjet rrugës automobilistike Përmet – Kosinë - Frashër, që të arrish së pari në Bredhin e Hotovës dhe më pas në Frashër. Kjo rrugë kalon përgjatë luginës së lumit të Lemnicës dhe nëpër disa serpentina të njëpasnjëshme e me shpate të veshura plotësisht me gjelberim, ku mbizotëron sidomos mareja, që gradualisht me ngjitjen në lartësi fillojnë edhe lloje të tjera si dushqet, shkoza, e më pas në qafën e Shënmërtirit fillon “Bredhi i Hotovës”. Kjo rrugë përshkon rreth 6,5 km pjesën e poshtme të parkut dhe vazhdon më pas djathtas për në Frashër.

Sipërfaqja me pyll e Parku Kombëtar “Bredhi i Hotovës” arrin në 11,55 km2. Ka edhe shumë livadhe. Ai shtrihet mbi tre mikrobasene ujëmbledhës, të cilët i kanë emrat nga përrenjtë kryesorë që i përshkojnë ato: mikrobaseni i Menevicës, i Kamenckës dhe i Përroit të Urës së Selenicës. Në përgjithësi, relievi i Parkut është i thyer dhe paraqitet me shumë valëzime. Edhe vetë mikrobasenet kanë reliev të thyer, duke filluar nga luginat në shpate me pjerrësi të ndryshëm, të cilat në pjesën më të madhe të tyre janë të mbuluara me pyje, me përjashtim të disa prej tyre me orientim Jug-Perëndimor, të cilët janë të mbuluar me shkure të rralla. Kjo e cila ka sjellë që në këto shpate të ketë një sërë prroskash me erosion aktiv. Pjesa më e madhe e sipërfaqes së Parkut ka pjerësi të madhe deri në mesatare.

Zona që përfshin Frashërin dhe Parkun Kombëtar “Bredhi i Hotovës” shtrihet në zonën fitoklimatike të Gështenjës (Castanetum) dhe zonën e Ahut (Fagetum). Të dyja këto zona fitoklimatike janë tipike, ku dhe influenca e faktorëve klimatikë nga njëra zonë në tjetrën duket qartë edhe me egzistencën e llojeve. Ky park shtrihet nga 950 m mbi nivelin e detit deri në 1.572m (Maja e Taborit) dhe ka nje lartësi mesatre prej 1.260m mbi ninelin e detit dhe ka një kundrejtim Veri-Perëndim dhe Lindje.

Në këtë pyll madhështor gjallërin një faunë shumë e pasur. Llojet kryesorë të faunës të cilat takohen në tërritorin e këtij rajoni por, që më shumë kanë habitate në Park janë: ariu (urcus arctus), ujku (canis lupus), derri i egër (susscrofa), kaprolli (capreolus capreolus), lepuri i egër (lepus europea), ketri (scurcus vulgaris), dhelpra (vulpes vulpes), thëllëza e malit (alectoris graeca) dhe një sërë reptilësh dhe zvaranikësh të tjerë.

Parku Kombëtar "Bredhi i Hotovës", por dhe rajoni në afërsi me Frashërin piktoresk, pavarësisht largimit të banoreve, aktualisht mund menaxhohet si një qendër rekreativo-turistike, nëpërmejet ruajtjes dhe menaxhimit të burimeve natyrore egzistuese të këtij praku. Ai është quajtur si një nga perlat e gjelbëra të jugut të vendit tonë. Aty tani vepron një administratë e përherëshme e parkut e cila nga viti në vit ka rritur cilësinë e menaxhimit të këtij parku. Gjithashtu vitet e fundit është ngritur edhe një Qendër, një ndërtesë mjaft komode, e kompletuar me të gjitha paisjet e nevojeshme, për personelin dhe për vizitorët, mjaft e këndëshme për qëndrim, shplodhje dhe marrje njohurish më të plota për këtë park. Nëpërmjet personelit të shërbimit pyjor në këtë qendër, vizitorët e ndryshëm orjentohen dhe drejtohen që të shijojnë bukuritë magjepëse të këtij parku, por gjithmonë pa i dëmtuar atë.

Në rrethin e Përmetit egzistojne shumë biomonumente: Rrepet e Kuqarit, e Grykës së Këlcyrës, Rrapi i Magellarës – afër fshatit Gjinkar, i Zhepes, grumbulli pyjor i Polmenit( rrap+arre), Bredhi i Kokojkës së Frashërit, i Çarshovës së Vjetër, i Petranit, Selvia e Kishës – Lesusë, Arra e Llukanit – Frashër, Gështenja e Teqesë Frashër, Pylli i Gerhotit – afër fshatit Zhepë, Pylli i Çukës, Pylli i Ropushës.

Bredhi i Kokojkës së Frashërit është një grumbull pyjor me Bredh të Maqedonisë (Abies Borissi Regia.), me karakteristika dendrometrike diameter 30-40 cm dhe lartësi 28-23m, i cili është një grumbull në gjendje vegjtative mjaft të mirë dhe me një pamje mjaft tërheqëse. Gjendet mbi fshatin Frashër.

Gështenja e Teqesë së Frashërit është një dru i vjetër rreth 300 vjeçar, afro 20 m i lartë dhe me diametër rreth 90 cm. Ai ndodhet në afërsi të Teqesë se Frashërit.

Si kudo, edhe në kete park dhe zonën për rreth, egzistojnë disa probleme, që sa vjen e po minimizohen. Kështu p.sh. prejet ilegale, të cilat në vitin 97-98 patën fluksin më të lartë, tani kanë filluar të fashiten dhe të mbyllen disi ato "plagë" që iu hapën këtij pylli-park, sidomos në afërsi të rrugëve automobilistike. Por përsëri duhet treguar kujdes në mos lejimin e prejeve ilegale për dru zajrri, lëndë ndërtimi, për gjeth apo edhe kullotjet e pakuntrolluara afër parkut, në disa raste edhe në brendësi të tij. Problem është edhe gjuetia e paligjëshme. Zhurmat e ndryshme apo kalimi i vazhdueshëm i mjeteve mes për mes parkut stresojnë dhe nuk lejojnë kafshët e shpendët e egra për të kryer shumëzimin dhe shtimin e tyre në këtë park. Problem tjetër janë në disa raste edhe mbeturinat urbane, që krijohen nga vizitorët e ndryshëm, të cilat patjetër duhet të nxirren jashtë parkut. Siç theksuam, në afërsi të parkut ka disa fshatra të banuar, me popullsi me gjendje ekonomike të vështirë. Por me gjithë këtë, banorët vendas mbajnë një qëndrim pozitiv ndaj vlerave natyrore të këtij parku, duke mos i dëmtuar ato. Kjo vjen falë kulturës së lashtë e mjaft të pasur të

përmetarëve; pa nënvlerësuar edhe rolin e administratës e të personelit të DSHP – Përmet, veçanërisht të asaj të këtij parku. Vitet e fundit një ndihmesë mjaft të vlefshme kanë dhënë dhe disa OJF mjedisore me anën e realizimit të disa miniprojekteve, sidomos për ndërgjegjësimin dhe sensibilizimin e popullatave lokale. Por nuk duhet nënvlerësuar edhe zbatimi i legjisalcionit, që sa vjen e përmirësohet .Dhe kjo do të realizohet më mirë kur komunitetet vendase të marrin pjesë në menaxhim dhe të përfitojnë sa më shumë të mira të karakterit të ndryshëm nga ky park.

Në lidhje me mirëmenaxhimin turistik të këtij parku duhen mbajtur parasysh edhe faktorët e mëposhtëm: Hartimi i një Plan Menaxhimi shkencor, ku të përfshihen edhe pjesëmarrja e komuniteteve lokale, si një domosdoshmëri imediate; bashkëpunimi me komunitetin vendas në menaxhim-vendimarrje dhe përfitim; të minimizohen impaktet negative të shkaktuara mbi këtë park nga prerjet ilegale - gjueti – kullotje - zjarre etj; të vazhdojë përmirësimi i infrastrukura rrugore deri në Frashër dhe më tej; bashkëpunimi me OJF mjedisore dhe pyjore. Infrastruktura në park duhet të përmirësohet, pa prishur virgjërinë dhe natyralitetin e rrallë të këtij parku, të ruhen dhe të shtohen popullatat e kafshëve e të shpendëve të egra nëpërmjet futjes në park edhe të kafshëve dhe shpendëve të egra, të importuara, të menaxhohen drejt mbetjet urbane, duke i larguar ato jashtë parkut. Ne sezonin e shtimit e shumëzimit të faunës të minizohen zhurmat njerëzore dhe të mjeteve motorrike etj.

Këto pasuri të vlera natyrore të Përmetit dhe rajonit Hotovë-Frashër, klima malore e pastër, mikpritja dhe bujaria përmetare, por dhe guzhina e shkëlqyer bashkë me verën dhe rakinë e mirënjohur, janë tani dhe për të ardhmen faktorët kryesorë për tërheqjen e njerëzveve që të vinë ti shijojnë këto bukuri dhe të qëndrojnë aty disa ditë e javë, të ripërtrinë shëndetin dhe të largojnë stresin e punës, të zhurmës apo të pluhurit, të shkakërtuar në qëndrat urnbane të banimit.

**Konsiderata mjekësore për zonën malore të Frashërit**

Moti dhe klima kanë një ndikim të fortë në lidhje me sektorin e turizmit dhe rekreacionit. Nga pikpamja epidemiologjike, shëndetit publik dhe trajtimit shëndetësor ka një ndikim klimatik në lidhje me shëndetin. Ndër ndikimet potenciale të ndryshimeve klimatike në shëndetin njerëzor janë efektet direkte të sëmundjeve të shkaktuara nga ndotjet dhe polenet.

Studimet epidemiologjike kanë treguar për lidhje ndërmjet të ndotjes ajrore me partikula të imta, veçanërisht partikula ndën 10 mikron (PM 10) dhe zhvillimit të acarimeve të astmës dhe sëmundjes pulmonare obstruktive kronike.

Studimet kanë treguar që klima e karakterizuar me erë në vazhdimësi, me lagështi të ulur dhe koncentrim të joneve negative të rritur, me koncentrim të ulët të ndotësve kimikë, siç ndodh në zonën e Frashërit, kanë ndikim pozitiv në lidhje me sëmundjet kronike të mushkërive. Ka përmirësim të -frymëmarrjes dhe reduktim të hiper-reaktivitetit bronkial.

Këta faktorë klimatike mund të shërbejnë si ndihmues në prevenimin dhe mjekimin farmakologjik të sëmundjeve obstruktive kronike të mushkërive dhe të sëmundjeve të tjera në përgjithë që kanë lidhje me ndotjen e ajrit.

Gjithashtu, ambjenti i zonës së Frashërit ndikon në relaksim dhe qetësim neuropsikik.

**Të dhëna tekniko – ekonomike**

***Godina e qendrës***

Godina e shkollës së mesme do të ristrukturohet dhe kthehet në një qendër rekreacioni. Ajo do të ketë mjediset e kontrolleve mjekësore, laboratorin, dhomat e fjetjes, sallat e restorantit, barit, bibliotekës, të ndënies dhe argëtimit, e konferencave, mjediset administrative, banjot e tualetet, fusha sportive. E ndodhur në këmbët e malit Kokojka e Frashërit, i mbuluar me pyll pishe e bredhi, godina do të rrethohet me kopsht dhe pemë dekorative. Ajo do të jetë midis një gjelbërimi.

**Rregullimi i qendrës së Frashërit dhe Muzeut të vëllezërve Frashëri**

Godina e shkollës, që propozohet të kthehet në qendër rekreacioni dhe Muzeu i tre vëllëzërve Frashëri ndodhen në qendër të fshatit. Propozohet që qendra të rregullohet sipas një plani urbanistik, duke u rregulluar rruga kryesore dhe ato anësore, si edhe të ndërtohen lulishte, që ajo të marrë pamjen e një vendi të kulturuar e jo të lënë pasdore. Muzeu ka nevojë të rregullohet dhe rinovohet sipas një projekti tashmë të paraqitur në organet shtetërore përkatëse.

Për fat të keq, muzeu pësoj shkatërimet e vitit 1997. Më pas, u shkurtua deri sa u hoq fare personeli i Muzeut. Vitet e fundit, i janë bërë disa riparime të vogla të çatisë, dhe vullnetarisht, një nga punonjësit e mëparshëm, bën përpjekje për ndonjë mirëmbajtje të vogël e pastrim.

Duke vlerësuar rëndësinë e Muzeut, jo vetëm thjesht si një kujtesë e shquar e historisë së kombit, por edhe për ta kthyer atë në një vatër edukimi për gjithë vendin, si edhe një qendër kulturale turistike, është e domosdoshme të ndërmerret një projekt i cili të ketë si objektiv ringritjen dhe rinovimin e muzeut të vëllezërve Frashëri. Për këtë duhen realizuar detyrat e mëposhtme:

1. Te restaurohet godina dhe mjedisi rrethues i saj.
2. Të restaurohen në nivel bashkëkohor të gjitha sallat dhe të pajisen me dokumentacione të reja, me librat ë vëllezërve Frashëri ose fotokopjet e tyre, me harta e skema të reja etj.
3. Të ngrihet arshiva e Muzeut, të pasurohet periodikisht dhe të pajiset me bazën e duhur kompjuterike.
4. Një nga mjediset e Muzeut të kthehet në sallë konferencash, duke e pajisur edhe teknikën bashkëkohore për projektim të kumtesave, shfaqje dokumentarësh, qendër zëri, etj.
5. Të rihapet organika e personelit, të paktën për dy persona: një guide-arshivist- mirëmbajtës dhe tjetri roje.

**Grafiku i punëve**

***Përpilimi i projekteve teknike:***

1. Projekti teknik për ristrukturimin e gadinës së shkollës dhe mjedisit për rreth, së bashku me preventivin e detajuar.
2. Projekti teknik për rregullimin dhe restaurimin e godinës së Muzeut të vëllezërve Frashëri dhe mjedisit për rreth, së bashku me preventivin e detajuar.

3. Projekti shkencor për restaurimin e sallave të Muzeut të vëllezërve Frashëri dhe pajisja e tyre me eksponatët e dokumentacionet përkatëse, si edhe me pajisjet dhe aparaturat e duhura, së bashku me preventivin e detajuar.
4. Projekti teknik për rregullimin e qendrës së fshatit, midis godinës së shkollës dhe godinës së Muzeut të vëllezërve Frashëri, së bashku me preventivin e detajuar.
5. Projekti teknik për mirëmbajtjen e rrugës nga fshati Kosinë (rruga nacionale Këlcyrë-Përmet) e deri në Frashër, së bashku me preventivin e detajuar.

**Zbatimi i projekteve:**

Pas miratimit të projekteve teknike, të lejeve përkatëse të ndërtimit, si edhe të buzhetit për këto ndërtime, fillon faza e zbatimit të tyre sipas një grafiku tekniko-organizativ të posaçëm, që përcaktohet në varësi të hapjes së fondeve përkatëse.

***Promovimi dhe popullarizimi i ndërtimeve në Frashër***

Krahas me miratimin e projekteve dhe fillimin e punimeve duhet të bëhet edhe informimi i komuniteteve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni dhe në vendet e huaja, për mundësitë që do të krijohen në Frashër për rekreacionin e shendetit në kushtet e klimës malore të pastër, si edhe për organizimin e ekoturizmit kulturor dhe historik. Për këtë programohen veprimtari të ndryshmë:

- Emisione radiofonike dhe televizive
- Botimi i flet-palosjeve dhe guidave turistike
- Botimi i broshurave mbi rehabilitimin e shëndetit në vende me klimë malore dhe bukuri natyrore të mëdha
- Organizimi i veprimtarive kulturore-patriotike-artistike në Frashër në datat jubilare.
- Organizimi i agencisë turistike në Përmet për të siguruar udhëtimin Përmet-Frashër. Lidhja e saj me agencitë turistike të vendit dhe jashtë tij.
- Thirrja për sponsorë nga komuniteti i biznesit në Shqipëri dhe jashtë vendit.

**Buxheti paraprak**

Komuna ka paraqitur edhe buxhetin paraprak sipas zërave:
1. Për ristrukturimin e godinës së shkollës dhe ngritjen e Qendrës së Rekreacionit të shëndetit, në një vend me klimë malore dhe bukuri natyrore të mëdha.
2. Për rregullimin dhe ristrukturimin e Muzeut të vëllezërve Frashëri.
3. Për rregullimin e qendrës së fshatit Frashër.
4. Për mirëmbajtjen e rrugës Kosinë-Frashër.
5. Për promovim dhe informim të komuniteteve.

**Komuna e Frashërit me idetë kryesore të këtij projekti, me anën e një letre të dërguar Presidentit të Republikës Z. Bamir Topi, Kryeministrit Z. Sali Berisha dhe Kryetares së Kuvendit Z. Jozefina Topalli, si edhe të mbështetura nga një grup intelektualësh**, bëri apelin: "***TË SHPËTOJMË FRASHËRIN NGA SHUARJA E KUJTESËS SË HISTORISË***".
Kjo letër, e firmosur nga Tomor Kotorri, Kryetari i Komunës u mbështet edhe nga intelektualët e më poshtëm:

Alfred Frashëri- Profesor Doktor
Xhevahir Spahiu- Akademik, poet
Sabri Godo- Politikan, shkrimtar
Dritëro Agolli- Shkrimtar
Aleksandëe Peçi- Kompozitor
Nuri Dragoi- Publicist
Floresha Dado- Akademike
Teki Biçoku- Akademik
Nuri Çuni- Studiues
Selman Mato- Shkrimtar
Albert Frashëri- Profesor Doktor
Rushani Liço- Profesor Doktor
Panajot Boga- Profesor Doktor
Neki Frashëri- Akademik
Bahri Myftari- Shkrimtar
Avni Mula- Kompozitor
Kastriot Bezati- Historian

Si edhe u botua në gazëtën Republika të datës 1 shkurt 2010.

**LETËR PËR RREGULLIMIN E RRUGËS SË FRASHËRIT DHE QENDRËS SË TIJ.**

Tiranë. më 5 prill 2010,

Shkëlqesisë së tij, Prof. Dr. Sali BERISHA
KRYEMINISTËR I SHQIPËRISË

I nderuari Zoti Kryeministër,

Ndërtimin dhe rregullimin e rrugëve rurale, të programuara nga Qeveria, e vlerësojmë dhe e përshëndesim si një kontribut me vlerë për zhvillimin europian të Shqipërisë. Ne, një grup intelektualësh, e pamë të arsyeshme t'u drejtohemi Ju sepse na befasoi mospërmëndja në masmedia e rrugës nga Piskova (në rrugën nacionale Këlcyrë-Përmet) deri në Qëndrën e Frashërit, midis listës së rrugëve rurale të tjera.

Shqiptarët, në të gjithë hapësirën ku jetojnë, së toku me a, b, c-në mësuan edhe vargjet flamur të Naimit: "*Ti Shqipëri më ep nderë, më ep emrin shqipëtar/Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr/…*". Patrioti Mihal Grameno, i penës dhe i pushkës, për Frashërin thurri vargjet lapidar "*Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë/ Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishtërisë/ Për mua është Frashëri vënt i Perëndisë/ Tek është lindur Naim Beu zemr'e Shqipërisë/….*". Këto na bëjnë në që të ngremë me shqetësimin më të madh domosdoshmërinë e rregullimit të rrugës së Frashërit, për ta bërë atë në normat e sotme të vendve të qytetëruara, të cilët vlerësojnë të shenjta vendet historike, siç është Frashëri për ne. Rruga për tek Abdyli, Naimi dhe Samiu është rrugë kombi, prandaj të mos harrohet rruga e Frashërit. Shqiptarët duhet ta kenë për nder që ta ruajnë Frashërin dhe vendet e tjera historike, se pa to nuk ka histori, pa histori nuk ka komb dhe pa kombin shqiptar nuk ka Shqipëri.

Në Komunën e Frashërit punohet në vazhdimësi pë ruajtjen e traditave të shquara atdhetare: Përvjetorët e lindjes dhe të vdekjes së Abdylit, Naimit, Samiut dhe të patriotëve të tjerë janë kthyer në Frashër në festa të komunës, të Rrethit Përmet, të Qarkut Gjirokastër e më gjerë, duke zhvilluar veprimtari shkencore e kulturore në rrafshin kombëtar. Janë me dhjetëra edhe pjesëmarrësit nga Kosova në këto veprimtari. Në kushtet e një rruge të mirë pjesëmarrja do të jetë më e gjerë dhe veprimtaritë do të shtrihen gjatë gjithë vitit.

Ne u drejtohemi Ju, Zoti Kryeministër me bindjen se do të ndani shqetsimin tonë dhe do të krijoni kushtet që të zhvillohet Frashëri si një qendër historike muzeale dhe turistike, që të mos humbasë ky vend i shënjtë i kombit shqiptar. Ne shprehim besimin tonë, se tek Ju do të gjejmë mbështetjen, që kjo do të fillojë me rikonstruksionin dhe asfaltimin e rrugës gjatë vitit 2010, rregullimin e qendrës së Frashërit dhe me vazhdimin e rikostruksionit të Muzeut Memorial të Vëllezërve Frashëri. Ne jemi të gatshëm për bashkëpunim me Ju dhe të punojmë me tërë përkushtimin tonë, sipas aftësive dhe mundësive, që Frashëri të bëhet një qëndër hisorike kombëtare në nivel europian.

Me respekt
Tomor KOTORRI, Kryetar i Komunës Frashëri,

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI, Gjeofizik
Ibrahim TOSHKËSI, Kryetar i Shoqatër Atdhetare Kulturore PËRMETI
Xhemal DAUTI, Kryetar i Shoqatër Atdhetare Kulturore Dangëllia
Prof. Dr. Muharrem FRASHËRI, Kimist
Kastriot BEZATI, historian e muzeolog
Akademik Neki FRASHËRI, Mathematikan
Prof. Dr. Rushan LIÇO, Gjeofizik
Prof. Dr. Mit'hat SANXHAKU, Fizikant
Akademik Eduard SULSTAROVA, Sizmolog
Akademik Muzafer KORKUTI, Arkeolog
Akad. Asoc. Emin RIZA, Historian arkeolog
Akademik Salvatore BUSHATI, Gjeofizik
Akademik Xhevahir SPAHIU, Poet
Akademik Floran VILA, Fizikant
Prof. Dr. Xhemil FRASHËRI, Historian
Nuri DRAGOJ, Gazetar
Dritëro AGOLLI, Shkrimtar
Prof. Dr. Stilian ADHAMI, Historian
Akademik Gudar BEQIRAJ, Kryeta i Akademisë së Shkencave e Shqipërisë

**REPUBLIKA E SHQIPËRISË**
**KOMUNA E FRASHËRIT**

Komuna e Frashërit dhe kryepleqtë e të gjitha fshatrave të Dangëllisë, të mbështetur nga një grup intelektualësh, u drejtuan krerëve të Shtetit Shqiptar me letrën e më poshtëme:

Zotit **Bujar NISHANI**
President i Republikës së Shqipërisë

Zotit **Ilir META**
Kryetar i Kuvendit të Republikës së Shqipërisë

Zotit **Edi RAMA**
Kyeministër i Republikës së Shqipërisë

## HISTORIA E KOMBIT SHQIPTAR NUK E PRANON SHKRIRJEN E KOMUNËS SË FRASHËRIT

Reforma për pushtetin vendor dhe ndarjen e re administrative – territoriale të vendit, që po ndërmerr Qeveria, është e drejtë. Si edhe në vendet e tjera, ashtu edhe në Shqipëri, janë bërë ndër vite ndryshimet e nevojshme, që lidhen me ndryshimet demografike dhe ekonomike të vendit. Por në ditët tona, ndarja e re administrative nuk mund të bëhet dhe nuk duhet të bëhet vetëm mbi bazën e disa numrave, të fshihen nga harta administrative e vendit komuna ekzistuese dhe të krijohen komuna të reja vetëm me një të rënë të lapsit. Komunat kanë historikun e tyre, ato janë dëshmi e historisë së Shqipërisë dhe ky argument, që vjen nga historia, duhet dhe i detyron institucionet e ngarkuara me hartimin dhe zbatimin e kësaj reforme të mendohen mirë, nëse duhet të ekzistojë apo të mos ekzistojë kjo apo ajo komunë. Sipas njoftimeve të gazetës Shqiptarja.com është planifikuar të fshihet nga harta edhe Komuna e Frashërit(!!!).Është e vërtetë që Komuna e Frashërit, e përbërë nga 12 fshatra: Frashëri, Gostivishti, Miçani. Surropulli, Zavalani, Kreshova, Kostreci, Selenica, Gostomicka, Koblara, Ogren, Vërçisht, me gjithsej 8 kryepleqësi, ka 801 banorë (në zgjedhjet e fundit për kryetar komune kishte 331 votues), por e vërteta e madhe historike është se Frashëri ka bërë Shqipëri.

Frashëri është vendlindja e vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit, e doktrinerve të mëdhenj të Shqipërisë, është lapidari i lartë i kombit dhe lapidarët nuk shkatërrohen, se shkatërrohet historia.

Luftëtari dhe shkrimtari Mihal Grameno, më 1907, siç edhe dihet, ka shkruar:

*Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabis,*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishteris*
*Për mua është Frashëri vend i Perëndis,*
*Tek është lindur Naim Beu Zemër e Shqipërisë!*

Frashëri është të paktën i shekullit të XV-të dhe në fundin e viteve '30-të të shekullit të XIX-të në Frashër ishte vendosur një Mydir dhe një Kadi, qeveritarë për gjithë nahijen e Dangëllisë.

Më 6 maj 1914, bandat e andartëve grekë dogjën 318 shtëpitë e Frashërit dhe lanë pa strehë 1120 banorë, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të atdhedashurisë, mbi këtë fshat që lindi pishtarët e atdhedashurisë, dritës, kulturës, arsimit dhe lirisë së Shqipërisë. Por Frashëri përsëri u ribë. Më 1923 krahina e Frashërit kishte 21 fshatra me 568 shtëpi dhe vetë Frashëri kishte 42 shtëpi me 276 banorë, ndërsa mbas çlirimit, më 1985, Frashëri si kryeqendër e Dangëllisë kishte 592 banorë dhe ishte me shkollë tetëvjeçare, me shkollë të mesme bujqësore, me spital e maternitet, me farmaci, dyqane, me Shtëpinë Muze "Vëllezrit Frashëri".

Shkolla shqipe në Frashër u hap më 12 tetor 1908, por shqipja mësohej shumë më parë, qysh në shekullin e XVIII-të. Porosia e Halit Frashërit, babait të vëllezërve Frashëri, për shkollimin e fëmijëve si domosdoshëmëri për të bërë Shqipërinë, u përvehtësua më mirë se kudo nga frashërllinjtë dhe kjo solli dhe bëri dukurinë unikale të Frashërit, e njohur si "Dukuria e Frashërit", jo vetëm në Shqipëri por edhe në vendet e tjera të Ballkanit. Ne nuk dimë ndonjë vend tjetër, që nga një fshat, të kenë dalë 4 akademikë, 15 profesorë, 35 doktorë shkencash, mësues, inxhinierë, mjekë, artistë e sportistë siç kanë dalë nga Frashëri. Kontributi i Frashërllinjve është vlerësuar nga shteti dhe shoqëria dhe, për këtë mjafton të themi se, vetëm në Tiranë, 6 rrugë mbajnë emrat e Abdylit, Naimit, Samiut, Mit'hatit, Mehdiut dhe Eshref Frashrit.

Në vitet e tranzicionit, për arsye jo të pakta, erdhi edhe zbrazja e Frashërit, si edhe e fshatrave të Dangëllisë. Ndesh me këtë largim, ndër të tjera, vijnë edhe veprimtari atdhetare, shkencore dhe kulturore, të organizuara çdo vit nga Komuna e Frashërit, më 25 maj, në Ditën e Naimit, në bashkëpunim me Qendrën Kulturore të Përmetit, me Shoqatën Atdhetare Kulturore "Përmeti", me Shoqatën "Dangëllia" dhe Shoqatën Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Vëllezërit Frashëri", veprimtari që kanë si fillim vitin 2004 dhe që janë zhvilluar rregullisht deri me sot, edhe me pjesëmarrjen e studiuesve dhe shkencëtarve nga Shqipëria dhe Kosova, veprimtari që tashmë kanë hyrë në histori me emërin "Kuvendet e Frashërit".

**Frashërin nuk e zhbënë as luftërat dhe as masakrat e pushtuesve, ndaj nuk ka asnjë llogjikë t'a zhbëjë liria dhe demokracia. Frashëri i Vëllezërve Frashëri dhe i shumë ngjarjeve dhe figurave me kontribute të veçanta për lirinë e atdheut, Frashëri i bukurive natyrore, pranë të cilit lartësohet Parku Kombtar "Bredhi i Hotovës", një nga parqet më të bukura të Ballkanit, Frashëri, selia e Kuvendeve Shqiptare Ndrëkrahinore të Vilajetit të Janinës, në pragun dhe gjatë Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, është një monument i madh historik, kulturor dhe turistik i Shqipërisë. Frashëri i ka dhënë shumë dhe e ka nderuar Shqipërinë, ndaj edhe sot Shqipëria duhet ta vlerësojë dhe lartësojë Frashërin e Vëllezërve Frashëri, Frashërin si kryeqendër të Dangëllisë së rrethit të Përmetit.**

Komuna e Frashërit, në kërkesën që i ka dërguar Kuvendit të Shqipërisë, propozoi që 12 fshatrave të Komunës së sotme të Frashërit, është

mirē t'u bashkangjiten edhe 6 fshatra tē Kolonjēs: Shijani, Vitishti, Piskali, Gaduçi, Mbreshtani e Dērmari, 3 fshatra tē Skraparit: Qeshibesh, Kakos e Stērnec, si edhe 4 fshatra tē Cerjes sē Pērmetit: Borocka, Kosova, Hotova, Lupcka, duke e bērē kēshtu me 25 fshatra Komunēn e Frashērit, bējmē tē mundur mbijetesēn e kēsaj Komune.

Jemi tē mendimit se historia e shqiptarēve dhe e Shqipērisē nuk e pranon shkrirjen e Komunēs sē Frashērit.

Letra është firmosur dhe vulosur nga Komunarët e Frashërit dhe tetë kryetarët e fshatrave të Komunës: Vangjel Prifti, Julian Aliu, Armand Myftaraj, Klodian Myftaraj,Kasem Zyberi, Faslli Aliko, Manol Nakuçi, Faslli Canka, Gramos Aliu, Avdulla Zenuni, si edhe mbështetur nga një grup intelektualësh: Dritëro Agolli, Kastriot Bezati, Alfred Frashëri, Pëllumb Xhufi, Xhevahir Spahiu, Stilian Adhami, Myslim Islam, Emin Riza, Gëzim Voda, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Xhemal Dauti, Bardhyl Londo, Orhan Frashëri, Tomor Kotorri, Xhemil Frashëri, Lauant Bica, Neki Frashëri, Nuri Dragoi, Albert Frashëri, Floran Vila.

## KOMUNA HISTORIKE E FRASHĒRIT NUK DUHET FSHIRĒ ME NJĒ TĒ RĒNĒ TĒ LAPSIT, BĒN KRIM

Reforma pēr pushtetin vendor dhe ndarjen administrative tē vendit qē po ndērmerr qeveria ēshtē e drejtē dhe nē kohēn e duhur. Si edhe nē vende tē tjera, ashtu edhe nē Shqipēri janē bērē ndēr vite ndryshimet e nevojshme qē lidhen me zhvillimet demografike dhe ekonomike tē vendit. Por kēto ndryshime nuk duhet tē bēhen vetēm mbi bazēn e disa numrave dhe tē fshihen nga harta administrative e vendit komuna tē ndryshme dhe tē krijohen tē reja, me njē tē rēnē tē lapsit. Komunat kanē historikun e tyre, ato janē dēshmi e historisē sē Shqipērisē dhe ky argument duhēt ti vērē nē mendim institucionet qē janē ngarkuar mē hartimin dhe zbatimin e kēsa reforme. E tillē ēshtē komuna e Frashērit, e cila sipas njoftimeve tē gazetēs Shqiptarja.com ēshtē planifikuar tē fshihet nga harta. Ēshtē e vērtētē qē Komuna e Frashērit, e pērbērē nga 12 fshatra: Frashëri, Gostivisht, Miçan, Verçisht, Soropull, Zavalan, Ogren-Kostrec, Kreshovë, Gostomickë, Selenicë, Koblarë, Vërçisht, ka vetēm 387 banorē, madje nē vetē Frashēr banojnē vetēm katēr familje.

Por Frashēri ēshtē njē lapidar, dhe lapidarēt nuk shkatērrohen, se shkatērrohet historia. Luftëtari Mihal Grameno shkroi në vitin 1907: “Kur u ngjitmë në mal të Kokojkës mbi Frashër, i kam dedikuar këtë vjershë:

*Si ty o Vithlehem e Mek’e Arabisë*

*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë*

*Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë*

*Tek është lindur Naim Beu zemr’e Shqipërisë”!*

I shkrojti këto vargje, se në Frashër kishin lindur Abdyli, Naimi dhe Samiu, që ishin në ballë të Rilindjes Kombëtare, luftëtarët e pushkës dhe të penës, që sollën pavarësinë, që shkrinë jetën e tyre dhe pasurinë për të bërë Shqipërinë. Ata e ngritën Frashërin në piedestal dhe e bënë Mekën e Shqipërisë. Po Frashëri u bë edhe vatra dhe rrezatuese e atdhedashurisë dhe e shqiptarizmit në breza, deri në ditët tona. Ne sot nderojmë dhe përulemi me respekt të madh ndaj atyre që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi dhe si duhet të ndërtonin shtetin shqiptar. U mësuan gjuhën shqipe sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh që flasim e shkruajmë ne sot.

Komuna e Frashēit nuk ēshtē e sotmja. Në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX-të në Frashër ishte vendosur një mydir dhe një kadi qeveritar për gjithë nahijen e Dangëllisë. Kjo Komunē ishte edhe gjatē mbretērisē, gjatē pushtimit fashisto-nazist tē Shqipērisē, edhe mē pas me intevale edhe deri nē ditēt tona. Më 12 tetor 1908 u hap e para shkollë shqipe në Frashër.

Në 6 majin e vitit 1914 bandat e andartēve grekē dogjën 318 shtëpi të Frashërit dhe lanë pa strehë 1120 banorë, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit dhe veprën e Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit. Por edhe në periudhën e rënies së Frashërit, frashërllinjtë që mbetën e banonin atje, në këtë kështjellë natyrore majë maleve, fisnikë në shpirt, kishin të ndezuar etjen për dije dhe flakën e atdhedashurisë.. Frashëri pothuajse është zbrazur vitet e fundi, si edhe shumica e fshatrave të Shqipërisë Në vitin 1923, krahina e Frashërit kishte 21 fshatra me 568 shtëpi. Vetë Frashëri kishte 42 shtëpi dhe 276 banorë. Pas çlirimit të Atdheut, rinisi një zhvillim i ri edhe në Frashëri. Rreth vitit 1985, në Frashër kishte 592 banorë. Kishte shkollë tetëvjeçare, një shkollë të mesme bujqësore bujqësore, spital, farmaci, shtëpinë muze të Vëllezërve Frashëri, postē policie, dyane, baxho. Në gjatē periudhēs sē tranzicionit filloi largimi i popullsisë nga Frashëri. Aktualisht atje banojnē katēr familje. Të njëjtin fat si Frashëri kanë edhe fshatra të tjera të Dangëllisë.

Por Frashëri ka edhe një veçori të rrallë. Mësimi i Halit Frashërit, babait të vëllezërve Frashëri, për shkollimin e fëmijëve si kusht për të bërë Shqipërinë, u përvehtësua si në asnjë vend tjetër nga frashërllinjtë. E nëse para luftës së dytë botërore kryesisht nga familjet e pasura, në gjysmën e dytë të shekullit që kaloi, pas çlirimit, ai mësim u vu në jetë nga familjet e frashërllinjve nga të gjitha shtresat. Kjo përbën atë dukuri unikale të Frashërit, jo vetëm për Shqipërinë e tërë Ballkanin, që unë e quajta “DUKURIA FRASHËRI”: mësoi babai, shkolloi djalin e vajzën, u mësuan nipi e mbesa, stërnipi e strëmbesa dhe dijet e tyre i vunë në shërbim të Shqipërisë, në të gjitha kohërat. Është kjo arsyeja që edhe kontributi i frashërllive dhe plejada e frashërllinjve të shquar nga familjet e mëdha jo në kuptimin e pasurive por të kontributeve për Shqipërinë, si edhe nga shumë fise të tjerë frashërllinj, ka dalë në pah madhërishëm edhe gjatë gjysmës së dytë të shekullit të njëzëtë e vazhdon deri më sot. Këta njerëz të shquar janë përfaqësuesit e brezave të rinj të dukurisë “FRASHËRI”. Unë nuk di ndonjë vend tjetër që nga një fshat i të cilit të kenë dalë gjashtë akademikë, tetëmbëdhjetë profesorë, tridhjetë e pesë doktorë shkencash, mësues, ingjinierë, mjekë, artiste e sportistë, siç kanë dalë nga Frashëri. Kontributi ishumë frashërllinjve është vlerësuar nga shteti dhe shoqëria shqiptare me tituj nderi, dekorata, me emrin e tyre quhen shkolla, rrugë qytetesh, populli u këndon këngë. Vetëm në Tiranë ka 6 rrugë që mbajnë emrat e Abdyl, Naim, Sami, Mit’hat, Mehdi dhe Eshref Frashëri. Ata e kanë për nder që mbajnë mbiemërin Frashëri, kudo që janë nëpër botë.

Edhe në kushtet e zbrazjes së Frashërit dhe të fshatrave përreth, një punë energjike për të vazhduar traditën e Frashërit ka bërë Komuna. Veprimtaria kryesore atdhetare shkencore dhe kulturoro-muzakale e përvitshme kanë qënë Kuvendet e Frashërit në ditën e Naimit çdo 25 maj, duke filluar nga viti 2004 e deri 2011, që Komuna e Frashërit e drejtuar nga Tomor Kotorri, së bashku me

Qëndrën Kulturore Përmet e drejtuar nga historiani Kastriot Bezati, me mbështetjen edhe të disa institucioneve dhe shoqatave, si edhe përgjigjes që thirrjes së Komunës i bënë dhjetra studiues dhe shkencëtarë nga më në zë nga Shqipëria dhe Kosova. Këto kuvende u zhvilluan për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut. Shoqata Atdhetare Kulturore "Vëllezerit Frashëri" organizoi në 2013 veprimtarine kulturore dhe konferencën shkencore “Kontributi madhor i Vëllezërve Frashëri në krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”. Ne vajtëm në Frashër dhe nderuam vehten! E kemi për nder dhe jo vetëm detyrë të nderojmë Rilindasit e mëdhenj Abdylin, Naimin dhe Samiun! Për fat të keq, edhe këtë vit, Ministria e Kulturës nuk ju përgjigj ftesës, si edhe gjatë dhjetë viteve të fundit.

Analiza e gjendjes në Shqipëri më krijon mundësinë të kuptoj edhe një dukuri tjetër: Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri. Kjo, sepse ç’është bërë deri më sot shpesh bien ndesh me porositë e tyre, shkojnë në të kundërt. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër qoftë edhe i kulturës për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. Organet kompetente hoqën edhe rojën e Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, duke e lënë atë pa mbrojtje si shumë monumente kulture të tjera, përfshirë si dihet edhe shtëpinë muze te At Gergj Fishtës, e cila nëpërgjithësi nuk është ngritur, e Vaso Pashës etj. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua Ministria e Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit.

Historia e njerëzimit ka treguar se qytetet e fshatrat krijohen dhe lulëzojnë në shekuj, por braktisen dhe shndërrohen në gërmadha edhe në më pak kohë. Kështu ka ndodhur edhe me qytetet nga më të lashta në Shqipëri, me Butrintin, Apolloninë, Antigonenë etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve natyrore, kushtet historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj. Kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe njeriut normal nuk i vete mëndja që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz. Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërojnë në qendra turistike, madje më të shquarat në vende peligrinazhi. Kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Në këtë kategori, bëjnë pjesë edhe muzetë e monumentet e tjera të kulturës dhe të natyrës. Prandaj edhe Frashëri, fshati lapidar, me një pejsazh shumë të bukur, me një klimë të shëndetshme, duhet dhe mund të kthehet në një qendër

historike-kulturore dhe turistike e shëndetësore e rëndësishme për të mbajtur gjallë frymën e atdhedashurisë së rilindjes kombëtare shqiptare. Komuna ka hartuar ndër vite disa programe e projekte, që deri më sot nuk kanë marrë përgjigje nga institucionet shtetërore përkatëse.

Tani, meqë në Frashër dhe fshatrat e tjera të Dangëllisë na shumë pak banorë, programohet të shkrihet Komuna e Frashërit, Komuna FRASHËRI që duhet të ruhet si monument historik, sepse është Komunë shqiptare qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Ti harrohet emri i Frashërit e së toku me të edhe i Vëllezërve Frashëri dhe mësimet e tyre për Shqipërinë, duan disa, nga arradha e atishqiptarëve. Këtë deshën edhe andartët grekë me 6 maj 1914 kur dogjën shtëpitë në Frashër. Dhe kjo nuk është vetëm tronditëse, është vrasja e atdheut! Por jam i bindur se nga institucionet shtetërore përkatëse problemi po trajtohet përcipët, pa u thelluar në pasojat.

Ka zgjidhje problemi: Komuna e Frashërit nuk mund të mbetet kështu siç është. Ajo duhet të bashkohet me komuna të tjera fqinjë. Edhe qendra e komunës le të vendoset në një fshat që ndodhet buzë rrugëve automobilistike për të lehtësuar edhe nevojat e banorëve, por nuk është e thënë që të ndërrohet emëri i saj, le të mbetet emërtimi KOMUNA FRASHËR dhe besoni, nuk është një formalitet. Kombet që ruajnë historinë jetojnë në jetë të jetëve!

Prof. Dr. Alfred Frashëri

*Botuar në **Gazetën TEMA,** më 20 Tetor 2013, **Gazetën DITA**, më 30 Tetor 2013 dhe në **Gazetën TELEGRAF**, më 7 Nëntor 2013*

## VLERAT EKONOMIKE-EKOLOGJIKE DHE TURISTIKE TË LUGINËS SË SIPËRME TË LUMIT VJOSA NË PËRMET

Krahina e Përmetit përshkohet nga Lumi Vjosa, njëri ndër lumenjtë më të bukur e më të mëdhenj të Shqipërisë. Vjosa buron në malet e Pindit në Greqi dhe hyn në teritorin shqiptar në fshatin Perat në jug të Përmetit dhe derdhet në veri të Gjiut të Vlorës në detin Adriatik. Lumi është ujëplot dhe i rrëmbyeshëm. Sipas profesor Niko Pano, rrjedhja ujore më e vogël e lumit është 41 $m^3/s$ në muajin shtator dhe në janar arrin dri 305 $m^3/s$, mesatarisht 195 $m^3/s$. Në luginën e sipërme uji është përgjithësisht i kthjellët dhe i kaltërt. Duke rrjedhur, në pjesën e poshtme të luginës e deri ne grykëderdhje në det, lumi mbart një rrjedhje të ngurtë në masën 40 kg/s në muajin gusht, e cila shtohet deri në  524 kg/s në dhjetor. Uji ka temperaturë 8,4°C në janar, deri 22,2 °C në gusht. Ushqimi i lumit me ujëra nëntokësore përbën 31%, ndërsa me ujërat sipërfaqësore 69%, të vëllimit të përgjithshëm të ujërave të tij.

Nga Tre Urat në kufirin shiqptaro-grek e deri në Këlcyrë, Vjosa rrjedh në këmbët e shpateve lindore të vargut malor Nëmërçkë-Dhëmbel- Trebeshinë dhe lugina drejtimin verior të tyre. Nga Këlcyra e deri në Tepelenë rrjedha merr drejtim perëndimor, duke ndarë malin e Dhëmbelit nga Trebeshina dhe në perëndim të tyre edhe malin e Lunxherisë nga ai i Shëndëllisë në veri të tij. Këta male janë të lartë dhe maja e Papingut në Nëmërçkë arrin në 2485m, maja Dhëmbelit 2050m, e Trebeshnës 1922m dhe 1732m maja Golikut. Këta vargmale përfaqësojnë struktura gjeologjike antiklinale gëlqerorësh, të cilët në krahët e tyre mbulohen nga shtresat ranoro-argjilore-merglore te flishit, dhe kanë gjatësi deri 60 km. Malet nuk kanë shumë pyje, por janë të pasura me kullota. Në lindje të luginës së sipërme te Vjosës lartësohen malet e Rrëzës dhe të Dangëllisë më në veri. Pejsazhi i këtyre vargjeve malore ka karakteristika alpine. Ka gryka dhe kanione si është madhështor ai i Mezhgoranit, si edhe të degëve të lumit Vjosa, tilla si gryka e Lëngaricës, etj. Nga vargjet malore rrjedhin përrenj e lumenj malorë të rrëmbyeshëm, që derdhen në Vjosë: lumi i Sarandaporos, përrenjtë e Çarçovës, Lëngaricës, dhe Lomnicës, si edhe lumi i Dëshnicës. Në grykën e Këlcyrës derdhen përrenjtë e Zagorisë, të Mezhgoranit, si edhe ujërat e shumë burimeve. Në kreshtën e Nemërçkës ndodhen edhe cirqet e famëshme të dëborës shekullore, që i japin malit një pamje fantastike, të një bukurie të rallë.

Pellgu ujëmbledhës i Vjosës ka një sipërfaqe 4365 $km^2$ në territorin shqiptar. Morfologjia e tij është  përcaktuar edhe nga niveli sipërfaqes së pellgut mbi nivelin e detit. Lartësia 0-200 m përbën 4,4% të sipërfaqes së përgjithëshme dhe ndodhet kryesisht përgjatë shtratit të lumit dhe fushave në të dy anët. Relievi me lartësi 200-1400 m perbën 74,2% të sipërfaqes së pellgut ujëmbledhës, ndërsa ai me lartësi 1400-2000 m zë 20,5% të pellgut, dhe vetëm 0.9% e sipërfaqes së pellgut

është me lartësi mbi 2200-2600 m. Pellgu ujëmbledhës i Vjosës ndërtohet nga gëlqerorë të pasur me ujëra nëntokësore dhe nga formacione flishore pa ujëra nëntokësore. Ujërat karstike të shkëmbinjve të strukturave Trebeshinë-Dhëmbel drenojnë kryesisht në grykën e Këlcyrës në një sektor me gjatësi 3 km, ku ka dhjetra burime të fuqishme, si përshembull burimi Uji i Zi i Këlcyrës, në shtratin e majtë të lumit, i cili ka prurje 6-7 $m^3/s$.

Lugina e Vjosës së sipërme midis këtyre vargjeve malore është formuar përgjatë aksit të sinklinalit të Përmetit. Ka pejsazhe të larmishme dhe është e veshur me bimësi të shumëllojtë dhe të dendur. Morfologjia e saj dhe e shtrati të lumit është e tipeve të ndryshme përgjatë rrjedhës. Nga Perati e deri në Këlcyrë, në një segment 16 km të gjatë, lumi rrjedh mbi depozitime flishore, që përfaqësohen nga flishi argjilo-ranor, flishi i ashpër dhe flishi alevrolito-ranor me shtresa gëlqerorësh. Trashësia e depozitimeve flishore luhatet nga 1500-3500 m. Në këtë segment, lugina ka gjerësi nga disa dhjetra metro deri në rreth 200 m në disa sektorë, si në afërsi të Iliarit, Stërmbecit, të Leshicës tek Mali i Bardhë dhe 500 m në Petran. Lugina vjen e zgjerohet drejt veri-perëndimit duke krijuar edhe fusha si ato të Iliarit, Stërmblecit dhe Kaludhit. Në veri perëndim të qytetit të Përmetit lugina dhe fushat e saj zgjerohen më shumë, duke arritur rreth 1000m ndërmjet Kutalit dhe Kosinës, ose rreth 1500m në zonën Piskovë- Pacomit. Këto fusha ndodhen në lartësi rreth 220-280m mbi nivelin e detit. Fundi i luginës është i rrafshtë dhe mbushur me aluvione. Në s ektorin nga Tre Urat deri në Këlcyrë ka edhe disa kanione relativisht vegjël, shpesh me shpate vertikale.

Segmenti nga Këlcyra e deri në Dragot pranë Tepelenës përfaqëson rrjedhën e mesme të lumit që rrjedh drejt perëndimit. Gryka erozionale e formuar nga ndërprerja tërthor e vargjeve malorë Dhëmbel-Trebeshinë dhe Golik-Shendëlli është qindra metra e thellë , 13 km e gjatë dhe gjerësi është nga 100 deri 350-350 m në nivelin e terracës së parë dhe arrin deri rreth 600-800m. Vende-vende ka pamjen e një kanioni shumë të thellë e të ngushtë dhe me shpate gati vertikale. Në këtë grykë vërehet dukuri karstike sipërfaqësore. Në këtë sektor gjenden edhe terracat më të bukura të lumit në të dy anët e tij. Vjosa del nga gryka e Këlcyrës në jug të Tepelenës, ku bashkohet me lumin Drinos dhe drejtohet në në veri perëndim për tu derdhur në detin Adriatik. Prej kufiri deri në Këlcyrë, shtrati i Vjosës herë ngushtohet e herë zgjerohet.

Depozitimet e shtratit të sotëm të lumit në luginën e sipërme përfaqësohen nga zhavore me shkallë të ndryshme asortimi, me ndërthurje rërash, alevritesh e më rrallë subargjilash. Në shtratin e lumit takohen edhe konglomeratë të çimentuar. Zajet dhe poplat e zhavorreve dhe të konglomerateve janë gëlqerorë, ranorë, shkëmbinj magmatikë dhe stralle. Sipas të dhënave gjeofizike, trashësia e sedimenteve të shtratit të lumit të Vjosës mbi 10 metra, duke arritur 25-40 m në sektorin e Kalivaçit në very-perëndim të Tepelenës. Depozitimet e shtratit të lumit janë heterogjene, si në drejtim vertikal ashtu edhe në atë horizontal. Në pjesën malore të rrjedhës së sipërme të lumit vërehen mbetje të terracave akumulative me përmasa të vogla. Dallohen 3-5 terraca mbizallishtore. Depozitimet e terracave përfaqësohen nga zallishte me çimento karbonatike ose ranorë-argjilorë me

ndështresa të holla ranore dhe argjilash, me trashësi 10-20 m. Sipas gjeologut përmetar Koço Prifti, niveli i parë i terracave është 10-20 m mbi nivelin e sotëm të ujit në lumë, niveli i dytë ndodhet 30-40 m më lart, niveli i tretë 60-80 m, niveli i katërt 90-100 m dhe i pesti 120-130 m.

Shpatet në rrjedhjen e sipërme të lumit janë relativisht të qëndrueshme. Por, përgjatë shpateve të luginës së lumenjve në zonat malore ka edhe shumë blloqe të shkëputura nga shkëmbinjtë rrënjësorë. Këta blloqe mund të zhvendosen, në varësi të pjerrësisë së shpatit, të agjentëve atmosferikë dhe lëkundjeve nga tërmetet. Në disa sektorë ka edhe vidhisje, siç është ajo e Badëlonjës, në shpatin e djathtë të Vjosës në jug të Përmetit. Ajo përfaqëson një masë flishore me vëllim rreth 5 milion metër kub, e cila e ka detyruar lumin të devijojë duke i ardhur përqark kësaj pengese. Në Përmet, buzë Vjosës ndodhet gjeomonumenti që quhet "**Guri i Përmetit**", i cili është një bllok i madh gëlqerorësh, i shkëputut nga stuktura e Malit të Dhëmbelit dhe për gravitacion është rrokullisur poshtë në kohët e lashta gjeologjike. Erozioni e ka nxjerrë në sipërfaqen e tokës. Mbi të ndodhen rrënojat e një pike vrojtimi mesjetare.

Luginën e mbushin depozitimet që ka sjellë lumi ndër vite, të cilat përfaqesohen zakonisht nga popla, zhavorre, zhure dhe rërë, që cilat vende-vende janë të çimentuara me argjila ose material karbonatiko-argjilor. Në këto depozitime nuk ekziston lidhje e mirë hidraulike ndërmjet ujërave sipërfaqësore dhe ujërave nëntokësore. Në sektorët malorë të luginave, në këmbët e maleve takohen edhe depozitime që përfaqësohen nga copëra të thepisura gurësh dhe grimca rëre, të shkëputura nga faqet e maleve, të lidhura dobët me material rëror-argjilor, ose të çimentuar dobët me lëndë karbonatiko-argjilore. Këto depozitime, zakonisht, kanë pamjen e koneve dhe trashësia e tyre nuk i kalon 20 m. Në sektorët që janë pak të çimentuar, mund të formohen trupa të rrëshitjeve nga këta kone.

Shkëmbinjtë flishorë që shtrihen në pellgun ujëmbledhës të rrjedhave të lumenjve janë pak të përshkueshëm, prandaj uji drenon në lumë dhe nuk ka burime të mëdha. Errozioni është i përhapur në të gjithë sipërfaqen e pellgut ku përhapen depozitimet flishore.

Në sektorët e gjerë të luginës, tokat e bukës ndërtojnë sipërfaqet e fusave. Këto toka janë depozitime të shkrifta, të formuara nga tjetërsimi i shkëmbinjve. Ato kanë trashësi të paqëndrueshme, por janë me struktura pedologjike të përshtatshme. Janë kryesisht të hirta-kafenjta malore alevritore-argjilore, që kanë edhe shumë llum, i cili çimenton kokrrizat e tokës. Në lartësitë deri 600 m gjenden edhe toka livadhore.

Krahina e luginës se sipërme e Vjosës ka klimë mesdhetare kodrinore. Sipas të dhëna meteorologjike, temperatura mesatare vjetore e ajrit është (14-15)$^{o}$C kurse në pjesët më të larta (11-13)$^{o}$C. Temperatura në janar mesatarisht luhatet nën 5 $^{o}$C, duke arritur edhe deri në (-3 deri -5)$^{o}$C, e cila mesatarisht zgjat për 30-45 ditë në vit. Në krahinë bien sasi të mëdha rreshjesh atmosferike. Numri i ditëve me

shi është 100-120 ditë/vit. Shtresa e rreshjeve atmosferike luhatet 900-1200 mm/vit dhe shpërndarja e tyre është më e çrregullt se në vendet e tjera në krahinën malore jugore të Shqipërisë. Në luginën e Vjosës rrëze maleve dhe në shpatet malore ka zona me rreshje deri 1300-2000 mm/vit, të kushtëzuara nga veçoritë morfologjike të masivit malor Dhëmbel-Trebeshinë. Në procesin e formimi të rrjedhjes ujore në luginë luan rol me rëndësi edhe struktura e rënies së tij gjatë vitit në bregun e djathtë të Vjosës, krahas sasisë së rreshjeve. Përgjithësisht, vlerat e lagështisë absolute zvogëlohen duke filluar ng zona bregdetare për në brendësi të territorit, duke qënë të lidhura ngushtë edhe me format e ndryshme të qarkullimit të masave ajrore me natyrë detare dhe atyre kontinentale. Luan rol edhe lartësia e zonës. Lagështia relative ka ecuri të kundërt me temperaturën e ajrit: 77-80% në dimër dhe 52-55% në verë.

Në luginën e sipërme të Vjosës mbizotëron veshja bimore e tipit mesdhetar. Në deluvionet e holla në kodrat e të dy anëve të luginës ka vreshta dhe vegjtacion tjetër. Shkurret gjithëmonë të blerta shtrihen deri në lartësitë rreth 800m mbi nivelin e detit. Mbi to, deri në lartësitë 1200m shtrihet zona e dushkut ku ka edhe panja, shkozë, frashër, lajthi etj. Mbi këto, shtrihet zona me pisha, bredh dhe ah në zonat më të larta. Bredhi i Hotovës është një park kombëtar i mirënjohur, që është një pyll madhështor me bredhë, i rrallë për nga bukuria.

Në të dy anët e luginës së sipërme, në kodrat dhe rrëzë maleve janë vendosur tridhjete e tre fshatra, njëri më i bukur se tjetri. Nga kufiri drejt Përmetit, në të majtë të luginës janë fshatrat Vllaho-Psilloterë, Biovizhdë, Zhepe, Draçovë, Konikol, Iljar-Pëllumbar, Stërmbec, Kaluth, Petran, Badëlonjë, Leshicë, Leusë, Lipë, kurse në të djathtë Çarçova, Iljar Manushtiri, Trebozisht-Lipivani, Qilarishta, Bënja, Bodari. Në very të Përmetit, nga ana e majte eluginës janë Buhali, Rapcka, Piskova, Argova, Grabova, Mbrezhdani dhe Peshtan në Grykën e Këlcyrës. Në anën e djathtë të lugnës, janë fshati Kutal, Kosinë, Pocomit, Kuqar, Varibobi. Në perëndim të Këlcyrës ndodhen Mezhgoran dhe Dragoti në të dalë të Grykës së Këlcyrës.

Dyzet e dy kilometra në jugë lindje të Tepelenës, në anën e majtë të luginës, rrëzë të malit të Dhëmbelit, ndodhet qyteti i vogël i luleve dhe i njerëzve atdhetarë, të mençur e të urtë, mikpritës të **Përmetit,** që është qendra e krahinës. Shënohet për herë të parë në hartën e zotërimeve feudale shqiptare, e vitit 1415. Në regjistrin e parë fiskal të vitit 1431-32, fill mbas pushtimit ushtarak osman, Përmeti bëntë pjesë në nahijen e Korçës dhe kishte 42 shtëpi. Në ato kohë, Përmeti renditej qyteti i nëntë në Shqipëri, sipas numrit të shtëpive (Pulara S. 1984). Në vitin 1437, krahina e Përmetit u përfshi në vilajetin e Këlcyrës. Shekulli i XVI e gjen krahinën e Përmetit në Sanxhakun e Vlorës. Rritje të shpejtë pësoi Përmeti në shekullin e XIX, kur u zmadhua me 600 shtëpi dhe 3-4 mijë banorë (Lole Dh.2000). Përmetit u zhvillua shumë shpejt dhe u bë qendër e krahinave përreth, sepse ndodhej edhe në rrugën e katërt më jugore që përshkonte Shqipërinë nga perëndimi në lindje dhe lidhej edhe me rrugën Butrint-Janinë (Baçe A., 1984). Rruga e karvaneve kalonte anash Vjosës, nëpër Këlcyrë e Përmet dhe bashkohej më rrugën Janinë-Ohër. Gjatë periudhës së Rilindjes Kombëtare

dhe më pas, Përmeti u bë një qendër e rëndësishme e veprimtarisë patriotike, veçanërisht për mbrotjen e tërësisë së trojeve shqiptare dhe çlirimin e Atdheut. Pas çlirimit të vendit në vitin 1944, Përmeti morri një zhvillim të dukshëm. Në vitin 2012 qyteti kishte 9630 banorë. U zhvillua industria e përpunimit të prodhimeve bujqësore dhe ajo ushqimore, u ndërtuan disa fabrika për to. U krijuan mundësitë për të plotësuar dëshirën e përmetarëve për të mësuar dhe për të shuar etjen e tyre për dije. Edhe vetë qyteti mori zhvillim, duke u ndërtuar pallate e shtëpi të reja, rrugë të asfaltuara, lulishte etj. Jetesës dhe zhvillimit të krahinës në shekuj, përmetarët i kushtuan kujdesin, përpjekjet dhe vëmendjen më të madhe. Dëshmi janë monumentet historike të krahinës, që në atë kohë kryesisht ishin monumentet e kultit, kishat, më von xhamitë e teqetë dhe në shekullin e 19-të edhe shkollat. Në shekullin e 20-të, veçanërisht në gjysmën e dytë të tij, traditat kulturore u çuan më përpara. U ngritën muzeume, vatra e shtëpi kulture, për të cilat kontribuoj në projektimin dhe drejtimin e tyre hisoriani Kastriot Bezati. U ndërtuan shumë shkolla të mesme, krahas atyre fillore e tetëvjeçare. U zhvillua bujqësia e blegtoria, në veçanti frutikultura, tregëtia, përpunimi i produkteve bujqësore etj. Dhe kjo i bëri përmetarët të dalluar në të gjithë vendin. Jetën e tyre, vendin e tyre, përmetarët brez pas brezi e kanë mbrojtur dhe u kanë dalë për zot. Për ta ka shkruar me shumë dashuri edhe historiani përmetar Slitian Adhami. Aktualisht, dukuria e emigracionit ka zvogwluar nw maksimum dendësinë e popullsisë, duke arritur në 1-25 banorë/km$^2$ (sipas Censusit tw fundit).

Në verilindje të Përmetit ndodhet krahina e Dangëllisë, ku është Frashëri, për të cilin luftëtari Mihal Grameno shkroi në vitin 1907: "Kur u ngjitmë në mal të Kokojkës mbi Frashër, i kam dedikuar këtë vjershë: Si ty o Vithlehem e Mek'e Arabisë/Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë/Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë". Atje ndodhet shtëpia Muze e Vëllezërve Frashëri dhe Teqea historike. Duke shkuar për në Frashër, rruga malore gjarpëron pranë kanionit shumë të thellë i Kamenckës, me shpate gëlqerore vertikale mahnitës, si edhe nëpër parkun kombëtar "Bredhi i Hotovës".

Përmeti ka nxjerrë shumë njerëz të dëgjuar, atdhetarë të penës dhe të pushkës, mësues, studiues dhe shkencëtarë, mjekë, inxhinierë dhe artistë, zëri i të cilëve ka kaluar edhe kufinjtë e vendit. Mbi të gjithë, vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, që qëndruan në ballin e Rilindjes Kombëtare dhe na frymëzojnë edhe sot.

**Krahina e Përmetit është një ndër perlat e Shqipërisë.** Vendet e begata e me një bukurie të rrallë, malet dhe luginat e veshura me bimësi, pyje dhe me faunë të pasur, lumenj ujëplot dhe burime të kristalta, terraca lumore dhe kanione të paparë, burime ujërash termomineralë dhe avulli, cirqe akullnajorë të përjetshëm në majat e maleve, shpella dhe dukuri të tjera karstike. Këto kushte të terrenit dhe klima e mirë mesdhetare e kanë bërë krahinën e Përmetit të banuar qysh në epokën e gurit. E kjo ka sjellë që në Përmet të gjenden monumente historike dhe kulturore të periudhave qysh nga lashtësia e deri në ditët tona. Nga fundi i mijëvjeçarit të tretë p.e.r. në këtë trevë në shpellat karstike pranë fshatit Bënjë. ka qënë qëndra e parë prehistorike e banuar. Shpellat

ndodhen në shpatin e majtë të thepisur të lumit të Lëngaricës, që derdhet në Vjosë. Pranë saj janë burimet e ujërave termalë me temperaturë rreth 29°C. Disa nga këto ujëra janë të ftohta dhe mund të pihen, për të kuruar sëmundje të ndryshme. Nga këta burime e ka marrë emrin edhe fshati i Bënjës ("Banjë"). Aty janë të famshme jo vetëm burimet termale por edhe kanioni i lumit Lëngarica, me një pamje madhështore. Janë të mirnjohura edhe rrënojat e murreve parahistorike në fshatin Draçovë, qyteza ilire keshtjellë e Limarit pranë Këlcyrës etj.

Monumentet hisorike dhe të natyrës janë ruajtur me shumë kujdes nga përmetarët, që shquhen për dëshirën dhe vullnetit për punë, dije dhe mënçuri, urtësi dhe dashurinë për vendin dhe atdheun, mikpritës dhe gazmorë si ata. Kush nuk e ka dëgjuar dhe pëlqyer muzikën përmetare dhe sazet e Përmetit? Dhe këto kanë krijuar të gjitha mundësite për një zhvillim të madh të turizmit dhe dëshirës për rrugëtime nëpër vende me bukuri përrallore, që i hapin horizonte të gjera për turizmin historik dhe kulturor.

Pauritë e natyrës, klima e përshtatshme në luginën e sipërme të Vjosës, monumentet e natyrës dhe të historisë, kultura e përmetarëve, atdhedashuria e tyre, dijet dhe aftësia për punë janë burime të mëdha që duhet të vihen në shërbim të populli të krahinës për të siguruar një zhvillim të qëndrueshëm të ekonomisë dhe kulturës së krahinës, për të përmirësuar nivelin e tyre të jetesës dhe për të kontribuar në zhvillimin e Shqipërisë. Me pune e vullnet, organizim dhe përkushtim, janë të gjitha mundësitë që Përmeti të bëhet një qendër e rëndësishme ekonomike, si edhe e turizmit shqiptar, duke kontribuar në rritjen e mirëqënies së komunitetit e më gjerë. Dhe për këtë duhet të kontribuojnë jo vetëm banorët e qytetit dhe të fshatrave të Përmetit, organet e pushtetit lokal dhe qendror, por edhe specialistët e fushave të ndryshme, arsimtarët, biznesmenë etj. që me punën e tyre të hartojnë projekte konkrete dhe të luftojnë për zbatimin e tyre.

Toka e bukës është një ndër pasuritë kryesore të vendit, që në kushtet e një vendi malor si Shqipëria, është e vlerës së dritës së syrit. Pa tokë mbetesh edhe pa bukë në rrethana të caktuara. Prandaj zhvillimi ekonomik duhet të fillojë nga ruajtja dhe mirëmbajtja e saj. Në vendin tonë, këta njëzet vjet tranzicion e kanë shkatërruar tokën e bukës, madje ka edhe krahina ku nuk ka mbetur më. Shikoni tokën në fushën e Tiranës. Për fat të keq, edhe në luginën e sipërme të Vjosës, megjithesë jo në ato përmasa ka filluar shkatërrimi i saj me ndërtimin e hoteleve, restoranteve, klubeve, shtëpive buzë rrugëve automobilistike, në pjesën më të mirë të fushave të luginës. Kanë qenë më të mençur të parët tanë që shtëpitë e tyre dhe fshatrat i kanë ndërtuar në kodrat dhe rrëzë shpateve të maleve, duke e ruajtur tokën e bukës për të mbjellë drithëra, perime, pemë frutore dhe vreshtat e famshme përmetare. Është e domosdoshme që të hartohen dhe të realzohen projekte se si duhet shfrytëzuar në ditët tona tokat e bukës për prodhim, se pa prodhim nuk ka ekonomi të zhvilluar. Edhe turizmi nuk mund të zhvillohet pa prodhimet e krahinës. Në këto projekte duhet të përcaktohen punimet për mbrotjen, ruajtjen dhe përmirësimin e tokës së bukës, veprat e

kullimit dhe të ujitjes, struktura e bimëve që do të mbillen, etj. Këto projekte do të krijojnë bazën e investimeve dhe do të nxisin femerët dhe investitorët për ti realizuar.

Zhvillimi i prodhimit bujqësor duhet shoqëruar edhe me prodhimin e industrisë ushqimore, aqë të mirënjohur në Përmet. Zhvillimi i prodhimit jo vetëm do të hapë vende të sigurta pune, por do të rritë edhe të ardhurat e pushtetit lokal, aq të nevojshme për zhvillimin e krahinës dhe plotësimin e kushteve për zhvillimin e turizmit: pastërtisë dhe mirëmbajtjes së natyrës, të monumenteve historike, të rrugëve, të përgatitjes së guidave turistike, etj.

Projekte duhet të ketë edhe për mbrojtjen, ruajtjen dhe mbarështrimin e pyjeve dhe të kullotave.

Turizmi, aq me tepër ai kulturor-historik, nuk bëhet vetëm në hotele dhe perime e fruta te sjella nga jashtë, as edhe me ndërtesa betoni e xhamllëku, që po mbijnë në Shqipëri sa andej këtej. Turisti i huaj, po edhe vendas, vjen në një krahinë që të vizitojë natyrën e saj, monumentet historike, të dëgjojë muzikën e krahinës, të njihet me veshjet e saj, kulturën e popullit, historinë e krahinës, njerëzit e shquar, etj. Atij i pëlqen me mirë të banojë në një shtëpi të rregulluar fshati sesa në një hotel luksoz. Besoj se ka shumë përmetarë që e dinë sësi e ka ndërtuar Tasho turizmin në Burizan- Greqi, vetëm 4 km nga Tre Urat në kufi me Shqipërinë, që e vizitojnë deri dhjetë mijë turistë në vit nga Europa. Le të merret shembull. Në vendet e zhvilluara, pranë çdo monumenti natyre a historik, ka të vendosur postera të bukur në tabela metalike, ku bëhet përshkrimi i tyre, që turisti të kuptojë, mësojë dhe vlerësoje monumentin që sheh, ka tabela treguese nëpër rrugët për këto monumente. Për fat të keq, në vendin tonë nuk sheh informacion të tillë shumë të vlefshëm. Duhen përgatitur dhe botuar edhe guidat në gjuhë të ndryshme, krahas edhe formimit të shoqëruesve të turistave, të cilët njohin mirë vendet, historinë, muzikën dhe etnografnë e trevës. Por, po kaqë është i domosdoshëm edhe ndërtimi i muzeumeve lokalë të qytetit dhe fshatrave. Në botë, edhe në fshatrat më të lagët, që vizitohen nga turistët ka shtëpiza e dhoma muze ku tregohet se kush dhe si ka banuar në këtë fshat, ç'kanë bërë dhe si kanë jetuar. Si janë veshur, si kanë kënduar e vallëzuar.

Jam plotësisht i bindur që përmetarët do të ngrenë në nivele të reja më të larta traditat e të parëve dhe do ta bëjnë krahinën një ndër më të zhvilluarat e vendit.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**Gazeta PERMËTI,** 18 tetor 2013

**NAFTA, GAZI DHE MINERALET E NGURTA NĒN DRITĒN E RILINDASVE**

Rilindasi i Madh Sami Frashëri, nē librin e tij "Shqipēria, ç'ka qēnē, ç' ēshtē dhe ç'do tē jetē" (1899), ku shkroi "***Metaletë do të kërkohenë nëpër të gjith' anët e Shqipërisë e të nxirrenë kudo të gjendenë..... Në kryeqytet të Shqipërisë, përveç shkollave të dyta e të tretat do të jetë një gjithmësime (Universitet)....një këshillë diturie (akademië) duhet të jetë në kryeqytet....për të shpënë përpara dhe shkronjënë, istorinë, dhekërkonjënë (gjeologjia), metalet e të tjera punëra të Shqipërisë....***."

Në veprën e tij "Probleme Shqiptare" Mehdi Frashëri shkroi "…Në kohën e arthme të afërt, vajguri i Shqipërisë si në Kuçovë ashtu edhe në Pathos, … formon një burim pasurie kombëtare dhe një objekt të rëndësishëm për të ardhurat e shtetit" dhe se "…në Shqipëri janë shfaqur disa xehe që po të shfrytëzohen me methodha edhe me mënyra të arsyeshme mund të shërbejnë për zhvillimin e ekonomisë dhe të industrisë së vendit, dhe mund t'i sjellin edhe shtetit një të ardhur të mirë. Xehet në fjalë janë: Sera e Selenicës në qarkun e Vlorës; Vajguri i Kuçovës dhe i Patozit në qarkun e Beratit dhe në Mallakastër; Bakri në Pukë dhe në Rubik në qarkun e Shkodrës dhe të Mirditës; Hekuri në luginën e Shkumbinit të lartë, midis Librazhdit e Pogradecit; Kromi në qarkun e sipërpërmëndur; Kromi dhe boksidi në qarkun e Kukësit (Prefektura e Kosovës); Qymyr-ligniti në katundet Mbrorje – Drenovë, Krrabën e Tiranës". Më tej ai apelon:

*"…Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë një rëndësi aqë të madhe sa lot një rol kryesor edhe në politikën e jashtëme të shteteve.* ***Për këto arsye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj'anë, për t'i dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll; në ç'do rasë monopolizimi i kaburanteve në duart e huaja, është një vetvrasje, se në rast nevoje shtetit i mungon faktori kryesor i çdo lëvizje***"

Për të realizuar zhvillimin e Shqipërisë, Sami Frashëri kërkon të "…krijohet një universitet, i frymëzuar me shkencat aplikative….Fakulteti i inxhinjerisë duhet të përfshijë të gjitha specialitetet…Ky institut i lartë, do të krijojë kulturën shqipëtare dhe shtatmadhorinë intelektuale të kombit tonë."

Në vitet njëzet-tridhjetë u zbuluan dhe filloi nxjerrja e naftës në Kuçovë, e mineraleve të bakrit në Rubik dhe pak më vonë edhe nxjerrja e kromit, etj.

Programi i rilindasve u vu nē jetē pas çlirimit tē vendit, kur kērkimi dhe nxjerrja e naftēs dhe mineraleve tē tjerē tē dobishēm ishin pērparēsi, gur themeli i zhvillimit tē qēndrueshēm tē ekonomisē shqiptare. Ky zhvillim shkoi krahas edhe me formimin e specialistēve tē degēve tē ndryshme tē gjeoshkencave dhe minierave. Pēr tē argumentuar kapacitetet e industrisē shqiptare tē naftēs e gazit dhe asaj minerare mjafton tē pērmendim prodhimin maksimal tē arritur nē vit:

- 1,007,000 ton/v baker (1984),

- 960,000 ton/v kromite (1984),
- 2.250.000 ton/v naftē (1973).
- Deri nē vitin 1990 u nxorrēn 49, 5 milion ton naftē, rreth 12 millon $m^3$ gaz, dhe 47 milion ton qymyr.

Pēr fat tē keq gjatē periudhēs se tranzicionit 1990 to 2010 dhe më pas, ēshtē zvogēluar nē mēnyrē drastike nxjerrja e mineraleve dhe i naftēs e gazit. Sipas IINSTAT,prodhimi mineral kishte rēnē 4 herē nē vititin 2001.

Të gjithë brezat e gjeofizikanëve, nga më të vjetërit e deri tek ata që janë diplomuar vitet e fundit, me pasion, këmbëngulje, vullnet e disiplinë, realizuan detyrat e tyre, zhvilluan gjeofizikën shqiptare, dhanë kontribut të shquar në kërkimet e vendburimeve të naftës dhe të gazit (Marinzë, Arrëz, Kallm-Verri, Cakran, Mollaj, Amonicë, Divjakë, Frakull, Povelçë, Durrës-shelf, etj.), të shumë vendburimeve të bakrit (Gjegjan, Tuçi lindor, Kaçinar, Qafë Bari, Palucë, Lak Roshi, Munellë, Golaj-Nikoliq, Palaj-Karmë, Perlat, Rehovë, etj.) dhe mineraleve të tjerë të dobishëm, në studimet gjeologjike krahinore të Albanideve dhe e bënë të njohur atë tej kufinjve të vendit. Janë me dhjetra artikuj të botuar në periodikun shkencor ndërkombëtar dhe të referuar me sukses nga gjeofizikanët shqiptarë, në forume shkencore madhore ndërkombëtare, duke u renditur midis ambasadorëve më të mirë shqiptarë në komunitetin ndërkombëtar.

Për fat të keq, gjatë viteve të tranzicionit tejet të vështirë, ashtu si edhe në kërkimet gjeologjike dhe veprimtari të tjera shkencore, edhe gjeofizika shkoi në tatëpjetë. Janë prishur ndërmarrjet gjeofizike, vëllimi i punimeve për kërkimin e mineraleve të dobishëm të ngurta ka rënë në minimumin e mundshëm, si edhe kërkimet e vendburimeve të naftës dhe të gazit nga gjeofizikët shqiptarë. Në Fakultet u përgatiten inxhinjerët e fundit, tashmë dega e gjeofizikës është mbyllur. Shumë nga gjeofizikanët më të mirë kanë emigruar dhe punojnë në specialitetin e tyre në Francë, SH.B.A., Kanada etj.

Interpretimi i vrojtimet gjeofizike me aparaturat moderne dhe programe për përpunimin e tyre janë për studimet e shkencave të tokës e ato gjeologjike, siç janë radioskopia e radiografia, skaneri dhe ekot, rezonanca magnetike dhe sondat e ndryshme për diagnozën në mjeksi. Në se sot nuk do të vlerësojmë përdorimin e gjeofizikës, atëhere kërkimet gjeologjike të mineraleve të dobishme, të studimit të truallit për ndërtim, të studimeve mjedisore dhe të vlerësimeve të rreziqeve gjeologjike, do të kthehen në nivelin e atyre që kryheshin në shekullin e nëntëmbëdhjetë.

***Prandaj pēr tē realizuar Rilindjen sot dhe pēr tē siguruar zhvillimin e qēndrueshēm tē ekonomisē shqiptare nē tē ardhmen, kērkimi dhe nxjerrja e naftēs, gazit dhe e mineraleve tē ngurta duhet tē jenē pērsēri njē pērparēsi. Dhe bashkē me kērkimin gjeologjik duhet tē rilindē edhe gjeofizika.***

Alfred Frash*ēri*

**Gazeta TELEGRAF,** 7 tetor 2013

**SHQIPËRI A QË TË PËRPAROJË DUHET TË VËRË NË JETË MËSIMET E RILINDASVE**

**QË NA I DHANË 135 VJET MË PARË**

*"Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr"*
Naim Frashëri

*"....a thue m'kto vorre sod ndo 'i kunorë Atdheu ka per t'u a çuem*
*Si peng çmimit e bindijet e nderjet*
*Per shka ata psuene per Liri t'bekueme?"*
Gjergj Fishta

Shqiptarët kremtojnë 135 vjetorin e Lidhja Shqiptare e Prizrenit më 10 qershor 2013, si edhe më 25 maj 167 vjetorin e ditëlindjes së Naim Frashërit, poetit tonë të dashur. Këto ngjarje dhe mbresat nga vizita në Shtëpinë Muze të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit më nxitën të bëj pyetjen: Si dhe sa i kemi zbatuar në këta 135 vjet mësimet e rilindave, në ballë të të cilëvë qëndronin vëllezërit Frashëri Abdyli, Naimi dhe Samiu? Sa e kemi jusitifikuar deri më sot gjakun dhe djersën e shqiptarëve të derdhur në shekuj për liri e pavarësi dhe përparim?

Në atë shtëpi muze, e cila gjatë luftës në Kosovë u dogj, "çuditërisht" ndër të parat, por që kosovarët e rindërtuan atë të parën godinë, janë ekspozuar shumë fotografi të kohës dhe dokumente, dy prej të cilave më bënë shumë përshtypje: Fotografia e krerëve të Lidhjes dhe një poster me strukturën e shtetit demokratik që i duhet Shqipërisë për të qënë e lirë dhe e pavarur.

**ORGANIZIMI I SHTETIT SHQIPTAR SIPAS PLATFORMES SE LIDHJES SHQIPTARE TE PRIZRENIT**



**Abdyl Frashëri** ishte atdhetari, politikani, diplomati, organizatori më i shquar i Rilindjes Shqiptare në shekullin e 19-të. Qëndroi në ballë dhe i priu luftës për pavarësi dhe tërësinë e trojeve shqiptare. Abdyli na mësoi ne shqiptarëve dhe u tregoi të huajve se "**Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten**".

Ai dallua si personalitet politik atdhetar që iu kundërvu rrezikut të copëtimit të trojeve shqiptare dhe synimeve dhe veprimtarisë së fqinjëve të Shqipërisë. Si kryetar i Komitetit Shqiptar të Janinës dhe i Komitetit Qëndror të Stambollit për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare, Abdyl Frashëri përpiloi projekt deklaratën për pavarësinë e Shqipërisë dhe ishte njëri ndër autorët kryesorë të platformës politike, të cilën e publikoi gjatë pranverës së vitit 1878 nëpërmjet organeve të ndryshme të shtypit europian.




Si atdhetar i aksionit, në periudhën 1878-1881, veprimtaria kryesore e Abdyl Frashërit ishte drejtuar në organizimin dhe aktivitetin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Lidhja, pas formimit në 10 qershor të vitit 1878 në Prizren, adaptoi platformën e përgatitur nga Abdyli, i cili me këtë prezantoi vehten si drejtues i Lidhjes, së toku me Ymer Prizrenin, Sulejman Vokshin, Vaso Pashën, etj. Asambleja e Lidhjes e zgjodhi kryetar të Komitetit të Punëve të Jashtme. Abdyl Frashëshëri kryesoi delegacionin shqiptar të Lidhjes së Prizrenit për ti parashtruar Kongresit të Berlinit, më 13 qershor 1878, kërkesën për të drejtat e Shqipërisë. Me qenëse atje çështja shqiptare atje nuk gjeti përkrahje, ai në 1879 udhëtoi në kryeqytetet kryesore të fuqive të mëdha për të mbrojtur integritetin e tokave të Shqipërisë, dhe të drejtat e shqiptarëve.

Abdyl Frashëri drejtoi ose mori pjesë në disa kuvende , si në Kuvendin e Janinës (24 korrik 1878), në Asamblenë e parë të Dibrës (1 nëntor 1878), Kuvendin e dytë të Frashërit (qershor 1880), Asamblenë Kombëtare të Gjirokastrës (23 korrik 1880) etj., ku foli për vendimin lidhur me krijimin e shtetit shqiptar autonom, duke **përkrahur luftën e armatosur të shqiptarëve** dhe punoi për projektin e krijimit të një qeverie të përkohshme shqiptare. Ai ishtë anëtar i qeverisë ad interim që u formua në Prizren në fillimin e vitit 1881, duke dhënë një kontribut të madh për përgatitjet politike dhe ushtarake për të mbrojtur autonominë kundër ekspeditave ushtarake otomane.

Pas shtypjes së Lidhjes, u denua me vdekje nga gjykata ormane, dënim i kthyer në burgim të përjetshem. Bëri 3 vjet burg (1882-1885) dhe u lirua për arsye shëndetësore, me kusht që të mos merrej me veprimtari

politike. Por Abdyl Frashëri vijoi rrugën e vet të luftës dhe përpjekjeve për bërjen e Shipërisë. Më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi "*….Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht ...., janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar pavarësinë e tyre…Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit ....*".

Abdyl Frashëri vdiq 23 tetor1892. Eshtrat e tij u sollën në Tiranë në vitin 1978, në 100 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Heroit, populli i thuri këngën:

*"Të lutem moj baltë e varrit/ mos i rëndo mëmëdhetarit/ po bëji ndere shqiptarit./ Abdyl beu ngreu nga varri,/shtiri sytë nga perëndimi/ të shohësh Adriatiknë/ që u bë i Shqipërisë./ Sse ti luftove dhe punove deri sa vdiqe!"*

ndërsa populli i Himarës i këndoi:

"*Abdyl prishe pasurinë,/ një barrë flori./ Hype vaporit e shkove,/ Vajte në Berlin ,/ Vajte te Bismarku brenda,/ ndenje në skamni./ Dhe Bismarku të pëjeti:/ "Djalë, nga je ti?"/ "Unë jam nga Shqipëria,/ Abdyl Frashëri,/ i rritur në ato male/ Me libra në gji./ Mos e bëni pjesë-pjesë,/ sikur s'ka njeri./ S'jemi grek' as bullgarë/ as nga Mali Zi,/ Jemi vetëm shqiptarë/ dhe duam liri./ Do luftojmë që të gjithë/ sa të vritemi*".

Në këto përpjekje dhe luftë të shqiparëve, përkrah vëllai të tij të madh u rrjeshtua edhe **Naimi**. Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve:

"*O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë,/ të ditur, të dëgjuar u burra luftëtarë,/ sikundër të bashkuar, që ndodheshim të tërë,/ të besësë për kombin e miq për jetë bërë/ lispet dhe sot të jemi, si kemi qem' një herë/ të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë*".

dhe hodhi kushtrimin: ***Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë***.

Dashurinë për atdheun e këndoi shqip në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi":

"***Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar***
***Zemrënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr***"

dhe u mësoi shqiptarëve në "Historia e Skënderbeut": "*hapni sytë dhe punoni,/ të gjithë për Shqipërinë,/ tjetërë gjë mos kërkoni/ ajo sjell mirësinë", si* dhe në Fjalëtë e të Urtët :

*"Njeriu po s'deshi kombin e tija/ E mëmëdhënë,/ Nuk ka pjesë nga njerëzia/ S'do as vethenë"/*

Naim Frasheri na mesoi edhe se pjesë e cilës botë jemi ne shqiptarët, kur shkruan:

*/Nga gjithë ç'kemi kënduar/ Për të njohur vetëhenë/ Kaqë gjë kemi mësuarë/ Të nderojmë mëmëdhenë/…./ Jak' o ditë e bekuar/ Që lind nga perëndon!/ At'an' e ke ndriçuar / E ne pse na harron?*

**Ne sot flasim në gjuhën shqip të bukur të Naimit**.

Prandaj, i pikëlluar kur vdiq Naimi, shkroi poeti i madh i Lunxherisë, Andon Zako Çajupi:
*"Vdiq Naimi! Vdiq Naimi!/ Moj e mjera Shqipëri/ Mëndeje-larti, zemër-trimi/ Vjershëtori si ai!"*
Naimi ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është për ne ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët. Ai ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909).

Kurse At Gjergj Fishta, me aq dashuri shkroi në vjershën "Gjuha shqype": "*Porsi kanga e zogut t'verës,/qi vallzon n'blerim të prillit;/porsi i ambli fllad i erës,/qi lmon gjijt e drandofillit;/porsi vala e bregut t'detit,/porsi gjama e rrfés zhgjetare,/porsi ushtima e nji tërmetit,/ngjashtu a gjuha e jonë shqyptare".*

Në një rradhë më ta, në ballë të luftës për çështjen shqiptare dhe pavarësinë e Shqipërisë, qëndronte edhe vëllai më i vogël i tyre **Samiu.** Ai botoi më 1899 ***manifestin politik e ideologjik të Rilindjes*** "Shqipëria, ç'ka

qenë, ç'është e çdo të bëhet", i cili përgjithësoi rezultatet e luftës dhe përpjekjeve të shqiptarëve në atë fund shekullli të 19-të dhe ndriçoi rrugën nëpër të cilën duhet ecur. Me këtë libër, Sami Frashëri synon që të ndërgjegjësojë shqiptarët por edhe të huajt se "*Ne jemi m'i vjetri komp i Evropësë. Kemi të drejtë në dhet' t' Evropësë më tepër se çdo komp. Këtë të drejtë të shënjtëruarë shqiptarët janë të zottë të ruajnë e ta kërkojnë edhe me armë në dorë*". Ai u tregoi se "*Shqiptarët flasin një nga më të vjetrat' e më të bukura gjuhë të dheut*"...*dhe* "*Shënjë e kombësisë është gjuha; çdo komp mbahetë me gjuhët*". Ai u tregon shqiptarëve gjendjen e mjerueshme në të cilën ndodheshin si pasojë e pushtimit osman, kur shkruan " *Shqiptarët janë robër të poshtuar e t'unjurë, të shkelur të çpërnderë*". Prandaj ai u tregoi shqiptarëve rrugën e shpëtimit: "*..duhet të jenë të zottë të ruajnë vetë më hetëhe vendin e tyre e të mos varenë më Tyrqinë, e cia s'është e zonja për vetëhe të saj*", të cilën ai e quante "*të vdekur*" që duhet varrosur sa më parë. Shqiptarët nuk duhet të qëndronin më të lidhur me Perandorinë Osmane se "*është vdekje e Shqipërisë*" dhe se Shqiparia do të groposej nën gërmadhat e asaj perandorie. Krahas kësaj ai u tregoi shqiptarëve edhe rrezikun nga fqinjët lakmimtarë, "*Kombetë që kanë rrethuar Shqipërinë duan ta copëtojnë e ta ndajnë në mes tyre*". Samiu i vlerëson si rrezik të madh edhe përçarja dhe grindjet midis vehtes, si rrjedhojë e përçarjes fetare dhe padijes. Samiu thekson me të madhe se "***Shpëtimi a humbja e Shqipërisë është dë dorë të shqiptarëve***". Ai u tregon se "***Shqiptarët duhet ti marrin ato që duan me pahir, t'i kërkojnë me fjalë port ë kenë edhe pushkën plot***..."(faqe 69).

Pasi analizon gjendjen e Shqipërisë dhe shqiptarëve, në këtë manifest, Sami Frashëri parashtron të argumentuar platformën që duhej venë në jetë nga shqiptarët për ndërtimin e një shteti të pavarur e të përparuar, pas çlirimit nga zgjedha osmane dhe mbrojtjes së tërësisë së vendit**. Ai tregoi se Shqipërisë i duhej një shtet modern dhe jo një sulltanat: *"Po ç'i duhetë Shqipërisë një njeri në krye të qeverisë? Një mbret a pric do të prishë më shumë se s'ia ka fuqinë vëndi ynë, do të na prishë edhe vëtiatë tona duke marrë ca nga na nënë sqetullë e duke ftohur të tjerët*"** (faqe 70). Ai shkroi "***Në ka gjën, për të cilët shqiptarët duhet të kujdesen me të teprë, ajo pa dyshim është diturija" dhe përcaktoi rrugët për këtë, nga shkollat fillore deri në universitetet dhe akadminë***. Po me kaqë përkushtim përcaktoi edhe organizimin e shtetit, institucionet e tij, ushtërinë, kufinjtë e vendit, si edhe "punërat e përgjithëshme" qe duhen bërë: rrugët, hekurudhat, portet, sistemimi i lumenjve dhe tharja e kënetave, nxjerrjen e mineraleve, pyjet dhe bujqësinë. Dhe pas tyre bën thirrjen: "*O burra-ni, o shqiptarë! Zihuni me të dy duart në besët, në lidhje e në bashkimt, se kjo do t'ju shpëtonjë. Jo po në mos init ë humburë. Mos vështroni bes e fe: myslimanë, katolikë, orthodhoksë, gjithë shqiptarëtë, sa janë e tek janë, janë vëllezër. Gjithë duhet të bashkohenë nënë flamurin e shënjtëruar të Shqipërisë*".

Është lapidar thënia e tij: "***Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme***".

Dhe, që nga shekulli i robërisë së rëndë, na la amanet dhe na porositi Samiu i Madh, që me aqë madhështi kanë qënë renditur në hyrje të Shtëpisë Muzë të Vëllezërve Frashëri, në Frashër, por që sot për fat të keq i kanë hequr :

- Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë,
- Fetë i përçajnë kombet,
- Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest,
- Shqipëria është një dhe e pandarë,
- Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit,
- S'ka në jetë më i lik njeri se tradhëtari i kombit dhe i mëmëdheut,
- M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun,
- Një njeri sa do të mira të ketë për veten e tij s'mund të jetë faqebardhë, do të ketë kombin dhe mëmëdheun e vet fatzi,
- Të hiqet Turqia dhe të vijë një sundues tjetër, është sikur një shtazë të ndërojë samarin dhe jo lirinë.

Mbrojtja e tërësië së trojeve shqiptare ishte në qendër të vëmendjes të gjithë rilindasve. At Gjergj Fishta tregoi: *"Gjall Lirin' na nuk e lshojmë/S'njohim mbret as krajl të huej./Zoti n'qiell e na mbi tokë:/Me gjithkënd vllazen e shokë,/Por se i cili m'cak të vet./" dhe n*ë poemën "Lahuta e Malësisë": bë*ri thirrjen "Për*

*Shipni t'mos u dhimet jeta./Ma mirë dekë nën dhe me u kja/Se me marre gjallë mbi dhe/Për dhe t'vet kush dekë ka ra/Ai s'ka vdekun, por ka le./". Ai ka luftuar edhe p*ër një shtet të së drejtës, kur në vitin 1902, në vjershën "Momi" tregoi se: *"M' kambe kryekungujt prej si u vune,/Duel padija n' krye te vendit;/Njerzt e kenun u poshtnuene,/Mbeten t'urtit jashte kuvendit." Dhe n*ë vjershën "Korrupsioni": *"Qi të mjerës moj Shqypni/Kthellë hi i keni në mushkni,/Pa dhimbë gjakun tuj ia pi,/".*

Po pse i rendita mesimet e Rilindasve, vetëm për ti kujtuar e nderuar? Jo, por për të analizuar ç'kemi bërë këto njëqind vjet pas shpalljes së pavarësisë, ç'po bëjmë sot dhe ku na shpie rruga e nisur.

Nuk ka nevojë për shumë komente që të argumentohet së në këtë shek ull pas shpalljes së pavarësisë, ne jo vetëm që nuk zbatuam porositë kryesore të gjithë Rilindasve por kemi ecur edhe në të kundërt:

Nuk patëm një shtet ligjor në shekullin që kaloi, dhe nuk e kemi edhe sot. Shteti shqiptar ka qënë një mbretëri, pastaj një diktaturë partiake dhe asnjëherë nuk ka qënë zbatuar skema për qeverisjen e vendit, të paraqitur qysh në Lidhjen e Prizrenit me rolin vendimtar të parlamentit të zgjedhur nga sovrani dhe me institucione shteterore të pavarura dhe të kontrollueshme. Gjendja e një shteti të tillë detyruan shqiptarin të braktisë atdheun e vet në përmasa biblike, duke filluar me 5.200 shqiptarët që thyen muret e ambasadave më 2 korrik 1990 për të ikur nga sytë këmbët. Ky eksod u pasua nga ai i gushtit 1991, ku shqiptaret mbushen vaporët e gomonet dhe i ranë detit tej e për tej, kaluan shtigjet nëpër hone në malet me dëborë. Dhe ikja vazhdon edhe sot e kësaj dite. Sot ka mbi 1.5 milon shqiptarë në emigracion dhe këta janë pjesa më e gjallë dhe më e kualifikuar e kombit. U rritën fëmijët jetimë dhe punojnë argatë në dyert e botës. Pleqtë po mbyllin sytë në vetmi.

Klasa politike gjatë këtij njëqind vjetori e ka hedhur poshtë mësimin e Abdylit: "***Do të vijë dita kur Europa do të bindet se shqiptarët i shërbejnë çështjes së njerëzimit dhe të qytetërimit më mire se çdo popull tjetër i lindjes…….Shqipëria meriton pavarësinë më tepër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten".*** Nuk u bëmë të denjë për të gëzuar respektin e Europës. Mbetëm të fundit në Ballkan për tu bashkuar me Europën. Dhe, siç thotë populli, bathët tregojnë se janë larg pashkët.








Ikën nga sytë këmbët, nëpër detin Adriatik dhe rrëpirat e thepisura të maleve të Pindit.

Kemi hedhur poshtë porositë e Samiut: "***Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit. Fetë i përçajnë kombet dhe Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest*. *..Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme".*** Sot jemi ndarë në dhjetra e dhjetra parti armike më njëra tjetrën aq sa paraqiten 66 parti për zgjedhjet e 23 qershorit 2013. Jemi ndarë jo vetëm në tre fe, por edhe në më shumë sekte fetare se sa gishtat e duarve, **në veriorë dhe jugorë**, etj. etj. Ka gjetur zbatim parulla "përça dhe sundo". Në ndryshim nga bota e përparuar është kthyer në sistem çiflikëzimi i partive politike, dukuri e pa pranueshme për demokracinë. Është bërë e modës, për çdo prekje të interesit personal të krijohet një partiçkë e re. Ehe partitë janë ndërtuar me stilin e sulltanatit, ku ligjin e bën kryetari i përjetshëm, ku militantët shndërrohen në sejmenë, ku ligji "qepet" si xhaketë- "të më rrijë mire mua!".

S'po na pëlqenka më gjuha shqipe, gjuhës që Naimi i këndoi "***Pa shihni ç'gjuhë e mirë!/Sa shije ka e hije/ç'e bukur' dhe e dlirë,/si gjuhë perëndie***/. Dhe broçkullisin sot politikanë e shtetarë, madje edhe akademikë, fjalime boshe me më shumë fjalë të huaja, të cilave nuk u dinë as kuptimin, se sa me fjalë shqip. Shikoni dhe dëgjoni emisione televizive të stacioneve me emra jo shqip, lexoni gazetat madje dhe librat shkollorë dhe do te gjeni se edhe edhe për "pamjen e fytyrës" përdorin fjalën "luk", që nuk përdorin fjalën e bukur shqip "zgjimi", që përdorin "show" në vend të fjalës shqip "shfaqje", "kurrikula" në vend të "plane mësimore" etj., etj. Shikoni emërat e lokaleve dhe reklamat e tyre në rrugët e qyteteve. Nëpër rrugët e Shqipërisë, madje edhe në murret e shkollave, gjen të shkrojtur thirrjen "Jeta **osh** qejf". Nëse nuk janë dell budallallëku, janë ligësi, për të zhbërë gjuhën shqipe. I madhi Filip Shiroka, qysh më 1898 "**Si po prishet gjuha shqype**? shkroi me dhëmshuri, në vjershën ": *Çojmë n'dhe t'huej djalin m'u msue,/kombin tonë m'e përparue,/dhen tonë m'e nderuemun;/rri n'shkollë djali pesë - gjashtë vjet,/kur vjen n'Shkodër, shqyp nuk flet,/Shqypen ka harruemun!!!!/kur flet shqyp, asht çud m'e ndi/**Gjys-për-gjys tue e përzi/.me fjalt t'gjuhve t'hueja**!.**E kshtu gjuha po shëmtohet,/dhe kshtu kombi po mjerohet/**.*

Dhe pa gjuhë nuk ka komb. Prandaj edhe shpata e aradhës së antishiptarizmit ka rënë sot mbi gjuhën standard shqipe.

Ne u karakterizuam këta njëzet vjetët e të ashtuquajturit "tranzicion" në vetshkatërruesit më të mëdhenj të vendit, në të gjithë historinë e Shqipërisë. Nën thirrjen "terapia e shokut", prishëm në rrënjë industrinë e ngritur me djersën dhe gjakun e shqiptarëve, mbyllem minierat dhe ato që janë hapur shfrytëzohen barbarisht nga të huajt, shkatërruam sistemet e ujitjes dhe të kullimit të tokave bujqësore dhe sot përmbytemi, shkatërruam pyjet dhe shkaktuam një erosion të parapë, shkatërruam bregdetin më betonim,si edhe nga llumrat e shplara nga erozioni, qe lumenjtë shkarkojnë në det, shfrytëzojmë hidrocentralet por nuk studiojmë mbushjen e tyre me llumra që sjellin lumenjtë në liqenet e tyre, duke lënë në panjohje kapacitetin energjetik të tyre, shkatërruam sistemin arsimor me të ashtuquajturat tekste alternative të zgjedhura nga mësuesi dhe kompanitë e Sudeve i zëvendësuam me universitete private, më një numur të paparë në asnjë vend të botës mbarë, që janë kioska diplomash për të gënjyer rininë, universitet pulike janë lenë në gjendje të mjeruar për kërkimet shkencore, botimin e librave e praktikat e nevojshme ne terren, duke u hequr atyre bazën e dallimit nga shkolla e mesme. Institutet shkencore në përgjithësi janë mbyllur, madje edhe ata nga më kryesorët si Instituti Gjeologjik i Naftës dhe i Gazit, Instituti i Tokave, Intituti i Studimeve dhe Projektimeve Hidroteknike etj., etj. Edhe Akademia e Shkencave është kthyer në një institucion honorifik, pa asnjë institut shkencor. Kantieret e naftës shfrytëzohen gjithashtu nga të huajt dhe si edhe minirat e xeherorëve. Për naftën dhe xeherorët nuk jepen të dhëna se sa nxirret dhe sa përfiton shteti shqiptar nga ato, sa punëtorë kanë qënë të punësuar dhe sa punojnë sot në ato industri. Në librin e tij "Probleme shqiptare" (tetor 1943), Mehdi Frashëri ka shkruar: "*Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë rëndësi kaqë të mdhe sa lot një rol kryesor në politikën e jashtëme të shteteve. Për këto arësye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj'anë për ti dhënë të ardhura të*

*mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll; Çdo masë monopolizimi i karburanteve në duart e huaja, është një vetë-vrasje, se në rast nevoje shteti i mungon faktori kryesor i çdo lëvizje*".

Këto rrënime, si edhe parulla "drejt Tiranës dhe Durrësit për një jetë më të mirë" sollën edhe ndryshime thellbësore në strukturën e popullsisë. Ështe e drejtë e ligjëshme dhe dëshirë e justifikuar që njerëzit të shkojnë atje ku sigurojnë një jetë më të mirë dhe më të begatë. Por në mbarë botën, këto migrime të popullsisë janë bërë në përgjigje të domosdoshmërisë për për të plotësuar kërkesat për vende të lira pune: U ngrit industria, kërkoi krahë pune, u ndërtuan edhe qytetet mbi dhjetë milionë banorë. Madje edhe në Shqipëri ka qenë  zbatuar kjo përvojë. U ndërtua kombinati i tekstilit në Tiranë, u ngrit edhe lagja e Kombinatit ku banonin punonjësit e tij. U ngrit uzina e superfosfaqit, u ndërtua edhe qyteti i ri i Laçit, e kështu Bulqiza e Memaliaj, Prenjasi, u zmadhuan dhe u bënë qytete të mëdha Fieri, Elbasani, etj., etj.



Shkatërrimi i pyjeve në Qafë Mali



Fabrika e pasurimit të mineralit  te bakrit në Reps të Mirditës

Në vitet e tranzicionit, Tirana nga 244.000 banorë që kishte në vitin 1990 ka arritur në 830.000 banorë, me një dendësi 14.746 banorë/km$^2$ në qytet dhe 10.533 në rreth , pa patur objektet prodhuese ku të punonin njerëzit dhe të fitonin për të rrojtur më mirë. Ky migracion brenda vendit ndryshoi rrënjësisht hartën e strukturës së popullsisë sipas densitetit të banorëve së Shqipërisë. Shumica e rretheve kufitare, edhe disa nga të Shqipërisë veriore dhe jugure janë pothuajse përgjysmnuar nga dendësia e banorëve për kilometër katror, duke arritur si në Leskovik me një dendësi 1,8 banorë në një kilometër katror. Përshembull, vetëm për nje vit, Malësia e Madhe në veri të Shkodrës më 2003 kishte dendësi 51-100 banorë/km$^2$ më 2004 kishte 41,2 banorë/km$^2$,  rrethi i Pukës nga 21-50 banorë/km$^2$ në 32,88 banorë/km$^2$,  rrethi Përmetit nga 21-50 banorë/km$^2$ në 27,98 banorë/km$^2$  në 2004, etj. Tashmë janë me dhjetra fshatra të rënuara, që kanë qenë të bukura e të begata, të cilat  kthyera në fshatra fantazëm, ku heqin keq vetëm disa pleq.  Kjo dukuri solli edhe rritjen e papunësisë në vend, pakësimin drastik të tokës së bukës, pamundësinë e zhvillimit të tregëtisë ndërkufitare, nuk mirembahen masive pyjore, toka e bukës etj, etj. Ndërtimet e bëra janë pa asnjë plan urbanizues, që të krijojë kushtet për një jetë të qytetëruar, të një qyteti europian ku duam të bashkohemi. Godinat janë bërë vend e pa vend, pa studime inxhinierike dhe sot shkatërrohen nga rrëshqitjet dhe erozioni. Dhe është për të ardhur keq, se në fushatën parazgjedhore, nga të gjitha partitë bëhen premtime për hapjen e vendeve të punës, por asnjëra nuk ka treguar konkretisht, me emer, se çfarë do të ndërtojë dhe afatet, ku do ti ndërtojë dhe sa vende pune hapen për sejcilin objekt, në mënyrë që këto premtime të jenë bindëse, të përgjegjëshme dhe jo propagandë boshe.

Kjo analizë më krijon mundësinë të kuptoj edhe një dukuri tjetër: Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri, që u analizuan më lart. Kjo, sepse ç'bëhet sot bien ndesh me porositë e tyre. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër kulture për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. Organet kompetente hoqën edhe rojën e Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, duke e lënë atë pa mbrojtje si shumë monumente kulture të tjera, përfshirë edhe shtëpinë

muze te At Gergj Fishtës, e cila nëpërgjithësi nuk është ngritur, e Vaso Pashës etj. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua Ministria e Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit. Tani janë ringritur edhe zëra: meqë në Frashër dhe fshatrat e tjera të Dangëllisë na shumë pak banorë, të shkrihet Komuna e Frashërit, Komuna që duhet të ruhet si monument historik, sepse është Komunë shqiptare qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Ti harrohet emri i Frashërit e së toku me të edhe i Vëllezërve Frashëri dhe mësimet e tyre për Shqipërinë, duan disa. Këtë deshën edhe andarët grekë me 6 maj 1914 kur dogjën 318 shtëpi në Frashër (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh). Dhe kjo nuk është vetëm tronditëse, është vrasja e atdheut!

Me 25 maj 2013, në përkujtim të 167 vjetorit të ditlindjes së Naimit, bëmë homazh në Frashër për të nderuar vepren atdhetare të Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit dhe Rilindasve të tjerë. Shoqata Atdhetare Kulturore "Vëllezerit Frashëri" organizoi veprimtarine kulturore dhe konferencën shkencore “Kontributi madhor i Vëllezërve Frashëri në krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”. Ne vajtëm në Frashër dhe nderuam vehten! E kemi për nder dhe jo vetëm detyrë të nderojmë Rilindasit e mëdhenj Abdylin, Naimin dhe Samiun! Për fat të keq, edhe këtë vit, Ministria e Kulturës nuk ju përgjigj ftesës, si edhe gjatë dhjetë viteve të fundit.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI Tiranë, më 26 maj, 2013

Postuar në Face Book më 10 qershor 2013

*

**

**Ky artikull u botua nga gazetat Dita** 11 korrik 2013 **dhe Telegraf** 22 tetor 2013**:**

Botimi i gazetës **DITA**

**Shqipëria që të përparojë**

1 Postuar më: 11 Korrik, 2013 tek Kulture

“....a thue m’kto vorre sod ndo ‘i kunorë Atdheu ka per t’u a çuem Si peng çmimit e bindijet e nderjet

Per shka ata psuene per Liri t’bekueme?”

Gjergj Fishta



Shqiptarët kremtojnë përvjetorët e Lidhja Shqiptare e Prizrenit më 10 qershor 2013, si edhe më 25 maj ditëlindjen e Naim Frashërit, poetit tonë të dashur. Këto ngjarje dhe mbresat nga vizita në Shtëpinë Muze të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit më nxitën të bëj pyetjen: Si dhe sa i kemi zbatuar në këta 135 vjet mësimet e rilindave, në ballë të të cilëvë qëndronin vëllezërit Frashëri Abdyli, Naimi dhe Samiu? Sa e kemi jusitifikuar deri më sot gjakun dhe djersën e shqiptarëve të derdhur në shekuj për liri e pavarësi dhe përparim?

Në atë shtëpi muze, e cila gjatë luftës në Kosovë u dogj, "çuditërisht" ndër të parat, por që kosovarët e rindërtuan atë të parën godinë, janë ekspozuar shumë fotografi të kohës dhe dokumente, dy prej të cilave më bënë shumë përshtypje: Fotografia e krerëve të Lidhjes dhe një poster me strukturën e shtetit demokratik që i duhet Shqipërisë për të qënë e lirë dhe e pavarur.




ORGANIZIMI I SHTETIT SHQIPTAR SIPAS PLATFORMËS SË LIDHJES SHQPTARE TË

ORGANIZIMI I SHTETIT SHQIPTAR SIPAS PLATFORMËS SË LIDHJES SHQPTARE TË PRIZRENIT

KĒSHILLI QENDROR I PĒRGJITHSHĒM

Prokuroria e Pērgjithēshme Gjykata e Lartë

Komiteti Kombëtar (Qeveria)

Dikasteri i Dikasteri i sanxhakēve,

Kēshilli i kazave dhe Punes Botore Financave Mbrojtjes Nahijeve

Abdyl Frashëri ishte atdhetari, politikani, diplomati, organizatori më i shquar I Rilindjes Shqiptare në shekullin e 19-të. Qëndroi në ballë dhe i priu luftës për pavarësi dhe tërësinë e trojeve shqiptare. Abdyli na mësoi ne shqiptarëve dhe u tregoi të huajve se "Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten".

Ai dallua si personalitet politik atdhetar që iu kundërvu rrezikut të copëtimit të trojeve shqiptare dhe synimeve dhe veprimtarisë së fqinjëve të Shqipërisë. Si kryetar i Komitetit Shqiptar të Janinës dhe i Komitetit Qëndror të Stambollit për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare, Abdyl Frashëri përpiloi projekt deklaratën për pavarësinë e Shqipërisë dhe ishte njëri ndër autorët kryesorë të platformës politike, të cilën e publikoi gjatë pranverës së vitit 1878 nëpërmjet organeve të ndryshme të shtypit europian.

Si atdhetar i aksionit, në periudhën 1878-1881, veprimtaria kryesore e Abdyl Frashërit ishte drejtuar në organizimin dhe aktivitetin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Lidhja, pas formimit në 10 qershor të vitit 1878 në Prizren, adaptoi platformën e përgatitur nga Abdyli, i cili me këtë prezantoi vehten si drejtues i Lidhjes, së toku me Ymer Prizrenin, Sulejman Vokshin, Vaso Pashën, etj. Asambleja e Lidhjes e zgjodhi kryetar të Komitetit të Punëve të Jashtme. Abdyl Frashëshëri kryesoi delegacionin shqiptar të Lidhjes së Prizrenit për ti parashtruar Kongresit të Berlinit, më 13 qershor 1878, kërkesën për të drejtat e Shqipërisë. Me qenëse atje çështja shqiptare atje nuk gjeti përkrahje, ai në 1879 udhëtoi në kryeqytetet kryesore të fuqive të mëdha për të mbrojtur integritetin e tokave të Shqipërisë, dhe të drejtat e shqiptarëve.

Abdyl Frashëri drejtoi ose mori pjesë në disa kuvende , si në Kuvendin e Janinës (24 korrik 1878), në Asamblenë e parë të Dibrës (1 nëntor 1878), Kuvendin e dytë të Frashërit (qershor 1880), Asamblenë Kombëtare të Gjirokastrës (23 korrik 1880) etj., ku foli për vendimin lidhur me krijimin e shtetit shqiptar autonom, duke përkrahur

luftën e armatosur të shqiptarëve dhe punoi për projektin e krijimit të një qeverie të përkohshme shqiptare. Ai ishtë anëtar i qeverisë ad interim që u formua në Prizren në fillimin e vitit 1881, duke dhënë një kontribut të madh për përgatitjet politike dhe ushtarake për të mbrojtur autonominë kundër ekspeditave ushtarake otomane.

Pas shtypjes së Lidhjes, u denua me vdekje nga gjykata ormane, dënim i kthyer në burgim të përjetshem. Bëri 3 vjet burg (1882-1885) dhe u lirua për arsye shëndetësore, me kusht që të mos merrej me veprimtari politike. Por Abdyl Frashëri vijoi rrugën e vet të luftës dhe përpjekjeve për bërjen e Shipërisë. Më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi "....Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në

ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht ...., janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar pavarësinë e tyre...Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit ....".

Abdyl Frashëri vdiq 23 tetor1892. Eshtrat e tij u sollën në Tiranë në vitin 1978, në 100 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Heroit, populli i thuri këngën:

"Të lutem moj baltë e varrit/ mos i rëndo mëmëdhetarit/ po bëji ndere shqiptarit./ Abdyl beu ngreu nga varri,/shtiri sytë nga perëndimi/ të shohësh Adriatiknë/ që u bë i Shqipërisë./ Sse ti luftove dhe punove deri sa vdiqe!"

ndërsa populli i Himarës i këndoi:

"Abdyl prishe pasurinë,/ një barrë flori./ Hype vaporit e shkove,/ Vajte në Berlin ,/ Vajte te Bismarku brenda,/ ndenje në skamni./ Dhe Bismarku të pëjeti:/ "Djalë, nga je ti?"/ "Unë jam nga Shqipëria,/ Abdyl Frashëri,/ i rritur në ato male/ Me libra në gji./ Mos e bëni pjesë-pjesë,/ sikur s'ka njeri./ S'jemi grek' as bullgarë/ as nga Mali Zi,/ Jemi vetëm shqiptarë/ dhe duam liri./ Do luftojmë që të gjithë/ sa të vritemi".

Në këto përpjekje dhe luftë të shqiparëve, përkrah vëllai të tij të madh u rrjeshtua edhe Naimi. Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve:

"O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë,/ të ditur, të dëgjuar u burra luftëtarë,/ sikundër të bashkuar, që ndodheshim të tërë,/ të besësë për kombin e miq për jetë bërë/ lispet dhe sot të jemi, si kemi qem' një herë/ të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë".

dhe hodhi kushtrimin: Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë. Dashurinë për atdheun e këndoi shqip në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi": "Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar

Zemrënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr"

dhe u mësoi shqiptarëve në "Historia e Skënderbeut": "hapni sytë dhe punoni,/ të gjithë për Shqipërinë,/ tjetërë gjë mos kërkoni/ ajo sjell mirësinë", si dhe në Fjalëtë e të Urtët :

"Njeriu po s'deshi kombin e tija/ E mëmëdhënë,/ Nuk ka pjesë nga njerëzia/ S'do as vethenë"/

Naim Frasheri na mesoi edhe se pjesë e cilës botë jemi ne shqiptarët, kur shkruan:

/Nga gjithë ç'kemi kënduar/ Për të njohur vetëhenë/ Kaqë gjë kemi mësuarë/ Të nderojmë mëmëdhenë/..../ Jak' o ditë e bekuar/ Që lind nga perëndon!/ At'an' e ke ndriçuar / E ne pse na harron?

Ne sot flasim në gjuhën shqip të bukur të Naimit. Prandaj, i pikëlluar kur vdiq Naimi, shkroi poeti i madh i Lunxherisë, Andon Zako

Çajupi:

"Vdiq Naimi! Vdiq Naimi!/ Moj e mjera Shqipëri/ Mëndeje-larti, zemër-trimi/ Vjershëtori si ai!"

Naimi ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është për ne ç’ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët. Ai ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909).

Kurse At Gjergj Fishta, me aq dashuri shkroi në vjershën “Gjuha shqype”: “Porsi kanga e zogut t’verës,/qi vallzon n’blerim të prillit;/porsi i ambli fllad i erës,/qi lmon gjijt e drandofillit;/porsi vala e bregut t’detit,/porsi gjama e rrfés zhgjetare,/porsi ushtima e nji tërmetit,/ngjashtu a gjuha e jonë shqyptare”.

Në një rradhë më ta, në ballë të luftës për çështjen shqiptare dhe pavarësinë e Shqipërisë, qëndronte edhe vëllai më i vogël i tyre Samiu. Ai botoi më 1899 manifestin politik e ideologjik të Rilindjes “Shqipëria, ç’ka qenë, ç’është e çdo të bëhet”, i cili përgjithësoi rezultatet e luftës dhe përpjekjeve të shqiptarëve në atë fund shekullli të 19-të dhe ndriçoi rrugën nëpër të cilën duhet ecur. Me këtë libër, Sami Frashëri synon që të ndërgjegjësojë shqiptarët por edhe të huajt se “Ne jemi m’i vjetri komp i Evropësë. Kemi të drejtë në dhet’ t’ Evropësë më tepër se çdo komp. Këtë të drejtë të shënjtëruarë shqiptarët janë të zottë të ruajnë e ta kërkojnë edhe me armë në dorë”. Ai u tregoi se “Shqiptarët flasin një nga më të vjetrat’ e më të bukura gjuhë të dheut”...dhe “Shënjë e kombësisë është gjuha; çdo komp mbahetë me gjuhët”. Ai u tregon shqiptarëve gjendjen e mjerueshme në të cilën ndodheshin si pasojë e pushtimit osman, kur shkruan “ Shqiptarët janë robër të poshtuar e t’unjurë, të shkelur të çpërnderë”. Prandaj ai u tregoi shqiptarëve rrugën e shpëtimit: “..duhet të jenë të zottë të ruajnë vetë më hetëhe vendin e tyre e të mos varenë më Tyrqinë, e cia s’është e zonja

për vetëhe të saj”, të cilën ai e quante “të vdekur” që duhet varrosur sa më parë. Shqiptarët nuk duhet të qëndronin më të lidhur me Perandorinë Osmane se “është vdekje e Shqipërisë” dhe se Shqiparia do të groposej nën gërmadhat e asaj perandorie. Krahas kësaj ai u tregoi shqiptarëve edhe rrezikun nga fqinjët lakmimtarë, “Kombetë që kanë rrethuar Shqipërinë duan ta copëtojnë e ta ndajnë në mes tyre”. Samiu i vlerëson si rrezik të madh edhe përçarja dhe grindjet midis vehtes, si rrjedhojë e përçarjes fetare dhe padijes. Samiu thekson me të madhe se “Shpëtimi a humbja e Shqipërisë është dë dorë të shqiptarëve”. Ai u tregon se “Shqiptarët duhet ti marrin ato që duan me pahir, t’i kërkojnë me fjalë port ë kenë edhe pushkën plot...”(faqe 69).

Pasi analizon gjendjen e Shqipërisë dhe shqiptarëve, në këtë manifest, Sami Frashëri parashtron të argumentuar platformën që duhej venë në jetë nga shqiptarët për ndërtimin e një shteti të pavarur e të përparuar, pas çlirimit nga zgjedha osmane dhe mbrojtjes së tërësisë së vendit. Ai tregoi se Shqipërisë i duhej një shtet modern dhe jo një sulltanat: “Po ç’i duhetë Shqipërisë një njeri në krye të qeverisë? Një mbret a pric do të prishë më shumë se s’ia ka fuqinë vëndi ynë, do të na prishë edhe vëtiatë tona duke marrë ca nga na nënë sqetullë e duke ftohur të tjerët” (faqe 70). Ai shkroi “Në ka gjën, për të cilët shqiptarët duhet të kujdesen me të teprë, ajo pa dyshim është diturija” dhe përcaktoi rrugët për këtë, nga shkollat fillore deri në universitetet dhe akadminë. Po me kaqë përkushtim përcaktoi edhe organizimin e shtetit, institucionet e tij, ushtërinë, kufinjtë e vendit, si edhe “punërat e përgjithëshme” qe duhen bërë: rrugët, hekurudhat, portet, sistemimi i lumenjve dhe tharja e kënetave, nxjerrjen e mineraleve, pyjet dhe bujqësinë. Dhe pas tyre bën thirrjen: “O burrani, o shqiptarë! Zihuni me të dy duart në besët, në lidhje e në bashkimt, se kjo do t’ju shpëtonjë. Jo po në mos init ë humburë. Mos vështroni bes e fe: myslimanë, katolikë, orthodhoksë, gjithë shqiptarëtë, sa janë e tek janë, janë vëllezër. Gjithë duhet të bashkohenë nënë flamurin e shënjtëruar të Shqipërisë”.

Është lapidar thënia e tij: “Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme”.

Dhe, që nga shekulli i robërisë së rëndë, na la amanet dhe na porositi Samiu i Madh, që me aqë madhështi kanë qënë renditur në hyrje të Shtëpisë Muzë të Vëllezërve Frashëri, në Frashër, por që sot për fat të keq i kanë hequr :

- Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë, - Fetë i përçajnë kombet,

- Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest, - Shqipëria është një dhe e pandarë,

- Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit,

- S'ka në jetë më i lik njeri se tradhëtari i kombit dhe i mëmëdheut,

- M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun,

- Një njeri sa do të mira të ketë për veten e tij s'mund të jetë faqebardhë, do të ketë kombin dhe mëmëdheun e vet fatzi,

- Të hiqet Turqia dhe të vijë një sundues tjetër, është sikur një shtazë të ndërojë samarin dhe jo lirinë.

Mbrojtja e tërësië së trojeve shqiptare ishte në qendër të vëmendjes të gjithë rilindasve. At Gjergj Fishta tregoi: "Gjall Lirin' na nuk e lshojmë/S'njohim mbret as krajl të huej./Zoti n'qiell e na mbi tokë:/Me gjithkënd vllazen e shokë,/Por se i cili m'cak të vet./" dhe në poemën "Lahuta e Malësisë": bëri thirrjen "Për Shipni t'mos u dhimet jeta./Ma mirë dekë nën dhe me u kja/Se me marre gjallë mbi dhe/Për dhe t'vet kush dekë ka ra/Ai s'ka vdekun, por ka le./". Ai ka luftuar edhe për një shtet të së drejtës, kur në vitin 1902, në vjershën "Momi" tregoi se: "M' kambe kryekungujt prej si u vune,/Duel padija n' krye te vendit;/Njerzt e kenun u poshtnuene,/Mbeten t'urtit jashte kuvendit." Dhe në vjershën "Korrupsioni": "Qi të mjerës moj Shqypni/Kthellë hi i keni në mushkni,/Pa dhimbë gjakun tuj ia pi,/".

Po pse i rendita mesimet e Rilindasve, vetëm për ti kujtuar e nderuar? Jo, por për të analizuar ç'kemi bërë këto njëqind vjet pas shpalljes së pavarësisë, ç'po bëjmë sot dhe ku na shpie rruga e nisur.

Nuk ka nevojë për shumë komente që të argumentohet së në këtë shekull pas shpalljes së pavarësisë, ne jo vetëm që nuk zbatuam porositë kryesore të gjithë Rilindasve por kemi ecur edhe në të kundërt:

Po pse i rendita mesimet e Rilindasve, vetëm për ti kujtuar e nderuar? Jo, por për të analizuar ç'kemi bërë këto njëqind vjet pas shpalljes së pavarësisë, ç'po bëjmë sot dhe ku na shpie rruga e nisur.

Nuk ka nevojë për shumë komente që të argumentohet së në këtë shek ull pas shpalljes së pavarësisë, ne jo vetëm që nuk zbatuam porositë kryesore të gjithë Rilindasve por kemi ecur edhe në të kundërt:

Nuk patëm një shtet ligjor në shekullin që kaloi, dhe nuk e kemi edhe sot. Shteti shqiptar ka qënë një mbretëri, pastaj një diktaturë partiake dhe asnjëherë nuk ka qënë zbatuar skema për qeverisjen e vendit, të paraqitur qysh në Lidhjen e Prizrenit me rolin vendimtar të parlamentit të zgjedhur nga sovrani dhe me institucione shteterore të pavarura dhe të kontrollueshme. Gjendja e një shteti të tillë

detyruan shqiptarin të braktisë atdheun e vet në përmasa biblike, duke filluar me 5.200 shqiptarët që thyen muret e ambasadave më 2 korrik 1990 për të ikur nga sytë këmbët. Ky eksod u pasua nga ai i gushtit 1991, ku shqiptaret mbushen vaporët e gomonet dhe i ranë detit tej e për tej, kaluan shtigjet nëpër hone në malet me dëborë. Dhe ikja vazhdon edhe sot e kësaj

dite. Sot ka mbi 1.5 milon shqiptarë në emigracion dhe këta janë pjesa më e gjallë dhe më e kualifikuar e kombit. U rritën fëmijët jetimë dhe punojnë argatë në dyert e botës. Pleqtë po mbyllin sytë në vetmi.

Klasa politike gjatë këtij njëqind vjetori e ka hedhur poshtë mësimin e Abdylit: “Do të vijë dita kur Europa do të bindet se shqiptarët i shërbejnë çështjes së njerëzimit dhe të qytetërimit më mire se çdo popull tjetër i lindjes.......Shqipëria meriton pavarësinë më tepër se ansnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten”. Nuk u bëmë të denjë për të gëzuar respektin e Europës. Mbetëm të fundit në Ballkan për tu bashkuar me Europën. Dhe, siç thotë populli, bathët tregojnë se janë larg pashkët.Ikën nga sytë këmbët, nëpër detin Adriatik dhe rrëpirat e thepisura të maleve të Pindit.

Kemi hedhur poshtë porositë e Samiut: “Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit. Fetë i përçajnë kombet dhe Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest. ..Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme”. Sot jemi ndarë në dhjetra e dhjetra parti armike më njëra tjetrën aq sa paraqiten 66 parti për zgjedhjet e 23 qershorit 2013. Jemi ndarë jo vetëm në tre fe, por edhe në më shumë sekte fetare se sa gishtat e duarve, në veriorë dhe jugorë, etj. etj. Ka gjetur zbatim parulla “përça dhe sundo”. Në ndryshim nga bota e përparuar është kthyer në sistem çiflikëzimi i partive politike, dukuri e pa pranueshme për demokracinë. Është bërë e modës, për çdo prekje të interesit personal të krijohet një partiçkë e re. Ehe partitë janë ndërtuar me stilin e sulltanatit, ku ligjin e bën kryetari i përjetshëm, ku militantët shndërrohen në sejmenë, ku ligji “qepet” si xhaketë- “të më rrijë mire mua!”.

S’po na pëlqenka më gjuha shqipe, gjuhës që Naimi i këndoi “Pa shihni ç’gjuhë e mirë!/Sa shije ka e hije/ç’e bukur’ dhe e dlirë,/si gjuhë perëndie/. Dhe broçkullisin sot politikanë e shtetarë, madje edhe akademikë, fjalime boshe me më shumë fjalë të huaja, të cilave nuk u dinë as kuptimin, se sa me fjalë shqip. Shikoni dhe dëgjoni emisione televizive të stacioneve me emra jo shqip, lexoni gazetat madje dhe librat shkollorë dhe do te gjeni se edhe edhe për “pamjen e fytyrës” përdorin fjalën “luk”, që nuk përdorin fjalën e bukur shqip “zgjimi”, që përdorin “show” në vend të fjalës shqip “shfaqje”, “kurrikula” në vend të “plane mësimore” etj., etj. Shikoni emërat e lokaleve dhe reklamat e tyre në rrugët e qyteteve. Nëpër rrugët e Shqipërisë, madje edhe në murret e shkollave, gjen të shkrojtur thirrjen “Jeta osh qejf”. Nëse nuk janë dell budallallëku, janë ligësi, për të zhbërë gjuhën shqipe. I madhi Filip Shiroka, qysh më 1898 “Si po prishet gjuha shqype? shkroi me dhëmshuri, në vjershën ”: Çojmë n’dhe t’huej djalin m’u msue,/kombin tonë m’e përparue,/dhen tonë m’e nderuemun;/rri n’shkollë djali pesë – gjashtë vjet,/kur vjen n’Shkodër, shqyp nuk flet,/Shqypen ka harruemun!!!!/kur flet shqyp, asht çud m’e ndi/Gjys-për-gjys tue e përzi/.me fjalt t’gjuhve t’hueja!.E kshtu gjuha po shëmtohet,/dhe kshtu kombi po mjerohet/.

Dhe pa gjuhë nuk ka komb. Prandaj edhe shpata e aradhës së antishiptarizmit ka rënë sot mbi gjuhën standard shqipe.

Ne u karakterizuam këta njëzet vjetët e të ashtuquajturit “tranzicion” në vetshkatërruesit më të mëdhenj të vendit, në të gjithë historinë e Shqipërisë. Nën thirrjen “terapia e shokut”, prishëm në rrënjë industrinë e ngritur me djersën dhe gjakun e shqiptarëve, mbyllem minierat dhe ato që janë

hapur shfrytëzohen barbarisht nga të huajt, shkatërruam sistemet e ujitjes dhe të kullimit të tokave bujqësore dhe sot përmbytemi, shkatërruam pyjet dhe shkaktuam një erosion të parapë, shkatërruam bregdetin më betonim,si edhe nga llumrat e shplara nga erozioni, qe lumenjtë shkarkojnë në det, shfrytëzojmë hidrocentralet por nuk studiojmë mbushjen e tyre me llumra që sjellin lumenjtë në liqenet e tyre, duke lënë në panjohje kapacitetin energjetik të tyre, shkatërruam sistemin arsimor me të ashtuquajturat tekste alternative të zgjedhura nga mësuesi dhe kompanitë e Sudeve i zëvendësuam me universitete private, më një numur të paparë në asnjë vend të botës mbarë, që janë kioska diplomash për të gënjyer rininë, universitet pulike janë lenë në gjendje të mjeruar për kërkimet shkencore, botimin e librave e praktikat e nevojshme ne terren, duke u hequr atyre bazën e dallimit nga shkolla e mesme. Institutet shkencore në përgjithësi janë mbyllur, madje edhe ata nga më kryesorët si Instituti Gjeologjik i Naftës dhe i Gazit, Instituti i Tokave, Intituti i Studimeve dhe Projektimeve Hidroteknike etj., etj. Edhe Akademia e Shkencave është kthyer në një institucion honorifik, pa asnjë institut shkencor. Kantieret e naftës shfrytëzohen gjithashtu nga të huajt dhe si edhe minirat e xeherorëve. Për naftën dhe xeherorët nuk jepen të dhëna se sa nxirret dhe sa përfiton shteti shqiptar nga ato, sa punëtorë kanë qënë të punësuar dhe sa punojnë sot në ato industri. Në librin e tij “Probleme shqiptare” (tetor 1943), Mehdi Frashëri ka shkruar: “Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë rëndësi kaqë të mdhe sa lot një rol kryesor në politikën e jashtëme të shteteve. Për këto arësye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj’anë për ti dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll; Çdo masë monopolizimi i karburanteve në duart e huaja, është një vetë- vrasje, se në rast nevoje shteti i mungon faktori kryesor i çdo lëvizje”.

Këto rrënime, si edhe parulla “drejt Tiranës dhe Durrësit për një jetë më të mirë” sollën edhe ndryshime thellbësore në strukturën e popullsisë. Është e drejtë e ligjëshme dhe dëshirë e justifikuar që njerëzit të shkojnë atje ku sigurojnë një jetë më të mirë dhe më të begatë. Por në mbarë botën, këto migrime të popullsisë janë bërë në përgjigje të domosdoshmërisë për për të plotësuar kërkesat për vende të lira pune: U ngrit industria, kërkoi krahë pune, u ndërtuan edhe qytetet mbi dhjetë milionë banorë. Madje edhe në Shqipëri ka qenë zbatuar kjo përvojë. U ndërtua kombinati i tekstilit në Tiranë, u ngrit edhe lagja e Kombinatit ku banonin punonjësit e tij. U ngrit uzina e superfosfaqit, u ndërtua edhe qyteti i ri i Laçit, e kështu Bulqiza e Memaliaj, Prenjasi, u zmadhuan dhe u bënë qytete të mëdha Fieri, Elbasani, etj., etj.



Shkatërrimi i pyjeve në Qafë Mali



Fabrika e pasurimit të mineralit te bakrit në Reps të Mirditës

Në vitet e tranzicionit, Tirana nga 244.000 banorë që kishte në vitin 1990 ka arritur në 830.000 banorë, me një dendësi 14.746 banorë/km$^2$ në qytet dhe 10.533 në rreth , pa patur objektet prodhuese ku të punonin njerëzit dhe të fitonin për të rrojtur më mirë. Ky migracion brenda vendit ndryshoi rrënjësisht hartën e strukturës së popullsisë sipas densitetit të banorëve së Shqipërisë.

Shumica e rretheve kufitare, edhe disa nga të Shqipërisë veriore dhe jugure janë pothuajse përgjysmnuar nga dendësia e banorëve për kilometër katror, duke arritur si në Leskovik me një dendësi 1,8 banorë në një kilometër katror. Përshembull, vetëm për nje vit, Malësia e Madhe në veri të Shkodrës më 2003 kishte dendësi 51-100 banorë/km$^2$ më 2004 kishte 41,2 banorë/km$^2$, rrethi i Pukës nga 21-50 banorë/km$^2$ në 32,88 banorë/km$^2$, rrethi Përmetit nga 21-50 banorë/km$^2$ në 27,98banorë/km$^2$ në2004,etj.Tashmë janë me dhjetra fshatra të rënuara, qëkanë qenë të bukura e të begata, të cilat kthyera në fshatra fantazëm, ku heqin keq vetëm disa pleq. Kjo dukuri solli edhe rritjen e papunësisë në vend, pakësimin drastik të tokës së bukës, pamundësinë e zhvillimit të tregëtisë ndërkufitare, nuk mirembahen masive pyjore, toka e bukës etj, etj. Ndërtimet e bëra janë pa asnjë plan urbanizues, që të krijojë kushtet për një jetë të qytetëruar, të një qyteti europian ku duam të bashkohemi. Godinat janë bërë vend e pa vend, pa studime inxhinierike dhe sot shkatërrohen nga rrëshqitjet dhe erozioni. Dhe është për të ardhur keq, se në fushatën parazgjedhore, nga të gjitha partitë bëhen premtime për hapjen e vendeve të punës, por asnjëra nuk ka treguar konkretisht, me emer, se çfarë do të ndërtojë dhe afatet, ku do ti ndërtojë dhe sa vende pune hapen për sejcilin objekt, në mënyrë që këto premtime të jenë bindëse, të përgjegjëshme dhe jo propagandë boshe.

Kjo analizë më krijon mundësinë të kuptoj edhe një dukuri tjetër: Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri, që u analizuan më lart. Kjo, sepse ç'bëhet sot bien ndesh me porositë e tyre. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 22 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër kulture për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. Organet kompetente hoqën edhe rojën e Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, duke e lënë atë pa mbrojtje si shumë monumente kulture të tjera, përfshirë edhe shtëpinë muze te At Gergj Fishtës, e cila nëpërgjithësi nuk është ngritur, e Vaso Pashës etj. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua Ministria e Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit. Tani janë ringritur edhe zëra: meqë në Frashër dhe fshatrat e tjera të Dangëllisë na shumë pak banorë, të shkrihet Komuna e

Frashërit, Komuna që duhet të ruhet si monument historik, sepse është Komunë shqiptare qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Ti harrohet emri i Frashërit e së toku me të edhe i Vëllezërve Frashëri dhe mësimet e tyre për Shqipërinë, duan disa. Këtë deshën edhe andarët grekë me 6 maj 1914 kur dogjën 318 shtëpi në Frashër (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh). Dhe kjo nuk është vetëm tronditëse, është vrasja e atdheut!

Me 25 maj 2013, në përkujtim të 167 vjetorit të ditlindjes së Naimit, bëmë homazh në Frashër për të nderuar vepren atdhetare të Abdylit, Naimit dhe Sami Frashërit dhe Rilindasve të tjerë. Shoqata Atdhetare Kulturore “Vëllezerit Frashëri” organizoi veprimtarine kulturore dhe konferencën shkencore “Kontributi madhor i Vëllezërve Frashëri në krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit”. Ne vajtëm në Frashër dhe nderuam vehten! E kemi për nder dhe jo vetëm detyrë të nderojmë Rilindasit e mëdhenj Abdylin, Naimin dhe Samiun! Për fat të keq, edhe këtë vit, Ministria e Kulturës nuk ju përgjigj ftesës, si edhe gjatë dhjetë viteve të fundit.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**Ky artikull u botua nga gazetat Dita** 11 korrik 2013 **dhe Telegraf** 22 tetor 2013**:**

## Ç'MË MËSUAN ABDYLI, NAIMI DHE SAMIU

Në këto ditë ka njerëz që thonë e shkruajnë se Frashëri, i rrënuar e i zbrazuar nga banorët, ka mbetur vetëm si një emërtim historiko-gjeografik i një fshati, ku tashmë banojnë vetëm disa familje, siç thonë "i ka humbur shkëlqimi". Kjo vjen nga se këta njerëz i identifikojnë qytetet dhe fshatrat vetëm me shtëpitë dhe rrugët. Por ja që nuk është kështu: qytetet dhe fshatrat në rradhë të parë i bëjnë njërëzit me kulturën e tyre, me veprimtarinë e tyre, me atdhe dashurinë e tyre, me mësimet që u lenë brezave në shekuj, i bëjnë qytetarët e tyre, që ndërtojnë edhe shtëpitë edhe rrugët. Për fat të keq, veç tyre, tashmë është formuar edhe falanga e spurdhjakëve që se duan Shqipërinë, të cilët përpiqen ta fshijnë emërin e Frashërit nga historia, ti përbaltin dhe të zhdukin mësimet e ndritura të Vëllezërve Frashëri dhe të Rilindasve të tjërë të ndritur, aq të vlefshme edhe në ditët tona, në jetë të jetëve.

E këtë e kishte kuptuar mjaft qartë dhe e shprehte shumë bukur atdhetari luftëtar Mihal Grameno, i cili i këndoi Frashërit më 1907:

*"Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë*
*Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë*
*Tek është lindur Naim Beu zemr' e Shqipërisë"*

Por, edhe në këto ditë, Frashëri në majë të Dangëllisë rron e bën përpjetë, ngrihet gjithënjë e më lart, për të nderuar fisnikët, që me pushkë e penë bënë Shqipërinë, vëllezërit Abdyl, Sami dhe Naim Frashëri, së bashku me mëmëdhetarët e tjerë, të cilët kanë dalë nga Frashëri. Edhe në këto ditë në Frashër ka jetë, Muzeu i Vëllezërve Frashëri, megjithëse jo si do të deshëm të ishte, e ka derën e hapur dhe mirëpret vizitorët, në Teqenë historike venë jo vetëm besimtarët bektashianë, Komuna e Frashërit është në aktivitet të plotë. Prej tetë vjetësh rrjesht, në Ditën e Naimit më 25 maj, organizon Kuvendin Shkencor në Frashër, krahas edhe veprimtarive kulturore-muzikore atdhetare, për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, mbi të gjithë të Vëllezërve Frashëri, Abdylit, Naimit, Samiut, si edhe të atdhetarit Baba Alushi, të mbështetur nga institucione shtetërore, shoqata dhe nga shkencëtarë dhe studiues ndër më të mirët e vendit dhe Kosovës: Ata kanë analizuar kontributin e vëllezërve Frashëri në vite dhe kanë nxjerrë në pah punën e luftën e madhe për çështjen kombëtare shqiptare dhe gjuhën shqipe të rilindasve të mëdhenj. Krahas kësaj, kuvendet janë kthyer në festa popullore ku takoheshin miq dhe bëheshin njohje të reja.

Por mbi të gjitha, qindra djem dhe vajza, gra dhe burra të cilët ruajnë si të shenjtë mbiemrin Frashëri dhe punojnë në të gjithë anët e Shqipërisë dhe në vende të ndryshme të botës. Me punën e tyre fisnike ata janë bërë pasardhësit e denjë të Frashërllinjve të Mëdhenj dhe emërit FRASHËR i japin shkëlqim sot.

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, i vendosur në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Frashëri ka nxjerrë në vite shumë njerëz të mëdhenj, që kanë kontribuar dhe vazhdojnë të japin ndihmesën për të bërë historinë e kombit tonë. Me një histori mbi 500 vjeçare, nga Frashëri kanë dalë si asnjë vend tjetër patriotë e burra shteti, si edhe

njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Nga Frashëri, ku kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, numurohen dhjetë politikanë e deputetë në kohëra të ndryshme, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, shtatë pashallarë. Pasardhës të denjë të Frashërllinjve të Mëdhenj janë katër akademikë, trembëdhjetë profesorë nga të cilët njëmbëdhjetë vetëm këto dyzet vitet e fundit, tridhjetë doktorë shkencash, si edhe dhjetra e dhjetra juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar. Nga brezat e frashërllinjve, edhe sot dalin njerëz me vlera të mëdha për vendin. Këta përfaqësojnë denjësisht Frashërin sot dhe po punojnë e përparojnë nga dita në ditë për të mirë të Shqipërisë. Mjafton për këtë të klikosh në faqet e internetit. Këta përbëjnë dukurinë "Frashëri". Me këta, emri i Frashërit ngrihet çdo ditë e më lart.

Nuk ka patur nxënës në Shqipëri që të mos e dinte se vëllai i madh, Heroi i Popullit, luftëtari Abdyl ishte ideologu i Rilindjes Kombëtare dhe udhëheqësi kryesor i Lidhjes Shqiptarëve të Prizrenit. Nuk ka patur shqiptar që nuk dinte përmëndësh vjershat e bilbilit të gjuhës shqipe, Naimit të Madh, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohet nga ato. Për ideologun, dijetarin e madh, statistin, shkrimtarin dhe publicistin Sami Frashëri, kushdo në Shqipëri mund të përmëndte veprën monument "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet" (Bukuresht 1899), themelimin dhe kryesimin e "Shoqërisë së të shtypurit shkronja shqip" (Stamboll 1879), "Dheshkronjë dhe Alfabetare e gluhësë shqip", si edhe "Abetare e gjuhës shqip" (Kostaninopojë 1879, Bukuresht 1886). Bustet e tyre ndodhen në shumë qytete të Shqipërisë. Emrat e tyre i mbajnë shumë shkolla në Shqipëri. Për ta kanë shkrojtur penat më të forta të vendit. Veprën e tyre e gjen në Internet. Prandaj, për ti nderuar ata, për t'u përulur me respekt para veprës së tyre, në këtë artikull e gjeta të udhës të përsëris vetëm disa nga shkrimet e tyre për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, që edhe mua frashërlliun m'i mësoi gjyshi, babai, nëna dhe mësuesja e parë, që edhe unë dhe gruaja e ime u a mësuam fëmijëve tanë, nipit dhe mbesës pesë vjeçarë dhe, ashtu si të gjithëve ne, ato shkrime që na kanë frymëzuar në vite dhe do të na jenë fener për gjithënjë në rrugën e jetës sonë.

**Abdyl Frashëri** (1839-1892) ishte vëllai më i madh, ideologu dhe luftëtari i Rilindjes Kombëtare, **Naim Frashëri** (1846-1900), poeti që aq bukur i këndoj shqip Shqipërisë dhe Skënderbeut dhe dijetari **Sami Frashëri** (1850-1904), që tregoi se ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet Shqipëria. Ata u lindën dhe u rritën në Frashër. Ishin fëmijët e Halid Frashërit (1797-1859) dhe e Emine Mirahori (1814-1861). Në dejet e tyre rrithte gjaku i trimit Hamza Grëmshi, të parit të Tomorricës në shekullin e 16-të dhe i trimit, i të mençurit dhe bujarit Iliaz Mirahorit të Panaritit, themeluesit të Korçës.

**Abdyl Frashëri**, më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi "….Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht sa fqinjët e tyre, janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar

pavarësinë e tyre…Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten”.

Prandaj, populli i Himarës i këndoi këngën:

*Abdyl prishe pasurinë,*
*një barrë flori.*
*Hype vaporit e shkove,*
*Vajte në Berlin ,*
*Vajte te Bismarku brenda,*
*ndenje në skamni.*
*Dhe Bismarku të pëjeti:*
*“Djalë, nga je ti?”*
*“Unë jam nga Shqipëria,*
*Abdyl Frashëri,*
*i rritur në ato male*
*Me libra në gji.*
*Mos e bëni pjesë-pjesë,*
*sikur s’ka njeri.*
*S’jemi grek’ as bullgarë*
*as nga Mali Zi,*
*Jemi vetëm shqiptarë*
*dhe duam liri.*
*Do luftojmë që të gjithë*
*sa të vritemi”.*

**Naimi i Madh** me aq dashuri këndoi shqip në poemën e tij “Bagëti e Bujqësi”:

“Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar
Zemrënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr”

dhe u mësoi shqiptarëve në “Historia e Skënderbeut”:

*“hapni sytë dhe punoni,*
*të gjithë për Shqipërinë,*
*tjetërë gjë mos kërkoni*
*ajo sjell mirësinë”*

dhe në Fjalëtë e të Urtët :

“Njeriu po s’deshi kombin e tija
E mëmëdhënë,
Nuk ka pjesë nga njerëzia
*S’do as vethenë”*
*e më poshtë u kujtoi atyre:*
*“Kurrë armiqësi të mos kesh*
*Gjithënjë njerzit t’i ndjesh,*
*Njeriu, është e vërtetë,*
*Kur vdes, e hyn në dhet,*
*Edhe në qoftë mbret,*
*Me vethe gjë s’po merr.*
*Po, puna, që punon*
*Dh’emëri, që fiton.*

*Mbi dhe për jetë rron*
*Gjithënjë i ep nder.*

Prandaj, i pikëlluar, poeti i madh i Lunxherisë, Andon Zako Çajupi, shkroi kur vdiq Naimi:

*"Vdiq Naimi! Vdiq Naimi!*
*Moj e mjera Shqipëri*
*Mëndeje-larti, zemër-trimi*
*Vjershëtori si ai!*

Naimi ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është për ne ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët. Ai ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909). Ne sot flasim në gjuhën shqip të bukur të Naimit.

Ai hodhi kushtrimin: *Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë.*

**Sami Frashëri** shkroi në fundin e librit "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhët": "Shqiptar është çdo njeri i pjellë prej shqipëtarësh e që flet shqip, po shqiptar i vërtetë ësht' ay që ka mendjen e zëmrënë shqiptar. Këta shqipëtarët e vërtetë janë me të vërtetë fjesht shqiptarë. Duanë gjuhën e kombin' e tyre dhe përpiqenë për mbrodhësit e mëmëdheut. Kur të bëhenë gjithë shqipëtarët a më të shumtët' e tyre kështu shqipëtarë të vërtetë, Shqipëria atëhere është e bërë e e shpëtuarë nga çdo rrezik. Prandaj çdo shqiptar duhet të parë në të jetë vetë a të bëhetë shqipëtar i vërtetë e pastaj të përpiqetë të bënjë edhe të tjerë shokë, që ca nga ca e njëri pas tjatërit të bëhenë të gjithë shqipëtarë të vërtetë.......O burrani, o shqipëtarë! Se në dashqim' e në u përpjekçimë, do të jemi një nga më të mirët' e nga më të ndrituarët e kombeve t'Evropës...". Është lapidar thënia e tij: "***Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme***".

Ai ka shkrojtur mbi 60 vepra. Veç atyre për Shqipërinë e shqiptarët, shquhet vepra madhore "Kamûs ül-Ă-lâm" (Fjalori universal i historisë dhe gjeografisë" në 6 vëllime me 4830 faqe, të botuar gjatë periudhës 1889-1898, fjalori i gjuhës turke me 45 mijë fjalë, fjalori turqisht-frëngjisht me 50 mijë fjalë dhe anglisht-turqisht me 35 mijë fjalë.

Dhe që nga shekulli i robërisë së rëndë na la amanet dhe na porositi Samiu i Madh:

- *Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë,*
- *Fetë i përçajnë kombet,*
- *Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest,*
- *Shqipëria është një dhe e pandarë,*
- *Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit,*
- *S'ka në jetë më i lik njeri se tradhëtari i kombit dhe i mëmëdheut,*
- *M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun,*
- *Një njeri sa do të mira të ketë për veten e tij s'mund të jetë faqebardhë, do të ketë kombin dhe mëmëdheun e vet fatzi,*

- *Të hiqet Turqia dhe të vijë një sundues tjetër, është sikur një shtazë të ndërojë samarin dhe jo lirinë.*

Veprën e tyre e vazhdoi edhe vëllai më i vogël dhe pasardhës, Mehmeti, i cili ka qenë Drejtor i gazetës “Besa” në Stambol (1908).

Në vitet e zgjimit të kombit, kërkesën për autonominë e Shqipërisë në pajtim me Protokollin e Konferencës së Ambasadorëve në Londër, e paraqiti edhe mbledhja e Janinës në marsin e vitit 1877, e organizuar me nismën e Abdyl Frashërit (Buda A. etj. 1965, Bezati K. 2010). Ishte Teqeja e Frashërit me Baba Alushin në ato vite, që u bë selia e degës së Lidhjes së Prizrenit për Shqipërinë e Jugut. Halit Frashëri, babai i Vëllezërve Frashëri, në një bisedë me bejlerët e Frashërit, midis të tjerave u tha “…ne, po nuk mësuam djemtë tanë në gjuhërat e huaja e nëpër shkolla të larta, do të humbasim, krejt vendi do të varfërohet. Shqipëria nuk do të ketë asnjë rëndësi në Ballkan; prandaj unë vendosa që të shes çiflikun, të vete në Janinë e të gjej mënyrën që të mësoj djemtë e mi, e gjej të arsyeshme që edhe ju kështu të bëni” (“Demokracia”, Gjirokastër, nëntor 1938). Në këto rrjeshta përmblidhet i gjithë thelbi i historisë së rilindasve dhe luftës së tyre për gjuhën shqipe dhe për ndriçimin e mendjes së shqiptarëve. Këtej nis një dukuri e vetme për Frashërin, që unë e kam emërtuar “**Dukuria Frashëri**”. Ishte atdhetari Baba Alushi që porositi Abdylin kur u vdiq i ati dhe ai mbeti djali i madh i familjes: “Gjuha shqipe sot për sot është fshehur si një thesar i mbuluar në truall. Shpjeri vëllezërit në gjimnazin e Janinës, nga do të dalin shumë të mësuar. Dhe kur të dalin nga shkolla, t’u kujtosh të ngjallin librin e gjuhës thjesht shqip, që kësi mënyre të zgjohet e të ngjallet populli shqiptar”. Dhe dolën nga Frashëri rilindasit e mëdhenj, vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, për të ndërgjegjësuar shqiptarët që të ngriheshin në luftë për atdheun e të parëve, për gjuhën shqipe dhe për dashurinë ndaj të bukurës Shqipëri.

Të frymëzuar nga Vëllezërit Frashëri, kontributet për Shqipërinë dhe çështjen shqiptare kanë dhënë edhe shumë e shumë njerëz të shquar kanë dalë nga familjet e mëdha të frashërllinjve. Emërtimin “Familje të mëdha” nuk e them në kuptimin mikroborgjez të familjeve të pasura, por të familjeve që kanë kontribute të shquara ndër vite për Shqipërinë dhe shoqërinë shqiptare në breza.

Mësimet e ndritura të Vëllezërve Frashëri, që së toku me atdhetarë të shquar të tjerë ishin në ballë të Rilindjes sonë Kombëtare, janë me vlerë edhe sot më tepër se kurdo, janë të ditës thirrjet e tyre:

- ***“M’i dashur se kombi, m’i dhëmshur se mëmëdheu, m’i ëmbël se gjuha e tij s’ka gjë tjetër për njeriun” dhe “Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë” e të madhit Sami Frashëri dhe***
- “***Feja e shqiptarit është shqiptaria***” e të madhit Pashko Vasa.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**Gazeta TELEGRAF 15 Gusht 2013,** me titull “

## MBI RREZIKUN SIZMIK NË SHQIPËRI

Tërmetet janë dukuri natyrore që shfaqen në mënyrë të egër dhe me pasoja të rënda për jetën e njerëzve dhe me humbje të mëdha ekonomike. Shkatërrimet e godinave dhe zjarret që i pasojnë kanë zhdukur nga faqja e dheut edhe qytete të tëra. Për këtë arsye njerëzit i studiojnë tërmetet dhe synojnë të mësojnë më shumë mbi ritmicitetin e rënies dhe forcën e tyre. Me përjashtime të rralla, për parashikimet të pjesshme lokale të tyre dhe të përpjekjeve që bëhen në këtë drejtim shkenca e sizmologjisë sot ka arritur të studiojë mjaft mirë dhe saktë historinë e rënies së tërmeteve, parametrat e tyre në një territor të dhënë dhe mbi këtë bazë të kryejë rajonizimin e territorit sipas intensiteteve të pritshme të rënies së tërmeteve dhe të prognozojë probabilitetin kohor të rënies së tërmeteve në atë territor. Këto të dhëna krijojnë sot mundësinë që të projektohen dhe ndërtohen veprat antisizmike, të afta dhe të sigurta që t'u rezistojnë tërmeteve të prognozuar: godina, diga, tunele, ura, rrugë, porte detare, aeroporte etj.

Këtij qëllimi i shërben edhe studimi "Sizmiciteti, sizmotektonika dhe vlerësimi probabilitar i rrezikut sizmik në Shqipëri" i autorëve prof. dr. Shyqyri Aliaj, prof. dr. Siasi Koçiu, prof. dr. Betim Muço, akademik Eduard Sulstarova, i sapobotuar nga Akademia e Shkencave e Shqipërisë. Monografia i kushtohet analizës së sizmicitetit dhe të tablosë sizmotektonike në Shqipëri, si dhe vlerësimit të rrezikut sizmik të mundshëm për Shqipërinë, që përbën edhe pjesën më të rëndësishme të këtij studimi integral.

Lexuesve fillimisht u jepen disa njohuri të përgjithshme mbi tërmetet, vendin që zë Shqipëria në zonimin sizmologjik mbarëbotëror dhe në atë ballkanik. Shkurt u bëhet i njohur historiku i studimeve sizmologjike në Shqipëri.

Analiza e sizmicitetit të Shqipërisë është realizuar në disa plane. Fillon me sizmicitetin historik, ku përshkruhen tërmete më të fuqishëm të rënë në Shqipëri para vitit 1900, si ai i 12 tetorit 1851 në Vlorë, e deri tërmeti i 14 qershorit 1893 në Himarë. Në katalogun e tërmeteve për periudhën 1900-2005 është analizuar sizmiciteti sipas të dhënave instrumentale për tërmetet me magnitudë $Ms \geq 5.0$. Përshkruhen edhe 19 tërmeteve të fuqishëm, duke filluar me atë të Shkodrës në qershorin e vitit 1905 deri tek ai i Tiranës, i 9 janarit 1988. Për secilin tërmet paraqiten parametrat sizmologjikë, dëmet e shkaktuara, hartat e izoseisteve, si edhe të dhëna mbi lëngëzimin e trojeve të shfaqura gjatë këtyre tërmeteve. Në mënyrë më të detajuar analizohet sizmiciteti i sotëm në Shqipëri, nëpërmjet të dhënave makrosizmike, dukurisë së shuarjes së intensitetit të tërmeteve dhe varësive midis shkallëve të ndryshme të magnitudave të tërmeteve dhe dimensioneve të vatrës. Paraqiten harta të intensiteteve maksimale të vrojtuara për periudhën 1800-2005 dhe harta kumulative e efekteve makrosizmike të

intesisteteve.

Vlerësimit të rrezikut sizmik probabilitar në Shqipëri i është dhënë rëndësi e veçantë, duke analizuar shpërndarjen në kohë e hapësirë e aktivitetit sizmik në Shqipëri. Mbi këtë bazë është vlerësuar se në territorin e Shqipërisë, me probabilitet 80%, mund të ndodhë një tërmet VII ballë MSK ( Ms ≥ 5,5) një herë në çdo 5 vjet, një tërmet VIII ballë ( Ms≥6.0)) çdo 10 vjet, ndërsa një tërmet IX ballë ( Ms≥ 6,6) çdo 30-40 vjet dhe tërmeti maksimal i mundshëm arrin magnitudën Ms= 7.5.

Pjesë e rëndësishme e monografisë është edhe studimi i mekanizmit të vatrave të tërmeteve të Shqipërisë dhe i fushës së sforcimeve të sotme tektonike, duke i shoqëruar me harta dhe me klasifikimin e tipave të thyerjeve tektonike. Mbështetur në shpërndarjen në hapësirë të epiqendrave të tërmeteve, të energjisë së tyre, si dhe rezultateve të fituara e analizuara nga zgjidhja e mekanizmit të vatrave të tërmeteve, në monografi janë dalluar zonat e thyerjeve sizmogjene në Shqipëri, si edhe jepen karakteristikat përkatëse të regjimit të sforcimeve tektonike të sotme. Janë identifikuar thyerjet gjeneruese të tërmeteve e tipat të tyre: zonat e thyerjeve gjatësore sizmogjenetike me shtrirje VP-JL Joniko-Adriatike, Korçë-Ohër-Dibër e Shkodër–Mat-Mokër, si dhe zonat tërthore sizmogjenetike Shkodër- Pejë, dhe Vlorë-Elbasan–Dibër.

Baza gjeologjike të studimit sizmologjik të Shqipërisë dhe informacioni gjeologjik i nxjerrë nga studimi sizmologjik për ndërtimin gjeologjik të albanideve përbën edhe një nga kontributet e shumë të rëndësishme të monografisë. Paraqitet struktura neotektonike e Shqipërisë, njësitë e saj, si edhe shkëputjet sizmoaktive.

Monografia merr vlerë akoma më të madhe, teorike dhe veçanërisht praktike me vlerësimin e rrezikut sizmik probabilitar për Shqipërinë. Ky vlerësim, si nismë fillestare ka analizën e studimeve të rrezikut sizmik në Shqipëri të kryera ndër vite, duke nisur nga ato të parat në vitet ‘70-të, që u kurorëzuan me “Harta e Rajonizimit Sizmik të Republikës së Shqipërisë në shkallën 1:500.000 (1980)”, e cila është edhe sot kusht normativ për të gjitha ndërtimet antisizmike që bëhen në Shqipëri. Në kapitull gjen vendin e duhur edhe paraqitja e rezultateve të projekteve kombëtare, ndërkombëtare apo bilaterale për vlerësimin e rrezikut sizmik në Shqipëri, nga viti 1980 e deri më sot. Përllogaritjet e rrezikut sizmik, në pajtim me kërkesat e Eurokodit janë bërë për 10% probabilitet tejkalimi në 50 vjet, që i korrespondon një tërmeti me periodë përsëritje 475 vjet, dhe për 10% probabilitet tejkalimi në 10 vjet, që i korrespondon një tërmeti me periodë përsëritje 95 vjet.

Për karakterizimin e zonave të burimeve sizmike, jepet modeli sizmotektonik dhe analizohen parametrat e sizmicitetit të tij. Për modelin sizmotektonik të përzgjedhur, autorët kanë dalluar 9 zona të burimeve sizmike: Zona Lezhë-Ulqin

me Mmax=7.0; ultësira pranadriatike me Mmax=6,9; bregdeti jonian me Mmax=7.0; Korçë-Ohër me Mmax=6,9; Elbasan-Dibër-Tetovë me Mmax=6.9; Kukës-Peshkopi me Mmax=6.5; Shkodër-Tropojë me Mmax=6.5; Pejë- Prizren me Mmax=6.8 dhe zona e Shkupit me Mmax=6.5.

Janë përzgjedhur relacionet e shuarjes për tërmete të cekët të kores, siç janë tërmetet e gjeneruara nga nëntoka e albanideve dhe paraqitur llogaritje të rrezikut sizmik në Shqipëri. Autorët kanë përllogaritur edhe parametrat e nevojshëm për projektim, si përshpejtimi maksimal në truall shkëmbor, si edhe përshpejtimet spektrale.

Monografisë ja rritin vlerën edhe 12 harta të rrezikut sizmik probabilitar të Shqipërisë, vlerat e rrezikut sizmik për 370 bashki e komuna, si edhe vlerat e plota spektrale për 36 qytete të Shqipërisë. Vlerësimi i rrezikut sizmik probabilitar i Shqipërisë përputhet me Eurokodin 8 për ndërtimet antisizmike.

Në monografi arrihet përfundimi i drejtë se rezultatet e këtij vlerësimi probabilitar të rrezikut sizmik për Shqipërinë duhet të shërbejnë si bazë për kodin e ri të ndërtimeve antisizmike në Shqipëri, duke zëvendësuar hartën e rajonizimit sizmik të Republikës së Shqipërisë në shkallën 1:500.000, miratuar nga Këshilli i Ministrave në dhjetor 1979, e cila është ende në fuqi.

Për ta bërë të shfrytëzueshme edhe nga studiues, specialistë dhe investitorë të huaj, të gjithë kapitujt e monografisë kanë edhe përmbledhjen e zgjeruar në gjuhën angleze, në masën 55 faqe, ose 27% të vëllimit të saj.

Monografia është një studim madhor, i realizuar në nivel shkencor të lartë, duke përdorur metodologji dhe metoda sasiore bashkëkohore, i cili jo vetëm nderon autorët. Studimi ka vlera të mëdha teorike dhe praktike dhe krijoi bazën teknike të domosdoshme për realizimin me cilësi të projektimeve antisizmike të veprave të ndërtimit në Shqipëri, si edhe për planëzimin urban mbi baza shkencore.

Prof. dr. Alfred FRASHËRI

**Gazeta Metropol,** 8/4/2013

# PËRMETI, KJO PERLË E TURIZMIT SHQIPTAR

Krahina e Përmetit është një ndër perlat e turizmit shqiptar. Panoramat e një bukurie të rrallë, malet dhe luginat e veshura me bimësi, pyje dhe me faunë të pasur, lumenj ujëplot dhe burime të kristalta, terraca lumore dhe kanione të paparë, burime ujërash termomineralë dhe avulli, cirqe akullnajorë të përjetshëm në majat e maleve, shpella dhe dukuri të tjera karstike kanë krijuar te gjitha mundesite per nje zhvillim te madh te turizmit




***Mali i Nemërçkës me cirqet akullnajorë***



***Ura e Katiut në lumin e Lëngaricës pranë fshatit Bënjë, afër të cilës ndodhen burimet e ujërave termale. Pas ures duket Mali Melesinit.***



***Kanioni i Lumit Lëngarica ne lindje të urës së Katiut***

*Kanioni i Lumit Lëngarica*
*ne lindje të urës së Katiut*



dhe dëshirës për rrugëtime nëpër vende me bukuri përrallore.

Këto kushte të terrenit dhe klima e mirë mesdhetare e kanë bërë krahinën e Përmetit të banuar qysh në lashtësi. E kjo ka sjellë që në Përmet të gjenden monumente historike dhe kulturore të periudhave qysh nga lashtësia e deri në ditët tona. Këto monumente janë ruajtur me shumë kujdes nga përmetarët, që shquhen për dëshirën dhe vullnetit për punë, dije dhe mënçuri, urtësi dhe dashurinë për vendin dhe atdheun, mikpritës dhe gazmorë si ata.

Kush nuk e ka dëgjuar dhe pëlqyer muzikën përmetare dhe sazet e Përmetit? Dhe këto hapin horizonte të gjera për turizmin historik dhe kulturor. Me pune e vullnet, organizim dhe përkushtim janë të gjitha mundësitë që Përmeti të bëhet një qendër e rëndësishme e turizmit shqiptar, duke kontribuar në rritjen e mirëqënies së komunitetit e më gjerë. Dhe për këtë duhet të kontribuojnë jo vetëm banorët e qytetit e të fshatrave, organet e pushtetit lokal dhe qendror, por edhe specialistët e fushave të ndryshme, arsimtarët, biznesmenë etj. që me punën e tyre të hartojnë projekte konkrete dhe të luftojnë për zbatimin e tyre.




Në këtë artikull do të përqëndrohem për një nga mundësitë, për zhvillimin e Frashërit, të vendit nga kanë dalë rilindasit e mëdhenj Abdyli, Naimi dhe Sami Frashëri.

*Ura e Katiut*

## *1. Qëllimi dhe parashtrimi i programit*

Komuna e Frashërit, nën drejtimin e Kryetarit të saj Zotit Tomor Kotorri, dhe komuniteti i Dangëllisë, bota akademike dhe e kulturës, vlerësojnë dhe kanë për qëllim që Frashëri të ringjallet dhe transformohet në një qendër të ekoturizmit kulturor e patriotik, siç bëjnë të gjithë kombet e shtetet e kulturuar. Duke vlerësuar potencialet natyrore të Frashërit, klimën e shëndetëshme malore, midis pyjeve të bredhave e pishave, mundësitë

ekzistuese, dy vjet Komuna më parë propozoi që të ngrihet një qendrër rekreacioni për sëmundje të ndryashme, kryesisht pulmonare, me karakter mbarë kombëtar. Për këtë u organizuar një ekip shkencëtarësh, Prof. Dr. Alfred Frashëri, Prof. Dr. Niko Pano, Prof. Dr. Juli Bushati dhe Prof. As. Dr. Hajri Haska, që së toku me Zotin Tomor Kotorrin të përpilonin bazën shkencore dhe të hartonin projekt idenë përkatëse.

Ky propozim mbështetet jo vetëm në kushtet natyrore të vendit, por edhe në ato historike, të këtij fshati lapidar, që nxorri tre kolosët e Rilindjes Kombëtare e shumë personalitete të mëdha te atdhedashurisë, të kulturës dhe artit, me kontribute të shquara për Shqipërinë. Si pasojë e migracionit, aktualisht në Frashër banojnë vetëm disa familje. E kombinuar me këtë do të ishte me shumë vlerë dhe e dobishme ngritja e qendrës kombëtare për rekreacionin e njerëzve të sëmurëve. Për të zvogëluar investimet e nevojshme, për këtë qëllim mund të shfrytëzohet godina dykatësh e shkollës së mesme, e cila aktualisht nuk funksionon, duke i bërë asaj ndryshimet dhe rregullimet përkatëse.
Më poshtë po parashtrohen të dhënat natyrore dhe ekonomike.

## *2. Kushtet fiziko-gjeografike të Dangëllisë dhe të Frashërit*

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Me një histori mbi 500 vjeçare, Frashëri ka nxjerrë si asnjë vend tjetër patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Nga Frashëri kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri. Dhjetë politikanë, deputetë, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, pesë pashallarë, trembëdhjetë profesorë nga të cilët njëmbëdhjetë vetëm këto dyzet vitet e fundit, njëzet e pesë doktorë,



***Maja e Qelqit në lindje të Frashërit, në këmbë të saj lagjja Vilë e Frashërit***

si edhe shumë juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar.
Frashëri është një nga fshatrat e krahinës malore të Dangëllisë. Ai ndodhet në rrethin e Përmetit, me qytet të parë Përmetin e luleve, Përmetin e njerëzve trima e luftëtarë, fisnikë në shpirt, të kulturuar, punëtorë, të urtë e të dashur, Përmetin e këngëve që nuk harrohen

kurrë. Po të vizitosh këtë qytet, këtë krahinë, dhe të ngjitesh deri në Frashër, bukuritë magjepsëse të bëjnë të kuptosh pse Naimi u bë poeti që aq bukur shkroi hymnin:




***Teqeja e Frashërit, themeluar në vitin 1781 nga Sulejman Beu Plaku***

***"O malet e Shqipërisë! E ju o lisat e gjatë,***
***Fushat e gjera me lule, q'u kam ndërmend dit' e natë,***
***Ju bregore bukuroshe e ju lumenjt'e kulluar***
***Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pyje të gjelbëruar".***



***Qendra e Frashërit***

dhe do të doni përsëri të riktheheni në Përmet e në Dangëlli, të kaloni nëpër bredhin e Hotovës dhe të ngjiteni deri në Frashër.

Dangëlli, do të thotë Malësi, shkruan Sami Frashëri. Fqinjë ka Kolonjën në lindje, Skraparin në veri, krahinën përmetare të Dëshnicës në perëndim dhe në jug kufizohet me Cerjen. Rrethohet nga kurora e maleve madhështorë me lartësi nga 1242-1579,8 m, si Kokojka e Frashërit nga jugu, mali i Qarrishtës në perëndim, maja e Menkulasit në Skrapar dhe maja e Miçanit në veri, maja e Qelqëzës dhe më larg e Rodomit në lindje dhe maja e Grabovës në juglindje. Frashëri është qendra e krahinës. Rreth Frashërit ka fshatra fqinjë të dëgjuar, nga të cilët kanë dalë njerëz të shquar, si Zavalani, Selenica, Ogreni, Kostreci, Borocka, Pagria, Kreshova, Suropulli, Miçani, Vërçishti, Gostomicka dhe Koblara. Luftëtari i lirisë Mihal Grameno, më 1907 shkroi:

***"Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë***
***Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishtërisë***
***Për mua është Frashëri vënt i Perëndisë***
***Tek është lindur Naim Beu zemr'e Shqipërisë"!***

Fshati Frashër përmendet për herë të parë me emrin “Fraxhili” në Regjistrin e parë fiskal të vitit 1431-32. Atje shkruhet se në fshatrat e Dangëllisë ka 58 familje dhe në Fraxhili 6 familje.




***Qendra e Frashërit ku ndodhet Shtëpia Muze e Vëllezërve Frashëri***

Dangëllinë e përshkon një rrjet i dendur i lumenjve e përrenjve, si edhe malet në këmbët e të cilëve ata rrjedhin vrullshëm jo vetëm në dimër, kanë krijuar panorama shumë të bukura, që të veshura me pyjet e dushkut, të pishave e bredhave të Hotovës e ahut në pyllin e Llopushës së Frashërit, kories me plepa të Suropullit, etj., ndërmjet gërxheve, majave të thepisura e të zhveshura të shkëmbinjve dhe qafat malore të larta, e kanë kthyer Dangëllinë në një fantazi, ku ndihesh lart, lart në qiell. Qukapikët janë të kudo ndodhur në pyje, ku takohen edhe gjela të egër dhe gjeraqinët. Tufa pëllumbash të egër bëjnë foletë në guva. Në skalitjen e kësaj natyre ka luajtur rol me rëndësi edhe ndërtimi gjeologjik i krahinës. Shkëmbinjtë flishorë kanë formuar rrëpira, përrenj të zhveshur dhe një reliev tipik mjaft i thyer. Shtresat shumë të holla të ranorëve dhe argjilave që shtrihen njëra mbi tjetrën si faqet e një libri janë të rrudhosura nga lëvizjet tektonike të malformimit, duke formuar rrudha si fizarmonikë, shumë të bukura e mahnitëse. Në lindje të Frashërit, atje ku shtrihen strukturat gjeologjike të shkëmbinjve gëlqerorë, malet ngrihen më të lartë. Sa të bukur këto male në pranverë, ku çdo gjë lulëzon dhe kundërmon trëndelina, e po aq madhështorë janë në dimër, të ngarkuar me dëborë. Në këmbë të tyre rrjedh lumi i Vjosës, si edhe lumenj më të vegjël që derdhen në të nga shpatet.



***Kanioni i Kamenckës, rrugës kur ngjitesh për në Frashër***

Në këtë natyrë kaq të bukur, e piktoreske deri në mahnitje, krahina ka edhe shumë monumente të veçanta të natyrës, monumente të rralla për nga pamja e vlera shkencore, por edhe tërheqës për vizitorët: Cirqet akullnajorë të Nemërçkës, kanionet, Brezi i burimeve të ujërave termale Bënjë-Postenan-Sarandaporo, “Guri i Përmetit”, Burimet në grykën e Këlcyrës, Shpellat karstike.

Vendet e begata e me bukuri të rralla të krahinës së Përmetit dhe klima e saj e butë në luginë kanë bërë që ajo të banohej qysh në kohët parahistorike dhe në mijë vjeçarë e në shekujt që pasuan të zhvillohesh, kulturohesh, fisnikërohesh dhe të lindte e forcohej ndjenja e atdhedashurisë në popullin e krahinës . Këtë e dëshmojnë vendbanimet parahistorike të fshatit Bënjë, rrënojat e mureve parahistorike në fshatin Draçovë, qyteza ilire keshtjellë e Limarit pranë Këlcyrës, e derin në monumentet e ditëve tona.

## 2.2 Klima e Frashërit

Frashëri ndodhet në nënzonën klimatike mesdhetare juglindore, që shtrihet në malësinë nga lugina e Vjosës deri në atë të Shkumbinit. Klima është ë shëndetshme: vera është e freskët dhe dimri i ftohtë, por jo sa në nënzonën lindore të Shqipërisë.

Rrezatimi diellor vjetor që bie arrin në 194.4 k.kal/$cm^2$ dhe luhatet nga 8,57 në janar deri në 23,49 k.kal/$cm^2$, ndërkohë që mesatarisht në nivel vendor është 130-140 k.kal/$cm^2$. Tejdukshmëria e atmosferës, pastërtia e saj është më e madhe në dhjetor dhe më e vogël në muajt e verës qershor-gusht. Si një vend malor, sasia e orëve më ndriçim diellor arrin rreth 2487 orë/vit, ku sasia më e vogël është në dhjetor rreth 100 orë me diellë dhe më e madhja në korrik deri 352 orë me diellë në muaj.

***Qendra e Frashërit***




Temperatura mesatare vjetore e ajrit luhatet 7-10 °C. Në lartësitë më të mëdha mbi Frashër temperatura mesatare është më e ulët, deri në 3-6°C dhe në majat e maleve edhe më e ulët. Nga mesi i muajit prill e deri në fund të tetorit temperaturat mesatare rriten mbi 7 °C. Pas datës 10-13 maj, temperaturat mesatare janë mbi 10 °C, të ciklat vazhdojnë deri nga 10 tetori. Temperaturat mesatare të gushtit luhaten 16 – 18 °C, kurse në majat mbi Frashër arrijnë 12 – 14 °C.Në janar, temperatura mesatare zbret deri –1 - -2 °C ndërsa drejt majave të maleve zbret akoma më shumë –3 - -6 °C.

Në ditë më të ftohta temperatura zbret edhe deri –10 - -13 °C. Ka patur edhe dimra të ftohtë me temperatura minimale deri –15 - -18 °C dhe rrallë shumë të ftohtë –22 - -26 °C. Ditët e

akullta janë të shumta, në pjesët nën Frashër 110-140 ditë dhe në ato mbi Frashër 150-200 ditë në vit. Sasia vjetore e rreshjeve luhatet midis 900-1200 mm/vit, duke qenë nënzona klimatike që merr më pak rreshje në vend. Zakonisht korriku është muaji me sasinë më të pakët të rreshjeve, rreth 21 mm, ndërsa nëntori muaji më shirat më të shumta, deri 140 mm. Numri i ditëve me sasi rreshjesh më të madhe se 1,0 mm/ditë luhatet 100-110 ditë. Shtresa e dëborës fillon të shfaqet zakonisht në dekadën e parë të dhjetorit dhe vazhdon deri në fillim të prillit. Megjithatë, numri i ditëve me shtresë dëbore është më i vogël se në nënzonat e tjera malore të vendit. Lartësia maksimale e shtresës së dëborës arrin 30-40 cm, kurse në lartësi më të mëdha e në vende të mbrojtura, dëbora arrin trashësi deri 1,5-2 m. Si zonë malore, në shtator fillon të shfaqet bryma në orët natës, si edhe ditën kur temperatura është nën 0 °C, ajo vazhdon deri në maj, duke patur numër ditësh me brymë mesatarisht nga 0,2 ditë në shtator deri 8.6 ditë në janar. Mesatarisht gjatë rreth 95 ditëve të vitit shfaqet edhe vesa e mëngjezit.

Presioni atmosferik është një nga elementët më të rëndësishëm të motit. Në nënzonën malore jug-lindore ka shpëndarje mestare vjetore 762,25 mm. Të presionit të reduktuar në nivelin e detit; në verë mesatarisht rreth 761 mm dhe në dimër 763,5 mm. Në vjeshtë presioni i reduktuar në nivelin e detit arrin vlerat më të larta, rreth 764 mm. Në vlerë absolute, sipas të dhënave të stacioneve meteorologjikë ekzistues, në Korçë maksimumi i presionit atmosferik është 699,6 mm në janar dhe 693.9 mm në maj; kurse presioni minimal absolut 661,2 mm në janar dhe 672,1 mm në qershor. Natyrisht, në Frashër që ndodhet rreth 200 m më lart se Korça, presioni është më i ulët.

Erërat më të shpeshta janë ato jug-lindore, lindore, jugore dhe veriore. Në periudhën e verës mbizotëron drejtimi veri-perëndimor i erërave, por shpejtësitë më të mëdha të erërave i përkasin atyre jugore dhe jug-lindore, që arrijnë deri në 5.2 m/sek. Shpejtësia mesatare e erës në zonën jug-lindore është 2.2 m/sek, në verë është më e vogël deri 1.5 m/sek ndërsa në dimër rritet deri 2.5 m/sek. Zakonisht, në kohën e mesditës erërat janë dy herë më të shpejta sesa në mëngjez dhe në mbrëmje. Murlani, me drejtim lindje ose veri-lindje, është karakteristike në periudhën e dimrit dhe ka shpejtësi më të madhe se drejtimet e tjera.

Lagështia relative e ajrit ndryshon çdo muaj, e kushtëzuar nga qarkullimi karakteristik për çdo stinë dhe nga relievi. Vlerat më të larta vërehen në periudhën e fundit të vjeshtës dhe të dimrit, që arrijnë deri në 89%, kurse më të ultat në verë deri rreth 54%. Gjatë verës lagështia relative e ajrit në Frashër është më e pakët sesa në zonat fushore të vendit. Në orët e mëngjezit ajri është më i lagësht sesa në mesditë dhe mbasdite.

### *2.3. Vegjetacioni*

Përmeti, për vetë kushtet e vendosjes gjeografike me lumin e Vjosës dhe luginën e saj si dhe malet perreth, si dhe klimën mjaft të përshtatëshme , ka një pasuri relativisht të konsiderueshme pyjore, ku vegjetojnë mjaft lloje drusore, shkurrore por dhe barishtore. Pyjet shtrihen në rreth 38 8 km2. Bredhi mbulon 17,0 $km^2$, pisha mesdhetare shtrihet në 17,6 $km^2$ ha dhe pisha e zezë në 6,0 $km^2$. Në 0,5 $km^2$ vegjeton edhe bliri. Me dushqe janë mbuluar rreth 126,3 $km^2$ dhe me ah rreth 6,6 $km^2$.

***Parku Kombëtar Bredhi i Hotovës***



Sipërfaqja me e madhe, me rreth 186,3 km$^2$, mbulohet me shkurrre, si mare (91,9 km$^2$), shkozë (58,0 km$^2$), lajthi (6,3 km$^2$) etj.Sipëerfaqet me mare ngjiten deri në lartësinë 800m.
Në perëndim të Frashërit gjendet Parku Kombëtar "Bredhit të Hotovës" me një sipërfaqe rreth 12,0 km$^2$, i rrallë për nga bukuria. Ky park shtrihet nga 950 m mbi nivelin e detit deri në 1572m (Maja e Taborit) dhe ka nje lartësi mesatre prej 1260m mbi ninelin e detit dhe ka një kundrejtim Veri-Perendim dhe Lindje. Ai është një pyll madhështor me bredh, që identifikohet si bredhi i Maqedonise*(Abies Borisi Regia)* dhe lloje te ndryshme lisi si qarri, bunga , bungebuta etj.

Bredhi formon pyje të thjeshtë, por edhe të përzier kryesisht me dushqe. Ai perbën jo vetëm llojin kryesor pasi mbulon rreth 57 % të sipërfaqes por zë edhe peshën kryesore të volumit, me rreth 76 % të atij total. Dushqet janë lloj tjetër kryesor të cilët kanë përhapje më të madhe në pjesën e poshtme të Parkut, ku formojnë massive kryesisht të thjeshta. Në pjesën e mesme dushqet janë të përzierë me bredhin.

Edhe në këtë park vegjetojnë disa specie dushqesh, por pjesën më kryesore të tyre e zë Qarri (Quercus cerris) dhe më rrallë takohen Bunga (Quercus perea), Shparthi (Quercus frainetto) dhe Bulgëri. Dushqet zenë rreth 14 % të sipërfaqes dhe rreth 11% të volumit total. Lloje të tjera të cilat vegjetojnë në këtë Park janë panja dhe shkoza e bardhë, të cilat janë të përhapura pothuajse në të gjithë sipërfaqen.Përhapje dhe pjesmarje të rrallë në këtë zonë ka dhe plepi i egër, pisha e zezë, ahu, qershia e egër, dardha e egër, të cilat paraqiten në gjëndje të mirë vegjetative. Shkuret zënë një sipërfaqe rej 44 ha dhe kryesisht përbëhen nga shkoza, lajthia, dëllinja e kuqe dhe e zezë, shelgu, murrizi, trendafili i egër, shtogu, kulumbria etj. Ndërsa nga llojet mjekësore barishtore takohen salepi, thundër mushka, gjuhënusja, njëmijë fletëshi, lulebasami dhe xhirokulli, i cili është me pakicë.

Padyshim që Parku Kombëtar "Bredhi i Hotoves" është një perlë e vërtetë natyrore jo vetëm për rajonin e Përmetit dhe veçanërisht për krahinën e Dangëllisë, por edhe për të gjithë Shqipërinë.Për të shijuar këtë bukuri përrallore duhet të udhëtosh rreth 27 km nga qyteti i Përmetit dhe nëpërmjet rrugës automobilistike Përmet – Kosinë - Frashër, që të arrish së pari në Bredhin e Hotovës dhe më pas në Frashër.Kjo rrugë kalon përgjatë luginës së lumit të Lemnicës dhe nëpër disa serpentina të njëpasnjëshme e me shpate të veshura plotësisht me gjelberim, ku mbizotëron sidomos mareja, që gradueliahst me ngjitjen në lartësi fillojnë edhe lloje të tjera si dushqet, shkoza, e më pas në qafën e Shënmërtirit fillon "Bredhi i Hotovës".

Kjo rrugë përshkon rreth 6,5 km pjesën e poshtme të parkut dhe vazhdon më pas djathtas për në Frashër.



### *Parku Kombëtar Bredhi i Hotovës*

Parku Kombëtar "Bredhi i Hotovës" ka edhe shumë livadhe. Ai shtrihet mbi tre mikrobasene, të cilët i kanë emrat nga përrenjtë kryesorë që i përshkojnë ato: mikrobaseni i Menevicës, i Kamenckës dhe i Përroit të Urës së Selenicës. Në përgjithësi, relievi i Parkut është i thyer dhe paraqitet me shumë valëzime. Edhe vetë mikrobasenet kanë reliev të thyer, duke filluar nga luginat në shpate me pjerrësi të ndryshëm, të cilat në pjesën më të madhe të tyre janë të mbuluara me pyje, me përjashtim të disa prej tyre me orientim Jug-Perëndimor, të cilët janë të mbuluar me shkure të rralla. Kjo e cila ka sjellë që në këto shpate të ketë një sërë prroskash me erosion aktiv. Pjesa më e madhe e sipërfaqes së Parkut ka pjerësi të madhe deri në mesatare.

Zona që përfshin Frashërin dhe Parkun Kombëtar "Bredhi i Hotovës" shtrihet në zonën fitoklimatike të Gështenjës (Castanetum) dhe zonën e Ahut (Fagetum). Të dyja këto zona fitoklimatike janë tipike, ku dhe influenca e faktorëve klimatikë nga njëra zonë në tjetrën duket qartë edhe me egzistencën e llojeve. Ky park shtrihet nga 950 m mbi nivelin e detit deri në 1572m (Maja e Taborit) dhe ka nje lartësi mesatre prej 1260m mbi nivelin e detit dhe ka një kundrejtim Veri-Perendim dhe Lindje. vegjetacionit.

Në këtë pyll madhështor gjallërin një faunë shumë e pasur. Llojet kryesorë të faunës të cilat takohen në tërritorin e këtij rajoni por, që më shumë kanë habitate në Park janë: ariu (urcus arctus), ujku (canis lupus), derri i egër (susscrofa), kaprolli (capreolus capreolus), lepuri i egër (lepus europea), ketri (scurcus vulgaris), dhelpra (vulpes vulpes), thëllëza e malit (alectoris graeca) dhe një sërë reptilësh dhe zvaranikësh të tjerë.

Parku Kombëtar "Bredhi i Hotovës", por dhe rajoni në afërsi me Frashërin piktoresk, pavarësisht largimit të banoreve, aktualisht menaxhohet si një qendër rekreativo-turistike, nëpërmejet ruajtjes dhe menaxhimit të burimeve natyrore egzistuese të këtij praku. Ajo eshte quajtur si një nga perlat e gjelbëra të jugut të vendit tonë. Aty tani vepron një administratë e përherëshme e parkut e cila nga viti në vit ka rritur cilësinë e menaxhimit të këtij parku. Gjithashtu vitet e fundit është ngritur edhe një **Qendër**, një ndërtesë mjaft komode, e kompletuar me të gjitha paisjet e nevojeshme, për personelin dhe për vizitorët, mjaft e këndëshme për qëndrim, shplodhje dhe marrje njohurish më të plota për këtë park. Nëpërmjet personelit të shërbimit pyjor në këtë qendër, vizitorët e ndryshëm orjentohen dhe drejtohen që të shijojnë bukuritë magjepëse të këtij parku, por gjithmonë pa i dëmtuar atë.

Në rrethin e Përmetit egzistojne shumë biomonumente: ***Rrepet e Kuqarit, e Grykës së Këlcyrës, Rrapi i Magellarës –afër fshatit Gjinkar, i Zhepes, grumbulli pyjor i Polmenit ( rrap+arre), Bredhi i Kokojkës së Frashërit, i Çarshovës së Vjetër, i Petranit, Selvia e Kishës – Lesusë, Arra e Llukanit – Frashër, Gështenja e Teqesë Frashër, Pylli i Gerhotit – afër fshatit Zhepë, Pylli i Çukës, Pylli i Ropushës.***

***Bredhi i Kokojkës së Frashërit*** është një masiv pyjor me Bredh të Maqedonisë (Abies Borissi Regia) me diametër 30-40 cm dhe lartësi 23-28m, i cili është në gjendje vegjetative mjaft të mirë dhe me pamje tërheqëse.

Gështenja e Teqesë së Frashërit, që është një dru i vjetër rreth 300 vjeçar, afro 20 m i lartë dhe me diameter rreth 90 cm. Ai ndodhet në afërsi të Teqesë se Frasherit.

Si kudo, edhe në kete park dhe zonën për rreth, egzistojnë disa probleme, që sa vjen e po minimizohen. Kështu p.sh. prejet ilegale, të cilat në vitin 97-98 patën fluksin më të lartë, tani kane filluar të fashiten dhe të mbyllen disi ato "plagë" që iu hapën këtij pylli-park, sidomos në afërsi të rrugëve automobilistike. Por përsëri duhet treguar kujdes në mos lejimin e prejeve ilegale për dru zajrri, lëndë ndërtimi, për gjeth apo edhe kullotjet e pakontrolluara afër parkut, në disa raste edhe në brendësi të tij. Problem është edhe gjuetia e paligjëshme. Zhurmat e ndryshme apo kalimi i vazhdueshëm i mjeteve mes për mes parkut stresojnë dhe nuk lejojnë kafshët e shpendët e egra për të kryer shumëzimin dhe shtimin e tyre në këtë park. Problem tjetër janë në disa raste edhe mbeturinat urbane, që krijohen nga vizitorët e ndryshëm, të cilat patjetër duhet të nxirren jashtë parkut.Si theksuam, në afërsi të parkut ka disa fshatra të banuar, me popullsi me gjendje ekonomike të vështirë. Por me gjithë këtë, banorët vendas mbajnë një qëndrim pozitiv ndaj vlerave natyrore të këtij parku, duke mos i demtuar ato. Kjo vjen falë kulturës së lashtë e mjaft të pasur të përmetarëve; pa nënvlerësuar edhe rolin e administratës e të personelit të DSHP – Përmet, veçanerisht të asaj të këtij parku .Vitet e fundit një ndihmesë mjaft të vlefshme kanë dhënë dhe disa OJF mjedisore me anën e realizimit të disa miniprojekteve, sidomos për ndërgjegjësimin dhe sensibilizimin e popullatave lokale. Por nuk duhet nënvlerësuar edhe zbatimi i legjisalcionit, që sa vjen e përmirësohet .Dhe kjo do të realizohet më mirë kur komunitetet vendase të marrin pjesë në menaxhim dhe të përfitojnë sa më shumë të mira të karakterit të ndryshëm nga ky park.

Në lidhje me mirëmenaxhimin turistik të këtij parku duhen mbajtur parasysh edhe faktorët e mëposhtëm: Hartimi i një Plan Menaxhimi shkencor, ku të përfshihen edhe pjesëmarrja e komuniteteve lokale, si një domosdoshmëri imediate; bashkepunimi me komunitetin vendas në menaxhim-vendimarrje dhe përfitim; të minimizohen impaktet negative të shkaktuara mbi këtë park nga prerjet ilegale - gjueti – kullotje - zjarre etj; të vazhdojë përmirësimi i infrastrukura rrugore deri në Frashër dhe më tej; bashkepunimi me OJF mjedisore dhe pyjore. Infrastruktura në park duhet të përmirësohet, pa prishur virgjërine dhe natyralitetin e rrallë të këtij parku, të ruhen dhe të shtohen popullatat e kafshëve e të shpendëve të egra nëpërmjet futjes në park edhe të kafshëve dhe shpendëve të egra, të importuara, të menaxhohen drejt mbetjet urbane, duke i larguar ato jashtë parkut. Ne sezonin e shtimit e shumëzimit të faunës të minizohen zhurmat njerëzore dhe të mjeteve motorrike etj.

Këto pasuri të vlera natyrore të Përmetit dhe rajonit Hotovë-Frashër, klima malore e pastër, mikpritja dhe bujaria përmetare, por dhe guzhina e shkëlqyer bashkë me verën dhe rakinë e mirënjohur, janë tani dhe për të ardhmen faktorët kryesorë për tërheqjen e njerëzve që të vinë ti shijojnë këto bukuri dhe të qëndrojnë aty disa ditë e javë, të ripërtrinë shëndetin dhe të largojnë stresin e punës, të zhurmës apo të pluhurit, të shkakërtuar në qëndrat urbane të banimit.

### 2. *Konsiderata mjekësore për rekreacionin e shëndetit në zonën malore të Frashërit*

Moti dhe klima kanë një ndikim të fortë në lidhje me sektorin e turizmit dhe rekreacionit. Nga pikpamja epidemiologjike, shëndetit publik dhe trajtimit shëndetësor ka një ndikim klimatik në lidhje me shëndetin. Ndër ndikimet potenciale të ndryshimeve klimatike në shëndetin njerëzor janë efektet direkte të sëmundjeve të shkaktuara nga ndotjet dhe polenet.

Studimet epidemiologjike kanë treguar për lidhje ndërmjet ndotjes ajrore me partikula të imta, veçanërisht partikula ndën 10 mikron (PM 10) dhe zhvillimit të acarimeve të astmës dhe sëmundjes pulmonare obstructive kronike. Studimet kanë treguar që klima e karakterizuar me erë në vazhdimësi, me lagështi të ulur dhe koncentrim të joneve negative të rritur, me koncentrim të ulët të ndotësve kimikë, siç ndodh në zonën e Frashërit, kanë ndikim pozitiv në lidhje me sëmundjet kronike të mushkërive. Ka përmirësim të -frymëmarrjes dhe reduktim të hiper-reaktivitetit bronkial.

Këta faktorë klimatike mund të shërbejnë si ndihmues në prevenimin dhe mjekimin farmakologjik të sëmundjeve obstruktive kronike të mushkërive dhe të sëmundjeve të tjera në përgjithë që kanë lidhje me ndotjen e ajrit. Gjithashtu, ambjenti i zonës së Frashërit ndikon në relaksim dhe qetësim neuropsikik.

### *4. Disa të dhëna tekniko – ekonomike*

***4.1. Godina e qendrës:*** Godina e shkollës së mesme të ristrukturohet në pajtim me kërkesat e një qendre rekreacioni. Ajo duhet të ketë mjediset e kontrolleve mjekësore, laboratorin, dhomat e fjetjes, sallat e restorantit, barit, bibliotekës, të ndënies dhe argëtimit, e konferencave, mjediset administrative, banjot e tualetet, fusha sportive. E ndodhur në këmbët e malit Kokojka e Frashërit, i mbuluar me pyll pishe e bredhi, godina do të rrethohet me kopsht dhe pemë dekorative. Ajo do të jetë midis një gjelbërimi.

### *4.2. Rregullimi i qendrës së Frashërit dhe Muzeut të vëllezërve Frashëri*

Godina e shkollës që propozohet të kthehet në qendër rekreacioni dhe Muzeu i tre vëllëzërve Frashëri ndodhen në qendër të fshatit. Propozohet që qendra të rregullohet sipas një plani urbanistik, duke u rregulluar rruga kryesore dhe ato anësore, si edhe të ndërtohen lulishte, që ajo të marrë pamjen e një vendi të kulturuar e jo të lënë pasdore. Muzeu ka nevojë të rregullohet dhe rinovohet sipas një projekti tashmë të paraqitur në organet shtetërore përkatëse.

Për fat të keq, muzeu pësoj shkatërimet e vitit 1997. Më pas, u shkurtua deri sa u hoq fare personeli i Muzeut. Vitet e fundit, i janë bërë disa riparime të vogla të çatisë, dhe vullnetarisht, një nga punonjësit e mëparshëm, bën përpjekje për ndonjë mirëmbajtje të vogël e pastrim. Duke vlerësuar rëndësinë e Muzeut, jo vetëm thjesht si një kujtesë e shquar e historisë së kombit, por edhe për ta kthyer atë në një vatër edukimi për gjithë vendin, si edhe një qendër kulturale turistike, është e domosdoshme të ndërmerret një projekt i cili të ketë si objektiv ringritjen dhe rinovimin e muzeut të vëllezërve Frashëri. Për këtë duhen realizuar detyrat e mëposhtme: Te restaurohet në nivel bashkëkohor godina, mjedisi rrethues i saj dhe të gjitha sallat, duke i pajisur me dokumentacione të reja, me librat ë vëllezërve Frashëri ose fotokopjet e tyre, me harta e skema të reja etj. Duhet të ngrihet arshiva e Muzeut, të pasurohet periodikisht dhe të pajiset me bazën e duhur kompjuterike. Një nga mjediset e Muzeut të kthehet në sallë konferencash, duke e pajisur edhe teknikën bashkëkohore për projektim të kumtesave, shfaqje dokumentarësh, qendër zëri, etj. Është e domosdoshme të rihapet organika e personelit, të paktën për dy persona: një guide-arshivist-mirëmbajtës dhe tjetri roje.

### 4.3. Grafiku i punëve

***4.3.1. Përpilimi i projekteve teknike*** së bashku me preventivin e detajuar për ristrukturimin e gadinave të shkollës dhe të Muzeut të vëllezërve Frashëri si edhe mjediset për rreth, për restaurimin e sallave të Muzeut të vëllezërve Frashëri dhe pajisja e tyre me eksponatët e dokumentacionet përkatëse, si edhe me pajisjet dhe aparaturat e duhura, për rregullimin e qendrës së fshatit, midis godinës së shkollës dhe godinës së Muzeut të vëllezërve Frashëri, si edhe për rregullimin dhe asfaltimin e rrugës nga fshati Kosinë (rruga nacionale Këlcyrë-Përmet) e deri në Frashër. Komuna ka paraqitur edhe buxhetin paraprak sipas zërave të mësipërm.

***4.3.2. Zbatimi i projekteve*:** Pas miratimit të projekteve teknike, të lejeve përkatëse të ndërtimit, si edhe të buzhetit për këto ndërtime, fillon faza e zbatimit të tyre sipas një grafiku tekniko-organizativ të posaçëm, që përcaktohet në varësi të hapjes së fondeve përkatëse.

#### 4.3.3. Promovimi dhe popullarizimi i ndërtimeve në Frashër

Krahas me miratimin e projekteve dhe fillimin e punimeve duhet të bëhet edhe informimi i komuniteteve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni dhe në vendet e huaja, për mundësitë që do të krijohen në Frashër për rekreacionin e shendetit në kushtet e klimës malore të pastër, si edhe për organizimin e ekoturizmit kulturor dhe historik. Për këtë programohen veprimtari të ndryshmë: Emisione radiofonike dhe televizive, botimi i flet-palosjeve dhe guidave turistike, botimi i broshurave mbi rehabilitimin e shëndetit në vende me klimë malore dhe bukuri natyrore të mëdha, organizimi i veprimtarive kulturore-patriotike-artistike në Frashër në datat jubilare, organizimi i agjencisë turistike në Përmet për të siguruar udhëtimin Përmet-Frashër. Lidhja e saj me agjencitë turistike të vendit dhe jashtë tij, thirrja për sponsorë nga komuniteti i biznesit në Shqipëri dhe jashtë vendit.

Parashtrimin publik të këtij projekti sot po e bëj me qëllim për tu bërë apel organeve të pushtetit qendror në Tiranë dhe komunitetit të biznesit përmetar dhe jo vetëm, për të dhënë

ndihmesën me qëllim që Frashëri të ringjallet dhe transformohet në një qendër të ekoturizmit kulturor e patriotik, i bindur se Bashkia e Përmetit me në krye Zotin Gilbert Jace dhe Komuna e Frashërit me në krye Zotin Vangjel Prifti dhe do të përpiqen për këtë problem.

***Prof. Dr. Alfred Frashëri***

# NXEHTËSIA E TOKËS ËSHTË BURIM PËR NGROHJEN/FRESKIMIN E EKONOMIK TË GODINAVE

**Ngrohja një problem i shtruar për zgjidhje**

Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit nënkuptojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por këto ujëra janë zakonisht të rralla dhe të pakta. Ajo që ka kudo, në sasi të mëdha dhe që nxirret me shpenzime të vogla, është nxehtësia e ujit të shtresave ujëmbajtëse pranë sipërfaqësore dhe e vetë këtyre shtresave. Shfrytëzimi i kësaj nxehtësie është aktualisht drejtimi kryesor i përdorimit të energjisë gjeotermale. Energjia elektrike e konsumuar për ngrohje ka qenë 27.4% e prodhimit total e energjisë elektrike në Shqipëri në vitin 2003. Në vitin 2020 do të rritet 111% kerkesa energjetike për ngrohjen/freskimin e godinave dhe ujë të ngrohtë ndaj 2003.

Bashkimi Evropian (BE), për të përballuar sfidat e mëdha energjetike me të cilat që përballet, ka vendosur një politikë ambicioze energjetike, e cila mbulon gamën e plotë të burimeve të energjisë nga karburantet fosile, tek energjia bërthamore dhe burimet e rinovueshme (diellore, era, biomasa, **gjeotermale**, hidro-elektrike dhe të baticës). Në DirektivëN 2009/28/EC parashikohet që të shkojë drejt 100% kontributi i energjve të rinovueshme në Europë për ngrohjen dhe freskimin e godinave..

Nxehtësia e tokës është energji alternative e qëndrueshme, miqësore me mjedisin, prandaj edhe potenciali real i saj mund dhe duhet shfrytëzuar edhe në Shqipëri. Strukturat gjeologjike në territorin shqiptar kanë fluks nxehtësie të aftë për tu vënë në shfrytëzim. Ka edhe shumë burime dhe puse të ujrave termale, të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët, të cilët japin ujëra me temperaturë deri 65.5 $^{o}$C dhe me prurje deri 15 l/sek. Për të filluar shfrytëzimin e kësaj energjie në Shqipëri, duhet të sensibilizohet opinioni publik, administrata publike, komuniteti i biznesit dhe investitorët shqiptarë për efektivitetin e saj. Aktualisht në Shqipëri ekzistojnë studime gjeotermale, hidrogjeologjike, hidrokimike dhe biologjike të ujërave termale, si edhe studime mjekësore. Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës, botoi "Atlasi i burimeve të energjisë gjeotermale në Shqipëri" (2004), si edhe monografinë "Burimet e energjisë gjeotermale në Shqipëri dhe platformë për shfrytëzimin e saj" (2010). Mbështetur në kapacitetet e energjisë gjeotermale në Shqipëri, si edhe në përvojën boterore të shfrytëzimit të kësaj energjie me teknologji moderne dhe me efektivitet ekonomik të lartë, tërheqim vëmendjen e komunitetit të biznesit shqiptar se ka mundësi të krijoje bisnese të reja fitim prurëse në disa drejtime:

**1. Shfrytëzimi integral dhe kaskadë i nxehtësisë** së ujërave gjeotermale. Shfrytëzimi i tyre lehtësohet nga fakti se ato përgjithësisht ndodhen në zona të zhvilluara nga ana urbane në Shqipëri. Deri tani vetëm disa ujëra të burimeve termale, si ato të Lixhave në Elbasan, Në Bilaj të Fushë Krujës, të Peshkopisë etj shfrytëzohen vetëm për kurimin e sëmundjeve të ndryshme. Këto ujëra mund të shfrytëzohen me efektivitet të lartë ekonimik për ekoturizmin gjeotermal, mund të ndërtohen hotele me pishina me ujë të ngrohtë, me sauna, me salla e fusha sportive, me lokale argëtimi, klinika mjekësore moderne, për të tërhequr edhe pacientë të huaj, që duan të shfrytëzojnë vetitë e rralla kuruese të shumë ujërave termale të vendit tonë. Për ngrohjen e serave dhe zhvillimin e akuakulturës, rritje rrasati të peshve dekorative, si edhe të algave me të cilat prodhohen pomadat më të shtrenjta për shumë sëmundje dhe kozmetike. Nga këto ujëra mund të nxirren kripëra natyrale dhe e mikroelementë të dobishëm, si edhe të industrializohen ujëra minerale që të janë të pijshëm.

**2. Ngrohja dhe freskimi i banesave** me sistemin modern *pus-këmbyes vertikal nxehtësie-pompë gjeotermale nxehtësie*. Ky duhet të jetë drejtimi kryesor i përdorimit të energjisë gjeotermale. Këto sisteme, për të njëjtën kapacitet termik, konsumojnë rreth 3-5 herë më pak energji elektrike, në krahasim me kondicionerët me pompa nxehtësie ajër-ajër, që përdoren sot në vendin tonë. Ngrohja gjeotermale është mbi katër herë më të lirë sesa ngrohja me kaldajë me naftë. Nxehtësia nga shtresat e tokës mund të nxirret me anën e këmbyesve të nxehtësisë, që instalohen në shpime 30-150 m të thellë (Fig. 1,a). Uji që qarkullon nëpër këtë këmbyes nxjerr nxehtësinë nga shtresat e Tokës. Shfrytëzohet edhe nxehtësia e ujërave nëntokësore ose e liqeneve e deteve (Fig. 1.b).




Fig. 1. Nxjerrja e nxehtësisë nga nën toka, me anën e këmbyesit vertikal të nxehtësisë në pus 100 m të thellë ose duke marrë ujë nga nëntoka.

*Aktualisht këto janë sistemet më moderne, me efektivitetin ekonomik më të lartë dhe konsumin më të vogël të energjisë elektrike, me teknologji më të përparuar miqësore me mjedisin. Ato po bëhen gjithënjë e më shumë më popullore dhe kërkesa për to është vazhdimisht në rritje, rreth 3.5 her*ë *nga viti 2010 deri n*ë *2020.* Sot në botë ka mbi një milion instalime të tilla për ngrohjen e shtëpive të banimit por edhe godinave me sipërfaqe deri në 160.000 m$^2$, duke patur një koeficient kursimi të energjisë deri në 5. Për shebull, në Gjermani aktualisht ka mbi 50 mijë instalime. Vetëm në vitin 2005 atje janë montuar 6.799 pompa gjeotermale nxehtësie dhe vetëm 1.526 kondicionerë me pompa ajër-ajër. Sipas përllogaritjeve, për një prurje uji prej 20 l/sek dhe reduktim të tremperaturës prej 8$^o$C në pompë, mund të gjenerohet një burim nxehtësie prej 672 kW, të mjaftueshëm për të ngrohur 11.000 m$^2$ sipërfaqe të godinës. Në veçanti, përdorimi i sistemeve gjeotermale po përjeton një zhvillim nga viti në vit më të madh edhe në vendet për rreth Mesdheut.

**3. Tabloja e energjisë gjeotermale e shtreseve pranë sipërfaqësore në Shqipëri.**

Ashtu si kudo, edhe në Shqipëri shtresat pranësipërfaqësore të Tokës kanë nxehtësi me rezerva të tilla që lejoinë të shfrytëzohet nxehtësia e tyre për të ngrohur/freskuar godinat publike (zyra, spitale, bibioteka, shkolla, teatro e kinema, godina aeroporti etj), blloqe banesash e vila për banim, si edhe sera për bujqësinë, duke shfrytëzuar sistemet moderne të ngrohjes. Shpërndarja e fushës termale në pajtim me vlerat e gradientit gjeotermal në shtresat pranësipërfaqësore, tregon se temperatura mesatare në thellësinë 100m ka vlera si mëposhtë vijon: në zonën bregdetare 17.8 $^o$C, në zonën perëndimore fushore-kodrinore 18.0 $^o$C dhe zonat kodrinore-malore 14.7 $^o$C.

**4. Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse pus - këmbyes vertikal nxehtësie - pompë gjeotermale nxehtësie.** Vlerësimet ekonomike për sistemet ngrohës të ndryshme, në disa vende tregojnë se sistemi

gjeotermal ngrohës ka kosto njësi vjetore 2-5.5 Euro/m$^2$, sistemi me naftë rreth 19.8 Euro/m$^2$, sistemi me kondicioner rreth 15.5 Euro/m$^2$. Prandaj, ngrohja me sistemet gjeotermale është mbi katër herë më të lirë sesa ngrohja me kaldajë me naftë.




Kosto vjetore e ngrohjes me sisteme të ndryshme. 1- Gjeotermal; 2- Naftë;

3. Kondicionerë ajër-ajër; 4. Radiatorë elektrikë.

Çmimi i energjisë për ngrohjen me sistemin gjeotermal luhatet 2,65 deri 4.46 cent/kWh, në varësi të sistemit të burimit të nxehtësisë, ndërsa për ngrohjen me kaldajë me naftë çmimi arrin deri 13 cent/kWh.

Nga të dhënat e literaturës rezulton se kosto e investimit për sistemet e ngrohjes gjeotermale luhaten 34-216 Euro/m$^2$ të sipërfaqes së godinës,në varësi të burimit të nxehtësisë dhe teknologjisë së përdorur. Kjo kosto është rreth 35,7% më e madhe në krahasim me atë të sistemeve me kaldajë. Megjithë këtë kosto ndërtimi më të lartë, sistemet gjeotermale kanë marrë zhvillim më të madh se sistemet ngrohëse më kaldajë me naftë për disa arsye:

*Konsiderata ekonomike*. Kosto vjetore e "karburantit" të sistemit gjeotermal (energjia elektrike për pompën e nxehtësisë dhe pompën e qarkullimit të ujit nga pusi) është në mënyrë të konsiderueshme shumë më e ulët sesa kosto e karburantit të një kaldaje me naftë ose gas. Për koeficient performance 3.5, kursehet deri 71% e energjisë elektrike dhe prandaj koha e kthimit të shpenzimeve është më e shkurtër.

*Konsiderata mjedisore*. Sistemi gjeotermal është një sistem mjedisor i pastër që nuk çliron gaze. *Mbështetje qeveritare*. Qeveritë e disa vendeve japin një mbështetje për ndërtimin e instalimeve gjeotermale.

Për një vlerësim të plotë po paraqesim një preventiv, me qëllim që të analizohen dy probleme: kosto e instalimit të sistemit dhe shpenzimet për energjinë elektrike ose për konsumin e naftës për sisteme të ndryshme ngrohëse, sipas çmimeve aktuale në Shqipëri.

**Godina: Universiteti "Fan Noli", Korçë**

Sipërfaqja e përgjithëshme: 1.200 m$^2$; kapaciteti për ngrohje 134 KW, periudha e ngrohjes 1836 orë/vit. Në figurat 2-a, b paraqiten grafikët e kostos për konsumin e energjisë elektrike ose të naftës, si edhe kosto e përgjithëshme të instalimit dhe të konsumit të karburantit ose energjisë elektrike gjatë një dekade pune të instalimeve me sisteme të ndryshme ngrohjeje. Në fig. 4 tregohen grafikët e differences së shpenzimeve kumulative vjetore për naftë dhe energji elektrike për sistemet ngrohës dhe e kostove të instalimit të sistemeve ngrohës të ndryshëm. Duket qartë se p*eriudha e vetshlyerjes së investimeve luhatet nga* 2.2 vjet deri në 5 vjet




a)




b)




c)




d)

Fig. 1. Kosto e instalimit dhe e shpenzimet vjetore për karburant dhe energji elektrike për sistemet ngrohës (a); Shpenzimet vjetore për naftë dhe energji elektrike për sistemet ngrohës (në Euro)( b); Grafikët e differences së shpenzimeve vjetore për naftë dhe energji elektrike për sistemet ngrohës dhe e kostove të instalimit të sistemeve të ndryshme ngrohës (në Euro) (c); Kosto në Lek/kWh për ngrohjen e godinës së Universitetit "Fan Noli"të Korçës, pas periudhës së vetshlyerjes së investimeve për instalimin e sistemit ngrohës (d)

Legjendë: Seria 1: Sistemi pus-pompë nxehtësie gjeotermale, Seria 2: Pus-këmbyes vertikal nxehtësie-pompë nxehtësie gjeotermale; Seria 3: Sistemi me kaldajë, për naftë me çmim 1,2 Euro/litri; Seria 4: Sistemi me kaldajë, çmimi i naftës 0.8 Euro/litri.

Nga vlerësimet e bëra rezulton se kosto njësi e instalimit luhatet 59,3-109,3 Euro/$m^2$, në varësi të burimit të nxehtësisë. Në figurën (d) jepet grafiku i kostos në lekë për një njësi (kW) të ngrohjes. Duket qartë se sistemi gjeotermal ka koston më të vogël se të gjitha sistemet e tjera.

## Shembuj nga përdorimet e sistemeve ngrohëse/freskuese gjeotermale në Shqipëri

Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë gjashtë zbatimet e para të pompave të nxehtësisë ujë-ujë për të cilat duken lavdëruar projektuesit dhe zbatuesit. Këto shembuj duhet të shërbejnë edhe si nxitje për të bërë në këtë drejtim, qoftë edhe aqë sa fqinjët tonë kanë realizuar disa vite më parë.. Por, përdorimi i sistemeve gjeotermale në Shqipëri është fatkeqësisht larg kërkesave dhe mundësive.

Në vitet 1990-1993, u ndërtua imprianti i pare nga Prof. Dr. Burhan Jukniu në Departamentin e Energjetikës, Universiteti Politeknik i Tiranës. Është ndërtuar i pari sistem ngrohës gjeotermal me anën e pompës së nxehtësisë ujë-ujë në shkollën **profesionale të Ersekës**, të propozuar nga misionari fetar amerikan Marku. Zbatimi i dytë është ngrohja dhe freskimi i pjesës së bisnesit në **Pallatin e Kulturës** në Sheshin Skënderbej në Tiranë. Sistemi gjeotermal u projektua në vitin 1994 dhe u ndërtua në virin 1996 nga kompani italiane. Centrali ka dy pompa gjeotermale ujë-ujë me fuqi të përgjithshme në ngrohje 500 kW dhe konsumon 123 kW, duke patur një koeficient performance COP=4.06. Për ngrohje dhe freskim të godinës kursehen 186.992 Euro/vit. Instalimi i dytë madhor në Tiranë është ai për ngrohjen dhe freskimin e të dy **kullave binjake** në Bulevardin Dëshmorët e Kombit, i projektuar dhe realizuar nga Prof. Dr. Inxh. Ramadan Alushi. Fuqia e përgjithshme e sistemit ngrohës: 1.200 kW. Në mungesë të shpimeve në sheshin e godinave, ringrohja e ujit që del nga pompat e nxehtësisë ujë-ujë për rreth $5^{o}C$ më i ftohtë sesa ai që futet në pompë, bëhet me një kaldajë të vogël, duke përfaqësuar një skemë origjinale. Për ngrohjen dhe freskimin e godinave kursehen: 170.128 Euro/vit. **Shkolla e Mesme "Peter Mahringer**", për teknologji informacioni, pranë Kuvendit Franceskan, Shkodër, e realizuar në vitin 2009 me investimet e Austrisë. Është instalimi madhor i katërt në Shqipëri. Projektimi dhe ndërtimi i sistemit ngrohës/freskues dhe i ventilimit të godinës u realizua nga ArchiMED Studio, Tiranë, nën drejtimin e Dr. Fatos Tushe. Duke përdorur sistemin gjeotermal për ngrohjen e shkollës kursehen në vit 43397 Euro. Një grant i Programit të Zhvillimit të Kooperimit Ndërkomtar i Ministrisë së Punëve të Jashtme të Slovenisë dhe i Bashkisë së Korçës krijoi mundësinë që në vitin 2010 të ndërtohej sistemi Pus-Këmbyes vertikal nxehtësie-Pompë nxehtësie ujë-ujë për ngrohjen e Kopshtit të fëmijëve Nr. 14. Përdoret një pompë nxehtësie ujë-ujë me fuqi 22.7 kW, me koeficient performance 3,9. Studimi mbi efektivitetin ekonomik të pëortimit të sistemit gjeotermal për ngrohjen e këtij kopshti, që kreu Bashkia e Korçës gjate vitit të parë të përdorimit të sistemit, tregoj me shembull konkret efektivitetin e mirë ekonomi të tij, në raport me konsumin specifik të energjisë elektrike për ngrohjen e godinës, si edhe koston specifike për këtë ngrohje, në krahasim më dy kopshte të tjerë po në Korçë: kopshtit Nr. 14 me 646 lekë/$m^2$, kopshtit Soros me 948,36 lekë/$m^2$ dhe kopshtit Nr. 17 me 706,4 lekë/$m^2$. Është realizuar ngrohja gjeotermale edhe e një kishë në qytetin e Bilishtit.

Le të shërbejnë këto shëmbuj si nxitje për ti hapur rrugën e zbatimit edhe në Shqipëri të sistemeve moderne dhe efektive për ngrohjen/freskimin e godinave madje edhe të serave, të sistemeve miqësore me mjedisin.

### *Thirrje për investim, në vend të përfundimeve*

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës dhe tepër e rëndësishme, veçanërisht më kushtet e importit të sasive të mëdha të energjisë elektrike. Një ndër rrugët e duhura është përdorimi i energjisë gjeotermale. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërore ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me gaz.

Për të zgjeruar këtë drejtim të ri, të përdorimit të energjisë gjeotermale, tashmë të hapur edhe në Shqipëri, ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e bisnesmenëve që tregëtojnë naftë e gaz, mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet. Edhe biznesmenët, që realizojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistët që punojnë për ta, është e domosdoshme, që pas përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet me kondicionerë ajër-ajër, ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më ekonomike, në kushtet e ekonomisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, komuniteti i biznesmenëve shqiptarë do të ndodhet përpara faktit që sistemet modernë do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga vendet fqinjë, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh.

Me realizimin e këtij objektivi i bëhet apel administratës shtetërore që mbulon problemet energjetike, komunitetit të biznesit si edhe opinionit tekniko-shkencor, që të krijojnë mundësi për të bërë ngrohjen e banesave sa më ekonomike dhe sa më mirë. Shteti, me levat e veta ekonomike duhet të stimulojë futjen edhe në Shqipëri të këtyre sistemeve moderne dhe shumë ekonomike e miqësore me mjedisin. Komuniteti i biznesit duhet ti njohë dhe të investojë për ndërtimin e tyre, duke hapur rrugë për biznese të reja në plan kombëtar. Universitet teknike të shpërndajnë njohuritë për këto sisteme bashkëkohore dhe të bëhen nxitës të zbatimit të tyre në Shqipëri.

Alfred FRASHERI

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Univerisiteti Politeknik i Tiranës.

**Gazeta TELEGRAF,** 20 shkurt 2013

**MOS SHKATËRRONI MONUMENTET E NATYRËS DHE TË HISTORISË**

Krahina e Përmetit është e pasur me burime energjetike të rinvueshme, miqësore me mjedisin, të cilat presin të vihen në shfrytëzim për të siguruar një zhvillim ekonomik dhe social të qëndrueshëm të krahinës. Jane të shumtë edhe monumente të shquar të histories dhe kcultures. Ë monumenteve të historise dhe të kultures.

*Energjia e ujit*: Lumi Vjosa, dhe lumenj të tjerë më të vegjël të krahinës kanë potencial hidroenergjetik të madh. Në krahinë ka edhe shumë burime ujërash nëntokësore, kryesisht në dy shpatet e luginës së Vjosës.

*Energjia Gjeotermale*: Nga lumi i Lëngaricës deri në lumin Sarandaporo shtrihet një brez gjeotermal, i cili vazhdon edhe tej në territorin grek. Në këtë brez ndodhen burimet gjeotermale të Bënjës në shtratin e lumit të Lëngaricës, burimi i avullit në Postenan dhe burimet në grykën e Vromoneros në shpatin verior të lumit Sarandaporo.

*Energjia e diellit*: Krahina e Përmetit karakterisohet nga një periudhë e me 2100 - 2300 orë me diellë në vit dhe 3,70-4.11 kWh/m2. Nxehtësia diellorë në Shqipëri ka vlerë mesatare rreth 129.3 Kcal/(cm-1.vit).

*Energjia e erës*: Në zonat kordrinore të krahinës shpejtësia mesatare e erës është rreth 2.1-3.0 m/sek gjatë 3000-4500 orëve në vit. Por ka edhe zona ku erërat kanë shpetësi më të madhe.

Për ti shfrytëzuar këto energji me efiçiencë të lartë ekonomike ka ardhur koha që të ndërmerren studime dhe projekte që të kenë si drejtim kryesor mbështetjen dhe zhvillimin e qëndrueshëm burimeve energjetike, mjedisore dhe kulturore, si edhe ruajtjen dhe mbrojtjen e tyre.

Në këtë artikull do të ndalemi në platformën dhe skenarët e shfrytëzimit të energjisë gjeotermale.

Realizimi i këtyre studimeve dhe projektieve do të përmirësojë bilancin energjetik të krahinës dhe do të ketë impakte të rëndësishme për ekonominë dhe zhvillimin e qëndrueshëm. Do të transferohen teknolgji të reja moderne për shfrytëzimin e energjive të rinovueshme në krahinë, do të mbrihen natyra dhe mjedisi, do të happen biznese të reja dhe vende punë, duke kontribuar në zhvillimin e qëndrueshëm dhe përmirësimin e jetësës së komunitetit.

**Ujërat termale të Përmetit**

Në Përmet, burimet gjeotermale ndodhen tek Ura e Katiut në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit të mirënjohur të Bënjës, 7 km në jug-lindje të Përmetit, në vijë të drejtë. Të ndodhura në një zonë me pamje e bukuri të jashtëzakonshme, si edhe për vetitë e tyre kuruese shumë të mira, këto ujëra termalë janë të njohura qysh

lashtësi, në periudhën romake, prandaj edhe fshati ka marrë emrin nga latinishtja “banjë”. Në Bënjë, ka 8 burime me temperaturë nga 23 deri në 30oC dhe me prurje 8 deri në më shumë se 40 litra/sek, secili, që ndodhen përgjatë një brezi rreth 500 m të gjatë, në të dy anët e lumit: 4 burime në shpatin e djathtë (1-4) dhe 4 në të majtin (5-8). Uji buron në përgjithësi në nivelin e ujit të lumit, nën të ose 1-2.5 më lart tij.

Burimet gjeotermale të energjisë së entalpisë së ulët si ato të brezit Bënjë-Sarandaporo. përbëjnë bazën për përdorim të suksesshëm të teknologjive moderne për përdorim integral dhe kaskadë të kësaj energjie, miqësore me mjedisin, duke patur efektivitet ekonomik të mirë. Përdorimi integral nënkupton shfrytëzimin në kompleks të energjisë gjeotermale së bashku me energji të tjera të rinovueshme, si atë diellore, me sistemin e pompave të nxehtësisë ujë-ujë, si edhe në raste të veçanta edhe me energjinë e erës dhe të biomasave, pa përjashtuar lëndët djegëse për situata klimatike ekstreme. Shfrytëzimi kaskadë përfaqëson përdorimin e energjisë gjeotermale në të gjithë diapazonin e nxehtësisë së ujit të burimit, nga temperaturat më të larta deri sa të arrihet në temperaturën e mjedisit, kur uji nuk ka më nxehtësi të shfrytëzueshme.

Kjo zonë termominerale me bukuri të rrallë natyrore, e ndodhur pranë rrugës nacionale Përmet - Greqi, si edhe në afërsi të monumenteve të natyrës, të kulturës dhe të historisë, i ka të gjitha kushtet të kthehet në një qendër të rëndësishme ndërkombëtare pushimi-ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik dhe kulturor, në një qendër gjeotermale nga më të mirat evropiane. Vlerat kurative të ujit termo mineral dhe kushtet gjeografike krijojnë të gjitha kushtet që këto burime të të frekuentohen nga dhjetra mijëra turistë e pacientë shqiptarë nga të gjitha trevat si edhe të huaj gjatë vitit. Shfrytëzimi i ujërave termale të burimeve ose të puseve lehtësohet nga fakti se ato përgjithësisht ndodhen në zonë të zhvilluar nga ana urbane.

Skenari i zbatimit të teknologjive moderne në burime e Bënjës është përcaktuar nga parametrat gjeotermalë: fluksi i nxehtësisë së Tokës, temperatura e ujit, prurja dhe kimizmi i ujërave termominerale, si edhe faktorët gjeografikë-ekonomikë-socialë, urbanistikë, transportit, ekologjikë dhe të peizazhit të zonës gjeotermale:

• Qendra gjeotermale ripërtritëse-turistike, me pishina me ujë të ngrohtë mineral dhe të ëmbël, të hapura dhe të mbyllura, me sauna dhe salla masazhesh e sportive, fusha sporti, etj.

• klinika mjekësore për banjo termale me ujë dhe baltë,

• Ngrohja e godinave dhe të serave,

• Ujë të nxehtë sanitar,

• Instalime akuakulture: rritje rrasatesh peshku e peshk,

• Kultivimi i asparagus,

• Tharrje frutash e perimesh,

• Industrializimi i ujërave mineralë të pijshëm.

Në verë: uji i nxehtë i burimeve të Bënjës me temperaturë rreth (28-30) gradë celsius përdoret për të mbushur pishinat. I ngrohur me energjinë diellore deri në temperaturën 38 °C do të përdoret për banjat termale individuale, ndërsa në temperaturë mbi 55 °C për sauna. Ujë tepërt i burimeve dërgohet në vaskat e rritjes së peshkut. Në kombinim me panelet diellore ngrohet uji sanitar për hotel-klinikën, dushe, etj.

Në dimër: ujit termomineral të ngrohtë (t=28-30) °C të këtyre burimeve, i merret një sasi nxehtësie në impiante të ndryshme dhe, pasi uji të arrijë temperaturën rreth 15oC, dërgohet në sisteme panele diellore dhe për të furnizuar pompa nxehtësie ujë-ujë. Këto sisteme komplekse japin ujin e nxehtë në temperaturën (55-75) °C për nevojat e qendrës gjeotermale. Nga ky sistem kompleks, uji ndahet e dërgohet në drejtimet e duhura. Edhe gjatë ditëve dimërore me diell, në sistem futen në punë edhe panelet diellore për ngrohjen e ujit sanitar. Me sasinë e përgjithëshme të ujit të ngrohtë me temperaturë 30oC, mund të realizohet ngrohja:

- E fushave me sistem tubacionesh të futura disa centimetra në tokë, ku kultivohen asparagus dhe sallata të ndryshme, p.sh. marule, që kërkojnë temperaturë optimale rreth 14oC, të truallit.

- Me ujin e ftohur në këto fusha, deri në temperaturën 10-15oC,- furnizohet nëpërmjet këmbyesve të nxehtësisë pompa nxehtësie ujë-ujë pët ta ringrohur uji dhe për ta çuar në sera, ku mund të kultivohen perime dhe lule të ndryshme.

I vetëm burim avulli në Shqipëri, burimi i Postenanit duhet të shërbejë si laborator shkencor për të vlerësuar thellësinë e formimit të ujit termomineral, kohën e formimit, për të përllogaritur gjeotermometrat, si edhe për të studiuar dhe vlerësuar kushtet në të cilat avulli arrin deri në sipërfaqen e tokës.

Zhvillimi i qëndrave gjeotermale moderne në Shqipëri duhet të kalojë së pari nga rindërtimi dhe ristrukturimi i hotel-klinikave ekzistuese për tu dhënë atyre parametrat mjekësorë, të jetesës dhe të rehatisë në pajtim me kërkesat dhe nivelin e sotëm të qëndrave analoge. Gradualisht të kompletohen me të gjitha veprimtaritë e tjera të përshkruara më lart. Të rindërtohen shtëpitë e Bënjës dhe të Postenanit për të pritur klientët turistë. Por për realizimin e kësaj, kërkohet të krijohet baza teknike dhe organizative për ndërtimin e qendrave moderne gjeotermale. Këto qendra do të kontribuojnë edhe për mbrojtjen e mjedisit dhe niveli i ruajtjes së pastërtisë së tij do të përmirësohet, duke siguruar mbrojtje të mirë të ekosistemeve të zonat gjeotermale. Do të krjohen biznese të reja dhe do të

happen vende pune për të përmirësuar jetesën jo vetëm të komunitetit tek burimet.

Përmeti dhe Bënja mund të bëhen qendra turistike të rëndësishme, gjithëvjetore, nëse të rregullohen shtëpitë e Bënjës për të pritur vizitorët, të pyllëzohet vendi dhe burimet e mjedisi për rreth do të sistemohen, duke ruajtur të virgjër natyrën dhe duke shmangur betonin. Këto burime janë Monumente të Natyrës dhe zona është monument historic me shpellat e saja të lashtësisë, të rrallë dhe të jashtëzakonshëm. Pranë tyre ndodhen shpellat prehistorike të Bënjës dhe kanioni i mirënjohur i Lëngaricës.

Hidrotermat që vijnë nga thellësia mbi dhjetë kilometra dhe me temperature mbi 200 gradë Celsius, përzjehen me ujërat nëntokësore pranë sipërfaqësore, ftohen dhe burojë nëpër çarjet tektonike. Në Bënjë ato burojnë në të dy anët e shtratit të lumit Lëngarica. Kështu që midis hidrotermave të thellësisë, ujërave nëntokësore pranë sipërfaqësore dhe që nga shtrati i lumit filtrojnë në thellësi. Në shekuj është vendorur një ekulibër i caktuar në karakteristikat e sistemit të burimeve termale të Bënjës: numri i burimeve dhe vendvendosja e tyre, temperature e ujit dhe prurja e burimeve.

Vendimi për ndërtimin e dy hidrocentraleve në rrjedhën e poshtme të lumit Lëngarica, do të prishë regjimin hidrik të sistemit të sistemit të burimeve temale të Bënjës dhe atje do të ndodhin ndryshime të regjimit hidrik të tyre. Këtyre ndryshimeve i shtohen edhe shkatërimet e pejsazhit të kanionit gjatë ndërtimeve të rrugëve dhe elementëve të tjerë të konstruksionit të hidrocentraleve.

Ne këtë zone ndodhen edhe shpella prehistorike e mirënjohur eë Bënjës. Ky vendim nuk u shoqërua edhe me njoftimin mbi rezultatet e studimeve për ruajtjen dhe mbrojtjen e gjeomjedisit dhe te gjendjes së këtij monumenti të natyrës dhe të historisë, nëse janë bërë vlerësime të tilla të detyrueshme dhe çfarë tregojnë.

Në asnjë vend të Europës e më gjerë nuk do të lejohej të shkatërroheshin monumentet e natyrës dhe të historisë, qoftë edhe për të ndërtuar një hidrocentral se zonat e monumenteve të natyrës dhe të histories janë ligjërisht të mbrojtura.Prandaj, mbrojta e tyre ligjore është e shenjtë. Me vënien në shfrytëzim të hidrocentralit, atje do të punësohen vetëm disa punonjës, më pak se sa janë gishtat e dorës.

Një qendër gjeotermale dhe historike do të punësojë në vite e vite dhjetra e dhjetra punonjës dhe do të mbajë të gjallë dhjetra biznese dhe jetesën në fshtrat e zonës e në qytetin e Përmetit. Disa megawat në kushtet e ekonomisë së tregut nuk justifikojnë shkatërrimin e natyrës dhe pasuritë e saj, që mund dhe duhet të vihen në shërbim të komunitetit dhe ngritjes së nivelt të jetesës së tyre. Nuk justifikojnë shkatërrimin e monumeneve të historisë.

Mbroni natyrën o njerëz, vendim-marrës, se mbroni jetën e brezit të sotëm dhe të atyre që do të vijnë, se mbroni Atdheun!

Prof. Dr. Alfred Frashëri

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave

Botuar në **Gazetën TEMA**, 3 GUSHT, 2013 dhe ne **Gazetën TELEGRAF,**

2 shtator 2013

## PËRKUJTESË

### SKENAR PËR SHFRYTËZIMIN E ENERGJISË GJEOTERMALE TË BURIMEVE TË BËNJËS, PËRMET

Alfred FRASHERI

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës

**Abstrakt**

Skenari për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale të burimeve të Bënjës, Përmet është hartuar në kuadrin e projektit "Platformë për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë", Programi Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim, Uji dhe Energjia, 2007-2009.

Brezi Bënjë-Postenan-Sarandaporo përfaqëson pjesën jugore të zonës gjeotermale Kruja. Aty ndodhen burimet termalë të Urës së Katiut, në përroin e Lëngaricës, pranë fshatit të mirënjohur të Bënjës, burimet e avullit në malin e Postenanit në veri të Leskovikut dhe burimet e ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut. Në kumtesë paraqitet skenari integral dhe kaskadë i shfrytëzimit të drejtpërdrejtë të ujërave të Bënjës.

Tetë burimet tek Ura e Katiut kanë prurje të ujit termomineral prej mbi 160 l/s me temperaturë rreth 30$^{o}$C, si edhe kanë fuqi të mundshme për tu instaluar 10.040 kW. Ujërat janë të tipit kloro-natrium-kalcium. Ato kanë veti shëruese të ndryshme: për sëmundje reumatizmale, të lëkurës, si edhe disa prej tyre janë të pijshëm e të dobishëm për aparatin tretës. Të ndodhur në një vend me bukuri të rrallë natyrore, tek kanioni i Lumit të Lëngaricës, pranë luginës së bukur të Vjosës, përkarshi malit shapkëbardhë të Melesinit dhe atij të Nemerçkës, me cirqet e tij të famshme të dëborës shekullore, kjo zonë e këtyre ujërave mund të bëhet një qëndër gjeotermale ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik e historik e niveleve nga më të mirat evropiane.

Për shfrytëzimin racional të nxehtësisë së këtyre ujërave, në skenar është projektuar përdoret skema integrale: energji gjeotermale-energji diellore dhe pompat e nxehtësisë ujë-ujë. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon në varësi të stinës. Skema e përzgjedhur parashikon përdorimin kaskadë të energjisë gjeotermale në të gjithë diapazonin e nxehtësisë së burimit, nga temperaturat më të larta deri sa të arrihet në temperaturën e mjedisit, kur uji të mos ketë më nxehtësi të shfrytëzueshme.

Në verë uji i burimeve përdoret për të mbushur pishinat. I ngrohur me energjinë diellore do të përdoret për banjat termale individuale, për sauna dhe ujë sanitar. Ujë i tepërt i burimeve dërgohet në vaskat e rritjes së peshkut. Në dimër, ujit të burimeve, i merret një sasi nxehtësie në impiante të ndryshme, p.sh. në ara ku kultivohet asparagus për ngrohjen e truallit, në pishinën e mbyllur dhe, pasi uji të arrijë temperaturën rreth 15$^{o}$C, dërgohet për të furnizuar pompa nxehtësie ujë-ujë. Pompat e nxehtësisë japin ujin e nxehtë në temperaturën (50-75)$^{o}$C për nevojat e qëndrës gjeotermale, për sera, etj.

**1.Hyrje**

Teknologjitë moderne për përdorimin e energjisë gjeotermale, në vendet e përparura të Komunitetit Evropian, në SH.B.A., Kanada, Japoni, etj. mbështeten në parimin e shfrytëzimit **integral** dhe **kaskadë** të burimeve të ujërave termale dhe të nxehtësisë së shtresave të Tokës (Frashëri A. etj. 2003, 2010, Kodheli N. 2009). .

***Përdorimi integral*** nënkupton shfrytëzimin në kompleks të energjisë gjeotermale së bashku me energji të tjera të rinovueshme, si atë diellore, me sistemin e pompave të nxehtësisë ujë-ujë, si edhe në raste të veçanta edhe me energjinë e erës dhe të biomasave.

***Shfrytëzimi kaskadë*** presupozon përdorimin e energjisë gjeotermale në të gjithë diapazonin e nxehtësisë së burimit, nga temperaturat më të larta deri sa të arrihet në temperaturën e mjedisit, për të mos pasur më nxehtësi të shfrytëzueshme. Fillohet rradhazi me prodhimin e energjisë elektrike dhe ngrohjen e godinave, të serave, banjave termale, përdorimeve industriale dhe agro-kulturore, për akuakulturë dhe nxjerrjen e kripërave natyrore, mikroelementëve dhe gazrave të ndryshme. Ky zinxhir fillon në varësi të temperaturës së fluidit gjeotermal.

Skenarët e kësaj teknologjie përcaktohen nga parametrat gjeotermalë: fluksi i nxehtësisë dhe temperatura e burimit të nxehtësisë, prurja dhe kimizmi i fluidit, si edhe faktorët gjeografikë-ekonomikë-socialë, urbanistikë, transportit, ekologjikë dhe të pejsazhit të zonës gjeotermale. Skenarët për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në Shqipëri janë përzgjedhur dhe vendosur mbi kriteret e mëposhtme:

1.Të japë ndihmesë në sistemin energjetik të vendit në kuadrin e shfrytëzimit të energjive alternative dhe ato të rinovueshme, miqësore me mjedisin.

2. Të realizojnë shfrytëzim kompleks dhe kaskadë të energjisë së ujërave termomineralë të vendit.

3. Të japë ndihmesë në zhvillimin e ekoturizmit në Shqipëri.

4. Të krijojnë biznese të reja dhe të hapin vende pune për komunitetin.

## 2. Brezi gjeotermal Ura e Katiut Lëngaricë-Benjë, Postenan, Sarandaporo

Në pjesën jugore të zonës gjeotermale Kruja ndodhen burimet termalë të Urës së Katiut, në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit të mirënjohur të Bënjës, rreth 15 km larg Përmetit, burimi i avullit në malin e Postenanit në veri të Leskovikut dhe burimi i ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, pranë kufirit shqiptaro-grek (Bushati S. 2005, Dakoli H. etj. 2000, Eftimi R. etj. 1989, 1997, Frashëri A. 1999, Frashëri A. etj. 2003, 2004, 2010, Meçaj N. 2003, Reçi H. etj. 2001) [Fig. 1, 2] . Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo.

Ujërat në Lëngaricë, avulli në Postenan dhe ujërat e grykës së Vromonerit vijnë nga thellësia, nëpër tektonikën shkëputëse pranë kulmore të vargut të antiklinaleve Bodar-Postenan-Kavasila, me bërthamë gëlqerore eocenike [Fig. 1]. Këta antiklinalë përfaqësojnë pjesën më të jashtme të zonës Kruja, në vargun antiklinal të Tomorit. Antiklinali i Kavasilës në territorin Shqiptar ka vetëm periklinalin verior, ku ndodhet edhe burimi i Sarandaporos. Temperaturat e burimeve të trevës Përmet-Konicë janë më të ulëta, sesa ato të Llixha Elbasan-Ishëm, në pjesën veriore të zonës Gjeotermale Kruja, pasi bërthamat e strukturave gëlqerore janë pranë sipërfaqes së tokës ose madje të zhveshura në jug të Shqipërisë. Nëpër gëlqerorët kavernozë dhe me çarje qarkullojnë ujërat e ftohta nëntokësore, të cilat futen edhe në thellësi të mëdha. Këto ujëra ftohin ujërat termalë dhe zvogëlojnë kripshmërinë e tyre. Kjo hipotezë mbështetet edhe nga prania e burimeve të avullit në antiklinalin e Leskovikut, në malin e Postenanit.

### 2.1. Burimet tek ura e Katiut në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit Bënjë, Përmet

Në Bënjë, ka 8 burime me temperaturë nga 23 deri në 30$^{o}$C dhe me prurje 8 deri >40 l/sek, secili (Avgustinsky V. L. etj. 1957). Ato lidhen me tektonikën shkëputëse pranëkulmore të antiklinalit të

Lëngaricës. Tek ura e Katiut dhe më në lindje zhvishet krahu perëndimor pranëkulmor i strukturës me bërthamë gëlqerore të eocenit, të rrethuar nga mergelet e pakos kalimtare, me trashësi rreth 20m. Gëlqerorët bien në perëndim, me kënd $20^o$ dhe azimut rënie $210\text{-}215^o$. Gëlqerorët janë shumë të karstëzuar, veçanërisht në shpatin e djathtë të lumit, ku takohen disa zgavra e shpella me gjatësi 10-15 m. Gëlqerorët mbulohen nga flishi i krahut perëndimor të antiklinalit. Në një brez rreth 500 m i gjatë, në të dy anët e lumit burojnë ujërat termale: 4 burime në shpatin e djathtë dhe 4 në të majtin. Uji buron në përgjithësi në nivelin e ujit të lumit, nën të ose 1-2.5 më lart tij. Në shpatin e djathtë të lumit Lëngaricë vendosen burimet:

***Burimi 1***: ndodhet 25-30 m nën urë, 20 m larg shtratit të tij. Uji ka temperaturë $26^oC$.

***Burimi 2***: është 8 m mbi urë dhe buron poshtë nivelit të lumit. Dallohet vetëm nga ngjyra e kaltër e ujit me nuanca të bardha në sipërfaqen e gëlqerorëve, nga çarjet e të cilëve buron uji.

***Burimi 3***: Ndodhet 25 m mbi urë, në nivelin e ujit të lumit, por 15 m larg bregut. Ka tre grifonë të fuqishëm. Uji ka temperaturë 26 $^oC$ dhe prurje rreth 8 l/sek.

***Burimi 4***:Ndodhet rreth 150-200 m mbi urë, ku kanioni është me gjërësi 20 m. Ka dy grifonë uji. Kryesori, rreth 15-20 cm i lartë, del 0.5 m mbi nivelin e ujit të lumit, ka prurje 8-9 l/sek dhe uji ka temperaturë 23 $^oC$. Rreth 30 m mbi këtë grifon, ndodhet një i dytë, me prurje 4 l/sek, me të njëjtën temperaturë.

Në shpatin e majtë të lumit ndodhen katër burimet e tjera:

***Burimi 5***: ndodhet 300-400 m mbi urë, para se të fillojë kanioni, që është 10-12 m i gjerë dhe 40-50 m i lartë. Disa dalje të fuqishme uji nga çarjet e gëlqerorëve kanë prurje 30-40 l/sek dhe temperaturë 30 $^oC$.

***Burimi 6***: ndodhet tek këmba e urës, 0.8-1 m mbi nivelin e lumit dhe 4 m larg tij. Burimi ka prurje 30 l/sek dhe uji ka temperaturë 30 $^oC$.

***Burimi 7***: ndodhet 7 m nën urë, në nivel të ujit të lumit dhe 2-3 m larg tij. Ka prurje 30-40 l/sek dhe uji ka temperaturë 30 $^oC$.

***Burimi 8***: është burimi më i madh dhe ndodhet 20-25m nën urë, 1-1.5 m mbi nivelin e ujit të lumit dhe 8-10 m larg tij. Ka prurje mbi 40 l/sek dhe uji ka temperaturë 30 $^oC$.

Burimet kanë ujë të tipit kloro-natrium-kalcium [Avgustinskij V.L. 1957]. Burimet që ndodhen në anën e djathtë të lumit, uji i të cilëve ka temperaturë më të ulët, 23-26 $^oC$, është me mineralizim 1.3 g/l, ndërsa ujërat që burojnë në shpatin e majtë të lumit dhe kanë temperaturë më të lartë, $30^oC$, janë me mineralizim 1.65 g/l dhe nuk kanë gaz sulfidrik. Mesatarisht, ujërat e Bënjës kanë TDS 1.568 g/l, dhe nuk përmbajnë ose përmbajnë shumë pak $H_2S$ (burimi Nr. 5 përmban 0.0042 g/l), $CO_2$ të lirë (0.0384 g/l) dhe $H_2SiO_3$ (0.0163 g/l). Burimi 8 ka gazra të tretur 33.87 mg/l, të cilën përbëhen nga $CO_2$ 57.37%, azoti 34.01% dhe hidrokarbure 8.62%: Uji termal, sipas analizës spektrale përmban (në g/l): Sn $1.10^{-5}$, Li 0,004, Cu $1.10^{-5}$, Fe 0,00015, Al 0,0005, Sr $3.10^{-4}$, Mn $1.10^{-5}$, Be $2.10^{-6}$, Ba $3.10^{-4}$. Në ujë ka sasi të parëndësishme bromi (0.4 mg/l) dhe gjurmë të jodit. Uji përmban gaz të tretur: $CO_2$ 19,43 ml/l, $CH_4$ 2,92 ml/l, $N_2^+$ 4,71 ml/l.

Uji i disa burimeve është i pijshëm dhe me efekte kurativë.

**2.2. Burimi i avullit në Postenan, Leskovik**

Në malin e Postenanit, në veri të Leskovikut, shfaqen burime avulli [Frashëri A. etj. 2004, Meçaj N. 2003]. Burimi i avulli ndodhet në pjesën pranëkulmore të krahut lindor të antiklinalit karbonatik të Postenanit. Avulli grifon nga një çarje tektonike me amplitudë të madhe. Në mjedisin e çarjes tektonike me pamje

zgavre, temperatura është 47-54°C, në varësi të vendit ku matet, dhe avulli kondenson në bulëza uji. Analizat mungojnë.

### 2.3. Burimet në Sarandaporo, Leskovik

Burimet e ujit në shpatin verior të lumit Sarandaporo ndodhen në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, pranë kufirit shqiptaro-grek. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo. Uji termal buron me temperaturë 27.6°C dhe me mineralizim të ulët, si ai i Bënjës. Ky ujë mineral është i pijshëm dhe ka efekte kurative.




Fig. 1. Harta tektonike e zonës së burimeve gjeotermale Bënjë-Postenan-Sarandaporo.

1. Depozitime kuaternare ($Q_1$ - $Q_3$); 2- Depozitime flishore oligocenike, tektonogjeneza e burdigalian-tortonianit; 3- Depozitime flishore oligocenike, tektonogjeneza e mbarimit të oligocenit të mesëm; 4- Gëlqerorë neritikë eocenike; 5- Depozitime flishore, tekonogjeneza e eocenit të vonshem; 6- Gëlqerorë të Kretakut të poshtëm, tektonogjeneza e kretakut të vonshëm; 7- Depozitime karbonatike të pa padiferencuara të triasikut të sipëm-jurasikut të poshtëm, tektonogjeneza e jurasikut të vonshëm; 8- Serpentinite; 9- kufi tektonik mbihipës; 10- Aks sinklinali; 11- Aks antiklinali; 12- Burim ujërash termale; 13- Burim avulli.




Fig. 2. Pamje satelitore e zonës së burimeve termalë të Bënjës, Postenan, Sarandaporo.

## 3. Skenarët për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale në burimet e Urës së Katiut në Lumin e Lëngaricës, Bënjë

Burimet tek Ura e Katiut, në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit Bënjë Përmet, me prurjen aktuale të ujit termomineral prej mbi 160 l/s dhe temperaturën e tij 30°C, kanë fuqi të mundshme për tu instaluar 10.040 kW. Ujërat termomineralë të këtyre burimeve kanë veti shëruese të ndryshme: për sëmundje reumatizmale, të lëkurës, si edhe disa ujëra janë të pijshëm e të dobishëm për aparatin tretës. Edhe temperaturat e tyre janë të ndryshme. Burimet e shpatit të majtë, që kanë temperaturë më të lartë (30°C) kanë edhe prurjen më të madhe, deri 135 l/s bashkërisht. Burimet e shpatit të djathtë kanë temperaturë 26°C dhe prurje më të vogël. Bazuar në vetitë fiziko-kimike të ujërave dhe në këto vlera të temperaturave të ujërave është përzgjedhur edhe skenari që propozohet. Të ndodhur në një vend me bukuri të rrallë natyrore, tek kanioni i Lumit të Lëngaricës, pranë luginës së bukur të Vjosës, përkarshi malit shapkëbardhë të Melesinit dhe atij të Nemerçkës, me cirqet e tij të famshme të dëborës shekullore, kjo zonë e këtyre ujërave mund të bëhet një qëndër gjeotermale ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik e historik e niveleve nga më të mirat evropiane:

1. Banja termale, sera për lule dhe perime, fusha për kultivim asparagus etj. Rritje peshqish.
2. Industrializim i ujit mineral të pijshëm.

Në kushtet e ujërave termomineralë me temperatura të ula, për shfrytëzimin racional të nxehtësisë së tyre duhet të përdoret skema komplekse: energji gjeotermale-energji diellore dhe pompat e nxehtësisë ujë-ujë. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon në varësi të stinës (Fig. 3):

- **Në verë**: uji i nxehtë me temperaturë rreth 28°C përdoret për të mbushur pishinat. I ngrohur me energjinë diellore deri në temperaturën 38°C do të përdoret për banjat termale individuale, ndërsa në temperaturë mbi 55°C për sauna. Ujë tjetër i burimeve dërgohet në vaskat e rritjes së peshkut. Në kombinim me panelet diellorë ngrohet uji sanitar për hotel-klinikën, dushe, etj.
- **Në dimër**: ujit termomineral të ngrohtë (t=26-30)°C të burimeve, i merret një sasi nxehtësie në impiante të ndryshme, p.sh. në ara ku kultivohet asparagus për ngrohjen e truallit, në pishinën e mbyllur dhe, pasi uji të arrijë temperaturën rreth 15°C, dërgohet për të furnizuar pompa nxehtësie ujë-ujë nëpërmjet këmbyesit të nxehtësisë . Pompat e nxehtësisë japin ujin e nxehtë në temperaturën (50-75)°C për nevojat e qëndrës gjeotermale. Nga ky sistem kompleks, uji ndahet e dërgohet në disa drejtime:

a) Në sera, për kultivimin e perimeve dhe luleve, për ngrohjen e truallit në ara,

b) Për ngrohjen e godinave të hotel-klinikave dhe ujin sanitar,

c) Për ngrohjen e ujit termomineral të pishinave të mbyllura,

d) Për ngrohjen e ujit të ëmbël të pishinave të mbyllura,

d) Për ngrohjen e ujit termomineral për vaskat e banjave personale, saunat.

e) Për vaskat e rritjes së peshkut, me ujin që del nga serat dhe godina e hotelit.

Edhe gjatë ditëve dimërore me diell, në sistem futen në punë edhe panelet diellorë për ngrohjen e ujit sanitar.

Uji termomineral i pijshëm i burimeve, që ka efekte kuruese për aparatin tretës mund të industrializohet, duke ngritur impiantin përkatës për ambalazhimin në shishe. Me sasinë e përgjithshme prej 110 l/s e ujit të ngrohtë me temperaturë 30°C, e tre burimeve Nr. 5, 7, 8 mund të realizohet ngrohja:

- e fushave me sistem tubacionesh të futura disa centimetra në tokë, ku kultivohen asparagus dhe sallata të ndryshme, p.sh. marule, që kërkojnë temperaturë optimale të truallit rreth 14°C,
- Me ujin e ftohur në këto fusha deri në temperaturën 10-15°C furnizohet nëpërmjet këmbyesve të nxehtësisë pompa nxehtësie ujë-ujë pët ta ringrohur uji dhe për ta çuar në sera, ku mund të kultivohen perime dhe lule të ndryshme.

Me sasinë e ujit të burimeve Nr. 3, 4 me rreth 16.5 l/sek, i ngrohur me temperaturë 50-75°C mund të furnizohen pishina të mbuluara dhe të ngrohet hotel me një sipërfaqe rreth 1500 $m^2$.




Fig. 3. Skema energjetike e shfrytëzimit të ujërave termalë të Bënjës, Përmet.

**4. Përfundime**

1. Krahina Përmet – Leskovik ka burime të energjisë gjeotermale, të cilat mund të shfrytëzohen drejtpërsëdrejti si energji alternative e qëndrueshme, e rinovueshme dhe miqësore me mjedisin.

2. Burimet e ujit me temperaturë 26-30 $^{o}$C janë përqëndruar në zonën Bënjë dhe Sarandaporo. Në Postenan buron avull.

3. Në këto burime të ujërave termomineralë mund të ngrihen qendra rekreacioni, mjekesore dhe ekoturistike, si edhe të kultivimit të perimeve dhe akuakulturës, që japin një kontibut me vlerë për zhvillimin ekonomik të krahinës.

**5. Referencat**


Avgustinsky V. L., Astashkina A. A. Shukeviç L. I., 1957: *Mineral Springs and Health Centres in Albania*. Ministry of Health, Tirana, Albania.

Bushati S., 2005. *Aplikimi i Teknikave të Përparuara të Përpunimit të të Dhënave Gjeofizike në Studimin e Fushës Gjeotermale në rajonin Sarandoporo-Konitsa në të dy anët e Kufirit Shqipëri-Greqi.*

Dakoli H., Dhima K., Tartari M., Melonashi G., 2000: *Ujërat termominerale sulfure në Shqipëri*., Buletini i Shkencave Gjeologjike, XVII (XXXVI), pp.81-89.

Eftimi R., Tafilaj I., Bisha G., 1989: *Rajonizimi hidrogjeologjik i Albanideve*. Bulletin of Geological Studies, Nr. 4, pp.303- 315.

Eftimi R., Nakuçi I., Kodra B., 1997. *Ujërat termominerale të Banjo Kapaj*, *Mallakastër*. Qendra Gjeofizike-Gjeokimike Tiranë.

Frashëri A. 2010. *Burimet e energjisë gjeotermale në Shqipëri dhe platformë për shfrytëzimin e saj*. Monografi. Botim i Fakultetit të Gjeologjisë dhe inierave dhe Fakultetit të Inxhinierisë Mekanike, Universiteti Politeknik i Tiranës. Programi kombëtar për Kërkim e Zhvillim "Uji dhe Energjia" (2007-2009).

Frashëri A., Cermak V., Doracaj M., Lico R., Safanda J., BakalliF., Kapedani N., Kresl M., Çanga B., Vokopola E., Stulc P., Halimi H., Malasi E., Kucerova L., Jareci E. 2004. *Atlasi i Burimeve Gjeotermale në Shqipëri*. Monografi. Fakulteti i Gjeologjisë dhe Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës.

Frashëri A., 1999: *Geothermal Energy Areas in Albania*. International Geothermal days "OREGON '99". Klamath Falls, 10-16 October 1999. Oregon, USA.

Frashëri A., Pano N., Bushati S., 2003: *Use of environmental friendly geothermal energy*. UNDP-GEF SGP Project, Tirana.

Fytikas M. D. et al. *Inventory of Low enthalpy geothermal resources discovered through deep oil and gas exploration wells.*

Londo A., Frashëri A., Pano N., 2010. *Skenar për shfrytëzimin e drejtpërdrejtë integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale në nivelin e poshtëm të entalpisë së ulët, (25-30)$^{o}$c, në shembullin e burimeve të Bënjës, Përmet.* Konferenca Bashkepunimi Shqipëri – Kosovë dhe zhvillimi i sektorit energjetik & Konferenca V-të e Shoqatës Termoteknike Shqiptare, 22 -23 tetor 2010, Prishtinë, Kosova.

*The Tectonic Map of Republic of Albania at scale 1:200 000*. 1985. Institute of Geological Studies and Design, Tirana.

Kodhelaj N., 2009. *Energjia gjeotermalë dhe përdorimi i saj në vendin t*onë. Tezë e Dr. Sc. Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës.

Meçaj N. 2003: *Vjosa River Basin. Natural Wealth and geomorphologic features*. Publishing House TOENA, Tirana.

Reçi H., Tsokas G., Papazachos C.B., Thanassoulas C., Bushati S., Avxhiu R., 2001: *Study of the cross border geothermal field in the Sarandaporos-Konitza area by electrical soundings*. (In English). Albanian Journal of Natural & Technical Sciences, 2001 2 (VI) (11), Academy of Sciences of Albania. Pp. 98-108.

**Dërguar Bashkisë së Përmetit:** 31 korrik 2013

## Skenar per shfrytezimin e ujera termale te Benjes

I nderuari Zoti Gilberto,

Vleresoj jashtezakonisht shume diskutimin publik qe do te organzoni per mbrojtjen e monumenteve te natyres dhe te historise ne Lengarice. Me gjithe shoirt do te doja ti pergjigjesha fteses suaj dhe te merrnja pjese ne diskutim. Por fatkeqesisht, shendeti i im nuk me lejon te udhetoj ne keto dite vape ekstreme.

Me gjithe kete, per ta ndjere vehten ne nje rrjesht me ju, po u dergoj nje shkrim mbi skenarin e shfrytezimit te energjise gjeotermale te burimeve te Benjes, i cili eshte rezultat i nje projekti kompleks te realizuar ne Fakultetin tone se bashku me ate te Inxhinierise Mekanike. Kam bindjen se ne Permet, me nxitjen tuaj do te gjenden investitore permetare qe te fillojne te shfrytezojne si duhet kete pasuri natyrore.

Nje shqetsim kam, nuk duhet lejuar betonimi ne ate vend me pejsazh perrallor. Per banim te vizitoreve le te rindertohen si duhet shtepi ne Benje ne fshat, qe te kthehen ne shtepi-pritese, sic po bhet ne Theth, etj. Dhe te jeni te sigurte se do te vijne atje mijera turiste nga Evropa ne vit. Lengarica, me panoramen e saj, fshati Benje dhe ujerat termale, shpellat prehistorike dhe kanioni jane ku e ku me te bukura e te dobishme, per shembull se me Burizanen ne Greqi prane Tri Urave, ku ne hotelin e Tashos i vijne dhjete mije turiste hollandeze, gjermane dhe angleze ne vit. Pak me tej, ne bregun e majte te lumit Sarandaporo ne Kavasila te Greqise kane bere investime te mira tek ujerat termale dhe kane shume vizitore. Ne kemi mundesi, dhe duhet ti bejme me te mira dhe me te bukura.

Duke ju falenderur edhe nje here per ftesen dhe besoj se do te me mirekuptoni. Ju uroj sukses ne perpjekjet dhe luften tone per mbrotjen e natyres dhe te historise.

Me respekt Alfredi

# JETA DHE VEPRA E ABDYLIT, NAIMIT DHE SAMIUT, KËTO MËSIME QË EDUKUAN SHQIPTARËT NDËR SHEKUJ

*"Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr"*
*Naim Frashëri*

Kujtimit të rilindasve, luftëtarëve të pushkës dhe të penës, që sollën pavarësinë, që shkrinë jetën e tyre dhe pasurinë për të bërë Shqipërinë ne i përulemi me respekt të madh. Ne nderojmë dhe përulemi ndaj atyre që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi, u mësuan gjuhën shqipë sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh që flasin ne sot. Dhe, midis atyre që ishin në ballë të luftës, ishin edhe vëllezëërit Frashëri, profetët Abdyli, Naimi dhe Samiu. Ata e ngritën Frashërin në piedestal dhe e bënë Mekën e Shqipërisë, siç e quajti luftëtari Mihal Grameno.

Nuk ka patur nxënës në Shqipëri që të mos e dinte se vëllai i madh, Heroi i Popullit, luftëtari Abdyl ishte ideologu i Rilindjes Kombëtare dhe udhëheqësi kryesor i Lidhjes Shqiptarëve të Prizrenit. Nuk ka patur shqiptar që nuk dinte përmëndësh vjershat e bilbilit të gjuhës shqipe, Naimit të Madh, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohej nga ato. Për ideologun, dijetarin e madh, statistin, shkrimtarin dhe publicistin Sami Frashëri, kushdo në Shqipëri mund të fliste për veprën monument "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet" (Bukuresht 1899), themelimin dhe kryesimin e "Shoqërisë së të shtypurit shkronja shqip" (Stamboll 1879), revistat e para në gjuhën shqipe "Drita" dhe "Dituria" (Stamboll 1884-1885), "Dheshkronjë dhe Alfabetare e gluhësë shqip", si edhe "Abetare e gjuhës shqip" (Kostaninopojë 1879, Bukuresht 1886). Bustet e tyre ndodhen në shumë qytete të Shqipërisë. Emrat e tyre i mbajnë shumë shkolla në Shqipëri. Për ta kanë shkrojtur penat më të forta të vendit. Vepra e tyre është përjetësuar në Internet, në shqip dhe në anglisht.

Por ,nga vijnë dhe cilët janë vëllezërit Frashëri, ku dhe kush i edukoi, ku dhe si luftuan për Shqipërinë?

Sami Frashëri në faqen 3352 të Enciklopedisë që shkrojti "Kamûs ül-Ă-lâm" (1889) shkruan: "Bejlerët e Frashërit kanë prejardhjen nga Kazaja e Tomorricës, por nga nevoja u shpërngulën së andejmi në fshatin Stanimaka, që u ishte dhënë malikane, duke u detyruar të qëndronin aty. Në kohën kur Qypryli Mehmet Pasha ishte kryeministër (1655-1661) si bashkatdhetar i tyre që ishte, i lejoi të ktheheshin në Shqipëri dhe të ndërronin Stanimakën me fshatin Frashër, që atëhere ish me popullsi të krishtere, si edhe me disa fshatrat në Myzeqe. Bejlerët e Frashërit rrjedhin nga një i quajtur Ajaz Bej.

Djali i Abdylit, Mid'hat Frashëri (Mali Kokojka) në librin e tij "Naim Be Frashëri" (Sofie 1901) shkruan "….Më 1570 Hamza beu, i par i Tomorricës desh të shtojë urdhërin e tij e të marrë mpronjë Skraparë, Oparë, Verçën etj.; po qeveri e Turqisë që s'i pëlqyen punët e këtij zotërije, e rrethoi në Berat, dhe Hamza beu, siç ju sosnë çdo gjë desh të dilte nveshur si grua; po u njoh dhe u zu i gjallë; mbi këtë me gjithë fëmijë u dërgua në Stanimakë, ku ndenji 70 vjet; më 1650 në kohë të Mehmet pashë Qypryliut, u fal Ajaz beu, i nipi i Hamza-jt dhe ju dha mprojë Frashëri, Mertinja, Xhanjani, Topojani dhe në Vlorë Kudhësi, Armeja dhe ca pshatra në Myzeqe; po Ajazi pëlqeu Frashërin për të ndenjurë se është vend i

fortë. Kur erdhi Ajazi në Frashër, atje gjeti fëmijë parsije: Aliçkaj, Cërasit, Bregasit dhe Bakasit”. Ajaz beu, para se të kthehej në Frashër, u lë dy djemve të tij një testament dhe 2000 pjastra për të ngritur në shenjë mirënjohje dhe kujtimi një xhami në Stanimakë, që është edhe sot. Këtë testament e firmosën edhe dy pashallarë, njëri libohovit dhe tjetri gjirokastrit, të cilit ishin edhe kujdestarë për zbatimin e testamentit (Ajet Libova).

“Nga fisi i Ajaz beut sot ka 40-50 shtëpi” shkruan Sami Frashëri (Kamûs ül-Ă-lâm, Vëll. V, f. 3352-3353, 1889). Midis tyre, që nga shekullin e XVIII-të në Frashëri jetonte edhe fisi i Dakollarëve. Nga kjo derë doli në vitin 1797 edhe Halid Frashëri (Dakollari), babai i Vëllezërve Frashëri, vëllai i tij Dyrmishi, i cili ishte babai i Eshref Frashërit, Kryeparlamentarit në vitet 30-të, si edhe i juristit Kahreman beu, babai i historianit Xhemil Frashëri, si edhe vëllai tjetër i tyre Sejfullai. Pema gjenealogjike e trungut të Ajaz beut është shumë e madhe:




1. Hamza Tomorrica (Bejko?), i cili në vitin 1570 internohet në Stanimakë të Bullgarisë, së toku me vëllanë e tij. Fëmijët: Iljazi (2.1), …………?

2.1. Iljazi. Fëmijët: Ajazi (3.1)……………?

3.1. Ajazi (?.-1731): Fëmijët: Bode (?.-1731) (4.1), Dyrmishi (4.2.), …(4.3), ….(4.4)

4.2. Dyrmishi: Fëmijët: Abdyli (5.1), Meleqi (5.2)

5.1. Abdyli: Fëmijët: Beqiri (6.1), ……….(6.2)

6.1. Beqiri: Fëmijët: Myftari i parë (……-1820) (7.1), Mehmeti (7.2), Jakaupi (7.3), Kajmaku (7.4), Fejzullai (Dako) (7.5).

7.1. Fejzullari: Fëmijët: Sejfullai (8.1), Dyrmishi (8.2), Haliti (8.3), vajza…?….(martuar në Dobrenj, Tomorricë).

8.3. Haliti (1797-1859), martuar me Emine MIRAHORI (1814-1861), stërmbesa e Iljaz bej Mirahorit. Fëmijët: Abdyli (1839-1892) (9.1), Nafize (1841-1894) (9.2), Sherifi (1843-1874) (9.3), Naimi (1846-1900) (9.4), Shanishaja (1848-1872) (9.5), Samiu (1850-1904)(9.6), Tahsimi (1973-1976) (9.7), Mehmeti (1856-1918) (9.8).

Pasardhësisht e vëllezërve Frashëri në ditët tona janë nipërit dhe mbesat e vajzës së Abdylit, Eminesë, e martuar me Kahreman Vrionin, vajza e Sherifit, Hasia , që e rriti Naimi, e martuar me Murat Toptanin, vajza e Naimit, Nevrezi, e martuar me Shahin Kolonjën, nipërit dhe mbesat e Samiut në Turqi, midis të cilëve Emin Ereriu dhe Ali Semi Yen, nipërit dhe mbesat e Mehmetit, martuar me Vesime Toptanin, vajza e Seit Toptanit. Një shekull pas Samiut, nipi i tij Ali Semi Yen, në librin e tij "Bir numarali Galatasarayili ", Galatassaray Üniversitesi Kültür, Istanbul, 2011, jep përsëri pemën gjenealogjike të fisit të tyre, i cili rrjedh nga dera e Ajaz Beut, që nga Stanimaka erdhi në Frashër, duke filluar me Ajazin, Beqirin e deri tek stërnipat e stërmbesat e tyre, që banojnë në Turqi.

Kur lindi Abdyl Frashëri, në vitin 1839 në Frashër kishte rreth 300 shtëpi, të grupuara në 22 lagje (Frashëri K. 1984). Në gjysmën e dytë të shekullit të 19-të filloi largimi i banorëve. Atje kishte 101 shtëpi (Bezati K. 1978).

Ajaz beu u lind dhe u fëmirinë e tij e kaloi në Stanimakë, ku ishte internuar gjyshi i tij, Hamza bej Grëmshi (Bejko). Stanimaka – Asenovgradi i sotëm është një qytet në Bullgarinë jugore, në Rumelinë lindore të mesjetës. Qyteti përfaqëson hyrjen më të përshtatshme të kalimit nëpër Malet e Rodopit, që lidhin Thrakën me Rajonin e Egjeut. Në vitin 1363 Stanimaka u pushtua nga Perandoria Otomane dhe ishte një qytet i vogël bujqësorj duke humbur rëndësinë e saj gradualisht. Stanimaka u çlirua nga sundimi otoman, gjatë luftës ruso-turke e 6 janar 1878. Asenovgradi i sotëm është një qendër tregëtare dhe industriale. Kjo zonë është edhe sot është korridori i rëndësishëm i transportit Plovdiv- Ksanthi në Greqi. Fshatrat ku banuan shqiptarë në rrethinat e Stanimakës, Asenovgradit të sotëm, janë Gornoslav dhe Dolnoslav, që fillimisht quheshin “**Arnautkoi**”, fshat arnautësh. Ata ndodhen rreth 13 km në jug-lindje të Asenovgradit, të vendosur në shpatin lindor të maleve Rodop. Në vitin 1396 krahina ra nën okupaccionin otoman. Si dy fshatra, ato cilësohen edhe në përshkrimet e udhëtarit Evlija Çelebiu të mesit të shekullit të XVII. Midis të tjerave ai tregon se shqiptarët ndërtonin shtëpi të mira. Popullsia bullgare gjente mikpritje tek shqiptarët, të cilët megjithse ishin të besimit mysliman, nuk mirkuptoheshin me turqit, madje i urrenin. Prania e shqiptarëve dhe e grekëve ishte shkaku i mungesës së turqve në këto dy fshatra.

Këta ishin të parët e frashërllinjve, në ato vende kaluan jetën e tyre, por asnjëherë nuk e harruan mëmëdheun e tyre, dhe me rastin e parë u kthyen në Atdhe. E zgjodhën Frashërin për të banuar. Dhe duke udhëtuar nëpër Rodope, në shtatorin e vitit 2011, më erdhën në mend vargjet e Naimit dhe mu duk sikur më thosh mua: “***A mos vjen prej Çamërie,/Prej Skrapari, prej Dobreje***/.....”, i cili kujtoi edhe hallën e tij të martuar në Dobrenjën e Tomorricës, ku nga Grëmshi i Tomorricës kish ardhur në Stanimakë edhe i pari i saj, Hamza beu (Bejko?).

*

**

Në këto ditët tona, ka njerëz që thonë e shkruajnë se Frashëri ka mbetur vetëm si një “emërtim historiko-gjeografik”, “i ka humbur shkëlqimi”. Kjo vjen nga se këta njerëz i identifikojnë qytetet dhe fshatrat vetëm me shtëpitë dhe rrugët. Por ja që nuk është kështu: qytetet dhe fshatrat në rradhë të parë i bëjnë njërëzit me kulturën e tyre, me veprimtarinë e tyre, me atdhe dashurinë e tyre, me mësimet që u lenë brezave në shekuj. Për fat të keq, veç tyre, tashmë është formuar edhe falanga e spurdhjakëve që se duan Shqipërinë, të cilët përpiqen ta fshijnë emërin

e Frashërit nga historia, ti përbaltin dhe të zhdukin mësimet e ndritura të Vëllezërve Frashëri dhe të Rilindasve të tjërë të ndritur, aq të vlefshme edhe në ditët tona. E këtë e kishte kuptuar mjaft qartë dhe e shprehte shumë bukur atdhetari luftëtar Mihal Grameno, i cili i këndoi Frashërit më 1907:

*"Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë*
*Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë*
*Tek është lindur Naim Beu zemr' e Shqipërisë"*

Por, edhe në këto ditë, Frashëri në majë të Dangëllisë rron e bën përpjetë, ngrihet gjithënjë e më lart, për të nderuar fisnikët, që me pushkë e penë bënë Shqipërinë, vëllezërit Abdyl, Sami dhe Naim Frashëri, së bashku me mëmëdhetarët e tjerë, të cilët kanë dalë nga Frashëri. Edhe në këto ditë në Frashër ka jetë, Muzeu i Vëllezërve Frashëri, megjithëse jo si do të deshëm të ishte, e ka derën e hapur dhe mirëpret vizitorët. Teqenë historike, është ndër të vetmet qendër fetare ku valëvitet flamuri kombëtar, e vizitojnë jo vetëm besimtarët bektashianë. Komuna e Frashërit është në aktivitet të plotë. Prej tetë vjetësh rrjesht (2004-2011), në Ditën e Naimit më 25 maj, ka organizuar Kuvendin Shkencor në Frashër, krahas edhe veprimtarive kulturore-muzikore atdhetare. të mbështetura nga institucione shtetërore, shoqata dhe nga shkencëtarë dhe studiues ndër më të mirët e vendit dhe Kosovës. Ata kanë analizuar kontributin e vëllezërve Frashëri në vite dhe kanë nxjerrë në pah punën e luftën e madhe për çështjen kombëtare shqiptare dhe gjuhën shqipe. Krahas kësaj, kuvendet janë kthyer në festa popullore ku takoheshin miq dhe bëheshin njohje të reja.

Por mbi të gjitha, qindra djem dhe vajza, gra dhe burra të cilët ruajnë si të shenjtë mbiemrin Frashëri dhe punojnë në të gjithë anët e Shqipërisë dhe në vende të ndryshme të botës. Me punën e tyre fisnike ata janë bërë pasardhësit e denjë të Frashërllinjve të Mëdhenj dhe emërit FRASHËR i japin shkëlqim sot.

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, i vendosur në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Frashëri ka nxjerrë në vite shumë njerëz të mëdhenj, që kanë kontribuar dhe vazhdojnë të japin ndihmesën për të bërë historinë e kombit tonë. Me një histori mbi 500 vjeçare, nga Frashëri kanë dalë si asnjë vend tjetër patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Nga Frashëri, ku kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, numurohen dhjetë politikanë e deputetë në kohëra të ndryshme, një Kryeministër i Perandorisë Otomane, ministra e kryeministra në Shqipëri e vende të tjera, shtatë pashallarë. Pasardhës të denjë të Frashërllinjve të Mëdhenj janë katër akademikë, trembëdhjetë profesorë nga të cilët njëmbëdhjetë vetëm këto dyzet vitet e fundit, tridhjetë doktorë shkencash, si edhe dhjetra e dhjetra juristë, mjekë, inxhinjerë, agronomë, veterinerë, mësues, oficerë, artistë dhe sportistë të dëgjuar. Nga brezat e frashërllinjve, edhe sot dalin njerëz me vlera të mëdha për vendin. Këta përfaqësojnë denjësisht Frashërin sot dhe po punojnë e përparojnë nga dita në ditë për të mirë të Shqipërisë. Mjafton për këtë të klikosh në faqet e internetit. Këta përbëjnë dukurinë "Frashëri". Me këta, emri i Frashërit ngrihet çdo ditë e më lart.

Jam i bindur se kolosët e Rilindjes, që ndërgjegjësuan shqiptarin për shqiptarinë, që i mësuan gjuhën, që i treguan me vepra se si duhej luftuar për pavarësi, që i treguan botës për shqiptarët dhe dëshirën e tyre, që përgatitën dhe sollën Pavarësinë e Shqipërisë, do të rrojnë në jetë të jetëve. Prandaj, për ti nderuar Rilindasit e mëdhenj, Abdylin, Naimin dhe Samiun, për t'u përulur me respekt para veprës së tyre, e gjeta të udhës të përsëris vetëm disa nga shkrimet e tyre për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, që edhe mua frashërlliun m'i mësoi gjyshi, babai, nëna dhe mësuesja e parë, që edhe unë dhe gruaja e ime u a mësuam fëmijëve tanë, nipit dhe mbesës gjashtë vjeçarë dhe, ashtu si të gjithëve ne, ato shkrime që na kanë frymëzuar në vite dhe do të na jenë fener për gjithënjë në rrugën e jetës sonë.

**Abdyl Frashëri** (1839-1892), vëllai më i madh, Hero i Popullit, ishte ideologu dhe luftëtari, atdhetari, politikani, diplomati, organizatori më i shquar i Rilindjes Shqiptare në shekullin e 19-të. Qëndroi në ballë dhe i priu luftës për pavarësi dhe tërësinë e trojeve shqiptare. Abdyli na mësoi ne shqiptarëve dhe u tregoi të huajve se "**Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten**".

Ai iu kundërvu rrezikut të copëtimit të trojeve shqiptare gjatë luftës Ruso-Turke dhe periudha 1877-1881 ishte koha kur ai punoi për të ndërgjegjësuar shqiptarët por edhe të huajt për rëndësinë e realizimit të objektivave të Rilindjes Shqiptare. Si kryetar i Komitetit Shqiptar të Janinës, Abdyl Frashëri përpiloi projekt deklaratën për pavarësinë e Shqipërisë. Ai u kundërvu synimeve dhe veprimtarisë së fqinjëve të Shqipërisë, grekëve dhe sërbëve, të cilët të mbështetur nga Perandoria Ruse rrezikuan rëndë dëshirat e atdhetarëve shqiptarë. Duke qenë kryetar i Komitetit Qëndror të Stambollit për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare, ai ishte njëri ndër autorët kryesorë të platformës politike të këtij Komiteti, të cilën publikoi gjatë pranverës së vitit 1878 nëpërmjet organeve të shtypit europian. Si atdhetar i aksionit, në periudhën 1878-1881, veprimtaria kryesore e Abdyl Frashërit ishte drejtuar në organizimin dhe aktivitetin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, e cila adaptoi platformën e përgatitur nga Abdyli. Ai morri pjesë pothuajsë në të gjitha kuvendet ose edhe komitetet ndërkrahinore që organizoi Këshilli i Përgjithshëm i Lidhjes. Së bashku me Baba Alushin, Abdyli organizoi dhe drejtoi Kuvendin e parë të Frashërit në 30 maj të vitit 1878, mori pjesë më 24 korrik 1878 në Kuvendin e Janinës dhe përfaqësoj Toskërinë në Asamblenë e parë të Dibrës, në 1 nëntor 1878. Ishte organizatori kryesor i Asamblese së Prevezës në janarin e vitit 1879, që u mblodh për të shmangur lënien e Çamërisë nën Greqinë.

Abdyl Frashëshëri kryesoi delegacionin shqiptar të Lidhjes ssë Prizrenit, që vajti në Berlin për ti parashtruar Kongresit të Berlinit, më 13 qershor 1878, kërkesën për të drejtat e Shqipërisë, por atje nuk gjeti përkrahje çështja shqiptare. Edhe në 1879 udhëtoi në kryeqytetet kryesore të fuqive të mëdha për të mbrojtur integritetin e tokave të Shqipërisë, dhe të drejtat e shqiptarëve.

Abdyl Frashëri drejtoi Asamblenë Kombëtare të Gjirokastrës (23 korrik 1880), ku foli për vendimin lidhur me krijimin e shtetit shqiptar autonom, duke përkrahur luftën e armatosur të shqiptarëve. Në Kuvendin e dytë të Frashërit ( qershor 1880) punoi për projektin e krijimit të një qeverie të përkohshme shqiptare. Ai ishtë anëtar i qeverisë ad interim që u formua në Prizren në fillimin e vitit 1881.

Pas shtypjes së Lidhjes, u denua me vdekje nga gjykata ormane, dënim i kthyer në burgim të përjetshem. Bëri 3 vjet burg (1882-1885) dhe u lirua për arsye shëndetësore, me kusht që të mos merrej me veprimtari politike. Por Abdyl Frashëri vijoi rrugën e vet të luftës dhe përpjekjeve për bërjen e Shipërisë. Më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi "….Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht sa fqinjët e tyre, janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar pavarësinë e tyre…Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten".

Abdyl Frashëri vdiq 23 tetor1892. Eshtrat e tij u sollën në Tiranë në vitin 1978, në 100 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Heroit, populli i thuri këngën:

*Të lutem moj baltë e varrit*
*mos i rëndo mëmëdhetarit*
*po bëji ndere shqiptarit.*
. …………………………………

Në këto përpjekje dhe luftë të shqiparëve, përkrah vëllai të tij ë madh u rrjeshtua edhe **Naimi i Madh,** poeti që aq bukur i këndoj shqip Shqipërisë dhe Skënderbeut. Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve:

*O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë,*
*të ditur, të dëgjuar u burra luftëtarë,*
*sikundër të bashkuar, që ndodheshim të tërë,*
*të besësë për kombin e miq për jetë bërë*
*lispet dhe sot të jemi, si kemi qem' një herë*
*të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë.*

dhe hodhi kushtrimin: ***Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë***.

Dashurinë për atdheun e këndoi shqip në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi" dhe u mësoi shqiptarëve në "Historia e Skënderbeut":

*"hapni sytë dhe punoni,*
*të gjithë për Shqipërinë,*
*tjetërë gjë mos kërkoni*
*ajo sjell mirësinë"*

Naimi ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është për ne ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët. Ai ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909). Ne sot flasim në gjuhën shqip të bukur të Naimit.

Në një rradhë më ta, në ballë të luftës për çështjen shqiptare dhe pavarësinë e Shqipërisë, qëndronte edhe vëllai më i vogël i tyre **Samiu** (1850-1904), që në

librin e tij tregoi se ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet Shqipëria, duke theksuar se "….Shqiptar është çdo njeri i pjellë prej shqipëtarësh e që flet shqip, po shqiptar i vërtetë ësht' ay që ka mendjen e zëmrënë shqiptar. ……. Se në dashqim' e në u përpjekçimë, do të jemi një nga më të mirët' e nga më të ndrituarët e kombeve t'Evropës…". Është lapidar thënia e tij: "***Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme***". Ai ka shkrojtur mbi 60 vepra. Veç atyre për Shqipërinë e shqiptarët, shquhet vepra e tij madhore "Kamûs ül-Ă-lâm" (Fjalori universal i historisë dhe gjeografisë" në 6 vëllime (1889-1898), fjalori i gjuhës turke, fjalori turqisht-frëngjisht dhe anglisht-turqisht. Sami Frashëri, që nga shekulli i robërisë së rëndë, na la amanet dhe na porositi:

- *Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë,*
- *Fetë i përçajnë kombet,*
- *Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest,*
- *Shqipëria është një dhe e pandarë,*
- *Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit,*
- *S'ka në jetë më i lik njeri se tradhëtari i kombit dhe i mëmëdheut,*
- *M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun,*
- *Një njeri sa do të mira të ketë për veten e tij s'mund të jetë faqebardhë, do të ketë kombin dhe mëmëdheun e vet fatzi,*
- *Të hiqet Turqia dhe të vijë një sundues tjetër, është sikur një shtazë të ndërojë samarin dhe jo lirinë.*

Veprën e tyre e vazhdoi edhe vëllai më i vogël dhe pasardhës, Mehmeti, i cili ka qenë Drejtor i gazetës "Besa" në Stamboll (1908).

Të frymëzuar nga Vëllezërit Frashëri, kontribut për Shqipërinë dhe çështjen shqiptare kanë dhënë edhe shumë e shumë njerëz të shquar kanë dalë nga familjet e mëdha të frashërllinjve. Emërtimin "Familje të mëdha" nuk e them në kuptimin mikroborgjez të familjeve të pasura, por të familjeve që kanë kontribute të shquara ndër vite për Shqipërinë dhe shoqërinë shqiptare ndër breza.

Mësimet e ndritura të Vëllezërve Frashëri, që së toku me atdhetarë të shquar të tjerë ishin në ballë të Rilindjes sonë Kombëtare, janë me vlerë edhe sot më tepër se kurdo, janë të ditës thirrjet e tyre:

- "***M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun" dhe "Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë***" e të madhit Sami Frashëri dhe
- "***Feja e shqiptarit është shqiptaria***" e të madhit Pashko Vasa.

Dhe unë tashmë e kam fare të qartë: duke njohur madhështinë dhe bukurinë dhe pastërtinë e natyrës dhe maleve të Tomorricës dhe të Baba Tomorrit, të Frashërit dhe Bredhit të Hotovës, të Maleve Rodope ku kanë jetuar për dhjetra vjet të parët e Frashërllinjve, si edhe gjaku i trimave Hamza Tomorrica dhe Iljas Mirahori që rridhte dejet e tyre, e mençuria e Eminesë dhe Halit Frashërit, u kanë dhënë Abdylit, Naimit dhe Samiut frymëzimin dhe kanë mbrumosur tek ata, si edhe tek frashërllinjtë e tjerë, dashurinë për Shqipërinë, shqiptarizmin dhe gjuhën shqipe, për ti vënë ato mbi vehten e tyre dhe për të ecur përpara. Veti këto, që frashërllinjtë i ruajnë brez pas brezi.

Po pse i rendita mesimet e Vëllezërve Frashëri, vetëm për ti kujtuar e nderuar? Jo, por për të analizuar ç'po bëjmë sot dhe ku na shpie rruga e nisur.

Së pari, klasa politike, gjatë të gjithë shekullit që ka kaluar nga pavarësia, e ka hedhur poshtë mësimin e Abdylit: **Do të vijë dita kur Europa do të bindet se shqiptarët i shërbejnë çështjes së njerëzimit dhe të qytetërimit më mire se çdo popull tjetër i lindjes.......Shqipëria meriton pavarësinë më tepër se ansnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten.** Në gjithë këta 100 vjet të shtetit shqiptar pas pavarësisë nuk kemi vënë në jetë Platformën politike të hartuar nga Rilindasit dhe midis tyre nga Abdyl Frashëri dhe të miratuar nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit, për të patur një shtet me institucione të pavarura. Nuk u bëmë të denjë për të gëzuar respektin e Europës. Mbetëm të fundit në Ballkan për tu bashkuar me Europën. Dhe, siç thotë populli, bathët tregojnë se janë larg pashkët.

Së dyti; kemi hedhur poshtë porositë e Samiut: **Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit. Fetë i përçajnë kombet dhe Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest**. **..Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme.** Sot jemi ndarë në dhjetra e dhjetra parti armike më njëra tjetrën, jo vetëm në kater fe, por edhe në më shumë sekte fetare se sa gishtat e duarve, në veriorë dhe jugorë, etj. etj. Ka ka gjetur zbatim parulla "përça dhe sundo". Është kthyer në system çiflikëzimi partive politike, dukuri të pa pranueshme për demokracinë. Është bërë e modës, për çdo prekje të interesit personal të krijohet një partiçkë e re.

Së treti, sot s'po na pëlqen më gjuha shqipe, gjuhës që Naimi i këndoi "**Pa shihni ç'gjuhë e mirë!/Sa shije ka e hije/ç'e bukur' dhe e lirë,/si gjuhë perëndie**/. Dhe broçkullisin sot politikanë e shtetarë fjalime boshe me më shumë fjalë të huaja , të cilave nuk u dinë as kuptimin, se sa fjalë shqip. Shikoni dhe dëgjoni emisione televizive të stacioneve me emra jo shqip, lexoni gazetat madje dhe librat shkollorë dhe do te gjeni se edhe edhe për "pamjen e fytyrës" përdorin fjalën "luk", që nuk përdorin fjalën e bukur shqip "zgjimi", që përdorin "show" në vend të fjalës shqip "shfaqje", "kurrikula" në vend të "plane mësimore" etj., etj. Shikoni emërat e lokaleve dhe reklamat e tyre në rrugët e qyteteve. Nëpër rrugët e Shqipërisë, madje edhe në murret e shkollave, gjen të shkrojtur thirrjen "Jeta **osh** qejf". Nëse nuk janë dell budallallëku, janë ligësi, për të zhbërë gjuhën shqipe. Dhe pa gjuhë nuk ka komb.

Pavarësia e Shqipërisë u realizua nga lufta dhe përpjekjet e popullit shqiptar me në krye Rilindasit e mëdhenj, nga të gjithë trevat e Shqipërisë. Shqipëria e vitit 2012 nuk është ajo e vitit 1912, është ndryshuar e ka përparuar me gjakun, punën, vullnetin, skarificat e popullit shqiptar. Është detyra e jonë sot të përparojmë më tej Shqipërinë dhe për këtë le të vëmë në jetë amanetet e Rilindasve!

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**GazetA PËRMETI**, NR. 105, Nëntor 2012

# Naim Frashëri – Homazh në 167 vjetorin e lindjes



Naim Frashëri, Naim Shqipëria siç i këndoj populli, ka 167 vjetorin e lindjes më 25 maj 2013. Dy javë më pas është 135 vjetori i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, , më 10 qershor 2013. Këto ngjarje historike na vënë në mendime dhe është në nderin e secilit prej nesh të bëjme homazh për ata atdhetarë të cilëve u vunë në krye të luftës së shqiptarëve për Atdheun dhe Pavarësinë që gëzojme sot.

Luftëtari Mihal Grameno shkroi në vitin 1907: *"Kur u ngjitmë në mal të Kokojkës mbi Frashër, i kam dedikuar këtë vjershë:*

*Si ty o Vithlehem e Mek'e Arabisë*
*Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë*
*Për mua është Frashëri vën i Perëndisë*
*Tek është lindur Naim Beu zemr'e Shqikërisë"!*

I shkrojti këto vargje se në Frashër kishin lindur Abdyli, Naimi dhe Samiu, që ishin në ballë të Rilindjes Kombëtare, të luftëtarëve të të pushkës dhe të penës, që sollën pavarësinë, që shkrinë jetën e tyre dhe pasurinë për të bërë Shqipërinë. Ata e ngritën Frashërin në piedestal dhe e bënë Mekën e Shqipërisë. Po Frashëri u bë edhe vatra dhe rrezatuese e atdhedashurisë dhe e shqiptarizmit në breza, deri në ditët tona. Ne sot nderojmë dhe përulemi me respekt të madh ndaj atyre që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi dhe si duhet të ndërtonin shtetin shqiptar. U mësuan gjuhën shqipe sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh që flasim e shkruajmë ne sot.

Nuk ka patur nxënës në Shqipëri që të mos e dinte se vëllai i madh, Heroi i Popullit, luftëtari Abdyl ishte ideologu i Rilindjes Kombëtare dhe udhëheqësi kryesor i Lidhjes Shqiptarëve të Prizrenit. Nuk ka patur shqiptar që nuk dinte përmëndësh vjershat e bilbilit të gjuhës shqipe, Naimit të Madh, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohej nga ato. Për ideologun, dijetarin e madh, statistin, shkrimtarin dhe publicistin Sami Frashëri, kushdo në Shqipëri mund të fliste për veprën monument "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet" (Bukuresht 1899), për "Shoqërinë e të shtypurit shkronja shqip" (Stamboll 1879), revistat, gazetat dhe librat e para në gjuhën shqipe.

Jam i bindur se kolosët e Rilindjes, që ndërgjegjësuan shqiptarin për kombin-shqiptarinë, që u mësuan gjuhën, që u treguan me vepra se si duhej luftuar për pavarësi, që i treguan botës për shqiptarët dhe dëshirën e tyre, që përgatitën dhe sollën Pavarësinë e Shqipërisë, do të rrojnë në jetë të jetëve.

Frashëri në majë të Dangëllisë edhe këto ditë rron e bën përpjetë, ngrihet gjithënjë e më lart, për të nderuar fisnikët, që me penë e pushkë bënë

Shqipërinë, vëllezërit Abdyl, Sami dhe Naim Frashëri, së bashku me mëmëdhetarët e tjerë, të cilët kanë dalë nga Frashëri. Edhe në këto ditë në Frashër ka jetë, Muzeu i Vëllezërve Frashëri, megjithëse jo si do të deshëm të ishte, e ka derën e hapur dhe mirëpret vizitorët. Teqea historike e Frashërit është ndër të vetmet qendër fetare ku valëvitet flamuri kombëtar, e cila vizitohet jo vetëm besimtarët bektashianë. Prej vitesh, në Ditën e Naimit më 25 maj, organizohen veprimtarive kulturore-muzikore atdhetare dhe shkencore, për të përkujtuar me veneracion veprën atdhetare madhore të rilindasve të shquar, të mbështetur nga institucione shtetërore, shoqata dhe nga shkencëtarë dhe studiues ndër më të mirët e vendit dhe Kosovës. Krahas kësaj, kuvendet janë kthyer në festa popullore ku takoheshin miq dhe bëheshin njohje të reja.

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë. Keshtjellë natyrore, i vendosur në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Frashëri ka nxjerrë në vite shumë njerëz të mëdhenj, që kanë kontribuar dhe vazhdojnë të japin ndihmesën për të bërë historinë e kombit tonë. Me një histori mbi 500 vjeçare, nga Frashëri kanë dalë si asnjë vend tjetër patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Nga Frashëri i tre kolosëve të Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri njihen shtatë pashallarë, një firmëtar i Aktit të Pavarësisë më 28 nëntor 1912, katër pjesëmarrës në Kongresin e Lushnjes dhe nga viti 1920 e deri në vitin 1944 dymbëdhjetë frashërllinj kanë qënë depuetë në Parlamentet e Shqipërisë e ministra. Janë 4 akademikë, 15 profesorë, 33 doktorë shkencash, 9 juristë, 3 mjekë, 7 agronomë e veterinerë, 6 inxhinjerë, 1 ekonomist, 13 pedagogë e mësues, 4 nëpunës të lartë e 11 nëpunës, 5 artistë e sportistë. Midis tyre tetë janë veteranë të luftës Nac-Çl. Tetë janë të burgosur politikë të diktaturës komuniste. Nga brezat e frashërllinjve, edhe sot dalin njerëz me vlera të mëdha për vendin. Këta përfaqësojnë denjësisht Frashërin sot dhe po punojnë e përparojnë nga dita në ditë për të mirë të Shqipërisë. Mjafton për këtë të klikosh në faqet e internetit. Këta përbëjnë dukurinë "Frashëri". Me këta, emri i Frashërit ngrihet çdo ditë e më lart.

Por ne sot, e kemi për detyrë që jo vetëm ti nderojmë Rilindasit e mëdhenj, Abdylin, Naimin dhe Samiun, të analizojmë si i kemi vënë në jetë amanetet e tyre, mësimet e tyre në këtë shekull të Pavarësisë së Shqipërisë. Prandaj e gjeta të udhës që në këtë shkrim të theksoj vetëm disa nga mësimet e tyre për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, që edhe mua frashërlliun m'i mësoi gjyshi, babai, nëna dhe mësuesja e parë, që edhe unë dhe gruaja e ime u a mësuam fëmijëve tanë, nipit dhe mbesës dhe, ashtu si të gjithëve ne, ato shkrime që na kanë frymëzuar në vite dhe do të na jenë fener për gjithënjë në rrugën e jetës sonë.

Abdyl Frashëri (1839-1892), Hero i Popullit, ishte vëllai më i madh, ideologu dhe luftëtari i Rilindjes Kombëtare, Naim Frashëri (1846-1900), poeti që aq bukur i këndoj shqip Shqipërisë dhe Skënderbeut dhe dijetari Sami Frashëri (1850-1904), që tregoi se ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet Shqipëria.

Abdyl Frashëri ishte atdhetari, politikani, diplomati, organizatori më i shquar i Rilindjes Shqiptare në shekullin e 19-të. Qëndroi në ballë dhe i priu luftës për pavarësi dhe tërësinë e trojeve shqiptare. Abdyli na mësoi ne shqiptarëve dhe u tregoi të huajve se "Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur

vetveten".
Periudha 1877-1881 ishte koha kur ai punoi dhe u përpoq pa u lodhur në ball të luftës për çështjen shqiptare, për të ndërgjegjësuar shqiptarët por edhe të huajt për rëndësinë e realizimit të objektivave të Rilindjes Shqiptare. Ai iu kundërvu rrezikut të copëtimit të trojeve shqiptare dhe përpiloi projekt deklaratën për pavarësinë e Shqipërisë. Si kryetar i Komitetit Qëndror të Stambollit për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare dhe njëri ndër autorët kryesorë të platformës politike të këtij Komiteti, të cilën e publikoi gjatë pranverës së vitit 1878, tregoi se Shqipëtarët duhet të ndërtojnë një shtet ligjor, siç duket edhe nga fotografia e vendosur në Shtëpinë Muze tëL idhjes Shqiptare të Prizrenit, në Prizren.

Si atdhetar i aksionit, veprimtaria kryesore e Abdyl Frashërit ishte drejtuar në organizimin dhe aktivitetin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Pas formimit, më 10 qershor të vitit 1878 në Prizren, Lidhja adaptoi platformën e përgatitur nga Abdyli. Në asamblenë e Lidhjen e Prizrenit ai u zgjodh kryetar i komitetit të punevë të Jashtme. Ai kryesoi delegacionin shqiptar të Lidhjes ssë Prizrenit, që vajti në Berlin për ti parashtruar Kongresit të Berlinit, më 13 qershor 1878, kërkesën për të drejtat e Shqipërisë. Meqënë se atje nuk gjeti përkrahje çështja shqiptare, ai në 1879 udhëtoi në kryeqytetet kryesore të fuqive të mëdha për të mbrojtur integritetin e tokave të Shqipërisë dhe të drejtat e shqiptarëve. Në këtë periudhë, veprimtaria e tij kryesore u zhvillua në vilajetet e Janinës dhe të Kosovës. Së bashku me Baba Alushin, Abdyli organizoi dhe drejtoi Kuvendin e parë (30 maj 1878) dhe të dytë qershor 1880) të Frashërit.Drejtoi ose mori pjesë në disa kuvende , si në Kuvendin e Janinës (24 korrik 1878), morri pjesë në Asamblenë e parë të Dibrës (1 nëntor 1878), dhe në Asamblenë Kombëtare të Gjirokastrës (23 korrik 1880) etj., ku foli për vendimin lidhur me krijimin e shtetit shqiptar autonom, duke përkrahur luftën e armatosur të shqiptarëve dhe punoi për projektin e krijimit të një qeverie të përkohshme shqiptare. Pas shtypjes së Lidhjes, u denua me vdekje nga gjykata ormane, dënim i kthyer në burgim të përjetshem. Bëri 3 vjet burg (1882-1885) dhe u lirua për arsye shëndetësore, me kusht që të mos merrej me veprimtari politike. Por Abdyl Frashëri vijoi rrugën e vet të luftës dhe përpjekjeve për bërjen e Shipërisë. Më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi "….Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq…. Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten". Abdyl Frashëri vdiq 23 tetor1892. Eshtrat e tij u sollën në Tiranë në vitin 1978, në 100 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Heroit, populli i thuri këngën:

Të lutem moj baltë e varrit/mos i rëndo mëmëdhetarit/po bëji ndere shqiptarit/...Abdyl beu ngreu nga varri/shtiri sytë nga perëndimi/të shohësh Adriatiknë / që u bë i Shqipërisë/që ti luftove dhe punove deri sa vdiqe!

Ndërsa populli i Himarës i këndoi: Abdyl prishe pasurinë/një barrë flori/Hype vaporit e shkove/Vajte në Berlin/…. "Unë jam nga Shqipëria/Mos e bëni pjesë-pjesë/sikur s'ka njeri/S'jemi grek' as bullgarë/as nga Mali Zi,/Jemi vetëm shqiptarë/dhe duam liri/Do luftojmë që të gjithë/sa të vritemi".

Në këto përpjekje dhe luftë të shqiparëve, përkrah vëllai të tij ë madh u rrjeshtua edhe Naimi i Madh. Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve: O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë/të ditur, të

dëgjuar u burra luftëtarë/….të besësë për kombin e miq për jetë bërë/lispet dhe sot të jemi, si kemi qem' një herë/të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë" dhe hodhi kushtrimin: Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë. Dashurinë për atdheun e këndoi shqip në poemën e tij "Bagëti e Bujqësi": "Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar/Zemrënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr". Pas rreth tre shekuj harrese, Naimi u mësoi shqiptarëve "Historia e Skënderbeut" dhe i porositi: "hapni sytë dhe punoni/të gjithë për Shqipërinë/tjetërë gjë mos kërkoni/ajo sjell mirësinë" . Në Fjalëtë e të Urtët shkroi: "Njeriu po s'deshi kombin e tija/E mëmëdhënë/Nuk ka pjesë nga njerëzia/S'do as vethenë"/…Naim Frasheri na mëson edhe se pjesë e cilës botë jemi ne shqiptarët…./ak' o ditë e bekuar/Që lind nga pererëdon!/At'an' e ke ndriçuar/E ne pse na harron?/. Ne sot flasim në gjuhën shqip të bukur të Naimit.

Naimi ishte flamurtar i Rilindjes Shqiptare, është për ne ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët. Ai ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora

Në një rradhë më ta, në ballë të luftës për çështjen shqiptare dhe pavarësinë e Shqipërisë, qëndronte edhe vëllai i vogël i tyre Samiu. Në fundin e librit të tij "Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhët" ai shkroi: "Shqiptar është çdo njeri i pjellë prej shqipëtarësh e që flet shqip, po shqiptar i vërtetë ësht' ay që ka mendjen e zëmrënë shqiptar. Këta shqipëtarët e vërtetë janë me të vërtetë fjesht shqiptarë. Duanë gjuhën e kombin' e tyre dhe përpiqenë për mbrodhësit e mëmëdheut. Kur të bëhenë gjithë shqipëtarët a më të shumtët' e tyre kështu shqipëtarë të vërtetë, Shqipëria atëhere është e bërë e e shpëtuarë nga çdo rrezik. Prandaj çdo shqiptar duhet të parë në të jetë vetë a të bëhetë shqipëtar i vërtetë e pastaj të përpiqetë të bënjë edhe të tjerë shokë, që ca nga ca e njëri pas tjatërit të bëhenë të gjithë shqipëtarë të vërtetë…….O burrani, o shqipëtarë! Se në dashqim' e në u përpjekçimë, do të jemi një nga më të mirët' e nga më të ndrituarët e kombeve t'Evropës…". Që nga shekulli i robërisë së rëndë, na la amanet dhe na porositi Samiu i Madh: M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun.

Janë lapidar thëniet e tij: "Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme", si edhe "Shqipërisë nuk i duhet mbret".

Veprën e tyre e vazhdoi edhe vëllai më i vogël dhe pasardhës, Mehmeti, i cili ka kryesoi Komitetin "Bashkimi Shqiptar" dhe ka qënë drejtor i gazetës "Besa" 1908.

Teqeja e Frashërit nuk ishte vetëm një institucion fetar bektashian, por ishte edhe një qendër e rëndësishme e patriotizmit, të shqiptarisë dhe e rilindjes kombëtare për të gjithë Shqipërinë e jugut. Tahir Dedej, Skënderasi-Baba Nasibiu, bënte poema dhe vjersha në gjuhën shqipe. Me këto poema e vjersha fetare ai përhapi edhe dashurinë për Shqipërinë, gjuhën shqipe, barazimin midis shqiptarëve të feve të ndryshme. Në atë kohë edhe vëllezërit kasollarë Dalip dhe Shahin Kaso (Frashëri), që ishin nxënës të Baba Nasibiut, u shquan në bërjen e vjershave dhe poemave që ishin shkrojtur me fjalë shqip. Në vitet e zgjimit të kombit, ishte Teqeja e Frashërit me Baba Alushin në ato vite, që u bë selia e degës së Lidhjes së Prizrenit për Shqipërinë e Jugut.

Halit Frashëri, babai i Vëllezërve Frashëri, në një bisedë me bejlerët e Frashërit, midis të tjerave u tha "…ne, po nuk mësuam djemtë tanë në gjuhërat e huaja e

nëpër shkolla të larta, do të humbasim, krejt vendi do të varfërohet. Shqipëria nuk do të ketë asnjë rëndësi në Ballkan; prandaj unë vendosa që të shes çiflikun, të vete në Janinë e të gjej mënyrën që të mësoj djemtë e mi, e gjej të arsyeshme që edhe ju kështu të bëni" ("Demokracia", Gjirokastër, nëntor 1938).
Këtej nis një fenomen unikal për Frashërin, që unë e kam emërtuar "Dukuria Frashëri". Kur Halil Frashëri dhe e shoqja Eminea vdiqën, më i madhi i fëmijëve Abdyli 20 vjeç, dëgjoi mësimin e të atit dhe u këshillua edhe me Baba Alushin, si të vepronte më vëllezërit e motrat. Baba Alushi i tha Abdylit "Gjuha shqipe sot për sot është fshehur si një thesar i mbuluar në truall. Shpjeri vëllezërit në gjimnazin e Janinës, nga do të dalin shumë të mësuar. Dhe kur të dalin nga shkolla, t'u kujtosh të ngjallkin librin e gjuhës thjesht shqip, që kësi mënyre të zgjohet e të ngjallet populli shqiptar" (K. Bezati, 2006).Dhe dolën nga Frashëri rilindasit e mëdhenj, vëllezërit Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri, për të ndërgjegjësuar shqiptarët që të ngriheshin në luftë për atdheun e të parëve, për gjuhën shqipe dhe për dashurinë ndaj të bukurës Shqipëri.
Të frymëzuar nga Vëllezërit Frashëri, kontribut për Shqipërinë dhe çështjen shqiptare kanë dhënë ndër vite edhe shumë e shumë njerëz të shquar kanë dalë nga familjet e mëdha të frashërllinjve. Emërtimin "Familje të mëdha" nuk e them në kuptimin mikroborgjez të familjeve të pasura, por të familjeve që kanë kontribute të shquara ndër vite për Shqipërinë dhe shoqërinë shqiptare në breza.

Fundi i shekullit të XIX-të dhe vitet e para të shekullit të XX-të përfaqësojnë edhe periudhën e intensifikimit të luftërave për liri e pavarësi, për bërjen e Shqipërisë dhe ruajtjen e tërësisë së tokave shqiptare. Frashëri, së toku me Miçanin, Zavalanin, Koblarën dhe Backën kanë qenë vatra kryesore e kryengritjes së armatosur kundër pushtmit otoman në vitet e zjarrta të Rilindjes Kombëtare. Në periudhën 1905-1912 në Dangëlli vepronin çetat e kapedanëve patriotë Çerçiz Topulli, Mihal Grameno, Spiro Bellkameni, Mendu e Izet Zavalani. Ata strehoheshin në shtëpinë e Myftar Sulejmanbelliu, gjyshit të artistit të popullit Naim Frashërit. Frashërllinj të shumtë u rreshtuan në 22 çetat atdhetare dhe Frashëri u bë strehë e çetave të trevave të Shqipërisë jug-lindore. Komiteti që koordinonte veprimet e kryengritësve të këtyre viseve e kishte selinë në Frashër. Aksioni më i madh i çetave ishte çlirimi i Përmetit më 14 gusht 1912 (Bezati K. 2011).
Qysh në shekullin e XVIII-të Frashëri shquhet për përpjekjet e përhapjes së dijeve dhe të shkollave. Kur lindi Abdyl Frashëri, në vitin 1839, në Frashër kishtë dy shkolla, një për fëmijët myslimanë dhe tjetra për ata të krishterë. Në fund të shekullit të 19-të dhe në fillimet e shekullit të 20-të, shumë nxënës të shkollave greke e turke, fshehurazi filluan të mësonin gjuhën shqipe. Më 12 tetor 1908, patrioti Ali Irfan Përmeti bën thirrje për hapjen e shkollave shqip. Ndër mësuesit e parë ishte Hasan Hoxha.

Ndikim të madh në jetën Frashërit pati edhe djegia e fshatit: "Në pranverën e vitit 1914 bandat shoviniste greke dogjën 318 shtëpi në Frashër, duke shfryrë tërë urrejtjen e tyre mbi këtë vatër të patriotizmit.
Dashurinë për atdheun dhe për jetën Frashëri i shpalosi me madhështi edhe në luftën kundër mortjes nazi-fashiste të shekullit të 20-të. Epopea e luftës nacional-çlirimtare për liri, u shkrua edhe me kontributin e shquar frashërllinjve. Frashëri dhe Dangëllia u çliruan më 11 Tetor 1942 nga Çeta e Dytë Partizane e Skraparit dhe vullnetarët e Dangëllisë, të cilët shkatërruan postën e policisë dhe çliruan krahinën. Në janarin e vitit 1943 u formua çeta partizane e Dangëllisë. Që nga vjeshta e vitit 1942 pothuajse në të gjitha fshatrat e Dangëllisë ishin ngritur

Këshillat Nac. Çl. Në Frashër u formua Këshilli Nac. Çl. i Dangëllisë më 5 shkurt 1944, me kryetar Muharrem Frashërin. Në dimrin e 1943-it në Dangëlli u formua batalioni territorial "Liria". Gjatë viteve të luftës së dytë botërore, në Dangëlli ishin organizuar edhe çeta balliste

Në fundin e viteve tridhjetë të shekullit të XIX-të në Frashëri ishte vendosur një mydir dhe një kadi qeveritar për gjithë nahijen e Dangëllisë. Pas çlirimit të Atdheut, rinisi një zhvillim i ri edhe në Frashëri. Në vitet tetëdhjetë atje kishte shkollë tetëvjeçare, një shkollë të mesme bujqësore, shtëpi kulture, spital dhe njësi tregëtare. Edhe sot Frashëri është qendra e Komunës. Në kushtet e zbrazjes së Frashërit, një punë energjike për të mbajtur gjallë frymën patriotike të Frashërit, ka bërë Komuna në vitet 2004-2011 me kryetar Tomorr Kotorri dhe Kryetar të Këshillit të Komunës Durim Aliko. Së bashku me Qendrën Kulturore Përmet, me mbështetjen e Teqesë së Frashërit, të disa shoqatave dhe ndonjë institucioni, duke bashkëpunuar me poetë, shkrimtarë, historianë e të tjerë, ata organizuan veprimrati shkencore-kulturore-atdhetare në ditën e Naimit në Frashër. Unë shpreh bindjen se edhe në ë ardhmen Komuna nën kryesinë e Vangjel Priftit, si edhe Shoqata Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare "Vëllezërit Frashëri" do ta mbajnë të gjallë jetën në Frashër.

Për të kërkuar midis frashërllinjve njerëzit e shquar, që me punën e luftën e tyre kanë dhënë një kontribut për Shqipërinë dhe çështjen shqiptare, duke nderuar vehten dhe Frashërin, vura dy kritere:

së pari, të kërkonja luftëtarët e lirisë, të penë dhe të pushkës dhe ata që kishin dhënë jetën e tyre për Atdhe,

së dyti dijetarët, shkrimtarët, artistët, sportistët që bënë emër në shekullin e XX-të. Për këtë shfrytëzova të dhënat që gjendet në skedarët e Bibliotekës Kombëtare në Tiranë, Bibliotekës së Akademisë së Shkencave, të dhënave nga Komiteti i Veteranëve të Luftës Nacional-Çlirimtare, konsultat dhe bisedat me frashërllinj, në Tiranë e në Frashër.

Dhe janë me dhjetra frashërllinj të shquar dhe me kontribute të mëdha, duke filluar nga Mid'hat Frashëri, djali i Abdyl Frashërit, Mehdi Frashëri, Rifat Frashëri, Athanas Tashko, Anastas Totoni dhe me rradhë deri në ditët tona, aq sa në kushtet e këtij shkrimi është e pa mundur të përmenden të gjithë emrat e tyre. Dukuria unikale e Frashërit, jo vetëm për Shqipërinë e tërë Ballkanin, që qëndron në sa më poshtë vijon: mësoi babai, shkolloi djalin e vajzën, u mësuan nipi e mbesa, stërnipi e strëmbesa dhe dijet e tyre i vunë në shërbim të Shqipërisë, beëri që në të gjitha kohërat Frashëri të nxjerrë atdhetarë njerëz të shquar. Është kjo arsyeja që edhe kontributi i frashërllive dhe plejada e frashërllinjve të shquar ka dalë në pah madhërishëm edhe gjatë gjysmës së dytë të shekullit të njëzëtë e vazhdon deri më sot. Këta njerëz të shquar janë përfaqësuesit e brezave të rinj të dukurisë "FRASHËRI". Ky është Frashëri i sotëm! Fatkeqësish atje shtëpitë janë zbrazur e rrënuar, por qytetet dhe fshatrat i bëjnë të shquar dhe me jetë njerëzit dhe jo murret. Shihni Apoloninë dhe Butrintin! Frashëri nuk është rrënuar siç duan e thonë disa, rrojnë e përparojnë Frashërllinjtë. Prandaj edhe Frashëri duhet të bëhet një qendrër historiko-turistike, kjo është detyrë dhe në nderin tonë sot!

Është detyra e jonë sot të përparojmë më tej Shqipërinë dhe për këtë duhet të vëmë si duhet në jetë amanetet e Rilindasve dhe këtë frashërlllinjtë e kanë kuptuar mirë!

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI **Gazeta Republika,** 13 maj 2012

## Alfred Frashëri: VIKTIMAT NË MINIERA, NGA VARFËRIA DHE MOSZBATIMI I TEKNIKËS

Nga Albert Zholi

Prof. Dr. Alfred Frashëri është një nga intelektualët, i cili është marrë gjerësisht me studime në fushën e gjeologjisë. Ai në këtë intervistë flet për pasuritë e shumta të nëntokës shqiptare, mbi ngritjen e qytezave të reja në vendet me minerale, përse është lënë sot pas dore gjeologjia dhe shkaqet e aksidenteve të mëdha që ndodhin sot në minierat shqiptare.

**Z.Frashëri**, a mund të na thuash për lexuesin se çfarë rezervash ruan nëntoka shqiptare?

- Nëntoka e Shqipërisë ruan në gjirin e vet pasuri minerale të shumta dhe me vlerë të madhe. Këtë e dëshmojnë vendburimet e naftës dhe të gazit: Patos-Marinza, Kuçova, Kallm-Vëri-Bubullimë-Kolonjë, Viskokë, Ballsh-Hekal, Cakran, Gorisht-Kocul, Amonicë, Delvine, Finiq-Krane dhe të gazit Divjakë, Ballaj, Frakull, Povelçë, Currila-Durrës, etj. Në Hartën Metalogjenike të Shqipërisë paraqiten 1189 objekte të 48 lloje mineralesh të dobishme: kromite metalurgjikë, kromite refraktarë, element të grupit të platinit, hekur, hekur-nikel, nikel, titan, mangan, alumin, bakër, zing, plumb, ar, arsenic, zhivë, toka të rralla, squfur, pirit, pirrotinë, barit, fluorit, magnezit, azbest, talk, pirofilit, olivinite, xham vullkanik, feldshpat, biotit e kuarcite, kaolinë, forsforite, kripë guri, gips dhe anhydrite, trepela dhe argjila, gëlqerorë, dolomite, gurë dekorativë, travertine, rëra, qymyre, torfa, shiste djegëse, bitum, rëra bituminoze, pirobitume, ujëra minerale. Ndër këto lloje mineralesh të dobishme janë: 14 lloje xeherorësh dhe 34 joxeherorë. Midis këtyre të fundit 19 janë minerale joxeherore, 8 minerale industriale dhe material për ndërtim, 6 qymyri, si edhe shumë burime të ujërave dhe ujërave termominerale. Midis tyre ka vendburime të mëdha, mesatarë, të vegjël dhe shfaqje të mineralizuara. Vendburimet e mëdha të kromit: Bulqizë-Batër, Thekna, Lugu Gjatë-10 Korriku, Ternova, Shkalla, Cërruja, Kalimashi, Kam Tropoja, Vlahna, në masivin e Shebenikut-Pogradecit, etj. E renditën Shqipërinë në vendin e tretë të nxjerres së kromit për frymë të popullsisë në botë. Vendburimet e bakrit Rubik, Gjegjan, Munellë, Tuç, Lak-Roshi, Spaç, Kurbnesh, Kaçinar, Karmë, Derven, Perlat, Rehovë, etj. Lejuan të ngrihet industria komplekse e bakrit me cikël të plotë deri në prodhimin e kablove dhe telave. Në vargun e vendburimeve të mineraleve metalore renditen edhe vendburimet e hekur-nikelit dhe te nikelit silikat nga Pishkashi deri në Gurin e Kuq në Pogradec, vendburimet e qymyreve Memaliaj, Krrabë, Mborje-Drenovë, Pretushë, etj. Është vështirë të numërohen vendburmet e mineraleve industrialë si ato të gëlqerorëve, gurëve magmatikë si gabro, olivinite etj, vendburimet e mineraleve jometalorë si azbest, kuarc, kaolinë, etj. Mbi këtë bazë u hapën dhe u vunë në shfrytëzim dhjetëra miniera dhe fusha naftë-gaz mbajtëse, u ngrit industria e natës dhe ajo minerare shqiptare.

**Si janë arritur këto zbulime**?
- Këto zbulime madhore janë rezultat i punës këmbëngulëse, me përkushtim dhe vetmohuese e naftëtarëve dhe minatorëve, midis tyre edhe i të dënuarve politikë që punuan nëpër minierat e vendit, teknikëve, inxhinjerëve dhe shkencëtarëve. Janë rezultat i veprimtarisë së gjeologjisë shqiptare dhe të teknikës e shkencës minerare.
**Në sistemin komunist, si ka qenë e vlerësuar gjeologjia shqipatre dhe cili ka qenë niveli profesional i pedagogëve apo referuesve në aktivitete ndërkombëtare**?
- Gjeologjia shqiptare ka qenë një nga degët e shkencës dhe teknikës ndër më të përparuarit në vend, e mirënjohur dhe e mirë vlerësuar edhe në vendet e përparuara të Europës, SHBA, Kanadasë etj. Për të argumentuar vlerësimin ndërkombëtar të arritjeve të gjeologjisë shqiptare, mjafton të kujtosh përshembull se gjatë viteve nëntëdhjetë (1991-1999), vetëm gjeofizikanët kanë paraqitur në kongrese ndërkombëtare madhorë arritjet e tyre më të mira nëpërmjet 124 referimeve. Një veprimtari të tillë, madje më të madhe e kanë zhvilluar gjeologët. Ky vlerësim duket edhe për bashkëpunimin në dhjetra projekte të rëndsishën ndërkombëtarë dypalësh dhe shumë palësh. Kërkimet dhe studimet gjeologjike-gjeofizike-gjeokimike-mineralografike-petrografike-paleontologjike-hidrogjeologike dhe gjeoteknike, etj. të organizuara si një ansambël integral multidisiplinor, shembullor janë vlerësuar nga ekonomia shqiptare dhe bota e njohu efektivitetin dhe rezultatet e punës së saj nëpërmjet burimeve minerale të kërkuara, zbuluara dhe të dhëna për shfrytëzim.
**A ka qenë rentabël gjeologjia shqiptare në sistemin komunist?**
- Për të parashtruar efektivitetin ekonomik të lartë të arritjeve të gjeologjisë shqiptare dhe të industrisë shqiptare minerare, të naftës e të gazit mjafton të përmendet ajo çka shkruhet në Fjalorin Enciklopedik Shqiptar se vetëm në një vit, gjatë periudhës së viteve tetëdhjetë janë nxejrrë 1 milion tonë minerale bakri dhe u prodhua 12.600 tonë bakër blister, 960 mijë tonë kromite, 1 milion tonë hekur-nikel, 2 milion tonë qymyr guri. Vetëm nga industria e bakrit dhe e kromit ekonomia shqiptare pati të ardhura rreth 120 milion USD në vit. Nxjerra e naftës arriti maksimumin deri 2.250.000 tonë/në vit. Deri në fillimin e viteve nëntëdhjetë, nga këto industri janë nxjerrë gjithsej rreth 49,5 milionë tonë naftë afro 12 milion metër kub gaz natyror, 20 milion tonë mineral bakri, 21 milionë tonë kromite, 18 milion tonë hekur-nikel, 47 milion tonë qymyr guri. Vetëm mineralet e bakrit dhe të kromit kanë dhënë një vlerë rreth 2,28 milardë USD. Mbi këtë industri u ngritën qyteza të reja dhe u zmadhuan ekzistueset: Bulqiza, Memaliaj, Prenjasi, Laçi, etj. me 5000, 5466 dhe 11.400 banorë përkatësisht. Në këtë industri punonin disa dhjetra mijë punëtorë, teknikë dhe inxhinjerë.
**Pse kjo lënie në harresë e gjeologjisë shqiptare në vitet e tranzicionit?**
- Për fat të keq, gjatë 18 viteve të këtij tranzicioni, si pasojë e zbatmit e të ashtuquajturës "terapia e shokut", që rezultoi në çuarjen në zero të çdo gjëje që shqiptari kishte ndërtuar me mund, djersë dhe sakrificë, edhe industria e minierave dhe e naftës u shkatërruan, shumica eÂ minierave u mbyllën. Është e

trishtueshme të kalosh sot nëpër Bulqizë, Patos a Memaliaj. Këtë fat pësoi edhe gjeologjia shqiptare. Ajo realizonte studimet e veta duke patur dy institute shkencore, një për naftën e gazin dhe tjetri për mineralet e ngurta, ku studionin e punonin specialistët e shkencëtarët e nevojshëm dhe të mire kualifikuar. Ata ishin të pajisur me teknikën dhe laboratorët e duhur. Nga gjashtë ekipet sizmike të naftës e gazit, të pajisur me teknikën moderne të kohës, sot nuk ekziston asnjë, nuk janë më dhjetra ekspedita elektrometrike, magnetometrie, gravimetrie për kërkimin e mineraleve të ngurtë, grupet e karrotazhit, etj. Brigadat shqiptare të e shpimit arritën të shponin me sukses puse deri 6700 metra të thellë për kërkimin e naftës dhe të gazit dhe deri 600 mijë metra linear/vit shpime për kërkimin-zbulimin e vendburmeve të mineraleve të ngurta. Sot, edhe disa puse që kryhen, i shpojnë brigada të huaja. Dëmi është i shtetit tonë dhe i ekonomisë shqiptare.

**Studiuesit tanë të gjeologjisë përse nuk kanë hapësirat e nevojshme për studime dhe trajtim të veçantë?**

- Një vend që ka pasuri natyrore nuk mund të mos i shfrytëzojë me efektivitet, për të mirën e ekonomisë së vet. Ndonjëri mund të thotë: "Sot, kërkojnë edhe të huajt, sipas lejeve për kërkim dhe shfrytëzim që u jepen, le ti bëjnë ata studimet". Nuk ka miopi më të madhe. Dhe kjo për disa arsye: Së pari, shteti duhet të ketë studimet e veta për vlerësimin e burimeve të pasurive natyrore të vendit, midis tyre edhe ato të nëntokës, që me aqë bujari natyra i fali Shqipërisë. Kështu do të dijë të orientojë zhvillimin e ekonomisë së vendit, të vlerësojë me saktësi kushtet e dhënies së lejeve për kërkim dhe shfrytëzim, të kontrollojë me efektivitet ruajtjen e nëntokës nga shfrytëzimi barbar i mundshëm nga komuniteti i biznesit të minierave. Së dyti, gjeologjia e një vendi, është si gjuha mëmë e popullit të tij. Sado mirë ta mësojë shqipen i huaji, nuk thotë dot si shqiptari Â dh, th, xh, q, etj. Dhe ne e marrim vesh menjëherë që është i huaj. Kështu është edhe për gjeologjinë. Njohja e saj, përveç dijeve dhe teknikës, ka domosdoshmëri për vrojtime shumë vjeçare në terren. Aq më tepër kjo për kushtet e Shqipërisë, që ka ndërtim gjeologjik të komplikuar. Përvoja na ka treguar, se edhe specialistit më të kualifikuar të huaj i duheshin disa vite që të arrinte të kuptonte ndërtimin gjeologjik të Albanideve dhe të bënte interpretimet e duhura, dhe kur pas dy tre vjetësh atij i mbaronte kontrata dhe duhej të largohej, ishte larg kësaj arritjeje. Gjeologët shqiptarë e dinë me siguri se disa shpime të dhënë këtë periudhë nga të huajt janë kryer në vende të papërshtatshme. Vërtet paratë e shpenzuara pa rezultat për to janë të kompanisë së huaj, por koha e humbur është e jona, si edhe kur të gjendet vendburimi, në koston e investimeve të bëra për të do të mblidhet edhe kosto e atij pusi, dhe kjo është në dëm të ekonomisë shqiptare.

**Sot janë dhënë me koncesion shumë miniera të vendit tonë. Mendimi juaj për këtë lloj menaxhimi?**

- Industria minerare mund dhe duhet ringritur në Shqipëri. Përpjekjet e para janë bërë. Kjo zhvillim do të sjellë edhe ringjalljen e gjeologjisë. Në kushtet e ekonomisë së tregut, edhe industrinë minerare e zhvillon kryesisht sektori privat. Shteti krijon kushtet e përshtatshme ligjore, ekonomike, financiare, sociale për

këtë zhvillim. Tashmë, shteti shqiptar ka ligjin minerar, ligjin e naftës dhe të gazit, ligjin e konçesioneve, ligjin e ujit, etj. Këto ligje kanë krijuar bazën ligjore pë zhvillimin e industrisë minerare. Janë dhënë leje për kërkim dhe shfrytëzim kompanive të huaja, por edhe atyre shqiptare për naftën dhe gazin, kromin, bakrin, nikel-silikatiet, bitumin, çimenton, kaolinën, alabastrin, gëlqerorët e dolomitet, mermeret, argjilat dhe zhavorre e lumenjve. Sipas të dhënave të Albinvest (http://ëëë.akbn.gov.al/eng/) për periudhën deri në vitin 2008 janë dhënë 738 leje minerare kompanive private të vogla, të mesme dhe shumë të mëdha. Midis tyre 220 janë leje minerare për shfrytëzim të kromit dhe 259 për gëlqerorët. Sipas të dhënave të gazetës Telegraf (datë 4 mars 2009), gjatë vitit 2008 dhe fillimin e 2009 janë licenzuar për kromin 15 kompani shqiptare dhe të huaja. Ky numur i madh kërkesash për leje kërkimi dhe leje shfrytëzimi tregon se po rritet interesi i investitorëve vendas dhe të huaj për pasuritë minerare të Shqipërisë dhe kjo është në dobi të ekonomisë së vendit, në të ardhura, në hapjen e vendeve të reja të punës, etj. Por krahas kësaj, ky numër fsheh edhe një dukuri negative. Nëse punonin rreth 80 miniera, madje edhe të ndara në sektorë numri i tyre është më i vogël sesa numri 590 i lejeve për shfrytëzim, që janë dhënë. Kjo tregon se edhe edhe për industrinë minerare mbi zotëron koncepti i "pazarit të tezgave". Kjo është jashtëzakonisht e dëmshme për minatorët, për ekonominë e vendit, ruajtjen e pasurive minerare nga shfrytëzim barbar dhe stimulon infomalitetin. Është detyra e organeve të specializuara të shtetit që të mos lejojnë lulëzimin e këtij tregu se industria minerare nuk është industria e tezgave.

**Â Arsyet e aksidenteve në punë?**

- Është e dhimbshme që minierat tona që shfrytëzohen sot, janë kthyer në vende të vrasjeve të minatorëve dhe të jetës së familjeve të tyre, të bonjakërisë së fëmijëve. Këto vrasje aksidentore në dukje vijnë nga shfrytëzimi pa kriter i trupave mineralë edhe në galeri ku ndalohet hyrja nga rreziku i shembjes si pasojë e babëzisë së pronarëve, nga varfëria e minatorëve dhe mos zbatimi i rregullave të teknikës së sigurimit në punë në miniera. Shteti ka për detyrë të mbrojë qytetarët e vet, prandaj duhet me ligj të ndalojë këtë kategori vrasjesh "aksidentale", duke krijuar edhe organizmat përkatëse të specialiuara të kontrollit të punës në miniera dhe të zbatimit të rregullave të teknikës së sigurimit. Krahas kësaj, shteti duhet të ruajë me kujdesin më të madh rezervat e pasurive minerare dhe shfrytëzimin e tyre në pajtim me teknologjitë moderne minerare. Organi i ruajtjes së nëntokës ka ekzistuar në Shqipëri, por ai u shkri qysh në vitet tetëdhjetë për ti hapur rrugën shfrytëzimit pa kriter të pasurive minerare. Sot, më shumë se kurrë ky sistem kontrolli i specializuar duhet ringritur dhe i duhet dhënë kompetenca e nevojshme. Të gjithë e dinë që ruhet edhe një baçe me disa pemë, që ruhet një magazinë, një bankë etj. Si mund të lësh pa roje e kontroll pasuritë minerale me vlerë dhjetra e qindra milionë euro? Sot, nuk gjen asnjë të dhënë se sa minerale nxjerrin sejcila nga këto kompani dhe sa përfiton shteti shqiptar.

**Pasuritë nëntokësore aktuale?**

- Në Shqipëri ka shumë miniera dhe fusha nafte e gazi, që duke i shfrytëzuar me efektivitet dhe brënda rregullave teknike, të japin të ardhura të mëdha për ekonominë shqiptare. Ka shumë vendburime të njohur, që në krahët e tyre dhe në thellësi mund të gjendet trupa mineralë të rinj. Ka zona të mineralizuara ku mund të kryhen kërkime gjeologjike frytdhënëse. Por është e domosdoshme të theksohet se se jo çdo minierë është rentabël, veçanërisht pas braktisjes së tyre. Përzgjedhja e minierave rentabël duhet të bëhet mbi bazën e vlerësimeve të rezervave gjeologjike dhe të nxjerrshme, si edhe të kushteve tekniko-minerare të minierave, të vlerësimeve ekonomike në pajtim me teknologjinë e përdorur dhe me kërkesat aktuale dhe prognozë të së ardhmes të tregut mineral botëror, etj. Për këtë i duheshin shtetit ekipet dhe insitutet shkencore, që i kishte dhe i shpërbënë. Në çdo vend të Rruzullit të Tokës, edhe në kushtet e globalizmit, llogaritë e shtëpisë dhe të familjes i bën i zoti i shtëpisë dhe jo jallan shahitë nga rruga. Edhe për një shtet kështu është. Vendi i dhemb atij që ka varret e prindërve aty, që derdh djersën për të dhe që rrit fëmijët në këtë tokë që quhet atdhe dhe ku është edhe shteti i tij.

**Gazeta TELEGRAF**, 17 mars 2012

## SHËNIME UDHËTIMI NËPËR MALET RODOPE KU KANË JETUAR NË SHEKUJ

## TË PARË TË FRASHËRLLINJVE

Kujtimit të rilindasve, luftëtarëve të pushkës dhe të penës, që sollën pavarësinë, që shkrinë jetën e tyre dhe pasurinë për të bërë Shqipërinë ne i përulemi me respekt të madh. Ne nderojmë dhe përulemi ndaj atyre që me luftën dhe punën e tyre u rrënjosën shqiptarëve ndjenjën e shqiptarisë, u treguan se si duhet të luftonin për Shqipërinë, për liri e pavarësi, u mësuan gjuhën shqipë sa të ëmbël e sa të dlirë, gjuhën e Naimit të Madh që flasin ne sot. Dhe, midis atyre që ishin në ballë të luftës, ishin edhe vëllezëërit Frashëri, profetët Abdyli, Naimi dhe Samiu. Ata e ngritën Frashërin në piedestal dhe e bënë Mekën e Shqipërisë, siç e quajti luftëtari Mihal Grameno.

**Nuk ka patur nxënës në Shqipëri që të mos e dinte se vëllai i madh, Heroi i Popullit, luftëtari Abdyl ishte ideologu i Rilindjes Kombëtare dhe udhëheqësi kryesor i Lidhjes Shqiptarëve të Prizrenit. Nuk katur shqiptar që nuk dinte përmëndësh vjershat e bilbilit të gjuhës shqipe, Naimit të Madh, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohej nga ato. Për ideologun, dijetarin e madh, statistin, shkrimtarin dhe publicistin Sami Frashëri, kushdo në Shqipëri mund të përmëndte veprën monument “Shqipëria, ç’ka qenë, ç’është dhe ç’do të bëhet” (Bukuresht 1899), themelimin dhe kryesimin e “Shoqërisë së të shtypurit shkronja shqip” (Stamboll 1879), revistat e para në gjuhën shqipe “Drita” dhe “Dituria” (Stamboll 1884-1885), “Dheshkronjë dhe Alfabetare e gluhësë shqip”, si edhe “Abetare e gjuhës shqip” (Kostaninopojë 1879, Bukuresht 1886). Bustet e tyre ndodhen në shumë qytete të Shqipërisë. Emrat e tyre i mbajnë shumë shkolla në Shqipëri. Për ta kanë shkrojtur penat më të forta të vendit. Veprën e tyre e gjen në Internet.**

Prandaj unë sot mora penën të shkruaj për ta, të ndaj me ju përshtypjet nga udhëtimi nëpër Malet e Rodopeve në Bullgari, ku në shekuj kanë jetuar të parët e tyre, që nga Tomorrica e Shqipërisë ishin internuar atje.

Sami Frashëri në faqen 3352 të Enciklopedisë që shkrojti “Kamûs ül-Ă-lâm” (1889) shkruan: “Bejlerët e Frashërit kanë prejardhjen nga Kazaja e Tomorricës, por nga nevoja u shpërngulën së andejmi në fshatin Stanimaka, që u ishte dhënë malikane, duke u detyruar të qëndronin aty. Në kohën kur Qypryli Mehmet Pasha ishte kryeministër (1655-1661) si bashkatdhetar I tyre që ishte, i lejoi të ktheheshin në Shqipëri dhe të ndërronin Stanimakën me fshatin Frashër, qëatëhere ish me popullsi të krishtere, si edhe me disa fshatrat në Myzeqe. Bejlerët e Frashërit rrjedhin nga një I quajtur Ajaz Bej.

Djali i Abdylit, Mid’hat Frashëri (Mali Kokojka) në librin e tij “Naim Be Frashëri” shkruan “….Më 1570 Hamza beu, i par i Tomorricës desh të shtojë urdhërin e tij e të marrë mpronjë Skraparë, Oparë, Verçën etj.; po qeveri e Turqisë që s’i pëlqyen punët e këtij zotërije, e rrethoi në Berat, dhe Hamza beu, siç ju sosnë çdo gjë desh të dilte nveshur si grua; po u njoh dhe u zu i gjallë; mbi këtë me gjithë fëmijë u dërgua në Stanimakë, ku ndenji 70 vjet; më 1650 në kohë të Mehmet pashë Qypryliut, u fal Ajaz beu, i nipi i Hamza-jt dhe ju dha mprojë Frashëri, Mertinja, Xhanjani, Topojani dhe në Vlorë Kudhësi, Armeja dhe ca pshatra në Myzeqe; po Ajazi pëlqeu Frashërin për të ndenjurë se është vend i fortë. Kur erdhi Ajazi në Frashër, atje gjeti fëmijë parsije: Aliçkaj, Cërasit, Bregasit dhe Bakasit”. Ajaz beu, para se të kthehej në Frashër, u lë dy djemve të tij një testament dhe 2000 pjastra për të ngritur në shenjë mirënjohje dhe kujtimi një xhami në Stanimakë, që është edhe sot. Këtë testament e firmosën edhe dy pashallarë, njëri libohovit dhe tjetri gjirokastrit, të cilit ishin edhe kujdestarë për zbatimin e testamentit (Ajet Libova). “Nga fisi i Ajaz beut sot ka 40-50 shtëpi” shkruan Sami Frashëri (Kamûs ül-Ă-lâm, Vëll. V, f. 3352-3353, 1889). Midis tyre, që nga shekullin e XVIII-të në Frashëri jetonte edhe fisi i Dakollarëve. Nga kjo derë doli në vitin 1797 edhe Halid Frashëri (Dakollari), babai i Vëllezërve Frashëri, vëllai i tij Dyrmishi, i cili ishte babai i Eshref Frashërit, Kryeparlamentarit në vitet 30-të, si edhe i juristit Kahreman beu, babai i historianit Xhemil Frashëri, si edhe vëllai tjetër i tyre Sejfullai.

Kur lindi Abdyl Frashëri, në vitin 1839 në Frashër kishte rreth 300 shtëpi, të grupuara në 22 lagje (Frashëri K. 1984). Midis tyre ishin edhe familjet suliote, dy lagje me vllehë, njëra prej të cilave e banuar me voskopojarë dhe tjetra nga çobenë. Në gjysmën e dytë të shekullit të 19-të filloi largimi i banorëve. Atje kishte 101 shtëpi (Bezati K. 1978). Nga sa më ka treguar Sherif Frashëri, nga fisi i Ajazit rridhnin edhe Sulejmanbellinjtë, Velibellinjtë, Laçenjtë, disa Vilakë dhe Çokllarë. Sipas emrit të tyre emertoheshin edhe lagjet e fshatit.

1. Hamza Tomorrica (Bejko?)**, i cili në vitin 1570 internohet në Stanimakë të Bullgarisë, së toku me vëllanë e tij.**

**Fëmijët: Iljazi (2.1), …………?**

2.2. Iljazi**. Fëmijët: Ajazi (3.1)……………?**

**3.1.** Ajazi **(……..-1731): Fëmijët: Bode (…..-1731) (4.1), Dyrmishi (4.2.), ………….(4.3), ………….(4.4)**

**4.2.** Dyrmishi**: Fëmijët: Abdyli (5.1), Meleqi (5.2)**

**5.1.** Abdyli: **Fëmijët: Beqiri (6.1), ……….(6.2)**

**6.1.** Beqiri**: Fëmijët: Myftari i parë (……-1820) (7.1), Mehmeti (7.2), Jakaupi (7.3), Kajmaku (7.4)**

Haliti

**Fejzullai (Dako) (7.5).**

**7.1.** Fejzullari**: Fëmijët: Sejfullai (8.1), Dyrmishi (8.2), Haliti (8.3), vajza…….(martuar në Dobrenj, Tomorricë**).

**8.3.** Haliti **(1797-1859), martuar me Emine MIRAHORI (1814-1861), stërmbesa e Iljaz bej Mirahorit**

**Fëmijët:** Abdyli **(1839-1892) (9.1), Nafize (1841-1894) (9.2), Sherifi (1843-1874) (9.3),**

Naimi **(1846-1900) (9.4), Shanishaja (1848-1872) (9.5),** Samiu **(1850-1904)(9.6),**

**Tahsimi (1973-1976) (9.7), Mehmeti (1856-1918) (9.8).**

Pasardhësisht e vëllezërve Frashëri në ditët tona janë nipërit dhe mbesat e vajzës së Abdylit, Eminesë, e martuar me Kahreman Vrionin, vajza e Sherifit, Hasia e martuar me Murat Toptanin, vajza e Naimit, Nevrezi, e martuar me Shahin Kolonjën, nipërit dhe mbesat e Samiut në Turqi, midis të cilëve Emin Ereriu, nipërit dhe mbesat e Mehmetit, marutar me Vesime Toptanin, vajza e Seit Toptanit.



Në vazhdim të humultimeve të mija për historinë ë Frashërit, pas botimit të librit “Frashëri në historinë ë Shqipërisë” , në shtatorin ë këtij viti, bëra një udhëtim në Asenovgrad- Stanimakën ë lashtë, për të parë vendet ku ka jetuar Hamza Grëmshi (Bejko) dhe shqiptarët e tjerë në Bullagari, si edhe për të gjetur ndodnjë të dhënë për njërëzit dhe për ato vende. Së bashku me gruan time, Marika dhë miqtë e mij Tamara dhë Romeo Eftimi vizituam qytetin e Asenovgradit, Muzeun Historik, Shkollën, fshatrat Gornoslav, Dolnoslav, Gorno Voden dhe Dolno Voden, si edhe udhëtuam nëpër grykën e Rodopëve, ku gjarpëronte rruga për në Greqi. Në Muzeum na mirëpriti drejtori i tij tij Ivan Dykov. Ai na njohu me fshatrat e banuar nga shqiptarë: Gorno Arbanas dhe Dolno Arbanas, që sot quhen Gornoslav dhë Dolnoslav, pranë Asenvogradit. Me rekomandimin e tij vizituam Shkollën e Asenovgradit, ku na mirëpriti drejtoresha e shkollës, historiania e apasionuar Mina Hristemova, e cila kishtë përgatitur materialet që do të na ekspozonte për problemin e udhëtimit tonë atje. Ne u jemi mirënjohës Zotit Ivan Dykov dhe Zonjushës Mina Hristemova për mikpritjen, kujdesin dhe ndihmën e dhënë. Materialet e dhëna në gjuhën bullgare i përktheu më shumë dashamirësi Romo Eftimi, ndërsa ato në greqishten e vjetër Anesti Qirinxhi.

Shqiptarët kanë mërguar edhe në Bullgari ndër shekujt e mesjetës gjatë pushtimit Otoman. Veçanërisht midis shekujve të 15 $^{të}$ dhe 17$^{të}$ , grupe shqiptarësh u vendosën në shumë vende të Bullgarisë së sotme, si edhe një grup i vogël në numur në Thrakën jugore, kryesisht si të internuar nga qeveria turke, si kolonë që dërgoheshin nga pashallarë të ndryshëm, mjeshtra të disa profesioneve si minatorë, muratorë etj, si edhe tregëtarë. Sami Frashëri, në librin e tij “Shqipëria ç’ka qenë, ç’është dhe ç’do të jetë” ka shkruar se “N’ato kohëra edhe shumë shqiptarë u përhapnë nëpër të tjera anë, ….edhe disa pshatëra ng’an e Adrinupojë e të Filipopojës, që thuhen Arnaut-Qoj, janë të ndënjurrë fjesht prej shqiptarësh”.

Shumica e shqiptarëve të mërguar ishin nga Kosova veriore dhe rajoni i Korçës. Numri i shqiptarëve banues në këto fshatrat nuk njihet me saktësi, pasi të dhënat statistikore të Perandorisë Osmane bazoheshin në identifikimin fetar (mileti). Kështu që orthodhoksët shqiptarë ishin pjesë e Rûm milet, ndërsa mslimanët ishin kategogizuar ti turq. Sipas disa të dhënave, gjithesëj kanë qënë rreth 7000 shqiptarë kryesisht katolikë dhe orthodoksë, ndërsa në vitin 2001 jetonin 278 shqiptarë në Bullgari (Albanians in Bulgaris, Wikipedis, 2001). Ata u vendosën atje dhe kanë ngritur fshatrat ku jetonin si komunitete etnike minoritare të vogla. Fshatra të tillë si edhe qytete bullgare ku kanë banuar shqiptarë janë përqëndruar kryesisht në dy treva:

Në *Bullgarinë jugore*, Thrakën lindore, kryesisht në malet Rodop pranë Stanimakës, Asenovgradit të sotëm ndodhen fshatrat Gorno Albanasi (sot quhet Gornoslav) dhe Dolno Albanasi (sot quhet Dolnoslav), Albantsi, Vodentsxi në Haskovo dhe Mandrica pranë kufirit me Greqinë. Në *Bullgarinë veriore*: fshati Koplotsi afër qëndrës minerare Chiprovtsi dhe Gorni Tsibar në veri-perëndim të Bullgarisë. Fshati Arbanas, i ndodhur rreth 230 km larg Sofjes pranë qytetit Tarnovo. Edhe në vende të tjera në veri të Bullgarisë ka shqiptarë, si në Çervena Voda afër Rouse, Poroishte afër Razgrad, Dobrina afër Provadia, dhe në Denvia afër Varna. Nga shekulli i 17-të shkuan shqiptarë edhe në Sofie. Mbas pavarësisë së Bullgarisë nga sundimi Otoman në vitin 1878 mbërrtitën në Bullgari shumë emigrant politikë. Në 1 janar 1893 në Sofie u krijua edhe një organizatë patriotike shqiptare me 53 anëtarë në fillimet e saja. U krijua menjëherë edhe një shtypshkronjë që botoi gazeta, kalendarë dhe vepra të ndryshme në shqip.

**Stanimaka – Asenovgradi i sotëm ku u internua Hamza Tomorrica, më 1570**

Stanimaka, Asenovgradi i sotëm, është një qytet në Bullgarinë jugore, në Rumelinë lindore të mesjetës. Qyteti gjendet në kushte gjeografike të favorshme, me një kombinim tërheqës të maleve dhe luginave, klimës së butë, tokës pjellore, si edhe përfaqëson hyrjen më të përshtatshme të kalimit nëpër Malet e Rodopit, që lidhin Thrakën me Rajonin e Egjeut. Ai ndodhet në grykën e lumit Çaja, 15 km në jug-lindje të Plovdivit (ish Filippopolis) rrëzë maleve të Rodopit. Këtu ka qënë vendbanimi i vjetër Thrakian, themeluar nga nga 3000 kolonistë grekë, që i dhanë emrin grek grek Stanimachos, “Mbrojtje e qafave malore”, rreth viteve 300-400 p.e.r. Ndoshta qyteti u themelua në mënyrë që të mbrojë rrugët në jug dhe të lejojë kontrollin e tregtisë tranzite.



Në 1230 Car Ivan Asen II fortifikoi dhe zgjeroi Kalanë e fortë të Stanimakës. Rrënojat e qytezës mesjetare ndodhen në jug të qytetit të sotëm. Në vitin 1363 Stanimaka u pushtua nga Perandoria Otomane. Gjatë sundimit të gjatë turk Stanimaka humbi rëndësinë e saj gradualisht. Gjatë trazirave në fund 18 - fillim të shekullit të 19 qyteti u plaçkit dhe u dogj tri herë nga kurdzhalitë turq. Në shekullin e XVII-të. Stanimaka ishte një qytet i vogël bujqësor. Banorët e Stanimakës jetonin kryesisht nga vreshtat me prodhimin e verës të tipit Mavrud dhe mbarështimit të krimbit të mëndafshit, si edhe prodhimin e mëndafshit. Rreth mesit të shekullit të 18 erdhën në Stanimakë edhe refugjatë nga Kosturit, të përzënë nga Ali Pashë Tepelena. Ata ndërtuan edhe kishën e tyre në 1765. Stanimaka u çlirua nga sundimi otoman, gjatë luftës ruso-turke e 6 janar 1878. Asenovgradi i sotëm është një qendër tregëtare më industri vere dhe duhani, prodhohet mëndafsh. Asenovgradi njihet edhe në botë për verën shumë të mirë mavrud dhe malaga e Stanimakës. Aktualisht në qytet ka edhe industri e metaleve me ngjyrë, të kimikateve, si karbid kalciumi, bori, precipitat karbonat kalciumi, industria e konservave, prodim të plastmavës, të makinerisë metalprerëse, etj. Në qytet dhe rrethinat e saj ka shumë monumente kulture dhe të natyrës, të cilat japin kontributin e vet për zhvillimin e turizmit.  Midis këtyre monumenteve dallohen kështjella e Stanimakës, si edhe manastiret e Shën Petkës, Shën Kirik-ut etj, Atje ka një Muzeum Historik, Muzeum Etnografik dhe Muzeum Pleontologjik. Në qytet dhe rrethinat e tij ka mbi 20 kisha, manastire, faltore, tempuj shumë të bukur,  pranda shpesh quhet edhe *Jerusalemi i Vogël*. Në qytet ka edhe një xhami dhe po ndërtohet një e re. Qyteti është i famshëm për numrin e madh të dyqaneve me suvenire dhe fustane nusesh, për të huajt dhe bullgarët që vijnë këtu për turizëm. Si pasojë e vendosjes gjeografie të qytetit, banorët kënaqen me fladin e mbrëmjes (“erën e natës”). Kjo zonë është edhe sot  është korridori i rëndësishëm i transportit Plovdiv-Smolja—Ksanthi në Greqi.

Në Stanimakë u internua Hamza bej Grëmshi (Bejko) së bashku me të vëllanë e tij në vitin 1570 pas shtypjes së kryengritjes në Skrapar, në periudhën e Sulltan Selimi II (1566-1574)  (Bektay H. Et al. 2005). Atje atyre ju dha një çiflik dhe ju ndalua të ktheheshin në Shqipëri. Pas 85 vjetësh, në vitet kur kryeministër ishte Mehmet pashë Qypryliut (1655 - 1660), u la i lirë Ajaz beu, djali i Iliaz beut dhe nip i Hamza beut, të kthehej në Shqipëri dhe ai zgjodhi Frashërin për të ndënjur. Ajaz beu, para se të kthehej në Frashër, u lë dy djemve të tij një testament dhe 2000 pjastra për të ngritur në shenjë mirënjohje dhe kujtimi një xhami në Stanimakë, që është edhe sot, e cila u ndërtua nga Sinani ose Mimar Kasemi. Këtë testament e firmosën edhe dy pashallarë, njëri libohovit dhe tjetri gjirokastrit, të cilit ishin edhe kujdestarë për zbatimin e testamentit (sipas Ajet Libova).





Asenovgradi i sotëm në këmbët e maleve Rodop (Sipas Bulgarian GOOGLE, Asenovgrad, 2011)

**Gornoslav dhe Dolnoslav,** fshatrat ku kanë banuar shqiptarë

Ndodhen rreth 13 km në jug-lindje të Stanimakës (Asenovgradit te sotëm) sipas rrugës automobilistike Asenovgrad-Kërxhali, të vendosur në shpatin lindor të maleve Rodop. Gornoslav mori këtë emër në vitin 1934. Fillimisht quhej **Albanitohoria**, më pas **Arnavudllar** (1576), **Arnautkoj**, **Gorne Arbanic** dhe **Gorno Arbanas.** Ato kanë marrë emmër të përbashkët “**Arnautkoi**”, fshat arnautësh.

Në vitin 1396 krahina ra nën okupaccionin otoman. Në periudhën 1793-1810 krahina u godit dhe u zbras nga Kërxhalinjtë. Në ato vite ra edhe kolera dhe shumica e banorëve vdiqën. Bojan Gjyzelov në librin e tij “Shqiptarët në Ballkanin lindor”, Sofia 2004, për fshatrat Gorno Arbanas (Arbanasi i Sipërm) dhe Dolno Arbanas (Arbanasi i Poshtëm**)** shkruan: “.......Është më e besueshme që Shqiptarët kanë vendosur fillimin e fshatit afër Asenovgradit, i cili në perjudhën osmane ka patur emër të trefishtë….. Nën ndikimin e grekëve

në Asenovgrad dhe rrethina, banorët në Dolno Arbanasi janë greqëzuar, ndërsa në Gorno Arbanasi mori përhapje gjuha bullgare. Për herë të parë në regjistrat osmanë Arnaudllar figuron në regjistrin e detajuar të xhelepexhinjve të vitit 1576. Besohet se fshati ka qënë krijuar disa dhjera vjeçarë para regjistrimit. Në shekullin e 17-të ndahet një mëhallë e fshatit dhe bëhen dy fshatra. Shkak i mundëshëm për këtë është, që në njërën kanë jetuar shqiptarë të greqizuar, kurse në tjetrën bullgarë. Si dy fshatra ato cilësohen edhe në përshkrimet e udhëtarit Evlija Çelebiu të mesit të shekullit të XVII. Midis të tjerave ai tregon se shqiptarët ndërtonin shtëpi të mira, si në Konstandinopojë. Ata ishin shumë mikrpitës.





a) b)





c) d) Gryka e Stanimakës në Malet Rodop (a), ku rrjedh lumi Çaja (b); Kështjella e Car Asenit në Stanimakë (c); Rruga pedonale (d) (Foto A. Frashëri shtator 2011).

Sipas atij regjistri në fshat ka patur 48 të krishterë të martuar dhe 4 beqarë. Banorë myslimanë nuk kishte. Edhe në ditët e sotme, në Gornoslav dhe Dolnoslav nuk kishte xhami, siç kishte nga dy xhami në Gorno Voden dhe Dolno Voden, si edhe në Asenovgrad. Mbase shqiptarët që banonin atje kanë qenë bektashinj.

Në këto tregime bëhet fjalë për fillimet e fshatit Dolnoslav dhe të Gornoslav, duke treguar fillimisht për hanet e dy vëllezërve shqiptarë (arnautë), të cilët ngritën dy hane në vendin, ku sot janë të dy fshatrat. Të dy vëllezrit pëlqyen këto vëndet, sepse ato ndodheshin në rrëzë të malit, të mbrojtur nga erërat, me ujë të bollshëm. Vlerësuan pyllin shekullor dhe livadhet e gjëra për kullotjen e bagëtive. Veç këtyre, ata patën parasysh se atje kalonte rruga nga Plovdivi për në Kërxhali, si edhe rruga e vjetër romake nëpër shtegun e Topolovës /Arpa Gidina/ për në Belomorie. Këto rrugë kanë qënë shumë të gjallëruara. Nga krahina shumë e madhe e Rodopit të Mesëm, njerzit kanë zbritur nëpër këtë këtë rrugë për në Stanimakë dhe Plovdiv, nga ku bëhesh furnizimi i gjithë krahinës. Kope bagëtish të imta, prodhime zanatçinjsh dhe mallra të tjera kanë zbritur nëpër këtë rrugë. Gjallëria ishte shkaku që dy shqiptarët të vendosin hanet e tyre-njëri “më lart” tjetri “më poshtë” pikërisht në vendin, ku sot janë fshatrat Gornoslav dhe Dolnoslav. Vlerësimi i shqiptarëve ishte

i drejtë: qeraxhinjtë do kishin nevojë për vend për kalimin e natës, ku të shkarkojnë mallin, të pushojnë, të ushqejnë kafshët me bar të freskët dhe tu heqin etjen me ujë të ftohtë dhe, mbas kësaj, të vazhdojnë rrugën. Gjatë stinës së verës, grupe të tëra grash dhe burrash zbrisnin për punë nëpër fshatrat fushore, pikërisht nëpër këtë rrugë. Të dy hanet, si i sipërmi ashtu edhe i poshtëmi ishin të përshtatëshme për kalimin e natës dhe për pushim. Me kohë, hanet u formuan si dy ekonomi me ndërtesa banimi dhe prodhimi dhe me toka rreth tyre, bagëti dhe njerëz për të punuar-argatë, shërbëtorë, roje etj. Prania e shumë njerëzve mundësoj edhe dhe zhvillimin e tregëtisë-bakallëve, pijetoreve etj. Këto hane tërhiqnin banorët rreth tyre edhe nga më larg, jo vetem se njerzit gjenin ushqim, por edhe sepse në personin e hanxhinjve shqiptarë ata gjenin mbrojtje nga keqbërësit osmanllinj. Popullsia raja bullgare  gjente mikpritje tek shqiptarët, të cilët megjithse ishin të besimit mysliman, nuk  mirkuptoheshin me turqit, madje i urrenin. Bashkë me dy hanet e arnautëve, një rol fshatformues për ngritjen e Gornoalbanas dhe Dolnoalbanas ka luajtur dhe çifliku i grekut Muzafer nga Stanimaka, i cili u formua në të njëjtën kohë  me hanet, si vende për fshatrat e ardhëshme. Myzaferi u shfaq si pushtues i gjithpushtetshëm, me ndikim të madh ndër turqit dhe grekët. Prania e hanxhinjve shqiptarë, si edhe e Myzaferit ishte shkaku i mungesës së turqve në këto dy fshatra. Kjo ishte e dobishme për bullgarët dhe ka ndihmuar që rreth haneve të ngrihen të dy fshatrat.

K. Ireçek, në librin e tij “Principata Bullagre”, v.1, në faqen 145 shkruan: “..... Se çfarë kohe i përket ky koloniazim shqiptar nuk është e njohur. Emra vendesh të formuara nga arnautët ka shumë në Thrakë. Në Stanimakë në Rodopet, ka dy **Alvanitohorija**, në bullgarisht të quajturaGorno Arbanas dhe Dolni Arbanas (Arbanas i sipërm dhe Arbanas i poshtëm). Tani, i sipëfrmi flet bullgarisht, i poshtmi flet greqisht por banorët e të dy fshatrave fillimisht duhet të kenë qënë shqiptarë ose të paktën vlleh nga Shqipëria”. Leejan (1861) tregon për një grup shqiptar mjaft të madh në Rodopet midis Asenovgradit (Stanimakës) dhe Kurdzhalisë, që ishin lokalizuar në vendin që quhet Arnaut Kjoj, që duket se është Arbanasi i Sipërm dhe i Poshtëm. Për fat të keq, gjatë vizitës sonë në Asenovgraf nuk mundëm të gjenim dokumente, ose të dhëna gojore për Hamza Tomorricën dhe për familjen e tij, si edhe pasrdhësit.  Mesa duket, pët të duhet kërkuar ne defterët osmanë në Stamnboll. Por me kënaqësi u njohëm me krahinën ku jetuan, si edhe me kujtimet e mira të bullgarëve per shqiptarët.





Pamje nga Dolnoslav (Foto A. Frashëri, shtator 2011).





Pamje nga Gornoslav

(Foto A. Frashëri, shtator 2011).



Nga kjo vizitë në Asenograd dhe fshatrat ku kanë banuar të parët e frashërllinjve patëm përshtypje të paharruara. Në malet e lartë të Rodopit banojnë njerëz mikpritës, bujarë, të kulturuar, që kanë rrojtur e rrojnë në komunitet dhe që e duan natyrën. Fshatrat ishin të mbledhur, shtëpitë njëra përbri tjetrës, njëra më e bukur se tjetra, dritare e zbukuruara me lule dhe **godinat më të bukura dhe më e pastra ishin shkollat**!

Në qindra kilometra që rruga gjarpëronte nëpër Rodope, pyjet e bredhave madhështorë ishin të mirëmbajtur dhe nuk pamë pyje ose pjesë të tyre të prera.







Në Malet Rodop dhe Shkolla në Asenovgrad (Foto A. Frashëri, shtator 2011)

Dhe duke udhëtuar më erdhën në mend vargjet e Naimit: “A mos vjen prej Çamërie,/Prej Skrapari, prej Dobreje/…..”, i cili kujtoi edhe hallën e tij të martuar në Dobrenjën e Tomorricës, nga kish ardhur në Stanimakë nga Grëmshi i Tomorricës edhe i pari i saj, Hamza beu (Bejko?).

Dhe unë tashmë e kam fare të qartë: duke njohur madhështinë dhe bukurinë e natyrës dhe maleve të Tomorricës dhe të Baba Tomorrit, të Frashërit dhe Bredhit të Hotovës, të Rodopeve, nga kanë ardhur të parët e Frashërllinjve dhe ku kanë jetuar ata, në dejet e të cilëve rridhte gjaku i trimave Hamza Tomorrica dhe Iljas Mirahori, e mençuria e Eminesë dhe Halit Frashërit, i kanë dhënë Abdylit, Naimit dhe Samiut frymëzimin dhe kanë mborjtur tek ata, si edhe tek frashërllinjtë e tjerë, dashurinë për Shqipërinë, shqiptarizmin dhe gjuhën shqipe, për ti vënë ato mbi vehten e tyre dhe për të ecur përpara. Veti këto që frashërllinjtë i ruajnë brez pas brezi.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

Gazeta PËRMETI, dhjetor 2011

# Ja sfidat e mëdha energjetike me të cilat përballet BE

29/11/2011 17:18:00Albert ZHOLI

**INTERVISTA/ Flet Prof. Dr. Alfred Frashëri: Ja zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri si një detyrë e ditës**



Shfrytëzimi i nxehtësisë së ujërave nëntokësorë dhe shkëmbinjtë e cekët për ngrohjen, freskimin e godinave dhe serave është një ndër zhvillimet e fundit të shkencës. Ky do të jetë theksi i bisedës së sotme me Prof. Dr. Alfred Frashërin.

**Ç'është energjia gjeotermale?**

Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit nënkuptojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por këto ujëra janë zakonisht të rralla dhe të pakta. Ajo që ka kudo, në sasi të mëdha dhe që nxirret me shpenzime të vogla, është nxehtësia e ujit të shtresave ujëmbajtëse pranë sipërfaqësore dhe e vetë këtyre shtresave. Shfrytëzimi i kësaj nxehtësie është aktualisht drejtimi kryesor i përdorimit të drejtpërdrejtë të energjisë gjeotermale. Energjia për ngrohje ka qenë 1375 GWh, 23.8% e prodhimit total e energjisë elektrike në Shqipëri në vitin 1999. Konsumi energjisë për ngrohje u rrit progresivisht në masën 15% nga viti 2000 deri në 2003. Në vitin 2020 parashikohet të rritet 111% kërkesa energjetike për ngrohjen/freskimin e godinave dhe ujë të ngrohtë ndaj 2003.

**Si mund të zgjidhet problemi i ngrohjes në Shqipëri në të ardhmen?**

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme. Në Shqipëri ka një "bum" në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërorë ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj., ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me qymyr. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e biznesmenëve që tregtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Edhe biznesmenët, që realizojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistët që punojnë për ta, është e domosdoshme që pas përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe freskuese me kondicionerë ajër-ajër, ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonomisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, komuniteti i biznesmenëve shqiptarë do të ndodhet përpara faktit që sistemet modernë do ti zbatojnë në

Shqipëri kompani nga vendet fqinjë, të cilat zbatojnëme sukses sistemet gjeotermale prej vitesh. Dhe tashmë kjo ka ndodhur.

**Cilat janë politikat dhe orientimet e BE-së, për të përballuar sfidat e mëdha energjetike?**

Bashkimi Evropian (BE), për të përballuar sfidat e mëdha energjetike me të cilat që përballet, ka vendosur një politikë ambicioze energjetike, duke formuluar vizionin për vitin 2030, për sektorin e ngrohjes dhe freskimit gjeotermal. Sipas këtij vizioni, prezantohet skenari i kontributit drejt 100% të ngrohjes dhe freskimit me energji të rinovueshme në Europë.

**Mund të na e konkretizoni këtë ide?**

Dendësia e fluksit të nxehtësisë së Tokës në territorin e Shqipërisë luhatet nga 42-60 $mW.m^{-2}$. Shtresat e truallit, që shtrihen në thellësi të vogël, deri 100-150 m, më varësi të zonës ku ndodhen. Këto shtresa, veçanërisht kur janë zhavorre të kuaternarit mbajnë sasi të mëdha ujërash nëntokësore, të cilat marrin temperaturën e shtresave. Nxehtësia e ujit të këtyre shtresave përdoret për ngrohjen ose freskimin e mjediseve duke përdorur një pompë nxehtësie ujë-ujë (Fig. 1) Këto shtresa nuk janë ujëmbajtëse, nxehtësia e tyre mund të nxirret me anën e qarkullimit të ujit nëpër një këmbyesi nxehtësie, një tubi në formë U-je, që futet në një pus të cekët, me thellësi maksimale 100-150 (Fig. 2).

Nxehtësia e kësaj prerje gjeologjike pranë sipërfaqësore sot shfrytëzohet gjerësisht për të ngrohur e freskuar godinat: zyra, spitale, biblioteka, shkolla, teatro e kinema, godina aeroporti, blloqe banesash, vila për banim, sera bujqësore dhe pishina, duke shfrytëzuar sistemet moderne të ngrohjes Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Nxehtësie Gjeotermale ujë-ujë. Koeficienti i performancës së pompave të nxehtësisë ujë-ujë moderne ka vlerë deri 5 e më të madhe. Kjo pajisje prodhon edhe ujë të ngrohtë për nevoja sanitare nëpër shtëpitë. Prandaj, këto janë sistemet me teknologji të përparuar, miqësore me mjedisin, po bëhen gjithnjë e më shumë popullore dhe kërkesa për to është vazhdimisht në rritje në shumë vende të botës. Parashikohet që kërkesa për ngrohjen gjeotermale të dyfishohet në vitin 2010 dhe shtatë herë në vitin 2020 ndaj 2005.Sipas përllogaritjeve, për një prurje prej 20 l/sek dhe reduktim të temperaturës prej 8°C në pompë, mund të gjenerohet një burim nxehtësie prej 672 kW, të mjaftueshëm për të ngrohur 11.000 $m^2$ sipërfaqe të godinës. E njëjta sasi uji mund të shërbejë edhe për gjenerimin e 336 kW për freskimin e godinës.

**Sa instalime të tilla ka sot në botë?**

Sot në botë ka mbi një milion instalime të tilla për ngrohjen e shtëpive të banimit por edhe godinave me sipërfaqe deri në 160 000 $m^2$, duke pasur një koeficient kursimi të energjisë deri në 5. Në tabelën 1 jepet kapaciteti i instaluar, energjia e

përftuar dhe numri i instalimeve në disa shtete të botës. Aktualisht, në nivel botëror, kapaciteti i instaluar i pompave të nxehtësisë gjeotermale ka arritur në 15 723 MWt dhe energjia termale e përftuar 86 673 TJ/vit. Në vitin 2005, sipas të dhënave të publikuara në SHBA, ka patur 600.000 instalime, Suedi 230.000, Gjermani 46.400, Kanada 36.000, Zvicër 30.000, Austri 23.000. Zbatimi i këtyre sistemeve po përjeton një zhvillim nga viti në vit më të madh edhe në vendet për rreth Mesdheut.

**Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse gjeotermale**

Vlerësimet ekonomike për sistemet ngrohës të ndryshme, në disa vende tregojnë se sistemi gjeotermal ngrohës ka kosto njësi vjetore 2-5.5 Euro/$m^2$, sistemi me naftë rreth 19.8 Euro/$m^2$, sistemi me kondicioner rreth 15.5 Euro/$m^2$ (Fig. 3). Prandaj, ngrohja me këto sisteme është mbi katër herë më të lirë sesa ngrohja me kaldajë me naftë.

Çmimi i energjisë ngrohëse i sistemit gjeotermal luhatet 2,65 deri 4.46 cent/kWh, përkatësisht për sistemet me burim nxehtësie ujin ("çift i hapur") dhe burim nxehtësie shtresat e tokës ("çift i mbyllur"), ndërsa për sistemin me kaldajë me naftë çmimi arrin deri 13 cent/kWh.

**Sa luhatet kostoja e këtij instalimi?**

Kosto e investimit për sistemet e ngrohjes gjeotermale luhaten 34-216 Euro/$m^2$ të sipërfaqes së godinës. Kosto më e ulët është në rastet kur si burim nxehtësie shërben uji nëntokësor, për marrjen e të cilit kërkohet të shpohet pus i cekët. Kosto maksimale del kur burim nxehtësie janë shtresat pranësipërfaqësore dhe për të nxjerrë nxehtësinë kërkohet të shpohen puse deri 100m të thellë për të vendosur këmbyesin vertikal të nxehtësisë. Për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor, qysh në vitin e tretë jo vetëm që janë vetëshlyer shpenzimet e instalimit të sistemit ngrohës, por fillon fitimi i energjisë ngrohëse të nxjerrë nga nëntoka: për vitin e tretë përftohen 11.493 Euro, shumë që brenda 10 vjetëve arrin deri 171.948 Euro. Në të kundërt, gjatë kësaj periudhe dhjetë vjeçare, për sistemin ngrohës me kaldajë me naftë, duhen të shpenzohen 423.566 Euro. Prandaj, në varësi të kushteve klimatike dhe të trualli, të teknologjisë dhe parametrave të sistemit të ngrohje/freskimit, të markës së pompës, si edhe kushteve të investimit, investimi fillestar mund të rikuperohet nga 2-10 vjet. Madje sot sistemet ekzistues me naftë, gaz ose edhe elektrike po zëvendësohen me sistemet gjeotermale në vendet e përparuara.

**Cilat janë arsyet që këto lloj sistemesh po preferohen gjithnjë e më shumë?**

Sistemet gjeotermale të ngrohjes kanë marrë këtë zhvillim megjithëse kanë kosto ndërtimi 30-40 % më të lartë se kosto e sistemeve ngrohëse konvencionale më boiler nafte. Ka disa arsye për këtë:

1) Konsiderata ekonomike. Kosto vjetore e energjisë elektrike për vënien në punë të sistemit gjeotermal janë në mënyrë të konsiderueshme shumë më të ulëta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët me pompa nxehtësie ajër-ajër.

2) Konsiderata mjedisore. Sistemi gjeotermal është mjedisor i pastër, që nuk emeton gaze $CO_2$ (“efekti serë”), kështu që evitohet për pronarin e shtëpisë pagesa e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.

3) Mbështetje qeveritare. Për instalimin e sistemit gjeotermal qeveritë e shumë vendeve stimulojnë me pagesë ndërtimin e këtyre sistemeve. Për shembull ajo japoneze, jep një grant prej 200 USD për çdo kË të pompës gjeotermale të nxehtësisë, duke patur një limit të sipërm 5200 USD.

Analiza ekonomike e kryer argumenton se sistemi gjeotermal i ngrohjes dhe freskimit të mjediseve është më ekonomiku.

**Shembuj nga përdorimet e sistemeve ngrohëse/freskuese gjeotermale**

në Shqipëri:

Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë zbatimet e para. Por, përdorimi i sistemeve gjeotermale në Shqipëri është fatkeqësisht larg kërkesave dhe mundësive. Këto shembuj duhet të shërbejnë edhe si nxitje për bërë në këtë drejtim, qoftë edhe aq sa fqinjët tonë kanë realizuar disa vite më parë.

Në vitet 1990-1993, u ndërtua impianti i parë i pompës së nxehtësisë ujë-ujë në Departamentin e Energjetikës, Universiteti Politeknik i Tiranës. Zbatimi i parë i sistemeve ngrohëse gjeotermale është ai në shkollën profesionale të Ersekës. Zbatimi i dytë është ngrohja dhe freskimi i ambienteve të biznesit në anën jugore të Pallatit të Kulturës në sheshin “Skënderbej” në Tiranë, projektuar në vitin 1994. Për 15 vjet ky sistem, po punon në mënyrë të përsosur. Për 4960 orë/vit ngrohje dhe freskim të godinës kursehen: *Energji elektrike* 1.869.920 kW/vit; 163.481 Euro/vit, ose n*afte* 186.992 l/vit; 186.992 Euro/vit.

Projektuar dhe ndërtuar nga studio dhe kompani shqiptare vijnë instalimet e tjera madhore. Në Tiranë vjen ngrohja dhe freskimi i kullave binjake në Bulevardin Dëshmorët e Kombit, duke përdorur pompat ujë-ujë. Në mungesë të shpimeve në sheshin e godinave, ringrohja e ujit që del nga pompat e nxehtësisë ujë-ujë bëhet me një kaldajë me fuqi të vogël, duke përfaqësuar një skemë origjinale. Për 4960 orë/vit ngrohje dhe freskim të godinës kursehen: *Energji elektrike* (COP=4,06) 1.701.280 kW/vit; 148800 Euro/vit, ose n*afte* 170.128 l/vit; 170.128 Euro/vit.

Shkolla e Mesme "Peter Mahringer", për teknologji informacioni, pranë Kuvendit Franceskan, Shkodër, e realizuar në vitin 2009 me investimet e Austrisë, është instalimi madhor i katërt në Shqipëri. Për 1404 orë/vit ngrohje dhe freskim të godinës kursehen:*Energji elektrike* (COP=4,06) 189.540 kWh/vit; 16.571 Euro/vit, ose n*aftë* 58.968 l/vit; 59.968 Euro/vit. Këtej rezulton se duke përdorur sistemin gjeotermal për ngrohjen e shkollës kursehen në vit 43.397 Euro, qoftë edhe vetëm për periudhën e ngrohjes, pa atë të freskimit, me të cilën kursimi do të ishte më i madh. *Me këtë shumë të kursyer, për 5.3 vjet shlyhen investimet e që duhen bërë për sistemin gjeotermal të ngrohjes dhe freskimit*, megjithëse janë 13,8 herë më të larta sesa për sistemin e ngrohjes me kaldajë.

**Ky program zhvillimi ku ka gjetur një veprim konkret dhe me leverdi?**

Një grant i Programit të Zhvillimit të Kooperimit Ndërkombëtar i Ministrisë së Punëve të Jashtme të Slovenisë dhe i Bashkisë së Korçës krijoi mundësinë që në vitin 2010 të ndërtohej sistemi gjeotermal për ngrohjen e Kopshtit të fëmijëve Nr. 14. Studimi mbi efektivitetin ekonomik të përtimit të sistemit gjeotermal për ngrohjen e këtij kopshti, që kreu Bashkia e Korçës gjatë vitit të parë të përdorimit të sistemit, tregoj me shembull konkret efektivitetin e mirë ekonomik të tij, në raport me konsumin specifik të energjisë elektrike për ngrohjen e godinës, si edhe koston specifike për këtë ngrohje, në krahasim më dy kopshte të tjerë po në Korçë (Tona E. 2011) (Fig. 4).

Është realizuar ngrohja gjeotermale edhe një kishë në qytetin e Bilishtit.

Në vitin 2008, Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave dhe Fakulteti i Inxhinierisë Mekanike botuan monografinë "Sistemet gjeotermale të ngrohjes dhe freskimit të godinave" .

Këto instalime kanë krijuar bazën demonstrative teknike të zbatimit të kësaj teknologjie të re, krahas edhe bazës shkencore të studimeve gjeotermale. Le të shërbejnë këto shembuj si nxitje për ti hapur rrugën e zbatimit edhe në Shqipëri të sistemeve moderne dhe efektive për ngrohjen/freskimin e godinave madje edhe të serave, të sistemeve miqësore me mjedisin.

**Kush quhen shtëpitë me energji zero, ose shtëpitë pasive?**

Sistemet hibride janë aktualisht në frontin e përparmë të kërkimit shkencor dhe të teknologjive moderne. Ato bazohen në energjinë termale dhe gjenerimin e elektricitetit nga energjia diellore, në kompleks me ngrohjen/freskimin gjeotermal dhe me gjenerimin e elektricitetit nga energjia e erës, duke përfshirë teknologjitë e magazinimit për të rritur potencialin e energjisë së rinovueshme, që do të kontribuojë në bilancin energjetik të rajoneve. Në këto sisteme, që emërtohen godinat me energjinë zero, janë autonome nga rrjeti i furnizimit me energji elektrike, sepse energjia prodhohet në godinë. Vlerësohet se deri tani janë

ndërtuar rreth 15.000-20.000 shtëpi pasive nëpër botë. Shtëpitë pasive së bashku me burimet in-situ të energjive të rinovueshme përfaqësojnë sot majën e efektivitetit ekonomik energjetik.

Nëse në Europë dhe Amerikë sot ndërtohen në seri shtëpi të tilla, ka ardhur koha që edhe ne në Shqipëri le të ndërtojmë shtëpinë e parë eksperimentale, demonstrative, me energji zero, që të fillojë puna edhe në këtë drejtim.

**Gazeta TELEGRAF**, 29 nentor, 2011

*

**

### SHFRYTËZIMI I NXEHTËSISË SË UJËRAVE NËNTOKËSORE DHE SHKEMBINJTË E CEKËT PËR NGROHJEN/FRESKIMIN E GODINAVE, SERAVE DHE PISHINAVE

*(Përmbledhje e kumtesës së mbajtur në Konferencën Kombëtare të Universitetit Politeknik të Tiranës „Teknologjitë e avancuara rruga jonë e zhvillimit Tiranë, 31 tetor 2011, me rastin e 60 vjetorit të Universutetit Politeknik)*

Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit nënkuptojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por këto ujëra janë zakonisht të rralla dhe të pakta. Ajo që ka kudo, në sasi të mëdha dhe që nxirret me shpenzime të vogla, është nxehtësia e ujit të shtresave ujëmbajtëse pranë sipërfaqësore dhe e vetë këtyre shtresave. Shfrytëzimi i kësaj nxehtësie është aktualisht drejtimi kryesor i përdorimit të drejtpërdrejtë të energjisë gjeotermale. Energjia për ngrohje ka qenë 1375 GWh, 23.8% e prodhimit total e energjisë elektrike në Shqipëri në vitin 1999. Konsumi energjisë për ngrohje u rrit progresivisht në masën 15% nga viti 2000 deri në 2003. Në vitin 2020 parashikohet të rritet 111% kerkesa energjetike për ngrohjen/freskimin e godinave dhe ujë të ngrohtë ndaj 2003.

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërorë ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me qymyr. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e biznesmenëve që tregtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Edhe biznesmenët, që realizojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistët që punojnë për ta, është e domosdoshme që pas përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe freskuese me kondicionerë ajër-ajër, ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonomisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, komuniteti i biznesmenëve shqiptarë do të ndodhet përpara faktit që sistemet modernë do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga vendet fqinjë, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh. Dhe tashmë kjo ka ndodhur.

Bashkimi Evropian (BE), për të përballuar sfidat e mëdha energjetike me të cilat që përballet, ka vendosur një politikë ambicioze energjetike, duke formulaur vizionin për vitin 2030, për sektorin e ngrohjes dhe freskimit gjeotermal. Sipas këtij vizioni, prezantohet skenari i kontributit drejt 100% të ngrohjes dhe freskimit me energji të rinovueshme në Europë.

Dendësia e fluksit të nxehtësisë së Tokës luhatet nga 42-60 $mW.m^{-2}$ në territorin e Shqipërisë. Shtresat e truallit, që shtrihen në thellësi të vogël, deri 100-150 m, më varësi të zonës ku ndodhen. ë ësi të është .ëto shtresa, veçanërisht kur janë zhavorre të kuaternarit mbajnë sasi të mëdha ujërash nëntokësore, të cilat marrin temperaturën e shtresave. Nxehtësia e ujit të këtyre shtresave përdoret për ngrohjen ose freskimin e mjediseve duke përdorur një pompë nxehtësie ujë-ujë (Fig. 1)ëto shtresa nuk janë ujëmbajtëse, nxehtësia e tyre mund të nxirret me anën e qarkullimit të ujit nëpër një këmbysi nxehtësie, një tubi në formë U-je, që futet në një pus të cekët, me thellësi maksimale 100-150 (Fig. 2).




Fig, 1 Sistemi Pus-Pompë nxehtësie Gjeotermale (sistemi çift i hapur)




Fig. 2. Sistemi Pus-Këmbyes vertikal nxehtësie –Pompë nxehtësie gjeotermale (Sistemi çift i mbyllur).

Nxehtësia e kësaj prerje gjeologjike pranësipërfaqësore sot shfrytëzohet gjerësisht për të ngrohur e freskuar godinat: zyra, spitale, bibioteka, shkolla, teatro e kinema, godina aeroporti, blloqe banesash, vila për banim, sera bujqësore dhe pishina, duke shfrytëzuar sistemet moderne të ngrohjes Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Nxehtësie Gjeotermale ujë-ujë. Koeficienti i përformancës së pompave të nxehtësë ujë-ujë moderne ka vlere deri 5 e më të madhe. Kjo pajisje prodhon edhe ujë të ngrohtë për nevoja sanitare nëpër shtëpitë. Prandaj këto janë sistemet me teknologji të përparuar, miqësore me mjedisin, po bëhen gjithnjë e më shumë popullore dhe kërkesa për to është vazhdimisht në rritje në shumë vende të botës. Parashikohet që kërkesa për ngrohjen gjeotermale të dyfishohet në vitin 2010 dhe shtatë herë në vitin 2020 ndaj 2005.

Sipas përllogaritjeve, për një prurje prej 20 l/sek dhe reduktim të tremperaturës prej $8^{o}C$ në pompë, mund të gjenerohet një burim nxehtësie prej 672 kW, të mjaftueshëm për të ngrohur 11.000 $m^2$ sipërfaqe të godinës. E njëjta sasi uji mund të shërbejë edhe për gjenerimin e 336 kW për freskimin e godinës.

Sot në botë ka mbi një milion instalime të tilla për ngrohjen e shtëpive të banimit por edhe godinave me sipërfaqe deri në 160 000 $m^2$, duke patur një koeficient kursimi të energjisë deri në 5. Në tabelën 1 jepet kapaciteti i instaluar, energjia e përftuar dhe numri i instalimeve në disa shtete të botës. Aktualisht, në nivel botëror, kapaciteti i instaluar i pompave të nxehtësisë gjeotermale ka arritur në 15 723 MWt dhe energjia termale e përftuar 86 673 TJ/vit. Në vitin 2005, sipas të dhënave të publikuara në SH.B.A. ka patur 600.000 instalime, Suedi 230.000, Gjermani 46.400, Kanada 36.000, Zvicër 30.000, Austri 23.000. Zbatimi i këtyre sistemeve po përjeton një zhvillim nga viti në vit më të madh edhe në vendet për rreth Mesdheut.

**Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse gjeotermale**

Vlerësimet ekonomike për sistemet ngrohës të ndryshme, në disa vende tregojnë se sistemi gjeotermal ngrohës ka kosto njësi vjetore 2-5.5 Euro/m$^2$, sistemi me naftë rreth 19.8 Euro/m$^2$, sistemi me kondicioner rreth 15.5 Euro/m$^2$ (Fig. 3). Prandaj, ngrohja me këto sisteme është mbi katër herë më të lirë sesa ngrohja me kaldajë me naftë.




Fig. 3. Kosto kumulative vjetore e ngrohjes me sisteme të ndryshme.
1.Gjeotermal; 2. Naftë;
3. Kondicionerë ajër-ajër;
4. Radiatorë elektrikë.

Çmimi i energjisë ngrohëse i sistemit gjeotermal luhatet 2,65 deri 4.46 cent/kWh, përkatësisht për sistemet me burim nxehtesie ujin (“çift i hapur”) dhe burim nxehtësie shtresat e tokës (“çift i mbyllur”), ndërsa për sistemin me kaldajë me naftë çmimi arrin deri 13 cent/kWh.

Kosto e investimit për sistemet e ngrohjes gjeotermale luhaten 34-216 Euro/m$^2$ të sipërfaqes së godinës. Kosto më e ulët është në rastet kur si burim nxehtësie shërben uji nëntokësor, për marrjen e të cilit kërkohet të shpohet pus i cekët. Kosto maksimale del kur burim nxehtësie janë shtresat pranësipërfaqësore dhe për të nxjerrë nxehtësinë kërkohet të shpohen puse deri 100m të thellë për të vendosur këmbyesin vertikal të nxehtësisë. Për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor, qysh në vitin e tretë jo vetëm që janë vetshlyer shpenzimet e instalimit të sistemit ngrohës, por fillon fitimi i energjisë ngrohëse të nxjerrë nga nëntoka: për vitin e tretë përftohen 11.493 Euro, shumë që brenda 10 vjetëve arrin deri 171.948 Euro. Në të kundërt, gjatë kësaj periudhe dhjetë vjeçare, për systemin ngrohës me kaldajë me naftë, duhen të shpenzohen 423.566 Euro. Prandaj, në varësi të kushteve klimatike dhe të trualli, të teknologjisë dhe parametrave të sistemit të ngrohje/freskimit, të markës së pompës, si edhe kushteve të investimit, investimi fillestar mund të rikuperohet nga 2-10 vjet. Madje sot sistemet egzistues me naftë, gas ose edhe elektrike po zëvendësohen me sistemet gjeotermale në vendet e përparuara.

Sistemet gjeotermale të ngrohjes kanë marrë këtë zhvillim megjithesë kanë kosto ndërtimi 30-40 % më të lartë se kosto e sistemeve ngrohëse konvencionale më boiler nafte. Ka disa arsye për këtë:

**1) Konsiderata ekonomike**. Kosto vjetore e energjisë elektrike për vënien në punë të sistemit gjeotermal janë në mënyrë të konsiderueshme shumë më të ulta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët me pompa nxehtësie ajër-ajër.

**2) Konsiderata mjedisore**. Sistemi gjeotermal është mjedisor i pastër, që nuk emeton gaze $CO_2$ (“efekti serë”), kështu që evitohet për pronarin e shtëpisë pagesa e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.

**3) Mbështetje qeveritare**. Për instalimin e sistemit gjeotermal qeveritë e shumë vendeve stimulojnë me pagesë ndërtimin e këtyre sistemeve. Përshembull ajo japoneze, jep një grant prej 200 USD për çdo kW të pompës gjeotermale të nxehtësisë, duke patur një limit të sipërm 5200 USD.

Analiza ekonomike e kryer argumenton se sistemi gjeotermal i ngrohjes dhe freskimit të mjediseve është më ekonomiku.

## Shembuj nga përdorimet e sistemeve ngrohëse/freskuese gjeotermale në Shqipëri

Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë zbatimet e para. Por, përdorimi i sistemeve gjeotermale në Shqipëri është fatkeqësisht larg kërkesave dhe mundësive. Këto shembuj duhet të shërbejnë edhe si nxitje për bërë në këtë drejtim, qoftë edhe aqë sa fqinjët tonë kanë realizuar disa vite më parë.

Në vitet 1990-1993, u ndërtua impianti i parë i pompës së nxehtësisë ujë-ujë në Departamentin e Energjetikës, Universiteti Politeknik i Tiranës. Zbatimi i parë i sistemeve ngrohëse gjeotermale është ai në shkollën profesionale të Ersekës. Zbatimi i dytë është ngrohja dhe freskimi i ambienteve të biznesit në anën jugore të Pallatit të Kulturës në Sheshin Skënderbej në Tiranë, projektuar në vitin 1994. Për 15 vjet ky sistem, po punon në mënyrë të përsosur. Për 4960 orë/vit ngrohje dhe freskim të godinës kursehen: *Energji elektrike* 1.869.920 kW/vit; 163.481 Euro/vit, ose n*afte* 186.992 l/vit; 186.992 Euro/vit.

Projektuar dhe ndërtuar nga studio dhe kopmani shqiptare vijnë instalimet e tjera madhore. Në Tiranë vjen ngrohja dhe freskimi i kullave binjake në Bulevardin Dëshmorët e Kombit, duke përdorur pompat ujë-ujë. Në mungesë të shpimeve në sheshin e godinave, ringrohja e ujit që del nga pompat e nxehtësisë ujë-ujë bëhet me një kaldjë me fuqi të vogël, duke përfaqësuar një skemë origjinale. Për 4960 orë/vit ngrohje dhe freskim të godinës kursehen: *Energji elektrike* (COP=4,06) 1.701.280 kW/vit; 148800 Euro/vit, ose n*afte* 170.128 l/vit; 170.128 Euro/vit.

Shkolla e Mesme “Peter Mahringer”, për teknologji informazioni, pranë Kuvendit Franceskan, Shkodër, e realizuar në vitin 2009 me investimet e Austrisë, është instalimi madhor i katërt në Shqipëri. Për 1404 orë/vit ngrohje dhe freskim të godinës kursehen: *Energji elektrike* (COP=4,06) 189.540 kWh/vit; 16.571 Euro/vit, ose n*aftë* 58.968 l/vit; 59.968 Euro/vit. Këtej rezulton se duke përdorur sistemin gjeotermal për ngrohjen e shkollës kursehen në vit 43.397 Euro, qoftë edhe vetëm për periudhën e ngrohjes, pa atë të freskimit, me të cilën kursimi do të ishte më i madh. ***Me këtë shumë të kursyer, për 5.3 vjet shlyhen investimet e që duhen bërë për sistemin gjeotermal të ngrohjes dhe freskimit***, me gjithëse janë 13,8 herë më të larta sesa për sistemin e ngrohjes me kaldajë.

Një grant i Programit të Zhvillimit të Kooperimit Ndërkomtar i Ministrisë së Punëve të Jashtme të Slovenisë dhe i Bashkisë së Korçës krijoi mundësinë që në vitin 2010 të ndërtohej sistemi gjeotermal për ngrohjen e Kopshtit të fëmijëve Nr. 14. Studimi mbi efektivitetin ekonomik të pëortimit të sistemit gjeotermal për ngrohjen e këtij kopshti, që kreu Bashkia e Korçës gjatë vitit të parë të përdorimit të sistemit, tregoj me shembull konkret efektivitetin e mirë ekonomik të tij, në raport me konsumin specifik të energjisë elektrike për ngrohjen e godinës, si edhe koston specifike për këtë ngrohje, në krahasim më dy kopshte të tjerë po në Korçë (Tona E. 2011) (Fig. 4).

Është realizuar ngrohja gjeotermale edhe një kishë në qytetin e Bilishtit.

Në vitin 2008, Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave dhe Fakulteti i Inxhinierisë Mekanike botuan monografinë “Sistemet gjeotermale të ngrohjes dhe freskimit të godinave” .

Këto instalime kanë krijuar bazën demonstrative teknike të zbatimit të kësaj teknologjie të re, krahas edhe bazës shkencore të studimeve gjeotermale. Le të shërbejnë këto shëmbuj si nxitje për ti hapur rrugën e zbatimit edhe në Shqipëri të sistemeve moderne dhe efektive për ngrohjen/freskimin e godinave madje edhe të serave, të sistemeve miqësore me mjedisin.




a) b)

Fig. 4. Krahasimi i konsumit specifik të energjisë (a) dhe kosto specifike (b) për ngrohjen e Kopshteve të Fëmijëve Nr. 14, 17 dhe «Soros», në qytetin e Korçës.

**Shtëpitë me energji zero, ose shtëpitë pasive**

Sistemet hibride janë aktualisht në frontin e përparmë të kërkimit shkencor dhe të teknologjive moderne. Ato bazohen në energjine termale dhe gjenerimin e elektricitit nga energjia diellore, në kompleks me ngrohjen/freskimin gjeotermal dhe me gjenerimin e elektricitetit nga energjia e erës, duke përshfshirë teknologjitë e magazinimit për të rritur potencialin e energjisë së rinovueshme, që do të kontribuojë në bilancin energjetik të rajoneve. Në këto sisteme, që emërtohen **godinat me energjinë zero,** janë autonome nga rrjeti i furnizimit me energji elektrike, sepse energjia prodhohet në godinë. Vlerësohet se deri tani janë ndërtuar rreth 15.000-20.000 shtëpi passive nëpër botë. Shtëpitë passive së bashku me burimet in-situ të energjive të rinovueshme përfaqësojnë sot majën e efektivitetit ekonomik energjetik.

**N**ëse në Europë dhe Amerikë sot ndërtohen në seri shtëpi të tilla, ka ardhur koha që edhe ne në Shqipëri le të ndërtojmë shtëpinë e parë eksperimentale, demosntrative, me energji zero, që të fillojë puna edhe në këtë drejtim.

Prof. Dr. Alfred Frashëri

## UDHËTIM PËR NË UJËRAT TERMALE TË PËRMETIT

Udhëtimi nga Tirana drejt burimeve të ujërave termale është një udhëtimim drejt vendeve më një bukuri natyrore të rrallë, gjatë të cilit vizitori gjendet përpara monumenteve fantastike të natyrës, atyre historikë e të kulturës qysh nga lashtësitë parahistorike, të cilat të mbeten në kujtesë përherë dhe të krijojnë dëshirën për ti vizituar përsëri.

Duke ndjekur rrugën automobilistike Tiranë-Fier-Gjirokastër, rruga të çon në Tepëlenë, që ngihet mbi një lartësi kodrinore, në krahun e majtë të lumit Vjosa, pranë bashkimit të tij me lumin Drinos. Tepelena është vendlindja e Ali Pashë Tepelenës (1740-1822). Sipas udhëtarit turk të shekullit XVII Evlia Çelebiu, në Tepelenë ekzistonte deri në shekullin XV-të një keshtjellë bizantine, ku në vitin 1492 qenë grumbulluar kryengritës shqiptarë dhe venedikas. Sulltan Bajazidi II-të, gjatë fushatës së tij kundër Himarës e pushtoi keshtjellën e shkatërroi atë dhe me materialin e saj ndërtoi një keshtjellë të re. Nga këto periudha ruhen disa gjurmë në kalanë ekzistuese. Në vitin 1789, në vendin ku ndodhej kalaja bizantine, Ali Pasha ndërtoi fillimisht një saraj dhe menjëherë pas tij filloi ndërtimin e kalasë.

Pranë fshatit Lekël, një degëzim i rrugës nacionale Tiranë-Gjirokastër drejt lindjes, të çon për në Përmet. Pasi kalon urën e Dragotit, një urë metalike me një hapësirë drite dhe me një zgjidhje arkitektonike mjaft elegante, rruga hyn në luginën e lumit Vjosa, i cili është një nga lumenjtë kryesorë të Shqipërisë dhe të bregut lindor të detit Adriatik. Ndërtimi i posaccëm morfometrik i pellgut ujëmbledhës të këtij lumi, shoqëruar me vegjetacion të dendur dhe të larmishëm, strukturat e pasura dhe të komplikuara litologjike të territorit, kanë bërë të mundur që Vjosa të përmendet me admirim dhe simpati për vlerat e veçanta e të larta estetike natyrore, si një ndër lumenjtë me peisazhet gjeografike më piktoreske dhe më të bukura të gadishullit Ballkanik. Gjatë rrjedhës së tij lumi ndryshon kaq shumë. Zig-zaket së bashku me ishujt e vegjël që formohen për shkak të madhësisë së tyre, në kombinim me brigjet e thikëta (kur ngushtohet gjerësia e lumit) krijojnë një peisazh me bukuri të veçantë**.**

Siç përshkruan profesor Niko Pano, Lumi Vjosë grumbullon ujërat e një pellgu me sipërfaqe të përgjithshme 6710 km². Ky pellg ka një lartësi mesatare prej 850 m mbi nivelin e detit. Kjo flet për natyrën tipike malore të pellgut ujëmbledhës të këtij lumi. Ai derdh në detin Adriatik rreth 178 m³ ujë në sekondë, që i korrespondon një moduli të lartë prej 27 l/s për 1 km². Kjo flet për burime të mëdha ujore të këtij lumi. Prurja maksimale është 5250 m³/s, ndërsa ajo minimale është 45 m³/s. Gjithashtu lumi Vjosa derdh në detin Adriatik një volum mesatar prej 6.7 milion m³ aluvione të ngurta në vit. Temperatura e ujërave të këtij lumi varion nga 6.5 deri në 22.5 °C, mineralizimi nga 235 deri në 520 mg/l, ndërsa ph 7.5 deri në 8.2.

Gjeologjia dhe dinamika e saj së bashku me strukturën e sistemit hidrik dhe klimën kanë kushtëzuar morfologjinë e lumit Vjosa dhe të basenit të tij.

Rruga drejt Përmetit gjarpëron në shpatin e djathtë të lumit Vjosa, gjatë luginës me pamje mahnitëse, nëpër grykën e Këlcyrës, e cila fillon në Mezhgoran e vazhdon deri në Këlcyrë. Në këtë segment, lumi Vjosa ndërpret në mënyrë tërthore vargmalet gëlqerore. Aty është formuar gryka qindra metra thellë e Këlcyrës, që ka një gjatësi prej 13 km. Kjo grykë ka pamje kanioni të thellë dhe shpate pothuajse vertikale. Është një grykë erozionale, nëpër të cilën madhërishëm rrjedh Vjosa. Lugina është e ngushtë dhe me pamje mahnitëse, pasi kalon nëpër male shumë të lartë, siç është maja e Golikut në jugë të lumit (1722 m) dhe majës së Trebeshinës (1922 m) në veri, nëpër kanionet e Këlcyrës. Në jugë të lumit Vjosa, përfundon Mali i Lunxherisë dhe në veri të lumit, në të njëjtin drejtim lartësohet Mali i Shëndëllisë. Në lindje të tij shtrihet Mali i Trebeshinës. Në të dy anët e shtratit të lumit shtrihen deri në pesë nivele, terracat e vjetra të Vjosës, që i japin luginës dhe shtratit të sotëm të lumit një pamje fantastike.

Disa pika të këndshme turitike në Ujët e Zi të Këlcyrës, japin mundësi prehëse nga ky udhëtim marramendës nëpër këtë grykë, i cili përfundon në qytetin e vogël të Këlcyrës. Ajo, në dokumentet e shkruara të vitit 1272 përmendet me emrin Klausura**.** "Uji i zi" buron nga masivi karstik i Trebeshinë-Dhëmbel-Nemerçkë, ujërat e të cilit drenojnë në shtratin e lumit Vjosa pranë Këlcyrës, përgjatë një distance prej rreth 3 km. Në këtë zonë, dalin me dhjetra burime të fuqishme nëntokësore, më i plotujëshmi prej të cilëve, "Uji i Zi" ka një prurje mesatare rreth 7-9 $m^3/s$.

Në dalje të Grykës së Këlcyrës, mbi faqen shkëmbore të Trebeshinës, në një pozitë strategjike, që kontrollon rrugën nëpër luginën e Vjosës lartësohet kalaja e Këlcyrës. Sipas përshkrimit të historianëve, ajo është identifikuar me venbanimin *Europe*, ku, sipas njoftimit të Prokopit të Cezaresë, Perandori i Bizantit, Justiniani, ndërtoi një kështjellë të re me emrin Europë. Në të ruhen dhe gjurmë të ndërtimeve më të hershme, si dhe më të vona, gjë që dëshmon se përdorimi i kësaj kështjelle ka vazhduar për shumë periudha historike.

Në Këlcyrë, Vjosa ndërron drejtim dhe bashkë me të edhe rruga automobilistike, e cila kthehet drejt jugë-lindjes, deri në Përmet, që ndodhet dyzet e dy kilometra në jug-lindje të Tepelenës. Në këtë sektor, Vjosa rrjedh rrëzë shpatit lindor të Melesinit dhe Nemërçkës shapkëbardhë. Lugina bëhet më e gjerë dhe më e lulëzuar.

Kushtet e mira natyrore kanë favorizuar një banim intensiv dhe të pandërprerë, që zë fill nga prehistoria. Disa gjetje të rastit i përkasin periudhës neolitike, ndërsa objektet e zbuluara nga gërmimet arkeologjike në tumën pranë fshatit Piskove datohen të periudhës së bronxit të hershëm. Me interes është vizita në Kisha e Shën Marisë, Kosinë që ndodhet pranë rrugës automobilistike, midis këlcyrës dhe Përmetit. Kjo kishtë e lashtë është një nga monumentet e periudhës bizantine. Kisha ngrihet mbi një kodër, në krahun e djathtë të lumit të Vjosës. Ajo është një shembull arkaik i tipit në formë kryqi me kupolë. Nga tiparet kompozicionale dhe trajtimi dekorativ kisha datohet në shek. XII-XIII.

Në krahinën e Dangëllisë, rreth 30 km në veri të Përmetit ndodhet fshati i mirënjohur Frashër, i vendosur rrëzë malit të Kokojkës (1549 m). Frashëri është

vendlindja e vëllezërve të shquar Frashëri: Abdylit (1839-1892), një nga ideologët e Rilindjes Kombëtare dhe një nga udhëheqësit kryesorë të Lidhjes së Prizrenit, Naimit (1846-1900), poet i madh i Rilindjes Kombëtare dhe Samiut (1850-1904), ideolog, dijetar, shkrimtar dhe publicist. Në Frashër ruhen dy monumente historike: shtëpia e vëllezërve Frashëri dhe Teqeja, që ka qënë seli e degës së Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Duke shkuar për në Frashër, rruga malore gjarpëron nëpër parkun kombëtar të "Bredhit të Hotovës", që është një pyll madhështor me bredhë, i rrallë për nga bukuria. Rruga gjarpëron anash kanionit shumë të thellë të Kamenckës, me shpate gëlqerore vertikale, i cli është një kanion mahnitës dhe marramendës.

Në anën e majtë të luginës së Vjosës, buzë lumit dhe rrëzë malit të Dhëmbelit ndodhet qyteti i vogël i luleve dhe njerëzve mikpritës, qyteti i Përmetit. Ai është qendra e krahinës dhe dallohet për pastërtinë dhe rregullin, për parqet dhe lulet e shumta, për prodhimin e verës, rakisë dhe reçelrave (glikove) nga më të ndryshmet, si dhe për sazet popullore, të njohura në të gjithë vendin dhe jashtë. Në Përmet, buzë Vjosës ndodhet gjeomonumenti që quhet "Guri i Përmetit", i cili është një bllok i madh gëlqerorësh, i shkëputut nga struktura e Malit të Dhëmbelit dhe për gravitacion është rrokullisur poshtë dhe ka ndalur në bregun e lumit. Mbi këtë shkëmb ndodhen gërmadhat e një një faltoreje dhe një pikvrojtimi të lashtë.

Rruga automobilistike vazhdon dhe përtej Përmetit për në drejtim të Kolonjës dhe pastaj Korçës. Pranë fshatit Çarshovë rruga ka një degëzim që të çon te pika kufitare me Greqinë e Tre Urave.

**Burimet e fshatit Bënjë, tek Ura e Katiut në lumin e Lëngarices, Përmet**

Nga lumi i Lëngaricës e deri në grykën e Vromonerit në lumin Sarandaporo në kufin shqiptaro-grek shtrihet një brez i burimeve gjeotermale, e cila vazhdon edhe në Greqi, nga fshati Kavasila e më në jug në drejtim të Konicës. Këto ujëra dhe avulli në Postenan vijnë nga thellësia, nëpër thyerje tektonike të strukturave gjeologjike me bërthamë gëlqerore

Burimet gjeotermale ndodhen tek Ura e Katiut në lumin e Langaricës, pranë fshatit të mirënjohur të Bënjës, 7 km larg Përmetit në vijë të drejtë. Këto burime janë gjeomunumenti më i njohur i krahinës. Ura e Katiut, e ndërtuar në shek. XVIII lidhte Bënjën me fshatin Delvinë të Shqerisë. Këto banja njihen qysh në lashtësi dhe vetë emri i fshatit ka prejardhje nga fjala "banja". Bënja, ky fshat shumë piktoresk, ndodhet në shpatin e malit në anën e djathtë të luginës së lumit Lëngarica, rreth 2 km nga shtrati i tij. Aty janë të famshme jo vetëm burimet termale por edhe kanioni i lumit Lëngarica, me një pamje madhështore. Këto burime ndodhen pranë luginës së bukur të Vjosës. Përkarshi lartësohen mali shapkëbardhë i Melesinit dhe i Nemërçkës, me cirqet e saj të famshme të dëborës shekullore.

Bënja është një vendbanim parahistorik në dy shpella, që emërtohen shpella e Katiut dhe ajo e Pëllumbave. Siç përshkruan historiani Stilian Adhami, shpëlla e parë ndodhet në shpatin e djathtë të lumit, mbi urën e Katiut dhe ka formën e një patkoi me tri guva. Shpella e Pëllumbit ndodhet më sipër lumit, me

hyrje rreth 10 m mbi shtratin e lumit. Shpella ka formën e një korridori rreth 160 m të gjatë me disa degëzime anësore që kanë shërbyer për banim. Gërmimet arkeologjike kanë zbuluar objekte të epokës së bakrit dhe më pas të bronxit. Materialet e gjetura në këto shpella dëshmojnë që banimi në të vazhdoi edhe në periudhën e hekurit e deri në fillimet e mesjetës.

Në Bënjë, ka 8 burime me temperaturë nga 23 deri në 30°C dhe me prurje 8 deri në më shumë se 40 litra/sek, secili, që ndodhen përgjatë një brezi rreth 500 m të gjatë, në të dy anët e lumit: 4 burime në shpatin e djathtë dhe 4 në të majtin. Uji buron në përgjithësi në nivelin e ujit të lumit, nën të ose 1-2.5 më lart tij.

Në shpatin e djathtë të lumit ndodhen burimet:

***Burimi 1***: Është 25-30 m nën urë, 20 m larg shtratit të tij.

***Burimi 2***: Është 8 m mbi urë dhe buron poshtë nivelit të lumit. Dallohet vetëm nga ngjyra e kaltër e ujit me nuanca të bardha në sipërfaqen e gëlqerorëve, nga çarjet e të cilëve buron uji.

***Burimi 3***: Ndodhet 25 m mbi urë, në nivelin e ujit të lumit, por 15 m larg bregut.

***Burimi 4***:Ndodhet rreth 150-200 m mbi urë, ku është kanioni me gjërësi 20 m. Ka dy grifonë uji. Kryesori, rreth 15-20 cm i lartë, del 0.5 m mbi nivelin e ujit të lumit,

Në shpatin e majtë të lumit ndodhen katër burimet e tjera:

***Burimi 5***: Ndodhet 300-400 m mbi urë, para se të fillojë kanioni, i cili është 10-12 m i gjerë dhe 40-50 m i lartë. Uji i këtij burimi është i pijshëm dhe ka efekte kurative për sëmundje të aparatit tretës.

***Burimi 6***: Ndodhet tek këmba e urës, 0.8-1 m mbi nivelin e lumit dhe 4 m larg tij.

***Burimi 7***: Ndodhet 7 m nën urë, në nivel të ujit të lumit dhe 2-3 m larg tij.

*Burimi 8*: është burimi më i madh dhe ndodhet 20-25m nën urë, 1-1.5 m mbi nivelin e ujit të lumit dhe 8-10 m larg tij. Uji i këtij burimi ka efekte kurative shumë të mira për sëmundje të lëkurës.

Burimet kanë ujë të tipit kloro-natrium-kalcium. Burimet që ndodhen në anën e djathtë të lumit kanë temperaturë më të ulët, 23-26 °C dhe mineralizim 1.3 g/l, ndërsa ata që burojnë në shpatin e majtë të lumit kanë temperaturë më të lartë, 30°C, mineralizim 1.65 g/l dhe nuk kanë gaz sulfidrik. Mesatarisht, ujërat e Bënjës nuk përmbajnë ose përmbajnë shumë pak gaz silfidi $H_2S$. Uji i këtyre burimeve përmban 7-9 here më pak katione dhe anione sesa uji i burimeve të zonës Tiranë-Elbasan.

Dhjetra e dhjetra qytetarë frekuentojnë këto burime gjatë verës, për të bërë banjo në këto ujëra të ngrohta, për të soditur natyrën dhe për të ripërtrirë organizmin..

***Burimi i avullit në Postenan, Leskovik***

Në jug të fshatit Postenan shfaqet një burim avulli. Peizazhi i zonës me malin e Postenanit dhe me malin, që siç i këndon kënga të Melesinit "maja maja" është shumë i bukur. Ky burim avulli, i vetëm në Shqipëri, ka tërhequr vemëndjen edhe të Edit'h Durham-it, e cila në librin "The Burden of the Balkans", botuar në vitin 1905, shkruan: "Përgjatë një shkëmbi, jo larg nga fshati, gjendet një burim sulfidrik, .....Burimi vlerësohet shumë për mjekime të reomatizmit…". Burimi i avulli ndodhet në pjësën pranëkulmore të krahut lindor të strukturës gëlqerore të Postenanit. Avulli grifon nga një çarje tektonike dhe kondenson në bulëza uji. Mjedisi në këtë çarje ka temperaturë 47-54°C në varësi të vendit ku matet. Analizat e ujit mungojnë. Gazetari Ilir Mati, kur e vizitoj këtë burim tha "këtu kanë bërë sauna Perënditë". Burimi shfrytëzohet nga banorët vendas për të bërë banja dhe për të mjekuar sëmundje të ndryshme.

**Burimet në Sarandaporo, Leskovik**

Në shpatin verior të lumit Sarandaporo, në grykën e Vromonerit, në jug të Leskovikut, në kufirin shqiptaro-grek, buron uji termal me temperaturë 27.6°C dhe me mineralizim të ulët, si ai i Bënjës. Ky ujë mineral është i pijshëm dhe ka efekte kurative. Aty ndodhet një qendër kurative. Në vazhdim të këtij brezi, në Kavasila të Greqisë, uji termal buron në shpatin e majtë të lumit Sarandaporo.

## SHFRYTËZIMI E ENERGJISË TË BURIMEVE DHE PUSEVE GJEOTERMALE NË ZONËN

## BËNJË-SARANDAPORO

Burimet gjeotermale të energjisë së entalpisë së ulët si ato të brezit Bënjë-Sarandaporo. përbëjnë bazën për përdorim të suksesshëm të teknologjive moderne për përdorim i**ntegral**_dhe **kaskadë** të kësaj energjie, miqësore me mjedisin, duke patur efektivitet ekonomik të mirë. Kjo zonë termominerale me bukuri të rrallë natyrore, e ndodhur pranë rrugës nacionale Përmet - Greqi, si edhe në afërsi të monumenteve të natyrës, të kulturës dhe të historisë, i ka të gjitha kushtet të kthehet në një qendër të rëndësishme ndërkombëtare pushimi-ripërtritjeje-kurimi dhe turizmi ekologjik dhe kulturor, në një qendër gjeotermale nga më të mirat  evropiane.

Vlerat kurative të ujit termo mineral dhe kushtet gjeografike krijojnë të gjitha kushtet që këto burime të të frekuentohen nga dhjetra mijëra turistë e pacientë shqiptarë nga të gjitha trevat si edhe të huaj gjatë vitit. Shfrytëzimi i ujërave termale të burimeve ose të puseve lehtësohet nga fakti se ato përgjithësisht ndodhen në zonë të zhvilluar nga ana urbane.

***Përdorimi integral*** nënkupton shfrytëzimin në kompleks të energjisë gjeotermale së bashku me energji të tjera të rinovueshme, si atë diellore, me sistemin e pompave të nxehtësisë ujë-ujë, si edhe në raste të veçanta edhe me energjinë e

erës dhe të biomasave, pa përjashtuar lëndët djegëse për situata klimatike ekstreme.

***Shfrytëzimi kaskadë*** përfaqëson përdorimin e energjisë gjeotermale në të gjithë diapazonin e nxehtësisë së ujit të burimit, nga temperaturat më të larta deri sa të arrihet në temperaturën e mjedisit, kur uji nuk ka më nxehtësi të shfrytëzueshme. Fillohet radhazi me ngrohjen e godinave, të serave, banjave termale, me përdorime agro-kulturore, për akuakulturë. etj. Ky zinxhir fillon të varësi të temperaturës së ujërave termale.

Skenarët e zbatimit të kësaj teknologjie moderne në burime të ndryshme përcaktohen nga parametrat gjeotermalë: fluksi i nxehtësisë së Tokës, temperatura e ujit, prurja dhe kimizmi i ujërave termominerale, si edhe faktorët gjeografikë-ekonomikë-socialë, urbanistikë, transportit, ekologjikë dhe të peizazhit të zonës gjeotermale:

- Hotele turistike me pishina me ujë të ngrohtë mineral dhe të ëmbël, të hapura dhe të mbyllura, me sauna dhe salla masazhesh e sportive, fusha sporti, etj.
- klinika mjekësore për banjo termale me ujë dhe baltë,
- Ngrohja e godinave dhe të serave,
- Ujë të nxehtë sanitar,
- Instalime akuakulture: rritje rrasatesh peshku e peshk,
- Kultivimi i asparagus,
- Tharrje frutash e perimesh,
- Industrializimi i ujërave mineralë të pijshëm.

Në figurë jepet skema e shfrytëzmit kaskadë të energjisë së ujërave të burimeve të ujërave termominerale me temperature 25-45$^{o}$C:

### 1. Klinika me konceptim modern dhe hotele me pishina me ujë të ngrohtë

Përdorimi klasik i ujërave termale ka qenë i kufizuar në të kaluarën. Ato janë shfrytëzuar dhe në Shqipëri ende vazhdojnë të shërbejnë vetëm për kurimin e sëmundjeve të ndryshme në qendra balneologjike, të ashtuquajturat "Llixha**"**, si ato të Elbasanit, Peshkopisë, Bilaj në Fushë Krujë, të Bënjës në Përmet dhe të Sarandaporos në Leskovik.

Por, në çerek shekullin e fundit u bë një ndryshim në koncept në vende të ndryshme të botës. Sot, ujërat termale konsiderohen se janë të dobishme për tu përdorur gjerësisht për shlodhje, ripërtritje dhe kalitjen e njerëzve të shëndetshëm dhe për dëfrimin e tyre, që janë edhe shumica e popullsisë, krahas klinikave me konceptim modern për kurimin e shumë sëmundjeve. Hotel-klinika kanë kushtet për frekuentim ditor dhe për frekuentim e trajtim disa ditor. Këto objekte janë qendra turistike, të cilat përveçse se për trajtim mjekësor apo kurim, janë konceptuar të funksionojnë mbi parimet e një hoteli turistik. Hoteli ka dhoma teke dhe dyshe, me tualet, dhoma e personelit, sallë të vaskave për trajtim individual mjekësor me ujë termomineral, dhomë me vaska dyshe në formë grope natyrale në çdo kat, kanë pishina të mbyllura dhe në mjedise të hapura me ujë të ngrohtë gjeotermal ose të zakonshëm, sauna, sallë masazhesh, sallë fitness-i, dhomë mjekimi, dhomë e mjekëve, dhomë e laboratorit, restorant, bar, sallë

televizori, bibliotekë, sallë konferencash, salla lojërash sportive dhe lojërash fati, dhomat e administratës dhe personelit, kuzhina, depo, tualet. Hotel-klinikat sigurojnë kushtet e mirëqënies fiziologjike, ose siç emërtohet në tektnikë “rehatia termohidrometrike”. Këto kushte brenda qendrës gjeotermale janë në vartësi të destinacionin të përdorimit të mjediseve. Parametrat e ajrit të kondicionuar të hotel-klinikës mbështetet në të dhënat klimatike të zonës për periudhën 20 vjeçare të fundit, që siguron mirëqënien e çdo mjedisi. Nivelet e zhurmave mbahen minimale brenda mjediseve të qëndrës. Ndërtohen madje fshatra turistike, me pishina dhe banja me ujë të ngrohtë gjeotermal ose të zakonshëm. Pishinat gjeotermale, shpesh herë me pamje natyrale ekzotike, kanë ujë termomineral me temperaturë 38°C dhe 30°C kur janë mbushur me ujë të ëmbël. Temperatura e ujit mbahet 30 °C për fëmijët në pishinat e mbyllura. Këto pishina krijojnë mundësinë që qendra gjeotermale të shërbejë për çlodhje, ripërtëritje dhe kurim, duke kontribuar në shndërrimin e mentalitetit që ujërat termale shërbejnë për kurimin e sëmundjeve të ndryshme, drejt koncepteve moderne që këto ujëra në radhë të parë shërbejnë për çlodhje dhe ripërtëritje të njerëzve të shëndoshë, që përbëjnë shumicën e popullsisë. Pra qendra shndërrohet në një vend turizmi ekologjik. Pranë tyre ndërtohen terrene sportive, zakonisht me fusha tenisi, volejbolli, etj. Në lulishte ndahet edhe këndi i lodrave për fëmijët. Në qendrat gjeotermale të Italisë, bëhen rreth një milion ditë vizita turistike në vit. Prandaj, Qendrat Gjeotermale Komplekse moderne në botë emërtohen me termin ndërkomëtar “Spa wellness”, që do të thotë *shatërvan*, në gjuhën vallone dhe “wellness” që vjen nga anglishtja “të jesh, ose të ndjehesh mirë”.

## 2. Ngrohja e godinave dhe serave

Ngrohja e fshatrave dhe hoteleve turistike, e pishinave të tyre, e klinikave, ngrohja e serave për prodhimin e luleve dhe perimeve, ngritja e mjediseve për tharjen e frutave dhe të perimeve janë nga drejtimet e rëndësishme të përdorimit të ujërave termominerale në kaskadën e shfrytëzimit të energjisë gjeotermale të tyre, që mund dhe duhet të gjejë zbatim edhe në të gjitha qendrat ekzistuese balneologjike në Shqipëri.

## 3. Akuakultura

Pasi është shfrytëzuar nxehtësia e ujit në proceset e mësipërme, uji përdoret për zhvillimin e akuakulturës, sipas dy drejtimeve:

- Rritjen e rasateve të peshqve dhe peshq etj.

## 4. Industrializimi i ujërave të pijshëm

Ujërat e pijshëm minerale mund të industrializohen për tu përdorur nga popullsia.

Në kushtet e ujërave termominerale me temperatura të ula, për shfrytëzimin racional të nxehtësisë së tyre, siç duket në skemën e paraqitur, duhet të përdoret teknologjia komplekse: energji gjeotermale-energji diellore dhe pompat e nxehtësisë ujë-ujë. Pesha që do zërë secili përbërës i kësaj skeme ndryshon në varësi të stinës.

**Në verë**: uji i nxehtë i burimeve të Bënjës dhe Sarandaporos, me temperaturë rreth (28-30) gradë celsius përdoret për të mbushur pishinat. I ngrohur me energjinë diellore deri në temperaturën 38 ˚C do të përdoret për banjat termale individuale, ndërsa në temperaturë mbi 55 ˚C për sauna. Ujë tepërt i burimeve dërgohet në vaskat e rritjes së peshkut.

Në kombinim me panelet diellore ngrohet uji sanitar për hotel-klinikën, dushe, etj.

**Në dimër**: ujit termomineral të ngrohtë (t=28-30) °C të këtyre burimeve, i merret një sasi nxehtësie në impiante të ndryshme dhe, pasi uji të arrijë temperaturën rreth 15°C, dërgohet në sisteme panele diellore dhe për të furnizuar pompa nxehtësie ujë-ujë. Këto sisteme komplekse japin ujin e nxehtë në temperaturën (55-75) °C për nevojat e qendrës gjeotermale. Nga ky sistem kompleks, uji ndahet e dërgohet në disa drejtime:

a. *Në sera, për kultivimin e perimeve dhe luleve,*
b. *Për ngrohjen e godinave të hotel-klinikave dhe ujin sanitar,*
c. *Për ngrohjen e ujit termomineral të pishinave të mbyllura,*
d. *Për ngrohjen e ujit të ëmbël të pishinave të mbyllura,*
e. *Për ngrohjen e ujit termomineral për vaskat e banjave personale, saunat.*
f. *Për vaskat e rritjes së peshkut.*
g. *Ngrohje e tokash për kultivim asparagus,*

Edhe gjatë ditëve dimërore me diell, në sistem futen në punë edhe panelet diellore për ngrohjen e ujit sanitar.

Me sasinë e përgjithëshme të ujit të ngrohtë me temperaturë 30°C, mund të realizohet ngrohja:

- e fushave me sistem tubacionesh të futura disa centimetra në tokë, ku kultivohen asparagus dhe sallata të ndryshme, p.sh. marule, që kërkojnë temperaturë optimale rreth 14°C, të truallit.
- Me ujin e ftohur në këto fusha deri në temperaturën 10-15°C furnizohet nëpërmjet këmbyesve të nxehtësisë pompa nxehtësie ujë-ujë pët ta ringrohur uji dhe për ta çuar në sera, ku mund të kultivohen perime dhe lule të ndryshme.

I vetëm burim avulli në Shqipëri, burimi i Postenanit është një monument natyre me vlerë të madhe shkencore dhe për shfrytëzim praktik. Ai duhet të shërbejë si laborator shkencor për të vlerësuar thellësinë e formimit të ujit termomineral, kohën e formimit, për të përllogaritur gjeotermometrat, si edhe për të studiuar dhe vlerësuar kushtet në të cilat avulli arrin deri në sipërfaqen e tokës. Këto të dhëna do të hedhin dritë mbi mundësitë e gjetjes së burimeve të tjera të energjisë gjeotermale në Shqipëri, si edhe njohjes së kushteve të lokalizimit të tyre. Kampione nga fluidi i këtij burimi ka marrë vetëm Zonja Edit'h Durham, shishet e të cilëve fatkeqësisht u thyen gjatë transportit për në Angli. Pranë këtij burim unik, mund të ndërtohet një qendër e vogël gjeotermale me karakter në radhë të parë turistik, me kabina për sauna dhe banja personale. Për këtë duhet të ndërtohet edhe kaptazhi i fluidit gjeotermal. Është domosdoshmëri edhe rregullimi i rrugës malore të këmbësorëve (rreth 2,5 km), nga rruga

automobilistike Përmet-Leskovik deri në burimin e avullit, në jug të fshatit Postenan.

Zhvillimi i qëndrave gjeotermale moderne në Shqipëri duhet të kalojë së pari nga rindërtimi dhe ristrukturimi i hotel-klinikave ekzistuese për tu dhënë atyre parametrat mjekësorë, të jetesës dhe të rehatisë në pajtim me kërkesat dhe nivelin e sotëm të qëndrave analoge. Gradualisht të kompletohen me të gjitha veprimtaritë e tjera të përshkruara më lart. Të rindërtohen shtëpitë e Bënjës dhe të Postenanit për të pritur klientët turistë. Por për realizimin e kësaj, kërkohet të krijohet baza teknike dhe organizative për ndërtimin e qendrave moderne gjeotermale. Këto qendra do të kontribuojnë edhe për mbrojtjen e mjedisit dhe niveli i ruajtjes së pastërtisë së tij do të përmirësohet, duke siguruar mbrojtje të mirë të ekosistemeve të zonat gjeotermale. Do të krjohen biznese të reja dhe do të happen vende pune për të përmirësuar jetesën jo vetëm të komunitetit tek burimet.

Përmeti dhe Bënja mund të bëhen qendra turistike të rëndësishme, gjithëvjetore, nëse të rregullohen shtëpitë e Bënjës për të pritur vizitorët, të pyllëzohet vendi dhe burimet e mjedisi për rreth do të sistemohen, duke ruajtur të virgjër natyrën dhe duke shmangur betonin.

Dhe pasi të vish në Bënjë, Postenan apo Sarandaporo, me siguri do të kërkosh të vish përsëri e përsëri, në këto perla të natyrës shqiptare, në këto diamante që presin të përpunohen që të shkëlqejnë me të gjithë bukurinë e tyre, të ndodhesh në mes të përmetarëve të urtë e trima, të ditur e punëtorë, mikpritës dhe të gëzuar si ata! Do të vini me siguri përsëri!

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**Gazet PËRMETI, Nr. 92, 2011.**







Ura e Katiut në Lumin e Lëngaricës, pranë fshatit Bënjë, Përmet



Kanioni i  Lumit Lëngarica, mbi Urën e Katiut




Thyerja tektonike nëpër të cilën qarkullojnë ujërat termale.



Lumi Sarandaporo ku ndodhen burimet e ujërave termale.




Skema për shfrytëzimin e ujërave termale të burimeve në Lëngarice, Bënjë, Përmet.

---

## NATYRA E DANGËLLISË KU U FRYMËZUA NAIMI

Alfred FRASHËRI

Naimi u lind, u rrit dhe u frymëzua në vendin e bekuar, që aq bukur i thuri hymnin: **ër**

*O malet e Shqipërisë! e ju o lisat e gjatë,*
*Fushat e gjera me lule, q’u kam nër mënd dit’ e natë,*
*Ju bregore bukuroshe e ju lumenjt’ e kulluar,*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe, dhe pyje të gjelbëruar!*
*Do të këndonj bagëtinë, që mbani ju e ushqeni,*
*O t’vëndethit e bekuar, Ju mëndjenë ma dëfreni!*
*………*
*Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar,*
*Zëmërënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr.*

Kur një kolegu i im, në majin e vitit 2009 pyeti një frashërlli, që ende banon në Frashër:
- «Pse Frashëri ka nxjerrë njerëz të mëdhenj, të penës dhe luftëtarë?»,
ai u përgjigj:
- «Jemi lindur në këto vende të bukura, me ajër të pastër dhe pijmë ujë të burimeve të kristalta».

Njerëzit dhe komuniteti që ata formojnë, jetojnë, rriten, edukohen dhe zhvillojnë veprimtarinë e tyre në mjedisin natyror dhe në atë shoqëror. Dhe nëse për ndikimin e mjedisit shoqëror tek njeriu flitet shumë, ndikimi i mjedisit natyror zakonisht mbetet në hije. Të rritesh dhe jetosh midis shkrepave dhe majave të maleve, midis pyjeve dhe livadheve të bukura, ose midis fushave me lule dhe në brigjet e lumenjve, të liqeneve ose të detit, edukohet tek njeriu trimëria për të përballuar vështirësitë e jetës, zhvillohet ndjenja e të qënurit i lirë, mirësia e shpirtit dhe ëmbëlsia e fjalës, dëshira për të mësuar më shumë për natyrën që të rrethon, zhvillohet ndjenja e komunitetit dhe dëshira për të përparuar.

Kur flasim për bukurinë e Frashërit dhe të Dangëllisë ku ai ndodhet, vështrimin e hedhim më gjerë, se Dangëllia është pjesë përbërëse e krahinës së Përmetit, e krahinës së natyrës mahnitëse dhe e njerëzve të mbarë.

Udhëtimi nga Tirana drejt Përmetit dhe ngjitja deri në Frashër është udhëtimi drejt vendeve me një bukuri natyrore të rrallë, gjatë të cilit vizitori gjendet përpara monumenteve fantastike të natyrës, dhe atyre historikë e të kulturës qysh nga lashtësitë parahistorike, të cilat të mbeten në kujtesë përherë dhe të krijojnë dëshirën për ti vizituar përsëri.

Në jugë të Tepelenës, pranë fshatit Lekël, një degëzim i rrugës nacionale Tiranë-Gjirokastër drejt lindjes, të çon për në Përmet. Pasi kalon urën e Dragotit, rruga hyn në luginën e lumit Vjosa, i cili është një nga lumenjtë kryesorë të Shqipërisë. Ndërtimi i pellgut ujëmbledhës të këtij lumi, i shoqëruar me vegjetacion të dendur dhe të larmishëm, strukturat e bukura dhe të komplikuara

gjeologjike gëlqerore, kanë bërë të mundur që Vjosa të përmendet me admirim dhe simpati për vlerat e veçanta e të larta estetike natyrore, si një ndër lumenjtë me peisazhet gjeografike më piktoreske dhe më të bukura të gadishullit Ballkanik. Gjeologjia dhe dinamika e saj, struktura e rrjetit lumor dhe klima kanë kushtëzuar morfologjinë e lumit Vjosa dhe të basenit të tij. Rruga drejt Përmetit gjarpëron në shpatin e djathtë të lumit Vjosa, gjatë luginës me pamje mahnitëse, nëpër grykën e Këlcyrës, e cila fillon pranë Mezhgoranit e vazhdon deri në Këlcyrë. Fillon pranë Mezhgoranit, ku krisi pushka për liri dhe ra heroikisht komandanti partizan Asim Zeneli. Këtu, lumi Vjosa ndërpret në mënyrë tërthore vargmalet gëlqerore, duke formuar grykën qindra metra të thellë dhe me gjatësi 13 km. Gryka ka pamje kanioni të thellë dhe shpate pothuajse vertikale dhe nëpër të cilën madhërishëm rrjedh Vjosa. Lugina është e ngushtë dhe me pamje mahnitëse, pasi kalon nëpër male shumë të lartë, siç është maja e Golikut në jugë të lumit (1722 m) dhe maja e Trebeshinës (1922 m) në veri. Në jugë të lumit Vjosa, përfundon Mali i Lunxherisë dhe në veri të lumit, në të njëjtin drejtim lartësohet Mali i Shëndëllisë. Në lindje të tij shtrihet Mali i Trebeshinës. Në të dy anët e shtratit të lumit shtrihen terracat e Vjosës, që i japin luginës dhe shtratit të sotëm të lumit një pamje fantastike.

Disa pika të këndshme turistike në grykën e Këlcyrës, japin mundësi prehëse nga ky udhëtim maramendës nëpër këtë grykë, i cili përfundon në qytetin e vogël të Këlcyrës. "Uji i zi" buron nga masivi karstik i Trebeshinë-Dhëmbel-Nemerçkë. Përgjatë një distance prej rreth 3 km në këtë zonë, dalin me dhjetra burime të fuqishme nëntokësore. Në këto qendra, nën hijen e rrapeve shekullorë buzë Vjosës rri e sodit një pejsazh me bukuri të jashtëzakonshme. Aty të mirëpresin dhe të ofrojnë gjellët karakteristike, që pasi ti shijosh, do ti kërkosh përsëri. Në Këlcyrë, Vjosa ndërron drejtim dhe bashkë me të edhe rruga automobilistike, e cila kthehet drejt jugë-lindjes, deri në Përmet. Në këtë sektor, Vjosa rrjedh rrëzë shpatit lindor të Melesinit shapkëbardhë dhe Nemërçkës me cirqet akullnajore shekullore. Lugina bëhet më e gjerë dhe më e lulëzuar.

Kushtet e mira natyrore kanë favorizuar një banim intensiv dhe të pandërprerë, që zë fill nga prehistoria. Në të majtë të rrugës, drejt veriut, shtrihet krahina e Dangëllisë, që siç shpjegon Sami Frashëri Dangëlli do të thotë Malësi, ku ndodhet fshati i mirënjohur Frashër, i vendosur rrëzë malit të Kokojkës 1549 m i lartë në perëndim dhe shkëmbit të Golikut dhe majës së Qelqëzës 1667 m e lartë në lindje. Në këtë panoramë me pamje përrallore shtrihet Frashëri, ku lindën vëllezërit e shquar Frashëri: Abdylit (1839-1892), një nga ideologët e Rilindjes Kombëtare dhe një nga udhëheqësit kryesorë të Lidhjes së Prizrenit, Naimi (1846-1900), poet i madh i Rilindjes Kombëtare, bilbili i gjuhës shqipe, që ne flasim dhe shkruajmë sot dhe Samiu (1850-1904), ideologu, dijetari, shkrimtari dhe publicisti i madh.

Formacionet gëlqerore në Dangëlli, nën veprimin e forcave gjeologjike kanë formuar male të lartë, me kreshta madhështore, si maja e Golikut, mali i Miçanit, dhe më tej Tomorri madhështor i bekuar. Formacionet flishore kanë krijuar mundësi që ujërat e përrenjve malorë të skalisin lugina të thella të tyre, por edhe shpate të butë malorë të mbuluar me pyje dhe midis tyre lëndina të praruara. Naimi i Madh u frymëzua se lindi dhe u rrit në këto vende me bukuri magjepëse, që aqë bukur i këndoi Shqipërisë, si asnjë tjetër dhe e dashuroi me gjithë shpirt. Me ujin e kulluar të burimeve dhe aromën e luleve të malit u rritën edhe Abdyli dhe Samiu, po edhe dhjetra, qindra mëmëdhetarë të Dangëllisë dhe krahinave të tjera Përmetare. Në këto kushte u krijua dhe u zhvillua dukuria Frashëri. Kjo natyrë mahniti edhe luftëtarin patriot Mihal Grameno kur kaloi nga Frashëri dhe e bëri të shkruajë vargjet lapidar:

“Si ty o Vithlehem e Mek’ e Arabisë
Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishterisë
Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë
Tek është lindur Naim Beu zemr’ e Shqipërisë”

Në Frashër ka dy monumente historike: shtëpia muze e vëllezërve Frashëri dhe Teqeja, që ka qënë seli e degës së Lidhjes së Prizrenit për jugun e Shqipërisë. Dhe të dy këta monumente ndodhen në

vendet më të bukura të Frashërit, Muzeu në qëndër dhe Teqeja në shpat të Kokojkës nga soditet gjithë Frashëri e për tej.

Duke shkuar për në Frashër, rruga malore gjarpëron anash kanionit shumë të thellë të Kamenckës, me shpate gëlqerore vertikale, i cli është një kanion mahnitës dhe marramendës. Më sipër, rruga kalon nëpër parkun kombëtar të “Bredhit të Hotovës”, që është një pyll madhështor me bredhë, i rrallë dhe i pa parë për nga bukuria.

Por natyra e bukur rrethon Frashërin dhe Dangëllinë si një gjerdan margaritarësh. Në anën e majtë të luginës së Vjosës, buzë lumit dhe në këmbë të malit të Dhembelit ndodhet qyteti i vogël i luleve dhe njerëzve mikpritës, punëtorë, atdhetarë e të kulturuar, qyteti i Përmetit. Ai është qendra e krahinës dhe dallohet për pastërtinë dhe rregullin, për parqet dhe lulet e shumta, për prodhimin e verës, rakisë dhe reçelrave (glikove) nga më të ndryshmet, si dhe për sazet popullore, të njohura në të gjithë vendin dhe jashtë.

Tek Ura e Katiut në lumin e Lëngaricës, pranë fshatit të mirënjohur të Bënjës, 7 km larg Përmetit, ndodhen burimet gjeotermale. Këto ujëra dhe avulli në burimin e malit të Postenanit, pranë Leskovikut vijnë nga thellësia nëpër çarje të strukturës gjeologjike gëlqerore. Burimet e Bënjës janë gjeomonumenti më i njohur i krahinës. Këto banja njihen qysh në lashtësi dhe vetë emri i fshatit ka prejardhje nga fjala “banja”. Në këto burime mund të ngrihet qëndër gjeotermale turizmi dhe kurimi i nivelit europian.

Me fjalë dhe shkrime është vështirë të paraqitësh bukuritë e krahinës së Përmetit dhe të Dangëllisë, të tregosh për monumentet e natyrës së tyre. Vetëm një vizitë, një udhëtim nëpër krahinë dhe do ta mbani mend për gjithënjë, do të dëshironi të riktheheni atje. Është malli për vendin ku ke lindur ti ose të parët e tu, që sjellin në Frashër kaqë njerëz çdo vit. Ky është aspekt i dukurisë Frashëri, zjarrin e të cilës me aq përkushtim e mbajnë ndezur frashërllinjtë e moshuar dhe ata të rinj, si edhe me aqë përpjekje dhe kujdesje edhe Komuna e Frashërit, të cilën e falenderojmë me gjithë shpirt, që na nxit dhe krijon kushtet për të na mbledhur këtu në këtë ditë të bukur të Naimit.

Dhe këtë kumtim dua ta përfundoj me mësimin e Naimit të Madh:

*Njeriu të shpërdoronjë!*

*Gjuhën e Mëmëdheut!*

*Q’ësh’ e bukur e zonjë!*

*Gjuhën e Skënder-beut!*

*Oh e madhe mëkatë!*

*……………………………………*

*Edhe bilbili vetë*

*Shqip të flasë*

*Edhe vetë Perëndija,*

*Edhe Zot’ i vërtetë,*

*Dh’e tërë gjithësia*

*Këtë gjuhë do të ketë*

*Këtë edhe Shqipëtari,*

*Shpirt – madhi, punë-mbari.*

Tiranë, më 17 prill, 2010

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**RRUGA PËR TEK ABDYLI, NAIMI DHE SAMIU ESHTË RRUGË KOMBI, MOS E HARRONI RRUGËN E FRASHËRIT**

Tiranë, më 4 mars, 2010

**Dërguar Këshillit të Ministrave të Shqipërisë.**

Ndërtimin dhe rregullimin e rrugëve rurale, të programuara nga Qeveria e vlerësojmë dhe e përshëndesim si një kontribut me vlerë për zhvillimin europian të Shqipërisë. Ne, një grup intelektualësh, e pamë të arsyeshme t'u drejtohemi Ju sepse na befasoi mos përmendja në masmedia të rrugës nga Piskova (në rrugën nacionale Këlcyrë-Permet) deri në-Qendrën e Frashërit midis listës së rrugëve rurale të tjera.

Shqiptarët, në të gjithë hapësirën ku jetojnë, së toku me a. b, c-në mësuan edhe vargjet flamur të Naimit: "Ti Shqipëri me ep nderë, më ep emrin shqipërtar/Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr/…". Patrioti Mihal Grameno, i penës dhe i pushkës, për Frashërin thurri vargjet lapidar "Si ty o Vithlehem e Mek' e Arabisë/ Ku janë lindur Muhamet e Krishti i Krishtërisë/ Për mua është Frashëri vënd i Perëndisë/ Tek është lindur Naim Beu zemr' e Sqhipërisë/….". Këto na bëjnë ne që të ngremë me shqetësimin më të madh domosdoshmërinë e rregullimit në rrugës së Frashërit, për ta bërë atë në normat e sotme të vendeve të qytetëruara, të cilët vlerësojnë të shenjta vendet histrorike, siç është Frashëri për ne.

Shqipëtarët duhet ta kenë për nder, ndërsa organet shtetërore për detyrë që të ruajnë Frashërin dhe vendet e tjera historike, se pa to nuk ka histori, pa histori nuk ka komb dhe pa kombin shqiptar nuk ka Shqipëri!

Për këtë arësye, Komuna e Frashërit dhe një grup intelektualësh u drejtuan organeve më të larta të shtetit, më ……………2009, me apelin

" **Frashëri po braktiset, po rënohet, po çpopullohet, po harrohet…po humbet…Nuk duam ta lëmë kështu Frashërin… Bashkërisht ta shpëtojmë, ta ruajmë dhe ta zhvillojmë.** Dhe u propozua programi që Frashëri të kthehet në një qendër të turizmit- histori dhe muzeal, si edhe të turizmit rekreativ-shëndetësor. Në këtë program, krahas të tjerave, u ngrit edhe nevoja e rregullimit të rrugës.

Në komunën Frashër punohet në vazhdimesi për ruajtjen e traditave të shquara atdhetare: Përvjetorët e lindjes dhe te vdekjes së Abdylit, Naimit, Samiut, dhe të patriotëve të tjerë janë kthyer në Frashër në festa të komunës, të rrethit Përmet, të Qarkut Gjirokastër e më gjerë, duke zhvilluar veprimtari shkencore e kulturore në rrafshin kombëtar. Janë me dhjetra edhe pjesëmarrësit nga Kosova në këto veprimtari. Në kushtet e një rrugë të mirë pjesëmarrja do të jetë më e gjerë dhe veprimtaritë do të shtrihen gjatë gjithë vitit.

Ne u drejtohemi me bindjes se do të ndani shqetsimin tonë dhe do të krijoni kushtet që të zhvillohet Frashëri si një qendrës historike muzeale e turistike, që të mos humbasë ky vend i shenjtë i kombit shqiptar. Dhe kjo le të fillojë me rrugën gjate vitit 2010.

Ne jemi të gatshëm për bashkëpunimin me institucionet shtetërore dhe të punojmë me tërë përkushtimin tonë për zgjidhjen sa më të mirë e sa më të shpejtë të Çështjes së Frashërit.

Me respekt

Tomor KOTORRI, Kryetar i Komunës Frashëri,

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI, Gjeofizik

Ibrahim TOSHKËSI, Kryetar i Shoqatër Atdhetare Kulturore PËRMETI

Xhemal DAUTI, Kryetar i Shoqatër Atdhetare Kulturore Dangëllia

Prof. Dr. Muharrem FRASHËRI, Kimist

Kastriot BEZATI, historian e muzeolog

Akademik Neki FRASHËRI, Mathematikan

Prof. Dr. Rushan LIÇO, Gjeofizik

Prof. Dr. Mit'hat SANXHAKU, Fizikant

Akademik Eduard SULSTAROVA, Sizmolog

Akadmeik Muzafer KORKUTI, Arkeolog

Akad. Asoc. Emin RIZA, Historian arkeolog

Akademik Salvatore BUSHATI, Gjeofizik

Akademik Xhevahir SPAHIU, Poet

Akademik Floran VILA, Fizikant

Prof. Dr. Xhemil FRASHËRI, Historian

Nuri DRAGOJ, Gazetar

Dritëro AGOLLI, Shkrimtar

Prof. Dr. Stilian ADHAMI, Historian

Akademik Gudar BEQIRAJ, Kryetar i Akademisë së Shkencave e Shqipërisë

## "NGRITJA E QËNDRËS SË REKREACIONIT PËR SËMUNDJET PULMONARE NË FRASHËR"

**PROJEKT PROPOZIM**

Vendi: FRASHËR

**Qëllimi dhe parashtrimi i propozimit**

Komuna e Frashërit duke vlerësuar potencialet natyrore të Frashërit, klimën e shëndetëshme malore, midis pyjeve të bredhave e pishave, mundësitë ekzistuese, propozon që të ngrihet një qendrër rekreacioni për sëmundjet pulmonare, etj. me karakter mbarë kombëtar. Për hartimin e projektit Komuna aktivizoi një grup vullnetarësh të përbërë nga: Prof. Dr. Alfred Frashëri- drejtuesi shkencor, Prof. Dr. Niko Pano- për klimatologjinë, Prof. Dr. Jul Bushati- për mjekësinë, Prof. Dr. Hajri Haska- për vegjetacionin. Grupi koordinonte punën me kryetarin e Komunës Tomor Kotorri për pjesën organizative dhe të investimeve të nevojshme për të realizuar projektin.

Ky propozim mbështetet jo vetëm në kushtet natyrore të vendit, por edhe në ato historike, të këtij fshati lapidar që nxorri tre kolosët e Rilindjes Kombëtare dhe shumë personalitete të mëdhenj të atdhedashurisë, të kulturës dhe artit, me kontribute të shquara për Shqipërinë. Si pasojë e migracionit, aktualisht në Frashër banojnë vetëm disa familje.

Komuna e Frashërit dhe komuniteti i Dangëllisë, bota akademike dhe e kulturës, vlerësojnë dhe kanë për qëllim që Frashëri të ringjallet dhe transformohet në një qendër të ekoturizmit kulturor e patriotik, siç bëjnë të gjithë kombet e shtetet e kulturuar. E kombinuar me këtë do të ishte me shumë vlerë dhe e dobishme ngritja e qendrës kombëtare për rekreacionin e njerëzve të sëmurëve.

Për të zvogëluar investimet e nevojshme, për këtë qëllim mund të shfrytëzohet godina dykatësh e shkollës së mesme, e cila aktualisht nuk funksionon, duke i bërë asaj ndryshimet dhe rregullimet përkatëse.

Më poshtë po parashtrohen të dhënat e duhura natyrore dhe ekonomike.

**Frashëri dhe kushtet fiziko-gjeografike**

Frashëri është një fshat fenomen, është një dukuri e veçantë jo vetëm natyrore por edhe sociale, e rrallë në botë. Kështjellë natyrore, Frashëri vendoset në lartësinë 1050 m mbi nivelin e detit, i rrethuar me qafa dhe maja të larta malesh. Me një histori mbi 500 vjeçare, Frashëri ka nxjerrë si asnjë vend tjetër patriotë e burra shteti, si edhe njerëz të shkolluar të profesioneve të ndryshme. Nga Frashëri kanë dalë tre kolosët e Rilindjes Kombëtare Abdyl, Naim dhe Sami Frashëri………………………………………………

1. Për ristrukturimin e godinës së shkollës dhe ngritjen e Qendrës së Rekreacionit të shëndetit, në një vend me klimë malore dhe bukuri natyrore të mëdha.

2. Për rregullimin dhe ristrukturimin e Muzeut të vëllezërve Frashëri.

3. Për rregullimin e qendrës së fshatit Frashër.

4. Për mirëmbajtjen e rrugës Kosinë-Frashër.

5. Për promovim dhe informim të komuniteteve.

Komuna e Frashërit me idetë kryesore të këtij projekti, me anën e një letre të dërguar Presidentit të Republikës Z. Bamir Topi, Kryeministrit Z. Sali Berisha dhe Kryetares së Kuvendit Z. Jozefina Topalli, si edhe të mbështetura nga një grup intelektualësh, bëri apelin: "*TË SHPËTOJMË FRASHËRIN NGA SHUARJA E KUJTESËS SË HISTORIES*". Kjo letër, e firmosur nga Tomor Kotorri, Kryetari i Komunës u mbështet edhe nga intelektualët e më poshtëm:

Alfred Frashëri- Profesor Doktor

Selman Mato- Shkrimtar

Xhevahir Spahiu- Akademik, poet

Albert Frashëri- Profesor Doktor

Sabri Godo- Politikan, shkrimtar

Rushani Liço- Profesor Doktor

Dritëro Agolli- Shkrimtar

Panajot Boga- Profesor Doktor

Aleksandëe Peçi- Kompozitor

Neki Frashëri- Akademik

Nuri Dragoi- Publicist

Bahri Myftari- Shkrimtar

Floresha Dado- Akademike

Avni Mula- Kompozitor

Teki Biçoku- Akademik

Kastriot Bezati- Historian

Nuri Çuni- Studiues

Si edhe u botua në gazetën Republika të datës 1 shkurt 2010.

## ORGANI RUAJTJES SË NENTOKËS KA HUMBUR PËRFUNDIMISHT

Nga Albert Zholi

Prof. Dr. Alfred Frashëri është një nga intelektualët që është marrë gjerësisht me studime në fushën e gjeologjisë. Ai në këtë intervistë për pasuritë e shumta të nëntokës shqiptare, mbi ngritjen e qyteza të reja në vendet me minerale, përse është lënë sot pas dore gjeologjia dhe shkaqet e aksidenteve të mëdha që ndodhin sot në minierat shqiptare.



***Z. Alfred mund të na thuash për lexuesin se çfarë rezervash nëntokësore ruan nëntoka shqiptare?***

Nëntoka e Shqipërisë ruan në gjirin e vet pasuri minerale të shumta dhe me vlerë të madhe. Këtë e dëshmojnë vendburimet e naftës dhe të gazit: Patos-Marinza, Kuçova, Kallm-Vëri-Bubullimë-Kolonjë, Viskokë, Ballsh-Hekal, Cakran, Gorisht-Kocul, Amonicë, Delvine, Finiq-Krane dhe të gazit Divjakë, Ballaj, Frakull, Povelçë, Currila-Durrës, etj. Në Hartën Metalogjenike të Shqipërisë paraqiten 1189 objekte të 48 lloje mineralesh të dobishme: kromite metalurgjikë, kromite refraktarë, element të grupit të platinit, hekur, hekur-nikel, nikel, titan, mangan, alumin, bakër, zing, plumb, ar, arsenic, zhivë, toka të rralla, squfur, pirit, pirrotinë, barit, fluorit, magnezit, azbest, talk, pirofilit, olivinite, xham vullkanik, feldshpat, biotit e kuarcite, kaolinë, forsforite, kripë guri, gips dhe anhydrite, trepela dhe argjila, gëlqerorë, dolomite, gurë dekorativë, travertine, rëra, qymyre, torfa, shiste djegëse, bitum, rëra bituminoze, pirobitume, ujëra minerale. Ndër këto lloje mineralesh të dobishme janë: 14 lloje xeherorësh dhe 34 joxeherorë. Midis këtyre të fundit 19 janë minerale joxeherore, 8 minerale industriale dhe material për ndërtim, 6 qymyri, si edhe shumë burime të ujërave dhe ujërave termominerale. Midis tyre ka vendburime të mëdha, mesatarë, të vegjël dhe shfaqje të mineralizuara. Vendburimet e mëdha të kromit: Bulqizë-Batër, Thekna, Lugu Gjatë-10 Korriku, Ternova, Shkalla, Cërruja, Kalimashi, Kam Tropoja, Vlahna, në masivin e Shebenikut-Pogradecit, etj. E renditën Shqipërinë në vendin e tretë të nxjerres së kromit për frymë të popullsisë në botë. Vendburimet e bakrit Rubik, Gjegjan, Munellë, Tuç, Lak-Roshi, Spaç, Kurbnesh, Kaçinar, Karmë, Derven, Perlat, Rehovë, etj. Lejuan të ngrihet industria komplekse e bakrit me cikël të plotë deri në prodhimin e kablove dhe telave. Në vargun e vendburimeve të mineraleve metalore renditen edhe vendburimet e hekur-nikelit dhe te nikelit silikat nga Pishkashi deri në Gurin e Kuq në Pogradec, vendburimet e qymyreve Memaliaj, Krrabë, Mborje-Drenovë, Pretushë, etj. Është vështirë të numurohen vendburmet e mineraleve industrialë si ato të gëlqerorëve, gurëve magmatikë si gabro, olivinite etj, vendburimet e mineraleve jometalorë si azbest, kuarc, kaolinë, etj. Mbi këtë bazë u hapën dhe u vunë në shfrytëzim dhjetra miniera dhe fusha naftë-gaz mbajtëse, u ngrit industria e natës dhe ajo minerare shqiptare.

***Si janë arritur këto zbulime?***

Këto zbulime madhore janë rezultat i punës këmbëngulëse, me përkushtim dhe vetëmohuese e naftëtarëve dhe minatorëve, midis tyre edhe i të dënuarve politikë

që punuan nëpër minierat e vendit, teknikëve, inxhinierëve dhe shkencëtarëve. Janë rezultat i veprimtarisë së gjeologjisë shqiptare dhe të teknikës e shkencës minerare.

***Në sistemin komunist, si ka qenë e vlerësuar gjeologjia shqiptare dhe cili ka qenë niveli Professional i pedagogëve apo referuesve në aktivitete ndërkombëtare?***

Gjeologjia shqiptare ka qenë një nga degët e shkencës dhe teknikës ndër më të përparuarit në vend, e mirënjohur dhe e mirë vlerësuar edhe në vendet e përparuara të Evropës, SHBA, Kanadasë, etj. Për të argumentuar vlerësimin ndërkombëtar të arritjeve të gjeologjisë shqiptare, mjafton të kujtosh për shembull se gjatë viteve nëntëdhjetë (1991-1999), vetëm gjeofizikanët kanë paraqitur në kongrese ndërkombëtare madhorë arritjet e tyre më të mira nëpërmjet 124 referimeve. Një veprimtari të tillë, madje më të madhe e kanë zhvilluar gjeologët. Ky vlerësim duket edhe për bashkëpunimin në dhjetëra projekte të rëndësishme ndërkombëtarë dypalësh dhe shumëpalësh. Kërkimet dhe studimet gjeologjike-gjeofizike-gjeokimike- mineralografike-petrografike-paleontologjike-hidrogjeologike dhe gjeoteknike, etj. të organizuara si një ansambël integral multidisiplinor, shembullor janë vlerësuar nga ekonomia shqiptare dhe bota e njohu efektivitetin dhe rezultatet e punës së saj nëpërmjet burimeve minerale të kërkuara, zbuluara dhe të dhëna për shfrytëzim.

***A ka qenë rentabël gjeologjia shqiptare në sistemin komunist?***

Për të parashtruar efektivitetin ekonomik të lartë të arritjeve të gjeologjisë shqiptare dhe të industrisë shqiptare minerare, të naftës e të gazit mjafton të përmëndet ajo çka shkruhet në Fjalorin Enciklopedik Shqiptar se vetëm në një vit, gjatë periudhës së viteve tetëdhjetë janë nxejrrë 1 milion tonë minerale bakri dhe u prodhua 12.600 tonë bakër blister, 960 mijë tonë kromite, 1 milion tonë hekur-nikel, 2 milion tonë qymyr guri. Vetëm nga industria e bakrit dhe e kromit ekonomia shqiptare pati të ardhura rreth 120 milion USD në vit. Nxjerra e naftës arriti maksimumin deri 2.250.000 tonë/në vit. Deri në fillimin e viteve nëntëdhjetë, nga këto industri janë nxjerrë gjithsej rreth 49,5 milionë tonë naftë afro 12 milion metër kub gaz natyror, 20 milion tonë mineral bakri, 21 milionë tonë kromite, 18 milion tonë hekur-nikel, 47 milion tonë qymyr guri. Vetëm mineralet e bakrit dhe të kromit kanë dhënë një vlerë rreth 2,28 milardë USD. Mbi këtë industri u ngritën qyteza të reja dhe u zmadhuan ekzistueset: Bulqiza, Memaliaj, Prenjasi, Laçi, etj. me 5000, 5466 dhe 11.400 banorë përkatësisht. Në këtë industri punonin disa dhjetra mijë punëtorë, teknikë dhe inxhinierë.

***Pse kjo lënie në harresë e gjeologjisë shqiptare në vitet e tranzicionit?***

Për fat të keq, gjatë 18 viteve të këtij tranzicioni, si pasojë e zbatimit e të ashtuquajturës "terapia e shokut", që rezultoi në çuarjen në zero të çdo gjëje që shqiptari kishte ndërtuar me mund, djersë dhe sakrificë, edhe industria e minierave dhe e naftës u shkatërruan, shumica e minierave u mbyllën. Është e trishtueshme të kalosh sot nëpër Bulqizë, Patos a Memaliaj. Këtë fat pësoi edhe gjeologjia shqiptare. Ajo realizonte studimet e veta duke patur dy institute shkencore, një për naftën e gazin dhe tjetri për mineralet e ngurta, ku studionin e punonin specialistët e shkencëtarët e nevojshëm dhe të mire kualifikuar. Ata

ishin të pajisur me teknikën dhe laboratorët e duhur. Nga gjashtë ekipet sizmike të naftës e gazit, të pajisur me teknikën moderne të kohës, sot nuk ekziston asnjë, nuk janë më dhjetëra ekspedita elektrometrike, magnetometrie, gravimetrie për kërkimin e mineraleve të ngurtë, grupet e karrotazhit, etj. Brigadat shqiptare të e shpimit arritën të shponin me sukses puse deri 6700 metra të thellë për kërkimin e naftës dhe të gazit dhe deri 600 mijë metra linear/vit shpime për kërkimin-zbulimin e vendburimeve të mineraleve të ngurta. Sot, edhe disa puse që kryhen, i shpojnë brigada të huaja. Dëmi është i shtetit tonë dhe i ekonomisë shqiptare.

***Studiuesit tanë të gjeologjisë përse nuk kanë hapësirat e nevojshme për studime dhe trajtim të veçantë?***

Një vend që ka pasuri natyrore nuk mund të mos i shfrytëzojë me efektivitet, për të mirën e ekonomisë së vet. Ndonjëri mund të thotë: "Sot, kërkojnë edhe të huajt, sipas lejeve për kërkim dhe shfrytëzim që u jepen, le ti bëjnë ata studimet". Nuk ka miopi më të madhe. Dhe kjo për disa arsye: së pari, shteti duhet të ketë studimet e veta për vlerësimin e burimeve të pasurive natyrore të vendit, midis tyre edhe ato të nëntokës, që me aq bujari natyra i fali Shqipërisë. Kështu do të dijë të orientojë zhvillimin e ekonomisë së vendit, të vlerësojë me saktësi kushtet e dhënies së lejeve për kërkim dhe shfrytëzim, të kontrollojë me efektivitet ruajtjen e nëntokës nga shfrytëzimi barbar i mundshëm nga komuniteti i biznesit të minierave. Së dyti, gjeologjia e një vendi, është si gjuha mëmë e popullit të tij. Sado mirë ta mësojë shqipen i huaji, nuk thotë dot si shqiptari dh, th, xh, q, etj. Dhe ne e marrim vesh menjëherë që është i huaj. Kështu është edhe për gjeologjinë. Njohja e saj, përveç dijeve dhe teknikës, ka domosdoshmëri për vrojtime shumë vjeçare në terren. Aq më tepër kjo për kushtet e Shqipërisë, që ka ndërtim gjeologjik të komplikuar. Përvoja na ka treguar, se edhe specialistit më të kualifikuar të huaj i duheshin disa vite që të arrinte të kuptonte ndërtimin gjeologjik të Albanideve dhe të bënte interpretimet e duhura, dhe kur pas dy tre vjetësh atij i mbaronte kontrata dhe duhej të largohej, ishte larg kësaj arritjeje. Gjeologët shqiptarë e dinë me siguri se disa shpime të dhënë këtë periudhë nga të huajt janë kryer në vende të papërshtatshme. Vërtet paratë e shpenzuara pa rezultat për to janë të kompanisë së huaj, por koha e humbur është e jona, si edhe kur të gjendet vendburimi, në koston e investimeve të bëra për të do të mblidhet edhe kosto e atij pusi, dhe kjo është në dëm të ekonomisë shqiptare.", Kështu vijon analizën në intervistën e dhënë për gazetën "Telegraf", Prof. Dr.Alfred Frashëri.

***Sot janë dhënë me koncesion shumë miniera të vendit tonë. Mendimi juaj për këtë lloj menaxhimi?***

Industria minerare mund dhe duhet ringritur në Shqipëri. Përpjekjet e para janë bërë. Kjo zhvillim do të sjellë edhe ringjalljen e gjeologjisë. Në kushtet e ekonomisë së tregut, edhe industrinë minerare e zhvillon kryesisht sektori privat. Shteti krijon kushtet e përshtatshme ligjore, ekonomike, financiare, sociale për këtë zhvillim. Tashmë, shteti shqiptar ka ligjin minerar, ligjin e naftës dhe të gazit, ligjin e koncesioneve, ligjin e ujit, etj. Këto ligje kanë krijuar bazën ligjore për zhvillimin e industrisë minerare. Janë dhënë leje për kërkim dhe shfrytëzim kompanive të huaja, por edhe atyre shqiptare për naftën dhe gazin, kromin, bakrin, nikel-silikatet, bitumin, çimenton, kaolinën, alabastrin, gëlqerorët e

dolomitet, mermerët, argjilat dhe zhavorre e lumenjve. Sipas të dhënave të Albinvest (http://www.akbn.gov.al/eng/) për periudhën deri në vitin 2008 janë dhënë 738 leje minerare kompanive private të vogla, të mesme dhe shumë të mëdha. Midis tyre 220 janë leje minerare për shfrytëzim të kromit dhe 259 për gëlqerorët. Sipas të dhënave të gazetës Telegraf (datë 4 mars 2009), gjatë vitit 2008 dhe fillimin e 2009 janë licencuar për kromin 15 kompani shqiptare dhe të huaja. Ky numër i madh kërkesash për leje kërkimi dhe leje shfrytëzimi tregon se po rritet interesi i investitorëve vendas dhe të huaj për pasuritë minerare të Shqipërisë dhe kjo është në dobi të ekonomisë së vendit, në të ardhura, në hapjen e vendeve të reja të punës, etj. Por krahas kësaj, ky numër fsheh edhe një dukuri negative. Nëse punonin rreth 80 miniera, madje edhe të ndara në sektorë numri i tyre është më i vogël sesa numri 590 i lejeve për shfrytëzim, që janë dhënë. Kjo tregon se edhe për industrinë minerare mbi zotëron koncepti i "pazarit të tezgave". Kjo është jashtëzakonisht e dëmshme për minatorët, për ekonominë e vendit, ruajtjen e pasurive minerare nga shfrytëzim barbar dhe stimulon infomalitetin. Është detyra e organeve të specializuara të shtetit që të mos lejojnë lulëzimin e këtij tregu se industria minerare nuk është industria e tezgave.

**Arsyet e aksidenteve në punë**: Është e dhimbshme që minierat tona që shfrytëzohen sot, janë kthyer në vende të vrasjeve të minatorëve dhe të jetës së familjeve të tyre, të bonjakërisë së fëmijëve. Këto vrasje aksidentore në dukje vijnë nga shfrytëzimi pa kriter i trupave mineralë edhe në galeri ku ndalohet hyrja nga rreziku i shembjes si pasojë e babëzisë sëronarëve, nga varfëria e minatorëve dhe mos zbatimi i rregullave të teknikës së sigurimit në punë në miniera. Shteti ka për detyrë të mbrojë qytetarët e vet, prandaj duhet me ligj të ndalojë këtë kategori vrasjesh "aksidentale", duke krijuar edhe organizmat përkatëse të specializuara të kontrollit të punës në miniera dhe të zbatimit të rregullave të teknikës së sigurimit. Krahas kësaj, shteti duhet të ruajë me kujdesin më të madh rezervat e pasurive minerare dhe shfrytëzimin e tyre në pajtim me teknologjitë moderne minerare. Organi i ruajtjes së nëntokës ka ekzistuar në Shqipëri, por ai u shkri qysh në vitet tetëdhjetë për ti hapur rrugën shfrytëzimit pa kriter të pasurive minerare. Sot, më shumë se kurrë ky sistem kontrolli i specializuar duhet ringritur dhe i duhet dhënë kompetenca e nevojshme. Të gjithë e dinë që ruhet edhe një baçe me disa pemë, që ruhet një magazinë, një bankë etj. Si mund të lësh pa roje e kontroll pasuritë minerale me vlerë dhjetëra e qindra milionë euro? Sot, nuk gjen asnjë të dhënë se sa minerale nxjerrin secila nga këto kompani dhe sa përfiton shteti shqiptar.

Gazeta TELEGRAF, 30 nëntor dhe 1 dhjetor 2009

## NXEHTËSIA E TOKËS ËSHTË ENERGJI ALTERNATIVE E RINOVUESHME, MIQËSORE ME MJEDISIN, QË DUHET SHFRYTËZUAR EDHE NË SHQIPËRI

Energjia ka shtruar përpara shoqërsë njerëzore një nga problemet më madhore, që krahas gjetjes së burimeve energjetike të rinovueshme gjithënjë e më të mëdha, që ti përgjigjen nivelit të kërkesave aktuale të ekonomisë dhe jetës sociale, të zbatohen teknologji të gjenerimit të energjisë që të ruajnë dhe të mos dëmtojnë jetën e ndotin mjedisin. Sistemet energjetike duhet të jenë integruese. Nxehtësia e Tokës zë vend të rëndësishëm midis energjive të rinovueshme, si ajo e ujit, e rrezatimit diellor, e erës dhe e biomasës.

Komuniteti European ka dhënë direktivën që të shfrytëzohen burimet e energjisë së rinovueshme për të reduktuar varësinë nga lëndët djegëse konvencionale si nafta, gazi natyror e qymyret dhe në të njëjtën kohë, të bëhet presion pë zgjidhjen e problemeve mjedisore, që shkaktohen nga përdorimi i këtye lëndëve. Në Direktivën 2001/77/EC "Përparimi i elektricitetit nga burimet e rinovueshme", paraqitet qëllimi që në vitin 2010 të arrihet që 12% e totalit të konsumit shtëpiak të energjisë dhe 22% e elektricitetit të arrihet nga shfrytëzimi i burimeve të rinovueshme". Në veçanti, Këshilli European i Energjisë Gjeotermale (EGEC), në Staregjinë për vitet 2008-2030 ka rekomanduar prodhimin e elektricitetit nga energjia gjeotermale e entalpisë së ulët. Pjesëmarrja në zbatimin e Platformës Teknologjike të Komunitetit Europian për gjenerimin e elektricietit nga energjitë e rinovueshme do të kontribuojë për bilancin energjetik të vendit.

**Energjia gjeotermale në bilancin botëror energjetik**

Toka është një planet i nxehtë. Llava e vullkaneve dhe ujërat e nxehta të shumë burimeve janë dëshmimtarët më të mirë të nxehtësisë së Tokës në thellësi.

Energjia gjeotermale e teperaturave të larta- mesme përdoret kryesisht për gjenerimin e energjisë elektrike dhe pas kësaj, ujërat më të ftohur përdoren drejtpërsëdrejti në shumë fusha të ekonomisë. Vlerësimi i energjisë gjeotermale botërore tregon se kapaciteti i instaluar gjeotermal për gjenerimin e elektricitetit është 8.912 mega Wat dhe energjia elektrike që prodhohet arrin në 56.708 giga Wat.orë/vit. Kjo energji, si edhe ajo e temperatuave të mesme dhe të utta përdoret drejtpërsëdrejti edhe për ngrohjen e godinave dhe serave, për banja termale në klinika, mjekësore dhe hotele turistike, në procese industriale, për kultivim algash e rritje peshku, etj. Energjia gjeotermale që përdoret në këto drejtime ka patur kapacitet 27.825 mega Wat dhe energjia e përdorur arrin 72.621 giga Wat.orë/vit. Për ngrohjen e godinave ka një kapacitet të instaluar 19.881 mega Wat. Kohët e fundit po gjenerohet elektricitet edhe nga ujërat gjeotermale të temperaturave të ulta, dhe po punohet për të filluar që nga 65$^{o}$C.

**Mbi energjinë gjeotermale në Shqipëri**

Edhe në Shqipëri ka mundësi të mëdha edhe për shfrytëzimin e energjive të rinovueshme, si ajo gjeotermale, e diellit, e erës dhe e biomasave. Në kushtet aktuale të ekonomisë së tregut në Shqipëri, së bashku me transformimet në manaxhimin e sistemit energjetik ekzistues, ka filluar edhe studimi i energjive të rinovueshme. Nëprmjet projekteve të Programit Kombëtar të Kërkim – Zhvillimit, të GEF UNDP, si edhe ato të Komunitetit Europian, janë hedhur hapat e para. Por për ti hedhur sukseshmëm keto hapa dhe në kohën e duhur, është nevojshme që në këtë veprimtari të përfshihet bota e përdoruesve dhe ajo e

biznesit, komuniteti i specalistëve, dhe studentët. Në veçantë duhet të përfshihen edhe institucionet publike si edhe vendim-marrësit, të cilët duhet të krijojnë kushtet e përshtatshme për zbatimet e duhura. Dhe për këtë, është e domosdoshme që të realizohet një shpërndarje sa më e gjerë e dijeve dhe teknologjive moderne për shfrytëzimin e energjive të rinovueshme, midis të cilave edhe të enrgjisë gjeotermale.

Strukturat gjeologjike të Shqipërisë janë bartëse të rezervave të mëdha të energjisë gjeotermale. Në qëndrën e Ultësirës Pranadriatike në Myzeqe, dendësia e fluksit të nxehtësisë ka vlerën 42 $mW/m^2$. Ky fluks ka dendësi që arrin deri 60 $mW/m^2$ në rajonet lindore të Shqipërisë, në brezin e shkëmbinjve magmatikë. Rritja e temperaturës me thellësinë bëhet me gradient gjeotermal rreth 1.87 $^oC/100m$ në rajonin e Myzeqesë, në qëndrën të Ultësirës Pranadriatike. Në rajonet jugore të vendit, gradienti gjotermal ka vlera më të ulta, deri 1.15-1.3 $^oC/100m$. Drejt rajoneve veri-lindore dhe jug-lindore të Shqipërisë, gradienti gjeotermal rritet dhe arrin vlera deri 2.35 $^oC/100m$. Temperaturat luhaten nga një vlerë më e vogel 6.7°C deri 18.8$^o$C, mesatarisht 16.4$^o$C në thellësinë 100 m dhe arrijnë deri 105.8°C në thellësinë 6000m. Në pjesën qëndrore të Ultësirës Pranadriatike, ku ndodhen shumë puse nafte dhe gazi, temperatura arrin deri 68°C në thellësinë 3000m. Rezervat e nxehtësisë në strukturat ku përqëndrohen burimet e ujërave termale arrin deri në 5.1 miliardë giga Zhul (J). Pra, nëntoka e Shqipëtisë ka energji gjeotermale e cila mund dhe duhet të shqytëzohet në dobi të ekonomsë së vendit.

Në Shqipëri ka shumë burime dhe puse të ujrave termale të entalpisë së ulët. Ujërat e tyre kanë temperaturë që arrijnë deri 80.0 $^o$C:

**Burimet dhe puset gjeotermalë në Shqipëri**

| Lloji i burimit | Vendndodhja | Tempe-raturat, [°C] | Kripëra, [mg/l] | Prurja, [l/sek] |
|---|---|---|---|---|
| Burim natyror | Llixha Elbasan, Peshkopi, Bënjë (Përmet), Sarandoporo e Postenan (Leskovik), Kapaj (Mallakastër), Shupal (Tiranë), Tërvoll (Gramsh), Mamurras (Krujë), Shupal (Tiranë). | 21-60 | 0.3-26 | 10-40 |
| Puse të thellë në rajonet | Kozan, Ishëm, Galigat, Bubullimë, Ardenicë, Seman, Verbas. | 29.3-80.0 | 1-19.3 | 0.9-18 |

Këto burime të ujërave termalë ndodhen kryesisht afër thyerjeve tektonike krahinore. Nga puset e thellë, uji termal vjen nga thellësitë (800-3000) nga rezervuarë gëlqerorësh ose ranorësh. Burimet dhe puset termale janë të vendosur në tri zona gjeotermale: Zona e **Krujës**, e **Ardenicës** dhe e **Peshkopisë**. Veç këtyre ka edhe burime të veçantë, në disa zona të tjera.

**Zona gjeotermale e Krujës** është zona me burimet dhe rezervat më të mëdha gjeotermale. Ajo ka një shtrirje të përgjithëshme prej 180 kilometra dhe gjerësi 4-5 kilometra, si edhe ka rezerva të identifikuara $5.9x10^{8}$-$5.1x10^{9}$ GJ. Kjo zonë fillon nga Ishmi në bregdetin e Adriatikut në veri-perëndim të Tiranës dhe vazhdon në jug-lindje në Shijon e Llixhat e Elbasanit, në Holtë e Gramsh, në Bënjë të Përmetit, në Postenan e Sarandaporo të Leskovikut dhe vahdon në Konicë në territorin grek. Zona gjeotermale e Krujës përfaqëson një varg strukturash antiklinale me bërthamë gëlqerore. Nga vrojtimet e kryera në terren, është konstatuar se në kreshtën lindore të malit të Postenanit në jug të fashatit me të njejtin emër në Leskovik ka dy dalje avulli nga toka, çka dëshmon se në Shqipëri mund të gjenden edhe burime të ujërave termalë të entalpisë së mesme, me temperaturë më të lartë sesa njihen deri tani.

**Zona gjeotermale e Ardenicës** ndodhet në Ultësirën Bregdetare të Shqipërisë, në veri të Fierit. Kjo zonë shtrihet në pjesën e Ultësirës Pranadriatike ku kalojnë thyerje krahinore tektonike, si edhe në thellësi ka shtresa me presione mbi normale. Uji fontanon në dy puse të Ardenicës nga shtresat ranore në thellësi, duke patur në sipërfaqe temperaturë rreth 32-38$^{o}$C, dhe prurje 15-18 l/sek, kurse në dy puset e Semanit ka fontanuar ujë me temperaturë deri 80$^{o}$C, njëri prej të cilit tani ndodhet i zhytur në det.

**Zona gjeotermale e Peshkopisë** ndodhet rreth 2 km në juglindje të qytetit të Peshkopisë. Atje ndodhen disa burime pranë njëri tjetrit. Në këta burime, uji buron në shpatin e një lumi. Burimet lidhen me me një zonë të tektonikës shkëputëse të thellë, në periferi të një masivi gipsor. Prurja e disa burimeve arrin deri 14-17 l/sek. Temperatura e ujit arrin deri 43.5$^{o}$C. Kjo zonë vazhdon në krahinën e Dibrës në Maqedoni, ku ndodhen burimet gjeotermale të Kosovrastit dhe të Banijshtes.

Deri tani vetëm disa ujëra të burimeve termale, si ato të Lixhave në Elbasan, Në Bilaj të Fushë Kurjës, të Peshkopisë etj. shfrytëzohen vetëm për kurimin e sëmundjeve të ndryshme. Por ky përdorim bëhet në mënyrë primitive, në lidhje me konceptin dhe si mundësi tekniko-shkencore zhvillimi. Në kushtet aktuale të zhvillimit, kjo është një veprimtari më shumë me karakter filantrop sesa biznesi fitim prurës i mirëfilltë me mundësi të mëdha me përkrahjen e institucioneve dhe organizmave publike të bazuar në Ligjin e Energjisë Gjeotermale, drafti i të cilit është hartuar qysh në vitin 2003 dhe deri më sot nuk ka gjetur shqyrtim e miratim, ligj që e kanë shtetet, përfshirë edhe ata të Ballkanit.









Zonat e burimeve gjeotermale në Shqipëri, temperatura në nëntokën Shqiptare dhe pusi gjeotermal Kozani në Shijon, Elbasan.

**Platformë për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale në Shqipëri**

Temperatura e Tokës filloi të regjistrohej në puset e thellë të naftës dhe të gazit në Shqipëri qysh në fillimin e viteve 50-të nga specialistet gjeofizikë të industrisë së naftës. Ujërat termalë janë studiuar nga hidrogjelogët dhe është bërë kërkim i tyre nga ekipe komplekse hidrogjeologësh e gjeofizikësh të Shërbimit Gjeologjik Shqiptar.
Studimet e mirëfillta për njohjen e regjimit gjeotermal të tokës Shqiptare dhe të resurseve të energjisë gjeotermale janë kryer këto 20 vjetët e fundit nga një ekip i përbashkët i Katedrës së Gjeofizikës së Fakultetit të Gjeologjisë dhe të Minierave, të specialistëve të Institutit Gjeologjik të Naftës dhe të Gazit dhe të Institutit të Gjeofizikës së Pragës në Çeki në kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim dhe të Komitetit Europian. Tashmë janë përpiluar Atlasi Gjeotermal i Shqipërisë dhe Atlasi i Burimeve Gjeotermale të Shqipërisë, të cilët janë përfshirë edhe në dy Atlaset Europiane përkatëse, i cili u botua në vitin 2005, nga

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave dhe Akademia e Shkencave. Ekipi i përbashkët i Fakultetit të Gjeologjisë dhe të Minierave si edhe i Fakultetit te Inxhinjerisë Mekanike, Universiteti Politeknik i Tiranës, hartuan Platformën për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale në Shqipëri, në kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, Uji dhe Energjia (2007-2009), Ministria e Arsimit dhe Shkencës. Kontribut i madh në këtë drejtim ka dhënë edhe Projekti "Shfrytëzimi i energjisë gjeotermale miqësore me mjedisin" në kuadrin e Programit të Zyrës GEF-it të UNDP në Tiranë (2003), i realizuar nga Shoqata "Mbrojtja dhe Ruajtja e Ujërave të Embla dhe Bregdetare te Shqiperisë", në kooperim te ngushte me INIMA, Fakultetin e Gjeologjise dhe të Minierave, Seksionin e Shkencave Natyrore edhe Teknike të Akademisë së Shkencave, me Administratën e Hotel Park në Llixhat e Elbasanit etj.
Aktualisht është shtruar problemi i shfrytëzimit kompleks dhe kaskadë i kësaj energjie të rinovueshme, miqësore me mjedisin, edhe në Shqipëri. Janë vlerësuar edhe drejtimet dhe rrugët që duhen ndjekur.

Në platformën e hartuar, nëpërmet skenarëve të ndryshëm propozohet të realizohet me efektivitet të lartë shfrytëzimi kompleks dhe kaskadë i energjisë gjeotermale në kushtet e vendit tonë, për të patur jo vetëm efektivitet ekonomik të lartë, por edhe për të hapur biznese të reja, të sigurohen vende të reja pune për komunitetin, të jepet ndihmesë në zhvillimin e turizmi ekologjik, si edhe të mbrohet mjedisi.

Shqipëria përfaqëson një vend me potencial real të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët, që mund të shfrytëzohet për qëllime ekonomike. Shfrytëzimi i ujërave termale të burimeve ose të puseve lehtësohet nga fakti se ato përgjithësisht ndodhen në zona të zhvilluara nga ana urbane, si edhe me bukuri të rrallë natyrore.

Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit nënkuptojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por këto ujëra janë zakonisht të rrallë dhe të pakët. Ajo që ka kudo dhe në sasi të mëdha është nxehtësia e shtresave të tokës. Prandaj edhe drejtimi kryesor i përdorimit të energjisë gjeotermale është shfrytëzimi i nxehtësisë së shtresave pranë sipërfaqsore të tokës.

Regjimi gjeotermal i entalpisë së ulët në Shqipëri dhe teknologjitë moderne të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale lejonë shfrytëzimin e energjisë gjeotermale për përdorim të drejtpërdrejtë dhe studimin e mundësisë për gjenerimin e elektricitetit. Me termin përdorim i drejtpërdrejtë nënkuptohet nxjerra e nxehtësisë nga Toka dhe përdorimi i saj në fusha të ndryshme të ekonomisë siç janë:

- Ngrohja dhe freskimi i godinave dhe i serave,
- Hotele turistike me pishina me ujë të ngrohtë mineral dhe të ëmbël, me sauna dhe salla masazhesh e sportive, fusha sporti, etj.
- klinika mjekësore për banjo termale me ujë dhe baltë,
- Ujë të nxehtë për industrinë dhe sanitar,
- Instaime akuakulture: rritje rrasatesh peshku e peshk, si edhe alga e mikroalga për ushqim, pomada mjekësore dhe kozmetikë,
- Tharrje frutash e perimesh,
- Nxjerrje të elementëve kimikë dhe kriprave natyrore.

### a. Ngrohja dhe freskimi i godinave me sistemin "Pus-burim nxehtësie trualli - këmbyes nxehtësie- pompë nxehtësie gjeotermale" (P-BNT- KN-PNGj)".

Sistemi energjetik në Shqipëri po përballet me kërkesën gjithnjë e në rritje të sasisë së energjisë për ngrohjen dhe freskimin e banesave. Qysh tetë vjet më parë konsumi i energjisë elektrike për ngrohje zinte 23.8% të totalit të energjisë elektrike të prodhuar në vend dhe sot është akoma më tepër dhe me kë to ritme do të vazhdojë edhe në të ardhmen. Prandaj, shkuarja qoftë edhe gradualisht drejt zbatimit të normave europiane për ngrohjen e banesave, për të lënë mbrapa ngrohjen vetëm të një vatre nga shqipëtarët në shekujt e varfërisë së tyre, na nxitën të mendojmë për të kontribuar në zgjidhjen e këtij problemi. Çështja bëhet akoma më problemore me përdorimin e naftës e gazit për ngrohje, të cilat veç të tjerash emetojnë në atmosferë sasi të mëdha gazi $CO_2$. Për këtë arsye është me shumë rëndësi shfrytëzimi i energjisë gjeotermale për zgjidhjen graduale të problemit të prefët të ngrohjes në Shqipëri.

Në shumë vende të Komunitetit Europian, SH.B.A, Japoni, etj. bëhen përpjekje të mëdha për të reduktuar përdorimin e karburantit për ngrohje dhe për të kursyer energjinë elektrike. Në këto vende ngrohja dhe freskimi i godinave publike, blloqeve të godinave te banimit dhe të shtëpive të ndryshme të veçanta bëhet duke përdorur Sistemin – pus-këmbyes vertikal nxehtësie-pompë nxehtësie gjeotermale, i cili shfytëzon nxehtësinë e shtresave pranësipërfaqësore ose të ujit nëntokësor, te detit, liqeneve dhe rezervuarëve, për ngrohjen/fesikimin e banesave. Një këmbyes i nxehtësisë, koaksial ose në formë U-je instalohet në shpime 30-150 m të thellë. Uji që qarkullon nëpër këtë këmbyes, ose uji i marrë në shtresa ujëmbajtëse pranësipërfaqësore nxjerr nxehtësinë nga shtresat e Tokës. Këmbyes të shumfishtë instalohen për të ngrohur godina të mëdha ose bllok godinash publike. Nga nëntoka ose rezervuari merret uji, i cili dërgohet drejt përse drejti në pompën e nxehtësisë ujë-ujë. Kur merret uji i detit, për të evituar korrozionin, uji i detit futet në një këmbyes nxehtësie. Pasi kalon në pompën e nxehtësisë ose në këmbyesin e nxehtësisë uji i detit, ai injektohet përsëri në shtresat nëntokësore, ose rikthehet në rezervuarin e ujit.




Sot në botë ka mbi një milion instalime të tilla për ngrohjen e shtëpive private të banimit por edhe godinave me sipërfaqe deri në 160 000 m$^2$, duke patur një koeficient kursimi të energjisë deri në 5. Në 26 shtete në Europë dhe në SHBA, sipas te dhenave jo te plota per vitin 2005 janë montuar 900 mijë instalime BHE-HP, më fuqi 12 kW sejcila, për ngrohjen dhe freskimin e shtëpive-vila, por ka edhe mijëra instalime më fuqi deri 500-1500 kW për ngrohjen e institucioneve dhe të blloqeve të banesave komunale. Në Gjermani aktualisht ka mbi 40 mijë instalime. Në vitin 2005 janë instaluar 6799 pompa gjeotermale nxehtësie dhe vetëm 1526 kondicionerë me pompa ajër-ajër. Shëmbull tipik është edhe Zvicra, ku ka 25 000 instalime, me fuqi të pompës nga 19-40 kW, të cilët shfrytëzojnë nxehtësinë e shtresave pranësipërfaqësore të tokës me temperaturë 10$^{o}$C. Në Austri ka 23 000 instalime, në Suedi 200 000, në Danimarkë 43 000, në Francë

40 000, në USA 600 000 instalime etj. ***Aktualisht këto janë sistemet më moderne, me efektivitetin ekonomik më të lartë dhe konsumin më të vogël të energjisë elektrike, me teknologji më të përparuar miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë më popullore***.

Sistemet me pompa gjeotermale ujë-ujë për ngrohjen/freskuese të godinave po marrin përdorim gjithënjë e më të madh, përfshirë edhe ato të rajonit sepse kjo lidhet ngushtë me tre faktorë: së pari, konsumojnë 4-5 herë më pak energji duke kontribuar në bilancin energjetik të vendit, së dyti, me gjendjen e rezervave të lëndëve djegëse fosile sot dhe për të ardhmen dhe së treti, me zbatimin e Protokollit të Kiotos për reduktimin e emetimit të gazeve serë në atmosferë.

Madje sot është avancuar shumë shfrytëzimi i energjive të rinovueshme për qëllime komunale. Në SH.B.A. ndërtohen „shtëpi me energji zero“, të cilat nuk marin energji elektrike nga rrjeti. Në ato, duke shfrytëzuar nxehtësinë e Tokës, energjinë e diellit dhe të erës plotësohen të gjitha kërkesat për energji elektrike dhe ngrohje e freskim, madje shitet energjia e tepërt. Në Gjermani, Suedi, Danimarkë, Austri janë ndërtuar 15.000 „shtëpitë pasive“, sipas emërtimit të tyre. Në Itali ka filluar ndërtimi i shtëpive të tilla, të quajtura „shtëpitë 100 K“.

Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë zbatimet e para të sistemeve gjaotermale. Impiant i integruar i shfrytëzimit të energjisë diellore me anën e pompës së nxehtësisë u ndërtua në vitet 1990-1993 në Departamentin e Energjetikës, Universiteti Politeknik i Tiranës nga Prof. Burhan Jukniu. Në këtë impiant, uji pasi ngrohej nga paneli diellor deri në temeraturën 27-55 $^0$C (në varësi të stinës), dërgohej në impiantin e pompës së nxehtësisë, e cila bënte të mundur rritjen e temperaturës deri në nivelin prej 60-90 $^0$C të kërkuar nga ana e konsumatorit. Është ndërtuar sistem ngrohës gjeotermal me anën e pompës së nxehtësisë ujë-ujë në shkollën profesionale të Ersekës (Mark, 2005). Por, i pari instalim në godina të mëdha u realizua në Tiranë për ngrohjen dhe freskimin e pjesës ballore dhe katit të dytë të Pallatit të Kulturës Tiranë projektuar nga nje studio në Bari Itali. Dr. Ramadan Alushi projektoi dhe ndërtoi sistemin ngrohës me pompa ujë-ujë të dy kullave binjake në Bulevardin Dëshmorët e Kombit, Tiranë. Instalimi i katërt madhor është bërë për Shkollën Austriake „Peter Mahringer“ Shkodër, projektuar nga MsC. Fatos Tushe. Këto instalime kanë krijuar bazën demonstrative teknike të zbatimit të kësaj teknologjie të re në Shqipëri, krahas edhe bazës shkencore të studimeve gjeotermale.

**b. Banjat termale për qendrat rigjeneruese-shlodhëse dhe klinikat mjekësore**

Shfrytëzimi kompleks i energjisë së ujërave gjeotermale së bashku me energjinë diellore dhe të erës, si edhe në mënyrë kaskade nga temperaturat më të larta deri sa ai të ftohet në temperaturën e ajrit. Në këtë drejtim edhe në vendin tonë, duhet të gjejë zbatim koncepti bashkëkohor që ujërat e nxehta në rradhë të parë duhen të shfrytëzohen për rigjenerim dhe pushimin e njërëzve të shëndetshëm, pa hequr vëmendjen nga kurimi i sëmundjeve.
Për ketë sot në botë janë ndërtuar hotele turistike, me pishina me ujë të ngrohtë pranë burimeve termale, krahas klinikave për kurimin e të sëmurëve. Me salla dhe fusha për veprimtari sportive, masazhe, etj. Për shëmbull në Itali, ka rreth një milion ditë vizita në vit nga turistët në qëndrat gjeotermale. Për zhvillimin e eko-turizmit mund të stimulohet dhe të kreditohet edhe komuniteti lokal për të rregulluar shtëpitë e tyre dhe mjedisin për rreth për të pritur turistë. Në të dy

rastet, komuniteti lokal do të ketë përfitime dhe rritjen e nivelit të jetesës, qoftë duke u punësuar në hotelet dhe duke i furnizuar ata me produkte bujqësore, ashtu edhe duke pritur turistët në shtëpitë e tyre. Por në asnjë rast, nuk duhet ngatërruar ekoturizmi me shërbimin mjekësor në qendrat balneologjike të posaçme.

Ky shfrytëzim kompleks dhe kaskadë do të kontribuojë edhe në ruajtjen dhe mbrojtjen e mjedisit. Aktualisht, ujërat termale derdhen në sipërfaqen e tokës duke patur impakt të madh mbi truallin, ujërat sipërfaqësore dhe nëntokësore dhe mbi biodiversitet. Krahas kësaj, i duhet kushtuar vëmendja e duhur e mbrojtes dhe mirëmbajtjes së pyjeve në zonat e burimeve të ujërave termale, pasi ato kanë ndikim të madh mbi këto burime dhe bukurinë e natyrës, që lidhet me eko-turizmin.

Nga ujërat termale nxirren kripërat dhe mikroelementë të dobishëm. Ujërat e pijshëm minerale mund të industrializohen për tu përdorur nga popullsia. Dhe në Shqipëri ka ujëra të tillë si ato të Bënjës në Përmet, të Sarandaporos në Leskovik, të Ardenicës etj.

Burimet termale janë dukuri gjeologjike të rralla. Për nga vlerat e tyre estetike, mjekësore dhe ekonomike ato duhen mbrojtur dhe ruajtur nga shteti. *Për këtë arsye kemi propozuar që ato të shpallen Monumente të Natyrës Shqiptare***.**

### c. Ngrohja dhe freskimi i serave

Me ujërat termale të nxehta ngrohen sera dhe dhoma tharjesh produktesh bujqësore, kurse me ujërat më të ftohura rriten rasate peshqish, si edhe kultivohen alga, që kanë veti ushqyese shumë të mira, si edhe përgatiten pomada nga më të mirat për kurimin e shumë sëmundjeve të lëkurës dhe për kozmetikë. Sipërfaqet e serave të ngrohura me energjinë gjeotermale janë një investim me përfitime të mëdha, prandaj ato po shtohen nga viti në vit në vende të ndryshme të botës. Energjia gjeotermale për ngrohjen e serave përftohet në disa rrugë:

1. Nga ujërat gjeotermalë që fontanojnë nga puse të thellë ose nga burimet natyrore. Në një territor të gjerë nga Durrësi e deri në Vurg, nga Semani e deri në Kuçovë ka puse që kanë fontanuar ujë gjeotermal, ose mund të ketë shtresa kolektore me ujë me temperaturë të lartë, të cilët mund të riaktivizohen për të marrë përsëri ujë të nxehtë. Në kompleks edhe me pompat e nxehtësisë dhe panelet diellore, uji i këtyre puseve mund të shërbejë për ngrohjen dhe freskimin e serave etj.

2. Duke përdorur sistemin këmbyes vertikal nxehtësie në puse të thellë të braktisur të naftës dhe gazit, duke i kthyer ato në burime vertikale nxehtësie. Ka edhe qindra puse të thellë të naftës e të gazit të braktisur, që mund të studiose për ti kthyer në burime vertikale nxehtësie.

3. Duke përdorur sisteme moderne pus-këmbyes vertikal nxehtësie-pompë nxehtësie gjeotermale. Me këto sisteme sigurohet edhe freskimi i serave gjatë verës, kur si pasojë e stresit termik bimët nuk kultivohen, duke zgjatur periudhën e funksionimit të serës.

Shfrytëzimi kompleks dhe kaskadë i energjisë gjeotermale do të kontribuojë edhe në ruajtjen dhe mbrojtjen e mjedisit. Aktualisht, ujërat termale derdhen në sipërfaqen e tokës duke patur impakt të madh mbi truallin, ujërat sipërfaqësore dhe nëntokësore dhe mbi biodiversitet. Krahas kësaj, i duhet kushtuar vëmendja e duhur e mbrojtes dhe mirëmbajtjes së pyjeve në zonat e burimeve të ujërave termale, pasi ato kanë ndikim të madh mbi këto burime dhe bukurinë e natyrës, që lidhet me eko-turizmin.

Nga ujërat termale nxirren kripërat dhe mikroelementë të dobishëm. Ujërat e pijshëm minerale mund të industrializohen për tu përdorur nga popullsia. Dhe në Shqipëri ka ujëra të tillë si ato të Bënjës në Përmet, të Sarandaporos në Leskovik, të Ardenicës etj.

Zhvillimi dhe mirëadministrimi i përdorimit të energjisë gjetermale bëjnë domosdoshmëri miratimin e *Ligji për energjinë gjeotermale*, drafti i të cilit është hartuar në kuadrin e realizimit të një projekti të Programit të UNDP, GEF-SGP qysh në vitin 2003. Në janarin e vitit 2009 edhe Agjencia Kombëtare e Burimeve Natyrore hartoi një draft të këtij ligji. Sa më parë të miratohet ky ligj, aq më shpejt krijohet baza ligjore për shfrytëzimin e kësaj energie të rinovueshme, pa të cilën nuk mund të priten zhvillimet e duhura në këtë fushë.

***Vlerësime lidhur me efektivitetin ekonomik të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale***

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme, veçanërisht më kushtet e krizës energjetike që po kalon vendi. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërore ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me qymyr. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e bisnesmenëve që tregëtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Edhe biznesmenët që realizojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistët që punojnë për ta është e domosdoshme, që pas vlerësimit të përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe freskuese me kondicionerë ajër-ajër,ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira në consumi e energjisë, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonmisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, do të ndodhen përpara faktit që sistemet moderne do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga Greqia, Maqedonia, Serbi-Mali i Zi, që kemi fqinjë, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh.

Kosto e investimit për sistemet e ngrohjes gjeotermale luhaten 34-216 Euro/m$^2$ të sipërfaqes së godinës. Kosto më e ulët është në rastet kur si burim nxehtësie shërben uji nëntokësor, për marrjen e të cilit kërkohet të shpohet pus i cekët, në të cilin mund të bëhet edhe ri-injektimi i ujit përsëri në shtresë pasi kalon nëpër pompën gjeotermale. Kosto maksimale del kur burim nxehtësie janë shtresat pranësipërfaqësore dhe për të nxjerrë nxehtësinë kërkohet të shp;ohen puse deri

100m të thellë për të vendosur këmbyesin vertikal të nxehtësisë; sistem i cili është i detyruar të përdoret kur nuk ka ujëra nëntokësor nën ose pranë godinës ku ndërtohet sistemi ngrohës/freskues gjeotermal. Në grafikët e më poshtëm paraqiten shpenzimet për pajisjet dhe konsumin e lëndëve djegëse ose energjisë elektrike për sistemin ngrohës me kaldajë dhe gjeotermal të një godine analoge me atë të Universitetit Fan Noli të Korçës.




*Por, këto shpenzime më të mëdha të bëra për ndërtimin e sistemin gjeotermal, mbulohen shpejt në kohë nga kursimi i fondeve për lëndën djegëse që do të konsumonte kaldajës, e cila ka rendiment 0,8 deri 0,9 ndërsa sistemet me pompa nxeht*ësie *gjeotermale uj*ë-ujë *të* projektuar *kanë koeficient performance 5,4.* Nga analiza e kostos së shpenzimeve kumulative vjetore për konsumin e energjisë elektrike ose të naftës për shembullin e dhënë, për sistemet e ndryshme të ngrohjes rezulton se sistemi ngrohës me kaldajë është sistemi më pak ekonomik dhe jo miqësor me mjedisin. Për ngrohjen vjetore të godinës duhet të shpenzohen 39.960 Euro/vit për blerjen e naftës, ndërkohë që për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor duhet të shpenzohen 8.152 Euro/vit për energjinë elektrike që vë në funsionim pajisjet ngrohëse, pra 4,9 herë më pak. *Prandaj,* ***periudha e vetëshlyerjes së investimeve të mëdha për ndërtimin e sistemit gjeotermal të nxehtësisë është e vogël, që luhatet nga 2 deri 6,8 vite për sistemin që ka burim nxehtësie ujin nëntokësor dhe sistemin me burim shtresat e tokës, përkatësisht.*** Nga analiza e diferencës kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuar ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjisë së konsumuar me sistemet e ndryshme, rezulton se për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor, qysh në vitin e tretë jo vetëm që janë vetshlyer shpenzimet e instalimit të sistemit ngrohës, por fillon fitimi i energjisë ngrohëse të nxjerrë nga nëntoka: për vitin e tretë përftohen 19.213 Euro, shumë që brenda 10 vjetëve arrin deri 257.318 Euro. Në të kundërt, gjatë kësaj periudhe dhjetë vjeçare, për sistemin ngrohës me kaldajë me naftë, duhen të shpenzohen 399.600 Euro.

***Kilowat/ora e ngrohjes për sistemet gjeotermale rezulton 3.45 lekë dhe 5.81 lekë përkatësisht për sistemin me ujë dhe*** 16.9 ***ëmbyes vertikal nxehtësie, ndërsa për sistemin me kaldajë 16.9 lekë, pra 4,9 – 2.9 herë më shtrenjt.***




Përdorimi i këtyre sistemeve, si edhe puseve të braktisur të thellë të naftës dhe të gazit për të ngrohur ujin në thellësi dhe për ta përdorur për sera dhe për dhoma të tharjes së frutave, perimeve dhe lëndës drusore është gjithashtu drejtim me efektivitet ekonomik i shfrytëzimit të energjisë gjeotermale.
Sistemi gjeotermal i ngrohjes/freskimit ka marrë zhvillim të madh në vendet e përparuara, për ngrohjen dhe freskimin e godinave megjithëse ka kosto ndërtimi 30-60 % më të lartë se sa kostua e sistemeve ngrohëse konvencionale, me boiler nafte. Ka disa arsye për këtë:

1) **Konsiderata ekonomike** Instalimet gjeotermale gjejnë përdorim sepse kanë kosto vjetore e energjisë elektrike për vënien në punë të sistemit të pompave shumë më të ulta se sa shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët. Kosto specifike totale vjetore për energjinë ngrohëse është 5.12 Euro/$m^2$ për sistemin gjeotermal, për sistemin me kondicionerë 9.49 Euro/$m^2$, ndërsa 22,07 Euro/$m^2$ për sistement me naftë.
2) **Konsiderata mjedisore**. Sistemi gjeotermal është një sistem mjedisor i pastër që nuk emeton gaze $CO_2$, që shkaktojnë "efektin serë", duke shmangur pagesën e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.
3) **Mbështetje qeveritare**. Për instalimin e sistemit gjeotermal, qeveritë e vendeve te ndryshme japin investime për çdo kWe të pompës gjeotermale të nxehtësisë. Kështu, për shembull, për instalimin e sistemit gjeotermal, qeveria japoneze jep qytetarëve falas një grant prej 200 USD për çdo kW të pompës të nxehtësisë gjeotermale.

Për të hapur këtë drejtim të ri të përdorimit të energjisë gjeotermale i bëjmë apel administratës shtetërore që mbulon problemet energjetike, komunitetit të biznesit si edhe opinionit tekniko-shkencor, për të ndihmuar dhe kontribuar për hapjen e rrugës për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale ngrohje edhe në Shqipëri, si një nga rrugët për zbutjen graduale të problemit aktual të bilancit energjetik të vendit. Të krijojnë mundësi për të bërë ngrohjen e banesave sa më ekonomike dhe sa më mirë. Shteti, me levat e veta ekonomike duhet të stimulojë futjen edhe në Shqipëri të këtyre sistemeve moderne dhe shume ekonomike e miqësore me mjedisin. Komuniteti i biznesit duhet ti njohë dhe të investojë për ndërtimin e sistemeve pus-këmbyes nxehtësie- pompë nxehtësie gjeotermale ujë-ujë, duke

hapur rrugë për biznese të reja, në plan kombëtar. Universitet teknike të shpërndajnë njohuritë për këto sisteme bashkëkohore dhe të bëhen nxitës të zbatimit të tyre në Shqipëri.

Shprehim bindjen se Institucionet Shtetërore dhe ato shkencore të vendit do të japin ndihmesën e tyre për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale dhe në veçanti për përdorimin të kësaj energjie të rinovueshme dhe miqësore me mjedisin për ngrohjen dhe freskimin e godinave dhe në Shqipëri .

Prof. Dr. Alfred Frashëri*, Prof. Dr. Salvatore Bushati**
*Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave
** Akademia e Shkencave

Gazeta **INTEGRIMI**, 27 tetor 2009, pjesa e dyte „Edhe në Shqipëri, nisma pozitive të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale“, Gazeta INTEGRIMI,  20 NëNTOR 2009

# NJË QIND VJET PAS KONGRESIT TË MANASTIRIT.

*"S'mund të ketë Shqipëri pa shqiptarë,*
*s'mund të ketë shqiptar pa gjuhën shqipe,*
*Pa shkronja shqipe e pa shkolla"*
*Sami Frashëri*

Njëqind vjet më parë, nga 14 deri 22 nëntor 1908 u mbajt Kongesi i Manastirit, i cili përfaqëson një veprimtari madhore për kombin shqiptar dhe Shqipërinë. Ne sot e përkujtojmë me nderim e respekt këtë ngjarje, sepse i bëjmë homazh luftës dhe përpjekjeve të patriotëve shqiptarë për kombin dhe gjuhën shqipe.

Mbledhjet në Teqenë e Frashërit në kuadrin e Lidhjes Shqiptare e Prizrenit, me të cilën u bashkua edhe Dangëllia, nën drejtimin e Abdyl Frashërit, krijimi i Komitetit për krahinën e Përmetit me qendër në Frashër, për mbrojtjen e vendit prej aneksimit nga Greqia dhe gadishmëria e 25.000 shqiptarëve të armatosur, që do të luftonin për mbrojten e kufirit jugor të Shqipërisë, përfaqësonin lëvizjen kombëtare në fundin e shekullit të 19-të dhe fillimin e shekullit të 20-të. Për çështjen kombëtare luftuan me pushkë e penë qindra patriotë nga Dangëllia. Patriotët shqiptarë organizuan shoqëri kulturore e patriotike, që punonin për bashkimin e popullit shqiptar dhe për zhvillimin e shkollës e të kulturës shqipe. I pari ishte Klubi i Manastirit me kryetar Fehim Zavalanin. Në pranverën e 1896, në Manastir u themelua "Organizata e fshehtë e Shqiptarëve të Manastirit", anëtarë e të cilit ishin edhe Fehmi Zavalani, nënprefekti Sabri Frashëri dhe profesori i Gjimnazit Shefqet Frashëri. Tashmë, shqiptari ishte zgjuar dhe luftonte, punonte e përpiqej për të fituar të drejtat si komb i lirë dhe i pavarur.

Kongresi i Manastirit u mblodh në kushtet kur i sëmuri i Bosforit dhe qeveritë e vendeve fqinjë kishin rritur agresivitetin ndaj kombit shqiptar. Por në përgjigje, lëvizja kombëtare kishte marë vrull të ri në fillim të shek. 20-të. Në vitin 1908, brenda dy muajsh u formuan edhe klube të rinj. Kryetar i klubit Dituria në Korçë u zgjodh Ymer Zavalani. Patriotët shqiptarë filluan edhe luftën legale për hapjen e shkollave shqip. Më 7 mars 1887 u hap shkolla e parë shqipe në Korçë, që turqit e mbyllën më 1902. Në Frashër funksionte një shkollë e fshehtë shqip nga viti 1899. Për këto shkolla filloi të shtypë libra shtypshkronja "Mbrothësia" e Sofies, etj. Përhapja e shkollave dhe e mësimit të gjuhës shqipe, shtypja e librave dhe botimi i shumë gazetave në shqip në ato vite, solli nevojën e një alfabeti të vetëm, për të krijuar kushtet për arsimimin e popullit dhe zgjimin e ndërgjegjes kombëtare. Në Stamboll, u formua Shoqëria e të Shtypurit të Shkronjave Shqip, nën kryesinë e Sami Frashërit. Në tetor 1879, Abdyl Frashëri nënshkroi "Kanonizma" e shoqatës dhe u vendos një alfabet i përbashkët për shkrimin e shqipes. I madhi Sami Frashëri shkroi: "***Shqipëria është një copë vend nga Evropa edhe shqiptarët janë nga kombet e Evropës, prandaj edhe gjuha shqip duhet të shkruhet me shkronjat e Evropës, do me thënë me shkronja latinisht"***, duke dëshmuar shkencërisht identitetin europian të shqiptarëve. Edhe Ismail Qemali, Pashko Vasa, Konstandin Kristoforidhi etj. kundërshtuan me forcë përdorimin e alfabetit arab për shkrimin e shqipes. U hartua alfabeti që mori emërin Alfabeti i Stambollit, me të cilin u shkruan dhe u botuan shumë libra e gazeta. Mbi të gjitha janë librat për shkollën shqipe: librat e Samiut (Abetarja, Gramatika-Shkronjëtorja, Gjeografia-Dheshkronjë), 11 libra shkollore nga 13 librat e Naimit (Këndonjëtore, Istori e Përgjithëshme, Dituria, etj.), Arithmetika dhe Mirëveti – mësimi moral të Vretos të shtypur nga shoqëritë

“Drita”, “Dituria” të Stambollit (1884-1885), “Drita” e Shahin Kolonjës në Sofie (1901-1908) disa gazetat, etj. Por përdorimi i alfabetit të Stambollit nuk gjeti miratim nga të gjithë. Shtypashkronja të ndryshme, të pajisura vetëm me shkronja latine, ishin të detyruara të krijonin alfabete të veçanta. Prandaj, më 20 mars 1907 gazeta “Kombi” i Bostonit bëri thirrje për njësimin e alfabetit. Në këto kushte, klubi “Bashkimi i Manastirit”, nëpërmjet patriotëve të shquar Fehim Zavalanit, Shahin Kolonja, Teki Selenica, ndërmori nismën për mbledhjen e një kongresi. Kongresi u mbodh më 14 nëntor në Manastir, në shtëpinë e Fehmi Zavalanit, ku kishte selinë edhe klubi “Bashkimi”. Kjo nismë gjeti miratim në të gjitha trevat shqiptare dhe jashtë tyre. Krahas atdhetarëve të shquar Bajo Topulli, Çerçiz Topulli, Gjergj Fishta, Luigj Gurakuqi, Mihal Grameno, Ndre Mjeda, Shahin Kolonja, Themistokli Germenji, etj. Në Kongres u rrjeshtuan edhe Mit’hat Frashëri, Fehim Zavalani, Fahri Frashëri, Izet Zavalani, Shefqet Frashëri dhe i ftuar Xhemal Frashëri nga Frashëri dhe Zavalani të Dangëllisë. Mit’hat Frashëri u zgjodh kryetar i Kongresit dhe Fehim Zavalani nënkryetar.

Kongresi u gjend përpara përbërjes heterogjene të delegatëve, ndikimit të dasive fetare e krahinore, si edhe presionit nga telegramet e letrat që kongresi merrte nga krahinat e ndryshme. Në këto kushte, për të mos sjellë përçarje, komisioni i ngarkuar i propozoi kongresit dy variante të alfabetit, të cilat i miratoi dhe vendosi që të mësoheshin dhe të përdoreshin bashkarisht detyrimisht në shkolla. Me kalimin e viteve, u pa se alfabeti me përdorimin e shkronjave dyshe, u paraqit më i lehtë dhe mbeti alfabeti i vetëm, i përbashkët për gjithë shqiptarët.

***Duke vendosur për dy alfabete por që mbështeteshin kryesisht në alfabetin latin, Kongresi i Manastirit ripohoi edhe një herë vendosmërinë e shqiptarëve për të mbrojtur identitetin e tyre kombëtar europian.***

Gjatë përgatitjes dhe zhvillimit të kongresit, krahas alfabetit u diskutua edhe problemi i formimit të një gjuhe të njësuar letrare, që ishte mendimi i intelektualëve atdhetarë, midis të cilëve Aleksandër Xhuvani, Andon Zako Çajupi, etj.

Klubi Bashkimi i Manastirit, e konsideronte gjendjen shumë të favorshme edhe për të realizuar njohjen e kombit shqiptar dhe të kufijve të tij nga qeveria osmane. Për këtë, një pjesë e delegatëve organizuan mbledhje të fshehta, ku shqyrtoheshin çështjet politike lëvizjes kombëtare. Kongresi miratoi një program me kërkesa politike dhe ekonomike ndaj qeverisë turke, të hartuar nga Shahin Kolonja. **Ky program është gjithashtu një nga dokumentet më të rëndësishme të Kongresit**.

Pas Kongresit, nga fundi i vitit 1908 dhe fillimi i vititi 1909, nën ndikimin e vendimeve të tij, vazhdoi përhapja e shkollave shqipe në gjithë anët e Shqipërisë. Tashmë, me punën e rilindasve, lëvrimi i gjuhës shqipe kishte bërë përparime. Samiu shkruante: *“….dhe bariu dhe bujku edhe mjeshtri i mureve të mos jenë të paditur”*. Naimi thuri vargjet lapidar: *“Gjuha e jonë sa e mirë!/ Sa e ëmbël! Sa e vlerë”*. Në tetorin e vitit 1908 shkolla e Frashërit u bë shkollë e rregullt shqip, e para shkollë shqipe në krahinën e Përmetit. Mësuesi i parë i saj ishte sanjollasi Hasan Hoxha. Në janar-shkurt 1909 u ngrit shkolla shqipe në Kakos dhe Selenicë të Frashërit. Më pas u hap shkolla në Kreshovë dhe më 25 mars 1909 në Qeshibesh, për nxënësit e katër fshatrave. Në vitin 1908 u rihapën dy shkollat e Korçës, si edhe u hapën shkolla në qytete të tjera. Deputeti Gani bej Frashëri, vëllai i Mehdi Frashërit, përkrahu hapjen e shkollës “Liria” të Gjorikastrës në vitin 1911. Me interesimin e tij, kjo shkollë ishte e vetmja që u njoh si shkollë shqip me dekret perandorak. Klubi i Janinës dërgoi mësues të gjuhës shqipe në Përmet,

Frashër, Manastir. Krahas shkollave përhapje të gjerë morri edhe shtypi. Me 1909, Nastas Josif Frashëri botoi në "Liria" e Selanikut, një artikull ku kritikonte ata shqiptarë të Selanikut që deshin ta shtypnin gazetën me gërma greke dhe përshëndeti meshën që Noli e mbajti në shqip në Amerikë. Me shkrimet e tyre edhe Arifi Josif Frashëri, Abidin Sadik Shkëmbi, Leonidha Frashëri, Kasëm Frashëri, Fazlli Frashëri etj. kontribuan për çështjen kombëtare. Më 26 shkurt 1910 klubet patriotike të Përmetit dhe Frashërit organizuan një manifestim madhështor në Përmet në mbrojtje të shkronjave shqip.

Vendosmërisë së shqiptarëve dhe përpjekjeve titanike për mbrojten e gjuhës shqipe dhe alfabetit të saj me shkronja latine populli i këndoi:

Që kur doli Abeceja
Doli në shesh mëmëdheja
Abeceja libra jonë
Letrë e shenjtë me kurorë
Gegëri e Toskëri
Ç'umblodhën në Dangëlli
Mexhilisi u bë në Frashër…

Dhe këto vargje flasin më mirë se çdo kumtesë për kontibutin e Dangëllisë për gjuhën shqipe dhe kombin shqiptar.

Dhe vijmë sot, pas 100 vjetëve nga Kongresi i Manastirit dhe me keq ardhje konstatojmë dukurinë e synimit për të bastardizuar fillimisht gjuhën shqipe. Në median elektronike dhe atë të shkruar gjithënjë e më shpesh e më shumë ndesh fjalë të huaja, madje edhe tituj emisionesh e rubrikash. Në emisione nuk përdoren më fjalët shqip, si "pamje e fytyrës" apo "stinë e verës", gjithënjë e më rrallë dëgjon fjalët "përparim", "zbatim", etj. Tabelat e reklamave dhe të dyqaneve janë shumë rrallë në shqip, aq sa po të mos e dish që je në Tiranë apo në plazhin tek shkëmbi i Kavajës, nuk e merr vesh se ku ndodhesh. Në një qind metra të rrugës së Durrësit, në qendrën e Tiranës, gjen vetëm: belle air travel&tours, design, exclusive, magic moda, hair salon, seven fast food, etj. Ka të vetshpallur politikanë, që për të folur dhe mos thënë asgjë e për të mos u kuptuar se ç'duan të thonë, në pesë fjalë shqip thonë vetëm dy. Për fat të keq, edhe nëpër libra shkolle ndeshesh me shumë terma të huaja për të cilat ka fjalë të bukura shqip. Madje edhe shkolla, fakultete e universitete nuk emërtohen shqip. Dukuri të tilla nuk shikon në asnjë vend fqinjë, as me tej nëpër Evropë, ku thënkemi se duam të vemë?! Gjithënjë e më fort dëgjohen zëra kundër drejtshkrimit të gjuhës shqipe, që u zyrtarizua në gjashtëdhjetë vjetorin e shpalljes së pavarësisë. Nuk mirëmbahen e prishen muzeume, aq sa u heqin edhe rojet. Shkatërrohen lapidarë e varreza luftëtarësh. Dhe prandaj më vjen në mendje Konstandin Kristoforidhi, i cili qysh në vitin 1888,shkroi: "*Ndë mos u shkrofë edhe sot mbë këtë ditë nuk do të shkojnë shumë vjet dhe nuk do të ketë më Shqipëri ndë faqe të dheut dhe as nuk do të shënohet më emri i Shqipërisë ndë hartë të botës*". Nuk paska përfunduar lufta për shqipen, që nisën rilindasit e mëdhenj, se lufta për shqipen është lufta për kombin, për fëmijët tanë. Është detyra e jonë sot, që të mbrojmë shqipen, gjuhën e nënës.

Prof. Dr.Alfred FRASHËRI

**Gazeta TELEGRAF**, 12 Dhjetor 2008

## MINIERAT I KANE DHENE VENDIT 450 MILION USD NE VIT

Albert Zholi

I**ntrevista**/Alfred Frashëri: Frashëri është unikal jo vetëm për Shqipërinë sepse nga Frashëri kanë dalë shumë njerëz të mëdhenj, të cilët i kanë shërbyer në shekuj me mish e me shpirt Shqipërisë



***Frashërin e Frasherinjve e kanë lënë në mëshirë të fatit***

Para një jave në ambientet e Muzeut Historik Kombëtar, u promovua libri i Prof. Dr. Alfred Frashëri dhe vëllait të tij Prof. Dr. Neki Frashëri, "Frashëri në historinë e Shqipërisë". Në promovimin e këtij libri morën pjesë shumë personalitete shqiptare të artit, kulturës dhe shkencës, ku midis tyre spikati dhe pjesëmarrja e ambasadorit Egjyptian në Tiranë, Dr. Reffat Ansary, i cili deklaroi mes pjesëmarrësve se e ka origjinën nga Frashëri i Shqipërisë. Mbas promovimit unë munda të zhvilloj një bisedë me njërin nga autorët e librit. Prof. Dr. Alfred Frashëri.

Alfred Frashëri

**CV**
Kam lindur në 1935 në Korçë. Kam kryer Politeknikumin në 1953, kam punuar teknik në naftë deri në vitin 1956. Pastaj kam ardhur për studime në Institutin Politeknik në 1961, ku mbarova degën e gjeologjisë. Pastaj kam punuar në naftë, si kërkues. Jam pedagog në Fakultetin e Gjeologjisë prej 1961. Jam Profesor, Doktor i Shkencave autor i disa librave shkencorë.

**Libra:**
1. Kërkimet elektrometike,
2. Metodat gjeofizike së aplikuar,
3. Përdorimi i metodave gjeofizike për mineralet e dobishme,
4. Monografia e fundit, 2008, (në gjuhën angleze),
5. Kërkimi i mineraleve të bakrit dhe të kromit në Shqipëri,
6. Frashëri në historinë e Shqipërisë.

***Ju lutem mund të na përshkruani ndonjë detaj interesant nga koha për përgatitjen e librit "Frashëri në Historinë e Shqipërisë"***

Libri "Frashëri në historinë e Shqipërisë" është ndërtuar në këtë mënyrë: Së pari kam dashur të tregojë që Frashëri nuk është një fshat i vetmuar, por është një qytezë e ngritur në një krahinë me kulturë të lashtë, me njerëz të mirë, me njerëz punëtorë, me njerëz të ndershëm, siç është krahina e Përmetit. Pra mbi këtë bazë është ngritur dhe është zhvilluar qyteti i vogël i Frashërit, siç thoshte Samiu. Në këtë libër pasi bëhet një panoramë e historisë e trevës së Përmetit dhe të Dangëllisë, përshkruhen bukuritë natyrore dhe pasuritë natyrore të Dangëllisë e të Frashërit, pas kësaj trajtohet fenomeni, ose dukuria Frashëri, siç e kam quajtur unë në libër.

***Ç'është fenomeni Frashëri?***

Frashëri është unikal jo vetëm për Shqipërinë sepse nga Frashëri kanë dalë shumë njerëz të mëdhenj, të cilët i kanë shërbyer në shekuj me mish e me shpirt Shqipërisë, Frashëri karakterizohet nga dëshira për të luftuar, për të mësuar, për të punuar për Shqipërinë dhe në krye të Rilindjes Shqiptare janë tre vëllezërit Frashëri, po në Frashër kjo traditë e madhe e këtyre vëllezërve ka vazhduar edhe më gjatë. Ka vazhduar në kohën kur luftohej për pavarësinë, ka vazhduar edhe në shekullin '20 dhe qoftë para, qoftë pas çlirimit të vendit. Nga Frashëri kanë dalë shumë personalitete të shquara. Në libër përshkruhen të gjithë personalitetet kryesorë në të gjithë periudhën deri në '12-ën, dhe më pas nga '12-'44-ën.

***Në 1912-44, cilët janë disa nga personalitetet kryesore të Frashërit?***

Në 1912 –'44 personalitetet kryesorë klasifikohen në disa drejtime: Janë luftëtar të çetave kundër pushtimit të Shqipërisë nga osmanët, të cilët kanë vazhduar deri në pavarësinë e Shqipërisë me çetat e Çerçiz Topullit, Mihal Gramenos, Bajo Topullit dhe janë shumë Frashëllinjë. Si individ në këtë kohë kam pikasur politikanë si Mitat dhe Medi Frashëri, që kanë qenë persona të shkolluar, me mendje të madhe, por kontradiktorë, e veç këtyre kanë qenë edhe shkencëtarë të tjerë si Refat Frashëri, i dëgjuar, pas vitit 1944 radha e njerëzve të dëgjuar ka qenë edhe më e madhe, mbasi vazhdon me një seri akademikësh: Janë 20 profesorë, 25 doktorë shkencash, mjekë, agronomë, juristë, mësues, të cilët kanë punuar me ndershmëri në të gjitha cepat e Shqipërisë

***Ju mendoni që Frashëri sot është lënë pas dore nga çdo qeveri postkomuniste?***

Po. Kjo është e vërtetë, unë e kam shkruar edhe në libër. Asnjë ministër Kulture (për mos thënë më tepër), nuk ka shkuar në Frashër. Është turp që edhe rojën e muzeut të Frashërit, e kanë hequr, sikur rroga e tij do të përmirësonte buxhetin e shtetit shqiptar. Kjo nuk vjen nga pamundësitë ekonomike, por nga synimi i shumë politikanëve nga të gjitha krahët, (ka mundësi) për t'i "fshirë" nga rrënjët Frashëllinjtë dhe kur them Frashëllinjtë, e kam fjalën për të gjithë intelektualët potentë që ka nxjerrë Frashëri që nga tre kolosët e Rilindjes e gjithë të tjerët që kanë vazhduar. Pra kjo heshtje, indeferentizëm, dhe luftë e heshtur, nuk është e

rastit.

***Atëherë kush janë këto synime dhe nga kush iniciohen sipas jush?***

Unë e kam të vështirë të them se nga kush influencohen, por e them me përgjegjësi, që pushtetarët e të gjithë ngjyrave në Shqipëri kanë bërë të njëjtën gjë në këta 18 vjet për Frashërin. E kanë lënë në mëshirë të fatit.

***Shikojmë që politikanët shpesh herë, marrin vlera intelektuale të jashtëzakonshme, ndërkohë që personalitete të kulturës dhe artit që janë pasqyrë e kombit janë lënë pas dore, ç'mendim keni për këtë?***

S'ka vend për diskutim. Po të flasësh për njerëzit, që kanë kontribute në kulturë, në shkencë, në art vërtetohet se ata janë të lirë, të aftë, nuk mund t'i heqësh dot nga hunda. Nga politika shqiptare kërkohen njerëz që të të shërbejnë me kulturë të verbër, të flenë e të mos dëgjohen. Kërkohen pseudointelektualë, të nënshtruar, pa CV. Prandaj flenë Frashërllinjtë dhe nuk po i dëgjojnë. Prandaj në poste vënë njerëz, pa asnjë meritë veç militantizmit politik apo të një titulli që e kanë marrë pa asnjë meritë.

***Ju vetë keni lindur në Frashër?***

Unë kam lindur në Korçë, jam nga familja e Frashëllinjëve. Puna më ka bërë që të shëtis në të gjitha vendet e Shqipërisë, nga Vermoshi në Konispol dhe nga Durrësi në Bilisht, në Prespë pasi kam punuar në sistemin e gjeologjisë, pra nga profesioni jam gjeolog. Në Frashër kam shkuar me punë. Atje e kuptova unë pse Naimi u bë poet dhe shkroi aq bukur për natyrën, pra ai ka jetuar në vende të bukura. Që të magjepsin. Poezia shumë herë është brenda shpirtit, por kur ka dhe nxitje siç është natyra, ajo gjallon në mënyrën më të shkëlqyer.

***Sa vjet zgjati ky libër?***

Ky libër zgjati tre vjet.

***Ku keni gërmuar për realizimin e këtij libri?***

Unë kam gërmuar në arkivin të shtetit dhe kam lexuar çdo libër, ku përmenden sadopak Frashëri e Frashëllinjtë, kam lexuar shtypin e kohës dhe librat e historisë. Kam takuar shumë Frashëllinjë më tepër këtu në Tiranë, sesa në Frashër.

***Jeni marrë ndonjëherë me politikë?***

Asnjëherë.

***Pse?***

Sepse më ka tërhequr shkenca.

***Mendoni se politika shqiptare deri diku është përgjegjëse për këtë***

***tranicion të zgjatur dhe çfarë i mungon asaj për të çuar në vend impenjimet e popullit?***

Natyrisht për këtë situatë përgjegjëse është politika shqiptare. Asaj i mungon vullneti dhe ndershmëria.

***Kush është problemi më i madh i shoqërisë shqiptare?***

Papunësia dhe perspektiva e paqartë. Drita në fund të tunelit që akoma shqiptarët nuk e shohin.

***Mendoni se shqiptarët kanë hequr dorë nga libri?***

Jo, salla plot sot ishte shumë treguese. Ka një problem sot shqiptarët kanë probleme ekonomike që si lejojnë të blejnë shumë libra, po se i ka ikur dëshira për të lexuar.

***Ju si gjeolog mund të bëni një krahasim, se çfarë ndryshimi ka gjeologjia në kohën e komunizmit me këtë sot, çfarë mund t'i japë ajo ekonomisë?***

Në atë kohë ishte e zhvilluar, aq sa gjeologët në kohën e komunizmit vlerësohen edhe sot nga qendrat kërkimore më të mëdha në botë, i kanë dhënë këtij vendi 450 milionë dollarë vit më vit, sot këto miniera janë mbyllur. Kështu nuk mund të bëhet dot një krahasim, s'ke me kë i krahason.

***Pse ka ndodhur kjo, mos nuk ka qenë rentabël?***

Nuk ka se si të mos jenë rentabël një numër minierash që kanë sjellë të ardhura 450 milionë dollarë në vit dhe nëqoftëse një teknologji është e vjetër, ajo duhet rinovuar nuk duhet mbyllur.

***Miniera të tilla që ka sot Shqipëria a përbëjnë interes për tregun botëror?***

Po. Në kohën kur kam punuar unë toni i bakrit ishte 2400 dollarë maksimumi, tani mund të jetë 5000 e ca, pra dyfish. Të njëjtën gjë mund të themi për kromin, naftën, por ne kemi nxjerrë 2 milionë e 200 ton naftë në vit.

***Ju tashmë jeni kthyer në një libër historiko-letrar, pse i jeni kthyer historisë, mos vallë aty ndjenja njerëzore merr përmasa më reale?***

Po kështu është, kur kam vajtur për herë të parë në Frashër kam parë vende jashtëzakonisht të bukura, është një vend përrallor, jo se nuk ka vende të tjera Shqipëria, por me të vërtetë Frashëri është i veçantë. Pastaj e kupton pse kanë dalë njerëz me mendje aq të ndritur nga ky vend, sepse ka një lidhje mes natyrës ku rron dhe karakterit të njeriut, nuk janë të shkëputura. Pastaj unë i vura vetes një detyrë për të parë si u zhvillua ky Frashëri dhe nga kemi ardhur ne.

***Frashërinjtë në Shqipëri, si intelektualë me vlera të veçanta, patriotë që njerëz të lartë, a e kanë gjetur vendin e merituar në Shqipëri?***

Unë do thosha jo.

***Në qoftë se do t'u jepej mundësia çfarë do të bënit për Frashërin dhe Frashëllinjtë?***

Do të bëja tërë përpjekjet që Frashërinjë të kishin një përmendore vigane, ashtu siç u bën bota shkrimtarëve, poetëve, shkencëtarëve. Do bëja atë që Frashëri të dëgjohej çdo ditë dhe të mos "zhdukej" nga harta e Shqipërisë.

**Gazeta NDRYSHE**, 3.06.2008

Tiranë, më .28 nëntor, 2008

# PROMEMORJE

"**Për përdorimin e sistemeve me pompa gjeotermale ujë-ujë për ngrohjen/freskuese të godinave edhe në Shqipëri**" dhe
2. Sistemet gjeotermale të ngrohjes dhe freskimit të godinave. Monografi, Tiranë 2008,

të cilat janë hartuar në kuadrin e Projektit "*Platformë për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë",* Programi Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim "Uji dhe Energjia" (2007-2009) ju dërguan nga Dekanatet e Fakultetit të Gjeologjisë dhe Minierave, të Fakultetit të Inxhinierisë Mekanike dhe Rektorati i Universitetit Politeknik të Tiranës Kryeministrit të Shqipërisë Z. Sali Berisha, Akademisë së Shkencave dhe Ministrave të Ministrive të Ekonomisë Tregëtisë dhe Energjetikës; Punëve Publike e Transportit; Mjedisit, Arsimit dhe Shkencave; Bujqësisë, Ushqimit dhe Mbrojtjes së Konsumatorit; Shëndetësisë; Agjencisë Kombëtare të Burimeve Natyrore.

Në letrën përcjellëse shprehej bindja se Institucionet Shtetërore dhe ato shkencore të vendit do të japin ndihmesën e tyre që edhe në Shqipëri të hapet rruga për përdorimin e gjerë të sistemeve me pompa gjeotermale ujë-ujë për ngrohjen/freskimin e godinave, të cilët aktualisht po përdoren gjithënjë e më shumë në vendet e ndryshme, përfshirë edhe ato të rajonit, sepse janë sisteme me efektivitet ekonomik edhe konsumojë më pak energji, duke kontribuar në bilancin energjetik të vendit.

**Zhvillimi dhe mirëadministrimi i përdorimit të energjisë gjetermale bëjnë domosdoshmëri miratimin e** *Ligji për energjinë gjeotermale***, drafti i të cilit është hartuar në kuadrin e realizimit të një projekti të Programit të UNDP, GEF-SGP qysh në vitin 2003.**

Sistemet me pompa gjeotermale ujë-ujë për ngrohjen/freskuese të godinave po marrin përdorimi gjithënjë e më i madh në vendet e ndryshme të botës, përfshirë edhe ato të rajonit. Kjo lidhet ngushtë me tre faktorë:

së pari, konsumojnë më pak energji duke kontribuar në bilancin energjetik të vendit,

së dyti, me gjendjen e rezervave të lëndëve djegëse fosile sot dhe për të ardhmen dhe

së treti, me zbatimin e Protokollit të Kiotos për reduktimin e emetimit të gazeve serë në atmosferë.

Për të realizuar këtë zhvillim çdo ditë e më tepër po përsosen teknologjitë e përdorimit të energjive të rinovueshme, duke synuar për teknologji me efektivitet ekonomik të lartë, duke shfrytëzuar energjitë e rinovueshme. Midis këtyre

energjive, të ujit, të rrezatimit diellor, të erës e biomasës, zë vend edhe nxehtësia e Tokës. Strukturat gjeologjike të Shqipërisë janë bartëse të rezervave të energjisë gjeotermale. Regjimi gjeotermal i strukturave gjeologjike në Shqipëri ofron si drejtim kryesor të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale ngrohjen dhe freskimin e godinave, duke shfrytëzuar nxehtësinë e shtresave pranësipërfaqësore të Tokës, me anën e sistemeve moderne dhe më efektivitet të lartë ekonomik "Pompë geotermale nxehtësie-këmbyes nxehtësie-pus". Kilowat/ora e ngrohjes për sistemet gjeotermale rezulton 3.45 lekë dhe 5.81 lekë përkatësisht për sistemin me ujë dhe me këmbyes vertikal nxehtësie, ndërsa për sistemin me kaldajë 16.9 lekë, pra 4,9 – 2.9 herë më shtrenjt.

Për këtë arsye, e pamë të udhës t'i parashtrojmë Këshillit të Ministrave dhe Dikastereve që mbulojnë sektorin energjetik të vendit propozimin për të ndihmuar dhe kontribuar për hapjen e rrugës për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale ngrohje edhe në Shqipëri, si një nga rrugët për zbutjen graduale të problemit aktual të bilancit energjetik të vendit.

Bashkangjitur është Relacioni spjegues mbi shfrytëzimin e energjisë gjeotermale për ngrohjen dhe freskimin e godinave edhe në Shqipëri, si edhe monografia „Sistemet gjeotermale të ngrohjes dhe freskimit të godinave", Tiranë 2008.


Alfred Frashëri, Prof. Dr. (Bashkë drejtues i projektit)

Bashkim Çela, Prof. Dr. (Bashkë drejtues i projektit),
Përgjegjës i Departamentit të Burimeve
të Energjisë, Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave

Prof. Dr.Andonaq Londo, Prof. Dr. Dekan i Fakultetit të Inxhinjerisë
Mekanike

Dr. Ramadan Alushaj, Përgjegjës i Departamentit të Energjisë,
Fakulteti i Inxhinjerisë Mekanike


## RELACION SPJEGUES MBI SHFRYTËZIMIN E ENERGJISË GJEOTERMALE PËR NGROHJEN DHE FRESKIN E GODINAVE EDHE NË SHQIPËRI

Kërkesa për energji për ngrohjen dhe freskimin e banesave është shumë e madhe edhe në Shqipëri. Qysh tetë vjet më parë konsumi i energjisë elektrike për ngrohje zinte 23.8% të totalit të energjisë elektrike të prodhuar në vend dhe sot është akoma më tepër dhe me kë to ritme do të vazhdojë edhe në të ardhmen (Fig. 1, 2).




Fig. 1. Kurba e vazhdueshmerisë vjetore të ngarkesës elektrike pa ngrohje me ngrohjen për vitin 1999 (Energjia elektrike totale e furnizuar 5775 GWh), (Agencia Kombëtare e Energjisë).




Fig. 2. Kërkesat për energji sipas sektorëve të ekonmisë shqiptare
1. Industri, transport; 2- banesa; 3- Shërbime, 4- Bujqësi.

Çështja bëhet edhe më problemore me përdorimin e naftës e gazit për ngrohje, që ka kosto shumë të lartë dhe emetohen sasi të mëdha gazi $CO_2$ në atmosferë.

Burime nxehtësije mund të jenë:

a) Shtresat pranësipërfaqësore deri në thellësinë 100-150 m.
b) Uji nëntokësor, i ngrohur nga nxehtësia e shtresave.
c) Uji i detit, liqeneve ose rezervuarëve.

Nxehtësia nga shtresat e tokës nxirret me anën e këmbyesve të nxehtësisë, të disa tipave. Një këmbyes vertikal i nxehtësisë, koaksial ose në formë U-je, instalohet në shpime 30-150 m të thellë. Fluidi që qarkullon nëpër këtë këmbyes nxjerr nxehtësinë nga shtresat e Tokës. Këto sisteme këmbyesish nxehtësie emërtohen *me qark të mbyllur.* Në Shqipëri, ku këto shtresa kanë temperaturë 5-20°C në këmbyes mund të qarkullojë ujë, sepse nuk ka rrezik ngrirje të tij. Këmbyes të shumfishtë, të instaluar në bateri pusesh përdoren për të ngrohur godina të mëdha ose bllok godinash publike.

Në zona ku përreth godinës ka tokë, mund të përdoret këmbyes nxehtësie i vendosur horizontalisht, në transhe 1-2-1.8m të thellë, i cili mund të ketë forma nga më të ndryshmet. Natyrisht, efektiviteti i këtyre këmbyesve të nxehtësisë, sepse në to ka ndikim të madh ndryshimi i klimës.

Kur shfrytëzohet nxehtësia e ujërave nëntokësore ose e liqeneve e deteve sistemet emërtohen *me qark të hapur.* Nga nëntoka ose rezervuari merret uji, i cili dërgohet drejt përse drejti në pompën e nxehtësisë ujë-ujë. Kur merret uji i detit, për të evituar korrozionin, uji i detit futet në një këmbyes nxehtësie. Pasi kalon në pompën e nxehtësisë ose në këmbyesin e nxehtësisë uji i detit, ai injektohet përsëri në shtresat nëntokësore, ose rikthehet në rezervuarin e ujit.

Sistemet Pus - Këmbyes Nxehtësie - Pompë Gjeotermale Nxehtësie (P-KN-PGjN) për ngrohjen e banesave janë sistemet më moderne, me teknologji më të përparuar, miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë popullore. Në shumë vende të Komunitetit Europian bëhen përpjekje të mëdha për të reduktuar përdorimin e karburantit për ngrohje dhe për të kursyer energjinë elektrike. Burimet vendore të energjisë, siç është nxehtësia e shtresave pranësipërfaqësore janë veçanërisht në fokus, edhe për përparësitë e tyre për mbrojtjen e mjedisit, që lidhen me efektin serë [Chuanshan D etj. 1995, Clauser Ch. 1997, Hofman F etj. 1993, Lund J.W. 1996, Rybach L etj. 2000].

Në nivel botëror, në vitin 2005 kapaciteti i instaluar dhe energjia gjeotermale e përdorur drejtpërdrejtë për ngrohne dhe freskimin e godinave ka patur kapacitet të instaluar 15,723 MWt dhe energia e përdorur ka arritur në 86,673 TJ/vit. Sot në botë ka mbi një milion instalime të tilla për ngrohjen e shtëpive private të banimit por edhe godinave me sipërfaqe deri në 160 000 m$^2$, duke patur një koeficient kursimi të energjisë deri në 4. Në Pasqyrën 1 jepet kapaciteti i instaluar, energjia e përftuar dhe numri i instalimeve në disa shtete të botës (Lund J.W. 2005).

**Kapaciteti i instaluar, energjia e përftuar dhe numri i instalimeve të sistemit ngrohes gjeotermal në disa shtete**

Pasqyra 1

| Vendi | Kapaciteti i instaluar, në MW | Energjia, GWh/vit | Numri i instalimeve |
|---|---|---|---|
| USA | 6 300 | 6 300 | 600 000 |
| Suedi | 2 300 | 9 200 | 230 000 |
| Gjermani | 640 | 930 | 46 400 |
| Canada | 435 | 600 | 36 000 |
| Zvicër | 525 | 780 | 30 000 |
| Austri | 275 | 370 | 23 000 |

Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë zbatimet e para. Është ndërtuar sistem ngrohës gjeotermal me anën e pompës së nxehtësisë ujë-ujë në shkollën profesionale të Ersekës, të propozuar nga misionari fetar amerikan Marku dhe ndërtuar nga një kompani austriake, një impiant i integruar i shfrytëzimit të energjisë diellore me anën e pompës së nxehtësisë, në vitet 1990-1993, u ndërtua nga Prof. Dr. Burhan Jukniu në Departamentin e Energjetikës, Universiteti Politeknik i Tiranës, në të cilin uji pasi ngrohej në impiantin e panelit diellor deri në temeraturën 27-55 $^0$C (në varësi të stinës), për ti rritur temperaturën deri në madhësinë e duhur përdorej impianti i pompës së nxehtësisë, e cila bënte të mundur rritjen e temperaturës deri në nivelin prej 60-90 $^0$C të kërkuar nga ana e konsumatorit. Në Tiranë vjen i pari instalim për ngrohjen dhe freskimin e të dy kullave binjake duke përdorur pompat ujë-ujë, projektuar nga Dr. Ramadan Alushi. Instalimi i sistemit gjepotermal është realizuar nga projektues italianë edhe për pjesën që zë biznesi të Pallatit të Kulturës në Tiranë. Këto instalime kanë krijuar bazën demonstrative teknike të zbatimit të kësaj teknologjie të re, krahas edhe bazës shkencore të studimeve gjeotermale.

Strukturat gjeologjike të Shqipërisë janë bartëse të rezervave të mëdha të energjisë gjeotermale. Në qëndrën e Ultësirës Pranadriatike në Myzeqe, dendësia e

fluksit të nxehtësisë ka vlerën 42-mW·m$^{-2}$ Ky fluks ka dendësi që arrin deri 60-mW·m$^{-2}$ në rajonet lindore të Shqipërisë, në brezin e shkëmbinjve magmatikë. Rritja e temperaturës me thellësinë bëhet me gradient gjeotermal rreth 1.87 $^{o}$C/100m në rajonin e Myzeqesë, në qëndrën të Ultësirës Pranadriatike. Në rajonet jugore të vendit, gradienti gjotermal ka vlera më të ulta, deri 1.15-1.3 $^{o}$C/100m. Drejt rajoneve veri-lindore dhe jug-lindore të Shqipërisë, gradienti gjeotermal rritet dhe arrin vlera deri 2.35 $^{o}$C/100m. Temperaturat luhaten nga një vlerë më e vogel 6.7°C deri 18.8$^{o}$C, mesatarisht 16.4$^{o}$C në thellësinë 100 m (fig. 2)dhe arrijnë deri 105.8°C në thellësinë 6000m.

Regjimi gjeotermal i entalpisë së ulët në Shqipëri lejon shfrytëzimin e energjisë gjeotermale për përdorim të drejtpërdrejtë. Me këtë term nënkuptohet nxjerra e nxehtësisë nga Toka dhe përdorimi i saj në fusha të ndryshme të ekonomisë midis të cilave ngrohja dhe freskimi i godinave dhe i serave është drejtimi kryesor.

## 2. Ngrohja dhe freskimi i serave

Energjia gjeotermale e shtresave në thellësi të Tokës, si edhe uji i nxehtë që përmbajnë rezervuarët gjeotermale po përdoren gjithnjë e më tepër edhe për ngrohjen e serave për prodhimin e perimeve dhe luleve, si edhe për tharjen e frutave dhe perimeve. Janë të famshme serat në Lardarelo të Italisë, ku prodhohen lule ekzotike dhome. Sipërfaqet e serave të ngrohura me energjinë gjeotermale janë një investim me përfitime të mëdha, prandaj ato po shtohen nga viti në vit në vende të ndryshme të botës. Në shtetet përreth Shqipërisë, aktualisht funksionojnë mjaft sera, si: në Greqi 34 ha, Bullgari 22 ha, Maqedoni 62.4 ha, Serbi 10.13 ha, Kroaci 0.25 ha [Andrejevski B dhe Armanski S. 1999, Campioti C. etj. 1999, Koreneos C.J. etj., 1999, Bojadgieva K. etj., 1999, Kralj P. 1999, Arpasi M. etj., 1999, Popovski K. 2003, Popovska S etj., 1999, 2003, Rafferty K dhe Boyd D., 1997]:.

Në Itali, vitet e fundit, në veri të Romës, janë ndërtuar një seri serash demonstrative moderne me përmasa (8 x 30 x 3.70) m dhe (24 x 20 x 3.40) m, të cilat ngrohen me energjinë e ujit gjeotermal me temperaturë 40$^{o}$C dhe prurje 10 l/sek.

Energjia gjeotermale për ngrohjen e serave përftohet në dy rrugë:

1. Nga ujërat gjeotermalë që fontanojnë nga puse të thellë ose nga burimet natyrore,
2. Duke përdorur sisteme moderne Këmbyes Nxehtësie Vertikal në puse të thellë, duke i kthyer ato në Burime Vertikale Nxehtësie [Clauser Ch. 1997, Chuanshan D etj., 1995, Lund J.W. 1996].

Në Ultësirën Prandariatike, si edhe në Zonën Jonike, në një territor të gjerë nga Durrësi e deri në Vurg, nga Semani e deri në Kuçovë ka puse që kanë fontanuar ujë gjeotermal, të cilët mund të riaktivizohen për të marrë përsëri ujë të nxehtë. Ka edhe qindra puse të thellë të naftës e të gazit të braktisur, të cilët mund të ketë shtresa kolektore me ujë me temperaturë të lartë, ose të shërbejnë edhe si burime vertikale nxehtësie. Në kompleks edhe me pompat e nxehtësisë dhe panelet diellore, uji i këtyre puseve mund të shërbejë për ngrohjen dhe freskimin e serave etj. [Frashëri A. etj., 2003].

## HARTA E TEMPERATURES NE THELELSI 100m



Në Ultësirën Prandariatike, si edhe në Zonën Jonike, në një territor të gjerë nga Durrësi e deri në Vurg, nga Semani e deri në Kuçovë ka puse që kanë fontanuar ujë gjeotermal, të cilët mund të riaktivizohen për të marrë përsëri ujë të nxehtë. Ka edhe qindra puse të thellë të naftës e të gazit të braktisur, të cilët mund të ketë shtresa kolektore me ujë me temperaturë të lartë, ose të shërbejnë edhe si burime vertikale nxehtësie. Në kompleks edhe me pompat e nxehtësisë dhe panelet diellore, uji i këtyre puseve mund të shërbejë për ngrohjen dhe freskimin e serave etj. [Frashëri A. etj., 2003].

## 3. Vlerësime ekonomike

Sistemi P-KN-PGjN ka marrë zhvillim të madh në vendet e përparuara, për ngrohjen dhe freskimin e godinave megjithëse ka kosto ndërtimi 30-60 % më të lartë se sa kostua e sistemeve ngrohëse konvencionale, me boiler nafte.

***Aktualisht këto janë sistemet më moderne, me efektivitetin ekonomik më të lartë dhe konsumin më të vogël të energjisë elektrike, me teknologji më të përparuar miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë më popullore***. Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë dy zbatimet e para.

Ka disa arsye për këtë (Aneksi I):

**1. Konsiderata ekonomike** Instalimet gjeotermale gjejnë përdorim sepse kanë kosto vjetore e energjisë elektrike për pompën termike dhe pompën e qarkullimit të sistemit BNT-KN-PGjN shumë më të ulta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët. Kosto specifike totale vjetore për energjinë ngrohëse është 5.12 Euro/m$^2$ për sistemin gjeotermal, për sistemin me kondicionerë 9.49 Euro/m$^2$, ndërsa 22,07 Euro/m$^2$ për sistement me naftë.

**2. Konsiderata mjedisore**. BNT-KN-PGjN është një sistem mjedisor i pastër që nuk emeton gaze $CO_2$, që shkaktojnë "efektin serë", kështu që do të evitohet për pronarin e shtëpisë pagesa e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.

**3. Mbështetje qeveritare**. Për instalimin e sistemit BNT-KN-PGjN, qeveritë e vendeve te ndryshme japin investime për çdo kWe të pompës gjeotermale të nxehtësisë. Kështu, për instalimin e sistemit BNT-KN-PGjN, qeveria japoneze jep qytetarëve falas një grant prej 200 USD për çdo kW të pompës gjeotermale të nxehtësisë.

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme, veçanërisht më kushtet e krizës energjetike që po kalon vendi. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërore ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me qymyr. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e bisnesmenëve që tregëtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Edhe biznesmenët që realizojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistët që punojnë për ta është e domosdoshme, që pas vlerësimit të

përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe freskuese me kondicionerë ajër-ajër,ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira në consumi e energjisë, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonmisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, do të ndodhen përpara faktit që sistemet moderne do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga Greqia, Maqedonia, Serbi-Mali i Zi, që kemi fqinjë, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh.

Sistemet gjeotermalë kërkojnë investim për ndërtim më të madh sesa sistemi me kaldajë, në masën tre deri nëntë herë më të madhe (Fig. 3). Sistemi gjeotermal i cili si burim nxehtësie ka ujin nëntokësor dhe kërkon vetëm dy puse për marrjen dhe injektimin e tij në shtresë, prandaj ka kosto rreth tre herë më të lirë sesa sistemi gjeotermal që si burim nxehtësie ka shtresat e tokës dhe kërkon këmbyes vertikal nxehtësie për nxjerrjen e nxehtësisë nga ato. Ky sistem është i detyruar të përdoret kur nuk ka ujëra nëntokësor nën ose pranë godinës ku ndërtohet sistemi ngrohës/freskues gjeotermal.




Fig. 3. Shpenzimet për pajisjet dhe konsumin e lëndëve djegëse ose energjisë elektrike për sistemin ngrohës me kaldajë dhe gjeotermal.

Legjenda: Seria 1- Sistemi me kaldajë; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e sipërme të tokës; Seria 3- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor.

*Por, këto shpenzime më të mëdha të bëra për ndërtimin e sistemin gjeotermal, mbulohen shpejt në kohë nga kursimi i fondeve për lëndën djegëse që do të konsumonte kaldajës, e cila ka rendiment 0,8 deri 0,9 ndërsa sistemet gjeotermale të* projektuar *kanë koeficient performance 5,4.* Në grafikët e fig. 4 jepen shpenzimet kumulative vjetore për konsumin e energjisë elektrike ose të naftës për ngrohjen e një godine analoge me atë të Universitetit të Korçës, për sistemet e ndryshme të ngrohjes. Duket fare qartë se, sistemi ngrohës me kaldajë është sistemi më pak ekonomik dhe jo miqësor me mjedisin. Për ngrohjen vjetore të godinës duhet të shpenzohen 39.960 Euro/vit për blerjen e naftës, ndërkohë që për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor duhet të shpenzohen 8.152 Euro/vit për energjinë elektrike që vë në funsionim pajisjet ngrohëse, pra 4,9 herë më pak.




Fig. 4. Shpenzimet kumulative vjetore për konsumi e energjisë elektrike ose të naftës për ngrohjen e godinës së Universitetit të Korçës me sistemet e ndryshme: Seria 1- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës; 3- Sistemi me kaldajë.

***Periudha e vetëshlyerjes së investimeve të mëdha për ndërtimin e sistemit gjeotermal të nxehtësisë është e vogël, që luhatet nga 2 deri 6,8 vite për sistemin që ka burim nxehtësie ujin nëntokësor dhe sistemin me burim shtresat e tokës, përkatësisht (Fig. 5).*** Nga grafikët e diferencës kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuar ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjinë e konsumuar me sistemet e ndryshme, duket se për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor, qysh në vitin e tretë jo vetëm që janë vetshlyer shpenzimet e instalimit të sistemit ngrohës, por fillon fitimi i energjisë ngrohëse të nxjerrë nga nëntoka: për vitin e tretë përftohen 19.213 Euro, shumë që brenda 10 vjetëve arrin deri 257.318 Euro. Në të kundërt, gjatë kësaj periudhe dhjetë vjeçare, për sistemin ngrohës me kaldajë me naftë, duhen të shpenzohen 399.600 Euro.




Fig. 5. Grafikët e diferencës kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuara ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjinë e konsumuar me sistemet e ndryshme: Seria 1- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës; 3- Sistemi me kaldajë.

***Kilowat/ora e ngrohjes për sistemet gjeotermale rezulton 3.45 lekë dhe 5.81 lekë përkatësisht për sistemin me ujë dhe me këmbyes vertikal nxehtësie, ndërsa për sistemin me kaldajë 16.9 lekë, pra 4,9 – 2.9 herë më shtrenjt*** (Fig. 6)**.**




Fig. 7. Kosto e 1 kWt për ngrohjen e godinës së Universitetit, për periudhën vetshlyerjes së investimeve.

1. Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor;
2. Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës:
3. Sistemi me kaldaje me naftë.

Përdorimi i këtyre sistemeve, si edhe puseve të braktisur të thellë të naftës dhe të gazit për të ngrohur ujin në thellësi dhe për ta përdorur për sera dhe për dhoma të tharjes së frutave, perimeve dhe lëndës drusore është gjithashtu drejtim me efektivitet ekonomik i shfrytëzimit të energjisë gjeotermale.

## 5. REFERENCAT

Alushaj R. 2005. Projektimi i sistemit ngrohës së kullave binjake, Bulevardi

Dëshmorët e Kombit, Tiranë.

Campioti C., Ginuchi L., Popovska S., 1999: Low-cost geothermal heating technologies heat climatization for protected cultivation in agriculture. International Geothermal days “OREGON ‘ 99”, 10-16 October 1999. Geo-Heat Center, Oregon Institute of Technology, Klamath Falls, Oregon, USA.

Frashëri A., Bakalli F., Doracaj M., 1996: The sources of Geothermal Energy in Albania, First Congress of the Balkan Geophysical Society, 23-27 September 1996, Athens, Greece.

Frashëri A., 1999: Geothermal Energy Areas in Albania. Inernational Geothermal days “OREGON ‘ 99”. Klamath Falls, 10-16 October 1999. Oregon, USA.

Frashëri A., 2001: Outlook on Principles of Integrated and Cascade Use of Geothermal Energy of Low Enthalpy in Albania. 26th Stanford Workshop on Geothermal Reservoir Engineering. 29-31 January, 2001, California, USA.

Frashëri A., 2002: Direction of integrated and cascade use of geothermal energy in Albania. International Seminar: Strategy of sustainable development options for scientific, technologic and cultural collaboration: Reneëable energy and energy saving. Embassy of Italy in Albania, Ministry of Education and Sciences of Republic of Albania. Shkodër 18-19 October 2002.

Frashëri A., Pano N., Bushati S., Malasi E. 2003. Project idea for integrale and cascade direct use of geothermal waters energy. UNDP-GEF SGP Project, Tirana.

Frashëri A., Pano N., Bushati S., Çela B., Islami B., 2003. Project idea for direct use of geothermal energy for greenhouse heating. UNDP-GEF SGP Project, Tirana.

Frashëri A., Pano N., 2003: Outlook on platform for integrated and cascade direct use of the geothermal energy in Albania. EAGE Conference Stavanger 2003. 2-6 June 2003, Stavanger, Norvay.

Frashëri A., Frashëri N., Pano N., Bushati S. 2003: “Earth Heat – an alternative energy in Albania”, a Brochure, UNDP, GEF/SGP Tirana Office Project,

Frashëri A., Beqiraj G., Frashëri N., Pano N., Bushati S. 2003. “Earth Heat – an alternative energy in Albania”, a Videocassette, UNDP, GEF/SGP, Tirana Office

Frasheri A., Çermak V., Doracaj M., Liço R., Safanda J., Bakalli F., Kresl M., Kapedani N., Stulc P., Halimi H., Malasi E., Vokopola E., Kuçerova L., Çanga B., Jareci E. 2004. Atlasi i burimeve gjeotermale në Shqipëri. Botuar nga. Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Tiranë.

Furnadzieva S., Petkov G., Pilarski P., Andreeva R., 1999: Use of geothermal fluids and energy for mass micro algal cultivation (Results from Bulgaria and Greece). International Geothermal days “OREGON’ 99”. Klamath Falls, 10-16 October 1999. USA.

Lund J.W., Freeston D.H., Boyd T.L. 2005. World-wide direct use of Geothermal Energy, 2005. World Geothermal Congress 2005, Antalya, Turkey, 24-29 April 2005.

Lund J.W., Sanner B., Rybach L., Curtis R., Helstrom G., 2005. Geothermal (Ground Surce) heat pumps, a world overview. World Geothermal Congress 2005, Antalya, Turkey, 24-29 April 2005.

Popovska-Vasilevska S. Popovski K., 1999: State of the art geothermal energy use for heating greenhouses in Macedonia. International Geothermal days “OREGON ‘ 99”. Geo-Heat Center, Oregon Institute of Technology, Klamath Falls, Oregon, USA.

Popovski K., 2003: Geothermal energy for agriculture-experiences ëith different aplications in South/Eastern Europe. Geothermal Potential of South-Western part of Macedonia Workshop, Ohrid 29 November 2003. Macedonian Geothermal Association.

Rafferty K., Boyd T. ,1997. Geothermal Greenhouse information packarge. Oregon Institute of Technology. Klamath Falls, Oregon, USA.

Rybach L. and Sanner Burkhard. 2004. Ground-Source Pump System. The European Experience.

Stefansson W. 2005. World Geothermal Assesment. World Geothermal Congress 2005, Antalya, Turkey, 24-29 April 2005.

Tiranë, më .14 nëntor, 2008

# PROMEMORJE

## NXEHTËSIA E TOKËS ËSHTË ENERGJI ALTERNATIVE, MIQËSORE ME MJEDISIN, QË DUHET SHFRYTËZUAR EDHE NË SHQIPËRI

(***Varianti i plotë***)

Shfrytëzimi gjithënjë e më i madh i energjive të rinovueshme është prirja e sotme, krahas edhe përdorimit të lëndëve të para fosile, naftës, gazit dhe qymyreve. Ky zhvillim lidhet ngushtë me dy faktorë: Së pari, me gjendjen e rezervave të lëndëve djegëse fosile sot dhe për të ardhmen dhe së dyti, me zbatimin e Protokollit të Kiotos për reduktimin e emetimit të gazeve serë në atmosferë. Për të realizuar këtë zhvillim çdo ditë e më tepër përsosen teknologjitë e përdorimit të energjive të rinovueshme, duke synuar për teknologji integrale dhe me efektivitet ekonomik të lartë.

Midis energjive të rinovueshme, të ujit, rrezatimit diellor, erës e biomasës, zë vend edhe nxehtësia e Tokës. Strukturat gjeologjike të Shqipërisë janë bartëse të rezervave të mëdha të energjisë gjeotermale si nxehtësia e shtresave të Tokës dhe burimet e ujërave të termominerale. Dendësia e fluksit të nxehtësisë së Tokës në Shqipëri luhatet nga 42-60 $mW/m^2$ në pjesën më të madhe të territorit të vendit, si edhe rezervat e nxehtësisë në strukturat ku përqëndrohen burimet e ujërave termale arrin deri në $5.9x10^8$-$5.1x10^9$ GJ.

Regjimi gjeotermal i strukturave gjeologjike në Shqipëri ofron dy drejtime të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale:

- Ngrohjen dhe freskimin e godinave duke shfrytëzuar nxehtësinë e shtresave pranësipërfaqësore të Tokës, me anën e sistemeve moderne dhe më efektivitet të lartë ekonomik “Pompë geotermale nxehtësie-këmbyes nxehtësie-pus”. Për këtë arsye e pamë të udhës t’i parashtrojmë Këshillit të Ministrave dhe Dikastereve që mbulojnë sektorin energjetik të vendit propozimin për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale për ngrohje edhe në Shqipëri, si një nga rrugët për zbutjen graduale të problemit aktual të burimeve energjitike.

- Shfrytëzimi kompleks i energjisë së ujërave gjeotermale së bashku me energjinë diellore dhe të erës, si edhe në mënyrë kaskade nga temperaturat më të larta deri sa ai të ftohet në temperaturën e ajrit. Në këtë drejtim edhe në vendin tonë, duhet të gjejë zbatim koncepti bashkëkohor që ujërat e nxehta në rradhë të parë duhen të shfrytëzohen për rigjenerim dhe pushimin e njërëzve të shëndetshëm, pa hequr vëmendjen nga kurimi i sëmundjeve. Për ketë sot në botë janë ndërtuar qendra rekreative dhe hotele turistike, të cilët realizohen deri në milion ditë vizita në vit nga turistët.

**Zhvillimi dhe mirëadministrimi i përdorimit të energjisë gjetermale bëjnë domosdoshmëri miratimin e** *Ligji për energjinë gjeotermale*, **drafti i të cilit**

**është hartuar në kuadrin e realizimit të një projekti të Programit të UNDP, GEF-SGP qysh në vitin 2003.**

Shprehim bindjen se Institucionet Shtetërore dhe ato shkencore të vendit do të japin ndihmesën e tyre në zbatim hapjen e rrugës për shfrytëzimin e nxehtësisë së Tokës edhe në Shqipëri, të kësaj energjie të rinovueshme dhe miqësore me mjedisin.

Alfred Frashëri, Prof. Dr. (Bashkë drejtues)

Bashkim Çela, Prof. Dr. (Bashkë drejtues)

Andonaq Londo, Prof. Dr.

Angjelin Shtjefni, Prof. Dr.

Nevton Kodhelaj, M.Sc. Inxh.

Niko Pano, Prof. Dr.

Salvatore Bushati, Prof. Dr.

Spiro Thodhorjani, Prof. Dr.

## RELACION SPJEGUES MBI ENERGJINË GJEOTERMALE NË SHQIPËRI

### *HYRJE*

Toka është një planet i nxehtë. Llava e vullkaneve dhe ujërat e nxehta të shumë burimeve janë dëshmimtarët më të mirë të nxehtësisë së Tokës në thellësi.

Temperatura e Tokës filloi të regjistrohej në puset e thellë të naftës dhe të gazit në Shqipëri qysh në fillimin e viteve 50-të nga specialistet gjeofizikë të industrisë së naftës. Ujërat termalë janë studiuar nga hidrogjelogët dhe është bërë kërkim i tyre nga ekipe komplekse hidrogjeologësh e gjeofizikësh të Shërbimit Gjeologjik Shqiptar.

Studimet e mirëfillta për njohjen e regjimit gjeotermal të tokës Shqiptare dhe të resurseve të energjisë gjeotermale janë kryer këto 15 vjetët e fundit nga një ekip i përbashkët i Katedrës së Gjeofizikës së Fakultetit të Gjeologjisë dhe të Minierave, të specialistëve të Institutit Gjeologjik të Naftës dhe të Gazit dhe të Institutit të Gjeofizikës së Pragës në Çeki në kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim dhe Zhvillim dhe të Komitetit Europian. Tashmë janë përpiluar Atlasi Gjeotermal i Shqipërisë dhe Atlasi i Burimeve Gjeotermale të Shqipërisë, të cilët janë përfshirë edhe në dy Atlaset Europiane përkatëse, i cili u botua në vitin 2005, nga Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave dhe Akademia e Shkencave.

Deri më sot, në Shqipëri është shfrytëzuar energjia e ujërave gjeotermale vetëm për kurimin e disa sëmundjeve në Llixhat e Elbasanit, të Peshkopisë, të Bënjës në Përmet dhe të Sarandaporos në Leskovik.

Aktualisht është shtruar problemi i shfrytëzimit kompleks dhe kaskadë i kësaj energjie të rinovueshme, miqësore me mjedisin, edhe në Shqipëri.

Kontribut i madh në këtë drejtim ka dhënë edhe Projekti “Shfrytëzimi i energjisë gjeotermale miqësore me mjedisin” në kuadrin e Programit të Zyrës GEF-it të UNDP në Tiranë (2003), i realizuar nga Shoqata “Mbrojtja dhe Ruajtja e Ujërave të Embla dhe Bregdetare te Shqiperisë”, në kooperim te ngushte me INIMA, Fakultetin e Gjeologjise dhe te Minierave, Seksionin e Shkencave Natyrore edhe Teknike të Akademisë së Shkencave, me Administratën e Hotel Park ne Llixhat e Elbasanit etj.

Por, për të ndërmarrë shfrytërimin modern, kompleks e kaskadë të energjisë gjeotermale të intalpisë së ulët në Shqipëri është e domosdoshme hartimi i një platforme afat shkurtër deri afat gjatë, bazuar në përparësitë energjetike të vendit, e cila po realizohet në projektin “*Platformë për shfrytëzimin integral dhe kaskadë të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët në kuadrin e bilancit energjetik të Shqipërisë”,* në kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim e Zhvillim 2007-2009, Uji dhe Energjia. Në këtë platformë, nëpërmet skenarëve të ndryshëm propozohet të realizohet me efektivitet të lartë shfrytëzimi kompleks dhe kaskadë i energjisë gjeotermale në kushtet e vendit tonë, për të patur jo vetëm efektivitet ekonomik të lartë, por edhe të hapen biznese të reja, të sigurohen vende të reja pune për komunitetin, të jepet ndihmesë në zhvillimin e turizmi ekologjik, si edhe të mbrohet mjedisi.

## 1. MBI ENERGJINË GJEOTERMALE TË SHQIPËRISË

Strukturat gjeologjike të Shqipërisë janë bartëse të rezervave të mëdha të energjisë gjeotermale. Në qëndrën e Ultësirës Pranadriatike në Myzeqe, dendësia e fluksit të nxehtësisë ka vlerën 42-mW·m$^{-2}$ (fig. 1). Ky fluks ka dendësi që arrin deri 60-mW·m$^{-2}$ në rajonet lindore të Shqipërisë, në brezin e shkëmbinjve magmatikë. Rritja e temperaturës me thellësinë bëhet me gradient gjeotermal rreth 1.87 $^{o}$C/100m në rajonin e Myzeqesë, në qëndrën të Ultësirës Pranadriatike (fig.2). Në rajonet jugore të vendit, gradienti gjotermal ka vlera më të ulta, deri 1.15-1.3 $^{o}$C/100m. Drejt rajoneve veri-lindore dhe jug-lindore të Shqipërisë, gradienti gjeotermal rritet dhe arrin vlera deri 2.35 $^{o}$C/100m. Temperaturat luhaten nga një vlerë më e vogel 6.7°C deri 18.8$^{o}$C, mesatarisht 16.4$^{o}$C në thellësinë 100 m (fig. 3)dhe arrijnë deri 105.8°C në thellësinë 6000m.

Në pjesën qëndrore të Ultësirës Pranadriatike, ku ndodhen shumë puse nafte dhe gazi, temperatura arrin deri 68°C në thellësinë 3000m (fig. 4).

Në Shqipëri ka shumë burime dhe puse të ujrave termale të entalpisë së ulët. Ujërat e tyre kanë temperaturë që arrijnë deri 80.0 $^{o}$C (foto 1-12, fig. 5)(Tab. 1).

**Tabela 1**

Burimet dhe puset gjeotermalë në Shqipëri

| Lloji i burimit | Vendndodhja | Tempe-raturat, [°C] | Kripëra, [mg/l] | Prurja, [l/sek] |
|---|---|---|---|---|
| Burim natyror | Llixha Elbasan, Peshkopi, Krane (Sarandë),Bënjë (Përmet), Kapaj (Mallakastër), Shupal (Tiranë), Sarandoporo (Leskovik), Tërvoll (Gramsh), Mamurras (Tirane). | 21-60 | 0.3-26 | 10-40 |
| Puse të thellë në rajonet | Kozan, Ishëm, Galigat, Bubullimë, Ardenicë, Seman, Verbas. | 29.3-80.0 | 1-19.3 | 0.9-18 |

Këto burime të ujërave termalë ndodhen kryesisht afër thyerjeve tektonike krahinore. Nga puset e thellë, uji termal vjen nga thellësitë (800-3000) nga rezervuarë karbonatikë ose ranorikë. Burimet dhe puset termale janë të vendosur në tri zona gjeotermale: Zona e **Krujës**, e **Ardenicës** dhe e **Peshkopisë**. Veç këtyre ka edhe burime të veçantë, në disa vende të tjera.

**Zona gjeotermale e Krujës** është zona me resurset më të mëdha gjeotermale. Ajo ka një shtrirje të përgjithëshme prej 180 kilometra dhe gjerësi 4-5 kilometra, si edhe ka rezerva të identifikuara 5.9x10$^{8}$-5.1x10$^{9}$ GJ. Kjo zonë fillon nga bregderi i Adriatikut ne veriperëndim të Tiranës dhe vazhdon në jugelindje në territorin grek.


HARTA E DENDESISE SE FLUKSIT TE NXEHTESISE
mW·m -2
65.00
60.00
55.00
50.00
45.00
40.00
35.00
30.00
25.00
20.00
15.00
10.00
5.00
Al
KC
SHKODRA
KUKESI
Mi
Ko
PESHKOPI
BULQIZA
DURRESI
TIRANA
PAD
ELBASANI
Kr
Mi
KORCA
I
KC
VLORA
S
SARANDA

Fig. 1


HARTA E GRADIENTIT GJEOTERMAL
mK·m -1
24.00
20.00
16.00
12.00
8.00
4.00
0.00
Al
KC
SHKODRA
KUKESI
Mi
Ko
PESHKOPI
BULQIZA
DURRESI
TIRANA
PAD
ELBASANI
Kr
Mi
I
KC
KORCA
VLORA
S
SARANDA

**Fig. 2**

HARTA E TEMPERATURES NE THELLESINE 100M




**Fig. 3**

HARTA E TEMPERATURES NE THELLESI 3000m




**Fig. 4**


BURIME DHE PUSE GJEOTERMALE NE SHQIPERI
TIRANE
Burime Gjeotermale
Puse Gjeotermale

**Fig. 5**

Zona gjeotermale e Krujës përfaqëson një varg strukturash antiklinale me bërthamë karbonatike. Nga vrojtimet e kryera në terren, në kuadrin e projektit, është konstatuar se në kreshtën lindore të malit të Postenanit në Leskovik ka dy dalje avulli nga toka, çka dëshmon se në Shqipëri mund të gjenden edhe burime të ujërave termalë të entalpisë së mesme, me temperaturë më të lartë sesa njihen deri tani.

**Zona gjeotermale e Ardenicës** ndodhet në Ultësirën Bregdetare të Shqipërisë, ne veri të Fierit. Kjo zonë shtrihet në pjesën e Ultësirës Pranadriatike ku kalojnë thyerje krahinore tektonike. Uji fontanon në puse të Ardenicës nga shtresat ranore në thellësi, duke patur në sipërfaqe temperaturë rreth 32-38°C, dhe prurje 15-18 l/sek, kurse në puset e Semanit ka fontanuar ujë me temperaturë deri 80°C, njëri prej të cilit tani ndodhet i zhytur në det.

**Zona gjeotermale e Peshkopisë** ndodhet rreth 2 km në juglindje të qytetit të Peshkopisë. Atje ndodhen disa burime pranë njëri tjetrit. Në këta burime, uji buron në shpatin e një lumi. Burimet lidhen me me një zonë të tektonikës shkëputëse të thellë, në periferi të diapirit gipsor. Prurja e disa burimeve arrin deri 14-17 l/sek. Temperatura e ujit arrin deri 43.5°C.

Deri tani vetëm disa ujëra të burimeve termale, si ato të Lixhave në Elbasan, Në Bilaj të Fushë Kurjës, të Peshkopisë etj shfrytëzohen vetem për kurimin e sëmundjeve të ndryshme. Por ky përdorim bëhet në mënyrë primitive, në lidhje me konceptin dhe si mundësi zhvillimi.

## 2. SHFRYTËZIMI INTEGRAL DHE KASKADE I ENERGJISË GJEOTERMALE TË SHQIPËRI DUHET TË JETË ALTERNATIVË E DITËS

Shqipëria përfaqëson një vend me potencial real të energjisë gjeotermale të entalpisë së ulët, që mund të shfrytëzohet për qëllime ekonomike. Shfrytëzimi i ujërave termale të burimeve ose të puseve lehtësohet nga fakti se ato përgjithësisht ndodhen në zona të zhvilluara nga ana urbane.

Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit nënkuptojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por këto ujëra janë zakonisht të rrallë dhe të pakët. Ajo që ka kudo dhe në sasi të mëdha është nxehtësia e shtresave të tokës. Prandaj edhe drejtimi kryesor i përdorimit të energjisë gjeotermale është shfrytëzimi i nxehtësisë së shtresave pranë sipërfaqsore të tokës.

Situata gjeotermale në Shqipëri ofron dy drejtime të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale, që aktualisht janë pothuajse të pa lëvruara:

**Se pari**, **ngrohja dhe freskimi i banesave**. Kriza energjetike e vendit, po shoqërohet edhe me kërkesën gjithnjë e në rritje të sasisë së energjisë për ngrohjen dhe freskimin e banesave, çka duket qartë edhe në grafikun e Fig. 6.

Euro




Fig. 6. Kurba e vazhdueshmerisë vjetore të ngarkesës mesatare elektrike pa përfshirë energjinë për ngrohje, si edhe me ngrohjen për vitin 1999 (Energjia elektrike totale e furnizuar 5775 GWh), (Agencia Kombëtare e Energjisë).

**Prandaj, shkuarja qoftë edhe gradualisht drejt zbatimit të normave europiane për ngrohjen e banesave, për të lënë mbrapa ngrohjen vetëm të një vatre nga shqipëtarët në shekujt e varfërisë së tyre, na nxitën të mendojmë për të kontribuar në zgjidhjen e këtij problemi. Çështja bëhet akoma më problemore me përdorimin e naftës e gazit për ngrohje, të cilat veç të tjerash emetojnë në atmosferë sasi të mëdha gazi $CO_2$. Për këtë arsye e pamë të udhës t'i parashtrojmë Këshillit të Ministrave dhe Dikastereve që mbulojnë sektorin energjetik të vendit propozimin për shfrytëzimin e energjisë gjeotermale për zgjidhjen graduale të problemit të prefët të ngrohjes në Shqipëri.**

Për të kontribuar në zgjidhjen e këtij problemi dhjetëvjeçarin e fundit, në vendet e përparuara të Komunitetit Europian, në SHBA, në Japoni etj ngrohja dhe freskimi i godinave publike, blloqeve të godinave te banimit dhe të shtëpive të ndryshme të veçanta po punohet të bëhet duke përdorur Sistemin Pompë Gjeotermale Nxehtësie (PGjN)- Këmbyes Nxehtësie-Pus, i cili shfytëzon burimet vendore të energjisë, siç është nxehtësia e shtresave pranësipërfaqësore, për ngrohjen e banesave. Një këmbyes i nxehtësisë, koaksial ose në formë U-je instalohet në shpime 30-150 m të thellë. Uji që qarkullon nëpër këtë këmbyes, ose uji i marrë në shtresa ujëmbajtëse pranësipërfaqësore nxjerr nxehtësinë nga shtresat e Tokës (Fig. 7). Këmbyes të shumfishtë instalohen për të ngrohur godina të mëdha ose bllok godinash publike.

***Aktualisht këto janë sistemet më moderne, me efektivitetin ekonomik më të lartë dhe konsumin më të vogël të energjisë elektrike, me teknologji më të përparuar miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë më popullore***. Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë dy zbatimet e para.




*Fig. 7. Sistemi Pompë Gjeotermale Nxehtësie - Këmbyes Nxehtësie-Pus për ngrohjen e banesave.*

Sistemet gjeotermalë kërkojnë investim për ndërtim më të madh sesa sistemi me kaldajë, në masën tre deri nëntë herë më të madhe (Fig. 8). Sistemi gjeotermal i cili si burim nxehtësie ka ujin nëntokësor dhe kërkon vetëm dy puse për marrjen dhe injektimin e tij në shtresë, prandaj ka kosto rreth tre herë më të lirë sesa sistemi gjeotermal që si burim nxehtësie ka shtresat e tokës dhe kërkon këmbyes vertikal nxehtësie për nxjerrjen e nxehtësisë nga ato. Ky sistem është i detyruar të përdoret kur nuk ka ujëra nëntokësor nën ose pranë godinës ku ndërtohet sistemi ngrohës/freskues gjeotermal.




Fig. 8. Shpenzimet për pajisjet dhe konsumin e lëndëve djegëse ose energjisë elektrike për sistemin ngrohës me kaldajë dhe gjeotermal.

Legjenda: Seria 1- Sistemi me kaldajë; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e sipërme të tokës; Seria 3- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor.

*Por, këto shpenzime më të mëdha të bëra për ndërtimin e sistemin gjeotermal, mbulohen shpejt në kohë nga kursimi i fondeve për lëndën djegëse që do të konsumonte kaldajës, e cila ka rendiment 0,8 deri 0,9 ndërsa sistemet gjeotermale të* projektuar *kanë koeficient performance 5,4.* Në grafikët e fig. 9 jepen shpenzimet kumulative vjetore për konsumin e energjisë elektrike ose të naftës për ngrohjen e një godine analoge me atë të Universitetit të Korçës, për sistemet e ndryshme të ngrohjes. Duket fare qartë se, sistemi ngrohës me kaldajë është sistemi më pak ekonomik dhe jo miqësor me mjedisin. Për ngrohjen vjetore të godinës duhet të shpenzohen 39.960 Euro/vit për blerjen e naftës, ndërkohë që për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor duhet të shpenzohen 8.152 Euro/vit për energjinë elektrike që vë në funsionim pajisjet ngrohëse, pra 4,9 herë më pak.




Fig. 9. Shpenzimet kumulative vjetore për konsumi e energjisë elektrike ose të naftës për ngrohjen e godinës së Universitetit të Korçës me sistemet e ndryshme: Seria 1- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës; 3- Sistemi me kaldajë.

***Periudha e vetëshlyerjes së investimeve të mëdha për ndërtimin e sistemit gjeotermal të nxehtësisë është e vogël, që luhatet nga 2 deri 6,8 vite për sistemin që ka burim nxehtësie ujin nëntokësor dhe sistemin me burim shtresat e tokës, përkatësisht (Fig, 10).*** Nga grafikët e diferencës kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuar ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjinë e konsumuar me sistemet e ndryshme, duket se për sistemin gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor, qysh në vitin e tretë jo vetëm që janë vetshlyer shpenzimet e instalimit të sistemit ngrohës, por fillon fitimi i energjisë ngrohëse të nxjerrë nga nëntoka: për vitin e tretë përftohen 19.213 Euro, shumë që brenda 10 vjetëve arrin deri 257.318 Euro. Në të kundërt, gjatë kësaj periudhe dhjetë vjeçare, për sistemin ngrohës me kaldajë me naftë, duhen të shpenzohen 399.600 Euro.




Fig. 8.3. Grafikët e diferencës kumulative vjetore të vlerave të energjisë termale të përftuara ndaj shpenzimeve për instalimin e sistemit dhe energjinë e konsumuar me sistemet e ndryshme: Seria 1- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor; Seria 2- Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës; 3- Sistemi me kaldajë.

***Kilowat/ora e ngrohjes për sistemet gjeotermale rezulton 3.45 lekë dhe 5.81 lekë përkatësisht për sistemin me ujë dhe me këmbyes vertikal nxehtësie, ndërsa për sistemin me kaldajë 16.9 lekë, pra 4,9 – 2.9 herë më shtrenjt (*fig. 11*).***




Fig. 8.4. Kosto e 1 kWt për ngrohjen e godinës së Universitetit, për periudhën vetshlyerjes së investimeve.

4. Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie ujin nëntokësor;
5. Sistemi gjeotermal me burim nxehtësie shtresat e tokës:
6. Sistemi me kaldaje me naftë.

Përdorimi i këtyre sistemeve, si edhe puseve të braktisur të thellë të naftës dhe të gazit për të ngrohur ujin në thellësi dhe për ta përdorur për sera dhe për dhoma të tharjes së frutave, perimeve dhe lëndës drusore është gjithashtu drejtim me efektivitet ekonomik i shfrytëzimit të energjisë gjeotermale.

**Së dyti,** është shfrytëzimi kompleks i energjisë së ujërave gjeotermale së bashku me energjinë diellore dhe të erës, si edhe në mënyrë kaskade nga temperaturat më të larta deri sa ai të ftohet në temperaturën e ajrit. Në këtë drejtim duhet të futet edhe në vendin tonë koncepti bashkëkohor që ujërat e

nxehta në rradhë të parë duhen të shfrytëzohen për rigjenerim dhe pushimin e njërëzve të shëndetshëm, pa hequr vëmendjen nga kurimi i sëmundjeve. Për ketë sot në botë janë ndërtuar hotele turistike, me pishina me ujë të ngrohtë pranë burimeve termale, krahas klinikave për kurimin e të sëmurëve. Për shëmbull në Itali, ka rreth një milion ditë vizita në vit nga turistët në qëndrat gjeotermale. Për zhvillimin e eko-turizmit mund të stimulohet dhe të kreditohet edhe komuniteti lokal për të rregulluar shtëpitë e tyre dhe mjedisin për rreth për të pritur turistë. Në të dy rastet, komuniteti lokal do të ketë përfitime dhe rritjen e nivelit të jetesës, qoftë duke u punësuar në hotelet dhe duke i furnizuar ata me produkte bujqësore, ashtu edhe duke pritur turistët në shtëpitë e tyre. Por në asnjë rast, nuk duhet ngatërruar ekoturizmi me shërbimin mjekësor në qendrat balneologjike të posaçme.

**SKEMA ILUSTRATIVE E SHFRYTËZIMIT KOMPLEKS DHE KASKADË TË ENERGJISË SË UJËRAVE TERMALE**




Me ujërat termale të nxehta ngrohen sera dhe dhoma tharjesh produktesh bujqësore, kurse me ujërat e ftohura rriten rasate peshqish, si edhe kultivohen alga për përgatitjen e pomadave nga më të mirat për kurimin e shumë sëmundjeve të lëkurës dhe për kozmetikë. Ky shfrytëzim kompleks dhe kaskadë

do të kontribuojë edhe në ruajtjen dhe mbrojtjen e mjedisit. Aktualisht, ujërat termale derdhen në sipërfaqen e tokës duke patur impakt të madh mbi truallin, ujërat sipërfaqësore dhe nëntokësore dhe mbi biodiversitet. Krahas kësaj, i duhet kushtuar vëmendja e duhur e mbrojtes dhe mirëmbajtjes së pyjeve në zonat e burimeve të ujërave termale, pasi ato kanë ndikim të madh mbi këto burime dhe bukurinë e natyrës, që lidhet me eko-turizmin.

Nga ujërat termale nxirren kripërat dhe mikroelementë të dobishëm. Ujërat e pijshëm minerale mund të industrializohen për tu përdorur nga popullsia. Dhe në Shqipëri ka ujëra të tillë si ato të Bënjës në Përmet, të Sarandaporos në Leskovik, të Ardenicës etj.

**Burimet termale janë dukuri gjeologjike të rralla. Për nga vlerat e tyre estetike, mjekësore dhe ekonomike ato duhen mbrojtur dhe ruajtur nga shteti.** *Për këtë arsye propozojmë që ato të shpallen Monumente të Natyrës Shqiptare***.**

**Shfrytëzimi i energjisë gjeotermale duhet të fillojë me ndërtimin e njësive demostrative pilot, të cilat do të jenë investime fitimprurëse dhe shembull për të hapur bisnese të reja në vend.**

**Zhvillimi dhe mirëadministrimi i përdorimit të energjisë gjetermale bëjnë domosdoshmëri miratimin e** *Ligji për energjinë gjeotermale***, drafti i cili është hartuar në kuadrin e realizimit të një projekti të Programit të UNDP, GEF-SGP 2003.**

## 5. REFERENCAT


1. Alushaj R. 2005. Projektimi i sistemit ngrohës së kullave binjake, Bulevardi Dëshmorët e Kombit, Tiranë.
2. Fjalori Enciklopedik Shqiptar, (1985), Akademia e Shkencave e Shqipërisë, 1245 pp.
3. Klima e Shqipërisë, (1978), Instituti iHidrometeorologjisë, Akademia e Shkencave të Shqipërisë, 298 pp.
4. Eftimi R., Tafilaj I., Bisha G., (1989), “Rajonizimi Hidrogjeologjik i Shqipërisë”. Buletini i Shkencave Gjeologjike, 303-316.
5. Frashëri A., 1992: Geothermics of Albanides (Geothermal Atlas of Europe), [Eds. Hurtig E.,Çermak V., Haenel R. and Zui V.], International Heat Floë Commission, Herman Haak Vertagsgesellschaft mbH, Germany.
6. Frashëri A., Bakalli F., (1995), “The source of geothermal energy in Albania”. World Geothermal Congress, Florence, Italy, 18-31 May 1995.
7. Frashëri a., Liço R., Kapedani N., Çanga B., Jareci E., Çermak V., Kresl M., Kuçerova L., Safanda J., Shtulc P., 1995, Atlasi Gjeotermal i Shqipërisë, 75 pp.
8. Frashëri A. (2000), “Geothermal Resources of Albania”, World Geothermal Congress 2000, Kyushu-Tohoku Japan, May 28-June 10, 2000.
9. Frashëri A., Frashëri N., Pano N., Bushati S. 2003: “Earth Heat – an

alternative energy in Albania”, a Brochure, UNDP, GEF/SGP Tirana Office Project,

10.Frashëri A., Beqiraj G., Frashëri N., Pano N., Bushati S. 2003. “Earth Heat – an alternative energy in Albania”, a Videocassette, UNDP, GEF/SGP, Tirana Office

11.Frashëri A., Çermak V., Doracaj M., Liço R., Safanda J., Bakalli F., Kresl M., Kapedani N., Stulc P., Halimi H., Malasi E., Vokopola E., Kuçerova L., Çanga B., Jareci E. 2004. Atlasi i burimeve gjeotermale në Shqipëri. Botuar nga. Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Tiranë.

12 Frashëri N., (1994), “The Actual State of Albanian Energetic System and it's Perspective”, Workshop on the use of IAEA Planning Models, Budapest, 18-22 July 1994, Budapest.

13. Harta Hidrogjeologjike e Shqipërisë, Shkalla 1:200,000, (1985), Tiranë.

14. Hoffman F., Poppei, J., Sebi P., (1993), “Utilization of Deep Single Wells for Geothermal Energy. Symposium “New development Geothermal Measurements in Boreholes”, Klein Koris, Germany, October 18-23, 1993.

15. Jukniu B. 1993. Impiant i integruar i shfrytëzimit të energjisë diellore me anën e pompës së nxehtësisë. Universiteti Politeknik i Tiranës, Fakulteti i Inxhinjerisë.

16. Lund J.W., Freeston D.H., Boyd T.L. 2005. World-wide direct use of Geothermal Energy, 2005. World Geothermal Congress 2005, Antalya, Turkey, 24-29 April 2005.

17. Lund J.W., Sanner B., Rybach L., Curtis R., Helstrom G., 2005. Geothermal (Ground Surce) heat pumps, a world overview. World Geothermal Congress 2005, Antalya, Turkey, 24-29 April 2005.

18. Mark. 2005. Sistemi ngrohës gjeotermal me anën e pompës së nxehtësisë ujë-ujë në shkollën profesionale të Ersekës.

ANEKS

## ENERGJIA GJEOTERMALE NË BILANCIN BOTËROR ENERGJETIK

Energjia gjeotermale është energji alternative, miqësore me mjedisin, me mundësi shrytëzimi integral dhe kaskadë, duke filluar nga gjenerimi i energjisë elektrike deri e përdorur drejtpërsëdrejti në shumë fusha të veprimtarisë jetësore dhe ekonomike.

Energjia gjeotermale e entalpisë së lartë përdoret kryesisht për gjenerimin e energjisë elektrike dhe pas kësaj, ujërat më të ftohur përdoren drejtpërsëdrejti në shumë fusha të ekonomisë. Për vitin 2005 vlerësimi i energjisë gjeotermale botërore paraqitet në Pasqyrën 2.1 (Stefansson W. 2005, Bertrani R. 2005).

**Vlerësimi botëror i energjisë gjeotermale (2005)**

Pasqyra 2.1

| Rezerva të përshtatshme për fushat | Limiti i poshtëm i potencialit të burimeve gjeotermale, në TW | Potenciali botëror gjeotermal për rezervat e identifikuara, në TW | Capaciteti i instaluar, Ne MW | Energjia elektrike e gjeneruar, në GWh/vit |
|---|---|---|---|---|
| Gjenerim i energjisë elektrike | 0,05 | 0,2 | 8 912 | 56 708 |
| Rezervat vetëm për përdorim të drejtpërdrejtë | 1,0 | 4,4 | | |

Përdorimi i drejtpërdrejtë i energjisë gjeotermale në nivel botëror gjatë vitit 2005 ka patur bilancin që parqitet pasqyrën 2-2 (Lund J.W. etj. 2005):

**Bilanci vjetor botëror i energjisë gjeotermale e përdorur drejtpersëdrejti gjatë vitit 2005**

Pasqyra 2-2

| Kapaciteti, në MW | Përdorur, nëTJ/vit | Energji e përdorur në GW/vit |
|---|---|---|
| 27 824 | 261 418 | 72 621 |

Në nivel botëror, në vitin 2005 kapaciteti i instaluar dhe energjia gjeotermale e përdorur drejtpërdrejtë, ka patur strukturën e paraqitur në pasqyrën 2-3 (Lund J.W. 2005):

**Kapaciteti i instaluar dhe struktura e energjisë gjeotermale e përdorur drejtpërdrejtë gjatë vitit 2005**

Pasqyra 2-3

| Përdorimi | Kapaciteti i instaluar në MWt | Energjia e përdorur në TJ/vit |
|---|---|---|
| Pompa gjeotermale nxehtësie për ngrohje dhe freskim të godinave | 15,723 | 86,673 |
| Banja termale | 4,911 | 75,289 |
| Ngrohje godinave | 4,158 | 52,868 |
| Sera | 1,348 | 19,607 |
| Akuakulture | 616 | 1,969 |
| Përdorime industriale | 489 | 11,068 |
| Gatim | 338 | 1,885 |
| Tharje produktesh bujqësore | 157 | 2,013 |
| Të tjera | 86 | 1,045 |
| **TOTAL** | **27,825** | 261,418 |

## Teknologjitë moderne të shfrytëzimit të energjisë gjeotermale

Regjimi gjeotermal i entalpisë së ulët në Shqipëri lejon shfrytëzimin e energjisë gjeotermale vetëm për përdorim të drejtpërdrejtë. Me këtë term nënkuptohet nxjerra e nxehtësisë nga Toka dhe përdorimi i saj në fusha të ndryshme të ekonomisë siç janë:

- Ngrohja dhe freskimi i godinave dhe i serave,
- Ujë të nxehtë për industrinë dhe sanitar,
- Hotele turistike me pishina me ujë të ngrohtë mineral dhe të ëmbël, me sauna dhe salla masazhesh e sportive, fusha sporti, etj.
- klinika mjekësore për banjo termale me ujë dhe baltë,
- Instaime akuakulture: rritje rrasatesh peshku e peshk, si edhe alga e mikroalga për pomada mjekësore dhe kozmetikë,
- Tharrje frutash e perimesh,
- Shkrirëse dëbore e akulli në segmente të rrezikshme rrugore,
- Nxjerrje të elementëve kimikë dhe kriprave natyrore.

### 1. Ngrohja dhe freskimi i godinave me sistemin "pompë gjeotermale nxehtësie - burim nxehtësie trualli - këmbyes nxehtësie- – Pus (PGjN-BNT-KN-P)"

Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit mendojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por, këto ujëra janë zakonisht të rralla dhe të pakta. Ajo që gjendet kudo dhe me sasi të mëdha është nxehtësia e shtresave të tokës. Prandaj edhe drejtimi kryesor i përdorimit i drejtpërdrejtë i energjisë gjeotermale është shfrytëzimi i nxehtësisë së shtresave pranësipërfaqësore të tokës për të ngrohur dhe freskuar banesat private dhe godinat publike, duke përdorur sistemet moderne pompë gjeotermale nxehtësie - burim nxehtësie trualli - këmbyes nxehtësie - pus (PGjN-BNT-KN-P).

Burime nxehtësije mund të jenë:

d) Shtresat pranësipërfaqësore deri në thellësinë 100-150 m.

e) Uji nëntokësor, i ngrohur nga nxehtësia e shtresave.

f) Uji i liqeneve dhe i deteve

Sot në botë ka mbi një milion instalime të tilla për ngrohjen e shtëpive private të banimit por edhe godinave me sipërfaqe deri në 160 000 $m^2$, duke patur një koeficient kursimi të energjisë deri në 4. Në Pasqyrën 1 jepet kapaciteti i instaluar, energjia e përftuar dhe numri i instalimeve në disa shtete të botës (Lund J.W. 2005).

**Kapaciteti i instaluar, energjia e përftuar dhe numri i instalimeve të sistemit ngrohes gjeotermal në disa shtete**

Pasqyra 1

| Vendi | Kapaciteti i instaluar, në MW | Energjia, GWh/vit | Numri i instalimeve |
|---|---|---|---|
| USA | 6 300 | 6 300 | 600 000 |
| Suedi | 2 300 | 9 200 | 230 000 |
| Gjermani | 640 | 930 | 46 400 |
| Canada | 435 | 600 | 36 000 |
| Zvicër | 525 | 780 | 30 000 |
| Austri | 275 | 370 | 23 000 |

Sistemet Pompë Gjeotermale Nxehtësie - Këmbyes Nxehtësie - Pus (PGjN - KN-P) për ngrohjen e banesave janë sistemet më moderne, me teknologji më të përparuar, miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë popullore. Në shumë vende të Komunitetit Europian bëhen përpjekje të mëdha për të reduktuar përdorimin e karburantit për ngrohje dhe për të kursyer energjinë elektrike. Burimet vendore të energjisë, siç është nxehtësia e shtresave pranësipërfaqësore janë veçanërisht në fokus, edhe për përparësitë e tyre për mbrojtjen e mjedisit, që lidhen me efektin serë [Hofman F etj. 1993, Lund J.W. etj. 2005].

Tashmë edhe në Shqipëri janë bërë zbatimet e para. Është ndërtuar sistem ngrohës gjeotermal me anën e pompës së nxehtësisë ujë-ujë në shkollën profesionale të Ersekës (Mark 2005), dhe ndërtuar nga një kompani austriake. Një impiant i integruar i shfrytëzimit të energjisë diellore me anën e pompës së nxehtësisë u ndërtua në vitet 1990-1993 në Departamentin e Energjetikës, Universiteti Politeknik i Tiranës. Në këtë impiant, uji pasi ngrohej nga paneli diellor deri në temeraturën 27-55 $^0$C (në varësi të stinës), dërgohej në impiantin e pompës së nxehtësisë, e cila bënte të mundur rritjen e temperaturës deri në nivelin prej 60-90 $^0$C të kërkuar nga ana e konsumatorit (Jukniu B.). Por, i pari instalim në godina të mëdha u realizua në Tiranë për ngrohjen dhe freskimin e të dy kullave binjake në Bulevardin Dëshmorët e Kombit, Tiranë, duke përdorur pompat ujë-ujë (Alushi R). Këto instalime kanë krijuar bazën demonstrative teknike të zbatimit të kësaj teknologjie të re, krahas edhe bazës shkencore të studimeve gjeotermale.

Sistemi PGjN-BNT-KN-P ka marrë zhvillim të madh në vendet e përparuara, për ngrohjen dhe freskimin e godinave megjithëse ka kosto ndërtimi 30-60 % më të lartë se sa kostua e sistemeve ngrohëse konvencionale, me boiler nafte. Ka disa arsye për këtë (Aneksi I):

3) **Konsiderata ekonomike** Instalimet gjeotermale gjejnë përdorim sepse kanë kosto vjetore e energjisë elektrike për pompën termike dhe pompën e qarkullimit të sistemit PGjN-BNT-KN-P shumë më të ulta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët. Kosto specifike totale vjetore për energjinë ngrohëse është 5.12 Euro/$m^2$ për sistemin gjeotermal, për sistemin me kondicionerë 9.49 Euro/$m^2$, ndërsa 22,07 Euro/$m^2$ për sistement me naftë.

4) **Konsiderata mjedisore**. PGjN-BNT-KN-P është një sistem mjedisor i pastër që nuk emeton gaze $CO_2$, që shkaktojnë "efektin serë", kështu që do të evitohet për pronarin e shtëpisë pagesa e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.

3) **Mbështetje qeveritare**. Për instalimin e sistemit PGjN-BNT-KN-P, qeveritë e vendeve te ndryshme japin investime për çdo kWe të pompës gjeotermale të nxehtësisë. Kështu, për instalimin e sistemit ketij sistemi, qeveria japoneze jep qytetarëve falas një grant prej 200 USD për çdo kW të pompës gjeotermale të nxehtësisë.

Më poshtë po tregohen disa nga shembujt tipikë për ngrohjen e sistemeve të mëdha të godinave publike ose të banimit në disa shtete:

**GREQI:** Sistemi Pompë Gjeotermale Nxehtësie - Këmbyes Nxehtësie- pus përdoret në godinën me sipërfaqe 4 500 $m^2$ në Athinë. Ngrohja dhe freskimi bëhet me anën e një sistemi me dy pompa gjeotermale nxehtësie me kapacitet ngrohës 250 kW dhe freskues 278 kW. Ato furnizohen me ujë 13.9 l/s nga një pus. Sistemi ka karakteristika që paraqiten në pasqyrën e më poshtme:

| Procesi | Muajt karakteristikë | Energjia termale e dhënë nga sistemi gjatë një muaji, në kW | Energjia elektrike e konsumuar gjatë muajit për të vënë në punë sistemin, në kW | Koeficienti i Performances i sistemit | Energjia elektrike specifike e konsumuar për sistemin, in Wh/$m^2$ |
|---|---|---|---|---|---|
| Ngrohje | Janar, 2003 | 186 000 | 42 560 | 4.37 | 12.7 |
| Freskim | Qershor, 2003 | 200 160 | 112 600 | 1.76 | 34.7 |

**GJERMANI:**

Krahas rezidencave private, godinave industriale ose të bisnesit, në Gjermani janë ndërtuar sisteme gjeotermale ngrohëse dhe freskuese shumë të mëdha, si ato në qendër të Frankfurtit etj. Tipike midis tyre është ansambli i godinave të German Air Traffic Control headquarters në Langen, disa kilometra në jug të aeroportit të Frankfurtit. Kjo qendër është ndërtuar si Zyrë e Energjisë së Ulët. Volumi total i godinave 230.000 $m^3$; Sipërfaqja e godinave 57.800 $m^2$. Sistemi gjeotermal redukton në masën 35% konsumin e energjisë krahasur me

sistemet konvencionalë të ngrohjes dhe freskimit. Reduktimi i kostos: 300.000 DM/vit.

**FRANCË:** Godinë puiblike në Lion (International Energy Agency. Heat Pump Centre). Sipërfaqja e ngrohur 16633 $m^2$. Energjia vjetore e konsumuar 490 259 kWh/vit. Energjia vjetore e përftuar 2 108 114 kWh/vit. Koeficienti i performancës COP = 4.75. Kosto vjetore e energjisë 33 365 Euro/vit për gjithe sipërfaqen e ngrohur. Kosto e energjisë 2 E/(vit.$m^2$). Vetë shlyerja e investimit 3 vjet.

**HOLLANDE:** Bllok banesash banimi në qytetitn Swfterband, (International Energy Agency. Heat Pump Centre): Siperfaqja e ngrohur 79 apartamente x 100 m2 = 7 900 $m^2$ , Energjia vjetore e konsumuar 15 000 kWh/vit, Energjia vjetore e përftuar 33 000 kWh/vit, Koeficienti i performancës COP = 2.

**SHBA:** Galt House, East Hotel, Waterfront Office Building, Luisvile, Kentucky (Lund J. W., 1995). Sipërfaqja e ngrohur 161 650 $m^2$. Sistemi prodhon 15.8 MW për ngrohje dhe 19.6 MW për freskim. Kursimi i energjisë 53% në krahasim me sistemet e tjera. Kursimi 25 000 USD muaj.

## FORMIMI I SPCIALISTËVE TË RINJ

***Analizë e thellë, ç'ke bërë dhe ku do të shkosh***

Në spektrin e gjerë të specialistëve që formohen nga universitetet shqiptare është edhe ai i gjeofizikanëve. Gjeofizika, si pjesë përbërëse e shkencave të Tokës, për më shumë se gjysëm shekulli të veprimtarisë së saj, e pajisur me teknologjitë moderne për kohërat, ka luajtur një rol të rëndësishëm në kërkimet dhe studimet gjeologjike në Shqipëri. Ndër arritjet më të rëndësishme në këtë fushë të kërkimeve shkencore në Shqipëri, është përpunimi dhe zbatimi i projekteve të kërkimeve komplekse gjeologjike-gjeofizike-gjeokimike, e vlerësuar edhe nga institucionet më serioze të vendeve të përparuara.

Këto kërkime, me mbështetjen e disiplinave të tjera të gjeoshkencave, gjetën dhe përgatitën për shfrytëzim dhjetra vendburime të mineraleve të dobishme. Për të parashtruar efektivitetin ekonomik të lartë të industris së naftës e gazit dhe asaj minerare shqiptare, mjafton të përmendet se vetëm nga bakri e kromi, ekonomia shqiptare kishtë të ardhura të konsiderueshme në vite. Kështu p.sh. gjatë vitit 1984 të ardhurat ishin rreth në 120 milionë USD. U arrit të nxirren 2.250.000 tonë naftë. Deri në fillimin e viteve nëntëdhjetë, nga kjo industri janë nxjerrë rreth 49,5 milion tonë naftë dhe afro 12 milion meter kub gaz natyror, 20 milion tonë hekur-nikel, 47 milion tonë qymyre. Vetëm mineralet e bakrit dhe të kromit kanë dhënë një vlerë prej 2,28 milion USD. Kërkimet gjeologjike kanë vlerësuar se gjendja e rezervave të këtyre mineraleve për tu nxjerrë në të ardhmen është më e madhe se dy here sesa sasia e nxjerrë e mineraleve të bakrit dhe të kromit, mbi 10 herë se ajo e hekur-nikelit dhe mbi 20 herë ajo e qymyreve. Kjo gjendje thuhet edhe për naftën.

Për t'I vënë këto burime të pasurive natyrore në përdorimin e ekonomisë shqiptare, si edhe për të njohur rreziqet gjeologjike e natyrore në dobi të njeriut, kërkimet edhe në të ardhmen duhet të jenë kopmlekse dhe të zbatohen me teknologjitë e ditëve tona. Gjatë viteve të tranzicionit, asfiksimi i industrisë minerare dhe të naftë e gazit, solli edhe degradimin e kërkimeve komplekse gjeologjike, ndërmjet të cilave edhe të gjeofizikës. Nëse ekipet sizmike të industrisë së naftës studionin 2.500 km profile në vit, sot mezi kryen 350km, bile edhe ato nga ekipe të huaja. Shumica e pallateve shumëkatëshe ngrihen pa studimet gjeoteknike, sipas kërkesave të Eurokodeve. Kjo gjendje është edhe për rrugët dhe autostradat, pistat e aeroporteve, portet detare etj, që projektohen e ndërtohen. E njejta gjë është edhe për rehabilitimet e sistemit të hidrocentraleve, ku nuk studiohet gjendja teknike e digave, si edhe mbushja e liqeneve artificialë me llumra e sedimente të ndryshme, duke pakësuar kapacitetet ujëmbajtëse të tyre, pra edhe kapacitetet energjetike të këtij sistemi etj.

Për të kontribuar në përmirësimin e kësaj gjendje, si edhe në formimin e specialistëve të rinj, në kuadrin e Programit të bashkëpunimit shkencor e teknik midis dhe Italisë për periudhën 2005-2007, Seksioni i Shkencave Natyrore dhe Teknike të Akademisë së Shkencave, së bashku me Seksionin e Gjeofizikës në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave, të Universitetit Politeknik të Tiranës, organizuan tryezën e rrumbulaktë me tematikë "Fushat e zbatimeve evropiane të gjeofizikës në Shqipëri dhe formimi i inxhiniervve në pajtim me Protokollin e Bolonjës" ku morën pjesë edhe specialistë gjeofizikë të Qendrës Gjeofizike të Shërbmit Gjeologjik Shqiptar, të Agjensisë Kombëtare të Burimeve Minerale dhe të Institutit të Sizmologjisë.

Nga analiza dhe diskutimet e bëra, u arrit përfundimi kryesor se gjeofizika në Shqipëri është zhvilluar me të gjitha metodat e veta, duke arritur një nivel tekniko-shkencor të mirë në fushat e ndryshme të zbatimit të saj. Gjeofizika, si pjesë e rëndësishme e kompleksit gjeologo-gjeofizik-gjeokimik, ka dhënë kontributin e vet të çmuar për kërkimin dhe zbulimin e dhjetra vendburimeve të naftës e gazut, të bakrit e kromit etj. Këto arritje janë fryt i punës së 276 inxhiniervve gjeofizikanë të diplomuar nga Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, si edhe i dhjetra fizikanëve, inxhinierëve elektrikë, elektronikë etj., midis të cilëve 45 doktorë shkencash dhe 17 profesorë. Ky komunitet shkencor madhor ka realizuar me cilësi të lartë dhe përgjegjshmëri detyrat që shtroi para tyre ekonomia Shqiptare. Arritjet e tyre janë të mirënjohura edhe në nivel ndërkombëtar, nëpërmjet botimeve dhe referimeve brenda dhe jashtë vendit, si edhe të punësimeve e bashkëpunimeve në projekte ndërkombëtare.

Aktualisht, kërkimet dhe vrojtimet gjeofizike të naftës dhe gazit, të bakrit dhe të kromit, si edhe të mineraleve të tjera të dobishme, janë praktikisht të ndërprera nga ekipet gjeofizike shqiptare. Dhjeta inxhinierë dhe doktorë shkencash kanë emigruar jashtë shtetit. Ndërprerja e punimeve dhe studimeve gjeofizike konvencionale sjell pasoja jashtëzakonisht të rënda për kërkimet gjeologjike në të ardhmen: u hiqen këtyre kërkimeve metodat dhe teknologjitë bashkëkohore dhe i kthejnë këto kërkime në nivelin të viteve tridhjetë të shekullit të kaluar. Me ndërprerjen e kërkimeve gjeofizike në këto drejtime, shkatërrohen ekipet dhe humbet një përvojë gjysmëshekullore e tyre, e mirënjohur edhe nga institucione prestigjioze të vendeve të përparuara.

Pesëmbëdhjetë vitet e fundit përfaqësojnë edhe periudhën e zgjerimit të fushave të zbatimit të metodave gjeofixike për zgjidhjen e detyrave gjeoteknike, në studimin e gjeomjedisit dhe të impakteve mbi të, në studimin e rrezikut gjeologjik dhe në veçanti të rrezikut dhe riskut sizmik, për kërkimet hidrogjelogjike, në studimin dhe vlerësimin e energjisë gjeotermale etj. Por, për zhvillimin e studimeve inxhinierike dhe mjedisore, kryesisht punohet me teknikën dhe aparaturat e viteve tetëdhjetë, që nuk i përgjigjen zgjidhjes së detyrave të reja gjeologjike, që shtron ekonomia e tregur.

Në përpjekjet që bëhen sot edhe në kuadër të përfshirjes së Shqipërisë në Evropë, është prioritare që edhe kërkesat e Eurokodeve dhe ato të përdorimit të kërkimeve dhe studimeve komplekse, të zënë vend në legjislacion e për rrjedhojë edhe gjeofizika të marrë e të zgjidhë përgjegjësitë që u caktojë këto kode. Krahas kërkimeve e studimeve tradicionale gjeologjike-gjeofizike për mineralet e dobishme, drejtimet e reja të zbatimit të gjeofizikës në pajtim me kërkesat e ekonomisë së tregut, për zgjidhjen e detyrave inxhinierike dhe mjedisore, duhet të realizohen duke përdorur metoda dhe teknologji moderne vrojtimi. Në të njëjtën kohë, është e nevojshme që të propozohet aplikimi i teknlogjive të reja për vrojtimet gjeofizike të thellësive të vogla për zgjidhjen e detyrave gjeoteknike, të kontrolleve mjedisore, të vlerësimit të imoakteve mjedisore, të planifikimit urban, të kërkimeve të ujit, të kërkimeve arkeologjike etj., siç janë tomogafia sizmike e gjeoelektrike, gjeoradarët, vrojtimet e rezonancës magnetike për kërkimin e ujit, sizmika me frekuencç zanore për studimet e mbushjes së liqeneve me llumra dhe për studimin e porteve detare, mikrorilevimet gravimetrike dhe magnetomerike etj. Studimet gjeofizke krahinore, edhe të thellësive të mëdha, do të krijojnë bazën për zbatimin e metodave analitike dhe përgjithësuese të reja për të njohur në thellësi ndërtimin gjeologjik të Albanideve, që do të lejojë të orientohen më mirë

vlerësimet prognozë dhe kërkimet e burimeve minerale, si edhe dinamikës së zhvillimit të rrezikut gjeologjik.

Krijimi i kushteve dhe nxitja për aplikimin e teknologjive në zhvillimin e biznesit e privatizimi i shërbimeve gjeofizike për kërkimin e mneraleve të dobishme, për kërkimin e ujit, zgjidhjen e detyrave gjeoteknike në ndërtimin e godinave, të rrugëve, studimin e mjedisit etj., është domosdoshmëri e kohës.

Organizimi i kërkimit shkencor duhet t'i përgjigjet kërkesave për eksperimentimin dhe zbatimin e metodave të reja komplekse, si edhe zgjerimin e fushave të zbatimit të gjeofizikës, të përqëndruar në universtet dhe në institucionet shkencore jashtë tyre, publike apo private.

Mbi këtë bazë duhet ngritur edhe formimi i specialistëve të rinj, në kushtet e zbatimit të Protokollit të Bolonjës. Aktualisht, reforma në arsimin e lartë në kuadër të këtij protokolli solli ndryshime thelbësore edhe për studentët e gjeofizikës. Sipas saj, përgatitja e specialistëve ndahet në dy nivele, megjithëse të lidhura dhe në vazhdim të njëra tjetrvs "bachelor" dhe në diplomën e "master në shkencë", duke eliminuar në fakt përgatitjen inxhinierike dhe diplomën e inxhinierit. I bërë mekanikisht, ky ndryshim do të ishte me pasoja për ekonominë e vendit, madje edhe për vetë studentët. Po kështu emërtimi bachelor dhe master, madje edhe "kurrikula" etj, duhen shqipëruar.

Për të pasur sukses, kjo reformë është e domosdoshme, që niveli i përgatitjes së studentëve veçanërisht në tre vitet e para, të jetë i lartë, për të përballuar mësimin e disiplinave në dy vjetët e përgatitjes së masterit për kërkimin shkencor, si edhe për të kompensuar në masë të përshtatëshme mungesën e të gjitha njohurive të nevojshme për inxhinierin, sidomos ato për të projektuar dhe drejtuar teknologjitë në terren. Plani i ri i Fakultetit të Gjeologjisë, jep studentëve një njvel dijesh të lëndëve teorike bazë më të ngushtë sesa për shkencat e gjeologjisë në krahasim me universitetet evropiane, Disiplinat gjeofizike (Fizika e Globit dhe Gjeofizika e Aplikuar) janë në vëllim të pamjaftuesëm dhe në vëllim më të vogël sesa në universtetet evropiane. E njëjta gjë është edhe për praktikat gjeofizike në terren. Këto disiplina duhet të kenë vëllimin e duhur, që të sigurojnë aftësitë e duhura për të punuar si teknik i lartë pas vitit të tretë për studentët, që nuk do të vazhdojnë dy vitet për diplomimin si mjeshtër në shkencë.

Arritjet e teknologjive modern gjeofizike këta dhjetë pesëmbëdhjetë vitet e fundit në botë, kanë nxjerrë nga puna edhe softwarin gjeofizik, të hartuar nga katedra në vitet tetëdhjetë. Sot kërkohet përditësimi dhe plotësimi i saj me programet që njohin kompiuterat aktualë dhe metodikat për përpunimin dhe interpretimin e informacionit gjeofizik. Aparatura e laboratorit të gjeofiikës është në përgjithësi e amortizuar moralisht dhe fizikisht, e që shpesh nuk i përgjigjet nivelit të sotëm. Kjo kufizon nivelin e praktikave laboratorike që zhvillohen vetëm për disa lëndë të specialitetit, të orientuara kryesisht për demonstrime të dukurive të ndryshme. Megjithatë, duhet thënë se kohët e fundit është bërë një punë e mire në mirëmbajtjen dhe riparimin e një pjese të mire të aparaturave. Aktualisht, për fat të keq, studentët e degës së gjeofizikës kanë në dispozicion në bibloteka, një literaturë në gjuhën shqipe të viteve shtatëdhjetë-tetëdhjetë, e cia nuk i përgjigjet nivelit të gjeofizikës dhe teknologjisë së vrojtimeve gjeofizike të sotme. Në Bibliotekën e Fakultetit dhe atë Kombëtare nuk ka asnjë libër të ri për gjeofizikën, të botuar dhjetëvjeçarin e fundit.

Nga ana tjetër, mbetet problem njohja e gjuhës angleze në nivele të kënaqëshme nga ana e stuentvve dhe e disa pedagogëve. Me mungesat e

mësipërme është e pamundur të sigurohet realizimi i mësimit në nivelet e sotme për të dy diplomat, të bachelor-it dhe master-it. Që të krijohen kushte sa më të përshtatsme për aktivizimin e studentëve në kërkimin shkencor dhe për pjesëmarrjen për realizimin e projekteve të ndryshme, nuk mjafton hartimi i planeve mësimore (të ashtuquajtura kurrikula) në letër, por është e domosdoshme edhe pajisja e shkollës me mjetet, që i jetësojnë këto plane mësimore: pajisj e apaatura e softe përkatëse, kompiuterë dhe libra e revista në shqip dhe në gjuhë të huaj.

Kur disktohet dhe paraqiten realizimet e zbatimit të Protokollit të Bolonjës, zakonisht thuhet se masa kryesore e marrë është futja e sistemit të kreditive, gjë që minimalisht tregon se ai protokoll nuk është kuptuar, as esenca e këtij procesi. Planet mësimore përmbajnë lëndët dhe orët e mësimit për çdo lëndë. Kështu ka qënë dhe është në të gjitha në universitetet e botës në shekuj. Kreditet janë njësi matëse kondicionale për ti krahasuar lëndët me njëra tjetrën, ose midis universiteteve. Një kredit përfaqëson një sasi të caktuara orësh mësimi, e cila nuk tregon se çfarë dhe si ua meson atë studentvve. Thelbi i Protokollit të Bolonjës qëndron pikërisht se si duhen mësuar studentët dhe jo tek i ashtuquajturi “sistemi i krediteve”.

Pas eksperimentimit të planit të ri mësimor gjatë këtij viti akademik 2005-2006 për diplomën, me mbarimin e vitit të tretë është e domodoshme të bëhen rregullimet e nevojshme. Këto rregullime duhet të synojnë në përmirësimin e raportit të disiplinave të shkencave fundamentale me ato gjeologjike, krijimin e lëndëve me zgjedhje për specialitetin gjeofizik, si edhe të shtohet vëllimi i praktikave për të realizuar përgatitjen e studentëve të aftë për t’u punësuar si operatirë gjeofizikë pas vitit të tretë.

Është shunë i rëndësishëm për shoqërinë dhe për shkollën shqiptare edhe diskutimi i emërtimit të diplomës pas pesë viteve të studimit universitar, në varësi të rezultateve të arritura nga studentët në tre vitet e para, për të cilën mund të diskutohen disa variante.

Një variant i mundshëm për gjeofizikanët të jetë diploma “*Mjeshtër në inxhinierinë gjeofizike*” për studentët me mesatare 8 e lart dhe dipoma “Gjeofizik” për studentët me mesatare nën tetë, si në shumë universtete evropiane.

Mund të diskutohet edhe variant 4+1, i cili do të forcojë bazën inxhiniero-teknike të specialiteit në këtë fushë. Në vitin e pestë të bëhet Masteri dhe diploma të emërtohet “*Mjeshër i inxhinierisë gjeofizike*” , përndryshe do të shkaktohet një inflaksion i diplomave të “shkencëtarëve” të pamësuar, që do të ishte me pasoja të mëdha për ekonominë vendit dhe vetë studentët, që në fillimet e punës së tyre.

Nga aba tjetër, studentët dhe prindërit e tyre duhet ta dine para fillimit të shkollimit, se afëtsitë e specialistit të ri, që shprehet edhe në nivelin e diplomës, varen edhe përpjekjet dhe arritjet në përvehtësimin e dijeve.

Prof. Dr. Alfred Frashëri, Prof. Dr. Salvatore Bushati, Prof. Dr. Pertef Nishani, Prof. Dr. Përparim Alikaj, Prof. Dr. Eduard Sulstarova

**Gazeta METRO[POL**, 11 janar 2007.

## FRASHËRI DUHET DHE MUND TË KTHEHET NË NJË QENDËR HISTORIKE-KULTURORE DHE TURISTIKE E RËNDËSISHME PËR TË MBAJTUR GJALLË FRYMËN E ATDHEDASHURISË SË RILINDJES KOMBËTARE SHQIPTARE

**PROMEMORJE**

Tiranë, më 10.10.2007

Prof. Dr. Bamir TOPI,
Presidentit të Republikës

Prof. Dr. Sali Berisha,
Kryeministrit

Qershori i vitit 2008 do të jetë muaji kur kombi shqiptar do të përkujtojë 130 vjetorin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, që përfaqëson një ngjarje madhore në historinë e tij. Në këtë kuadër është e lavdërueshme përpjekja e Komunës së Frashërit për të programuar organizimin e një veprimtarie përkujtimore me dy sesione, njërin në Shtëpinë Muze të Vëllezërve Frashëri në Frashër dhe tjetri në Prishtinë, me temë "**Frashëri dhe Lidhja Shqiptare e Prizrenit**".

Ne e vlerësojmë jashtëzakonisht të rëndësishme këtë veprimtari dhe bëjmë thirrje që të përkrahet nga institucionet shtetërore përkatëse dhe nga komuniteti shkencor dhe i biznesit. Personalisht, ne shprehim gadishmërinë tonë në ndihmesën për organizimin e veprimtarisë dhe zhvillimin e saj.

Frashëri, ky vend lapidar i Shqipërisë, që ka nxjerrë njerëz të mëdhenj dhe ka histori të lavdishme për vendin dhe kombin tonë, sot po përjeton një gjendje të vështirë, që na shtyn të parashtrojmë edhe sa më poshtë vijon:

Gjatë viteve të tranzicionit janë vërejtur dhe po vazhdon të vërehen në Shqipëri dukuri negative e me pasoja të rënda kombëtare: prishen e nuk mirëmbahen muzeume, monumente të kulturës dhe të historisë, është e pranishme prirja që, nga shumë medie të shkruara dhe aq më tepër elektronike, biznezi e politikanët, të futen fjalë e emra në gjuhë të huaja midis fjalëve të pakta shqip që thonë, sulmi i pa principtë dhe joshkencor ndaj gjuhës shqipe letrare e dretëshkrimit shqip, dëmtimi i varreve. Këto dukuri duhet të na japin alarmin: një komb që nuk ruan historinë dhe gjuhën e tij është i caktuar të vdesë. Dhe këtë, ne shqiptarët sot e kemi për detyrë, ndaj vehtes dhe fëmijëve tanë, që të mos e lejojmë.

E shkatërroi muzeumin viti i mallkuar 1997, më pas Ministria e gjeti që heqja e të vetmit roje të tij "do të përmirësonte buxhetin e shtetit". Për fat të keq, deri më sot asnjë ministër kulture nuk ka patur nderin të vizitojë Frashërin, fshatin lapidar, të Shqipërisë, megjithëse krenohen kur vënë në gjoks urdhërin "Naim Frashëri".

Historia e njerëzimit ka treguar se qytetet, fshatrat krijohen, lulëzojnë dhe në shekuj, madje edhe në më pak kohë, braktisen dhe shndërrohen në rrënoja. Kështu ka ndodhur me qytetet nga më të lashtët edhe në Shqipëri, me Butrintin, Apoloninë, Antigonenë, etj. Ndryshojnë kushtet e jetësës, të rrugëve, të burimeve

natyrore, kushtet historike dhe ndodh mërgimi i banorëve të tyre drejt vendeve të tjera. Krijohen qytete dhe fshatra të rinj. Dhe kështu vazhdon jeta e shoqërisë njerëzore. Dhe qytetet e vjetër shndërrohen në rrënoja, sepse shtëpinë e mbajnë më këmbë të zotët. Largohen ata, shëmbet edhe shtëpia. Dhe nuk i vete njeriut normal në mëndje që të mbajë të ngritur qytete e fshatra të zbrazët e pa njerëz.

Kjo ka ndodhur edhe me Frashërin. Por edhe këto rrënoja janë monumente të kulturës së popullit dhe kombet e kulturuar i ruajnë me fanatizëm, i mirëmbajnë dhe i shndërrojnë në qendra turistike, madje më të shquarat i bëjnë vende peligrinazhi. Dhe kjo bëhet që kombi të mbetet gjallë dhe të jetojë në shekuj e mijë vjeçarë. Dhe në këtë sërë, bëjnë pjesë edhe muzeumet dhe monumentet e tjera të kulturës dhe të natyrës, të cilët duhen restauruar, mirëmbajtur dhe kthyer edhe në qendra të rëndësishme kulturore.

Komuna Frashër ka hartuar dhe paraqitur në instancat shtetërore përkatëse edhe një genplan për rregullimin e qendrës së Frashërit, restaurimin e muzeumit dhe riparimin e rrugës. Realizimi i këtyre masave do ta kthejë Frashërin në një qendër për zhvillimin e turizmit historik-kulturor dhe ekologjik, duke kontribuar edhe në zhvillimin ekonomik të trevës së Dangëllisë dhe të qytetit të Përmetit. Frashëri dhe zona për rreth janë të pasur jo vetëm me monumentet historike. Atje ka edhe shumë monumente të natyrës, burime uji të kristaltë, parkun kombëtar të bredhave në Hotovë etj. Në genplan është propozuar edhe shitja e trojeve të vegjël për ndërtime shtëpizash turistike për qytetarë të ndryshëm. Ky gen plan është e nevojshme, që krahas institucioneve shtetërore përkatëse t'i bëhet i njohur publikut dhe komunitetit të biznesit për sensibilizimin e tyre.

Ne shprehim besimin tonë se ju do të kontribuoni në ringjalljen e Frashërit.

Me respekt

| | |
|---|---|
| Akademik Prof. Dr. Eduard Sulstarova | Prof. Dr. Rushan Liço |
| Poeti Xhevahir Spahiu | Prof. Dr. Neki Frashëri |
| Prof. Dr. Xhemil Frashëri | Doc. Dr. Hilmi Frashëri |
| Prof. Dr. Muharrem Frashëri | Prof. Dr. Pëllumb Xhufi |
| Prof. Dr. Alfred Frashëri | Xhemal Dauti, Kryetari Shoqatës Dangëllia |
| Prof. Dr. Floran Vila | Prof. Dr. Artan Tashko |
| Dritëro Agolli, | Sabri Godo. |

## NJË KUJTESË JO VETËM PËR VENDIMMARRËSIT QË PËRPARIMIN E SHQIPËRISË NUK E SHOHIN SI DOMOSDOSHMËRI PËR TË PATUR EKONOMI TË BALANCUAR SHUMËDEGËSHE.

*Mora penën të shkruaj, se sot po bëhet e modës që vendimmarrës, gazeta dhe emisione televizive, shoqata të ndryshme po rreken ti mbushin mendjen shqiptarit, se do të hajë me lugën e artë kur të vërshojnë turistët, numri i të cilëve na u rritkërka nga viti në vit. Sipas tyre, vetëm turizmi është "industria" që do ta çojë përpara Shqipërinë. Në këta pesëmbëdhjetë vjet të tranzicionit, "teori" pseudoprofesorësh dhe pseudopolitikanësh, si ajo e zero-s bënë që në Shqipëri të shkatërrohet çdo gjë që shqiptari ndërtoi në vite, tani serviret "industria çudibërëse e turizmit".*

*Ekonomitë e vendeve të përparuara janë komplekse, jo vetëm për të prodhuar produktet e nevojshme për shoqërinë, por edhe për të siguruar vendet e punës së popullsisë aktive për punë. Kjo është domosdoshmëri aq më tepër për vendet e vogla, që në ndonjë ditë, në rrethana të caktuara sociale apo natyrore, të mos mbeten pa bukë kur ekonomia është e zhvilluar kryesisht vetëm me një drejtim. Është jashtë mëndjes, që nevoja për vende pune në metopolin Tiranë Durrës, me popullsi urbane 465.852 banorë (regjistrimi i vitit 2001) ndër të cilët 150.470 në moshë pune, ose madje edhe 85.180 banorë në qytetin e Vlorës (regjistrimi i vitit 2001) me 27.513 persona në moshë pune, të plotësohen me vendet që ofrojnë agencitë e turizmit, hotelet, restorantet dhe baret gjatë gjithë vitit, kur sipas të dhënave të INSTAST, në vitin 2001 në hotele e restorante kanë qënë të punësuar vetëm 9.000 persona në të gjithë Shqipërinë.*

*Prandaj, ekonomia e një vendi që kërkon të përparojë dhe të ketë mirëqënie duhet të jetë e balancuar shumë degëshe. Midis tyre, edhe ashtuquarjtura "industri e turizmit" zë një vend dhe duhet zhvilluar, por aq sa mban vendi dhe është i përgatitur ai për të pritur turistë.*

*Shqipëria është një nga vendet me natyrë nga më të bukurat të Europës, me klimë mesdhetare shumë të përshtatshme për periudha të gjata të veprimtarisë turistike. Ka edhe monumente të lashta kulture dhe qytete mijëveçarë, që për fat të keq po degradojnë nga dita në ditë. Edhe populli i ynë është mikpritës. Por siç është e mirënjohur, për të zhvilluar turizmin, për të ftuar të huajt që të shohin dhe njohin vendin dhe kulturën e popullit tënd, dhe që ata të kthehen përsëri, nuk mjafotn vetëm kaqë. Kërkohet të kesh rrugë e infrastrukturë tjetër të zhvilluar, të kesh ujë dhe drita dhe mbi të gjitha të kesh mjedis të pastër. Dhe këto aktualisht mungojnë, madje shumë vende të mrekullueshme janë ndotur në mënyrë të pakthyeshme, që për shekuj nuk pastrohen dot, sado të duash. Merrni e shihni plazhin e mrekullueshëm Durrës-Golem-Karpen, që ka tërhequr turista nga e gjithë bota në vite. Pylli i godinave dhe mbulesa e betonit ka arritur deri tek vija e ujit të bregut të detit, si në asnjë vend tjetër të botës. Ujërat e zeza kanë ndotur ujërat nëntokësore, ujin e detit dhe godinat sikur notojnë mbi këto ujëra të fëlliqura. Dhe nëntoka nuk pastrohet shpejt, sado vendime të marrësh. Edhe uji i detit do të jetë i ndotur, se ujërat e tij kanë lidhje me ato nëntokësore në stere. Ky plazh, realisht është hequr tashmë nga lista e vendeve të preferuara nga turistët, që nuk duan të futen në ujë të qelbur dhe të flenë mbi fekale, qofshin edhe të groposura. Po shihni edhe liqenin e mirënjohur të Ohrit, tejet i ndotur në Pogradec. E njejta ndotje e liqenit fantastik të*

*Shkodrës. Nuk ka më liqen të Prespës së Vogël, se është mbushur me llum, dhe është kthyer në pellgaçe. Hidhni një sy në Lurë, s'janë më ato pyje pishash e liqene siç i kini dëgjuar ose parë. Dhe kur flitet për turizmin, harrohet se shtëpia pastrohet e rregullohet para se të ftohen miqtë dhe vreshta duhet punuar që në vjeshtë të vjelësh rrush!*

*Teoria e "industrisë së turizmit", krahas edhe shkaqeve të tjera, ka bërë të injorohet një industri të tjer, që për dekada i ka dhënë ekonomisë shqiptare mbi 460 milion dollarë në vit, industrinë minerale dhe atë të naftës e gazit, ku punonin me dhjetra mijë punonjës, në të gjithë territorine vendit.*

*Për herë të parë kam vajtur në Mirditë në vitin 1952. Shtëpitë ishin me frëngji në vend të dritareve, shkollat numuroheshin me gishtat e dorës, ekonomia kryesore ishte dhia. Kur u ngritën ekspeditat gjeologjike, kur u hapën minierat, kur Mirditën e përshkuan rrugët dhe u hapën vendet e punës, bashkë me to vajti edhe drita në Mirditë, me tërë kuptimin e fjalës.*

*Nuk besoj që në Shqipëri ka njeri që nuk e di se ndërtimi gjeologjik i truallit e nëntokës shqiptare ka krijuar kushte të favorshme për përqëndrimin e shumë lloje mineralesh metalore, lëndë djegëse dhe jometalore-industriale.*

***Pasuritë minerale të Shqipërisë***

*Nëntoka e Shqipërisë ruan në gjirin e vet pasuri minerale të shumta e me vlerë të madhe. Në Hartat e ndryshme gjeologjike janë pasqyruar vendburimet e këtyre pasurive, që deri dje mbaheshin sekret edhe për popullin:*

***Vendburime Nafte e gazi**: në Ballsh-Hekal, Cakran; Delvinë (kondensat), Drashovicë, Finiq-Krane, Gorisht-Kocul, Kolonjë-Bubullimë; Kuçovë, Patos-Marinzë; Visokë.*

***Rezervuarë gazi**: në Ballaj-Divjakë, Frakull-Povelçë, Seman-Povelçë, zbulimi në Currila-Durrës.*

***Vendburime të minerale të ngurtë**: Në Hartën Metalogjenike të Shqipërisë paraqiten 1189 objekte të 48 lloje mineralesh të dobishme: kromite metalugjikë, kromite refraktarë, elementë të grupit të platinit, hekur, hekur-nikel, nikel, titan, mangan, alumin, bakër, zing, plumb, ar, arsenik, zhivë, toka të rralla, squfur, pirit, pirrotinë, barit, fluorit, magnezit, azbest, talk, pirofilit, olivinite, xham vullkanik, feldshpat, biotit e kuarcite, kaolinë, fosforite, kripë guri, gjips e anhidrite. Trepele e argjila, gëlqerorë, dolomite, gurrë dekorativë, travertine, rëra, qymyre, torfa, shiste djegëse, bitum, rëra bituminoze, pirobitume, ujëra minerale.*

*Ndër këto menierale të dobishme janë: 14 janë xeherorë dhe 34 joxeherore, midis të cilave 19 minerale te dobishme jo xeherore, 8 minerale industriale dhe materiale për ndërtim, 6 qymyri, si edhe shumë burime të ujërave mineralë dhe termomineralë.*

*Midis këtyre objekteve ka vendburime të mëdha, mesatarë, të vegjël dhe shfaqje të mineralizuara.*

*Kërkimet komplekse gjeologjike-gjeofizike-gjeokimike, me mbështetjen e të gjithave gjeoshkencave të tjera të Tokës, gjetën dhe paraqitën për shfrytëzim dhjetra vendburime të mineraleve të dobishme dhe siguruan efektivitetin e lartë ekonomik për ngritjen e industrisë minerare shqiptare. Për të parashtruar efektivitetin*

*ekonomik të lartë të industrisë së naftës e gazit dhe asaj minerare Shqiptare, mjafton të përmendet se vetëm në vitin 1984 janë nxjerrë 1 milion tonë minerale bakri dhe u prodhua 12,600 tonë bakër blister, 960 mijë tonë kromite, 1 milion tonë hekur-nikel, 2 milion tonë qymyr, etj. Vetëm nga bakri e kromi, ekonomia shqiptare pati gjatë atij viti rreth 120 milionë USD të ardhura. Në vitin 1974 u arrit të nxirren 2.250.000 tonë naftë. Deri në fillimin e viteve nëntëdhjetë, nga këto industri janë nxjerrë gjithësej rreth 49,5 milion tonë naftë dhe afro 12 milion meter kub gaz natyror, 20 milion tonë minerale bakri, 21 milion tonë kromite, 18 milion tonë hekur-nikel, 47 milion tonë qymyre. Vetëm mineralet e bakrit dhe të kromit kanë dhënë një vlerë prej rreth 2,28 miliardë USD. Mbi këtë industri u ngritë qyteza të reja dhe u zmadhuan ekzistueset: Bulqiza, Memaliaj, Prenjasi, Laçi, etj. Vetë Bulqiza kishte 5000 banorë, Memaliaj 5466 banore, Laçi 11400 banore. Në këtë industri punonin disa dhjetra mijë punëtorë, teknikë e inxhinjerë.*

*Për fat të keq, gjatë tranzicionit te egër dhe të tejzgjatur, industria minerare pothuajse është shkaterruar dhe abandonuar e tëra. Janë mbyllur e abandonuar pothuajse të gjitha minierat. Edhe ato që punojnë, janë jashtëzakonisht nën nivelin e mundësive të tyre nxjerrëse. Mjafton të përmëndim p.sh. se nëse në vitin 1984 u nxorrën 2,010,000 tonë qymyre, në vitin 1993 75,000 tonë, ndërsa në 2001 sasi "mikroskopike", vetëm 28,000 tonë. Indeksi i prodhimit industrial minerar në volum, sipas INSTAT, është zvogëluar si më poshtëvijon: 88.6 në vitin 1994, 86.5 në 1995, 75.8 në 1996, 47.1 në 1997, 74.5 në 1998, 35.5 në 1999, 31.0 në 2000, 27.0 në vitin 2001.*

*Gjatë këtyre viteve, shumë "të ashtuquajtura argumente ekonomiko-shkencore" gjetën rrugë të hapur për të vegjetuar, shkaktuar dhe justifikuar këtë shkatërrim të industrisë minerare shqiptare:*

*1.* "Minierat tona, fabrikat e pasurimit të mineraleve të dobishme dhe metalurgjia kanë patur teknologji të prapambetur*". Por kjo mangësi kapërxehej duke investuar sipas një programi optimal për rinovim të teknologjisë dhe jo duke shkatërruar çdo gjë.*

*2.* "Minierat tona janë të vogla, me rezerva të pakta, mineral të varftër dhe jo efektive ekonomikisht, ato kanë qenë me humbje*". Por është lehtësisht e kuptueshme se kur prodhon rreth 1 milion ton kromite në vit, edhe për çmim minimal 80 USD/ton, ekonomia ka marrë 80 milion dollarë në vit dhe hapni buxhetin e atyre viteve dhe do të shihni se për industrinë e kromit shteti ka investuar çdo vit shumë herë më pak. Kjo gjë është thënë edhe për naftën, dhe "harrohet" se ne në vit nxirrnim mesatarisht 1.4-1.5 milion tonë naftë, ose siç përdor sot media rreth 9 milion fuçi nafte/vit, që çdo njeri mund të llogaritë sesa dollarë në vit ka dhënë ajo industri ekonomisë shqiptare në vite. Vetëm për çmim 30 USD/fuçi, ekonomia shqiptare nga nafta ka patur rreth 270 milion USD të ardhura në vit.*

*3.* "Minierat e qymyreve duhen mbyllur, se edhe bota i ka mbyllur dhe djegia e qymyrit ndot mjedisin*". Po, ka ndonjë vend që i ka mbyllur minierat e qymyreve, si UK; po këtë e bëri pasi gjeti kolosët e hidrokarbureve në Detin e Veriut. Në vendet e tjera qymyri nxirret dhe përdoret. Në bilancin e konsumit të energjisë në nivel botëror, sot përdorimi i qymyreve zë 24% të totalit të lëndëve djegëse (Raporti i N.F. Cuesta, drejtor ekzekutiv i Respol YPF, në EAGE Conference Madrid 2005). Edhe në vitin 2025 në këtë bilanc përllogaritet që qymyret do të përbëjnë 22% të totalit të këtyre lëndëve. Nafta e gazi zënë 61%, dhe do të përbëjnë 66% në 2025, në bilancin e lëndëve energjetike.*

*4. "Kaq janë mineralet e Shqipërisë, çkishte u nxorrët, nuk ka mbetur gjë". Kjo është gënjështër keqdashëse. Kërkimet gjeologjike kanë vlerësuar se gjendja e rezervave të këtyre mineraleve për tu nxjerrë në të ardhmen është më e madhe se rreth 31 milion ton naftë, 53 milion ton minerale bakri, 40 milion ton kromite, 220 milion ton hekur nikel- 100 milion ton nikel, 700 milion ton qymyre. Vetëm për bakrin dhe kromin, përkatësisht janë 1.59 miliadë dhe 3.2 miliardë USD rezerva, pra 4.79 miliardë USD, ose mbi 2 herë sesa janë nxjerrë deri më sot. Gjendja e mbetur e rezervave e mineraleve është më e madhe se dy herë sesa sasia e nxjerrë e mineraleve të bakrit e të kromit, mbi 10 herë hekur-nikelit dhe mbi 20 herë qymyre. Kjo gjendje është edhe për naftën.*

5. "*Industria minerare është e dëmshme se ndot dhe prish mjedisin*". Në botën e përparuar, sot nuk i vete njeriut mendja të mbyllë fabrikat dhe uzinat me që prodhojnë gazrat me efekte të serës, dhe me mbeturinat ndotin mjedisin. Sot pusohet që të përsoset teknologjia për të reduktuar gazrat dhe pastrohen e përpunohen mbeturinat. Pra njeriu nuk kthehet në primitivitet, por përsos teknologjine dhe prodhimin, ruan, mbron dhe rikuperon dëmtimet e mjedisit.

**Në një vend të pasur me burime minerale, ato shfrytëzohen për të mirën e shoqërisë njerëzore, pasurimin dhe ngritjen e nivelit të jetës së komuniteteve. Prandaj edhe industria minerare shqiptare duhet të ringjallet e të vihet në shërbim të ekonomisë. Industria minerare shqiptare duhet dhe mund të ringjallet.**

Industria minerare nuk është pazari i tezgave që të kënaqemi me privatizime të vogla. Është detyrë e organeve ekonomike të shtetit shqiptar që të gjejë investitorë të fuqishëm të huaj dhe vendas për ta zhvilluar industrinë si duhet, në kushtet e ekonomisë së tregut.

Studimet gjeoshkencore-kërkimi dhe zbulimi kompleks janë të aftë të sigurojnë investitorët për zhvillim ekonomik të suksesshëm të kësaj industrie:

1. Strategjitë Kombëtare afat shkurtër, afat mesëm dhe afat gjatë për vlerësimin e pasurive minerale të Shqipërisë janë një domosdoshmëri e kohës. Kjo është një detyrë e institucioneve ekonomikë qeveritarë, që mendoj se duhet realizuar nga Akademia e Shkencave, e cila është jashtë interesave lokale të ditës, me anën e ekipeve të kualifikuara kontraktore për afate të caktuara, dhe mandej të miratohet me ligj. Një punim i lavdërueshëm është "Strategjia e industries minerare për 15 vjetët e ardhshëm", e përgatitur nga Shërbimi Gjeologjik Shqiptar dhe Instituti i Teknologjisë Njerrëse dhe Përpunuese të Minierave është një studim shkencoro-ekonomik me vlera të mëdha për vendin dhe le të shërbejë si shembull për përgatitjen e Strategjive Kombetare për pasuritë natyrore të Shqipërisë.

2. Në Shërbimin Gjeologjik Shqiptar dhe në Institucionet Shkencore të vendit është grumbulluar një sasi shumë e madhe e informacionit gjeologjik kompleks mbi resurset e vendburimeve të mineraleve të dobishme. Ky informacion është frut i veprimtarisë studimore dhe kërkuese shkencore të kualifikuar të brezave të gjeologëve, gjeofizikëve, petrografëve, mineralogëve, paleontologëve dhe specialitëve të tjerë, të cilët së toku më të gjithë punonjësit e gjeologjisë të industrisë minerare dhe të naftës, me punën e tyre vetmohuese e të palodhur i dhanë ekonomisë shqiptare për gjysëm shekulli sasi të mëdha të rezervave të mineraleve dhe të naftës e gazit, që siguruan zhvillimin e industrisë

minerare dhe të naftës shqiptare me efektivitet ekonomik të lartë. Informacion ekzistues është e domosdoshme që, sipas projekteve të përcaktuar mirë, të riinterpretohet dhe plotësohet me të dhëna të reja të marra nga metodat e terrentit dhe laboratorike të 15 vitëve të fundit, të informatizohet, të rivlerësohet sipas kërkesave të ekonomisë së tregut dhe të përgjithësohet. Është e natyrshme, se të gjitha rezervat e vlerësuara, të përmëndura më lart nuk mund të jenë të leverdisëshme për industrinë në kushtet e ekonomisë së tregut dhe të kondicioneve që ajo paraqet aktualisht. Prandaj është e domosdoshme të rivlerësohen, krahas edhe kërkimit të vendburimeve të reja. Riinterpretimi i informacionit ekzistues do ti rritë sigurinë resurseve të studiuara dhe do të hapë drejtime të reja për kërkime e zbulime të mëtejshme. Këto lloje projektesh tashmë kanë filluar të përgatiten nga ana e Shërbimit Gjeologjik Shqiptar, për disa minerale dhe disa objekte.

3. Rezultatet e këtyre studimeve duhet të botohen, të paraqiten në konferenca shkencore ndërkombëtare, të futen në internet sipas rregullave të mirënjohura të tregut, që pasuritë minerare të Shqipërisë tu bëhën të njohura investitorëve të huaj dhe të vendit, që të bëhet atraktive industria minerare e vendit tonë. Të vjen keq, kur në mënyrë absolute, në asnjë aktivitet madhor shkencor ndërkombëtar, asnjëherë nuk ka patur pavion shqiptar, që ti tregojmë botës se çfarë kemi, ç'jemi në gjendje të bëjmë dhe ç'ofrojmë. Në këto konferenca gjen artikuj shumë të mirë të paraqitur nga shkëncëtarë shqiptarë, por kjo nuk mjafton që të të njohë sot bota.

4. Institucionet përkatëse të gjeologjisë dhe të minierave, ka ardhur koha të përgatisin projekte për kërkimet e mëtejshme komplkese gjeologjike dhe për rihapjen e minierave, sipas teknologjive moderne për tua paraqitur investitorëve dhe donatorëve të ndryshëm.

5. Në kushtet e kërkimeve, zbulimeve dhe nxjerrjes së mineraleve të doboshme nga kompani private, është bërë imperativ i ditës organizimi i strukturës për mbrojtjen e pasurive minerale, ruajtjen e nëntokës dhe shfrytëzimin e vendburimeve sipas teknologjve moderne e racionale.

6. Ri-aktivizimi i industrisë minerare shqiptare duhet mbajtur nën kontroll edhe për ruajtjen dhe mbrojtjen e mjedisit. Kjo kërkon një orientim të ri të investimeve publike e private, duke synuar drejt teknologjive të reja, më të avancuara dhe miqësore me mjedisin.

7. Përvoja gjysmëshekullore na mësoi që gjeologjia e vendit është si gjuha amtare. Njohja e gjeologjisë së Shqipërisë, si edhe e vendeve të tjera, nuk është punë e një viti, por kërkon dekada pune në terren. Brezi i gjeologëve, gjeofizikëve, gjeokimistëve, petrografëve, mineralogëve, stratigrafëve, tektonistëve, paleontologëve që bënë zbulimet e mëdha në vitet gjashtëdhjetë-tetëdhjetë të shekullit të kaluar, tani janë në pension ose afër pensionit. Duhet përgatitur brezi i ri. Ndonjë mund të thotë: në ekonomi tregu jemi, marrim një specialist nga jashtë. Por kërkimi gjeologjik dhe hapja e një miniere e shpimi i një pusi nuk është si të hapësh një fabrikë këpucesh: dhe paratë, ndërtove fabrikën, përgatite punëtorët të punojnë në makineritë moderne dhe bëj këpucët. Jo, me ndonjë përjashtim të rrallë, asnjë kompani e huaj që ka ardhur për kërkime gjeologjike të mineraleve të ngurtë dhe të naftës e të gazit nuk kanë zbuluar ndonjë vendburim, megjithese kanë qenë kompani serioze të mëdha e me përvojë, dhe të pajisur me teknologjitë më moderne. Por nuk kanë bashkëpunuar si dhe sa duhet me specialistët shqiptarë që gjeologjinë e rajonit të punës e njihnin si shtëpinë e tyre. Interpretimin e të dhënave nuk e bën

kompjuteri, që është mjet, po inxhinjeri që njeh gjeologjinë e zonës, njohuri të cilat u kanë munguar specialistëve te huaj ose edhe ndonjë shqiptari me të cilët ata kanë punuar, dhe që është zgjedhur si njohës i gjuhës së tyre ose me miqësi, pa patur punuar ndonjëherë në rajonin e dhënë. Mendoj se organet shtetërore duhet t'ua bëjnë të njohur këtë problem, me seriozitetin e duhur, kompanive të huaja gjatë përpilimit të kontratave. Mendimi dritëshkurtër se "Kompanitë e huaja paratë e tyre prishin", nuk ka vlerë, sepse koha "flori" që humbet është e shtetit shqiptar. I dëmtuari kryesor i këtij mos suksesi është shteti shqiptar dhe ekonomia e tij.

E kemi për detyrë të ditës që punën për sot dhe për brezat e ardhshëm ta bëjmë në pajtim me konceptet e Bashkimit Evropian. Ndër konceptet e sotme në vendet e Bashkimit Evropian, objektivi bazë është zhvillimi i qëndrueshëm, i cili realizon plotësimin e nevojave të brezit të sotëm, pa komprometuar nevojat e brezave të ardhëshëm. Për të realizuar këtë objektiv, kërkohet një ndërthurje e ngushtë dhe koordinim i politikës ekonomike, sociale dhe mjedisore, ku gjeoshkencat gjejnë detyrat e veta për vënien e pasurive minerale dhe energjetike në dispozicion të ekonomisë, në pajtim me ruajtjen dhe mbrojtjen e gjeomjedisit në të cilin rrojmë ne dhe do të rrojnë brezat në të ardhmen. Këshilli i Evropës i fton vendet anëtare të ndërtojnë strategjitë e tyre kombëtare për zhvillimin e qëndrueshëm bazuar në parimet: zhvillim ekmonomik, kohezion social dhe mbrojtja e mjedisit. Në fushën e përparësive mjedisore kërkohet që të kihen parasysh ndryshimet klimatike, transporti, shëndeti publik dhe burimet natyrore. Menaxhimi i këtyre burimeve natyrore duhet të bëhët në mënyrë sa më të përgjegjëshme. Është e domosdoshme të vendosen raporte të drejta midis rritjes ekonomike, konsumit të burimeve natyrore dhe krijimit të mbetjeve, që grumbullohen nga shfrytëzimi i burimeve. Në dokumentin për përgatitjen e strategjisë së Bashkimit Evropian (Consultacion paper for the preparation of a European Union Strategy for sustainable development, 2002), theksohet se aspekti i qëndrueshmërisë është thelbësor për formulimin e politikave të zhvillimit. Këto probleme, sipas Bashkimit Evropian, për nga rëndësia janë klasifikuar si më poshtëvijon: 1. Ndryshimet klimatike dhe energjia e pastër; 2. Shëndeti publik; 3. Menazhimi i burimeve natyrore; 4. Varfëria dhe përjashtimi social; 5. Plakja e popullsisë; 6. Përdorimi i tokës dhe zhvillimi i territorit.

Burimet natyrore janë përcaktuese në zhvillimin e qëndrueshëm, sepse ato mbështesin zhvillimin e jetës dhe të ekonomisë. Në këto burime përfshihen: ushqimi, habitatet, ujërat dhe lëndët e para minerale.

Në përfundim dua të nënvijëzoj se strukturat gjeologjike të Shqipërisëjanë të pasura me minerale të dobishme xeherore, joxeherore dhe lëndë energjetike. Gjendja aktuale e rezervave për shumë asete minerale mundëson zhvillimin ekonomik për disa dekada. Prandaj duhet dhe mund të ringjallet industria minerare shqiptare. Burimet minerale duhet ti shfrytëzojmë në mënyrë sa më të përgjegjëshme, të qëndrueshme dhe me teknologji moderne, që të sigurohet efektivitet të lartë, të mbrohet mjedisi dhe jo të abandonohen.

Prof. Dr. Alfred Frashëri

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave

**Gazeta BALLKAN,** 10 maj 2006

**PER NJE REFORME REALE DHE EFEKTIVE NE ARSIMIN E LARTË DHE PËR KERKIMIN SHKENCOR TË SHQIPËRI**

E shkrojta këtë artikull sepse dua të them fort se reforma e konceptuar vetëm si ndryshim vëndesh dhe varësisht të institucioneve shkencore do të çojë në zero edhe kërkimin shkencor në Shqipëri.

Për reformë të suksesëshme, duhet patur parasysh se në vendet e përparuara nuk ka universitet pa kërkim shkencor, por ka kërkim shkencor edhe jashtë universiteteve, në institucione publike e private. Reforma nuk duhet të konsistojë vetëm në përqëndrimin e kërkimit shkencor vetëm në universitet, por duhet të tregojë se cfarë duhet të bëjë kërkimi shkencor në Shqipëri, se çfarë duhet ti japë shteti dhe shoqëria shqiptare kërkimit shkencor, sesi duhet të kontrolloje efektivitetin e tij, se si duhen marre parasysh në vendim marrje arritjet e kërkimit shkencor, dhe si duhet përgatitur pleada e kërkuesve të rinj. Zmontimi i komuniteteve të shkencëtarëve dhe kërkueve, si edhe e laboratorëve për ti çuar andej këtej, ka treguar në vendin tonë por edhe në vende të tjera, se kjo nuk çon në përmirësimin e punës. Përkundrazi. Ashtu si edhe për një të hapur një universitet të ri, nuk mjafotn shkresa administrative dhe godina, por duhet edhe profesoratura dhe personeli ndihmës, laboratorët, kabinetet dhe bilioteka, tekstet dhe librat, edhe për kërkimin shkencor nuk mjafton vetëm çatia. Përndryshe, gënjejmë qeverinë, vendin dhe shoqërinë shqiptare. Botës nuk i bëjmë gjë, sepse na sheh më mirë nga larg.

Arsimi i lartë dhe kërkimi shkencor në gjashtëdhjetë vjetorin e zhvillimit të saj në Shqipëri vjen më suksese të shquara për vendin, por edhe me probleme të mëdha për të zgjidhur. Vjen me një plejadë të profesoraturës të mirënjohur në opinionin shkencor të vendit dhe jashtë kufinjve, me të cilët Shjqipëria krenohet, se e kanë nderuar, por edhe me nga ata që kanë vetëm kartvizitë personale, të dhënë nga politika, por qe nuk i njeh njeri për ndonjë studim. Vjen me një komunitet kërkuesisht këmbëngulës, të saktë, të ndershëm dhe të devotshëm, por edhe nga ata të "rehatisë". Dhe si në çdo veprimtari jëtësore dhe shoqërore në Shqipëri, vjen shumë e politizuar, për të toleranca është dukuri e panjohur, në kundërfshtim me natyrën e shkencës. Prandaj reforma duhet dhe është jetësore, për të shëruar plagët, për të eliminuar të metat dhe gabimet dhe për të shkuar përpara.

Përvoja botërore e zhvillimit të arësimit të lartë dhe e kërkimit shkencor është shekullore. Njihen dhe janë të rrahura rrugët nga shkohet përpara me sukses. Njihet ç'duhet bërë dhe si duhet bërë. Çuditërisht, si edhe për gjerat e tjara, në shqitarët shquhemi për deshirën që të eksperimentojmë në kurriz të vetes dhe fëmijëve tonë dhe të vemë në dukje "veçoritë" shqiptare. Dhe bëjmë ligje, rregullore dhe mënyra pune, që më përshtaten "MUA" sot.

Në këtë artikull do të parashtroj mendimet e mija vetëm për problemet e kërkimit shkencor, që janë edhe dukuri e ditës dhe që po diskutohen gjerësisht në nivele të ndryshme.

Jo vetëm sot, por në dekada, madje edhe në shekuj, është argumentuar dhe është e mirënjohur se shoqëria njërëzore dhe ekonomia e vendeve të ndryshme nuk mund të përparojë pa kërkimin shkencor dhe zbatimet e arritjeve të saj në teknologjitë moderne. Dhe për të arritur këtu, janë vendosur piketa të sakta e të dukshme qartë në rrugët e shkencës:

Së pari, masa e investimeve për shkencën, si shpërndahen mjetet monerare e materiale dhe si kontrollohet shpenzimi i tyre. Pa caktuar me ligj, në buxhetin e shtetit se sa investon shteti çdo vit për kërkimin shkencor, si edhe me ligj sesi shpërndahen dhe kontrollohen shpenzimet, të gjitha reformat mbeten në fjalë dhe në letër. Prandaj reforma në kërkimin shkencor, madje edhe në arsimin e lartë këtej duhet të fillojë.

Së dyti, janë prioritetet e shtetit për një periudhë të caktuar kohe të zhvillimit të vendit. Kjo është detyrë shtetërore, që i vihet kërkimit shkëncor. Pa bërë këtë, shpenzimet e kërkimit shkencor i lihen spontanitetit dhe kthehen në joefektive. Këto prioritete përcaktohen mbi bazën e strategjive afat ndryshëm, që realizohen nga ekipe shkencëtarësh e specialistësh dhe miratohen nga ligjvënësit dhe organet qeveritare. Le të japim një shembull: nuk ka në Shqipëri një strategji sesi duhen shfrytëzuar pasurite natyrore të vendit, burimet energjetike, etj. Dhe në këto koshte mbyllen minierat dhe zvogëlohet mbi pesë here prodhimi i naftës, që i kanë dhënë vendit rreth 450 milion dollarë çdo vit për dhjetravjeçarë, ose nuk përcaktohet nëse mund dhe duhen ndërtuar hidrocentralë dhe si duhen kombinuar me ndërtimin e TEC-ve. E njëta gjë është për bujqësinë dhe të gjitha fushat e tjera të jetës në Shqipëri. Prandaj edhe kërkimi shkencor mund ta hallakatsh si të duash, sepse në realitet, nuk është vënë puna e tij në themel të zhvillimit të vendit. Në vendet e përparuara janë vendosur qartë detyrat e shkencës, të politikës dhe të ligjvënësve. Për fat të keq, në vendin tonë jemi larg konceptimit të këtij procesi. Dhe kjo jo vetëm nga ana e politikanëve dhe ligjvënësve, por edhe nga ana e institucioneve shkencore, përfshirë edhe Akademinë ëe Shkencave. Tek në ekspertët njihen vetëm kur është puna për të dënuar dhe shpërndarë përgjegjësinë. Për të vendosur, nuk pyeten ata kurrë, ose edhe kur pyeten zgjidhen nga ata që nuk u ka thënë njeri "puna e mbarë".

Së treti, janë format e organizimit të shpërndarjes së investimeve për kërkimin shkencor. Sot në vendet e përparuara, nga SHBA, në Komunitetin Europian, e deri në Japoni, investimet për shkencën jepen mbi bazën e projekteve, sipas fushave prioritare. Këto projekte shpallen në median e shkrojtur dhe elektronike, jepen në Internet, dhe me anën e internetit

aplikohet për projektet. Kjo mënyrë njoftimi dhe përzgjedhjeje të projekteve krijon bazën për një konkurim të ndershëm dhe për të realizuar kërkimin nga ekipi më i mirë, duke rritur efektivitetin e investimeve. Tek në, jemi shumë larg kësaj. Nëse forma e projekteve tashkë ka hyrë dhe tek ne, megjithesë duhet thënë që projektet kanë qënë mot e jetë një formë pune për shkencat teknike edhe në Shqipëri, ato jepen të mbyllura dhe jotransparente. Nuk dihet kush ka projekte, çfarë bën dhe ç'ka arritur. Një tentativë për të eliminuar këtë dukuri negative, ka filluar ta bëjë Akademia e Shkencave me anën e raporteve vjetore, por të cilat gjitashtu mbeten brënda administratës dhe nuk bëhën publike, qoftë edhe si njoftime përmbledhëse. Prandaj një nga drejtimet kryesore të reformës duhet të ishte ky problem, i cili do të kontribuonte edhe në rregullimin e pagave të shkencëtarëve dhe specialistëve.

Së katërti, është përgatitja e vazhdueshme e shkencëtarëve të rinj. Kjo është bërë me ndërperje dhe gabime trashanike gjatë viteve në Shqipëri. Vitet gjashtëdhjetë ishin vitet kur faktikisht u ndërpre kualifikimi shkencor pasuniversitar. Në vitet shtatëdhjetë rifilloi përsëri. Në vitin 1992 kualifikimit shkencor pasuniversitar ju dha godita e madhe: u barazuan gradat shkencore të kandidatit të shkencave dhe te doktorit të shkencave, duke hapur rrugën e dhënies së titujve profesor, në mënyrë të pa meriturar kandidatëve të shkencës, që me një vendim administrativ u shpallën "doktorë" të shkencave. Titulli professor, madje edhe ai i doktorit të shkencës, në këto pesëmbëdhjetë vitet e tranzicionit në Shqipëri, u bënë sinonim i rrogës së madhe, formë shpërblimi dhe e kartvizitave të pameritura. Sot që ne synojmë të bashkohemi me Evropën, një profesor i tillë, i bën dëm shkollës së lartë dhe kërkimit shkencor më shumë se një kamikaz. Sot bota nuk të sheh si e njeh ti veten apo si do të të njohë shefi yt. Sot, në epokën e Internetit, bota të vlerëson si të njeh e si të sheh ajo, nëpërmjet rezulatete të njohura ndërkombëtarisht. Provoni të hapni faqen e internetit për GOOGLE ose në YAHOO, kërkoni emerin e një profesori që doni, dhe aty do të shihni se ka nga ata që venë poshtë e përpjetë për ta bërë të njohur Shqipërinë në botë dhe për të realizuar bashkëpunime shkencore, që janë inekzistëncë për opinionin shkencor ndërkombëtar. Pas kësaj, atij bota i mbyll derën, dhe bashkë më të edhe të gjithëve ne. Ja dëmi, që sa më parë duhet ta elimionojë reforma.

Për problemin e përgatitjes së shkencëtarëve dhe profesoraturës së re, në ndryshim, apo madje në kundërshtim me botën, në intitucionet tona është i pa njohur faktikisht posti u punës "asistent", që përfaqëson një specialist të ri, i cili qëndron vite me rradhë pas një profesori me përvojë dhe të moshuar, për tu përgatitur dhe për të vjelë të gjithë përvojën e tij dhjetra vjeçare, për ta çuar atë më përpara. Tek ne, profesori plaket dhe kur del në pension merr me vehte të gjithë përvojën dhe bagazhin e tij. Dhe nëse reforma do të konsiderojë të nevojshme që profesorët mbi 60 vjeç, si në asnjë vend e universitet apo institucion të botës sepse janë në kulmin e

pjekurisë dhe të veprimtarisë së tyre, për të cilët shoqëria ka investuar aq shumë, do të nxirren në pënsion, sepse ‘gjoja” nuk përballojnë reformën, do të thotë me vetëdije ta kthesh kërkimin shkencor dhe shkollën e lartë në vitet pesëdhjetë të shekullit të kaluar, në fillimet e saja. Dera e madhe e shkencës specialistëve dhe shkencëtarëve të rinj nuk u duhet hapur artificialisht duke u dhënë një vend pune të pa merituar, por duke u dhënë pagën që meriton kualifikimi i tyre dhe mundësitë për kërkim shkencor. Kur atyre tu thonë “puna mbarë” për veprat dhe studimet që do të kryejnë, atëhere normalisht ata ngrihen lart, ngjisin shkallët e qënies akademik, dhe jo me emërim administrativ, sot në vitin 2006. Dallimi midis atyre që janë kualifikuar jashtë shtetit apo ne vend, nuk duhet bërë mbi bazën e gjuhës së diplomës, por të punërave që do të bëjnë, të emrit dhe veprimtarisë së tyre që do të gjendet në internet, e mirënjohur nga bota. Vetëm atëhere ata do të çojnë përpara shkencën shqiptare dhe do ta bëjnë të njohur në botë.

Se pësti, dhe jo për nga rëndësia, kërkuesit shkencorë duhet të kenë pagën që meritojnë për kontributet që japin. Për të bërë flokët permanent, një vajze i duhet të paguajë mbi 2000 lekë. Një profesor i jashtëm, për një orë leksioni merr 300 lek. Po nuk u rregullua ky dispropocion monstruoz, zor se truri i kualifikuar shiptar do të vijë në universitetet dhe institutet shkencore të vendit. Ja nga duhet të nisë reforma.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

**Gazeta BALLKAN** 24 janar 2006

**NGROHJA DHE FRESKIMI I GODINAVE DUHETË BËHET EDHE NË SHQIPËRI ME SISTEME MODERNE QË SHFRYTËZOJNË EDHE ENERGJINË E RINOVUESHME GJEOTERMALE DHE JANË EKONOMIKË E FITIMPRURËS**

Në gazetën "Shqip" të datës 30 prill 2006, u botua artikulli "Absurdi i rradhës-institucionet të ngrohen me naftë", në të cilin me të drejtë jepet alarmi për një problem madhor shqetsues, siç është ngrohja e godinave, i cili programohet të zgjidhet mbrapsh. Është e çuditshme që ekspertët e Ministrisë së Financave që kanë rekomanduar e programuar ngrohjen e institucioneve me naftë, një sistem ngrohje e shekullit të kaluar dhe jashtëzakonisht i shtrenjë në kushtet e çmimit të naftës. Ky projekt propozim që Ministria e Financave i paraqet Këshillit të Ministrave, më nxiti që të parashtroj përpara opinionit të gjerë, meqë ka rënë në veshë të shurdhër gjatë këtyre gjashtë viteve të fundit në insitucionet shtetërore, se sot bota për ngrohje dhe freskimin e godinave, gjithënjë e më shumë po i kthehet përdorimit të energjive të rinovueshme, si ajo e diellit, nxehtësinë e Tokës, krahas edhe sistemeve të mirënjohura.

**Nxehtësia e tokës është energji alternative, miqësore me mjedisin, që duhet shfrytëzuar edhe në Shqipëri**

Shfrytëzimi i energjive të rinovueshme, si e ujit, e Diellit, e erës, gjeotermale dhe e biomasës, është prirja e sotme në vëndet e përparuara të botës, për disa arësye: së pari për të plotësuar kërkesat energjetike që nuk arrihen nga resurset energjetike të lëndëve djegëse dhe së dyti, janë energji miqësore për mjedisin. Gjatë shfrytëzimit të energjive të rinovueshme nuk çlirohen gazra që krijojnë efektin serë dhe nuk kanë impakte negative të mëdha mbi mjedisin, madje shpesh herë ndikojnë për përmirësimin e ekosistemeve.

Kërkesa për energji për ngrohjen dhe freskimin e banesave është shumë e madhe edhe në kushtet e krizës energjetike e vendit gjithnjë e në rritje. Qysh pesë vjet më parë konsumi i energjisv elektrike për ngrohje zinte 23.8% të totalit të energjisë elektrike të prodhuar në vend dhe sot është akoma më tepër. Ky fakt, si edhe shkuarja qoftë edhe gradualisht drejt zbatimit të normave europiane për ngrohjen e banesave, për të lënë mprapa ngrohjen vetëm të një dhome nga shqipëtarët në shekujt e varfërisë së tyre, na nxitën të mendojmë për të kontribuar në zgjidhjen e këtij problemi. Çështja bëhet akoma më problemore me përdorimin e naftës e gazit për ngrohje, të cilat veç të tjerash emetojnë në atmosferë sasi të mëdha gazi $CO_2$. Prandaj është e kuptueshme që zhvillimet energjetike bashkohore në shtetet e përparuara karakterizohen sot nga shfrytëzimi gjithënjë e më shumë e energjive të rinovueshme. Toka është një planet i nxehtë. Shfrytëzimi i drejtpërdrejtë i energjisë gjeotermale zë një vend të rëndësishëm në bilancin energjetik pas energjisë hidrike. Energjia gjeotermale është energji alternative, miqësore me mjedisin, me efekte shfrytëzimi kompleks dhe kaskadë. Ajo shfrytëzohet edhe drejt për së drejti në shumë fusha të veprimtarisë jetësore dhe ekonomike. Në nivel botëror, në vitin 2005 kapaciteti i instaluar dhe energjia gjeotermale e shfrytëzuar drejtpërdrejtë është 27,825 Mega Wat, nga të cilat për ngrohjen dhe freskimin e godinave ky kapacitet është 15,723 Mega Wat.

Potenciali real i energjisë gjeotermale mund dhe duhet të shfrytëzohet për qëllime ekonomike edhe në Shqipëri. Strukturat gjeologjike edhe në territorin shqiptar, kanë fluks nxehtësie të aftë për tu vënë në shfrytëzim. Në Shqipëri ka edhe shumë burime dhe puse të ujrave termale, të cilët japin ujëra me temperaturë

deri 65.5 °C dhe me prurje deri 15 l/sek. Aktualisht në Shqipëri ekzistojnë studime gjeotermike, hidrogjeologjike, hidrokimike dhe biologjike të ujërave termale, si edhe studime mjekësore. Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës, botoi në muajin tetor 2004 "ATLASI I BURIMEVE TË ENERGJISË GJEOTERMALE NË SHQIPËRI", në kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim e Zhvillim "Pasurite Natyrore", 2003-2005 të drejtuar nga Akademia e Shkencave. ***Mbështetur në kapacitetet e energjisë gjeotermale në Shqipëri, si edhe në përvojën boterore të shfrytëzimit të kësaj energjie me teknologji moderne dhe me efektivitet ekonomik të lartë, tërheqim vëmendjen e institucioneve shtetërore dhe komunitetit të biznesit shqiptar se energjia gjeotermale mund të kontribuojë në përmirësimin e bilancit energjetik të vendit, si edhe ka mundësi të krijojë bisnese të reja fitim prurëse në disa drejtime*:**

1. Shfrytëzimi kompleks dhe kaskadë i nxehtësisë së ujërave gjeotermale. Deri tani vetëm disa ujëra të burimeve termale, si ato të Lixhave në Elbasan, Në Bilaj të Fushë Krujës, të Peshkopisë etj shfrytëzohen vetëm për kurimin e sëmundjeve të ndryshme. Por ky shfrytëzim i kësaj energjie aktualisht bëhet në mënyrë primitive, si koncept dhe si mundësi zhvillimi. Këto ujëra mund të shfrytëzohen me efektivitet të lartë ekonimik për:
**a) Ekoturizmin gjeotermal**. Mjafton të përmëndim se në Itali, qëndrat komplekse gjeotermale i vizitojnë rreth 2.5 milion turistë/vit. Mund të ndërtohen hotele me pishina me ujë të ngrohtë, me sauna, me salla e fusha sportive, me lokale argëtimi, etj.
**b) Klinika mjekësore moderne,** për të tërhequr edhe paciente të huaj, që duan të shfrytëzojnë vetitë e rralla kuruese të shumë ujërave termave të vendit tonë.
**c) Ngrohjen e serave dhe zhvillimin e akuaulturës** (rritje rasati të peshve dekorative dhe të rrallë, si edhe të algave me të cilat prodhohen pomadat më të shtrenjta për shumë sëmundje dhe kozmetike.
**d) Nxjerrje e kripërave dhe e mikroelementeve** të dobishëm.
**e)Industrializim i disa ujërave minerale** të veçantë.

2. Ngrohja dhe freskimi i banesave me sistemin moderne *pus-këmbyes vertikal nxehtësie-pompë gjeotermale nxehtësie*. Rëndom, kur bëhet fjalë për energjinë gjeotermale, njerëzit nënkuptojnë vetëm ujërat e ngrohta të burimeve. Kjo është një pjesë e të vërtetës. Por këto ujëra janë zakonisht të rrallë dhe të pakët. Ajo që ka kudo dhe në sasi të mëdha është nxehtësia e shtresave të tokës që nga pjesët pranësipërfaqësore e deri në thellësi të mëdha. Kësisoj, burimi kryesor i energjisë gjeotermale është nxehtësia e këtyre shtresave. Ky duhet të jetë drejtimi kryesor i përdorimit të energjisë gjeotermale është shfrytëzimi i nxehtësisë së shtresave të Tokës Këto sisteme, për të njëjtën kapacitet ngrohës ose freskues, duke shfrytëzuar energjinë gjeotermale, konsumojnë mesatarisht mbi 3 herë më pak energji elektrike, në krahasim me kondicionerët me pompa nxehtesie ajër-ajër, që përdoren sot në vendin tonë, ose ngrohja me këto sisteme është mbi katër herë më të lirë sesa ngrohja me kaldajë me naftë.
Burime nxehtësije mund të jenë shtresat pranësipërfaqësore deri në thellësinë 100-150 m, uji nëntokësor, i ngrohur nga nxehtësia e shtresave dhe uji i liqeneve dhe i deteve. Nxehtësia nga shtresat e tokës merret me anën e këmbyesve të nxehtësisë të montuar në puse të cekët.

***Aktualisht këto janë sistemet më moderne, me efektivitetin ekonomik më të lartë dhe konsumin më të vogël të energjisë elektrike, me teknologji më të përparuar miqësore me mjedisin dhe po bëhen gjithënjë e më shumë më popullore.***
Në 26 shtete në Europë dhe në SHBA, sipas te dhenave jo te plota per vitin 2005 janë montuar 900 mijë instalime BHE-HP, më fuqi 12 kW sejcila, për ngrohjen dhe freskimin e shtëpive-vila, por ka edhe mijëra instalime më fuqi deri 500-1500 kW për ngrohjen e institucioneve dhe të blloqeve të banesave komunale. Kapaciteti i instaluar është 15 723 MWt dhe energjia e shfrytëzuar 24 200 GWh. Në Gjermani aktualisht ka mbi 40 mijë instalime. Në vitin 2005 janë instaluar 6799 pompa gjeotermale nxehtësie dhe vetëm 1526 kondicionerë me pompa ajër-ajër. Shëmbull tipik është edhe Zvicra, ku ka 25 000 instalime, me fuqi të pompës nga 19-40 kW, të cilët shfrytëzojnë nxehtësinë e shtresave pranësipërfaqësore të tokës me temperaturë 10$^{o}$C. Në Austri ka 23 000 instalime, në Suedi 200 000, në Danimarkë 43 000, në Francë 40 000, në USA 600 000 instalime etj.

**Tabloja e energjisë gjeotermale të shtreseva pranë sipërfaqësore në Shqipëri.**

Ashtu si kudo, edhe në Shqipëri shtresat pranësipërfaqësore të Tokës kanë nxehtësi. Nga analiza e gjendjes së regjimit gjeotermal të kësaj prerjeje gjeologjike, rezulton se kjo prerje gjeologjike ka energji gjeotermale e niveleve të tilla që lejon të shfrytëzohet nxehtësia e tyre për të ngrohur e freskuar godinat (zyra, spitale, bibioteka, shkolla, teatro e kinema, godina aeroporti etj) si edhe blloqe banesash e vila për banim, duke shfrytëzuar sistemet moderne të ngrohjes Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie.

**Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse gjeotermale.**

Kosto e investimit për sistemet e ngrohjes gjeotermale luhaten 34-216 Euro/m$^{2}$ të sipërfaqes së godinës. Kosto më e ulët është në rastet kur si burim nxehtësie shërben uji nëntokësor, për marrjen e të cilit kërkohet të shpohet pus i cekët, në të cilin mund të bëhet edhe ri-injektimi i ujit përsëri në shtresë pasi kalon nëpër pompën gjeotermale. Kosto maksimale del kur burim nxehtësie janë shtresat pranësipërfaqësore dhe për të nxjerrë nxehtësinë kërkohet të shp;ohen puse deri 100m të thellë për të vendosur këmbyesin vertikal të nxehtësisë.

Sistemet këmbyes nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie kanë marrë këtë zhvillim megjithesë kanë kosto ndërtimi 30-40 % më të lartë se kosto e sistemeve ngrohëse konvencionale më boiler nafte. Ka disa arsye për këtë:

**1) Konsiderata ekonomike**. Instalimet gjeotermale gjejnë përdorim sepse kosto vjetore e energjisë elektrike për pompën termike dhe pompën e qarkullimit të sistemit KN-P-PGjN janë në mënyrë të konsiderueshme shumë më të ulta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët.

**2) Konsiderata mjedisore**. KNP-pompë termike është një sistem mjedisor i pastër që nuk emeton gaze $CO_2$ ("efekti serë"), kështu që evitohet për pronarin e shtëpisë pagesa e taksës për emisionin e gazeve $CO_2$, e cila është në diskutim në vendet e Komunitetit Europian.

**3) Mbështetje qeveritare**. Për instalimin e sistemit KN-P-PGjN, qeveria japoneze jep një investim prej 200 USD për çdo kW të pompës gjeotermale të nxehtësisë, duke patur një limit të sipërm 5 200 USD.

Nga vlerësimet ekonomike për sistemet ngrohës të ndryshme, në disa vende rezulton se sistemi gjeotermal ngrohës ka kosto njësi vjetore 2-5.5 Euro/$m^2$, sistemi me naftë rreth 19.8 Euro/$m^2$, sistemi me kondicioner rreth 15.5 Euro/$m^2$. Siç duket, sistemi ngrohës me naftë që propozon Ministria e Financave ka koston më të lartë edhe në krahasim me përdorimin e kondicionerëve.

Periudha e vetshlyerjes së investimeve shtesë për shpimin e puneve në sistemin "pus-pompë gjeotermale nxehtësie" është rreth 2 vjet, duke u mbuluar vetëm me shpenzimet që do të bëheshin për naftën e kaldajës, ose 5 vjet, duke u mbuluar vetëm me shpenzimet që do të bëheshin për energjinë elektrike të kondicionereve.Periudha e vetshlyerjes së të gjithë investimit është 3-6 vjet, në varësi të vurimit të energjisë gjeotermale. Periudhën më të shkurtër e kanë sistemet që si burim kanë ujërat nëntokësore.

***Thirrje për investim***

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme, veçanërisht më kushtet e krizës energjetike që po kalon vendi. Një ndër rrugët e duhura është edhe përdorimi i energjisë gjeotermale. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërore ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me qymyr. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e bisnesmenëve që tregëtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Edhe biznesmenëve që realzojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistëve që punojnë për ta është e domosdoshme, që pas vlerësimit të përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe freskuese me kondicionerë ajër-ajër,ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonmisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, do të ndodhen përpara faktit që sistemet moderne do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga Greqia, Maqedonia, Serbi-Mali i Zi, që kemi fqinjë e më larg, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh në vendet e tyre. Kështu, biznesi i kompanive shiqptare të kondicionimit dhe klimatizimit do të vijë duke u rrudhur. Futja e sistemeve ngrohëse dhe freskuese me anën e energjive të rinovueshme, midis të cilët atë të nxehtësisë së Tokës, duhet të fillojë të realizohet.

Për të hapur këtë drejtim të ri të përdorimit të energjisë gjeotermale propozojmë që të ndërtohet në Tiranë një instalim demonstrativ, duke ngrohur dhe freskuar një godinë. Le të jetë kjo godinë një spital ose klinikë mjekësore, një konvikt, qoftë edhe një godinë e re shumëkatëshe ose vilë private që ndërtohet. Me realizimin e kësaj projekt ideje i bëhet apel administratës shtetërore që mbulon problemet energjetike, komunitetit të biznesit si edhe opinionit tekniko-shkencor, që të krijojnë mundësi për të bërë ngrohjen e banesave sa më ekonomike dhe sa më mirë. Shteti, me levat e veta ekonomike duhet të stimulojë futjen edhe në Shqipëri të këtyre sistemeve moderne dhe shume ekonomike e miqësore me mjedisin. Komuniteti i biznesit duhet ti njohë dhe të investojë për ndërtimin e sistemeve Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie,

duke hapur rrugë për biznese të reja, në plan kombëtar. Universitet teknike të shpërndajnë njohuritë për këto sisteme bashkëkohore dhe të bëhen nxitës të zbatimit të tyre në Shqipëri.

Prof. Dr. Alfred Frashëri
Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave

Gazeta **BALLKAN**, 31 MAJ 2006

## MUNDESI PER HAPJEN E BIZNESEVE TË REJA FITIM PRURËSE: NGROHJA DHE FRESKIMI I GODINAVE ME ENERGJINË E RINOVUESHME GJEOTERMALE

Studimet e energjisë gjeotermale në Shqipëri, të kryera në vitet 1991-2005, nga Fakulteti i Gjeologjisë dhe Minierave, që u kurorëzuan me botimin e "Atlas i burimeve të energjisë gjeotermale në Shqipëri" (2004), në Kuadrin e Programit Kombëtar për Kërkim e Zhvillim, drejtuar nga Akademia e Shkencave (2003-2004), argumentuan se Shqipëria ka rezerva te energjisë gjeotermale, të cilat mund të shfrytëzohen për shumë qëllime, ndërmjet të cilave edhe për ngrohjen e freskimin e godinave, të serave etj. Për sensibilizimin e opinionit publik dhe institucioneve shtetërore për këtë problem ka punuar edhe Shoqata "Mbrojtja dhe ruajtja e ujërave të embla dhe bregdetare të Shqipërisë" ne kuadrin e Programit Global Envrironmental Fund, Small Grant Program (GEF-SGP).

***Mbështetur në këto potenciale të energjisë gjeotermale në Shqipëri, si edhe në përvojën boterore të shfrytëzimit të kësaj energjie me teknologji moderne dhe me efektivitet ekonomik të lartë, tërheqim vëmendjen e institucioneve shtetërore dhe komunitetit të biznesit shqiptar se energjia gjeotermale mund të kontribuojë në përmirësimin e bilancit energjetik të vendit, si edhe ka mundësi të krijojë bisnese të reja fitim prurëse në disa drejtim, midis të cilave ngrohja dhe freskimi i godinave dhe serave është ndër kryesorët.***

Kërkesa për energji për ngrohjen dhe freskimin e banesave është shumë e madhe, edhe në kushtet e krizës energjetike e vendit gjithnjë e në rritje. Qysh pesë vjet më parë konsumi i energjisë elektrike për ngrohje zinte 23.8% të totalit të energjisë elektrike të prodhuar në vend dhe sot është akoma më tepër. Çështja bëhet edhe më problemore me përdorimin e naftës e gazit për ngrohje, që ka kosto shumë të lartë dhe emetohen sasi të mëdha gazi $CO_2$ në atmosferë.

Në nivel botëror, në vitin 2005 kapaciteti i instaluar dhe energjia gjeotermale e shfrytëzuar drejtpërdrejtë është 27,825 Mega Wat, nga të cilat për ngrohjen dhe freskimin e godinave ky kapacitet është 15,723 Mega Wat.

Ngrohja dhe freskimi i godinave (zyra, spitale, bibioteka, shkolla, teatro e kinema, godina aeroporti etj) si edhe blloqe banesash e vila për banim, bëhet duke shfrytëzuar sistemet moderne të ngrohjes Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie. Burime nxehtësije mund të jenë shtresat pranësipërfaqësore deri në thellësinë 100-150 m, uji nëntokësor i ngrohur nga nxehtësia e këtyre shtresave, si edhe uji i liqeneve dhe i deteve.

### Vlerësime ekonomike për skemën ngrohëse gjeotermale.

Për një vlerësim, po analizohen e krahasohen kostot e instalimit të sistemeve të ndryshme ngrohëse, si edhe shpenzimet për energjinë elektrike ose për konsumin e naftës të sistemeve, për ngrohjen e një moteli tre katësh, me 20 dhoma e anekse të tjera, me sipërfaqe të përgjithëshme 600 $m^2$. Kapaciteti ngrohës i sistemit 68,4 kW, periudha e ngrohjes nëntor-mars, 1800 orë. Vlerësimet janë bërë për sistemet gjeotermale pus-pompë gjeotermale nxehtësie (P-PGjN) dhe pus-këmbyes vertikal nxehtësie-pompë gjeotermale nxehtësie (P-KVN-PGjN), me kondicionere dhe me kaldajë me naftë, sipas çmimeve të vitit 2005 në Shqipëri.

***Kosto paraprake e instalimit për metër katror të sipërfaqes, sipas sistemeve:***
a) Gjeotermal (Pus-kemb.-Vert. Nxeht.-pompe gjeo. nxeht.) 112,63 Euro/$m^2$
b) Gjeotermal (Pus-pompë gjeotermale nxehtësie 71,66 Euro/$m^2$
c) Kaldaje me naftë 44,26 Euro/$m^2$
d) Kondicionerë ajër-ajër, tip "General" 26,00 Euro/$m^2$

Kosto më e ulët e sistemeve gjeotermale është në rastet kur si burim nxehtësie shërben uji nëntokësor, që marret nga pus i cekët. Kosto maksimale del kur burim nxehtësie janë shtresat pranësipërfaqësore dhe për të nxjerrë nxehtësinë me këmbyesin vertikal kërkohet të shpohen puse deri 100m të thellë. Siç duket, kosto për instalimin e sistemit gjeotermal është më e lartë sesa për sisteme ngrohëse me kaldajë ose edhe më kondicionerë ajër-ajër në masën 2-4 herë, por ky shpenzim shtesë shlyhet për 2 deri 5 vjet per sistemin gjeotermal vetëm nga kursimi i shpenzimeve për konsumin e naftës, ose për 10 vjet me energjinë elektrike për kondicionerët.

***Kosto vjetore operative e konsumit të energjisë elektrike ose lëndës djegëse për të vënë në punë sistemin ngrohës**:*

| | | |
|---|---|---|
| a) Sistemi gjeotermal | 34.452 kWh | 3.121 Euro |
| b) Kondicionerë | 62 820 kWh | 5.691 Euro |
| c) Radiatorë elektrikë | 135.000 kWh | 12.223 Euro |
| d) Kaldajë me naftë | 13.410 Lit. naft. | 13.464 Euro |

Sistemet këmbyes nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie kanë marrë këtë zhvillim megjithesë kanë kosto ndërtimi më të lartë se kosto e sistemeve ngrohëse konvencionale me kondicionere ose me boiler nafte për disa arsye:

**1) Konsiderata ekonomike**. Instalimet gjeotermale gjejnë përdorim sepse kosto vjetore e energjisë elektrike për pompën termike dhe pompën e qarkullimit të sistemit KN-P-PGjN janë në mënyrë të konsiderueshme shumë më të ulta shpenzimet për karburantin e kaldajave ose të energjisë elektrike për kondicionerët. **Sistemet gjetermale kanë përparësi, pasi ato konsumojnë 19.14 kW në orë energji elektrike ndësa sistemi me kodicionerë 34,9 kW në orë për shembullin që po analizohet**.Prandaj, kosto specifike totale vjetore për energjinë ngrohëse është 5.12 Euro/$m^2$ për sistemin gjeotermal, për sispemin me kondicionerë 9.49 Euro/$m^2$, me radiatorë elektrikë 20,37 Euro/$m^2$, ndërsa 22,07 Euro/$m^2$ për sistement me naftë.

Periudha e vetshlyerjes së investimeve për dy llojet e sisteme gjeotermale rezulton 5 vjet deri 8 vjet. Sistemi me kondicionere vetëshlyhet për 2 vjet. Me gjithë këtë, për arsyet e treguara më lart, përparësi kanë sistemet gjeotermale. Siç është e mirënjohur, për sistemin e ngrohjes me kaldajë me naftë nuk bëhet fjalë për vetë shlyerje dhe, për rastin që po analizohet, ai konsumon 13410 litra nafte/vit ose 13464 Euro/vit dhe është më i shtrenjti.

**2) Konsiderata mjedisore**. KNP-pompë termike është një sistem mjedisor i pastër që nuk emeton gaze $CO_2$ ("efekti serë").

**3) Mbështetje qeveritare**. Siç u tregua më lart, sistemi gjeotermal konsumon deri dy herë më pak energji elektrike sesa sistemi me kodicionerë, kësisoj jep ndihmesë për përmirësimin e bilancit energjetik të vendit. Prandja, qeveritë e shumë vendit stimilojne me anën e invesimeve futjen e sistemeve gjeotermale.Kështu, për instalimin e sistemit KN-P-PGjN, qeveria japoneze jep

qytetarëve falas një grant prej 200 USD për çdo kW të pompës gjeotermale të nxehtësisë, duke patur një limit të sipërm 5 200 USD.

### ***THIRRJE PËR INVESTIM***

Zgjidhja ekonomike e problemit të ngrohjes në Shqipëri është një detyrë e ditës, tepër e rëndësishme, veçanërisht më kushtet e krizës energjetike që po kalon vendi. Një ndër rrugët e duhura është edhe përdorimi i energjisë gjeotermale. Në Shqipëri ka një bum në ndërtimet e godinave të larta shumëkatëshe. Ato ende projektohen të ngrohen me kaldaja me naftë ose me gaz, si edhe me kondicionerë ajër-ajër. Në të gjitha godinat e institucioneve shtetërore ngrohja dhe freskimi bëhet me kondicionerë ajër-ajër, spitale, konvikte, hotele, etj ngrohen me sistemin me kaldaja me naftë ose me qymyr. Ka ardhur koha, që të dilet mbi synimet e bisnesmenëve që tregëtojnë naftë e gaz, si edhe mbi praktikat e konsumit të energjisë elektrike që paguhet nga buxheti i shtetit, ose që nuk paguhet ende. Edhe biznesmenëve që realzojnë kondicionimin e mjediseve, si edhe specialistëve që punojnë për ta është e domosdoshme, që pas vlerësimit të përparimit dhe modernizimit që bënë duke futur sistemet ngrohëse dhe freskuese me kondicionerë ajër-ajër,ka ardhur koha që të shkojnë më përpara, duke zbatuar teknologjitë moderne dhe ekonomikisht më të lira, siç është ai gjeotermal dhe i paneleve diellorë. Duke vazhduar të mos i përdorin sistemet me energjitë e rinovueshme, që janë më të lira, në kushtet e ekonmisë së tregut dhe të globalizmit, me shtrenjtimin e energjisë elektrike, do të ndodhen përpara faktit që sistemet moderne do ti zbatojnë në Shqipëri kompani nga Greqia, Maqedonia, Serbi-Mali i Zi, që kemi fqinjë e më larg, të cilat zbatojnë me sukses sistemet gjeotermale prej vitesh në vendet e tyre. Kështu, biznesi i kompanive shqiptare të kondicionimit dhe klimatizimit do të vijë duke u rrudhur. Për të hapur këtë drejtim të ri të përdorimit të energjisë gjeotermale propozojmë që të fillohet të ndërtohet qoftë edhe me një instalim, duke ngrohur dhe freskuar një godinë. Le të jetë kjo godinë një spital ose klinikë mjekësore, një shkollë ose konvikt, një godinë e re shumëkatëshe ose vilë private që ndërtohet. Për realizimin e kësaj projekt ideje i bëhet apel administratës shtetërore që mbulon problemet energjetike, komunitetit të biznesit si edhe opinionit tekniko-shkencor, që të krijojnë mundësi për të bërë ngrohjen e banesave sa më ekonomike dhe sa më mirë. Shteti, me levat e veta ekonomike duhet të stimulojë futjen edhe në Shqipëri të këtyre sistemeve moderne dhe shume ekonomike e miqësore me mjedisin. Komuniteti i biznesit duhet ti njohë dhe të investojë për ndërtimin e sistemeve Këmbyes Nxehtësie-Pus-Pompë Gjeotermale Nxehtësie, duke hapur rrugë për biznese të reja, në plan kombëtar. Universitet teknike të shpërndajnë njohuritë për këto sisteme bashkëkohore dhe të bëhen nxitës të zbatimit të tyre në Shqipëri.

Prof. Dr. Alfred Frashëri*, Prof. Dr. Salvatore Bushati**
*Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave
** Akademia e Shkencave

Gazeta **BALLKAN**, 31 korrik 2006 dhe në Gazetën **BIZNESI** 2 Gusht 2006

## APEL KOMITETIT TE DIGAVE DHE KESH-it PER VISION TE GJERE SHKENCOR BASHKËKOHOR

Dy njoftime në media më tërhoqën vëmëndjen dhe më nxitën të bëj këtë apel:

Së pari, Komiteti Shtetëror i Digave mori vendimin që gjatë vitit 2003 të kryhet monitorimi i digave të hidrocentraleve dhe të bujqësisë. Ky ishte një lajm i mirë, por nuk u tha si do të realizohet monitorimi.

Së dyti, KESH njoftoi se me një projekt me 45 milion USD investime do të kryhet gjatë disa vjetëve rehabilitimi i hidrocentraleve, duke theksuar rehabilitimin e paisjeve elektrike dhe mekanike të tyre. Rehabilitimim i hidrocentraleve të vendit është një lajm i gëzueshëm. Por konceptimi i këtij rehabilitimi është shkencërisht i mangët.

Që gjeneratorët, transformatorët, turbinat etj janë zemra e hidrocentraleve, këtë e dinë të gjithë, dhe serioziteti për regjenerimin e tyre është për tu lavdëruar. Por si çdo organizëm, edhe hidrocentrali nuk ka vetëm zemrën. Meqë duket se kjo harrohet, e oashë të udhë të kujtoj hidrocentrali përbëhet nga diga, impiantet elektrike dhe pajisjet mekanike brenda saj, nga perdja e izolimit poshtë digës, nga shkembinjtë ku mbeshtetet diga dhe nga rezervuari i ujit. Ky është hidrocentrali. Prandaj kur bëhet fjalë për rehabilitimin e hidrocentraleve, ky proces duhet ti përfshijë të gjithë elementët përbërës, me të njejtën ndjenjë përgjegjësie siç mendohet edhe për teknikën. Është fare e qartë për të gjithë, se kur bëhet fjalë, përshembull për regjenerimin e një shtëpie, nuk ndërrohen vetëm mobiljet dhe pajisjet e saj, po restaurohet edhe godina, shikohet nëse pikon çatia apo jo, nëse ka mure të çarë, nëse rrjedhin tubacionet e ujit dhe rregullhen edhe ato.

Si mund të pretendohet se bëhet rehabilitimi i hidrocentralit, kur nuk monitoron:

- Digën me të gjitha elementet e saj,
- Rezervuarin për të vlerësuar sa është kapaciteti ujor faktik sot, pas shumë vitesh shfrytëzimi dhe mbushjes së tij me sedimente të ngurta, dhe
- Stabilizimin e brigjeve të liqenit.

Është e dyta herë që gjatë këtyre 12 vjetëve të fundit po rimerren projekte shumë dhjetra milionë dollarësh dhe në të dy rastet ndërsa mendohet vetëm për pajisjet, pretendohet për rehabilitim të hidrocentraleve. Ky veprim i një anshëm me shpenzimin e qoftë edhe sikur të ishin të falura ato para dhe jo siç janë kredi,

që i jepen vendit dhe që do ti paguajë populli shqiptar dhe ekonomia shqiptare, nuk duhet bërë siç është vepruar ose siç programohet të në të ardhmen.

Shqipëria është vendi me numur më të madh digash në Europë për njësi sipërfaqeje të territorit. Ajo dallohet edhe për nga lartësitë shumë të mëdha të disa digave, që janë ndër më të lartat në kontinent, si diga e Hidrocentralit të Komanit, 164 m e lartë dhe 500 m e gjatë. Digat i përkasin sistemit hidroenergjetik dhe atij të bonifikimit. Jeta ë ketyre digave është nga disa vjeçare deri në 45 vjet. Puna normale e tyre dëshmon më së miri për projektim dhe ndërtim cilësor. Gjatë viteve, gjendja e digave eshtë kontrolluar me metodat e njohura klasike. Nder dhe lavdi atyre që i projektuan dhe ndërtuan këto vepra!

Po, vitet e gjatë të shfrytëzimit të shumë digave, ndikimi i vëprimtarise njerëzore në mjedisin për rreth dhe ndryshimet në sistemin ekologjik gjatë periudhës së punës të tyre, si edhe mungesa e monitorizimit në nivelin e duhur gjatë dhjetë vjëçarit të fundit, kanë sjellë domosdoshmërinë e monitorizimit të digave dhe të nyjevë të tjera hidroteknike të veprave, i cili duhet të bëhet në nivel bashkëkohor dhe sistematik.

Metodat klasike të monitorimit të digave nuk i përgjigjen teknologjive të sotme të kontrollit dhe të monitorizimit të veprave hidroteknike. Sot, vendimet e Këshillit të Ministrave te Republikës së Shqipërisë si edhe Buletinët e ICOLD-it, që shprehin të sintetizuar praktikën aktuale botërore të projektimit dhe të shfrytëzimit të digave, shtrojnë si domosdoshmëri investigimin rigoroz periodik shkencor, mbi bazën e një rregulloreje teknike tashmë të njohur. **Prandaj, është aktuale që** a**shtu, siç është ndërmarë më të drejtë dhe me seriozitetin e duhur rehabilitimi i teknikës së hidrocentraleve, është e nevojshme të ndërmerren studime komplekse me metoda bashkëkohore edhe për rivlerësimin e qëndrueshmërisë së digave dhe të nyjeve të tjera të veprave në kushtet e sotme. Për të realizuar zbatimin e këtyre metodave të reja dinamike të rivlerësimit, është e nevojshme që të disponohen edhe të dhënat teknike përkatëse.** Kjo kërkesë e bën shumë të domosdoshëm kontrollin periodik të parametrave teknikë të veprave hidroteknikë. Ky monitorizim është i domosdoshëm për dy arësye:

Së pari, të njihet plotësisht gjendja e tyre, dhe

Së dyti, të evidentohen nyjet problemore dhe të projektohen masat për sigurimin e punës normale të veprave.

Monitorizimi i digave realizohet sot me kompleks metodash moderne. Vendin kryesor në këtë kompleks e zenë metodat gjeofizike: tomografia sizmike dhe ajo gjeoelektrike, studimi sistematik i veprimtarisë sizmo-akustike dhe sizmologjikë, i deformimeve dhe i vibracioneve, i temperatures etj. Këto, krahas edhe vrojtimeve klasike mbi dinamikën e fitrimit të ujrave, gjendjen e fushës së tensioneve mekanikë etj. Metodat gjeofizike e zënë këtë vend të rëndësishëm ne teknologjine studimore moderne, pasi jo vetëm realizojnë kontrolle pa ndërhyrë në konstruksionin e veprave dhe janë të vetmet që japin mundësinë e kryerjes së tomografisë së konstruksioneve, por edhe kanë mundësinë e përcaktimit të disa

vetive fiziko-mekanike dinamike të materialevë të ndërtimit dhe të shkëmbinjve, siç është moduli dinamik i elasticitetit, të cilat janë parametra të domosdoshme për të përdorur metodat dinamike bashkëkohore të vlerësimit të gjendjes së veprës. Të monitorosh sot digat me metodat e viteve gjashtëdhjetë të shekullit që kaloi, siç mendon ndonjë "gjeoteknik", është aqë absurde sa edhe sikur mjekësia të vendosë sot diagnozat pa radioskopi e radiografi, pa skaner, pa ekografi, pa encelografi etj aparate moderne.

Rezervuarët ose siç rëndom i quajmë liqenet artificialë të hidrocentraleve kanë dy probleme: mbushjen me sedimente me kalimin e viteve të shfrytëzimit, si edhe praninë e rrëshqitjeve në brigjet e tyre. Nuk mund të bëhet fjalë për vlerësim të kapaciteteve energjetike të hidrocentralit pa njohur kapacitetet hidrike aktuale të liqenit. Dhe është e natyrshme që investimet duhet të behën mbi bazën e kapaciteteve energjetike aktuale të secilit hidrocentral. Dhe njohja e mbushjeve të liqeneve nuk bëhet me pe plumbçi, siç e parafytyron ndonjë "specialist", por me metoda gjeofizike të sofistikuara, të afta për të punuar në basene ujore, sipas të cilave jepet struktura e mbushjeve dhe vlerësohet dinamika e tyre.

Aktualisht, në brigjet e liqeneve të hidrocentraleve ka disa rëshqitje. Më të rrezikshmet është ajo e fshatit Poravë në Fierzë dhe e fshatit Ragam në Vaun e Dejës. Këto rrëshqitje janë aktive aktualisht. Për fat të keq, më gjithë se shtëpitë e fshatit Poravë janë të çara dhe të rrezikshme për banim, si edhe nën digën e Ragamit, e cila aktualisht filtron ujë dhe që ndodhet pranë rreshqitjes, si edhe ku sot nën bjefin e poshtëm janë ndërtuar dhjetra shtëpi, nuk po bëhet asgjë për monitorim i tyre, si edhe për vlerësimin e qëndrueshmërisë së tyre. As organeve lokale as qendrore të ndërtimit nuk po u tërheq vëmendjen kjo gjendje e shtëpive në Poravë. Këto nuk mund të jenë pa pasoja edhe për hidrocentralet e Fierzës edhe te Vaut të Dejës. Si mund të mos jenë këto rrëshqitje në qëndër të vëmëndjes gjatë rehabilitimit të hidrocentraleve?

Kësisoj, problemet e kontrollit të gjendjes së konstruksioneve ndërtimore të veprave hidroteknikë, në të gjithë kompleksin e tyre, si digat, shpatet ku mbështeten digat dhe ato të brigjeve të liqeneve dhe mbushja e liqeneve me sedimente të ngurta, nuk kanë qënë trajtuar në projektet e rehabilitimit te hidrocentralevë të realizuara në 10 vjeçarin e fundit në vendin tonë. Aktualisht, për veprat hidroteknike dhe elementët e tyre kryesore nuk ka studime të nevojshme tomografike komplekse, qe te lejojnë të njihet gjendja e tyre e sotme në të gjitha nyjet pas shfrytëzimit të tyre nga 15 deri ne 40 vjet. Në digat e sistemeve të vaditjeve është bërë vetëm vrojtim sipërfaqësor i tyre dhe, sipas nevojës, ndonjë rregullim i pjesëshëm. Të krijohët përshtypja, sikur harrohet që konstruksioni i veprave plaket, shfrytëzimi sjell ndryshime të gjendjes së konstruksioneve dhe të mjedisit për rreth dhe se Shqipëria është një vend sizmoaktiv, me intensitet të lartë tërmetesh. Sikur është krijuar përshtypja që nga këto vepra vetëm mund të marrim dhe kjo do të vazhdojë për vite e vite pa asnjë problem, mjafton që teknika të funksionojë mirë. Aktualisht, mund të bëjmë fjalë vetëm për disa studime të veçanta që kryhen. Por këto nuk përbëjnë të gjitha masat tekniko-

shkencore të nevojshme dhe të domosdoshme, që duhet të merren për problemin në fjalë.

Sot është në rend të ditës monitorizimi modern, sistematik dhe i vazhdueshëm i veprave. Për këtë arësye e pamë të udhës ti drejtohemi opinionit tekniko-shkencor te vendit si edhe organizmave shtetërore përkatëse për të ngritur një problem, për të sensibilizuar punën për zgjidhjen e tij. Një digë që në pamje të parë duket e qendrueshme ose një rrëshqitje jo aq aktive, në kushtet e një tërmeti, ose të shirave të rrëmbyeshëm disa ditore, mund të shkaktojë katastrofa jo vetëm ekologjike, por edhe për jetën e shumë e shumë banorëve, si edhe dëme të pallogaritshme ekonomike. **Prandaj, monitorizimi i veprës duhet të jetë po aq i rëndësishëm sa edhe studimet në fazën e projektimit dhe të ndërtimit të veprës para. Kosto e monitorimit është e vogël, në krhasim me shpenzimet e tjera, ajo zë vetëm disa përqind te gjithë investimeve, por vlera e këtij monitorimi është e pallogaritëshme. Nw Shqipëri ka institucione shkencore të kualifikuara në sistemin e Akademisë së Shkencave , të Universitetit Politeknik, të Shërbimit Gjeologjik Shqiptar dhe të shqatave joqeveritare, për të realizuar këtë monitorim.**

Vendit i duhet që edhe në të ardhmen digat të punojnë të sigurta, të gjthë elementët e hidrocentraleve të jenë në gjendje të mirë, që të arrihet një shfrytëzim normal i veprave, aq të rëndësishme për ekonominë e Shqipërisë.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI
Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave

Gazeta **KOHA JONË**, 29 korrik 2002

## NDËRTIMET E REJA, PA STUDIME GJEOFIZIKE

Merita e Shërbimit Gjeologjik Shqiptar, themeluar 50 vjet më parë, ishte inkuadrimi që në fillim i metodave gjeofizike, fillimisht nëpërmjet ekspeditave me specialistë të huaj dhe në vitet '60-të me gjeofizikë shqiptarë. Kërkimet gjeofizike u përqëndruan në tri qëndra kryesore: në Ndërmarrjen Sizmike-Gravimetrike në Fier, në Ndërmarrjen Gjeofizike të Tiranës dhe në Ndërmarrjen Kantierale (Karotazhi) në Patos, të cilat deri në fund të viteve '80-të, kanë bërë studime me të vërtetë madhështore. Vetëm në vitet '90-të, kur u hoq ndalimi drastik rreth sekreteve shtetërore, specialistët e institucioneve më prestigjioze të Europës Perëndimore dhe ato amerikane kanë vlerësuar jo vetëm nivelin shkencor të studimeve gjeofizike në vendin tonë, por kanë shehur habinë edhe për vëllimet jashtëzakonisht të mëdha të vrojtimeve fushore të kryera në territorin e Shqipërisë.

Në shërbimin gjeofizik për kërkimin e naftë e gazit puna ka filluar në vitet '50-60-të dhe është dhënë një kontribut i rëndësishëm në zbulimin dhe zhvillimin e vendburimeve të naftës dhe gazit. Dy nga degët kryesore të këtij shërbimi, sizmika dhe gravimetria, të drejtuara nga specialistët shqiptarë, mbajtë peshën kryesore për kërkimin dhe zbulimin e zonave naftë-gazmbajtëse. Nga gjeofizika shqiptare gjatë kësaj periudhe 50 vjeçare janç kryer rreth 19.000 km profile sizmike, duke mbuluar tërë territorin perspektiv për naftë e gaz**.** Me punime gravimetrike të kryera bashkë me Qendrën Gjeofizike të Tiranës, është mbuluar i gjithë territori i Shqipërisë dhe është ndërtuar harta, ku veçohen zonat perspektive për naftë e gaz. Punimet e para sizmike u kryen me mbulim njëfish dhe me stacione oshilografikë, të cilët jepnin informacion të pjesshëm për ndërtimin gjeologjik në thellësi. Në fushën e teknologjive të reja në vitet '70-të, filloi të përparojë edhe metodika e kryerjes dhe interpretimit të informacionit sizmik, duke përdorur metoda të kohës.

Kjo periudhë pati si rrjedhojë zbulimin e vendburimeve të Cakran-Mollaj dhe Amonicës. Përpunimi i rezultateve të punimeve fushore filloi të kryhej me ndihmën e Qendrës Llogaritëse Elektronike qysh në vitin 1973, periudhë në të cilën kompiuterat pothuaj mungonin në vendin tonë.

Megjithatë, përmirësime e bëra nuk i kënaqën specialistët, të cilët synonin në përfytytime të sigurta të ndërtimit gjeologjik dhe për të projektuar puse me shkallë të lartë sigurie në zbulimin e naftë dhe gazit. Kjo solli domosdoshmërinë e futjes së teknikës digjitale në regjistrimin sizmik fushor. Në këtë periudhë u kryen për herë të parë edhe pnimet sizmike detare në distance 10-15 km nga vija bregdetare, të cilët kontribuan në zbulimin e gazit në gjiun e Durrësit në Currila. Rezultatet pozitive shpunë në rritjen e konsiderueshme të prodhimit të naftës e gazit.

***Fundi i pamerituar, në vitin 1991.***

Punimet fushore sizmike vazhduan të kryhen në vendin tonë deri në vitin 1994. Mbas kësaj periudhe filloi gradualisht degradimi i stacioneve sizmikë deri sa u arrit që në vitin 2001 të shkrihet komplet Ndërmarrja Gjeofizike që administronte shërbimin gjeofizik dhe të mbetej grupi i interpretimit sizmik, që e ushtron aktivitetin e vet në përbërje të Qendrës Kombëtare Shkencore të Hidrokarbureve në Fier.

Volumi i konsiderueshëm i punimeve sizmike është përdorur dhe përdoret edhe sot nga kompanitë e huaja që kanë ushtruar dhe ushtrojnë aktivitet në

vendin tonë. Profilet sizmikë të kryer nga specialistët shqiptarë, vazhdimisht janë vlerësuar dhe shfrytëzuar nga këto kompani, madje vendimi për të kryer kërkime në rajone të caktuar bëhet pasi vilet informcioni prej punimeve sizmike të kryera më parë nga ekspeditat shqiptare.

Kërkimet gjeofizike të mineraleve të ngurta, të mineraleve të kromit, të bakrit, të qymyreve, të boksideve, të fosforiteve etj., ju ngarkuan një grupi specialistësh të rinj dhe me pak eksperience, por me vullnet e dëshirë për punë,

Brenda disa viteve, këta specialistë dhanë prova për efektivitetin e metodave gjeofizike në ndihmë të kërkimeve gjeologjike të mineraleve të dobishme.

Ata arritën të ngrenë në nivel të kënaqshëm metodat elektrometrike, të magnetometrisë, të gravimetisë së saktësisë së lartë, të radiometrisë dhe të karrotazhit elektrik dhe radiometrik.

Këto arritje shtynë në vitin 1970 krijimin e Ndërmarrjes Gjeofizike, sot Qendra e Kërkimeve Gjeofizike në Tiranë.

Ndërmarrja Gjeofizike e Tiranës, për një çerek shekulli, me mund dhe sakrifica, punoi në të gjithë territoret malore të vendit në kërkimin e mineraleve,

Në kushtet e strehimit në çadra, të ushqyer keq dhe me një punë raskapitëse, nuk u kërkua shumë për vehte, por për pajisje me aparatura të teknologjisë së përparuar.

Nuk janë sllogane të lira partie, apo atdhedashurie, por ishte një brez i mrekullueshëm specialistësh, që me gjithë izolimin, ditë të vënë në punë metodat më modern të kohës.

Kërkimet gjeofiike kanë kontribut të padiskutueshëm në zbulimin e vendburimeve të bakrit në Gjegjan të Kukësit, në Tuç, Qafbari, Lak Roshit dhe Palucës, Munellës, Golajt dhe Palaj-Karnës, Kaçinar etj. Ato kontribuan në zbulimin e disa vendburimeve të kromi, të boksideve, të qymyreve të Tiranës dhe në pellgje të tjera qymyrmbajtëse.

Për këtë mjafotn të përmedim se vetëm Qendra Gjeofizke e Tiranës disponon mbi 22 milion matje fushore, të cilave për mungesë të teknikës përpunuese të kompiuterizuar, nuk i janë vjelë as 50% të informacionit të mbedhur. Në arkivat e Qendrës së Gjeofizikës ndodhet një material shumë i vlefshëm, i cili mund dhe duhet të përpunohet dhe të studiohet edhe në të ardhmen. Këtë e theksojmë pasi politikat ekonomike të shtetit të sotëm, por edhe në të ardhmen, zor se do të investojnë shuma të tilla për kërkimet gjeologjike dhe gjeofizike.

Paralel me kërkimin e minerakeve të dobishme, metodat gjeofizike u zhvilluan edhe për studime me karakter gjeoeknik dhe gjeologo-inxhinierik. Është kryer mikrozonimi sizmik i qyteteve kryesore të vendit dhe vlerësuar rreziku sizmik i tyre. Është studiuar shtrati i lumit Drin në vendin ku është ndërtuar diga e hidrocentalit të Vaut të Dejës, është studiuar trualli ku është ndërtuar uzina e plehrave azotike në Fier, trasea e autostradës Fushë Krujë-Milot, e hekurudhës Milot-Klos, është kontrolluar gjendja teknike e digave të hidrocentraleve, janë studiuar vendndërtimet e urave të Mifolit, të Matit, të urave të tjera hekurudhore në Fan, tuneli i Qafë Thanës etj.

Por, në 50 vjeotirn e shërbimit Gjeologjik Shqiptar, i cili organizoi kërkimet gjeologjike komplekse të suksesshme, kanë ndodhur ndryshime thelbësore në gjendjen, organizimin dhe drejtimet e zbatimeve të këtyre kërkimeve. Këto ndryshime kanë prekur edhe gjeofizikën, e cila gjithashtu duhet të përballojë sfidat e kohës, në kushtet e ekonomisë së tregut.

Shkas për shkrimin e këtij artikulli kanë shërbyer disa dukuri negative në kërkimet gjeologjike gjatë viteve nëntëdhjetë dhe këto dy vitet e para të shekullit të ri. Në këto vite të tranzicionit është prishur në përgjithësi kompleksiviteti i kërkimeve dhe përcaktimeve gjeolgjike. Aktualisht, në përgjithësi, nuk bëhen kërkime komplekse të duhura të mineraleve të dobishme dhe të kërkimeve të ujit, etj., të cilat përbëjnë pasuri të padiskutueshme kombëtare. Nuk bëhen studime të mirëfillta, atje ku bëhen ndërtime të godinave shumëkatëshe, të autorstradave dhe rrugëve automobilistike, të urave dhe të earoporteve, në studimin e impakteve në ekosistemet dhe në monitrimin e mjedisit, të ndotjes së horizonteve ujëmbajtës dhe të ndërtimeve.

Dukuri të tilla sjellin pasoja shumë të rrezikshme për vendin, sikurse u vërtetua nga përmbytjet e këtij viti. Është lehtësisht e kuptueshme se një godinë shumë katëshe e ndërtuar pa studimet dhe kontrollin e duhur gjeologo-inxhinierik nuk ka asnnjë garanci për qëndrueshmërinë e saj. Një trase rruge, pa studiuar qëndrueshmërinv e trasesë e të shpateve, rrezikon prishjen e shpejtë dhe shpenzime suplementare. Mosmonitorimi i gjendjes teknike të digave dhe argjinaturave sjell rrezikshmërinë e përmbytjeve, madje mund të shkaktojnë katastrofa të mëdha.

***Shqipëria rasti më negative në Lindje***

Një dukuri tjetër negative është reduktimi drastic i kërkimeve dhe kontrolleve gjeofizike. Në ndryshim nga shumë institucione të gjeologjisë në vendet e tjera të Evropës Lindore, në Shqipëri nuk u ruajtën ekipet shumë të kualifikuara, as laboratorët e gjeofizikës së naftës dhe të mineraleve të dobishme të ngurta. Ato nuk, u ndihmuan për tu fuqizuar me teknikë e teknologji për tu bërë të afta që të punonin jo vetëm në vend, por edhe jashtë shtetit. Faktikisht, sot në Shqipëri vijnë e kryejnë punime për kërkimin e naftës dhe të gazit ekipe sizmike të huaja, duke përdorur specialistë dhe punonjësit tanë.

Prandaj normalisht lind pyetja: A mundet që gjeofizika shqiptare të përballojë sfidat e kohës? Mendimi i ynë është pozitiv. Gjeofizika shqiptare është e aftë t'I përballojë këto sfida. Ky mendim bazohet në arritjet pesëdhjetëvjeçare të gjeofizikës shqiptare në kuadrin e kërkimeve komplekse gjeologjike të naftës dhe të gazit, si edhe të mineraleve të dobishme të ngurta dhe të gjeofizikës inxhinierike. Gjeofizika shqiptare tashmë është e mirënjohur edhe në nivele ndërkombëtare. Për këtë mjafton të përmendim që edhe në vitet nëntëdhjetë, gjeofizikanët shqiptarë kanë paraqitur me sukses rezultatet e studimeve të tyre më të mira, të sintetizuara në 200 kumtesa në kongrese e konferenca ndërkombëtare, ku kanë marrë edhe vlerësimet më të mira.

Pra, janë të gjitha mundësitë, por në kushtet e krijuara duhet një reflektim i thelluar dhe organet kompetente shtetërore, institucionet shkencore të specializuara të tyre, të marrin përsipër kontrollin tekniko-shkencor të projekteve të ndërtimeve të rëndësishme dhe të trualit, sepse, edhe nëse një vepër apo një godinë është prone private, në vendin ku është ngritur merr rëndësi shoqërore dhe rezikshmëri për të gjithë në rast shëmbjeje. Këto institucione duhet t'i rekomandojnë organeve shtetërore edhe nevojën e programimit e monitorimit të objekteve të ndryshme ndërtimore dhe natyrore. Ato duhet të kontrollojnë dhe të dënojnë edhe veprime kriminale që lidhen me falsifikimin e prerjeve gjeologjike të puseve të pa shpuar deri në thellësinë e kërkuar, ose falsifikimin e shpimeve, ë studimeve për sizmicitetin dhe analizave laboratorike të pa kryera.

Aktualisht është e domosdoshme, që nesër të mos jetë vonë, që njësive gjeologjike private, ose edhe publike, që kryejnë studime inxhinierike, jo vetëm t'u kërkohet që këto studime të jenë komplekse, të realizuara me metoda basjkëkohore dhe të kontrollohen për këtë, por edhe të ndihmohen me kredi që të kenë mundësi të sigurojnë teknologjitë moderne, si edhe kualifikimin e specialistëve të tyre.

Riroganizimi i punës për vlerësimin dhe oponencën ndaj projekteve të rëndësishme të ndërtimeve dhe plotësimi i ligjëshmërisë rreth përpilimit të dokumentacioneve të sakta, rreth kontrolleve të detyrueshme dhe normave penalizuese, nuk janë tepër të vështira për t'u realizuar. Të mos harrojmë se Shërbimi Gjeologjik Shqiptare, me ligj është "Organ Këshilltar Teknik i Shtetit", i cili duhet të vihet pikërisht në rolin për të cilin është krijuar.

Nga ana tjetër ka ardhur koha që të ngrihet edhe në Shqipëri "Urdhëri i Inxhinerëve", siç është përshembull "Urdhëri i Mjekut" . Të ashtuquajturat "licenza", që lëshon Ministria Punëve Publike dhe Turizmit , nuk kanë vlerë të vërtetë, sepse jepen nga komisione përgjithësisht të pa kualifikuar. Licenzën teknike shkencore inxhinierët dhe specialistët e marrin në universitet. Nuk mund të ketë komisione që dalin mbi këtë diplomë. Aftësinë në punën e përditshme, cilësinë dhe saktësinë e punës gjatë jetës profesionale të specialistëve, në vendet e përparuara, të mos vemë më larg, po në Itali, etj, e ndjekin "Urdhërat e Inxhinierëve", të krijuara me ligj, Në këtë Urdhër janë të detyruar të regjistrohen të gjithë inxhinierët dhe specialistët që kryejnë punë projektuese e zbatuese, krahas regjistrimit të tyre në gjykatë për të njohur përgjegjësitë që rrjedhin nga puna e tyre, si edhe organet e finances për pagesën e taksave.

Koha dhe ekonomia e tregut kërkojnë që gjeofizika të ngrihet në nivele më të lata dhe të gjejë zbatim më të gjerë. Kjo është e mundur të arrihet, sepse ajo mbështetet mbi një bazë të kosoliduar dhe mbi një përvojë të mirënjhur edhe jashtë kufinjve të vendit. Dhe kur flasim për ndryshimet e kohës, ato duhet të jenë në përputhje me nivelin aktual teniko-shkencor të teknologjive gjeofizike, me organizim në pajtim me ekonominë e tregut, me saktësi që t'i përgjigjet kërkesave të ditës dhe të perspektivës, si edhe me një bashkëpunim tekniko-shkencor të frytshëm me vendet e tjera.

Prof. Dr. Alfred Frashëri, Prof. Dr. Radium Avxhiu, As. Prof. Dr. Vilson Bare

**Gazeta ALBANIA**, 19 TETOR 2002

**VEPRIMTARIA E PAKONTROLLUAR NJERËZORE SHKATËRROI PJESËN SHQIPTARE TË LIQENIT TË PRESPËS SË VOGËL**

**Pyetje**: Është bërë e njohur se pjesa shqiptare e liqenit të Prespës së Vogël është mbushur me llumra të lumit Devoll? Mendon njeri për këtë tjetërsim të territorit shqiptar dhe shkatërrim të një liqenin ndërkufitar?

**Përgjigje**: Është e vërtetë. Pjesa shqiptare e liqenit të Prespës së Vogël është mbushur me llumra dhe është tjetërsuar: nga liqen në tokë të lagët kënetore. Në vitet shtatëdhjetë deri vitet e fundit, sipas një projekti teknikisht të pabazuar, uji i lumit Devoll derdhej dimrit në këtë liqen, me qëllim që të rezervohej dhe të shërbente për të ujitur fushën e Korçës dhe të Devollit në verë. Në të vërtetë, uji nuk mund të rezervohej në këtë liqen, sepse ai komunikon me liqenin e Prespës së Madhe, që ndodhet më poshtë. Uji nga Prespa e Vogël derdhej në Prespën e Madhe, i pastruar. Llumi mbushte Prespën e Vogël, duke e shkatëtruar. Shihni fotografitë e bëra në vitin 2000 dhe tani, në tetorin e 2006. Ato nuk kanë nëvojë për komente.

Përgjegjësi kanë dikasteret dhe zyrat shtetëtore që mbulojne mbrojtjen dhe ruajtjen e mjesdisit dhe të bujqësisë. Tërë jetëm time e kam lidhur me truallin shqiptar, i kam rënë kryq e përgjatë Shqipërisë më këmbë. Prandaj unë dua të pyes drejtuesit e ketyre dikastereve, te sotem dhe te kaluar: a do të kënë ndonjëherë vullnetin dhe dëshirën që ti dalin zot truallit shqiptar? Ti dalësh zot truallit të atdheut tënd është detyra numër një e ndërgjegjes. Profesorëve që ruajnë mjedisin dhe komandojnë bujqësinë dua tu kujtoj edhe se krimi mbart vetinë e paspagesës: kur shkatërrimi të vejë deri në pjesën Greke të Liqenit të Prespës së Vogël, shtetit fqinjë i lind e drejta ligjore të kërkojë dëmshpërblim nga Shqipëria, dhe siç dihet dëmshpërblime të tilla janë jashtëzakonisht të mëdha. Dhe dikush do të kujtohet: ç'bëre ti zoti Ministër, pse ishe ti? Pse se mbrojtje natyrën e vendit? Madje edhe fëmijëve të tyre në vite do tu thonë: këta janë fëmijët e ministrit që lejoi prishjen e kësaj perle të natyrës shqiptare.

**Pyetje**: Po gjeografëve çfarë mund t'u thoni?

**Përgjigje:** Kur të zhvillojnë mësimin, le tu tregojnë nxënësve se Shqiparia ka patur dy liqene të Prespës, perla të natyrës të Shqipërisë dhe Ballkanit, të mirënjohura botërisht dhe të mbrojturta edhe nga Protokolli i Ramsar-it. Sot ka vetëm një. Liqeni Prespa e Vogël u mbush me llum dhe u shkatërrua nga veprimtaria njerëzore. Pa asnjë më të voglin shqetesim, organet përgjegjës të shtetit, për mëse një çerek shekulli, bënë sehir dhe lejuan të tjetërsohet territori i

atdheut, të shkatërrohet një liqen ndërkufitar, me të gjitha pasojat e veta, duke shkelur edhe Kushtetutën e Shqipërisë.

**Pyetje**: Ç'farë mund të bëhet tani për këtë ish liqen?

**Përgjigje**: Natyrisht, siç ka qenë nuk bëhet më. Ai ka qenë një liqen aq i kulluar sa dukeshin zajet në fundin e tij, si një qilim i bukur. Por ka mundësi të rekuperohet dhe të kryhen punime për ta rigjallëruar këtë habitat, një nga më të pasurit në Ballkan për faunën e florën e tij. Për këtë duhet të ndërmerrren projekte serioze nga institucione e njerëz të ditur dhe jo si ato projekte të fshehtë, disa milion eurosh, të pesë vjetëve të fundit, të cilët çdo gjë mund të kenë bërë, por problemin kryesor e kanë anashkaluar.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave.

Gazeta **KOHA JONË,** 7 maj 2001

**DETYRA E JONË ËSHTË QË TI MBROJMË VEPRAT HIDROTEKNIKE.**

Ngjarjet e permbytjeve te perseritura vitet e fundit ne rrethet veri perendimore te vendit, rreshqitje te cilat kane shkaktuar shkaterrime shtepish dhe segmente rrugesh, ose te tjera qe kane sjelle çarje te mureve te shtepive, si ajo e Poraves ne bregun e liqenit te Fierzes, shkaterrimi i diges keto dite ne rrethin e Elbasanit, rreshqitjet ne digen e liqenit artificial te Tiranes etj. na shtyne te shfaqim mendimin tone, per nje sere problemesh qe lidhen me veprat hidroteknike ne Shqiperi, me mbrojtjen e jetes dhe te pasurise se njerezve nga rreziqet gjeologjike dhe teknike, si edhe te ruajtjes dhe mbrojtjes se mjedisit.

Shqiperia dallohet si nje nder vendet me shume diga, madje edhe nder me te medhate ne Europe. Ato jane elementet kryesore te veprave hidroteknike te medha te vendit tone: Te hidrocentraleve, te rezervuareve te bujqesise dhe te sistemeve te mbrojtjes nga permbytjet ne disa lumenj te vendit, te furnizimit me uje gjithfaresh etj.

Por sa me shume kalon koha, aq me teper del ne pah rendesia e shfrytezimit te pasurise ujore ne Shqiperi, qe per nje rajon mesdhetar konsiderohet si pasuri e fundme. Koha qysh tani ka nxjerre ne pah nevojen e shfrytezimit integral te kesaj pasurije jetike per te tashmen dhe sidomos per te ardhmen.

Keto diga, si edhe elementet e tjere te veprave hidroteknike, kane vite qe jane ndertuar dhe qe ndodhen ne shfrytezim. Nen ndikimin e viteve, si çdo gje edhe konstruktisonet e veprave hidroteknike pesojne ndryshime. Per ti njohur keto ndryshime, ne digat e hidrocentraleve kane qene projektuar dhe vene ne shfrytezim sisteme teknike kontrolli, me paisje dhe teknologji te kohes kur jane ndertuar veprat. Ekipe inxhinjeresh dhe shkencetaresh kane studiuar dhe pegjithesuar informacionin qe eshte grumbulluar. Por keto sisteme, pjeserisht, ose diku edhe teresisht jane shkaterruar gjate viteve te tranzicionit. Veç kesaj, ato nuk i pergjigjen teknologjive te sotme te kontrollit dhe te monitorizimit te veprave hidroteknike. Ashtu siç eshte ndermare me te drejte dhe seriozitetin e duhur rehabilitimi i teknikes se hidrocentraleve, eshte e nevojshme te ndermerren studime komplekse me metoda bashkekohore edhe per rivleresimin e qendrueshmerise se digave dhe te nyjeve te tjera te veprave ne kushtet e sotme.

Problemet e kontrollit te gjendjes se konstruksioneve ndertimore te veprave hidroteknike, ne te gjithe kompleksin e tyre, si digat, shpatet ku mbeshteten digat dhe ato te brigjeve te liqeneve dhe mbushja e liqeneve me sedimente te ngurta, nuk jane trajtuar ne projektet e rehabilitimit te hidrocentraleve te realizuara ne 5-6 vitet e fundit ne vendin tone. Aktualisht, per veprat hidroteknike dhe elementet e tyre kryesore nuk ka studime te nevojshme tomografike komplekse, qe te lejojne te njihet gjendja e tyre e sotme ne te gjitha nyjet pas shfrytezimit nga 15 deri ne 40 vjet te tyre, siç kerkojne ligjet e vendit tone dhe normat teknike te mirenjohura boterore te ICOLD. Ne digat e sistemeve te vaditjeve eshte bere vetem vrojtim siperfaqesor i tyre dhe , sipas nevojes, ndonje rregullim i pjeseshem. Per keto diga, ne pergjithesi, ka patur vetem nje ekuiliber midis nje kontrolli vizual e mirembajtje profilaktike, sesa nje kontroll te bazuar ne perpunimin e te dhenave te nxjerra nga puna konkrete e diges apo vepres.

Nese gjate projektimit apo edhe ndertimit te veprave hidroteknike, veçanerisht te hidrocentraleve, i eshte kushtuar vemendja e duhur studimit gjeoteknik te mjedisit ku ngrihet vepra, si edhe te cilesise se ndertimit, me venien e tyre ne shfrytezim, vemendja kryesore i eshte kushtuar teknikes elektro-mekanike, duke lene ne nje plan te dyte  ose edhe ne hije, kontrollin dhe monitorizimin e gjendjes teknike te gjithe elementeve konstruktive perberes se vepres dhe te mjedist per rreth.

Te krijohet pershtypja, sikur harrohet qe konstruksioni i veprave plaket, shfrytezimi sjell ndryshime te gjendjes se  konstruksioneve dhe te mjedisit per rreth dhe se Shqiperia eshte nje vend sizmoaktiv, me intensitet te larte termetesh. Sikur eshte krijuar pershtypja qe nga keto vepra vetem mund te marrim dhe kjo do te jete per vite e vite pa asnje problem, mjafton qe teknika te funksionoje mire. Aktualisht, mund te bejme fjale vetem per disa studime te veçanta qe kryhen, per ndonje nyje problemore nga ana Institutit te Studimeve te Projektimeve te Veprave Hidroteknike, te specialisteve prane hidrocentraleve dhe ekipeve te specializuar te Korporates Elektro-energjetike Shqiptare KESH, nga Ndermarrja Gjeologji-Gjeodezi, ose nje projekti pilot qe Ministria e Ekonomise dhe e Privatizimit investon ne kuadrin e Programit Kombetar te Kerkim-Zhvillimit ne fushen e gjeologjise, per kontrollin in-situ te gjendjes teknike te veprave hidroteknike me anen e metodave gjeofizike. Por keto nuk perbejne te gjitha masat tekniko-shkencore te nevojshme dhe te domosdoshme, qe duhet te merren per problemin ne fjale.

Nje dige qe ne pamje te pare duket e qendrueshme ose nje rreshqitje jo aq aktive, ne kushtet e nje termeti, ose te shirave te rrembyeshem disa ditore, mund te shkaktoje katastrofa jo vetem ekologjike, por edhe per jeten e shume e shume banoreve, si edhe deme te pallogaritshme ekonomike.

Padyshim, projektimi dhe ndertimi i veprave hidroteknike behet sipas disa kritereve teknike dhe standartesh te percatuara. Por kjo nuk do te thote qe çdo gje perfundon me kaqe. Nje faze tjeter, ajo qe quhet monitorizimi i vepres duhet te jete po aq e rendesishme sa e para.

Sipas te gjitha normave teknike boterore te mirenjohura, me kalimin e viteve behet rivleresimi i qendrueshmerise se nyjeve te vepres, duke perdorur metoda llogaritese moderne. Per kete aresye ka ardhur koha qe kontrolli modern dhe i domosdoshem i gjendjes teknike te veprave hidroteknike te hidrocentraleve dhe te bujqesise, si edhe monitorizimi i tyre te filloje te kryhet sa me shpejt, duke perdorur metoda dhe teknologji te kohes, ne menyre qe te merret informacioni i domosdoshem per te bere kete rivleresim. Ky kontroll sot kryhet ne kompleks me metodat in-situ dhe ato laboratorike si edhe duke shfrytezuar dokumentacionin teknik ekzistues. Kjo metodike komplekse siguron edhe njohjen e ndryshimeve ne kohe te gjendjes teknike te vepres.

Ne kete komples bashkekohor gjeoteknik modern, sot nder vendet kryesore e zene metodat gjeofizike, qe quhen edhe metoda joshkaterruese, pasi informacionin teknik mbi gjendjen e konstruksioneve e marrin pa nderhyre ne to. Ato sigurojne edhe nje informacion teknik te vazhdueshem, qe krijon bazen e

monitorizimit te vepres. Te dhenat klasike te tilla si filtrimet e ujrave, gjendja e tensionuar e masivit te betoneve ne diga, temperatura, sizmiciteti etj, jane te pamjaftueshme per te njohur gjendjen e vepres hidroteknike ne teresi dhe te elementeve te saj ne veçanti. Ne kompkesin e te dhenave per kontrollin e gjendjes teknike te konstruktsioneve dhe te mjedisit per rreth, sot bejne pjese edhe parametra te tjera, si vetite fiziko-mekanike dinamike te materialeve me te cilat eshte ndertuar diga dhe vleresimi i ndryshimit te tyre ne kohe, ndryshimi i struktures se materialit te ndertimit ne varesi te kohes se shfrytezemit, veprimtaria sizmo-akustike, deformacionet mbetese te konstruksioneve, dinamika e qendrueshmerise se shpateve, dinamika e mbushjes se liqeneve me material te ngurte, karakteristika konstruktive dinamike e bazamentit etj.

Ajo qe eshte me kryesorja, kjo njohje nuk duhet vetem nje here. Sot, te gjitha vendet qe i vleresojne pasurite e tyre, midis te cilave veprat hidroteknike zene nje nder vendet kryesore, kryejne monitorizimin e vazhdueshem te gjendjes teknike te veprave. Ne duhet te behemi te ndergjegjshem si edhe mjeket. Ata sot e percaktojne diagnozen mbi bazen e kontrollit mjekesor kompleks, nga shenjat e jashteme te semundjes dhe analizat tek kontrolli i brendeshem me radioskopi, radiografi, tomografi, eko etj. Edhe veprat hidroteknike ne bote ashtu diagnostikohen sot, per te vleresuar sakte dhe ne menyre te plote gjendjen, çka do te lejoje te percaktohen masat e duhura teknike per te evituar demtimet, si edhe per te vleresuar qendrueshmerine e tyre..

Mund te kesh nje hidrocetral te persosur, te fjales se fundit te teknikes dhe te shkences. Mund te kesh nje rezervuar shume te vlefshem per bujqesine. Por ata mbeten ne nivelin e nje teknike me nje rrezik potencial te madh, te pa justifikuar, nese nuk njeh gjendjen teknike te konstruktioneve te te gjitha nyjeve te vepres, ndryshimet qe ajo peson ne kohe, si edhe rrezikun gjeologjik te mjedisit rrethues.

Sot ne Shqiperi po hartohen projekte dhe programe te ndryshme per deget kryesore te industrise dhe bujqesise sone kombetare, si nga institucionet shteterore shqiptare ashtu edhe ne bashkepunim me organizma nderkombetare. Specialistet qe punojne per hartimin e ketyre projeteve dhe programeve le te kene ne vemendje e tyre edhe problemet qe u ngriten ne kete artikull. Sot zgjidhja e ketyre problemeve eshte ne rend te dites. Neser do te jete von dhe kjo vonese paguhet jashtezakonisht shtrenjt. Kete na ka mesuar pervoja nga rastet e hidhura ne bote, ajo nuk duhet harruar

Ne kete kuader, mendojme se edhe ne vendin tone, duhet te ngrihet dhe te funksionoje si ne gjithe vendet e perparuara Sherbimi Kombetar i Digave, ku te grupohen shume nga strukturat ekzistuese, Ky sherbim, duke patur fondet e veta te caktuara do te punoje per te realizuar detyrat qe lidhen me ruajtjen e veprave hidroteknike dhe shmangien e rreziqeve gjeologjike dhe atyre teknike.

Prof. Dr. Alfred FRASHERI
Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave.
Inxh. Foto DHIMA
Instituti i Studimeve dhe i projektimeve Hidroteknike

Gazeta **KOHA JONË**, 28 dhjetor 1997

## SHFRYTËZIMI RACIONAL I PASURIVE PËRSHPEJTON ZHVILLIMIN E SHQIPËRISË

Intervistë me gazetarin Gjovalin Kola, Gazeta **RILINDJA JAVORE**, 4 Qershor 1995.

Me zhillimin e ekonomisë së tregut, fitojnë prioritetet e shkencave natyrore, aplikimi i të cilave mbron mjedisin nga efekti shkatërrimtar i investimeve të pakontrolluara në miniera, bujqësi, turizëm etj. Pikërisht ruajtja e natyrës, përmes masave parapake, të detyruara me ligj, përbën përparësinë e funksionit të gjeofizikës sonë. Mbi detyrat e saj, nivelin e kërkimeve, rolin e shërbimit gjeofizik për mbrotjen e natyrës, përgatitjen e inxhinierëve të rinj etj, biseduam me prof. Alfred Frashërin, drejtor i Departamentit të Shkencave te Tokës në Fakultetin e Gjeologjisë dhe Minierave të Universitetit Politeknik të Tiranës.

***Cilat janë disa nga detyrat dhe synimet të gjeofizikës sonë?***

Gjeofizikën në Shqipëri, ky fund shekulli e gjeti të zhvilluar në disa drejtime: Së pari për të kërkuar naftë dhe gazin, kromin, bakrin, fosforitet, qymyret dhe mineralet e tjera të dobishme, si edhe për kërkime hidrogjeologjike, së toku me gjeoeknikën. Për këtë qëllim punojnë ALBSEIS në Fier, Ndërmarrja e Gjeofizkës Kantierale Patos, Qendra Gjeofizike-Gjeokimike e Tiranës, si edhe institucionet shkencore të vendit. Së dyti, për studimin e gjeologjisë krahinore të Shqipërisë, studimet sizmologjike, për studimin e truallit dhe të shkëmbinjve ku bëhen ndërtime etj. Përgatitja e specialistëve të lartë gjeofizikë dhe kualifikimi i tyre pasuniversitar për formimin e doktorëve të shkencave bëhet pranë Departamentit të Shkencave të Tokës në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave, Universiteti Politeknik i Tiranës, ku kryhet edhe kërkimi shkencor në fusha të ndryshme të gjeofizikës.

Vitet e vështirë të tranzicionit në Shqipëri kanë ndikuar së tepërmi edhe në gjeofizikë, në zvogëlimin drastik të vëllimeve të punimeve, të personelit etj. Në këto kushte përpara gjeofizikëve sot janë shtruar detyra të vështira dhe me pëgjiegjësi. Mbi të gjitha, gjeofizika duhet të mbijetojë, të bëhet e aftë t'u bëjë ballë sfidave të kohës dhe të zhvillohet më tej. Dhe kjo është pltësisht e mundur.

Mbrojtja e mjedisit është përparësi e re në aplikimin e gjeofizikës

***Në kushtet e reja social-politike dhe ekonomike në Shqipëri, si e mendoni objektin e shkencave të Tokës dhe të gjeofizikës në veçanti?***

Samiu u ynë i madh, në veprën e tij "**Shqipëria ç'ka qënë, ç'është dhe ç'do të bëhet**" ka shkruajtur: "**Metalet do të kërkohenë nëpër të gjitha anët e Shqipërisë e të nxirrenë kudo që gjendenë**". Mineralet e shumta që janë gjetur dhe nxirren në Shqipëri, jo vetëm vërtetuan madhështinë e Rilindasve por edhe na vunë detyra me rëndësi.

Shkenca e Tokës edhe në të ardhmen duhet të orientohet për të kërkuar mineralet e dobishme. Unë jam i bindur se është kalimtare dukuria e çuarjes pothuajse në zero të kërkimeve gjeologjike dhe zvogëlimi shumë i madh i sasisë së mineraleve që nxirren. Madje ndonjëri do të thotë se nxjerrja e mineraleve është e

paleverdisëshme në Shqipëri, ai është i papërgjegjshëmç dhe dashakeqës. Qoftë edhe vetë fakti, se po vijnë gjithënjë e më shumë investitorë të huaj për kërkime gjeologjike dhe për nxjerrjen e mineraleve, flet për të kundërtën. Dhe në këtë kuadër, gjeofizka luan një rol me rëndësi. Por, krahas këtij drejtimi, duhet zgjeruar sfera e përsorimit të metodave gjeofizike për kërkimin e ujit të pijshëm, industrial dhe ujërave termale, për studimin e truallit dhe të shkëmbinjve ku do të ngrihen godina, ku do të hapen rrugë automobliistike, ku do të ndërtohen diga, porte, aeroporte, kanale, tunele, etj. Për ne është pothuajse i ri drejtimi për njohjen, ruajtjen dhe mbrojtjen e mjedisit, ku duhet të gjejë zbatim gjofizika. Kthimi dejt ekonomisë së tregut dikton edhe domosdoshmërinë e ristrukturimit të ndërmarrjeve dhe institucioneve gjeofizike shtetërore dhe ngritjen e enteve gjeofizike private.

***Cili është niveli i rezultateve të gjeofizikës sonë në krahasim me simotrat e saj në vendet ballkanike apo në perëndim? Po bashkëpunimi me to?***

Do ti përgjigjm tërthorazi pyetjes suaj: Në Kongresin e 2-të të Unionit Helenik të Gjeofizikës në Follorinë të Greqisë në vitin 1993 gjeofizikët shqiptarë mbajtën me sukses 9 referate. Në Kongresin Botëror të 56-të të Shoqatës Evropiane të Gjeofizikës në 1994 në Vienë, krahas të tjerëve u rrjeshtua edhe flamuri i ynë. Atje u mbajtën 5 referate nga Shqipëria. Këtë vit, në Kongresin e 57-të të saj në muajin qershor të këtij viti në Glasgou të Anglisë, do të mbahen 7 referate nga gjeologë e gjeofizikë shqiptarë. Janë dhjetra studime që këto tri vitet e fundit kryhen bashkarisht me shkencëtarë gjeofiikë australianë, amerikanë, anglezë, çekë, grekë, gjermanë, hungarezë, francezëç, italianë, kanadezë etj. Sigurisht, ne kemi shumë për të bërë, që të arrijmë në nivelet e përparuara të gjeofizikës. Ballafaqimi me sukses me botën na tregoi se ku i kemi mangësitë dhe si duhet t'i eliminojmë ato.

***Ju u ftuat nga Universiteti Paris 6 "Pier e Marie Kyri" për të marrë pjesë në jurinë punimet e doktoratës së një studenti Italian. Rasti i juaj që nuk është i vetmi, a duhet kuptuar si vlerësim për shkencën shqiptare, apo jo***?

. Po, unë u ftova si anëtar jurie në Universiotetin Paris 6 në muajin mars të këtij viti. Ky nder, unë mendoj se në të parë, i është bërë shkencës sonë të gjeofizikës. Pra edhe kjo ftesë është afirmim i më tejshëm i shkencës shqiptare. Unë isha një ndër përfaqësuesit e saj, që kanë marrë pjesë në juri të tilla këto 2-3 vitet e fundit.

**Përgatitja e specialistëve të rinj për prodhimin dhe shkencën është detyrë e përherëshne e shkollës sonë. Ç'probleme ka fakulteti i juaj në këtë aspekt?**

Pas një pune sistematike të gjatë, ne ristrukturuam planet mësimore për përgatitjen e inxhinierëve të rinj. Tani jemi duke ndryshuar prgramin e çdo lënde. Me këtë synojmë të forcojmë bazën teorike, të ndihmojmë që të përgatiten specilistë me profil të gjerë, me mundësi për specializimin e ngushtë të tyre me anën e lëndëve me zgjedhje nga vetë student dhe me specializim dhe kualifikim pasuniversitar. Kështu, ata do të jënë të aftë të punojnë në fronte pune të

ndryshme të cilat duhet të jenë të pranishme në kushtet e ekonomisë së tregut, për zbatimin e teknologjive gjeofizike modern. Kjo punë, e cila duhet të jetë e pranishme në kushtet e ekonomisë së tregut, u bë krahas ristrukturimit të Fakultetit, që synonte në forma bshkëkohore organizimi, si ngritja e departamenteve etj,

Dy janë problemet tona kryesore sot. Së pari është përfundimi i programeve të rrja mësimore dhe zbatimi i tyre. Problem kryesor është mosfrekuentimi i theksuar i leksioneve nga studentët. Në universitet më në zë të botës, gjatë leksioneve auditorët janë plot. Kurse, në universitetet e kolegjet më të mira edhe studimi është i detyruar. Shfrytëzoj rastin, si mësues, si prind t'u bëj apel studentëve të mos i braktisin auditoet. Çdo mungesë në mësim u lë boshllëqe, të cilat paguhen nesër, sepse shkolla krahas dijeve ka për detyrë themelore të edukojë vullnetin për punë.

***Investimi i kapitalit të huaj në industri përbën një domosdoshmëri për zhvillimin ekonomik të vendit dhe punësimin e njerëzve. Sa i përgjigjen pasuritë tona nëntokësore nevojës për investime?***

Shfrytëzimi i egër dhe shkatërrimi ë natyrës është një krim dhe që s'duhet lejuar tek ne.

Shqipëria është një ndër vende e pakta të Evropës që ka shumë pasuri nëntokësore. Si në të gjitha vendet e përparuara edhe në Shqipëri, shteti duhet të mbajë dhe të zhvillojë atë kërkim gjeologjik, që siguron atij rezervat e pasurive të nëntokës dhe shfrytëzimi racional i tyre. Por në miniera duhet të investojnë edhe shqiptarë që banojnë në Shqipëri por edhe ata të diasporës, si edhe investitore të huaj.

***Nga përvoja e disa vendeve evropiane, p.sh. e Spanjës etj., po shihet se investimi pa kontroll po skatërron mjedisin, Cili është roli i gjeofizikës për mbrojjen e natyrës nga shfrytvzimi shkatërrimtar i saj? A ka ligje për këtë qëllim?***

Ta shrytëzosh egërsisht natyrën për turizëm apo për çfarëdo veprimtarie tjetër është krim. Veç të tjerash, pasi ikin disa investime fillestare, e shndërron popullin në lipsar. Këtë e ka vërtetuar jeta në shumë vende. Është detyrë e çdo brezi që ta mbrojë dhe ruajë natyrën. T'ua lëmë brezave që vinë më të bukur. Dhe në këtë drejtim gjeofizika, me metodat e veta modern mund të kontribuojë për njohjen e mjedisit, e cila vihet në themel të projektimit të masave që duhen marrë për mbrojtjen dhe ruajtjen e mjedisit. Ajo zgjidh detyra që lidhen me kontrollin e gjendjes së veprave të ndryshme, me kontrollin e pellgjeve ujëmbajtës etj. Me këtë rast dua të ngre një problem shqetësues: Vihet re se po penetrojnë në Shqipëri edhe shkencëtarë matrapazë e psedoshkencëtarë të huaj, të cilët në qetësi "gjoja studiojnë mjedisin tonë" dhe lënë pas "studime" të cilat në vendin e tyre nuk do të guxonin t'i paraqisnin. Dhe për këtë marrin shuma të mëdha. I tillë përshembul ka qënë studimi i bërë për bregdetin. Mendoj se zyrtarët, të cilët merren e problemet e mjedisit, nuk duhet të lejojnë veprime të tilla, e më tej të bëhen ortakë me allishverishe të mbrapshta.
Nuk kam dëgjuar sanjëherë të shpallen tendera apo konkurse për problemin e mjedisit, siç rëndom po bëhet në vendin tonë për një pajisje apo për ndërtimin e një hoteli. Kësaj praktike të dëmshme i duhet dhënë fund. Në Shqipëri ka forca

shkencore të kualifikuara dhe shumë të afta, që mund të zgjidhin këtë problem të ditës.

***Ekzistojë mendime të ndryshme për kohën, vendin dhe ritmin e shfrytëzimit të pasurive natyrore, veçanërisht atyre minerale. Ju si mendoni?***

Dikur parrallinjtë në Shqipëri preferonin t'I fusnin paratë në qyp dhe t'I groposnin. Në vendet e tjera i vinin në punë dhe përparonin. Mek ëtë dua të them se çdo brez ka për detyrë të çojë përpara vendin, t'ia bëjë brezit të ri më të bukur dhe më të begatë. Kështu ndodh edhe me mineralet. Kjo pasuri e nëntokës duhet t'u shërbejë njerëzve sot dhe nesër. Por që kjo t'u shërbejë mirë edhe nesër, është e domosdoshme që mineralet të shfrytëzohen në mënyrë racionale.

***Së fundi professor, diçka për vehte?***

Unë nuk e ndaj kërkimin shkencor nga mësimi. Dy janë problemet që studioj sot, së toku me kolegët e mij: energjia gjeotermale dhe modelimet matematikore të efekteve anormalë gjeoelektrikë shkaktuar nga trupa xeherorë. Krahas, po punoj të përgatis leksionet për lëndën "Fizika e Tokës", që do të lexohet për herë të parë në shtatorin e ardhshëm. Na presin punë të mëdha të gjithëve ne pedagogëve. Gjithsesi, unë konsideroj se ne vetëm sa kemi hedhur hapat e para për ristrukturimin e shkollë sonë të lartë.

Intervistori Gjovalin Kola.

## EKONOMIA E TREGUT DHE HESHTJA PËR KËRKIMET GJEOLOGJIKE

Sot, kur është e novojshme më shumë se kurrë të rrihet mendimi se ku dhe sa duhet të investojmë dhe të punojmë, për pasuritë nëntokësore flitet pak, për të mos thënë aspak. Madje ka edhe mëndësi që kërkimet gjeologjike të minimizohen, mendësi që në u zbatoftë, ekonomia e jonë do të paguajë haraç të madh. I shumë dëshirueshmi dhe tunduesi "për fitime të lehta" "TURIZMI" është i rëndësishëm por jam i bindur se një vend i pasur me e minerale si Shqipëria, në themel të industrisë së vet duhet të ketë edhe industrinë minerare. Kush nuk e di që peshën më të madhe të eksporteve tona dhe të sigurimit të valutës për dekada të tëra e ka mbajtur industria minerare dhe e naftës? Populli i ynë ka sakrifikuar dhe investuar shumë për të arritur në një nga vendet e para të prodhimit botëror të mineralit të kromit, për të bërë me cikël të mbylljr industrinë e bakrit, për ta bërë rentable industrinë e naftës, e cila të paktën në vitin 1985 jepte katër dollarë për çdo dollar të investuar. Krahas rezutateve që përmenda më lart, është e domosdoshme të them hapur, se gjatë kërkimeve gjeologjike të naftës dhe gazit, të kromit dhe të bakrit etj. ka shumë puse shpimi të cekta dhe të thella që nuk kanë takuar shtratimet e naftës ose trupat xeherorë, si rrjedhojë e teknologjisë së prapambetur të kërkimit shkencor gjeologjik, mënyrës së komandimit edhe në shkencë dhe të shkencës së partitizuar. Humbasin sasi të mëdha mineralesh të ngurta dhe është e vogël sasia e naftës që nxirret nga shtratimet. Këto të fundit, veç çka u tha më sipër, edhe si pasojë e shfrytëzimit intensive me metoda dhe sisteme shfrytëzimi jo bashkëkohore, për të siguruar fitime sa më të mëdha, pa parë humbjet e këtyre pasurive nëntokësore.

Që kërkimet gjeologjike të bëhen të frytshme dhe ti përgjigjen kërkesave të ekonomisë së tregut është imperative jetik i ditës që për to të merren masa të ngutëshme në disa drejtime.

**1. Krijimi i kushteve normale të punës dhe të jetesës së punonjësve , krahas depolitizimit të shkencës, është guri themeltar që duhet vënë për të çuar përpara kërkimet gjeologjike.**

Grevat e zgjatura të minatorëve dhe naftëtarëve vërtetuar katërcipërisht se ka qënë slogan Stalinist parulla "*Njeriu kapitali më î çmuar*". Ajo vlente për të mbuluar me perde tymi gjendjen e mjeruar dhe kushtet fare të papërshtatëshme të punës së gjeologëve, minatorëve dhe të naftëtarëve, që i kemi ndjerë dhe përjetuar bashkë me ta gjatë ekspeditave. Sot nuk mjafton t'i quash të drejta kërkesat e punëtorëve. Të tërë duhet të kemi të qartë si drita e dielit se krijimi i kushteve nrmale të punës dhe njerëzore të jetesës janë guri i parë që duhet të vëmë në themelet e ekonomisë së re shqiptare.

Në këtë kuadër duhet trajtuar edhe çlirimi shpirtëror, veçanërisht inteligjencies si shtresa më e indoktrinuar e shoqërisë, si edhe i shkeccës nga dogmatizmi dhe politizimi. Nëse në themel të shkencës qëndron disiplina dhe dokumentacioni i përsosur, diskutimi dhe debat shkencor i lirë është atribut i saj. Është jashtë çdo logjike se ndonjë mund të besojë se bëhet debat i mirëfilltë shkencor para mikrofonit të magnetofonit, që urdhëruan dhe vendosën "udhëheqësit e popullit" në këshillin shkencor të Institutit të naftës. Me përjashtim të kabineteve tona shkencore, nuk kam parë në ndonjë insitucion shkencor të botës (qoftë edhe për aqë sa kam vizituar), as edhe në ndonjë simpozium madje edhe në kongrese shkencore, që të mbahet protokoll zyrtar për çdo fjalë që thuhet gjatë debatit shkencor. Kjo mënyrë pune u krijua për ti

shërbyer burokracisë së lartë të vendit për presion ideologjik, si edhe metodës së komandimit dhe nënshtrimit edhe në shkencë. Pa flakur tej këtë, nuk bëjnmë dot përpara!

Ekonomia e jonë u ka paguar haraç edhe dogmave në gjeologji, siç është ajo e "*autoktonisë*" së strukturave gjeologjike. Ashtu si kibernetika dhe gjenetika quheshin për dekada të tëra si pjellë e idealizmit, edhe zhvendosjet horizontale të strukturave gjeologjike konsideroheshin si "shpikje" të idealizmit, pra reaksionare. Autoktonizmi në gjeologji pohon se struktrat gjeologjike janë formuar vetëm nga lëvizjet vertikale të kores së tokës dhe nuk mund të ketë zhvendosje horizontale. Idhtarët e kësaj "teorie", përfshirë edhe disa gjeologë shqiptarë, duke u nisur nga dogma se "revolucioni socialist nuk mund të eksportohet ", d.m.th. "të zhvendoset horizonalisht", si edhe duke shtrirë në shkencat natyrore arritje të historiografisë, p.sh. mbi "autoktoninë" e popujve të ndryshëm, përfshirë edhe popullin tonë, mbrojtën me fanatizëm "autoktoninë e strukturave gjeologjike". Por puse të shpuar për të takuar disa struktura "autoktone"- dilnin bosh. Paguante për to populli. Tashmë, masa e gjeologëve dhe gjeofizikëve shqiptarë i thane MJAFT kësaj pseudoteorie. Ne të tërë duhet ta kuptojmë mirë se si nuk ka atom të partitizuar, nuk ka as gjeologji partiake. Shapin nga sheqeri nuk e ndan as ideologjia as edhe dogmat. Ato i vërtetojnë studimet, praktika e kërkimit, rezultatet e tyre dhe debate i lirë dhe i HAPUR shkencor. E shkrova me gërma të mëdha fjalën "i hapur", se ekonomisë i është bërv dëm shumë i madh edhe nga rregullat e "Sekretit" dhe "Tepër sekretit". Po, ka sekrete dhe ato duhet t'I ruajmë si sytë e ballit. Por ne shkuam tej çdo skaji! Në kohën kur dhjetra satellitë fotografojnë ditë dhe natën çdo skutë të rruzullit tokësor dhe në fotografitë duken edhe automobilat në rrugë, ose sipas tyre bëhet jo vetëm prognoza e motti por edhe e prodhimeve të grurit dhe mistrit, si edhe telededeksioni gjeologjik, tek ne me ligj konsiderohej sekret edhe një hartë topografike e bërë nga gjeodetët italianë paraluftës së dytë botërore ose sovjetike në vitet pesëdhjetë.

**2. Mineralet e dobishme gjenden si rezultat i studimeve shkencore të kryera sipas një projekti shkencor tekniko-ekonomik.**

Ashti si për të fituar një betejë, bëhen planet e zhvillimit të saj, nga shtabi i përgjithsëm deri në skuadër, edhe në gjeologji është e nevojshme të ndërmerret njëherësh bërja e disa projekteve të niveleve të ndryshëm. Projekte në plan strategjik, që duket ti udhëheqë Komiteti i Shkencave, duhet të përcaktojnë se cilat minerale do të kërkojmë të paktën deri në vitin 2000, ku dhe sa duhet të investojmë dhe si duhet të punojmë për kërkimin e mineraeve të dobishme të ngurta dhe të naftës e gazit. Bashkautorë për këto studime madhore të jenë gjeologë, gjeofizikë, inxhinierë minierash dhe nafte, ekonomistë, juristë dhe specialistë të tregëtisë. Këto studime-projekte duhet të pëcaktojnë edhe si duhet të jetë kërkimi gjeologjik në shkallë vendi, në kushtet e ekonomisë së tregut. Ato duhet të kishin filluar të bëheshin, por edhe tani të fillojnë nuk është shumë vonë dhe me intensitet të përfundojnë sa më parë. Pa to, mund të prishim dhe të mbyllim ndërmarrje, të krijojmë "korporata" apo dhe truste (emrat e huaja nuk tregojnë gjithëmonë përmbjtje e formë të re), por këto do ti zhvlerësojë koha jo shumë vonë dhe ekonomia do të ketë vetëm humbje. Le të mos harrojmë dëmet që na ka sjellë bashkimi i minierave të vogla në një të madhe (për të "luftuar burokracinë" dhe për të "forcuar përqëndrimin dhe specializimin" dhe madje shpërbërjen e tyre "për të rritur operativitetin". Mjaft më me eksperimente të tilla,

që kanë shërbyer vetëm për të mbuluar dështimet e ekonomisë së komanduar e të cenalizuar dhe për t'i mbajtur njerëzit nën tension.

Krahas këtyre studimeve prognozë gjeologjike të ndërthurura organikisht edhe me kërkesat edhe me proektet tekniko-ekonomikë e organizativë, duhet të fillojë puna edhe për hartimin e projektee tekniko-ekonmikë në nivel institucionesh shkencore dhe ndërmarrjesh gjeologjike të rretheve. Në këto projekte të përcaktohen konkretisht cilët minerale do të kërkohen në rreth, kujt minerali duhet ti jepet përparësi, si duhet të orgnizohet kërkimi i vendburimeve e zbulimi i tyre si edhe metodat që duhen përdorur. Për çdo metodë duhet të vlerësohet me saktësi vëllimi i punimeve, përshembull metrazhi i shpimeve, i galerive, sipërfaqja e rilevimit gjeologjik, gjeofizik, gjeokimik etj. Të dy këto kategori projektesh do të plotësojnë njëri tjetrin dhe do të përcaktojnë shkencërisht fizionominë dhe formën e organizimit të kërkimeve gjeologjike në kushtet e ekonomisë së tregut në vendin tonë.

Që të rritim frytshmërinë e kërkimeve gjeologjike, ne duhet të heqim dorë një herë e mirë nga një praktikë tjetër jo e efektive, e vjetëruar. Kërkimi i mineraleve të ngurta ose naftës e gazit duhet bërë me projekte tekniko-ekonomikë rigorozë. Inxhinierëve duhet t'ju jepet detyra gjeologjike dhe ata të projektojnë me përgjegjësi se cilat metoda do të përdorin për kërkim dhe sa duhet të jetë vëllimi i tyre, përfshirë edhe metrazhin e shpimeve dhe të galerive, afatet e kryrjes së tyre si edhe mënyrat e bashkëredimit të metodave në një kopmleks të njësuar. Mbi këto vëllime dhe afate të bëhet investimi dhe caktohet personeli i nevojshmëm. Deri më sot është bërë ndryshe. Për ta bërë më të kuptueshme, të më falë lexuesi se do të bej një analogji: caktohet sasia e tullave, e çimentos, e hekurit dhe mandej i thuhet arkitektit që të bëjë projektin e një godine me iks kate, ku të strehohen ipsilon familje. Kur bëhej projekti, rezultonte se materialet nuk ishin të mjaftueshme dhe atëhere do të cungoheshin apartamentet, ose në ndonjë rast ishin me shumicë dhe se nuk nevojiteshin, duhet të gjendej vendi për tu vendosur në godinë, ose do të shtyhej afati, do të ulej cilësia e ndërtimit. Kjo mënyrë pune është jo efektive dhe fare e pa përshtatëshme për ekonominë e tregut. Mendësitë e vjetra se "nuk ka të dhëna gjeologjike, për të siguruar një projekt të tillë, për çdo rast nuk janë të pranueshme se shpenzimet janë bërë por jo si duhet dhe ku duhet.

Si përfundim për këtë problem mund të them se investimet në kërkimet gjeologjike duhet të bëhen mbi bazën e proekteve tekniko-ekonoikë, të kontrollueshëm edhe nga banka. Këto projekte të caktojnë edhe vëllimin e punimeve.

### *3. Specialistët e rinj duhet të përgatiten për sfidën e kohës.*

Studentët po përgatisin projekt diplomat. Ata po mendojnë të kalojnë atë cak ku ëndërat e tyre fillojnë të realizuan. Por në këtë moment atyre u lind pyetja shqetësuese: çdo të bëhet me ne? Ku do të punojmë?

Dhjetra, mijëra specialistë të gjithë fushave e profesioneve, pjesë nga ajka e rinisë shqiptare punojnë dhe jetojnë në të gjitha skajet e Atdheut tonë. Ata vajtën atje ku i thirri ndërgjegja e kombit. Por nga viti në vit degjeneroi mënyra e emërimit të kuadrove të reja. Dukuritë dhe pasojat njihen. Nuk vlen të përmendet as i ashtuquajturi "emërim nga organizatat e rinisë". Tani po bëhet praktikë të mos jepen emërime, sepse aty këtu dëgjohet dhe zbatohet mëndësia "Shtetet e Evropës nuk mbajnë asnjë përgjegjësi për emërimin e specialistëve të rinj". Për të argumentuar se sa e mbrapshtë është kjo mendësi dhe sesi ajo do të minojë

shkollën tonë mjafton të themi: së pari, ne ende nuk kemi shtetin ligjor si në Evropë, nuk kemi as ekonominë e tregut. Vetëm sapo flasim për to. Për pasojë, nuk kemi as minimumin për këtë problem, shtypin ku njoftohen vendet vakant të punës, si në shtetet e tjera. Së dyti, do të ishte naivitet të mendohet se ne do ta realizojme përparimin e ekonomisë sonë pa future atje gjak të ri, të pastër jetësor. Dhe në këtë fazë tranzicioni që jemi, kjo nuk duhet bërë e pa organizuar.

I bëj apel Kuvendit Popullor që të nxjerrë dispozita për punësimin e specialistëve të rinj gjatë fazes tranzitore të kalimit të ekonmisë sonë drejt ekonomisë së tregut. Ta ruajmë trurin e kombit tonë dhe të krijojmë mundësi reale për zhvillimin e inteligjencies sonë të re.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI
në Fakuletin e Gjeologjisë dhe të Minierave

Gazeta **Alternativa SD,** 21 prill 1992

## NËNTOKA ËSHTË GATI TË RIZGJOHET

Pas një shfrytëzimi më tepër se barbar, ajo tani është e plagosur rëndë. Tonelata të tëra kromi të shkëputura nga gjiri i saj, humbën nëpër hambarët e vaporëve të huaj, ashtut siç humbën edhe "hambarët" e pseudoshtetit të shkatërruar shqiptar, miliardat e nxjerra prej saj. Ndaj ringjallja e saj, tani nuk mund të jetë thjesht një akt zyrtar. E shkatërruar pikërisht prej akteve të tillë, ajo sot më shumë se kurrë nuk mund të ringjallet më prej tyre. Një inxhinier që nesër në mëngjez mund të paraqitet në punë tek galeria e zbrazët, një naftëtar që nesër mund të gdhihet pranë sondës, nuk janë vërtet oguri i mbarë i ringjalljes së saj. Është një kalvar i gjatë që ripret minatorin, gjeologun, gjeofizikanin, naftëtarin dhe dhjetra zyrtarë që kanë lidhur me nëntokën fatin e tyre. Duke krijuar së pari kushte jetësore të jetesës, duke vazhduar më tej me plotësimin e inventarit të shkatërruar të makinerive dhe pajisjeve teknolgjike, të hidhet hapi i pare i rizgjimit të pasurive të nëntokës. Me gjendjen aktuale të ekonomisë e financave të vendit, kjo gjë ëshë shumë vështirë të bëhet sot, e megjithatë është e domosdoshme të bëhet. Ka një rrugë: TË NDRYSHOJË PRONËSIA E KËTYRE NDËRMARRJEVE. Për këtë në rradhë të parë duhet të çlirohemi nga koncepti se "minierat janë pronë e popullit", pra pronë e të gjithëve dhe e asnjërit. Pasurinë më të madhe kombëtare-tokën, e privatizuam dhe pa mëdyshje po punohet që të ndahet sa më shpejt. Atëhere, çfarë na pengon që ta bëjnë edhe njeriun e nëntokës të interesuar për të, ashtu siç bëmë me njeriun e mbitokës? Për këtë mendojmë se është urxhente nisma e "aksionizimit" të këtyre ndërmarrjeve, të cilat janë ndërmarrje kryesore buxhetore. Ndërmarrjet minerare dhe ato të nxjerrjes së naftës e gazit duhet të bëhen ndërmarrje aksionere. Shteti le të ruaj paketën kontrolluese të aksioneve (51% e ndoshta më shumë) kurse pjesa tjetër tu jepet punonjvsve, atyre që punojnë aktualisht dhe atyre që kanë punuar. për kërkimin, zbulimin dhe shfryt për kërkimin, zbulimin dhe shfrytëzimin e tyre. Kështu, punonjësit do të kenë të qartë perspektiven e punës së tyre, do të jenë pronarë të lirë dhe dora dorës do t'u shtohen të ardhurat. Ndërkohë do të krijohen edhe kushte të tjera reale për marrjen e kredive dhe për krijimin e ndërmarrjeve të përbashkëta me ndërmarrje minerare dhe ndërmarrje analoge të naftës së vendeve të huaja. Njëkohësisht me këto, do të sigurohet edhe teknologjia dhe mekanizimi bashkëkohor. Gjatë këtij procesi dyhet të synohet, që pranë minierave të mëdha ose grup minierash, të ndërtohen fabrika pasurimi, shkritore, termocentrale etj, për ta bërë më të efektshme veprimtarinë e tyre, të ndërpresë eksportin e mineraleve, të rritet cilësia e tyre dhe të hapen vende të reja pune.

Ndërkohë, institucionet kërkimore shkencore në fushën e gjeologjisë, gjeofizikës dhe shpimit të puseve, si edhe ndërmarrjet përkatëse e kanë të nevojshme subvensionimin nga shteti. Shteti, fondet nga këto kërkime i nxjerr nga të ardhurat e minierave dhe burimeve të tjera nëntokësore, nga kredi dhe nga krijimi i shoqërive të përbashkëta me ndërmarrje dhe institucione analoge nga bota. P.sh. sot po kërkojnë naftë në vendin tonë kompani amerikane si SHEVRON

INTERNATIONAL LIMITED, OCCIDENAL PETROLEUM COMPANY, ajo italiane AGIP, ndërmarrja gjermane DEMINEX. Ndërmarrja Komplekse Gjeofizike e Naftës e Gazit në Fier është bërë e përbashkët me kompaninë amerikane ËESTERN ATLANTIA. Por në të ardhmen është e domosdoshme, që për këto bashkëpunime të mos vendoset më nga dy tre veta por të diskutohet në këshillin shkencor të institucioneve dhe dikastereve përkatës. Për prodhimet shkencore madhore të diskutohet edhe në Komitetin e Shkencave dhe të Teknologjisë. Të parashikohet në kontrata edhe punësim më i madh i specialistëve shqiptarë. Duhet patur parasysh se arritjet dhe kualifikimi i këtyre specialistëve nuk janë të vogla. Këtë e vërtetojnë më së mri vendburimet e zbuluara. Duhet nënvizuar se edhe gjeologjia e Shqipërisë është shkencë e mirëfilltë albanologjike.

Por, duke mbetur kërkime gjelogjike pronë e shtetit, ato në asnjë mënrë nuk duhet të jenë monopol i shtetit. Duhet të lejohet dhe të përkrahet inisiativa e lirë edhe e kërkimeve nga ekspedita, ekipe dhe shoqëri private. Nga këto vetëm të mira do të ketë, qoftë edhe duke stimuluar konkruencën e lirë e të ndershme. Por edhe ndërmarrjet gjeologjike, duke mbetur shtetërore, duhet të ndryshojnë rrënjësisht organizimin e tyre e veçanërisht konceptimin dhe praktikën e drejtimit të tyre tekniko-ekoomik e financiar, në përputhje me ligjet e ekonomisë së tregut. Qoftë edhe një shembul i thjeshtë: deri më sot, në ekonominë e komanduar nga lart, drejtuesit e ndërmarrjeve ishin kryeisht URDHËRUES për realizimin e planit të shtetit. Prandaj edhe u krijua nomenklatura e drejtorëve të pazëvendësueshëm e të përjetshëm. Sot, drejtori, kryeinxhinieri dhe Këshilli Drejtues duhet të luajnë rolin e drejtuesit të vërtetë ekonomiko-teknik–shkencor dhe fnanciar të ndërmarrjes. Ata duhet të sigurijnë frontet e punës, mjetet dhe njerëzit që duhen. Dua të jap në këtë drejtim disa memdime mbi kërkimet gjeofixike të mineraleve të ngurta etj. Nëse deri më sot, plani dhe vëllme e punës jepeshin nga dikasteret, fondet merreshin nga buxheti i shtetit, tashme kjo praktikë duhet ndryshuar. Duhet të ndryshojë edhe mënyra e mbrojtjes së projekteve dhe të raporteve me rezultatet e kërkimit. Këto duhet të bëhen nga specialistë të ndërmarrjeve përkatëse gjelogjike dhe të diskutohen përfundimisht në këshillat e tyre shkencore. Te kontrollojet zbatimi i tyre nga banka si edhe dikasteri përkatës. Është e vërtetë se sot ka pakësim të kërkesave për punime gjeofizike. Por mendoj se jam i bindur se kjo situatë është e përkohëshme. Me zhvillimin e minierave, do të shtohen kërkimet gjeologjike dhe bashkë me to edhe ato gjeofizike. Krahas kësaj, duhet punuar edhe për zgjerimin e më tëjshëm të fushës së përdorimit të gjeofizikës. Në Shqipëri do të fillojnë të ndërtohen autostrada, hotele të mëdhenj e të vegjël, godina të ndryshme, do të shtohet kërkimi i ujërave të pijshëm dhe industrialë. Në këto drejtime gjeofixika mund dhe duhet të luajë një rol me rëndësi. Ajo duhet përdorur edhe për zgjidhjen e detyrave teknike në miniera, si studimi i presioneve minerare, i veprimit të lëndëve plasëse, i vetive fiziko-mekanike të shkëmbinjve , i prognozimit të vendeve të mundëshme për shëmbje etj. Por për këto nuk duhet pritur urdhër. Detyra e ditës është që të kryhen eksperimentet shkencore e teknike të nevojshme dhe të përpunohet metodika e punës. Të bëhen ofertat përkatëse. Me siguri do të ketë kërkesa. Ndërmarrja fillon

të gjallërohet, ajo mbijeton. Pra është koha për inisiativë dhe vetveprim edhe në ndërmarrjet gjeologjike e gjeofizike.

Mendimi se kemi zbuluar rezerva gjeologjike për shumë vite, mund të rrezikojë vërtet perspektivën. Sasia e rezervave që kemi zbuluar ka një saktësi të caktuar. Që minierat të punojnë normalisht ato duhet të kenë rezerva të sigurta. Ndërprerja e kërkimeve me preteksin e ndërprerjes së fondeve, është gangrena e re dhe më e rrezikshme, që do të zgjasë edhe për shumë kohë gjumin e nëntokës. Edhe sot mund të zbulohet sërisht ndonjë vendburim, edhe sot mnd të shfaqet sërisht një Bulqizë, Batër, Marinzë, Gjegjan…etj. Edhe tani nëntoka që pret të rizgjohet është gati ti vërë supet e saj të fuqishme Shqipërisë së lodhur e të shkatërruar.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

Gazeta **ALTERNATIVA SD,** 28 prill 1992

**LIGOR LUBONJA - PIONER I STUDIMEVE GJEOFIZIKE**

Sa herë flasim për arsimin tonë të lartë, nuk është e tëpërt të nëvijëzojmë se gjithçka nisi dhe hodhi shtrat vetëm në këtë gjysëm shekullin e fundit. Ishte vërtet e guximshme të mendonje për çeljen e institutive dhe të universitetit kur ende Shqipëria lëngonte në uri e analfabetizëm, kur gjithë-gjithë kishim vetëm 300 vetë me shkollë të lartë. E megjithatë, u projektua me urtësi dhe largpamësi, që vendi të kishte edhe mësuesit, edhe mjekët, edhe agronomët e gjeolgogët. Dikujt i takoj të marrë edhe barrën e nismëtarit, sepse ecej në shtigje tërësisht të virgjëra. E kuptohet, ata meritojnë respektin e brezave. Një ndër këta ponerë të arsimit tonë të lartë në fushën e gjeofixikës është edhe pedagogu i nderuar Ligor Lubinja. Nuk jetoi gjatë, as 6 dekada, e megjithatë aq sa bëti dhe la pas, do të bënte krenar këdo.

Ligori lindi në Korçë në tetorin e vitit 1933. U rrit në një mjedis atdhetar e arsimdashës, që e nxiti të kishte kurdoherë në jetë mik e shok librin dhe dijen. Kryen më 1957 jashtë atdheu shkollën e lartë e mënjëherë vihet para një prove të vështirë: e caktuan pedagog në lëndën e gjeofixikës pranë katedrës së vendburimeve dhe metodave të kërkimit në Fakultetin e Inxhinierisë. Pra, edhe pse në një mohë të re e pa përvojë, do të ndihmonte në [ërgatitjen e armatës së geologëve që do të gjurmnin pasuritë nëntokësore të vendit.

Intesive u bë veprimtaria e tij pas vitit 1961 me organizimin e specialitetit të gjeofixikës e me ngritjen e degës së saj në vitin 1969. I takoi të drejtojë dhe të punojë edhe për hartimin e dokumentacionit shkollor të kësaj dege të re. E shohim ndër drejtuesit e Fakultetit të Gjeologji-Minierave, si përgjegjë i Katedrës së Gjeofizikës për gati 20 vjet. Në këto detyra i takoi të drejtojë edhe punë shkecore që kryhej në fushën e gjeofizikës.

Në studimet e tij spikatën disa drejtime novatore: Në eksperimentimin dhe zbatimin për herë të parë në vendin tonë të metodave të reja gjeofizike, duke përpunuar dhe përsosur teknologjinë e vrojtimit dhe në zgjerimin e sferës së përdorimit të metodave matematikore të kohës për interpretimin e të dhënave gjeofizike për kërkimin e vendbrimeve të mineraeve të dobishme të ngurta, në veçanti të informacionit gravmetrik, qysh në vitin 1971. Është bashkautor i projektit të disa puseve të thellë për kërkimine naftës e të gazit e dha ndihmësë për zbulimin e vendburimit të ri të gazit në Durrës. Gjithashtu, Ligori ëshë ndër nismëtarët edhe të hartimit të projektit për studimet gjeofizike me metoda potenciale në Detin Adriatik dhe vitet e fundit punoi për zhvillimin e gjeofizikës krahinore.
Rezultatet e sudimeve të veta i ka paraqitur në libra, në artikuj shkencoë të botuar brenda dhe jashtë vendit dhe i ka referuar në sesione shkencore. Për punën e tij skencore, në 1969 atij iu dha tirulli docent.

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI. Docent Hajredin SHTINO, K.Shk. Pertef NISHANI

Gazeta **MËSUESI**, 18 shkurt 1991.

## MATEMATIKA LLOGARITËSE NË SHËRBIM TË METODAVE GJEOFIZIKE TË KËRKIMIT

Kërkimet gjeofizike këto vitet e fundit janë karakterizuar gjithënjë e më shumë nga zbatimi në to i metodave të matematikës llogaritëse. Sot me anën e makinave llogaritëse elektronike bëhet përpunimi, pjesërisht edhe interpretimi i informacionit të përfituar në terren.

Përdorii i metodave maematike për studimi e përhapjes së fushave potenciale të rëndesës, të fushave magnetike, elektrike si edhe për vlerësimin e anomalive për kërkimin e naftës dhe të mneraleve të ngurta, u arrit nëpërmjet një pune shkencore të mirëfilltë. Kjo punë ka kaluar në disa etapa: kuptimi dhe shtrimi i problemave, studimi i metodave llogaritëse dhe zgjedhja e më racionales, ndërtimi i algoritmeve, hartimi i programeve për makinat llogaritëse elekronike, kolaudimi dhe eksperimentimi i tyre, duke i shndërruar përfundimisht në programme standarte. Kurorëzimi i kësaj pune është zbatimi i këtyre programeve nga ekspeditat gjeofizike të prodhimit. Kjo punë ka filluar të bëhet edhe me përpunimin e të dhënave të kërkimeve sizmike nga specialistët e Qendrës Elektronike të Naftës.

Arritjet e gjertanishme janë fryt i një bashkëpunimi të vazhdueshëm midis specialistëve gjeofizikë dhe matematikanëve, janë fryt i ndihmës së ndërsjelltë midis tyre për rritjen e njohurive në fushat e njeritjetrit. Në bashkëpunim me specialistët e Ndërmarrjes Sizmo-gravimetrike të Fierit, të Ndërmarrjes Gjeofiike të Tiranës dhe të katedrës së gjeofizikës pranë Fakultetit të Gjeologjisë dhe Minierave, Qendra e Matematikës Llgaritëse gjatë këtyre dhjetë vjetëve ka hartuar një kompleks programesh që përdoren vazhdimisht nga këto ndërmarrje, siç janë përshembll, korrigjimi për efekt të relievit në mënyra të ndryshme, transferimi në lartësi i anomalive gjeofizike, veçimi i këtyre nomalive, etj. Këto çojnë në rritjen e cilësisë së intepetimit të anomalive gjeofizike. Metodat logartëse të përdorura në këto probleme kërkojnë një vëllim të madh llogaritjesh që po të kryheshin me dorë, do të duheshin madje disa vite për të marrë ato përfundime që me makinën llogaritëse merren brenda disa ditësh.

Ka vite që përdorimi këtyre programeve është bërë domosdoshmëri si për Ndërmarrjen Sizmo-gravimerike të Fierit ashtu edhe për Ndërmarrjen Gjeofizike të Tiranës. Shtimi i programeve të reja dhe i numërit e të dhënave në Qendrën e Matematikës Llogaritëse, që i kalon disa qindra mijë në vit, ka çuar në ngritjen pranë këtyre ndërmarrjeve të bërthamave me specialistë të lartë e të mesëm, që merren me shfrytëzimin e këtyre programeve dhe hartimin e programeve të reja. Sot, pjesa më e madhe e materialit gjeofixik të përftuar në terren nga ndërmarrjet e lartpërmendura përpunohet në Qëndrën e Matematikës Llogaritëse.

Me gjithë arrijet, Detyrat që ka shtuar Plenumi i 8-të i K.Q. të P.P.SH. dhe Kongresi i saj i 8-të, për ngritjen e nivelit teorik të shkencëtarëve gjeofizikë janë të mëdha në lëmin e kërkimeve gjeologjike. Detyra të mëdha dalin edhe para matematikanëve ashtu si para gjeofizikanëve për kualifikimin e mëtejshëm të tyre, në mënyrë që të jenë të aftë për të evidentuar dhe zgjidhur probleme të

rëndësishme të kërkimeve gjeofizike, që shtrojnë nevojën e njohjes së aparatit gjithënjë e më të ndërlikuar matematik. Disa disrtacione që kanë mbojtur matematikanët e Qednrës së Matematikës Llogaritëse dhe të Qendrës Elektrnike të Naftës këto dy vitet e fundit në fushën e gjeofizikës përbëjnë shembullin e mirë që duhet përhapur më tej, edhe për specialistët gjeofizikanë. Kualifikimi i tyre në fushën e informatikës do të krijonte mundësi të reja për gjeofizikën. Gjithashtu duhet punuar për një masivizim edhe më ë madh të përdorimit të metodave të matëmatikës llogaritëse në gjeofizikë. Për këtë qëllim, veç kurseve të ndryshme pasuniverstare që organizon dhe do të organizojë Qëndra e Matematikës Llogaritëse, një rol të rëndësishëm luan edhe zhvillimi i lëndës së informatikës në degën e gjeofizikës, e cila mendjmë se duhet të konkretizohet gjithënjë e më shumë me problematikën e zgjidhur në paktikën tonë, si edhe me problemet më themelore të kësaj fushe, që zgjidhen me metodat e matematikës llogaritëse nëpërmjet makinës llogaritëse elektronike.

Me pajisjen së afërmi të Qendrës së Matematikës Llogaritëse me një sistem të fuqishëm logaritës dhe me krijimin e rrjetit informatik, do të bëhet e mndur zgjidhja e problemeve të gjeofizikës me përmasa të mëdha, siç janë sjellja në një nivel e matjeve gjeofizike, përcaktimi i thellësisë së strukturave naftëmbajtëse prej këtyre matjeve në rastin e më shumë se një profilesh gjeofizikë, ndërtimi automatik i hartave gjeofizike, etj. Për zgjidhjen me sukses të këtyre problemeve kërkohet të bëhet qysh tani një punë përgatitore me pikësynime të qarta për kualifikimin e kuadrit matematiko-gjeofizik për të përdorur më mirë metodat e reja të matematikës llogaritëse, siç janë ato të elemeneve të fundme, të proceseve të rastit, të funsioneve harmonike etj., si edhe për shfrytëzimin e sistemit të ri llogaritës për probleme me vlerë të kërkimit gjeofizik.

Alfred FRASHËRI, docent
Gudar Beqiraj, kandidat i shkencave

Gazeta **ZËRI I POPULLIT**, 10 korrk 1982.

**KATEDRA ËSHTË EDHE NJË QENDËR E RËNDËSISHME E INFORMACIONIT SHKENCOR**

Katedra e naftës, e mineraleve dhe e gjeofizikës të Fakultetit të Gjelogjisë dhe të Minierave të UT-së, në përgjithësi kanë një veprimtari të organizuar mirë në dhënien e informacioneve shkencore. Për këtë qëllim janë organizuar dhe zbatuar plane konkrete pune, duke aktivizuar të gjithë pjesëtarët e katedrave. Dobia e këtyre informacioneve është ndjerë në disa drejtime. Ato kanë ndikuar në ngritjen e nivelit shkencor të përmbajtjes së leksioneve, kanë rrezatuar në gjallërimin e jetës shkencore të vetë katedrave, në kualifikimin e pedagogëve dhe të asistentëve, në gjetjen dhe zbatimin e metodave dhe teknologjive të reja për zgjidhjen e disa problemeve të prodhimit, në hartimin e disertacioneve etj. Nga vetë debatet e zhvilluara janë përcaktuar edhe çështje që janë përfshirë në plane e programet e reja mësimore, deri në futjen e lëndëve të veçanta.

Këto informacione shkencore janë mirëpritur edhe nga shokët e prodhimit, madje disa prej tyre kanë shërbyer për zgjidhjen edhe të problemeve konrete të tij. Të tillë janë përshembull: rritja e treguesve tekniko-ekonomikë të shpimit të puseve nëpërmjet shkurtimit të afateve të montim-çmontimit të sondës dhe organizimit të parametrave të shpimit, përgatitur nga shokët Ferit Kazazi dhe Telat Arapi; modelimi grafo-analitik në miniera, hartuar nga edagogu Reshat Kuka; zbatimi i disa metodave gjeofizike për kërkimet e drejtpërdrejta të shtartimeve të naftës e të gazit përpiluar na doc. Ligor Lubonja e Pertef Nishani.

Në përgatitjen e këtyre informacioneve kërkohet të angazhohen më mirë se deri më sot specialistët e prodhimit dhe studentët. Përvojën e mirë të katedrës së minierave, që ka aktivizuar me sukses studentët e viteve të katërta, është e nevojshme ta zbatojnë edhe katedrat e tjera. Për pjesëmarrjen e shokëve të prodhimt, krahas përpjekjeve të mëdha e më këmbëngulëse të katëdrave pranë organeve të institucioneve përkatëse, mendojmë se është e nevojshme që dikasteret, institucionet dhe ndërmarrjet të japing ndihmësën e tyre.

Me arritjet e përparuara të shkencave bashkëkohore, forcat shkencore nuk njihen vetëm nëpërmjet literarturës së bollshme që kanë në dispozicion, por edhe nëpërmjet mjaft formave të tjera, siç janë studimet universitare, pasuniversitare, specializimet jashtë shtetit, shkëmbimet e përvojës, pjesëmarrja në simpoziume dhe konferenca të ndryshme shkencore etj. Këto forca kërkohet të përfshihen në mënyrë më të organizuar në referimet pranë katedrave për të rejat shkencore dhe problemet e tjera me interes. Vetë diskutimi që do të zhvillohet në katedra rreth problemeve të ngritura prej tyre, do të kontribuojë mjaft në zgjidhjen dhe në vlerësimin sa më objektiv të asaj që është vjelë nga jashtë, duke ja përshtatur atë sa më mirë kushteve tona.

Vlerat shkencore të një informacioni të dhënë në katedër lidhen ngushtësisht edhe me nivelin e zhvillimit të debatit skencor rreth tij. Debat i është një mjet fuqishëm e efikas që e pasuron informacionin me fakte, të dhëna e konkluzione të tjera. Ai e kreh atë nga teprimet e pasaktësitë dhe, ndodhta që ndan grurin nga egjërin, veçon të dobishmen nga e panevojshmja. Jo të gjitha

informacionet e zhvilluara kanë ndezur një debat të mirëfilltë shkencor. Ndonjëherë ndodh që ato janë shoqëruar me ndonjë miratim të heshtur. Për këtë problem, aty këtu, vegjeton edhe ndonjë mendim shfajësues, sipas të cilit “ky debat është i pamundur të bëhet në kushtet e përbërjeve heterogjene të katedrave”. Natyrisht nuk mund të përjashtohet edhe ndikimi deri diku i këtij faktori, por shkaku i vërtetë nuk është këtu. Ai gjendet më tepër në mangësitë subjektive, në nivelin jo të barabartë të njohurive shkencore të specialistëve. Vetë debati në një masë e kuptim të caktuar bashkëkohor është pasqyrë e shkallës së përditësimit të pedagogëve me të rejat bashkëkohore të përvojës sonë dhe asaj botërore. Dhe shembuj pozitivë të debatit në nivelin e dëshiruar i gjejmë po në vetë katedrat tona, në raset kur informacioni ka prekur çështje të disertacioneve ose problem tepër konkrete dhe që janë shoqëruar gjithëmonë me rrahje e shkëmbime mendimesh e pikëpamjesh, si p.sh., në rastin e disertacionit të mbrojtur nga kandidati i shkencave Skënder Osmani etj.

Në kushtet kur katedrat mbulojnë disa disiplina, është e domosdoshme që informacioni shkencor të rrokë tërësinë e tyre. Në përgjithësi kjo prirje është vërejtur në referimet e bëra. Pork a pasur edhe ndonjë rast, kur për një periudhë të caktuar kohe, nuk është mbajtur informacion në fusha të rëndësishme, megjithëse para tyre janë shtruar për zgjidhje problem komplekse, të ndërlikuara dhe me vera të mëdha praktke.

Jo rrallë ndodhnqë, për vetë problem që grihet, informacioni shkencor është i vlefshëm jo vetëm për katedrën ku ai zhvillohet, por edhe për at simotra, që kanë mjaft pika takimi dhe interesa të përbashkëta pune. Në këto rrethana, është me vlerë përcaktimi i zhvillimit të informacioneve shkencore ndërkatedrore. Tek në janë organizuar disa informacione të tilla, të clat janë çmuar si të dobishmeç e janë mirëpritur nga të gjithë. Por, këto forma zhvillohen rrallë, në vend që të ndodhë e kundërta.

Informacionet shkencore shpesh janë fryt i një pune hulumtuese të gjatë, prandaj informacionet skencore të inkuadruara në to është e novojshme të bëhen pronë e një rrethi sa më të gjerë njerëzish. Këto dije, në mënyrë të organizuar u duhen venë në dispzicion trupit pedagogjiko-shkencor të katedrave, masës studentore dhe punonjësve në prodhim. Ndaj shtrohet si domosdoshmëri zgjidhja e problemit të shumfishimit të tyre.

Perikli PRIFTI
Alfred FRASHËRI

Në Fakuletin e Gjeologjisë dhe të Minierave të UT

Botuar në Gazetën **ZËRI I POPLLIT**, 19 dhjetor, 1980.

## NË GJEOLOGJI MUND TË PËRDOREN MË GJERË METODAT MATEMATIKE

Në vendin tonë, nga një pesëvjeçar në tjetrin, janë rritur sukseset në kërkimin dhe zbulimin e vendburimeve të mineraleve të dobishme. Këto suksese që janë arritur nga kolektivat e punonjësve të sektorit të gjeologjisë, janë rezultat i kujdesit të Partisë, e cila na ka mësuar gjithëmonë që në kërkimet gjeolgjike të vihen metodat më të përparuara të shkencës e të teknikës. Ky zhvillim i madh që kanë marrë kërkimi, zbulimi dhe shfrytëzimi i vedbrimeve të mineraleve të dobishme, kërkon rritjen e cilësisë së studimeve e rrjedhimisht, të sigurisë së përfundimeve. Veç të tjerash, këto detyra mund të zgjidhen kur përdoren metodat e analizës matematike, të teorisë së probabilitetit dhe të statistikës, të teorisë së informcionit dhe të kibernetikës.

Këto metoda bëhen të domosdoshme të përdoren në gjeologji, gjeofizikë, gjeokimi etj. Meqë për nxjerrjen e përfundimeve, gjeologu së pari, kufizohet kryesisht vetëm me vrojtimin në natyrë të sendeve dhe dukurive gjeologjike, ai detyrohet t'i zhveshë rezultatet e vrojtimit nga shfaqjet e dorës së dytë, së dyti, është i detyruar të mbështetet në një sasi të kufizuar të dhënash me që ka të bëjë me trupa dhe dukuri qa kanë përhapje të gjerë në hapësirë e në kohë, të cilat nuk është në gjendje ti vrojtojë pandërprerje në të gjithë hapësirën. Së fundi, një pjesë e përfundimeve gjeologjike ngelen në përgjithësi në shkallën e hipotezave, më pak apo më shumë të sigurta; nëpërmjet një trajtimi matematik, gjeologu u largohet sa të jetë e mundur gabimeve të rënda, thelbësore në zgjidhjen e hipotezave.

Përdorimi i metodave matematike në gjeologji tek ne nuk shtrohet për herë të parë sot. Si rezultat i kujdesit të Partisë për zhvillimin e shkencës, tanimë janë krijuar mundësitë për futjen e metodave matematike të përparuara në shkencë e në prodhim. Janë përgatitur kuadro të afta dhe janë ngritur qendra llogaritëse të pajisura me makina elektronike, po kryhen studime në lëmin e përdorimit të metodave matematike me anën e makinave llogaritëse elekronike në gjeofiikë, në gjeologji, në gjeokimi dhe në industrinë e naftës.

Në industrinë tonë të naftës interpretimi i rezultateve të studimeve sizmike kryhet me anën e makinave llogaritëse elektronike. Janë kryer shumë studime mbi gjeomerizimin e nëntokës, për metodën e kërkimit dhe zbulimit të vendburimeve e mineraleve të dobishme, për studimin e vetike kolektore të gëlqerorëve, për gjekiminë e shpërndarjes së elementëve etj.

Para pak kohësh, Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Universiteti Tiranës, së bashku me Qendrën Llogaritëse të Akademisë së Shkencave, me pjesëmarrjen e punonjësve të prodhimit, organizoi një session shkencor kushtuar përdorimit të makinave llogaritëse elektronike për zgjidhjen e disa problemeve të gjeofizikës dhe indstrisë së naftës. Si rezultat i studimeve të referuara në session, janë hartuar programme standard të makinave llogaritëse elektronike për studimin statistikor të rezultateve të studimeve massive, për interpretimin e hatave gjeologo-strukturale, gjeofizike e gjeokimike, për transformimin e fushës së gravitacionit, për llogaritjen e korrigjimit për ndikimin e relievit në rezultatet e

vrojtimeve gravimetrike, mbi përcaktimin e parametrave fizikë të shtresave gëlqerore me naftë asfaltike dhe mbi përcaktimin e kushteve optomale të transportit të naftës nëpër tubacione me ndihmën e ngrohjes.

Por ky është vetëm një fillim i mbarë. Studimet e filluara duhet të thellohen edhe më tej, krahas përdorimit të gjerë në prodhimtë rezultateve të arritura. Studime të tilla duhet të përfshijnë edhe shumë drejtime të tjera të gjelogjisë, të gjefizikës dhe të industrisë së naftës.

Vëmendja në rradhë të parë, duhet të drejtohet nga përdorimi i metodave matematike në kërkimin dhe zbulimin e vendburimeve të mineraleve të dobishëm. Përdorimi i teorisë së probabilitetit dhe statistikës do të sjellë rritjen e sigurisë së zbulimit dhe do të lejojë të shkurtimin e vëllimit të punimeve dhe analizave të ndryshme. Kjo punë duhet të shqërohet edhe me interpretimin sasior rigoroz të profileve të zbuluar dhe të hartave të ndryshme gjeologo-strukturale, Drejtim tjetër me shumë rëndësi është verifikimi i hipotezave gjeologjike në përgjithësi, përcaktimi i ndikimit të faktorëve të ndryshëm dhe korrelimi në veçanti. Gjeokimistët, krahas analizas statistikore të të dhënave të shumta të vrojtimeve në terren dhe të përcaktimeve laboratorike, mund të kryejnë studime sasiore edhe për të sqaruar karakterin e transformimeve kimike dhe të dejtueshmërisë së proceseve, të cilat kushtëzojnë emigrimin e elemntëve të ndryshëm në shkëmbinjtë e kores së Tokës.

Për kërkime gjeofizike duhet të synohet të hartohen programe të makinave llogaritëse elektronike për përpunimin dhe interpretimin e të dhënave të vrojtimeve. Përpunimi me makina e të dhënave, veç rritjes së rendimentit, do të krijojë mundësi të reja për rritjen e cilësisë.

Siguria e përfundimeve të arritura do të rritet me anën e matematizimit dhe automatizimit të procesit të interpretimit të të dhënave gjeofizike. Dhe për këtë ka shumë drejtime në të cilat duhet punuar, siç janë mbi transformimet dhe rillogaritjen e efekteve anomalë nga trupa gjelogjike të njohur, përccaktimin e formës, të pozicionit të vendosjes dhe të vlerësimit të përmasave të trupave gjeologjike, që shkaktojnë anomalitë gjeofizike etj. Por, prirja kryesore duhet të jetë matematizimi i interpretimit gjeologo-gjeofizik, veç të tjerash, për të kryer vlerësimin sasior të efektivitetit të metodave gjeofizike, për të realizuar klasifikimin e saktë të objekteve gjeologjike, që këekohen, si edhe për të bërë prognoza gjeofizike.

Është shumë i madh edhe numri i problemeve në industrinë e naftës, të cilat mund të zdjidhen me metodat e matematikës llogaritëse. Le të përmëndim këtu përpunimin statstikor të të dhënave të nxjerra nga përvoja shumë e pasur e shpimeve në një osë disa struktura, i cili do të sigurojë zgjidhjen e problemeve të tilla optimizimi i kushyeve të punës së daltave, përcaktimi i humbjeve minimale të lëngur larës dhe i karakteristikave më të mira të tij në kushtet e strukturës së dhënë e të reagentëve që disponohen etj. Në lëmin e prodhimit të naftës trajtohen problemet e përpunimit racinal të vendurimeve, sidomos të atyre në gëlqerorët, lidhur me kushtet specifike që ato kanë, për të gjetur variantin më të mirë për shfrytëzimin e tyre. Futja e metodave intensifikuese në puse të veçanta, ose

veprimet në shtresë me metoda dytësore, nxjerirn problem, zgjidhja e të cilave është e nevojshme të bëhet me anën e metodave matematike të llogaritjes. Gjithashtu, në lëmin e transportit të naftave tona viskoze, për kushtet kokrete të magjistraleve që kemi, ose për projektimin e magjistraeve të reja, duhen zgjidhur problemet e optimizimit si në funksion të pajisjeve ashtu edhe të metodave perspektive që mund të zbatihen.

Ky matematizim do të arrihet vetëm kur metodat matematike do të përdoen nga masa e gjerë e specilistëve dhe po të organizohet mirë bashkëpunimii tyre me qendrat llogaritëse. Natyrisht, ky masivizim kërkon edhe kualifikimin e kuadrit. Për këtë, në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave tashmë teknika llogaritëse mësohet si lëndë e veçantë, ndërsa për kualifikimin e specialistëve duhen organizuar kurse. Paraqitja e metodave të matematikës llogaritëse, në fazën e parë, duhet ti përgjigjet nivelit ekzistues të njohurive matematike të shmicës së specialistëve, të jetë e qartë, e thjeshtë dhe të ketë shtrimin e detyrës në gjuhën gjeologjike. Krahas kësaj, duhet të luftohen edhe ato mëndësi të dëmshme që vërehen në disa specialistë të gjeologjisë, të cilët e knsiderojnë “të pamundshëm” formulimin e detyrave gjeologjike në gjuhën matematike dhe se detyrat e prodhimit mund të zgjidhen “thjesht e mirë” edhe pa përdorur metodat matematike. Organizatat bazë të Partisë në ndërmarrjet gjeologjike dhe të naftës, ashtu siç kanë vepruar organizatat e Partisë në Institutin e Naftës dhe në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave, u bije detyra që ta drejtojnë e forcojnë zhvillimin e matematizimit të gjeologjisë dhe të përpunimit të vendburimeveç, duke luftuar konceptet frenuese konservatore dhe liberale në këtë lëmë. Për ti thyer këto mëndësi, u bie barra edhe pedagogëve të gjeologjisë, gjeofizikës, naftës, matematikës në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave, specialistëve me përvojë të prodhimit dhe institucioneve shkencore e mtematikanëve të qendrave llogaritëse.

Kjo përpjekje e përbashkët do të japë kontributin modest për zhvillimin e mëtejshëm të revolucionit tekniko-shkencor. Realizimi i kësaj detyre kërkon nga ne përsosjen e mëtejshme të shkencave gjeologjike. Dhe shkencat gjelogjike, ashtu si të gjitë shkencat e tjera, siç në mëson shoku Enver, do të përsosen kur të shprehen vetëm në format e matematike.

Alfred FRASHËRI, Muhamet DORACAJ, Tomi KRISTO
Në Fakultetin e Gjeologisë dhe të Minierave të Universitetit të Tiranës.

Gazeta **“ZËRI I POPULLIT”**, 23 mars 1974.

## GJEOFIZIKA TEK NË ËSHTË E RE, AJO PO ZHVILLOHET ME VRULL

Studimet gjeofizike, si pasojë e zhvillimit të shpejtë të industrisë minerare, po përdoren gjithënjë e më shumë në kërkimet gjeologjike të vendit tonë. Nga pak ekipe me të cilat 23 vjet më parë filluan studimet gjofizike tek ne, ato kryhen tani në disa ndërmarrje të naftës dhe xeherorëve. Ekspeditat gjeofizike janë të pajisura me aparatura moderne deri në maqinat lloagritëse elektronike dhe në studimet e tyre përdorin kopmplesin e plotë të metodave të gjeofizikës së kërkimit: sizmikën, elektrometrinë, radiometrinë, magnetometrinë dhe gravimetrinë. Kryhet studimi i plotë gjeofizik i puseve të naftës e gazit dhe i shpimeve në vendburimet e qymyreve. Funksionon edhe qendra e sizmologjisë. Në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave të Universitetit të Tiranës përgatiten specilistët e lartë gjeofizikanë.

Sfera e aktivitetit të ekspeditave tona gjeofizike përfshin shumë drejtime në kërkimin dhe zbulimin e vendbrimeve të mineraleve të dobishëm, si nafta e gazi, bakri, azbesti, skrifërimet, forsforitet, qymyret, më pak kromi, boksidet etj., duke zgjidhur detyra mjaft të vështira.Kontributi që kanë dhënë në vendit tonë studimet gjefizike në kërkimin dhe zbulimin e disa vendburimeve të naftës e të gazit, të bakrit, qymyreve, forforiteve, shkrifërimeve, azbestit, etj., kanë justifikuar plorësisht vendin dhe shkallën e zhvillimit të këtyre studimeve, krahas punimeve gjeologjike dhe gjeokimike. Metodat gjeofizike, para së gjithash, janë dalluar për efektivitetin e tyre të lartë tekniko-ekonomik. Këto kërkime shoqërohen edhe me punë shkencore, që kryhet me pjesëmarrjen e gjerë të punnjësve të gjeofizikës, si rezultat i të cilës është shtuar vazhdimisht numri i metodave të përdorura, duke kaluar tashmë për shumë metoda nga eksperimentimi në prodhim. Është shumë pozitiv shembulli i kolektivit të gjeofizikës kantierale të naftës, i cili prodhoi për herë të parë në vendit tonë stacionin automatik të karotazhit, të perforimit etj.

Përparimi i shpejtë i ekonomisë sonë socialiste në pesëvjeçarët e ardhëshëm kërkon zhvillimin e mëtejshëm të studimeve gjeofizike. Sukseset e arritura dhe përvoja e fituar nga kryerja e studimeve gjeofizike në vendin tonë, tregojnë se tashmë është ndërtuar një bazë e mirë e nisjes për zhvillimin e mëtejshëm të gjeofizikes në gjerësi dhe në thellësi në drejtim të shumë fushave të përdorimit ende të pa lëvruara tek ne, si për kërkimin e mineraleve të reja, sidomos në drejtim të faktorëve kontrollues të mineralizimit. Veçanërisht për kërkimin e mineraleve të reja është i nevoshëm edhe zhvillimi i gjeofizikës bërthamore. E njejta mund të thuhet edhe për studimet krahinore dhe të ndërtimit gjeologo-gjeofixik të fushave xeherore. Këto studime gjeologo-gjeofizike do të sqarojnë më tej ndërtimin e nëntokës sonë dhe do të ndihmojnë për të njohur më mirë ligjësitë e përgjithëshme të përhapjes dhe përqëndrimit të vendburimeve të mineraleve të dobisme.

Studimi i cektinës sonë kontinentale të detit Adriatik është drejtim fare i ri dhe nevojë e kohës, në mëntrë që të zgjerohet më tej baza e kërkimit të naftës e të gazit.

Edhe zbulimi i vendburimeve dhe shfrytëzimi i tyre ndihmohet nga gjeofizika, Fillimi i mirë indriçimit me radiovalë i vendburimeve të bakrit mund të zgjerohet dhe thellohet më tej për këtë mineral dhe minerale të tjerë.

Zhvillimi i gjeofizikës minerale do të kontribuojë jo vetëm për të rritur rezervat e vendburimeve ekzistuese por do të sjellë edhe shkurtimin e vëllimit të punimeve minerare të kërkim – zbulimit. Gjeofizika minerale ndihmon edhe për të zgjidhur një serë detyrash për minierat, me karakter teknik shumë të

rëndësishëm, si studimi i presioneve minerare, i lëvizjes së ujërave nëntokësore, i ajrimit, etj., k duke zvogëluar në minimum vëllimin e tyre. Përdorimi i metodave gjeofizike vazhdon edhe gjatë shfrytëzimit sidomos tani, që tek ne po ndërtohen miniera moderne të mëdha.

Studimi gjeofiik i shpimeve në vendburimet e bakrit, kromit, hekur-nikelit, boksideve, azbestit, etj., rrit saktësinë e dokumentimit gjeologjik të shpimeve dhe sqaron më mirë ndërtimin e horizontit prodhimtar në veçanti dhe të vendburimit në përgjithësi.

Shumë detyra të hidrogjeologjisë mund të zjidhen nga gjeofizika. Kërkimi i pellgjeve ujëmbajtës, studimi i karakteristikave litologjike dhe fizike të shtresës së ujit, të mineralizimit të ujit, studimi i regjimit të shfrytëzimit të vendurimeve të njohura janë drejtim i rëndësishëm i zhvillimit të elektrometrisë, radiometrisë, etj., që sot u ka ardhur koha të fillojnë tek ne.

Në vendin tonë po ndërtohen vepra të mëdha industriale, hidrocentrale dhe uzina, kombinate, hekurudha, etj. Ndërtimit të tyre i paraprinë studimet gjeologo-inxhinierike mbi shtresat e truallit, mbi zonat e rrëshqitjeve etj. Studimet sizmike, elektrometrike, etj., i zgjdhin mirë dhe shpejt këto detyra, lehtësojnë dhe lejojnë të orientohen drejt studimet gjeolgjike me anën e punimeve minerare etj., duke zvogëluar në minimum vëllimin e tyre. Përdorimi i metodave gjeofizike vazhdon edhe gjatë shfrytëzimit të veeprave industrial. Kështu, p.sh., ka vend studimi i vazhdueshëm i gjendjes së digave, traseve të hekurdhave e tubacioneve, godinave të veprave industrial etj. Edhe kërkimet arkeologjike ndihmohen nga studimet gjeofizike.

Zgjerimi i sferës së përdorimit të gjeofizikës duhet të shoqërohet edhe me thellimin e saj në lëmet, që tani lëvrohen në vendin tonë.

Ky zhvillim në gjerësi dhe thellësi i gjeofizikës tek ne kërkon që punimet e kërkimit të paraprihen dhe shqërohen me studime shkencore më të gjëra. Këto studime do të bëhen nga grupe të veçanta, në të cilët do të përfshihen specialistët më të mirë, ndërmjet të cilëve edhe shumë specialist të rinj. Ne mendojmë se detyra e këtyre grupeve nuk është e njejtë me atë të grupeve të përgjithësimit, megjithë ndihmën reciproke që ato i japin njeri tjetrit. Por natyrisht, kjo punë është e pamjaftueshme. Në eksperimentimin shkencor përfshihet masa e gjerë e punonjësve të gjeofizikës në të gjitha ekspeditat. Me këtë aktivitet bashkërendohen më mirë edhe studimet shkencore të punonjësve të degës së gjeofizikës në Fakultetin e Gjeologjisë dhe të Minierave.

Gjeofizika tek në është e re. Ajo po zhvillohet me vrull dhe ka perspektivë shumë të madhe.

Alfred FRASHËRI, Ligor LUBONJA, Rushan LIÇO, Ylber DHRAMI
Pedagogë të degës së gjeofizikës, të Universitetit tê Tiranës

Gazeta **ZËRI I POPULLIT**, 11 janar 1974.

## STUDIMET KRAHINORE GJEOLOGO-GJEOFIZIKE JANË DETYRË E DOMOSDOSHME E KOHËS

Në këto dy dekadat e fundit, sidomos në vitet gjashtëdhjetë, nën kujdesin atëror të partisë, si edhe në çdo degë tjetër të gjeologjisë, edhe në përdorimin me sukses të metodave gjeofizike për kërkim – zbulimin e vendburimeve të mineraleve të dobishme, janë arritur rezultate të mëdha. Në mënyrë të veçantë metodat gjeofizike kanë gjetur përdorim të madh në industrinë e naftës, për zbulimin dhe përgatitjen për shpime të thella të strukturave perspektive. Është kryer një vëllim i rëndësishëm i punimeve gravimetrike, si edhe disa punime elektrometrike.

Për kërkim-zbulimin e vendburimeve të mineraleve të tjera të dobishme xeherore dhe joxeherore, gjithashtu, janë përdorur dhe po përdoren edhe më gjërë metodat gjeofizike: elektrometria, magnetometria, gravimetria, etj. Studmet gjeofizike janë shtrirë edhe në lëmën e gjeologjisë inxhinierike, për shembull në studimin e shtratit të lumit Drin, në vendin ku po ndërtohet hidrocentrali “Mao Ce Dun”, etj.

Përveç punimeve gjeofiike që përmëndëm më lart, është kryer edhe një vëllim i vogël studimesh gjeofizike komplekse krahinore (profile sizmikë, gravimetrikë dhe magnetometrikë) në zona të ndryshme të vendit. Është ngritur dhe funksionon Shërbimi Sizmologjik për studimin e tërmeteve.

Por me gjithë këto punime, shkalla e njohjes gjeofizike, e njohjes së ndërtimit gjeolgjik në thellësi të vendit tonë, është ende e pamjaftueshme.

Një kontribut të madh në ngritjen e shkallës së njohjes gjeologjike- të njohjes sipërfaqësore- në nivelin dhe në bazë të të dhënave të deritanishme është “Harta Gjeologjike e Shqipërisë” në shkallën 1:200.000, së bashku me tekstin e saj sqarues “Gjeologjia e Shqipërisë”. Harta gjeologjike e Shqipërisë, e përpiluar nga gjeologët tanë, është shprehja më e qartë e sintetizuar e ndërtimit gjeolgjik të vendit tonë në përputhje me kërkesat shkencore moderne dhe në nivelin e shkencës së përparuar botërore. Ajo, duke qënë e ndërtuar në bazë të rilevimeve gjeologjike të shkallëve 1:25.000 deri 1:100.000 është paraqitja grafike më e detajuar e strukturës gjeologjike të Albanideve.

Përgatitja e hartës së re gjeologjike të vendit tonë shënon fillimin e një pune sistematike për përgjithësimin e njohurive gjeolgjike në një kuadër më të gjerë, në kuadrin krahinor. Si e tillë, harta gjeologjike e Shqipërisë konsiderohet si puna e parë më e rëndësishme e shkallës krahinore në lëmin e gjeologjisë. Por kjo hartë, përveç të tjerave, nxjerr në pah jo vetëm sukseset në rritjen e shkallës gjeologjike të njohjes, por edhe nyjet ende të paqarta në strukturën gjeologjike të Albanideve. Për të ndriçuar strukturën e këtyre nyjeve dhe për sqarimin e ndërtimit në thellësi të strkturës gjeologjike rë vendit tone, lipset të kryhen studime krahinore gjeologo-gjeofizike.

Me studime gjeologo-gjeofizike kahinore duhet të mbulohet i gjithë territory i vendit tonë. Këto studime janë të rëndësishme, në rradhë të parë për rajonet pak të studiuara, ose krejtësisht të pastudiuara, si zona e brëndëshme e Albanideve, cektina kontinentale e detit Adriatik, etj. Është e nevojshme që ato të kryhen edhe në rajonet e vjetra minerale. Përvoja tregon se, bile edhe në rajone të studiuara mirë me rilevime gjeologjike, studimet krahinore zgjerojnë mundësinë e prognozimit në lëmin e metalogjenisë. Për këtë arsye, studimet gjeologjike krahinore, të parashtruara drejt nga Prof. T. Biçoku dhe A. Papa në artikullin “Disa drejtime të studimeve në lëmin e gjeologjisë së Shqipërisë”, botuar në “Zërin

e Popullit” më 26 korrik 1970, duhet të kryhen së toku dhe krahas me studimet krahinore gjeologo-gjeofizike. Studimet krahinore gjeolgo-gjofizike duhet të jenë komlekse: sizmike, gravimetrike, magnetomerike dhe elektromerike, të shoqëruara bë mënyrë të domosdoshme edhe me shpime mbështetëse parametrike, në përputhje me kërkesat e shkallës së studimit dhe shkallës së sotme të njohjes gjeologo-gjeofizike.

Cila janë detyat që duhet të zgjidhin studimet krahinore gjeologo-gjeofizike? Detyra e pare, është marrja e një tabloje sa më të qartë e strukturave gjeologjike të vendit tonë jo vetëm në sipërfaqe, por edhe në volum. Zgjidhja e kësaj detyre përveç studimeve gjeologjike, që janë kryer dhe do të kryhen mbi stratigrafinë, tektonikën, magmatizmin, etj., kërkon patjetër vendosjen e punimeve krahinore gjeologo-gjeofizike të lartpërmëndura, të cilat së toku dhe vëtëm kështu, do të na japin një kuadër të ri dhe të plotë të strukturës së Albanideve, në gjatësi, në gjerësi dhe në thellësi. Njohja në volum e strukturës gjeologjike të vendit tonë do të sqarojë sa e sa probleme deri tani të errëta, që i preokupojnë për ditë punonjësit e gjeoogjisë në kryerjen e detyrave fisnike për zbulimine vendburimeve të mineraleve e trupave të njohur ose zbulimin e trupave të rinj, ku deri para kryerjes së studimeve të dhëna nuk kishte asnjë shënjë mbi ekzistencën e trupave të mineraleve të dobishme dhe për zbulim-konturimin e fushave xeherore dhe vendburimeve të njohura. Që këtu del detyra e dytë e studimeve krahinore gjeologo-gjeofizike, e cila është edhe detyra më e rëndësishme në kuptimin praktik të shtruarjes së problemit. Detyra e dytë e këtyre studimeve, është që nëpërmjet marrjes së një tabloje sa më të qartë të strukturës gjeologjike të Albanideve në sipërfaqe dhe në volum, të nxirren dhe të jepen detyra konkrete për kërkim-zbulimin e vendburimeve të çdo minerali të dobidhëm në veçanti dhe të orientohet sa më drejt kërkimi i tyre. Në këtë mënyrë, do të orientohen më drejt nevoja, vendi dhe thellësia e shpimeve të thella dhe do të mund të gjykohet më mirë mbi ligjësitë e përgjithëshme të përhapjes dhe përqëndrimit të mineraleve të dobishme në vendin tonë. Këto detyra duhet të jepen jo vëtëm për kërkimin e mineraleve të dobishme të ndodhur afër sipërfaqes, por edhe për kërkimin e mineraleve të dobishme në thellësi, për të cilat deri para kryerjes së këtyre punimeve nuk ka patuar asnjë informacion të drejtpërdrejtë. Le ta konkretizojmë me një shembull. Studimi i ndërtimit në thellësi të masivëve ultrabazikë, i vendosjes dhe i marrëdhenieve të llojeve skëmbore që i ndërtojnë ato, i strukturës së brëndëshme të tyre, do të na orientonte drejt se ku duhet t’i vendosim punimet e kërkim-zbulimit për krom, si në fushat xeherore ekzistuese për zbulim-konturimin e trupave të njohur ose zbulimin e trupave të rinj ashtu edhe në zonat e reja të kërkimt ku deri para kryerjes së studimeve të dhëna nuk kishte asnjë shënjë mbi ekzistencën e trupave kromit-mbajtës në thellësi dhe ku, pa këto studime, punimet e kërkimit nuk mund të vendoseshin drejt.

Nga kjo del se studimet krahnore gjelogo-gjeofizike, duke mbuluar të gjithë territorin e vendit tonë, do t’i hapin kërkimit të mineraleve të dobishme horizonte dhe perspektiva të reja të mëdha. Ato do të krijojnë kushte objektive për t’i orientuar sa më drejt punimet e kërkimit për çdo minerale të dobishëm në veçantiç dhe për të bërë një hop të ri të madh cilësor në zgjerimin e bazës minerale të vendit. Vendosja dhe kryerja e punimeve krahinore gjeologo-gjeofizike, tani që njihet irë gjeologjia sipërfaqësore e Albanideve, është jo vetëm detyrë e kohës për njohjen e ndërtimi gjeologjik në thellësi, por edhe detyrë e domosdoshme për të bërë hopin e ri të rëndësishëm cilësor në zgjerimin dhe forcimin e punimeve të kërkimit të mineraleve të dobishme, me qëllim që të

sigurohet një bazë minerale e tillë e fuqishme që t'u përgjigjet nevojave të ndërtimit me sukses të socializmit në vendin tonë. Studimet perspektive gjeologjike e gjeologo-gjeofizike krahinore të kryera me metoda shkencore të përparuara dhe të mbështetura në punën vetmohuese dhe në vrulin revolucionar të punonjësve të gjeologjisë, do të bëjnë të thellohet më tej revolucioni tekniko-shkencor në lëmin e gjeologjisë, për ta vënë në jetë sa më mirë porosinë e partisë dhe të shokut Enver që punonjësit e gjeologjisë, me punën e tyre, t'i prijnë industrializimit tonë socialist.

Docent Ligor LUBONJA, Shyqyri ALIAJ, Alfred FRASHËRI

Gazeta **ZËRI I POPULLIT**, 10 tetor, 1970

## MBI SPECIALIZMIN MASIV NË GJEOLOGJI

Para pak kohësh në "Zërin e Popullit" u botua artikulli i gjeologut Kopi Kyçyku "Gjeologu i përgjithshëm dhe problem të fakultetit të gjeologji-minierave". Në këtë artikull shumë çështje na duket se janë shtruar drejt dhe u përgjigjen kërkesave të reka të revolucionarizimit të mëtejshëm të shkollës sonë, por disa prej tyre, dhe në disa herë ato që janë më kryesoret, na duket se janë shtruar keq, aq më tepër rrugët për zgjidhjen e tyre nuk janë të drejta.

Ne nuk duam të zgjatemi në ato mendime në të cilat bashkohemi me artikullshkruesin, të tilla si futja në programin mësimor të gjeografisë ekonomike dhe fizike të Shqipërisë, futja e skicografisë si lëndë ndihmëse, për zhvillimin dhe rrahjen më me forcë në leksionet e këtij fakulteti të mendimit teorik shkencor të gjeolgogëve shqiptarë, për një kritikë të drejtë të përfyturimeve të gjeologgëve të huaj, për luftën e përherëshme që duhet bërë të metave të vërtetuara në leksionet dhe tekstet, e tjera të këtij lloji.

Por ne nuk mund të jemi kursesi me mendimin e prerë të autorit sidomos kur thotë që "deri sot nga ky fakultet janë diplomuar kryesisht gjeologë të përgjithshëm dhe, në disa raste, në vitet e fundit, janë specializuarvgjeologë nafte dhe hidrogjeologë" dhe se "nga ky fakultet të përgatiten vetëm gjeologë të përgjithshëm". Një mendim i tillë të çon (dhe na ka çuar) në atë që gjithë kohën prodhimi të vuajë për specilistë në degët e ndryshme të gjelogjisë, si hidrogjeologë, gjeologë nafte, gjeokimistë, gjeofizikë, paleontologë, mineralogë, petrografë, gjeologë të ndërtimit e të tjerë, specialist këta aqë të domosdoshëm për kërkimet dhe zbulimet e vendburimeve të reja.

Sot kemi me qindra gjeologigë të përgjithshëm, por kemi vetëm disa, të numuruar me gisht, specialistë në degë të veçanta të gjeologjisë. Është pikëisht ky lloj të menduari, pse mos ta themi konservator, që gjoja "ne na duhen gjeologë të përgjithshëm", që ka çuar në atë që shumë degë të gjeologjisë, siç janë paleontologjia, gjeofizika dh gjeokimia, nuk u përgjigjen dot sot kërkesave në rritje të industrisë së naftës, bile jo vetëm nuk u përgjigjen dot, por edhe e pengojnë, sepse këta lloj specialistësh janë vetëm disa, fare pak, dhe nuk mund të arrijnë të zgjidhin kërkesat gjithënjë e në rritje të sektorëve të ndryshmë të gjeologjisë, duke krijuar kështu një kontradiktë që pengon zhvillimin e mëtejshëm professional. Në anë tjetër, duke patur vetëm një grusht njerëzish të specializuar, ata, duke qënë të vetëm, shpesh herë kënaqen me atë që dinë dhe, në shumicën e rastëve e ndjejnë veten të pagabueshëm, të pakontrollueshëm, bile edhe të pazëvendësueshëm, sepse në fund të fundit, cilido gjeolog i përgjithshëm, sado i talentuar qoftë, vështirë se mund të jetë në gjendje sot të diskutojë ose t'i kontrollojë e , ca më pak, t'i zëvendësojë këta specialistë.

Është kjo mungësë e specializimit të gjeologëve që e bën edhe Institutin e Studimeve dhe Kërkimeve të Naftës e Gazit në Qytetin Stalin të mos gjejë dot prej gati dy vjetësh disa paleontologë të rinj. Po kështu, Ndërmarrjes Gjeofizike të Patosit i duhen disa dhjetra inxhinierë gjeofizikë, etj.

Dikush mund të mendosjë që ata të përgatitten në fakuletin tonë të Tiranës, dikush në vetë institucionet apo ndërmarrjet tona (në ato që kanë specialistë të këtyre profileve). Ne na dukët se një gërshetim, një përgatitje e përbashkët e dyfishtë midis fakultetit dhe bazës është krejt i mundshëm dhe i frytshëm. Përshembull, sot institutit të Qytetit Stalin i duhen të paktën pesë paleontologë të rinj. Me forcat që ka ky institute sot për sot dhe me nevojat e përditëshme që ka prodhimi nuk është e lehtë që këta të përgatiten vetëm atje

nga specialistët e atjeshëm, por një pjesë e programit, natyrisht pjesa teorike, mund të kryhet edhe nëpërmjet specialistëve të fakultetit. Po kështu mund të veprohet edhe për specialitete të tjera.

Është e udhës këtu të themi që duhet të luftohet me të madhe tendenca e ardhjes rrallë për lexim leksionesh në bazë, jashtë Tiranës, të disa pedagogëve të universitetit. Dhe bënë shumë mirë punëtorët dhe teknikët e Qytetit Stalin që hapën filialin e fakultetit në qytetin e tyre pas disa vjetësh ndërperje. Kështu, këtu nga vetë punëtorët do të dalin patjetër specialistë të rinj të degëve të ndryshme të gjelogjisë. Veçse duhet që filialet e fakultetit të ndiqen nga punëtorë dhe teknikë në profilet që punojnë edhe sot, ata të gjeologjisë të vazhdojnë gjeologjinë, dhe jot ë ndodhë që punëtoët e prodhimit të ndjekin gjeologjinë (kjo natyrisht, se filialet nuk kanë degët përkatëse), apo akoma më keq, që ata që mbarojnë për gjeologji të punojnë pastaj në ndërtim apo në kimi.

"Për të rregulluar raportin e disiplinave në dobi të atyre që janë të domosdoshme, mendoj që fizika, kimia ( e përgjithëshme, fizika dhe analitike) të zhvillohen vetëm në një simestër", shpreh një mëndim tjetër shoku Kopi Kyçyku. Ne mendjmë se po të veprohet kështu, thjeshtohet shumë programi i lëndëve më të domsdoshme për gjeofizikët dhe gjeokimistët e ardhshëm dhe si i thonë një fjale, mbetet kokoshi një thelë. Si mund të mendosh që mund të kete gjeofizikë dhe gjekimistë me një përgatitje kaq të dobët, të cekët e të pathelluar në fizikë dhe kimi? Ne jemi të mendimt që, përkundrazi, si fizika dhe kimia, ashtu edhe, në rradhë të parë matematika, duhet të zënë vend akoma më të madh se sot në programet e fakultetit dhe jot të shkrtohen aq shumë, sepse pa këto shkenca të sakta, një shkencë natyrore siç është gjeologjia, do të kthehet shpejt në një shkencë shterpë dhe pa të ardhme.

Së fundi, futja e lëndës së metalurgjisë në fakultetin e gjeologjisë, siç propozon shoku Kopi, na duket e kotë, sepse kështu fakulteti i gjeologjisë do fillojë të nxjerrë teknologë dhe metalurgë. Sa e dëmshme është kjo, kuptohet lehtë, sepse në fund të fundit dihet që metalurgjia është shkencë më vete dhe lidhet me gjeologjinë aq sa edhe bujqësia me mjekësinë (ose nuk lidhet fare). Janë edhe shumë problem të tjera që dalin për specializimin e mëtejshëm të gjeologëve tanë, të cilat ne nuk i prekëm, duke qënë të sigurtë që do t'i ngrenë patjetër shokët tanë punëtorë, teknikë dhe ixhinierë të gjeologjisë shqiptare.

Anastas KONDO, Tomi KRISTO, Alfred FRASHËRI

Gazeta "**ZËRI I POPULLIT**", 31 tetor, 1968

**Alfred Irfan FRASHËRI,** u lind më 20.4.1935.në Korçë. U diplomua Inxhinier Gjeolog i specializuar në gjeofizikë, në Universitetin e Tiranës (1961). Një ndër specialistët e parë të gjeofizikës, që ka kontribuar në ngritjen, organizimin dhe zhvillimin e Gjeofizikës Shqiptare, në veçanti të përgatitjes së specialistëve gjeofizikë dhe kualifikimin e tyre pasuniversitar. Kandidat i shkencave (1974), docent (1982), doktor i shkencave (1987) dhe profesor (1989).



Pedagog në Universitetin e Tiranës dhe atë Politeknik për 46 vjet për lëndët e specialitetit gjeofizik. Ka botuar 11 tekste mësimore, midis të cilëve tekstin e parë të gjeofizikës në vend "Gjeofizika kantierale" (1964, 1971), "Elektrometria (1985, me bashkautorë), "Gjeofizika inxhinjerike dhe e mjedisit" (2005, 2012), etj. Ka mbajtur leksione dhe në disa Universitete evropiane, në U.S.A. dhe në Kanada. Ka udhëhequr 8 disertantë. Ka eksperimentuar dhe zbatuar për herë të parë në Shqipëri metodat e reja gjeofizike, ka kontribuar në zgjerimin e fushave të zbatimit gjeofizikës, si edhe rritjen e thellësisë së kërkimeve gjeofizike të vendburimeve të mineraleve të ngurta.

Për një periudhë të gjatë po jep një kontribut të cmuar për Frashërin si edhe për probeme ekonomike të Përmetit, me kumtesat, botimet e tij në shtyp dhe projekte. Ka marrë pjesë aktive ne Kuvendet e Frashërit ditën e Naimit dhe ka botuar e ribotuar librin "Frashëri në historinë e Shqipërisë (2007, 2014) (shih Bibliografinë, bashkangjitur).

Prof. Alfred Frashëri është një ndër nismëtarët e kërkimeve gjeofizike të naftës dhe të gazit në detin Adriatik, të informatizimit të përpunimit dhe interpretimit të të dhënave gjeofizike, të studimit të burimeve të energjisë gjeotermale. Bashkëautor i Atlasit Gjeotermal të Europës (1991) dhe i Atlasit të Burimeve Gjeotermale në Europë (2002). Ka kryer 73 studime dhe ka drejtuar 28 projekte, nga të cilët 5 ndërkombëtarë. Ka botuar 12 monografi, midis të cilave „Atlasi i burimeve te energjise gjeotermale në Shqipëri dhe platformë për shfrytëzimin e nxehtësisë së Tokës" (2013), "A review of the application of geophysical methods for exploration of copper and chromite deposits in Albania" (në anglisht) (2006), të botura nga Akademia e Shkencave dhe Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, 60 artikuj në periodikun shkencor shqiptar dhe 21 në periodikun shkencor ndërkombëtar, ka referuar në 75 në kongrese e konferenca shkencore kombëtare dhe në 92 ndërkombëtare, si edhe 60 artikuj problemorë në gazetat shqiptare.

Është „Nder i Frashërit" (2011). Me propozim të Shoqatës AK Përmeti është dekoruar me Urdhërin „Mjeshter i Madh" (2012). Mban edhe Urdhërin Naim Frashëri të klasit III (1977), medaljen e Punës (1955), si edhe me Medal of Honor Millenium 2000 nga American Biographical Institute.

Është anëtar Nderi i Bashkimit Europian të Gjeoshkencëtarëve dhe Inxhinierëve (EAGE) dhe i Shoqatës Gjeofizike të Ballkanit, anëtar i Shoqatës së Gjeofizikantëve Kërkues të USA (SEG) dhe i Shoqatës Ndërkombëtare të Gjeotermisë (IGA). Është një nga nismëtarët e krijimit të Shoqatës Gjeofizike të Shqipërisë dhe i Bashkimit Shqiptar të Gjeoshkencëtarëve dhe Inxhinjerëve, të cilat i ka drejtuar për shumë vjet.